shqiptar

# Koment i dhjetëshit të fundit të Kuranit fisnik

*dhe në vijim: Dispozita në interes të myslimanit*

www.tafseer.info

Koment i dhjetëshit të fundit të Kuranit fisnik dhe në vijim: Dispozita në interes të myslimanit

ألباني

ألباني

# تفسير العشر الأخير

من القرآن الكريم

ويليه

أحكام تهم المسلم

www.tafseer.info

# HYRJE

**Lavdërimi i takon Allahut, paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi zotërinë, profetin dhe të dashurin tonë, Muhamedin, të Dërguarin e Allahut!**

**Ta dish o vëlla musliman dhe ti o motër muslimane (Allahu ju mëshiroftë!), se duhet të mësojmë katër çështje:**

❶ **Dija** – që është njohja e Allahut Fuqiplotë, njohja e Profetit (paqja qoftë mbi të!) dhe njohja e fesë islame. Kjo sepse nuk është e lejuar që të adhurohet Allahu pa dije. Ai që e adhuron Zotin pa dije është i destinuar të humbasë, dhe një i tillë ngjan me të krishterët.

❷ **Vepra** – sepse ai që di dhe nuk vepron ngjan me çifutët, pasi ata kishin dije, por nuk vepronin. Një nga hilet që përdor shejtani është se ai i largon njerëzit nga dija duke i bërë të besojnë se në këtë mënyrë ata janë të justifikuar tek Allahu për shkak të padijes së tyre. Por, ata nuk e dinë se ai që ka mundësi të mësojë dhe nuk e bën këtë, ai mban përgjegjësi. Kjo është hileja që përdori populli i Nuhut (paqja qoftë mbi të!) kur ﴿ata shtinin gishtërinjtë në veshë dhe mbuloheshin me petkat e tyre﴾ **(Nûh, 7)** në mënyrë që të mos ngarkoheshin me përgjegjësi.

❸ **Thirrja për dije** – sepse dijetarët dhe thirrësit janë trashëgimtarët e profetëve. Allahu i madhëruar i mallkoi Beni Israilët, ngaqë ata ﴿nuk e ndalonin njëri-tjetrin nga veprat e këqija. Eh, sa të shëmtuara ishin veprat që bënin ata!﴾ **(El-Mâide, 79)** Thirrja dhe mësimi i të tjerëve janë obligime kolektive, domethënë, nëse këtë obligim e kryen një pjesë, atëherë askush nuk merr gjynah. Por, nëse të gjithë e lënë pa kryer, atëherë që të gjithë ngarkohen me gjynah.

❹ **Durimi përballë vështirësive** – gjatë kërkimit të dijes, gjatë vënies së saj në jetë dhe gjatë thirrjes drejt saj.

Prandaj, me dëshirën për të kontribuuar në largimin e injorancës dhe për ta bërë më të lehtë kërkimin e dijes së domosdoshme, në këtë libër të reduktuar kemi mbledhur disa nga dijet fetare me të cilat realizohet obligimi kolektiv. Gjithashtu kemi bashkuar këtu edhe tre xhuzet e fundit të Kuranit bashkë me interpretimin e tyre, duke qenë se këto tre xhuze janë si më të pranishme në jetën tonë. (Nëse për një arsye të caktuar nuk mund ta realizosh të gjithën, atëherë mos lër pa realizuar pjesën më të madhe të saj.)

Jemi kujdesur që gjithë këtë ta sjellim në mënyrë të reduktuar, si dhe me transmetimet autentike nga Profeti – paqja e Zotit qoftë mbi të! Nuk pretendojmë të kemi arritur të përkryerën, pasi një gjë e tillë i takon vetëm Allahut. Gjithsesi, kjo është një përpjekje nga ai që zotëron pak. Nëse ia kemi qëlluar, kjo është mirësi nga Allahu, e nëse kemi gabuar, atëherë kjo është nga vetja jonë dhe shejtani; ndërkohë që Allahu dhe i Dërguari i Tij janë larg gabimit. Allahu e mëshiroftë atë njeri që na i bën të qarta gabimet tona nëpërmjet kritikës së dobishme dhe konstruktive.

Lusim Allahun e madhëruar për të gjithë ata që bashkëpunuan për përgatitjen, botimin dhe shpërndarjen e këtij libri, si dhe për leximin, – duke ua mësuar atë të tjerëve – që t'i shpërblejë si është më mirë! I lutem Zotit që ta pranojë këtë vepër të mirë të tyre dhe t'ua shumëfishojë shpërblimin!

**Allahu e di më mirë!**

**Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi zotërinë dhe profetin tonë, Muhamedin, familjen dhe gjithë shokët e tij!**

Ky libër është rekomanduar nga një grup dijetarësh dhe nxënësish në botën islame. Për më tepër informacion si dhe për të kontribuuar në bashkëpunime, ose për të kërkuar librin, shikoni faqen e internetit www.tafseer.info **email** alb@tafseer.info
**Botimi i gjashtëmbëdhjetë me shtesa dhe korrigjime.** Dhulkade, 1435 h.

"Që nga çasti që i dëgjova këto fjalë nga Profeti (paqja qoftë mbi të!), nuk i kam lënë kurrë pa i falur ato rekate."

✸ Ibn Umeri përcjell një hadith ku thuhet: "*Sa e drejtë është për një musliman, i cili ka diçka për të shkruar dhe lënë në testamentin e tij, kur atij i kalojnë dy net pa pasur të shkruar atë (testamentin e tij)?!*" Më pas thotë: "Që kur e dëgjova këtë porosi nga Profeti (paqja qoftë mbi të!) nuk më ka kaluar asnjë natë e vetme pa shkruar testamentin."

✸ Imam Ahmedi ka thënë: "Çdo hadith që kam shkruar e kam vënë në jetë. Një herë mësoj se Profeti (paqja qoftë mbi të!) bëri hixhame, dhe për kryerjen e saj pagoi me një dinar një burrë me emrin Ebu Tajbah. Edhe unë shkova e bëra hixhame dhe e pagova me një dinar njeriun që e ofronte këtë shërbim."

✸ Imam Buhariu ka thënë: "Që kur mësova se përgojimi është i ndaluar në fenë tonë, nuk ia kam lakuar emrin askujt. E mu për këtë shpresoj ta takoj Zotin tim, i pastër, pa më gjykuar për këtë vepër në kurriz të ndokujt!"

✸ Në një hadith thuhet: "*Kush këndon ajetin kursij pas çdo namazi, atë person nuk e ndalon asgjë nga hyrja në xhenet, përveç vdekjes.*" Ibn Kajimi tregon për mësuesin e tij, Ibn Tejmijen, të ketë thënë diçka për veten e tij në lidhje me këtë hadith: "*Nuk e kam lënë kurrë këndimin e këtij ajeti pas çdo namazi, vetëm se kur kam harruar.*"

❖ Pas dijes dhe veprimit sipas saj vjen thirrja në rrugën e Allahut, në atë rrugë me të cilën ty të ka bekuar Zoti, duke mos ia privuar këtë mirësi askujt që është e mundur. Profeti (paqja qoftë mbi të!) ka thënë: "*Kush udhëzon për një të mirë do fitojë një shpërblim të ngjashëm me atë që e vë në jetë këtë të mirë!*" Në një tjetër hadith thuhet: "*Më i miri ndër ju është ai që e mëson Kuranin dhe vepron sipas tij!*" Po ashtu: "*Komunikoni (përcillni) nga unë sikur edhe një ajet të vetëm!*" Sa më shumë që përpiqesh ta përhapësh mirësinë, aq më shumë zmadhohet shpërblimi për ty në të dyja botët. Gjithashtu, Profeti (paqja qoftë mbi të!) ka thënë: "*Kur njeriu vdes i ndërpriten të gjitha punët, përveç tri gjërave: kur ka dhënë një sadaka të rrjedhshme, kur u ka mësuar njerëzve një dije të vlefshme dhe kur ka lënë pas një fëmijë të hajrit që lutet për të.*"

***Kujtesë***

Gjatë namazeve të ditës ne e këndojmë fatihanë më tepër se shtatëmbëdhjetë herë. E dimë fort mirë se gjatë këndimit të saj kërkojmë mbrojtje dhe strehë tek Allahu, që të mos bëhemi si ai grup njerëzish që kanë merituar zemërimin e Tij, apo si grupi që ka humbur. Si është e mundur që i lexojmë këto ajete përditë dhe u ngjajmë atyre që kanë humbur, duke vepruar si ata, që e lënë dijen mënjanë dhe punojnë në padije dhe errësirë?! Apo t'u ngjajmë grupit që kanë merituar zemërimin e Zotit, që zotërojnë dije, por nuk e vënë në zbatim?!

Lusim Zotin që të na dhurojë të gjithëve dije të vlefshme dhe punë të mira!

Ai është më i dijshmi.

Paqja dhe bekimi i Tij qofshin mbi të Dërguarin , të afërmit dhe gjithë ndjekësit e tij!

# Përmbajtja

# Vlera e Kuranit

Kurani është fjala e Allahut. Vlera e tij në krahasim me fjalën e njeriut është si vlera e Allahut në krahasim me krijesat e Tij. Ndërsa leximi i Kuranit është gjëja më e mirë që mund të shqiptojë gjuha.

**Disa nga mirësitë e mësimit të Kuranit, të mësimdhënies dhe leximit të tij:**

| | |
|---|---|
| **Shpërblimi për mësimin e Kuranit** | **I Dërguari i Allahut (paqja qoftë mbi të!) ka thënë:** "*Më i miri nga ju është ai që e mëson vetë Kuranin dhe më pas ua mëson atë edhe të tjerëve.*"[1] |
| **Shpërblimi për leximin e tij** | **I Dërguari i Allahut (paqja qoftë mbi të!) ka thënë:** "*Kush lexon një shkronjë nga Libri i Allahut do fitojë një të mirë, ndërkohë që çdo e mirë shpërblehet dhjetëfish.*"[2] |
| **Ibn Rexhebi shkruan:** "Shumëfishimi i çdo të mire dhjetëfish është për të gjitha llojet e të mirave. Këtë e tregon thënia e Allahut të Lartësuar: "**Kush kryen një të mirë ai shpërblehet dhjetëfish**." Ndërsa shumëfishimin e të mirës me më shumë se dhjetëfish, kjo është një mirësi që Allahu ia jep kujt të dojë." Shtimi i të mirës mund të shkojë deri në shtatëqindfish e më shumë. Shkaku i kësaj është droja dhe respekti në zemër, meditimi, kuptimi i thellë etj. | |
| **Vlera e leximit të Kuranit me mjeshtëri dhe e mësimit të tij përmendësh** | **Profeti i Zotit (paqja qoftë mbi të!):** "*Ai që e lexon Kuranin me mjeshtëri është në një gradë me engjëjt e nderuar e të drejtë, ndërsa ai që kujdeset për leximin e tij dhe ka vështirësi në të, ka dy shpërblime.*"[3] **Gjithashtu, i Dërguari i Allahut (paqja qoftë mbi të!) ka thënë:** "*Lexuesit të Kuranit i thuhet: Lexo, ngjitu e këndo Kuran ashtu siç këndoje në atë botë, sepse vendi yt do të jetë tek ajeti i fundit që do lexosh.*"[4] |
| **Hatabi thotë:** "Në disa transmetime tregohet se numri i ajeteve të Kuranit është sa numri i shkallëve të Xhenetit. Prandaj, lexuesit të Kuranit i thuhet: Ngjitu aq shkallë sa numri i ajeteve të Kuranit që lexoje! Kështu që, kush e plotëson leximin e gjithë Kuranit, qëndron në shkallët më të larta të Xhenetit, ndërsa kush lexon një xhuz[5] ngjitet në lartësinë e një xhuzi dhe mbarimi i shpërblimit është aty ku mbaron leximi." | |
| **Shpërblimi për atë njeriu, fëmija i të cilit mëson Kuranin** | Profeti i Zotit (paqja qoftë mbi të!) thotë: "*Kush e lexon Kuranin, e mëson atë dhe punon me të, në Ditën e Kiametit Allahu do t'i japë dy prindërve të tij një kurorë drite e cila shkëlqen si drita e diellit, si dhe dy veshje që janë më të vlefshme se kjo botë. Atëherë ata thonë: Cili ishte shkaku që u shpërblyem me këto veshje? U thuhet: Sepse fëmija juaj mësoi Kuranin.*"[6] |
| **Ndërmjetësimi i Kuranit për lexuesin e tij në botën tjetër** | Profeti i Zotit (paqja qoftë mbi të!) na lajmëron: "*Lexojeni Kuranin, sepse ai vjen si ndërmjetësues Ditën e Kiametit për ata që e lexojnë atë.*"[7]<br>**Gjithashtu, i Dërguari i Allahut (paqja qoftë mbi të!) thotë:** "*Agjërimi dhe Kurani ndërmjetësojnë për njeriun Ditën e Kiametit.*"[8] |
| **Shpërblimi për mbledhjen,** | I Dërguari i Allahut (paqja qoftë mbi të!) thotë: "*Sa herë që një grup njerëzish mblidhen në një nga shtëpitë e Allahut për të* |

[1] E shënon Buhariu.
[2] Tirmidhiu.
[3] Buhariu dhe Muslimi.
[4] Tirmidhiu.
[5] Një xhuz nga Kurani është një e tridhjeta e tij. Pra, Kurani është i ndarë në tridhjetë xhuze (kapituj).
[6] Hakimi.
[7] Muslimi.
[8] Ahmedi dhe Hakimi.

| | |
|---|---|
| **këndimin dhe mësimin e Kuranit** | *lexuar Librin e Tij dhe për ta mësuar, mbi ta zbret qetësia, i përfshin mëshira, i rrethojnë engjëjt dhe Allahu i përmend ata tek engjëjt e Tij më të lartë*."[1] |

**Disa nga rregullat e leximit të Kuranit**

| | |
|---|---|
| **Edukata e leximit të Kuranit** | Ibn Kethiri ka treguar disa nga rregullat e leximit të Kuranit, që janë: Të preket dhe të lexohet vetëm duke qenë i pastër[2]; të pastrohet goja me miswak[3] para leximit të tij; të vishshen rrobat më të mira; të drejtohesh nga Kibla; të mos vazhdohet leximi në çastin kur të vjen për të gogësitur; të mos ndërpritet leximi me fjalë të tjera, me përjashtim të rastit kur është e nevojshme; kërkohet përqendrim; të ndalohet tek ajetet e përgëzimit dhe t'i bëhen lutje Allahut për këto përgëzime, si dhe tek ajetet që përmbajnë kërcënim, dhe të kërkohet mbrojtje prej Allahut; Kurani nuk duhet lënë shtrirë dhe nuk duhet vendosur gjë sipër tij. Nëse janë disa vetë duke lexuar, atëherë të mos ngrihet zëri. Po ashtu, Kurani nuk duhet lexuar nëpër tregje dhe vende ku ka potere. |
| **Mënyra e leximit të Kuranit** | Leximi i Kuranit dhe dhikri gjatë namazit nuk pranohen nëse nuk shqiptohen aq sa të dëgjohen nga vetë lexuesi, pa shqetësuar të tjerët. Leximi duhet të jetë i ngadaltë/i matur. Kur është pyetur Enesi për leximin e Profetit (paqja qoftë mbi të!), ka thënë: "Ai e zgjaste zërin. Kur lexonte *Bismil-lāhi Rrahmāni Rrahīm*, i zgjaste që tria fjalët."[4] |
| **Sasia e leximit** | Shokët e Profetit (paqja qoftë mbi të!) i caktonin vetes një pjesë Kurani për ta lexuar çdo ditë. Askush prej tyre nuk e përfundonte leximin e gjithë Kuranit në mënyrë të vazhdueshme në më pak se shtatë ditë. Madje përcillet se është e ndaluar të lexohet i gjithë Kurani në më pak se tre ditë. |
| **Leximi përmendsh** | Nëse personi që lexon Kuran e lexon atë nga ajo çka ka mësuar përmendsh dhe arrin të ketë përsiatje, meditim, përqendrim në zemër dhe vështrim të gjërave më shumë sesa arrin të ketë nga leximi i drejtpërdrejtë nga mus'hafi[5], atëherë leximi përmendsh është një zgjedhje më e mirë. Por, nëse është e njëjta gjë në të dyja rastet, atëherë leximi drejtpërdrejt nga mus'hafi është më mirë. |

**Porosi:** Vëlla i nderuar, kujdesu që ta kalosh kohën duke lexuar Kuran. Caktoji vetes një pjesë për ta lexuar çdo ditë dhe mos e lër atë pa lexuar, sido që të vijnë punët. Ta dish se ajo që bëhet nga pak, por në mënyrë të vazhdueshme, është më e mirë sesa ajo që bëhet në sasi të shumta por me ndërprerje. Nëse të ndodh të harrosh apo të të zërë gjumi pa e lexuar, atëherë lexoje atë pjesë të nesërmen. I Dërguari i Allahut (paqja qofë mbi të!) thotë: "*Kush fle pa lexuar pjesën që lexon vazhdimisht nga Kurani, dhe e lexon atë ndërmjet namazit të sabahut dhe të drekës, atij i shkruhet njëlloj si ta kishte lexuar natën*."[6]

Mos u bëj nga ata të cilët e braktisin Kuranin dhe e harrojnë atë, e çfarëdo lloji qoftë kjo braktisje, siç është rasti me lënien e leximit të tij, të këndimit, meditimit dhe e të vepruarit sipas tij, apo të shërimit me anë të tij.

[1] Ebu Dawudi.
[2] Pra të jetë me avdes.
[3] Rrënjët e një bime aromatike e cila përdoret për pastrimin e gojës.
[4] Buhariu
[5] Pra nga libri i Kuranit.
[6] Muslimi.

# SURJA EL-FÂTIHA

سُورَةُ الفَاتِحَةِ

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ ﴿١﴾
ٱلْحَمْدُ لِلَّهِ رَبِّ ٱلْعَٰلَمِينَ ﴿٢﴾ ٱلرَّحْمَٰنِ
ٱلرَّحِيمِ ﴿٣﴾ مَٰلِكِ يَوْمِ ٱلدِّينِ ﴿٤﴾ إِيَّاكَ نَعْبُدُ وَإِيَّاكَ
نَسْتَعِينُ ﴿٥﴾ ٱهْدِنَا ٱلصِّرَٰطَ ٱلْمُسْتَقِيمَ ﴿٦﴾
صِرَٰطَ ٱلَّذِينَ أَنْعَمْتَ عَلَيْهِمْ غَيْرِ ٱلْمَغْضُوبِ
عَلَيْهِمْ وَلَا ٱلضَّآلِّينَ ﴿٧﴾

Kjo sure është emërtuar me këtë emër, "Hyrja e Librit", ngaqë Kurani Fisnik ka filluar me të, duke qenë se ajo është e para që shkruhet në Mus'haf, si dhe e para që këndohet nga Libri Fisnik, edhe pse nuk është surja e parë që ka zbritur nga Kurani. Thuhet se është edhe sure mekase, edhe medinase. Emërtohet si Hyrja e Librit, Mëma (Baza) e Librit, Shtatë vargjet e përsëritura, surja e lavdërimit, surja e faljes dhe mbrojtësja. Për vlerën (mirësinë) e saj janë transmetuar disa hadithe. Një prej tyre është hadithi ku Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Lavdërimi i përket Allahut, Zotit të *botëve! Këto* janë shtatë vargjet e përsëritshme si dhe Kurani Madhështor që më është dhënë mua." **(Buhariu dhe Ahmedi)**

(1) ﴾Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!﴿ Besmeleja[1] nuk është ajet në fillim të të gjitha sureve të Kuranit, por një ajet ndarës midis çdo sureje. Është e pëlqyeshme që *besmeleja* të lexohet, me përjashtim të rastit në suren Et-Teube, ku leximi i saj është i papëlqyeshëm. Allah është një emër i përveçëm, që nuk përdoret për dikë tjetër veç Tij, të Lartësuarit. Origjina e këtij emri është *el-ilāh*, dhe para se të bëhej ky ndryshim përdorej për çdo të adhuruar, me të drejtë apo pa të drejtë. Më pas mbizotëroi përdorimi i tij për të Adhuruarin me të drejtë. ﴾Të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!﴿ Këta janë dy emra që rrjedhin nga fjala *rahmeh* – "mëshirë". *Er-Rahmān* – i Gjithëmëshirshmi është më i përforcuar se *Er-Rahīm* – Mëshirëploti, dhe nuk është përdorur për dikë tjetër përveç Allahut të Madhëruar.

(2) ﴾Çdo lavdërim i përket Allahut﴿ Lavdërimi është lëvdata që shprehet me gjuhë për të mirën jo të detyrueshme (për të mirën që të ka bërë dikush, por jo se e ka për detyrë). Lavdërimi bëhet vetëm me gjuhë, ndërsa falënderimi bëhet me gjuhë, zemër dhe gjymtyrë. Falënderimi bëhet kundrejt një të mire, ndërsa lavdërimi bëhet për përsosmërinë e të lavdëruarit, qoftë edhe jo kundrejt ndonjë mirësie. Allahut të Lartësuar i takon si lavdërimi, ashtu edhe falënderimi. ﴾Zotit të botëve﴿ Er-Rabb – "Zoti" është një prej emrave të Allahut të Lartësuar, dhe nuk i vendoset askujt, përveçse kur përdoret si i bashkëngjitur me një emër tjetër, si, për shembull, kur thua: "Ky burrë është i zoti i shtëpisë." (*rabbul-menzīli*) Er-Rabb është Zotëruesi, Zoti është Zotëria, Zoti është Rregulluesi dhe Organizuesi, Zoti është i Adhuruari. *El-ʿalemīn* – botët është shumësi i fjalës *el-ʿalem* – botë, që është gjithçka që ekziston përveç Allahut të Lartësuar, dhe ajo përbëhet nga krijesa që logjikojnë. Bota është e përbërë nga katër bashkësi: njerëzit, xhindet, engjëjt dhe shejtanët.

(3) ﴾Të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit﴿ Duke qenë se Allahu i Madhëruar u cilësua si "Zoti i botëve", dhe kjo ngjall frikë, e ka shoqëruar me "i Gjithëmëshirshmi, Mëshirëploti", për shkak të inkurajimit që përmban, për të bashkuar në cilësitë e Veta midis frikës prej Tij dhe inkurajimit për tek Ai, gjë që e ndihmon njeriun më shumë në bindjen ndaj Tij.

(4) ﴾Sunduesit të Ditës së Gjykimit﴿ Me veprimet dhe me Veten e Tij të Lartësuar. Dita e Gjykimit është dita e shpërblimeve nga Zoti i Madhëruar për robërit e Vet. Transmetohet se Katade ka thënë: "Dita e Gjykimit është dita kur Allahu i gjykon robërit në bazë të veprave të tyre. Domethënë, i shpërblen për to."

(5) ﴾Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë﴿ Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë – domethënë, nuk adhurojmë dhe nuk kërkojmë ndihmë nga asgjë dhe askush tjetër përpos Teje. Adhurimi është shkalla më e lartë e përuljes dhe nënshtrimit, ndërsa nga ana fetare njihet si diçka që bën bashkë dashurinë, përuljen dhe frikën e plotë. "Adhurimi" është përmendur para "kërkimit të ndihmës", sepse e para është mjet për tek e dyta. Përcillet se Ibn Abbasi (Radijallahu anhu), për ajetin Vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë, ka thënë: "Vetëm Ty të njësojmë e të frikësohemi, o Zoti ynë, e askujt tjetër. Vetëm prej Teje kërkojmë ndihmë për të të adhuruar dhe për të gjitha çështjet tona."

(6) ﴾Udhëzona në rrugën e drejtë!﴿ Udhëzimi ndahet në dy lloje: udhëzim për arritjen e suksesit, të cilin e jep vetëm Allahu i Lartësuar, siç përmendet në thënien e Tij: "Vërtet, ti (Muhamed) nuk

---

[1] Besmeleh është thënia: *Bismilāhi Rrahmāni Rrahīm* –"Me *emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit,* Mëshirëplotit".

mund ta udhëzosh atë që do, por është Allahu Ai që udhëzon kë të dojë.” Ndërsa lloji i dytë është udhëzimi udhërrëfyes dhe orientimi, të cilin e kanë profetët dhe ndjekësit e tyre, siç tregohet në thënien e Allahut: “Ti, (o Muhamed) me të vërtetë, udhëzon në rrugën e drejtë.” Ky ajet tregon për të dyja llojet e udhëzimit, sepse Allahu është Ai që jep sukses për arritjen e së mirës, dhe është Ai që dërgoi profetët për të na orientuar drejt saj. Rruga e drejtë, për nga ana etimologjike është rruga në të cilën nuk ka shtrembërime, duke pasur për qëllim në këtë rast rrugën e Islamit.

7 ﴾Në rrugën e atyre që u ke dhuruar mirësi﴿ Këtu është fjala për ata që janë përmendur në thënien e Allahut: “Kushdo që i bindet Allahut dhe të Dërguarit, do të jetë me ata që Allahu u ka dhënë shumë dhunti: me profetët, me të sinqertët, me dëshmorët dhe me të drejtët! Sa shokë të mrekullueshëm që janë!”[1] ﴾...e jo në të atyre që kanë shkaktuar zemërimin Tënd﴿ Bëhet fjalë për çifutët. Kjo për arsyen se ata e mësuan të vërtetën, por e braktisën dhe i bënë bisht, dhe kështu merituan zemërimin e Allahut. Ahmedi dhe Ibn Maxhe shënojnë se Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) se ka thënë: “Gjërat për të cilat çifutët ju kanë më tepër zili janë selami dhe thënia *amin*.” ﴾...as në të atyre që janë të humbur!﴿ Këta janë të krishterët, të cilët devijuan nga e vërteta për shkak të padijes së tyre, dhe kështu përfunduan në një humbje të qartë në lidhje me çështjen e Isait (Alejhi essalatu ue esselam). Ndërsa kuptimi i fjalës *amin* është: O Zot, përgjigju lutjes sonë!

## SURJA EL-MUXHÂDILE

1 ﴾Allahu i ka dëgjuar fjalët e asaj që diskutoi me ty për burrin e vet﴿ – domethënë, jepte dhe merrte me ty rreth çështjes së tij.

﴾...dhe iu ankua Atij (Allahut)﴿ Transmetohet se Aishja (Radijallahu anhu) ka thënë: “I Lartësuar qoftë Ai që me Dëgjimin e Tij ka përfshirë gjithçka. Unë e dëgjoja Haula bint Tha‘leben tek fliste, por disa gjëra nuk m’i kapte veshi, ndërkohë që ajo ankohej për burrin e saj tek i Dërguari i Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem), duke thënë: “O i Dërguari i Allahut, ai (bashkëshorti) hëngri (shfrytëzoi) rininë time, linda me të fëmijë dhe, kur unë nisa të plakem dhe nuk lindja dot më, më tha: “Ti je për mua si shpina e nënës sime.” O Allah, ty ta drejtoj ankesën time!” Aishja (Radijallahu anhu) tha: “Ende pa u larguar ajo, Xhibrili zbriti me këto vargje ﴾Allahu i ka dëgjuar fjalët e asaj, që diskutoi me ty për burrin e vet﴿. Ky ishte Eus ibn Samit, njëri prej ensarëve. ﴾Allahu e dëgjoi bisedën tuaj﴿ –

[1] *En-Nisā’*, 69.

سُورَةُ المُجَادَلَةِ — ترتيبها ٥٨ — آياتها ٢٢

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ
قَدۡ سَمِعَ ٱللَّهُ قَوۡلَ ٱلَّتِي تُجَٰدِلُكَ فِي زَوۡجِهَا وَتَشۡتَكِيٓ إِلَى ٱللَّهِ
وَٱللَّهُ يَسۡمَعُ تَحَاوُرَكُمَآۚ إِنَّ ٱللَّهَ سَمِيعُۢ بَصِيرٌ ١ ٱلَّذِينَ يُظَٰهِرُونَ
مِنكُم مِّن نِّسَآئِهِم مَّا هُنَّ أُمَّهَٰتِهِمۡۖ إِنۡ أُمَّهَٰتُهُمۡ إِلَّا ٱلَّٰٓـِٔي
وَلَدۡنَهُمۡۚ وَإِنَّهُمۡ لَيَقُولُونَ مُنكَرٗا مِّنَ ٱلۡقَوۡلِ وَزُورٗاۚ وَإِنَّ
ٱللَّهَ لَعَفُوٌّ غَفُورٞ ٢ وَٱلَّذِينَ يُظَٰهِرُونَ مِن نِّسَآئِهِمۡ ثُمَّ يَعُودُونَ
لِمَا قَالُواْ فَتَحۡرِيرُ رَقَبَةٖ مِّن قَبۡلِ أَن يَتَمَآسَّاۚ ذَٰلِكُمۡ تُوعَظُونَ
بِهِۦۚ وَٱللَّهُ بِمَا تَعۡمَلُونَ خَبِيرٞ ٣ فَمَن لَّمۡ يَجِدۡ فَصِيَامُ شَهۡرَيۡنِ
مُتَتَابِعَيۡنِ مِن قَبۡلِ أَن يَتَمَآسَّاۖ فَمَن لَّمۡ يَسۡتَطِعۡ فَإِطۡعَامُ سِتِّينَ
مِسۡكِينٗاۚ ذَٰلِكَ لِتُؤۡمِنُواْ بِٱللَّهِ وَرَسُولِهِۦۚ وَتِلۡكَ حُدُودُ ٱللَّهِۗ
وَلِلۡكَٰفِرِينَ عَذَابٌ أَلِيمٌ ٤ إِنَّ ٱلَّذِينَ يُحَآدُّونَ ٱللَّهَ وَرَسُولَهُۥ كُبِتُواْ
كَمَا كُبِتَ ٱلَّذِينَ مِن قَبۡلِهِمۡۚ وَقَدۡ أَنزَلۡنَآ ءَايَٰتِۭ بَيِّنَٰتٖۚ وَلِلۡكَٰفِرِينَ
عَذَابٞ مُّهِينٞ ٥ يَوۡمَ يَبۡعَثُهُمُ ٱللَّهُ جَمِيعٗا فَيُنَبِّئُهُم بِمَا
عَمِلُوٓاْۚ أَحۡصَىٰهُ ٱللَّهُ وَنَسُوهُۚ وَٱللَّهُ عَلَىٰ كُلِّ شَيۡءٖ شَهِيدٌ ٦

domethënë, a të që po flisnit me njëri-tjetrin. ﴾Padyshim Ai dëgjon dhe sheh gjithçka﴿

2 ﴾Ata midis jush, që i ndajnë gratë e veta, duke u thënë se iu duken si nënat e veta﴿ *Dhihār*-it është rasti kur burri i thotë gruas së tij: ‘Ti je për mua si shpina e nënës sime’ dhe shprehje të kësaj natyre. Për këtë nuk ka diskutim që kjo konsiderohet *dhihār*. ﴾...duhet ta dinë se ato nuk janë nënat e tyre﴿ – domethënë, gratë e tyre nuk janë nënat e tyre. Kjo është vetëm një gënjeshtër nga ana e tyre. Këtu qortohen dhe u tërhiqet vërejtja atyre që veprojnë kështu me bashkëshortet. ﴾Nënat e tyre janë vetëm ato që i kanë lindur ata﴿ – domethënë, nënat e tyre janë vetëm ato që i kanë lindur. ﴾Fjalët që ata thanë janë të pahijshme dhe të pavërteta﴿ – domethënë, ata që veprojnë kështu, në të vërtetë, po thonë diçka të pahijshme e të shëmtuar, që nuk e pranon feja e Zotit. Pra, përngjasimi që i bën gruas – me të cilën kryen marrëdhënie intime – me nënën. Ky është një ofendim shumë i madh ndaj nënës. Fjala *zur* në këtë ajet ka kuptimin e gënjeshtrës. ﴾Megjithatë, Allahu është Falës dhe Shlyes i gabimeve﴿ – domethënë, është shumë Falës dhe Shlyes i gabimeve, duke caktuar

dëmshpërblimin ndaj atyre që kryejnë këtë vepër të shëmtuar, për të shpëtuar prej saj.

(3) ﴾Ata që i ndajnë gratë e veta në këtë mënyrë e pastaj duan të kthejnë mbrapsht atë që thanë﴿ – domethënë, të kthehen në gjendjen e mëparshme, duke dashur që të kenë përsëri marrëdhënie intime me to. ﴾...duhet të lirojnë një skllav (apo skllave)﴿ – pra, e kanë për detyrë të lirojnë një rob ose një robëreshë, për shkak të asaj që thanë ﴾...para se të preken përsëri﴿. Qëllimi i fjalës "të preken" është kontakti seksual, prandaj kush ka bërë *dhihār* ndaj gruas së tij nuk i lejohet të ketë marrëdhënie intime me të, derisa të shlyejë dëmshpërblimin. ﴾Kështu﴿ – domethënë, gjykimi i përmendur këtu ﴾jeni të porositur﴿; pra, jeni të urdhëruar. Ose kështu qortoheni që të frenoheni e të mos bëni *dhihār*. ﴾Allahu i di të gjitha ato që ju bëni﴿

(4) ﴾Ai që nuk gjen (ndonjë rob për të liruar), duhet që të agjërojë dy muaj rresht, para se të preken si bashkëshortë) – pra, ai që nuk ka një rob, ose nuk ka mundësi të paguajë vleftën e tij, ose nuk gjen dot një të tillë për ta blerë (që më pas ta lirojë), atëherë ai duhet të agjërojë dy muaj rresht, njërin pas tjetrit, pa e prishur agjërimin në asnjë ditë. E nëse ai e prish agjërimin pa arsye (të pranuar fetarisht), atëherë duhet ta fillojë agjërimin edhe njëherë nga e para. Gjithashtu, nëse kryen marrëdhënie intime me bashkëshorten e tij natën apo ditën në mënyrë të vetëdijshme, atëherë përsëri duhet ta fillojë agjërimin edhe një herë nga e para. ﴾E kush nuk mund të agjërojë﴿ – pra, ai që nuk ka mundësi të agjërojë dy muaj rresht, ﴾...atëherë duhet të ushqejë gjashtëdhjetë të varfër﴿. Për çdo të varfër duhet të japë gjysmë *sa'*[1] grurë, hurma, oriz apo diçka të kësaj natyre. Lejohet që t'i ushqejë me ushqim të gatshëm derisa të ngopen, ose t'u japë diçka që u mjafton për t'u ngopur. ﴾Kjo, që të tregoni besimin te Allahu dhe te i Dërguari i Tij ﴿– domethënë, kemi dhënë këto gjykime që ta besoni se Allahu është Ai që i ka urdhëruar dhe i ka nxjerrë këto ligje, që të ndaleni në kufijtë e ligjit dhe të mos i kapërceni, si dhe të mos i ktheheni më *dhihār*-it, që është një akt i urryer dhe i pavërtetë. ﴾Këto﴿ – pra gjykimet e mësipërme, ﴾...janë kufijtë e Allahut﴿, prandaj mos i kaloni kufijtë që Ai ju ka caktuar. Ai ju ka bërë të qartë se *dhihār*-i konsiderohet gjynah dhe se shlyerja e tij e përmendur më sipër bën që ky gjynah të falet patjetër. ﴾Ndërsa për jobesimtarët﴿ – të cilët nuk ndalen te kufijtë e Allahut, ﴾ka vuajtje të dhimbshme﴿, që janë vuajtjet e Xhehenemit.

(5) ﴾Vërtet, ata që i kundërvihen Allahut dhe të Dërguarit të Tij﴿ *el-Muhaddeh* – "kundërvënia" është mospajtimi, armiqësimi dhe kundërshtimi. ﴾...do të poshtërohen, siç janë poshtëruar ata para tyre﴿ – domethënë, do poshtërohen dhe do turpërohen. ﴾Ne kemi zbritur shpallje të qarta, kurse për jobesimtarët do të ketë vuajtje poshtëruese﴿

(6) ﴾Në ditën kur Allahu i ngjall të gjithë﴿ – pra të gjithë së bashku dhe në të njëjtën gjendje. Askush nuk do mbetet pa u ringjallur. ﴾...e i njofton për veprat që kanë bërë﴿ në këtë botë (veprat e këqija), për t'i plotësuar argumentet kundër tyre. ﴾Allahu i ka shënuar të gjitha) Allahu i ka shënuar të gjitha, dhe nuk i është fshehur asgjë. ﴾edhe pse ata i kanë harruar﴿ dhe nuk i kanë mbajtur mend, do i gjejnë (veprat e tyre) përpara vetes, të shënuara në fletushkat e tyre. ﴾Allahu është dëshmitar i çdo gjëje﴿ – vështron dhe shikon (çdo gjë).

(7) ﴾A nuk e di ti, se Allahu di çdo gjë që është në qiej dhe në Tokë?!﴿ – domethënë, dija e Tij përfshin çdo gjë që është në qiej dhe në Tokë, saqë asgjë nuk mund t'i fshihet. ﴾Nuk ka bisedë të fshehtë midis tre vetëve﴿ – nuk ka bisedë të fshehtë midis tre vetëve ﴾...që Ai të mos jetë i katërti﴿, duke e mbikëqyrur bisedën e fshehtë. ﴾as midis pesë vetave e që Ai të mos jetë i gjashti﴿, sepse Allahu i Lartësuar është i pranishëm dhe mbikëqyrës i çdokujt dhe i çdo gjëje. Ai di të fshehtën dhe atë që është publike, dhe asgjë nuk i fshihet. ﴾...as kur janë më pak, as kur janë më shumë﴿ – domethënë, as kur janë më pak se numri i përmendur, si në rastin kur mund të jenë dy ose një, dhe as kur janë më shumë, si në rastin kur janë gjashtë ose shtatë. ﴾...që Ai të mos jetë me ata﴿ – Ai e di bisedën e tyre të fshehtë, e nuk i fshihet asgjë pre saj. ﴾...kudo që të ndodhen﴿ në çfarëdo lloj vendi. ﴾...pastaj Ai do t'i njoftojë ata﴿ – domethënë, do i lajmërojë ﴾në Ditën e Kiametit se çfarë kanë bërë﴿, që ta dinë se biseda e tyre e fshehtë nuk ka qenë e fshehtë për Të, si dhe njoftimi i atyre që bisedojnë fshehtas për gjëra të këqija, të jetë qortim dhe fajësim për ta, dhe një argument i fortë kundër tyre. ﴾me të vërtetë, Allahu di çdo gjë!﴿

(8) ﴾A nuk i sheh që, edhe pse u është ndaluar të kurdisin fshehtas, kthehen tek ajo që u është ndaluar﴿ Kur kalonte ndonjë besimtar pranë çifutëve, ata fillonin të flisnin në fshehtësi me njëri-

---

[1] *Sa'* është njësi matëse që është e barabartë me sasinë e ushqimit (hurma, grurë, oriz etj.) që mbajnë të dyja duart së bashku, të mbushura 4 herë. Dëmshpërblimi në këtë rast është gjysma e kësaj sasie (aq ushqim sa mbajnë të dyja duart së bashku të mbushura 2 herë) për çdo të varfër (*shën. i përkth.*).

أَلَمْ تَرَ أَنَّ ٱللَّهَ يَعْلَمُ مَا فِى ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَمَا فِى ٱلْأَرْضِ ۖ مَا يَكُونُ
مِن نَّجْوَىٰ ثَلَٰثَةٍ إِلَّا هُوَ رَابِعُهُمْ وَلَا خَمْسَةٍ إِلَّا هُوَ سَادِسُهُمْ
وَلَآ أَدْنَىٰ مِن ذَٰلِكَ وَلَآ أَكْثَرَ إِلَّا هُوَ مَعَهُمْ أَيْنَ مَا كَانُوا۟ ۖ ثُمَّ يُنَبِّئُهُم
بِمَا عَمِلُوا۟ يَوْمَ ٱلْقِيَٰمَةِ ۚ إِنَّ ٱللَّهَ بِكُلِّ شَىْءٍ عَلِيمٌ ٧ أَلَمْ تَرَ إِلَى ٱلَّذِينَ
نُهُوا۟ عَنِ ٱلنَّجْوَىٰ ثُمَّ يَعُودُونَ لِمَا نُهُوا۟ عَنْهُ وَيَتَنَٰجَوْنَ بِٱلْإِثْمِ
وَٱلْعُدْوَٰنِ وَمَعْصِيَتِ ٱلرَّسُولِ وَإِذَا جَآءُوكَ حَيَّوْكَ بِمَا لَمْ يُحَيِّكَ
بِهِ ٱللَّهُ وَيَقُولُونَ فِىٓ أَنفُسِهِمْ لَوْلَا يُعَذِّبُنَا ٱللَّهُ بِمَا نَقُولُ ۚ حَسْبُهُمْ
جَهَنَّمُ يَصْلَوْنَهَا ۖ فَبِئْسَ ٱلْمَصِيرُ ٨ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓا۟ إِذَا
تَنَٰجَيْتُمْ فَلَا تَتَنَٰجَوْا۟ بِٱلْإِثْمِ وَٱلْعُدْوَٰنِ وَمَعْصِيَتِ ٱلرَّسُولِ وَتَنَٰجَوْا۟
بِٱلْبِرِّ وَٱلتَّقْوَىٰ ۖ وَٱتَّقُوا۟ ٱللَّهَ ٱلَّذِىٓ إِلَيْهِ تُحْشَرُونَ ٩ إِنَّمَا ٱلنَّجْوَىٰ
مِنَ ٱلشَّيْطَٰنِ لِيَحْزُنَ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ وَلَيْسَ بِضَآرِّهِمْ شَيْـًٔا
إِلَّا بِإِذْنِ ٱللَّهِ ۚ وَعَلَى ٱللَّهِ فَلْيَتَوَكَّلِ ٱلْمُؤْمِنُونَ ١٠ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ
ءَامَنُوٓا۟ إِذَا قِيلَ لَكُمْ تَفَسَّحُوا۟ فِى ٱلْمَجَٰلِسِ فَٱفْسَحُوا۟ يَفْسَحِ
ٱللَّهُ لَكُمْ ۖ وَإِذَا قِيلَ ٱنشُزُوا۟ فَٱنشُزُوا۟ يَرْفَعِ ٱللَّهُ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟
مِنكُمْ وَٱلَّذِينَ أُوتُوا۟ ٱلْعِلْمَ دَرَجَٰتٍ ۚ وَٱللَّهُ بِمَا تَعْمَلُونَ خَبِيرٌ ١١

tjetrin, në mënyrë që besimtari të mendonte për diçka të keqe. Kështu Allahu i ndaloi nga ky veprim, por ata nuk u ndalën. Prandaj zbriti ﴾...dhe kurdisin për gjynahe﴿ – domethënë, përgojojnë besimtarët dhe i shqetësojnë, si dhe bëjnë veprime të tjera të kësaj natyre, si gënjeshtra dhe padrejtësia. ﴾...bëjnë armiqësi﴿ me anë të gjërave që konsiderohen armiqësi ndaj besimtarëve. ﴾dhe mosbindje ndaj të Dërguarit﴿, pra duke e kundërshtuar atë. ﴾Kur vijnë te ti, ata të përshëndesin me fjalë, me të cilat Allahu nuk të përshëndet kurrë﴿ Këtu bëhet fjalë për çifutët, të cilët shkonin te Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe i thoshin: *Es-Samu alejke!*, që të dukeshin sikur jepnin *selām*, por, në të vërtetë, në zemrat e tyre kishin për qëllim *vdekjen*, dhe Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) u thoshte: *We alejkum!* – "Edhe *mbi* ju!". ﴾dhe thonë me vete﴿ – domethënë, midis njëri-tjetrit ﴾"Pse nuk na dënon Allahu për këtë që po flasim?"﴿ thoshin: "Nëse Muhamedi do ishte profet, atëherë Allahu do të na kishte dënuar për përmbajtjen nënçmuese që ka thënia jonë." Dhe thuhet se kuptimi është: nëse ai do të ishte profet, atëherë atij do t'i kishte ardhur përgjigjja kundër nesh, kur thoshte: *We alejkum!* – "Edhe *mbi* ju!", e do të kishim vdekur në atë çast. ﴾Xhehenemi është një dënim i mjaftueshëm për ta﴿ – domethënë, atyre u mjafton dënimi i tij (Xhehenemi) nga vdekja e shpejtuar. ﴾Në të do të digjen﴿ do futen në të ﴾Sa vendbanim i tmerrshëm që është!﴿ – pra, vendi ku ata do kthehen, që është pikërisht Xhehenemi.

9 ﴾O besimtarë! Kur të bisedoni fshehtas me njëri-tjetrin, mos flisni për gjynahe, armiqësi dhe mosbindje ndaj të Dërguarit﴿ ashtu siç bëjnë çifutët dhe hipokritët ﴾...por bisedoni për mirësi dhe devotshmëri﴿ – domethënë, për bindje dhe lënie të kundërshtimit (mëkateve). ﴾Kijeni frikë Allahun, para të Cilit do të tuboheni﴿ dhe Ai do t'ju shpërblejë për veprat tuaja.

10 ﴾Intrigat e fshehta﴿ për gjynahe, armiqësi dhe mosbindje ndaj të Dërguarit ﴾vijnë vetëm nga djalli﴿, dhe jo nga ndonjë tjetër; pra, janë pjesë e zbukurimit dhe joshjes (provokimit) që ai bën ﴾për t'i dëshpëruar besimtarët﴿ – domethënë, për t'i bërë të dëshpërohen, ngaqë u shkon mendja (dyshojnë) se ky mund të jetë një kurth për ta. ﴾E megjithatë, ai nuk mund t'u shkaktojë kurrfarë të keqeje﴿ – pra shejtani, ose biseda e fshehtë, të cilën ai e zbukuron, nuk mund t'u shkaktojë kurrfarë dëmi besimtarëve. ﴾veçse me lejen e Allahut﴿ – domethënë, me dëshirën e Tij. ﴾Pra, besimtarët le të mbështeten tek Allahu!﴿ – pra, ta lënë çështjen e tyre në Dorë të Allahut dhe t'ia besojnë Atij të gjitha problemet e tyre. Të kërkojnë ndihmën e Allahut kundër shejtanit dhe të mos e vrasin mendjen për zbukurimin që ai u bën bisedave të fshehta. Buhariu, Muslimi etj., shënojnë se Ibn Mesudi ka thënë: "I Dërguari i Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Kur të jeni tre vetë, të mos veçohen dy për të biseduar në fshehtësi, sepse kjo e dëshpëron të tretin"."

11 ﴾O besimtarë! Kur ju thuhet t'u hapni vend të tjerëve në tubim﴿ – Allahu i Madhëruar i urdhëroi të tregojnë një edukatë të mirë me njëri-tjetrin, duke u zgjeruar në tubime dhe duke mos u ngushtuar. Katade dhe Muxhahidi kanë thënë: "Ata (besimtarët) konkurronin midis tyre ndër tubimet e Profetit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem), prandaj dhe u urdhëruan që t'i bënin vend njëri-tjetrit." ﴾...atëherë bëni vend, se Allahu do t'ju bëjë vend!﴿ – pra zgjerohuni dhe bëni vend, se Allahu do të bëjë për ju vend në Xhenet. Ky urdhër është i përgjithshëm për çdo tubim në të cilin mblidhen muslimanët për punë të mira; pavarësisht nga fakti se a është fjala për një tubim lufte, dhikri (përkujtimi) apo për hutben e xhumasë. Të drejtën për t'u ulur në një vend e ka më shumë ai që e zë më parë atë, por ai duhet t'i bëjë vend edhe vëllait të tij. Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem): ka thënë: "Nuk duhet ngritur tjetri nga vendi, e pastaj t'i

يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ إِذَا نَٰجَيۡتُمُ ٱلرَّسُولَ فَقَدِّمُواْ بَيۡنَ يَدَيۡ نَجۡوَىٰكُمۡ
صَدَقَةٗۚ ذَٰلِكَ خَيۡرٞ لَّكُمۡ وَأَطۡهَرُۚ فَإِن لَّمۡ تَجِدُواْ فَإِنَّ ٱللَّهَ غَفُورٞ رَّحِيمٌ
﴿١٢﴾ ءَأَشۡفَقۡتُمۡ أَن تُقَدِّمُواْ بَيۡنَ يَدَيۡ نَجۡوَىٰكُمۡ صَدَقَٰتٖۚ فَإِذۡ لَمۡ تَفۡعَلُواْ
وَتَابَ ٱللَّهُ عَلَيۡكُمۡ فَأَقِيمُواْ ٱلصَّلَوٰةَ وَءَاتُواْ ٱلزَّكَوٰةَ وَأَطِيعُواْ ٱللَّهَ
وَرَسُولَهُۥۚ وَٱللَّهُ خَبِيرُۢ بِمَا تَعۡمَلُونَ ﴿١٣﴾ ۞أَلَمۡ تَرَ إِلَى ٱلَّذِينَ تَوَلَّوۡاْ قَوۡمًا
غَضِبَ ٱللَّهُ عَلَيۡهِم مَّا هُم مِّنكُمۡ وَلَا مِنۡهُمۡ وَيَحۡلِفُونَ عَلَى ٱلۡكَذِبِ
وَهُمۡ يَعۡلَمُونَ ﴿١٤﴾ أَعَدَّ ٱللَّهُ لَهُمۡ عَذَابٗا شَدِيدًاۖ إِنَّهُمۡ سَآءَ مَا كَانُواْ
يَعۡمَلُونَ ﴿١٥﴾ ٱتَّخَذُوٓاْ أَيۡمَٰنَهُمۡ جُنَّةٗ فَصَدُّواْ عَن سَبِيلِ ٱللَّهِ فَلَهُمۡ
عَذَابٞ مُّهِينٞ ﴿١٦﴾ لَّن تُغۡنِيَ عَنۡهُمۡ أَمۡوَٰلُهُمۡ وَلَآ أَوۡلَٰدُهُم مِّنَ ٱللَّهِ
شَيۡـًٔاۚ أُوْلَٰٓئِكَ أَصۡحَٰبُ ٱلنَّارِۖ هُمۡ فِيهَا خَٰلِدُونَ ﴿١٧﴾ يَوۡمَ يَبۡعَثُهُمُ
ٱللَّهُ جَمِيعٗا فَيَحۡلِفُونَ لَهُۥ كَمَا يَحۡلِفُونَ لَكُمۡ وَيَحۡسَبُونَ أَنَّهُمۡ عَلَىٰ شَيۡءٍۚ أَلَآ
إِنَّهُمۡ هُمُ ٱلۡكَٰذِبُونَ ﴿١٨﴾ ٱسۡتَحۡوَذَ عَلَيۡهِمُ ٱلشَّيۡطَٰنُ فَأَنسَىٰهُمۡ ذِكۡرَ
ٱللَّهِۚ أُوْلَٰٓئِكَ حِزۡبُ ٱلشَّيۡطَٰنِۚ أَلَآ إِنَّ حِزۡبَ ٱلشَّيۡطَٰنِ هُمُ ٱلۡخَٰسِرُونَ
﴿١٩﴾ إِنَّ ٱلَّذِينَ يُحَآدُّونَ ٱللَّهَ وَرَسُولَهُۥٓ أُوْلَٰٓئِكَ فِي ٱلۡأَذَلِّينَ ﴿٢٠﴾
كَتَبَ ٱللَّهُ لَأَغۡلِبَنَّ أَنَا۠ وَرُسُلِيٓۚ إِنَّ ٱللَّهَ قَوِيٌّ عَزِيزٞ ﴿٢١﴾

zihet, por gjeni vend duke u ngushtuar pak.” ﴾E kur ju thuhet të ngriheni, atëherë ngrihuni﴿ – pra, kur të kërkohet nga disa vetë që janë të ulur në një tubim që të ngrihen nga vendi i tyre në mënyrë që aty të ulen njerëz të njohur për mirësinë e tyre apo dijetarë që njohin fenë e Allahut, atëherë le të ngrihen. ﴾Allahu do t'i ngrejë në shkallë të lartë ata që besojnë dhe që u është dhënë dija﴿ – domethënë, i ngre në shkallë të larta ata që u është dhënë dija, duke i nderuar në këtë botë dhe duke i shpërblyer në ahiret. Kush është edhe besimtar, edhe dijetar do lartësohet nga Allahu për besimin e tij disa gradë, dhe përveç kësaj do lartësohet edhe disa gradë të tjera për dijen e tij. Një lloj lartësimi është edhe nderimi që u bëhet dijetarëve nëpër tubime. ﴾Allahu di çdo gjë që punoni.﴿

(12) ﴾O besimtarë, kur të doni të këshilloheni me të Dërguarin veçmas, para këshillimit, jepni lëmoshë﴿ – domethënë, kur të doni të flisni veçmas me të Dërguarin (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) për ndonjë çështjen tuajën, atëherë jepni sadaka para se të bisedoni me të. Kur zbriti ky ajet, ithtarët e së kotës i dhanë fund bisedave veçmas me Profetin (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem), ngaqë nuk po jepnin sadaka para se të bisedonin me të. Kurse besimtarët, për shkak të gjendjes së dobët të tyre, e kishin të vështirë të jepnin sadaka, kështu që nuk po bisedonin dot më veçmas me Profetin (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem). Më pas Allahu u bëri lehtësim në ajetin e mëpasëm. ﴾Kjo﴿, pra dhënia e sadekasë, para se të bisedoni veçmas me të (Profetin) ﴾është më mirë dhe më pastër për ju﴿, sepse kjo është bindje ndaj Allahut. ﴾Po, nëse nuk keni, Allahu me të vërtetë është Falës dhe Mëshirëplotë﴿ – domethënë, Ai që nuk ka mundësi, atëherë nuk ka problem që të bisedojë veçmas me Profetin (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem), edhe pa e dhënë këtë sadaka.

(13) ﴾A mos po frikësoheni që para këshillimit tuaj të jepni lëmoshë?!﴿ A i frikësoheni varfërisë dhe skamjes nëse jepni sadaka para këshillimit?! Mukatili ka thënë: “Kjo gjë (urdhri për sadekanë) zgjati vetëm dhjetë net, e më pas u anulua.” ﴾E nëse nuk jepni﴿ atë sadaka për të cilën jeni urdhëruar para këshillimit, ngaqë është e rëndë për ju, ﴾e Allahu jua ka falur﴿, duke ju toleruar në mosdhënien e saj, ﴾...atëherë kryeni namazin, jepni zekatin dhe bindjuni Allahut dhe të Dërguarit të Tij﴿ – që do të thotë se nëse ju u rënduat për dhënien e sadakasë para këshillimit, atëherë bëhuni të qëndrueshëm në kryerjen e namazit, dhënien e zekatit si dhe në bindje ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij! ﴾Allahu di çdo gjë që bëni﴿ dhe Ai do t'ju shpërblejë.

(14) ﴾A nuk i sheh ata që miqësohen me njerëz﴿ – pra, që mbajnë miqësi dhe i duan; ata janë hipokritët, të cilët u miqësuan me çifutët ﴾...me të cilët Allahu është i zemëruar﴿ – pra me çifutët, me të cilët është zemëruar Allahu. ﴾Ata nuk ju përkasin as ju, as atyre﴿ – tamam ashtu siç ka thënë Allahu për ta (hipokritët): “Luhaten në mëdyshje – nuk janë as me këta, as me ata.” Por, qëllimi mund të jetë edhe për çifutët. Pra (Allahu) u thotë besimtarëve se çifutët nuk ju përkasin as ju dhe as hipokritëve, atëherë pse të mos miqësohen me hipokritët me ta? ﴾Ata betohen në gënjeshtër﴿ – domethënë, betohen se janë muslimanë, ose betohen se ata nuk i kanë çuar lajme çifutëve. ﴾...me vetëdije﴿ – pra, ata e dinë se po betohen për diçka të pavërtetë, dhe se ajo është një gënjeshtër pa kurrfarë baze.

(15) ﴾Allahu u ka përgatitur atyre dënim të rëndë﴿ për shkak të kësaj miqësie (me çifutët) dhe betimit për atë që s'është aspak e vërtetë. ﴾...sepse është vërtet e mbrapshtë ajo që bëjnë﴿ – veprat e tyre të këqija.

(16) ﴾Betimet e tyre i kanë bërë mburojë﴿ Ato janë betimet e tyre të rreme, se janë muslimanë, për t'u ruajtur me to, që të mos vriteshin si jobesimtarë, prandaj dhe përdorën këto betime

لَّا تَجِدُ قَوْمًا يُؤْمِنُونَ بِٱللَّهِ وَٱلْيَوْمِ ٱلْـَٔاخِرِ يُوَآدُّونَ مَنْ
حَآدَّ ٱللَّهَ وَرَسُولَهُۥ وَلَوْ كَانُوٓا۟ ءَابَآءَهُمْ أَوْ أَبْنَآءَهُمْ
أَوْ إِخْوَٰنَهُمْ أَوْ عَشِيرَتَهُمْ ۚ أُو۟لَـٰٓئِكَ كَتَبَ فِى قُلُوبِهِمُ
ٱلْإِيمَـٰنَ وَأَيَّدَهُم بِرُوحٍ مِّنْهُ ۖ وَيُدْخِلُهُمْ جَنَّـٰتٍ تَجْرِى
مِن تَحْتِهَا ٱلْأَنْهَـٰرُ خَـٰلِدِينَ فِيهَا ۚ رَضِىَ ٱللَّهُ عَنْهُمْ وَرَضُوا۟
عَنْهُ ۚ أُو۟لَـٰٓئِكَ حِزْبُ ٱللَّهِ ۚ أَلَآ إِنَّ حِزْبَ ٱللَّهِ هُمُ ٱلْمُفْلِحُونَ ٢٢

## سُورَةُ الحَشْرِ

ترتيبها ٥٩ — آياتها ٢٤

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَـٰنِ ٱلرَّحِيمِ

سَبَّحَ لِلَّهِ مَا فِى ٱلسَّمَـٰوَٰتِ وَمَا فِى ٱلْأَرْضِ ۖ وَهُوَ ٱلْعَزِيزُ ٱلْحَكِيمُ
١ هُوَ ٱلَّذِىٓ أَخْرَجَ ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ مِنْ أَهْلِ ٱلْكِتَـٰبِ مِن دِيَـٰرِهِمْ
لِأَوَّلِ ٱلْحَشْرِ ۚ مَا ظَنَنتُمْ أَن يَخْرُجُوا۟ ۖ وَظَنُّوٓا۟ أَنَّهُم مَّانِعَتُهُمْ
حُصُونُهُم مِّنَ ٱللَّهِ فَأَتَىٰهُمُ ٱللَّهُ مِنْ حَيْثُ لَمْ يَحْتَسِبُوا۟ ۖ وَقَذَفَ
فِى قُلُوبِهِمُ ٱلرُّعْبَ ۚ يُخْرِبُونَ بُيُوتَهُم بِأَيْدِيهِمْ وَأَيْدِى ٱلْمُؤْمِنِينَ
فَٱعْتَبِرُوا۟ يَـٰٓأُو۟لِى ٱلْأَبْصَـٰرِ ٢ وَلَوْلَآ أَن كَتَبَ ٱللَّهُ عَلَيْهِمُ
ٱلْجَلَآءَ لَعَذَّبَهُمْ فِى ٱلدُّنْيَا ۖ وَلَهُمْ فِى ٱلْـَٔاخِرَةِ عَذَابُ ٱلنَّارِ ٣

për t'u ruajtur dhe për të penguar vrasjen e tyre. Gjuhët e tyre besuan nga frika e vrasjes, ndërsa zemrat nuk besuan. ﴿...dhe i pengojnë të tjerët nga rruga e Allahut﴾ – domethënë, i penguan njerëzit nga Islami, me veprimet e tyre dekurajuese, me anë të përkeqësimit të çështjes së muslimanëve si dhe dobësimit të forcës së tyre. ﴿...ata i pret një dënim poshtërues﴾ – domethënë që do t'i poshtërojë dhe do t'i turpërojë.

17 ﴿As pasuria, as fëmijët e tyre nuk do t'u vijnë aspak në ndihmë (kur të jenë) para Allahut; ata do të jenë banorë të zjarrit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë.﴾

18 ﴿Ditën kur Allahu t'i ringjallë të gjithë, ata do t'i betohen Atij, ashtu siç ju betohen ju tani﴾ – domethënë, bëjnë betime të rreme para Allahut Ditën e Gjykimit, ashtu siç betoheshin në këtë botë, duke thënë (në Ditën e Gjykimit): "Betohemi në Allahun, Zotin tonë, se nuk e kemi bërë këtë!" Kjo ndodh për shkak të dëshpërimit të madh të tyre, ngaqë Ditën e Gjykimit zbulohen të vërtetat. Kështu që, çështjet bëhen domosdoshmërisht të njohura, sepse dëshmohen. ﴿...duke menduar se kjo do t'u sjellë dobi﴾ – pra, në ahiret do mendojnë se me anë të këtyre betimeve të rreme do arrijnë diçka nga e cila kanë dobi, apo se do largojë ndonjë të keqe, ashtu siç e mendonin këtë edhe në këtë botë. ﴿Në të vërtetë, pikërisht ata janë gënjeshtarët!﴾

19 ﴿Ata i ka vënë poshtë djalli﴾ – domethënë, i ka mposhtur djalli, i ka mbërthyer dhe i ka rrethuar ﴿dhe i ka bërë që të harrojnë përmendjen e Allahut﴾ – domethënë, lanë urdhrat e Tij dhe kryerjen e adhurimeve. ﴿Ata janë pala e djallit﴾ – pra janë ushtarët, pasuesit dhe grupi i tij. ﴿...në të vërtetë, pala e djallit janë humbësit﴾, sepse ata këmbyen Xhenetin me Zjarrin, shitën udhëzimin për humbjen, gënjyen ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij; kështu që do të humbasin si në këtë botë ashtu edhe në tjetrën.

20 ﴿Ata që i kundërvihen Allahut dhe të Dëguarit të Tij﴾ – kuptimi i *el-muhaddeh* – *kundërvënies* ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij është sqaruar në fillim të kësaj sureje[1] ﴿do të jenë më të poshtëruarit﴾ do të jenë pjesë e atyre grupeve që Allahu i ka poshtëruar në këtë jetë dhe në tjetrën.

21 ﴿Allahu ka vendosur: "Unë dhe të dërguarit e Mi me siguri do të triumfojmë!"﴾ – domethënë, ka vendosur në Dijen e Tij të hershme, se Unë dhe të Dërguarit e Mi do të triumfojmë me argumente dhe me fuqi. ﴿Allahu është vërtet i Fortë dhe i Plotfuqishëm.﴾ I Fortë për t'i ndihmuar të dashurit e Vet, Mposhtës i armiqve të Tij. Atë nuk e mposht dot askush.

22 ﴿Nuk gjen njerëz që besojnë në Allahun dhe në Ditën e Fundit, që të ushqejnë dashuri ndaj atyre të cilët kundërshtojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij﴾ – që të ushqejnë dashuri, domethënë, që t'i duan dhe të zënë miqësi me ata që luftojnë dhe kundërshtojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij. ﴿...edhe në qofshin ata etërit e tyre ose bijtë e tyre, ose vëllezërit e tyre, ose farefisi i tyre﴾ – pra edhe në qoftë se ata që i kundërvihen Allahut dhe të Dërguarit të Tij janë baballarët e tyre e kështu me radhë, sepse besimi frenon dhe pengon nga ky veprim. Kujdesi që tregon besimi është më i madh se kujdesi prindëror, fëmijëror, vëllazëror dhe farefisnor. ﴿Atyre...﴾ – pra atyre që nuk ushqejnë dashuri për ata që i kundërvihen Allahut dhe të Dërguarit të Tij. ﴿(Allahu) u ka skalitur besimin në zemrat e tyre...﴾ – domethënë, e ka bërë të qëndrueshëm. Thuhet se kuptimi është se e ka vendosur, ose se e ka bashkuar. ﴿...dhe i ka fuqizuar ata me *rūh (shpirt, dritë, ndihmë)* nga Vetë Ai﴾ – pra i ka

---

[1] Shiko ajetin e 5-të të kësaj sureje (*shën. i përkth.*).

fuqizuar me ndihmë nga Vetë Ai, kundër armikut të tyre në këtë botë. Ndihmën e Tij këtu e ka quajtur *rūh* – "*shpirt*", sepse me anë të tij merr jetë çështja e tyre. ﴾Ai do t'i shpjerë ata në kopshte nëpër të cilat rrjedhin lumenj e ku do të qëndrojnë përgjithmonë﴿ – pra përjetësisht. ﴾Allahu është i kënaqur me ta﴿ – domethënë, ua ka pranuar punët e tyre dhe ka derdhur mbi ta efektet e shpejta (të tanishme) dhe të mëvonshme (të ardhshme) të Mëshirës së Tij. ﴾...por edhe ata janë të kënaqur me Të﴿ – domethënë, gëzohen me atë që u jep Allahu, si në të tashmen ashtu edhe në të ardhmen. ﴾Ata janë Pala e Allahut...﴿ – domethënë, janë ushtarët e Allahut, të cilët zbatojnë urdhrat, luftojnë armiqtë dhe ndihmojnë të dashurit e Tij. ﴾...vërtet që Pala e Allahut do të jetë fituese﴿ – domethënë, ata janë fituesit e lumturisë së kësaj bote dhe të ahiretit. Transmeton Ibn Ebi Hatimi, Taberani dhe Hakimi, se ditën e luftës së Bedrit, babai i Ebi Ubejde ibn Xherrahut po tentonte të përballej me Ebu Ubejden, ndërsa ky largohej (shmangej) prej tij. Por, kur i dendësoi orvatjet e tij gjithnjë e më shumë, atëherë Ebu Ubejde iu vu përballë dhe e vrau. Pastaj zbriti ajeti i mësipërm.

## SURJA EL-HASHR

(1) ﴾Allahun e lartëson çdo gjë në qiej dhe çdo gjë në Tokë. Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti.﴿

(2) ﴾Është Ai që i nxori nga shtëpitë e tyre ata që nuk besuan ndër Ithtarët e Librit në kohën e dëbimit të parë.﴿ Ata janë Benu Nedir, një fis çifut nga pasardhësit e Harunit, që u vendosën në Medinë gjatë kohës së sprovave që po kalonin Bijtë e Israilit.[1] Ata e tradhtuan Profetin (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem), ndërkohë që i kishin dhënë besën, dhe u bashkuan me politeistët kundër tij. I Dërguari (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) i rrethoi, derisa pranuan të shpërnguleshin nga Medina. El-Kelbij ka thënë: "Ata ishin të parët nga Ithtarët e Librit që u dëbuan nga Gadishulli Arabik. Pastaj grupi i fundit i tyre u dëbua në kohën e Umerit (Radijallahu anhu). Nxjerrja e tyre prej Medinës ishte grumbullimi i parë (në Sham), ndërsa nxjerrja nga Umeri (Radijallahu anhu) qe grumbullimi i tyre i fundit." Dhe thuhet se shpërngulja e fundit do jetë kur njerëzit të jenë mbledhë në Tokën e Mahsherit[2]. ﴾Ju nuk mendonit se ata do të iknin...﴿ – domethënë, ju, o muslimanë, nuk mendonit se Beni Nadirët do iknin nga shtëpitë e tyre për shkak të fuqisë dhe mbrojtjes që kishin, ngaqë ata kishin kështjella të mbrojtura mirë, prona të patundshme, kopshte të mëdha me palma, si dhe ishin të shumtë në numër dhe të përgatitur mirë. ﴾...kurse ata mendonin se fortesat e tyre do t'i mbronin prej Allahut﴿ – pra Beni Nadirët menduan se fortesat e tyre do i mbronin prej ndëshkimit të Allahut. ﴾Por, dënimi i Allahut u erdhi andej nga nuk e prisnin...﴿ – domethënë, dënimi i Allahut u erdhi andej nga nuk e mendonin fare. Kjo për arsyen se Allahu i Madhëruar e urdhëroi Profetin e Tij (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) që t'i luftonte dhe t'i dëbonte ata, ndërkohë që ata nuk mendonin se çështja mund të mbërrinte deri aty. Madje ata e pandehnin veten se ishin më të lartë e më të fortë. ﴾...duke futur tmerr në zemrat e tyre...﴿ *Er-ru'b* – "*tmerri*" është shkalla më e lartë e frikës. Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Mua më është dhënë si aftësi kallja e datës/tmerrit (në zemrën e armikut) që prej një muaji largësi." ﴾...i cili bëri që ata t'i shkatërronin shtëpitë e veta me duart e tyre, si dhe me duart e besimtarëve.﴿ Kjo ngaqë kur ata e panë se do dëboheshin me patjetër, filluan të kishin zili për muslimanët, duke menduar se do i trashëgonin shtëpitë e tyre, prandaj dhe nisën t'i shkatërronin nga brenda, ndërkohë që muslimanët i prishnin nga jashtë. Zuhri dhe Urve ibn Zubejri kanë thënë: "Kur Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ra në ujdi me ta për t'i lejuar që të merrnin me vete ato plaçka që mund të mbanin mbi deve, përveç këtyre u pëlqente edhe ndonjë dërrasë apo shtyllë, dhe kësisoj nisën t'i rrënonin shtëpitë, pastaj i merrnin dhe i ngarkonin mbi deve, ndërsa besimtarët prishnin atë që kishte mbetur. ﴾Prandaj, mësoni nga kjo, o ju largpamës!﴿ – domethënë, dijeni se Allahu vepron në të njëjtën mënyrë me atë që tradhton dhe i kundërvihet Atij.

(3) ﴾Sikur të mos e kishte caktuar Allahu dëbimin e tyre, Ai do t'i kishte dënuar me siguri në këtë jetë﴿ – pra, sikur Allahu të mos kishte caktuar dhe gjykuar që ata të dëboheshin nga vendi i tyre në këtë mënyrë, Ai do t'i kishte dënuar me vrasje dhe robërim në këtë jetë, ashtu siç bëri me fisin Beni Kurejdha.

(4) ﴾Kjo sepse ata iu kundërvunë Allahut dhe të Dërguarit të Tij...﴿ – domethënë, ata e merituan këtë ndëshkim për shkak të armiqësisë ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij, si dhe për shkeljen e besës nga ana e tyre.

(5) ﴾Për çfarëdo pemë palme (të armikut) që pretë apo latë në këmbë, kjo qe me lejen e Allahut...﴿ Në luftën me fisin Beni Nadir, disa muslimanë, për t'i inatosur jobesimtarët, filluan të pritnin pemët e palmave të tyre. Në këtë rast, fisi

[1] Ata janë pasardhësit e profetit Jakub (Alejhi essalatu ue esselam) (*shën. i përkth.*).

[2] Vendi ku do të mblidhen të gjithë njerëzit në Ditën e Gjykimit (*shën. i përkth.*).

ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمْ شَآقُّوا۟ ٱللَّهَ وَرَسُولَهُۥ ۖ وَمَن يُشَآقِّ ٱللَّهَ فَإِنَّ ٱللَّهَ شَدِيدُ
ٱلْعِقَابِ ﴿٤﴾ مَا قَطَعْتُم مِّن لِّينَةٍ أَوْ تَرَكْتُمُوهَا قَآئِمَةً
عَلَىٰٓ أُصُولِهَا فَبِإِذْنِ ٱللَّهِ وَلِيُخْزِىَ ٱلْفَٰسِقِينَ ﴿٥﴾ وَمَآ أَفَآءَ ٱللَّهُ
عَلَىٰ رَسُولِهِۦ مِنْهُمْ فَمَآ أَوْجَفْتُمْ عَلَيْهِ مِنْ خَيْلٍ وَلَا رِكَابٍ
وَلَٰكِنَّ ٱللَّهَ يُسَلِّطُ رُسُلَهُۥ عَلَىٰ مَن يَشَآءُ ۚ وَٱللَّهُ عَلَىٰ كُلِّ شَىْءٍ
قَدِيرٌ ﴿٦﴾ مَّآ أَفَآءَ ٱللَّهُ عَلَىٰ رَسُولِهِۦ مِنْ أَهْلِ ٱلْقُرَىٰ فَلِلَّهِ وَلِلرَّسُولِ
وَلِذِى ٱلْقُرْبَىٰ وَٱلْيَتَٰمَىٰ وَٱلْمَسَٰكِينِ وَٱبْنِ ٱلسَّبِيلِ كَىْ لَا يَكُونَ
دُولَةًۢ بَيْنَ ٱلْأَغْنِيَآءِ مِنكُمْ ۚ وَمَآ ءَاتَىٰكُمُ ٱلرَّسُولُ فَخُذُوهُ وَمَا
نَهَىٰكُمْ عَنْهُ فَٱنتَهُوا۟ ۚ وَٱتَّقُوا۟ ٱللَّهَ ۖ إِنَّ ٱللَّهَ شَدِيدُ ٱلْعِقَابِ ﴿٧﴾
لِلْفُقَرَآءِ ٱلْمُهَٰجِرِينَ ٱلَّذِينَ أُخْرِجُوا۟ مِن دِيَٰرِهِمْ وَأَمْوَٰلِهِمْ
يَبْتَغُونَ فَضْلًا مِّنَ ٱللَّهِ وَرِضْوَٰنًا وَيَنصُرُونَ ٱللَّهَ وَرَسُولَهُۥٓ ۚ أُو۟لَٰٓئِكَ
هُمُ ٱلصَّٰدِقُونَ ﴿٨﴾ وَٱلَّذِينَ تَبَوَّءُو ٱلدَّارَ وَٱلْإِيمَٰنَ مِن قَبْلِهِمْ
يُحِبُّونَ مَنْ هَاجَرَ إِلَيْهِمْ وَلَا يَجِدُونَ فِى صُدُورِهِمْ حَاجَةً
مِّمَّآ أُوتُوا۟ وَيُؤْثِرُونَ عَلَىٰٓ أَنفُسِهِمْ وَلَوْ كَانَ بِهِمْ خَصَاصَةٌ ۚ
وَمَن يُوقَ شُحَّ نَفْسِهِۦ فَأُو۟لَٰٓئِكَ هُمُ ٱلْمُفْلِحُونَ ﴿٩﴾

Beni Nadir, të cilët janë nga Ithtarët e Librit, thanë: "O Muhamed, a nuk pretendon se ti je profet që do bësh rregullime? Mos vallë prerja e palmave dhe djegia e pemëve konsiderohet rregullim?! Mos vallë në atë që të është shpallur ty të thuhet se lejohet shkatërrimi në Tokë?!" Profetin (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) e rënduan këto fjalë dhe muslimanët po i vriste ndërgjegjja, prandaj dhe zbriti ajeti: ﴾...në mënyrë që Ai t'i poshtërojë të pabindurit﴿ – domethënë, që Ai t'i poshtërojë ata që nuk i binden Atij, dhe është fjala për çifutët; si dhe t'i inatosë (tërbojë) me prerjen e pemëve, por edhe me lënien e tyre në këmbë pa i prerë. Kjo ngaqë ata kur shikonin se besimtarët bënin ç'të donin me pasuritë e tyre, inatoseshin dhe poshtëroheshin më keq.

(6) ﴾Çfarëdo që Allahu i dhuroi të Dërguarit të Tij si plaçkë (të marrë) prej tyre, (është prej mirësisë së Tij). Ju nuk hipët mbi kuaj e as mbi deve për ta fituar atë[1]﴿ *el-ixhāf* – "ngarje" manifestohet atëherë kur kalorësi e shpejton kalin e tij. Pra, ato pasuri të fisit Beni Nadir që Allahu i Lartësuar ia dhuroi të Dërguarit, janë prej mirësisë së Tij. Ju nuk hipët mbi kuaj e as mbi deve për ta fituar atë, as nuk hoqët ndonjë vështirësi dhe as nuk bëtë luftë, ndërkohë që ata ishin vetëm dy milje larg Medinës. Për këtë arsye, Allahu i Madhëruar ia dha pasurinë (plaçkën) vetëm të Dërguarit të Tij, ngaqë ai i mori kështjellat e tyre me marrëveshje (pa luftë), kështu që mori pasuritë e tyre dhe nuk i ndau midis ushtarëve. ﴾...por Allahu i jep pushtet të dërguarve të Vet mbi ata që Ai dëshiron. Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë.﴿

(7) ﴾Çfarëdo që Allahu i dhuroi të Dërguarit të Tij si plaçkë (të marrë) nga banorët e vendeve të ndryshme...﴿ Pas sqarimit se plaçka e fituar me marrëveshje (pa hyrë në luftë) i takon vetëm të Dërguarit të Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem), vjen një tjetër sqarim për të treguar se ku duhet shpenzuar kjo lloj plaçke. Ky gjykim vlen edhe për çdo vend tjetër, të cilin i Dërguari i Allahut dhe muslimanët pas tij deri në Ditën e Gjykimit e marrin me marrëveshje dhe pa u futur në luftë, duke mos u hipur kuajve dhe deveve për ta fituar atë vend. ﴾...i takon Allahut﴿ dhe Ai vendos për të si të dojë. ﴾...të Dërguarit﴿ – duke u bërë pronë e tij, e më pas vihen në interes (të mirë) të muslimanëve ﴾...të të afërmve të tij﴿ – domethënë, për të varfrit nga fisi Beni Hashim dhe Beni Muttalib, të cilëve, ngaqë u është ndaluar të marrin sadaka, u është dhënë e drejta të përfitojnë nga kjo lloj plaçke (pasurie). ﴾...jetimëve﴿ – të vegjëlve të cilëve u kanë vdekur baballarët para se të mbushin moshën e pjekurisë. ﴾...të atyre që janë në skamje﴿ – pra bëhet fjalë për të varfrit ﴾...dhe udhëtarëve të mbetur në rrugë﴿ – udhëtarëve të huaj (jabanxhive), të cilëve u kanë mbaruar shpenzimet. ﴾...në mënyrë që ajo të mos qarkullojë vetëm në duart e të pasurve ndër ju﴿, se kështu të pasurit dominojnë mbi të varfrit dhe e qarkullojnë atë pasuri vetëm me njëri-tjetrin. ﴾Çfarëdo që t'ju japë i Dërguari, merreni, dhe çfarëdo që t'ju ndalojë, hiqni dorë prej saj﴿ – domethënë, atë që ju jep nga pasuria e fituar me marrëveshje (pa bërë luftë) – merreni, ndërsa atë që ua ndalon, lëreni dhe mos e merrni. ﴾Frikësojuni Allahut, sepse Allahu, dënon vërtet ashpër.﴿

(8) ﴾Një pjesë e plaçkës i takon edhe mërgimtarëve të varfër[2], të cilët u përzunë nga vendlindja dhe pasuritë e tyre﴿ – pra, nga Meka. I detyruan të dalin prej saj dhe ata dolën. Prandaj dhe Allahu u

[1] Kjo lloj pasurie (plaçke) e fituar në këtë mënyrë, në terminologjinë fetare njihet si *fej'un* (*shën.* i *përkth.*).

[2] Ata që u shpërngulën nga Meka në Medinë për hir të fesë. Në terminologjinë fetare ata njihen si muhaxhirinë/mërgimtarë (*shën. i përkth.*).

وَٱلَّذِينَ جَآءُو مِنۢ بَعۡدِهِمۡ يَقُولُونَ رَبَّنَا ٱغۡفِرۡ لَنَا
وَلِإِخۡوَٰنِنَا ٱلَّذِينَ سَبَقُونَا بِٱلۡإِيمَٰنِ وَلَا تَجۡعَلۡ فِي قُلُوبِنَا
غِلّٗا لِّلَّذِينَ ءَامَنُواْ رَبَّنَآ إِنَّكَ رَءُوفٞ رَّحِيمٌ ﴿١٠﴾ ۞ أَلَمۡ تَرَ إِلَى
ٱلَّذِينَ نَافَقُواْ يَقُولُونَ لِإِخۡوَٰنِهِمُ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ مِنۡ أَهۡلِ
ٱلۡكِتَٰبِ لَئِنۡ أُخۡرِجۡتُمۡ لَنَخۡرُجَنَّ مَعَكُمۡ وَلَا نُطِيعُ فِيكُمۡ
أَحَدًا أَبَدٗا وَإِن قُوتِلۡتُمۡ لَنَنصُرَنَّكُمۡ وَٱللَّهُ يَشۡهَدُ إِنَّهُمۡ لَكَٰذِبُونَ
﴿١١﴾ لَئِنۡ أُخۡرِجُواْ لَا يَخۡرُجُونَ مَعَهُمۡ وَلَئِن قُوتِلُواْ لَا يَنصُرُونَهُمۡ
وَلَئِن نَّصَرُوهُمۡ لَيُوَلُّنَّ ٱلۡأَدۡبَٰرَ ثُمَّ لَا يُنصَرُونَ ﴿١٢﴾
لَأَنتُمۡ أَشَدُّ رَهۡبَةٗ فِي صُدُورِهِم مِّنَ ٱللَّهِۚ ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمۡ قَوۡمٞ
لَّا يَفۡقَهُونَ ﴿١٣﴾ لَا يُقَٰتِلُونَكُمۡ جَمِيعًا إِلَّا فِي قُرٗى
مُّحَصَّنَةٍ أَوۡ مِن وَرَآءِ جُدُرِۭۚ بَأۡسُهُم بَيۡنَهُمۡ شَدِيدٞۚ تَحۡسَبُهُمۡ
جَمِيعٗا وَقُلُوبُهُمۡ شَتَّىٰۚ ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمۡ قَوۡمٞ لَّا يَعۡقِلُونَ ﴿١٤﴾
كَمَثَلِ ٱلَّذِينَ مِن قَبۡلِهِمۡ قَرِيبٗاۖ ذَاقُواْ وَبَالَ أَمۡرِهِمۡ وَلَهُمۡ عَذَابٌ
أَلِيمٞ ﴿١٥﴾ كَمَثَلِ ٱلشَّيۡطَٰنِ إِذۡ قَالَ لِلۡإِنسَٰنِ ٱكۡفُرۡ فَلَمَّا كَفَرَ
قَالَ إِنِّي بَرِيٓءٞ مِّنكَ إِنِّيٓ أَخَافُ ٱللَّهَ رَبَّ ٱلۡعَٰلَمِينَ ﴿١٦﴾

ka dhënë të drejtën të përfitojnë nga kjo lloj pasurie, që t'i pasurojë me të. ﴾...duke kërkuar mirësinë dhe kënaqësinë e Allahut﴿ – pra furnizim të mirë në këtë botë dhe kënaqësinë e Tij në ahiret. ﴾...dhe duke ndihmuar Allahun dhe të Dërguarin e Tij﴿ – duke i luftuar jobesimtarët. ﴾Pikërisht ata janë besimtarët e sinqertë.﴿

9 ﴾Ndërsa ata që banojnë në Medinë dhe që e kanë pranuar besimin qysh më parë[1]...﴿ – ata janë ensarët (ndihmëtarët), të cilët ishin banorë në Medinë para muhaxhirinëve, si dhe besuan Allahun dhe të Dërguarin e Tij. ﴾I duan mërgimtarët që vijnë në Medinë...﴿ – u sollën mirë me mërgimtarët dhe i bënë ata pjesëtarë në pasuritë dhe banesat e tyre. ﴾...dhe në zemrat e tyre nuk ndjejnë kurrfarë rëndimi﴿ – kurrfarë zilie, inati dhe urrejtje ﴾për atë që u është dhënë atyre...﴿ – domethënë, për atë pjesë pasurie të *fej*-it që u është dhënë mërgimtarëve të varfër dhe nga e cila ensarët nuk morën gjë; përkundrazi, e pritën me zemërgjerësi një gjë të tillë. Muhaxhirët jetonin në shtëpitë e ensarëve. Kur Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) mori pasuritë e Beni Nadirëve, i thirri ensarët dhe i falënderoi për mënyrën sesi u sollën me muhaxhirët, duke i mbajtur në shtëpi dhe duke ndarë me ta pasuritë e tyre. Pastaj Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) u tha: "Nëse dëshironi, e ndaj midis jush dhe midis muhaxhirëve pasurinë që më dhuroi Allahu nga fisi Beni Nadir, por muhaxhirët do të vazhdojnë të qëndrojnë në shtëpitë tuaja dhe do të jenë pjesëtarë në pasuritë që keni. Dhe, nëse dëshironi, po ua jap këtë pasuri atyre dhe ata do dalin nga shtëpitë tuaja." Ensarët pranuan me zemërgjerësi që pasuria t'u ndahej muhaxhirëve, por Sheukani nuk ka treguar se kush e ka transmetuar këtë hadith. Ndërsa në Biografinë profetike të Ibn Hishamit, thuhet: "Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) e ndau pasurinë e fituar nga Beni Nadirët, dhe ensarëve nuk u dha gjë prej kësaj pasurie." ﴾...por duan t'u bëjnë më mirë mërgimtarëve sesa vetes﴿ – u japin përparësi muhaxhirëve ndaj vetes në përfitimin e të mirave materiale. ﴾...edhe pse vetë janë nevojtarë﴿ – domethënë, edhe pse vetë janë nevojtarë dhe të varfër. ﴾Kushdo që ruhet nga lakmia vetjake, me siguri që do të jetë fitues﴿ – domethënë, atë që e ruan Allahu nga lakmia vetjake dhe nga koprracia, si dhe kryen detyrimet fetare në lidhje me pasurinë, duke dhënë zekatin dhe duke plotësuar të drejtat e të tjerëve ndaj tij, ai me të vërtetë ka fituar dhe ka arritur sukses. Ndërsa ai që është koprrac dhe lakmitar nuk ka se si ta arrijë këtë fitore.

10 ﴾Edhe ata që erdhën pas tyre...﴿ – ata janë ndjekës të tyre në punë të mira deri në Ditën e Gjykimit. ﴾...thonë: 'O Zoti ynë, falna ne dhe vëllezërit tanë, të cilët kanë besuar para nesh'﴿ – të cilët i duan dhe kërkojnë falje për muhaxhirët dhe ensarët që ishin para tyre. ﴾...dhe mos lejo që në zemrat tona të ketë asnjë të keqe ndaj besimtarëve!﴿ – domethënë, mashtrim, urrejtje dhe zili. Këtu futen në radhë të parë sahabët, pasi ata janë besimtarët më të nderuar, dhe se konteksti bën fjalë për ta. Prandaj, kush ndjen në zemrën e tij urrejtje për ta, si ndodh me rafidinjtë[2], atë e ka prekur ngacmimi i djallit dhe ka bërë një kundërshtim të rëndë ndaj Allahut, duke armiqësuar të dashurit e Tij dhe njerëzit më të mirë të umetit të Profetit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem). Prandaj, ata nuk kanë të drejtë të përfitojnë nga pasuria e *fej*-it. Gjithashtu, nga kjo lloj pasurie nuk mund të përfitojnë ata që shajnë sahabët, i shqetësojnë apo i përulin. ﴾O Zoti ynë, Ti je vërtet i Butë dhe Mëshirëplotë!﴿

---

[1] Pra, para mbërritjes së mërgimtarëve në Medinë. Në terminologjinë fetare ata njihen si ensarë (dihmues) (*shën. i përkth.*).

[2] Sekt shi'it (sh.p.).

11 ﴾A nuk e ke parë se si hipokritët u thanë shokëve të tyre që nuk besuan ndër Ithtarët e Librit: 'Nëse ju dëbojnë...'﴿ – ata janë Abdullah ibn Ubeji dhe shokët e tij, të cilët i çuan lajm fisit Beni Nadir, duke u thënë: "Qëndroni dhe mbahuni, sepse ne nuk do t'ju dorëzojmë! E nëse do luftoheni, ne do luftojmë bashkë me ju. Nëse dëboheni ﴾ne do të dalim me ju﴿ – pra do të dalim nga shtëpitë tona dhe do t'ju shoqërojmë. ﴾...dhe nuk do t'i bindemi askujt kundër jush﴿ – domethënë, për ju dhe për çështjen tuaj nuk do t'i bindemi askujt që do donte të na pengonte për të dalë bashkë me ju ﴾...kurrë﴿, sado e gjatë të jetë koha. ﴾...e nëse ju sulmoheni, me siguri që do t'ju dalim në ndihmë﴿ kundër armikut tuaj. Më pas Allahu i Madhëruar i përgënjeshtron ata dhe thotë: ﴾Allahu dëshmon se ata janë vërtet gënjeshtarë﴿ në premtimin që dhanë se do dalin bashkë me ta dhe se do i ndihmojnë.

12 ﴾Nëse (hebrenjtë) do dëbohen, hipokritët nuk do të shkojnë me ata. Nëse do sulmohen, ata nuk do t'u dalin në ndihmë﴿ – dhe në të vërtetë kështu ndodhi, sepse hipokritët nuk ikën me çifutët që u dëbuan, pikërisht fisi Benu Nadir dhe ata që ishin bashkë me ta. Por, as që i ndihmuan çifutët që u luftuan, të cilët ishin fisi Benu Kurejdha dhe banorët e Hajberit. ﴾Por, edhe sikur të nisen për t'i mbështetur, sigurisht që (hipokritët) do t'u kthejnë shpinën﴿ të humbur ﴾e pastaj nuk do të ndihmohen﴿ – pra, pas kësaj, hipokritët nuk do të ndihmohen, por do poshtërohen nga Allahu dhe hipokrizia e tyre nuk do t'u bëjë asnjë dobi.

13 ﴾Në zemrat e tyre ata kanë më shumë frikë nga ju sesa nga Allahu﴿ – në zemrat e tyre ata (hipokritët ose çifutët) druhen dhe kanë më shumë frikë nga ju sesa nga Allahu, ﴾ngaqë ata janë popull që nuk kuptojnë﴿ – sepse sikur ata të kuptonin, do e dinin se Allahu është Ai që ju dha pushtet mbi ta, prandaj dhe Atij duhet t'ia kenë frikën më shumë sesa ju.

14 ﴾Ata nuk do të luftojnë kundër jush së bashku...﴿ – pra, të bashkuar për t'ju luftuar ﴾...veçse në vende të fortifikuara...﴿, domethënë, në rrugica dhe shtëpi ﴾...ose pas mureve﴿ – domethënë, nga pas mureve me të cilët mbrohen për shkak të frikës dhe tmerrit që kanë. ﴾Armiqësia ndërmjet tyre është e ashpër.﴿ – pra ata janë të ashpër e të vrazhdë me njëri-tjetrin. ﴾Ti mendon se ata janë të bashkuar, mirëpo zemrat e tyre janë të përçara...﴿ – domethënë, bashkimi i tyre është vetëm sipërfaqësor, ndërsa në brendësi, në zemrat e tyre janë të përçarë; me mendime dhe dëshira të ndryshme nga njëri-tjetri. ﴾...sepse ata janë njerëz që nuk marrin vesh﴿ – sepse po të logjikonin, do e kishin njohur të vërtetën dhe do kishin shkuar rrugës së saj; do ishin bashkuar dhe nuk do ishin përçarë.

15 ﴾Këta janë si ata që kanë qenë pak para tyre...﴿ – domethënë, si jobesimtarët politeistë, që qenë pak kohë më parë. ﴾...që i shijuan pasojat e sjelljes së tyre﴿ – domethënë, pasojat e këqija të mosbesimit të tyre që në këtë botë, ku u vranë ditën e luftës së Bedrit. Kjo ndodhi gjashtë muaj para se të sulmohej fisi Beni Nadir. ﴾...(ndërsa në botën tjetër) ata i pret një dënim i dhembshëm!﴿

16 ﴾Aleatët e tyre hipokritë i lanë në baltë, ashtu siç bën djalli, i cili i thotë njeriut: 'Mos beso!'﴿ – domethënë, lënia në baltë dhe mosdhënia e ndihmës prej tyre, i përngjan rastit të shejtanit me njeriun, të cilin e mashtroi për të mos besuar; ia zbukuroi mosbesimin dhe e shtyu drejt tij. ﴾Por, kur ky bëhet mohues, djalli i thotë: 'Unë nuk kam të bëj me ty!'﴿ – pra kur njeriu mohon (bëhet jobesimtar) duke iu bindur shejtanit dhe duke pranuar atë zbukurim që i bën ai, atëherë shejtani thotë: "Unë nuk kam të bëj me ty!" ﴾Në të vërtetë, unë i frikësohem Allahut, Zotit të botëve!﴿ – kjo është thënie e djallit për të hequr nga vetja përgjegjësinë për njeriun.

17 ﴾Natyrisht që fundi i këtyre të dyve është qëndrimi i përhershëm në Zjarr; ky është dënimi për zullumqarët.﴿

18 ﴾O besimtarë, frikësojuni Allahut﴿ – domethënë, ruajuni dënimit të Tij duke kryer ato që Ai i ka urdhëruar dhe duke lënë ato që Ai i ka ndaluar. ﴾...dhe çdo njeri le të shikojë se ç'ka përgatitur për të nesërmen!﴿ – pra të shikojë se çfarë veprash ka përgatitur për Ditën e Gjykimit. ﴾Kijeni frikë Allahun, sepse Ai di çdo gjë që ju bëni!﴿

19 ﴾Mos u bëni si ata që e harruan Allahun...﴿ – domethënë, lanë urdhrin e Tij dhe nuk e vranë mendjen për ta adhuruar Atë. ﴾...kështu që Ai i bëri të harronin vetveten!﴿ – pra i bëri të harronin vetveten për shkak se ata harruan Allahun, dhe kështu nuk u morën me kryerjen e veprave të cilat i shpëtojnë ata nga dënimi. Dhe, thuhet se kuptimi është: Ata harruan Allahun kur ishin mirë (në rehati) dhe Ai i bëri që të harronin vetveten kur ranë në vështirësi. ﴾Pikërisht ata janë të pabindurit﴿ – domethënë, kanë dalë nga bindja ndaj Allahut.

20 ﴾Nuk janë të barabartë banorët e Xhehenemit dhe banorët e Xhenetit﴿ ﴾...banorët e Xhenetit do të jenë të fituarit﴿ – domethënë, fituesit e çdo të mire, të shpëtuarit nga çdo e keqe.

21 ﴾Sikur këtë Kuran t'ia shpallnim ndonjë mali, ti do e shihje atë (malin) të përulur dhe të

فَكَانَ عَٰقِبَتَهُمَآ أَنَّهُمَا فِي ٱلنَّارِ خَٰلِدَيۡنِ فِيهَاۚ وَذَٰلِكَ جَزَٰٓؤُاْ
ٱلظَّٰلِمِينَ ﴿١٧﴾ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ ٱتَّقُواْ ٱللَّهَ وَلۡتَنظُرۡ
نَفۡسٞ مَّا قَدَّمَتۡ لِغَدٖۖ وَٱتَّقُواْ ٱللَّهَۚ إِنَّ ٱللَّهَ خَبِيرُۢ بِمَا تَعۡمَلُونَ
﴿١٨﴾ وَلَا تَكُونُواْ كَٱلَّذِينَ نَسُواْ ٱللَّهَ فَأَنسَىٰهُمۡ أَنفُسَهُمۡۚ أُوْلَٰٓئِكَ
هُمُ ٱلۡفَٰسِقُونَ ﴿١٩﴾ لَا يَسۡتَوِيٓ أَصۡحَٰبُ ٱلنَّارِ وَأَصۡحَٰبُ
ٱلۡجَنَّةِۚ أَصۡحَٰبُ ٱلۡجَنَّةِ هُمُ ٱلۡفَآئِزُونَ ﴿٢٠﴾ لَوۡ أَنزَلۡنَا هَٰذَا
ٱلۡقُرۡءَانَ عَلَىٰ جَبَلٖ لَّرَأَيۡتَهُۥ خَٰشِعٗا مُّتَصَدِّعٗا مِّنۡ خَشۡيَةِ
ٱللَّهِۚ وَتِلۡكَ ٱلۡأَمۡثَٰلُ نَضۡرِبُهَا لِلنَّاسِ لَعَلَّهُمۡ يَتَفَكَّرُونَ
﴿٢١﴾ هُوَ ٱللَّهُ ٱلَّذِي لَآ إِلَٰهَ إِلَّا هُوَۖ عَٰلِمُ ٱلۡغَيۡبِ وَٱلشَّهَٰدَةِۖ
هُوَ ٱلرَّحۡمَٰنُ ٱلرَّحِيمُ ﴿٢٢﴾ هُوَ ٱللَّهُ ٱلَّذِي لَآ إِلَٰهَ إِلَّا هُوَ
ٱلۡمَلِكُ ٱلۡقُدُّوسُ ٱلسَّلَٰمُ ٱلۡمُؤۡمِنُ ٱلۡمُهَيۡمِنُ ٱلۡعَزِيزُ
ٱلۡجَبَّارُ ٱلۡمُتَكَبِّرُۚ سُبۡحَٰنَ ٱللَّهِ عَمَّا يُشۡرِكُونَ
﴿٢٣﴾ هُوَ ٱللَّهُ ٱلۡخَٰلِقُ ٱلۡبَارِئُ ٱلۡمُصَوِّرُۖ لَهُ ٱلۡأَسۡمَآءُ ٱلۡحُسۡنَىٰۚ
يُسَبِّحُ لَهُۥ مَا فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِۖ وَهُوَ ٱلۡعَزِيزُ ٱلۡحَكِيمُ ﴿٢٤﴾

ترتيبها ٦٠ — سُورَةُ المُمۡتَحَنَةِ — آياتها ١٣

copëtuar nga frika e Allahut﴿ – domethënë, prestigji, madhështia dhe arti i retorikës së Kuranit, si dhe këshillat që gjenden në të, me anë të së cilave zbuten zemrat, kanë arritur një shkallë të tillë, saqë, nëse ky Kuran do kishte zbritur mbi një mal, do e kishte copëtuar, pikërisht nga frika ndaj Allahut – vigjilent nga dënimi i Tij, i frikësuar se mos nuk e përmbush obligimin për ta madhëruar Fjalën e Allahut. ﴾Shembuj të tillë Ne ua ofrojmë njerëzve që ata të meditojnë﴿ – rreth atyre gjërave për të cilat duhet të meditojnë që të nxjerrin mësim nga këshillat dhe të përmbahen nëpërmjet qortimeve (kërcënimeve).

22 ﴾Ai është Allahu, përveç të Cilit nuk ka Zot tjetër (të denjë për adhurim)﴿ ﴾Njohësi i së fshehtës dhe së dukshmes﴿ – domethënë, Ai është Njohësi i gjithçkaje që nuk kapet me shqisa. Ndërsa për sa i përket të dukshmes (asaj që është e pranishme), ajo shihet me sy. ﴾Ai është i Gjithëmëshirshmi, Mëshirëploti!﴿

23 ﴾Ai është Allahu, përveç të Cilit nuk ka Zot tjetër (të denjë për adhurim)﴿ – e ka përsëritur këtu për të theksuar dhe konfirmuar (se Ai është Një, i Vetëm dhe i pashok). ﴾Ai është Sunduesi, i Shenjti﴿ – domethënë, i pastër nga çdo e metë; i lartësuar nga çdo mangësi. Shpëtimtari është: "Ai nga i Cili krijesat ndihen të sigurt se nuk i bën padrejtësi (Ai që nuk u bën padrejtësi krijesave të Veta. Kështu ata janë të shpëtuar/ruajtur prej saj)." ﴾Paqedhënësi﴿ ﴾Dhënësi i sigurisë﴿ – domethënë, Ai që u ka dhuruar njerëzve sigurinë. Një kuptim tjetër mund të jetë: Ai që u jep të dërguarve të Tij besueshmërinë me anë të shfaqjes së mrekullive. ﴾Mbikëqyrës mbi gjithçka...﴿ – pra Dëshmuesi i robërve të Tij për veprat që kryejnë; Vëzhguesi i tyre. ﴾...i Plotfuqishmi﴿ – Ngadhënjimtari që i mposht të tjerët e nuk mposhtet prej tyre. ﴾*el-Xhebbār* – "Imponuesi"﴿ – imponimi nga Allahu nënkupton Madhështinë e Tij. Gjithashtu, thuhet se *el-Xhebbār* është Ai që me fuqinë e Tij është i papërballueshëm ﴾*el-Mutekebbir* – "Madhështori"﴿ – domethënë, Ai që është lartësuar nga çdo e metë dhe larg nga gjithçka që nuk i shkon Atij. *el-Kibrijau* – "*Kryelartësia*" në cilësitë e Allahut konsiderohet lavdërim, ndërsa në cilësitë e krijesave është diçka e përçmuar. ﴾Qoftë i lartësuar Allahu mbi gjithçka që i shoqërojnë (në adhurim)!﴿

24 ﴾Ai është Allahu, Krijuesi...﴿ – domethënë, Ai që i cakton gjërat në bazë të Vullnetit dhe Dëshirës së Tij. ﴾Zanafilluesi﴿ – pra, Filluesi, Shpikësi i gjërave dhe Ai që i sjell ato në ekzistencë. ﴾Formësuesi﴿ – Krijuesi i pamjeve, Ai që i bashkon ato në forma të ndryshme. ﴾Atij i përkasin emrat më të bukur﴿ ﴾Atë e përlëvdon gjithçka që ndodhet në qiej dhe në Tokë﴿ – gjithë ç'është në to (qiej dhe Tokë) shprehin lartësimin (madhërimin) e Tij, nëpërmjet qëndrimeve dhe fjalëve të tyre. ﴾Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti.﴿

# SURJA EL-MUMTEHINE

1 ﴾O besimtarë, mos i bëni miq armiqtë e Mi dhe tuajt﴿ Ky ajet zbriti për Hatib ibn Ebi Beltanë, i cili u dërgoi një letër politeistëve kurejshë, ku i njoftonte se Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) po nisej drejt tyre për betejën e çlirimit të Mekës në vitin e tetë të hixhretit.[1] Ky ajet tregon se miqësia me jobesimtarët është e ndaluar, në çfarëdolloj forme qoftë. ﴾...duke u shprehur atyre dashuri﴿ – domethënë, duke u përcjellë atyre lajmet e Profetit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem), për shkak të dashurisë mes jush dhe atyre. ﴾...ndërkohë që ata kanë mohuar të vërtetën, që ju ka ardhur...﴿ – kanë mohuar Allahun, të Dërguarin e Tij, Kuranin dhe udhëzimin hyjnor me të cilin ai erdhi. ﴾...dhe kanë

[1] Sipas kalendarit islam, viti i parë i të cilit konsiderohet viti kur Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) emigroi nga Meka për në Medinë (*shën. i përkth.*).

dëbuar të Dërguarin dhe ju...﴿ – pra e nxorën atë dhe ju nga Meka, sepse ata mohuan atë të vërtetë që ju erdhi. Kështu që, vallë, si mund t'i doni ata?! ﴾...vetëm se besonit në Allahun, Zotin tuaj﴿ – domethënë, ju nxjerrin për shkak të besimit tuaj te Allahu, ose ngaqë urrejnë faktin që ju besoni. ﴾Nëse keni dalë luftëtarë në rrugën Time dhe për të arritur kënaqësinë Time...﴿ – domethënë, nëse është kështu, atëherë mos i bëni miq armiqtë e Mi dhe tuajt. ﴾...dhe fshehurazi u shfaqni atyre dashuri﴿ – u jepni lajme fshehurazi për shkak të dashurisë që keni për ta. ﴾Unë e di çfarë fshihni dhe çfarë bëni haptazi﴿ – Unë e di më mirë se gjithkush tjetër atë që ju bëni, pra dërgimin e lajmeve tek ata (jobesimtarët). ﴾Secili nga ju që vepron në këtë mëynrë është shmangur nga rruga e drejtë﴿ – ka humbur rrugën e vërtetë, ka humbur orientimin.

(2) ﴾Nëse përballen me ju, ata do të jenë armiqtë tuaj...﴿ – nëse ata ju takojnë, apo ndeshen papritur me ju, do shfaqin armiqësinë që kanë në zemrat e tyre kundër jush. ﴾...e do t'i zgjasin duart dhe gjuhën e tyre për t'ju lënduar ju﴿ – domethënë, do i shtrinin duart e tyre drejt jush për t'ju goditur etj., po edhe gjuhët e për t'ju sharë etj. ﴾...sepse dëshirojnë që ju të bëheni jobesimtarë﴿ – dëshirojnë që ju të dezertoni dhe të ktheheni në mosbesim.

(3) ﴾Nuk do t'ju ndihmojnë as fëmijët, as farefisi﴿ – as fëmijët dhe as të afërmit tuaj nuk do t'ju bëjnë dobi Ditën e Gjykimit, kështu që nuk ka përse, për hir të tyre, t'i bëni miq jobesimtarët, siç ndodhi në historinë e Hatibit. Përkundrazi, ajo që ju bën dobi është zbatimi i urdhrit të Allahut për t'i armiqësuar jobesimtarët, për t'i luftuar dhe për ta shkëputur miqësinë me ta. ﴾Në Ditën e Kiametit Allahu do t'ju ndajë midis jush﴿ – kur ata që iu bindën Atij futen në Xhenet, ndërsa ata që e kundërshtuan futen në Zjarr. ﴾Ai e sheh mirë atë që bëni.﴿

(4) ﴾Shembull i mrekullueshëm për ju...﴿ – një model i shkëlqyer për ta ndjekur ﴾është Ibrahimi dhe ata që kanë qenë me të...﴿ "O Hatib, si nuk more për shembull Ibrahimin dhe të hiqje dorë (të shkëputeshe, të tërhiqeshe) nga familja jote, ashtu siç hoqi dorë Ibrahimi nga babai dhe populli i tij?" ﴾...kur i thanë popullit të vet: 'Ne shkëputemi nga ju.'﴿ – domethënë, ne nuk kemi të bëjmë me ju: as ne nuk jemi prej jush dhe as ju nuk jeni prej nesh, sepse ju nuk besoni Allahun. ﴾...dhe nga ato që ju i adhuroni në vend të Allahut﴿ – këtu bëhet fjalë për idhujt ﴾...ne ju mohojmë﴿ – ne e mohojmë fenë tuaj, ose mohojmë (nuk i pranojmë) veprimet tuaja ﴾...dhe armiqësia e urrejtja midis nesh është e përhershme﴿ – kjo do të jetë prirja jonë ndaj jush, për aq sa ju do vazhdoni në mosbesimin tuaj ﴾...derisa të besoni tek Allahu, Një dhe i Vetëm﴿,

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ لَا تَتَّخِذُواْ عَدُوِّي وَعَدُوَّكُمۡ أَوۡلِيَآءَ تُلۡقُونَ
إِلَيۡهِم بِٱلۡمَوَدَّةِ وَقَدۡ كَفَرُواْ بِمَا جَآءَكُم مِّنَ ٱلۡحَقِّ يُخۡرِجُونَ ٱلرَّسُولَ
وَإِيَّاكُمۡ أَن تُؤۡمِنُواْ بِٱللَّهِ رَبِّكُمۡ إِن كُنتُمۡ خَرَجۡتُمۡ جِهَٰدٗا فِي سَبِيلِي
وَٱبۡتِغَآءَ مَرۡضَاتِيۚ تُسِرُّونَ إِلَيۡهِم بِٱلۡمَوَدَّةِ وَأَنَا۠ أَعۡلَمُ بِمَآ أَخۡفَيۡتُمۡ
وَمَآ أَعۡلَنتُمۡۚ وَمَن يَفۡعَلۡهُ مِنكُمۡ فَقَدۡ ضَلَّ سَوَآءَ ٱلسَّبِيلِ ١ إِن
يَثۡقَفُوكُمۡ يَكُونُواْ لَكُمۡ أَعۡدَآءٗ وَيَبۡسُطُوٓاْ إِلَيۡكُمۡ أَيۡدِيَهُمۡ وَأَلۡسِنَتَهُم
بِٱلسُّوٓءِ وَوَدُّواْ لَوۡ تَكۡفُرُونَ ٢ لَن تَنفَعَكُمۡ أَرۡحَامُكُمۡ وَلَآ أَوۡلَٰدُكُمۡۚ
يَوۡمَ ٱلۡقِيَٰمَةِ يَفۡصِلُ بَيۡنَكُمۡۚ وَٱللَّهُ بِمَا تَعۡمَلُونَ بَصِيرٞ ٣ قَدۡ
كَانَتۡ لَكُمۡ أُسۡوَةٌ حَسَنَةٞ فِيٓ إِبۡرَٰهِيمَ وَٱلَّذِينَ مَعَهُۥٓ إِذۡ قَالُواْ لِقَوۡمِهِمۡ
إِنَّا بُرَءَٰٓؤُاْ مِنكُمۡ وَمِمَّا تَعۡبُدُونَ مِن دُونِ ٱللَّهِ كَفَرۡنَا بِكُمۡ وَبَدَا بَيۡنَنَا
وَبَيۡنَكُمُ ٱلۡعَدَٰوَةُ وَٱلۡبَغۡضَآءُ أَبَدًا حَتَّىٰ تُؤۡمِنُواْ بِٱللَّهِ وَحۡدَهُۥٓ إِلَّا
قَوۡلَ إِبۡرَٰهِيمَ لِأَبِيهِ لَأَسۡتَغۡفِرَنَّ لَكَ وَمَآ أَمۡلِكُ لَكَ مِنَ ٱللَّهِ مِن شَيۡءٖۖ
رَّبَّنَا عَلَيۡكَ تَوَكَّلۡنَا وَإِلَيۡكَ أَنَبۡنَا وَإِلَيۡكَ ٱلۡمَصِيرُ ٤ رَبَّنَا لَا تَجۡعَلۡنَا
فِتۡنَةٗ لِّلَّذِينَ كَفَرُواْ وَٱغۡفِرۡ لَنَا رَبَّنَآۖ إِنَّكَ أَنتَ ٱلۡعَزِيزُ ٱلۡحَكِيمُ ٥

duke mos hequr dorë nga idhujtaria juaj. Nëse ju e bëni këtë, atëherë armiqësia do kthehet në miqësi dhe urrejtja në dashuri ﴾Përjashtim (nga ky shembull) bën fjala e Ibrahimit për të atin: 'Unë do kërkoj falje për ty!'﴿ – domethënë, ju kishit një shembull të mrekullueshëm në të gjitha thëniet e Ibrahimit, me përjashtim të thënies së tij drejtuar të atit. Prandaj, këtë rast mos e merrni si shembull, e kështu të kërkoni falje për idhujtarët, sepse veprimi i Ibrahimit në këtë rast ishte për shkak të një premtimi që i pati bërë të atit: *"Por kur iu bë e qartë se i ati ishte armik i Allahut, ai u nda prej* tij."[1] ﴾...por nuk kam kurrfarë mundësie për të të mbrojtur para Allahut﴿ – pra asnjë pjesë të dënimit të Allahut nuk mund ta largoj prej teje. ﴾O Zoti ynë, te Ti mbështetemi, Ty të drejtohemi dhe te Ti do të kthehemi!﴿

(5) ﴾O Zoti ynë, mos na bëj sprovë për jobesimtarët!﴿ Muxhahidi thotë: "Mos na dëno me duart e tyre dhe as me ndonjë dënim prej Teje, se pastaj ata do të thonë: 'Sikur këta të ishin me të vërtetën nuk do i kishte kapur ky dënim'."

---

[1] *Et-Teube*, 114.

لَقَدْ كَانَ لَكُمْ فِيهِمْ أُسْوَةٌ حَسَنَةٌ لِّمَن كَانَ يَرْجُوا۟ ٱللَّهَ وَٱلْيَوْمَ ٱلْـَٔاخِرَ
وَمَن يَتَوَلَّ فَإِنَّ ٱللَّهَ هُوَ ٱلْغَنِىُّ ٱلْحَمِيدُ ﴿٦﴾ ۞ عَسَى ٱللَّهُ أَن يَجْعَلَ
بَيْنَكُمْ وَبَيْنَ ٱلَّذِينَ عَادَيْتُم مِّنْهُم مَّوَدَّةً ۚ وَٱللَّهُ قَدِيرٌ ۚ وَٱللَّهُ غَفُورٌ رَّحِيمٌ
﴿٧﴾ لَّا يَنْهَىٰكُمُ ٱللَّهُ عَنِ ٱلَّذِينَ لَمْ يُقَٰتِلُوكُمْ فِى ٱلدِّينِ وَلَمْ يُخْرِجُوكُم
مِّن دِيَٰرِكُمْ أَن تَبَرُّوهُمْ وَتُقْسِطُوٓا۟ إِلَيْهِمْ ۚ إِنَّ ٱللَّهَ يُحِبُّ ٱلْمُقْسِطِينَ
﴿٨﴾ إِنَّمَا يَنْهَىٰكُمُ ٱللَّهُ عَنِ ٱلَّذِينَ قَٰتَلُوكُمْ فِى ٱلدِّينِ وَأَخْرَجُوكُم
مِّن دِيَٰرِكُمْ وَظَٰهَرُوا۟ عَلَىٰٓ إِخْرَاجِكُمْ أَن تَوَلَّوْهُمْ ۚ وَمَن يَتَوَلَّهُمْ فَأُو۟لَٰٓئِكَ
هُمُ ٱلظَّٰلِمُونَ ﴿٩﴾ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓا۟ إِذَا جَآءَكُمُ ٱلْمُؤْمِنَٰتُ
مُهَٰجِرَٰتٍ فَٱمْتَحِنُوهُنَّ ۖ ٱللَّهُ أَعْلَمُ بِإِيمَٰنِهِنَّ ۖ فَإِنْ عَلِمْتُمُوهُنَّ مُؤْمِنَٰتٍ
فَلَا تَرْجِعُوهُنَّ إِلَى ٱلْكُفَّارِ ۖ لَا هُنَّ حِلٌّ لَّهُمْ وَلَا هُمْ يَحِلُّونَ لَهُنَّ ۖ وَءَاتُوهُم
مَّآ أَنفَقُوا۟ ۚ وَلَا جُنَاحَ عَلَيْكُمْ أَن تَنكِحُوهُنَّ إِذَآ ءَاتَيْتُمُوهُنَّ أُجُورَهُنَّ ۚ
وَلَا تُمْسِكُوا۟ بِعِصَمِ ٱلْكَوَافِرِ وَسْـَٔلُوا۟ مَآ أَنفَقْتُمْ وَلْيَسْـَٔلُوا۟ مَآ أَنفَقُوا۟ ۚ
ذَٰلِكُمْ حُكْمُ ٱللَّهِ ۖ يَحْكُمُ بَيْنَكُمْ ۚ وَٱللَّهُ عَلِيمٌ حَكِيمٌ ﴿١٠﴾ وَإِن فَاتَكُمْ
شَىْءٌ مِّنْ أَزْوَٰجِكُمْ إِلَى ٱلْكُفَّارِ فَعَاقَبْتُمْ فَـَٔاتُوا۟ ٱلَّذِينَ ذَهَبَتْ
أَزْوَٰجُهُم مِّثْلَ مَآ أَنفَقُوا۟ ۚ وَٱتَّقُوا۟ ٱللَّهَ ٱلَّذِىٓ أَنتُم بِهِۦ مُؤْمِنُونَ ﴿١١﴾

﴾Vërtet, Ti je i Plotfuqishmi dhe i Urti!﴿

(6) ﴾Vërtet, ata njerëz janë një shembull i mirë për ju﴿ – domethënë, Ibrahimi dhe ata që ishin me të janë një shembull i mrekullueshëm për ju. ﴾...e për këdo që shpreson në Allahun dhe në Ditën e Fundit﴿ – ky shembull është për atë që shpreson mirësinë e Allahut në këtë botë dhe në ahiret. ﴾Kushdo që nuk ia vë veshin (këtij shembulli)﴿ – domethënë, kushdo që i kthen shpinën, ﴾ta dijë se Allahu është i Vetëmjaftueshmi﴿ e nuk ka nevojë për krijesat e Tij. ﴾I Lavdëruari﴿ nga të dashurit e Tij.

(7) ﴾Ndoshta Allahu do të lidhë miqësi midis jush dhe atyre me të cilët keni qenë armiq﴿ – midis jush dhe politeistëve mekas, nëpërmjet pranimit të Islamit nga ana e tyre, dhe kështu do të bëhen ithtarë të fesë suaj. Dhe kështu ndodhi. Pas çlirimit të Mekës, një pjesë e tyre pranuan fenë islame dhe u bënë muslimanë të mirë. Një dashuri u formua midis tyre dhe atyre që e kishin pranuar Islamin më parë. Ata u përpoqën dhe kryen vepra që të afrojnë te Allahu. Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) u martua me Ummu Habiben, vajzën e Ebu Sufjanit, ndërsa miqësimi me të, ndodhi vetëm pasi ai pranoi Islamin pas çlirimit të Mekës. Kështu Ebu Sufjani e la armiqësinë që kishte me të Dërguarin r Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem). Transmetohet se Ebu Hurejra (Radijallahu anhu) ka thënë: "Ebu Sufjani ishte i pari që luftoi kundër dezertorëve, që ata të zbatonin fenë e Allahut, dhe për të zbriti edhe ky ajet: ﴾Ndoshta Allahu do të lidhë miqësi midis jush dhe atyre me të cilët keni qenë armiq.﴿" ﴾Allahu është i Zoti (për këtë).﴿ – domethënë, është shumë i Fuqishëm, i Zoti që t'i pranojë zemrat e kryeneçëve (kundërshtarëve) për t'i futur në Faljen dhe Mëshirën e Tij. ﴾Ai është Falës dhe Mëshirëplotë.﴿

(8) ﴾Allahu nuk ju ndalon të silleni mirë dhe të jeni të drejtë ndaj atyre që nuk luftojnë kundër jush për shkak të fesë dhe që nuk ju dëbojnë prej shtëpive tuaja﴿ – nuk ju ndalon që të silleni mirë me ta, siç është mbajtja e lidhjeve farefisnore, ndihma e komshiut dhe mikpritja, si dhe që të jeni të drejtë me ta, duke u dhënë të drejtat e tyre, si, fjala vjen, mbajtja e premtimit, e amanetit dhe dhënia e pagesës së plotë pa lënë asgjë mangët kundrejt mallit që blini prej tyre. ﴾Me të vërtetë, Allahu i do ata që mbajnë drejtësinë﴿ – të drejtët. Pra, kuptimi është se Allahu i Madhëruar nuk ndalon nga sjellja e mirë (mirësia) kundrejt jobesimtarëve, të cilët u kanë premtuar (dhënë besën) besimtarëve se nuk do t'i luftojnë dhe nuk do t'i ndihmojnë jobesimtarët e tjerë kundër tyre. Gjithashtu, Allahu i Madhëruar nuk ndalon nga trajtimi me drejtësi i jobesimtarëve.

(9) ﴾Allahu ju ndalon t'i bëni miq ata që luftojnë kundër jush për shkak të fesë dhe ju dëbojnë nga shtëpitë tuaja﴿ – ata janë kokat e mosbesimit ndër kurejshë, si dhe kushdo që u ngjan atyre nga ata që janë në luftë me muslimanët. ﴾...si dhe mbështesin të tjerët që t'ju dëbojnë﴿ – domethënë, i ndihmuan ata që ju luftuan dhe ju dëbuan me veprimet e tyre. Këta ishin pjesa tjetër e banorëve të Mekës, si dhe ata që bënë pakt me ta. ﴾...që t'i bëni miq ata﴿ – domethënë, që t'i bëni miq dhe të ndihmoheni me ta. ﴾Kushdo që i bën miq ata është zullumqar﴿ – për arsyen se bën miq ata që meritojnë armiqësi, ngaqë ata janë armiq të Allahut, të Dërguarit të Tij dhe të Librit të Tij.

(10) ﴾O besimtarë, kur ju vijnë besimtaret të mërguara...﴿ – nga mesi i jobesimtarëve. Kjo për arsye se Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) bëri marrëveshje me kurejshët ditën e Hudejbijes: ai që do vinte tek ai si musliman, t'ua kthente. Kur drejt Profetit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) emigruan gratë, atëherë Allahu nuk pranoi që ato të kthehen te politeistët, dhe urdhëroi që ato të vihen në provë: ﴾...provoni (besimin) tek ato﴿ – domethënë, vërini ato në provë, që të kuptoni se cila është dëshira e tyre për Islamin. Atyre u kërkohej të betoheshin për Allahun se nuk kishin emigruar për shkak të urrejtjes ndaj bashkëshortëve

të tyre, as nga dëshira për të lënë një vend e për të shkuar në një vend tjetër, as për të përfituar diçka të kësaj bote, por nga dashuria për Allahun dhe të Dërguarin e Tij, si dhe nga dëshira për fenë e Tij. Nëse ajo betohej për këto, atëherë Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) nuk e kthente atë te bashkëshorti i saj, por i jepte atij *mehrin* dhe shpenzimet që kishte bërë për të. ﴾Allahu e di më mirë besimin e tyre﴿ – për të bërë të qartë se të vërtetën e gjendjes së tyre nuk e di kush tjetër përveç Allahut të Madhëruar, dhe se Ai nuk ju ka obliguar për këtë, por ju ka obliguar vetëm për t'i testuar ato derisa të dalë në pah ajo që tregon sinqeritetin e pretendimit të tyre, se ato dëshirojnë Islamin. ﴾Nëse bindeni se ato janë besimtare...﴿ – sipas asaj që del në pah pas testimit për të cilin jeni urdhëruar. ﴾...mos i ktheni te jobesimtarët﴿ – te bashkëshortët e tyre jobesimtarë. ﴾Ato nuk janë (bashkëshorte) të ligjshme për ta dhe as ata nuk janë (bashkëshortë) të ligjshëm për to﴿ – sepse besimtarja nuk mund të jetë e lejuar për jobesimtarin. Pranimi i Islamit nga gruaja, jo vetëm që e bën të detyruar emigrimin e saj, por bën të detyruar, gjithashtu, edhe ndarjen nga bashkëshorti i saj. ﴾Kthejuni jobesimtarëve vlerën (*mehrin*) që ata kanë shpenzuar për to﴿ – kthejuni jobesimtarëve, gratë e të cilëve kanë emigruar dhe kanë pranuar Islamin, shpenzimet që ata kanë bërë për mehrin. Shafiiu thotë: "Nëse atë e kërkon ndonjë nga të afërmit, dhe jo bashkëshorti i saj, atëherë jo vetëm që ajo nuk kthehet, por as nuk jepet ndonjë kompensim për të." ﴾Nuk është aspak gjynah për ju që t'i merrni ato për bashkëshorte...﴿ – domethënë, pas kalimit të periudhës së caktuar (*ʿiddeh*), sepse ato janë bërë tashmë ithtare të fesë suaj. ﴾...nëse u jepni atyre shpërblimin që u takon﴿ – pra mehrin e tyre, pasi të kalojë periudha e caktuar (*ʿiddeh*). ﴾Mos qëndroni në martesë me idhujtare!﴿ – kuptimi i kësaj është se ai që ka pasur për bashkëshorte një idhujtare, ajo tashmë nuk mund të jetë më bashkëshorte e tij, për arsyen se kjo kurorë është ndërprerë për shkak të feve të ndryshme të tyre. Jobesimtarët u jepnin gra për martesë muslimanëve dhe muslimanët martoheshin me idhujtaret (politeistet). Më pas ky veprim u anulua me anë të këtij ajeti. Ky gjykim është i veçantë për jobesimtaret idhujtare, dhe jo për jobesimtaret nga Ithtaret e Librit.[1] ﴾Kërkoni atë që keni dhënë (si pajë)﴿ – domethënë, kërkoni mehrin që u keni dhënë grave tuaja, nëse ato dezertojnë ﴾...por dhe jobesimtarët le të kërkojnë atë që kanë dhënë.﴿ Interpretuesit e Kuranit thonë se kur ndonjë muslimane kishte lënë fenë e saj dhe kishte shkuar te jobesimtarët, me të cilët muslimanët kishin marrëveshje, u thuhej: "Na ktheni mehrin e saj." Dhe, kur ndonjë grua kishte pranuar Islamin dhe ishte larguar nga jobesimtarët dhe kishte shkuar tek muslimanët, muslimanëve u thuhej: "Kthejani mehrin e saj ish-bashkëshortit të saj jobesimtar." ﴾Ky﴿ kthim mehri nga të dyja palët ﴾është ligji i Allahut﴿, domethënë, në lidhje me politeistët pas marrëveshjes së Hudejbijes, ndryshe nga politeistët me të cilët nuk ka marrëveshje, por më pas kjo u anulua. Kurse Kurtubiu shkruan: "Ky gjykim është posaçërisht për atë kohë dhe për atë ngjarje në veçanti, pra në lidhje me kthimin e mehrit, dhe jo për ndarjen midis bashkëshortëve nëse njëri prej tyre pranon Islamin." ﴾Ai ju gjykon ju; Allahu di çdo gjë dhe është i Gjithëdijshëm e i Urtë.﴿

(11) ﴾Nëse ndonjëra prej grave tuaja kthehet te jobesimtarët﴿ – pra nëse ndonjë muslimane dezerton dhe kthehet në vendin e jobesimtarëve (*dārul-kufr*), edhe nëse janë Ithtarë të Librit, ﴾e më pas ju fitoni plaçkë lufte prej tyre﴿ – domethënë, nëse fitorja ju takon ju dhe fitoni prej tyre plaçkë lufte, ﴾atëherë jepuni atyre (besimtarëve që u kanë ikur gratë) shpenzimet e martesës.﴿ Janë urdhëruar që t'u japin atyre besimtarëve që u kanë ikur gratë nga plaçka e fej-it dhe e luftës, aq sa ata kanë shpenzuar për mehrin e grave të tyre, nëse politeistët nuk ua kthenin atë *mehr*. ﴾Kijeni frikë Allahun, të Cilit i besoni!﴿ – domethënë, të keni kujdes që të mos vepronі diçka që e bën të detyrueshëm dënimin tuaj.

(12) ﴾O Profet, nëse vijnë te ty besimtaret për të dhënë besën...﴿ – pra me synimin për të dhënë besën ty për Islamin, ﴾...se nuk do t'i shoqërojnë Allahut asgjë (në adhurim)﴿, kushdo qoftë ai. Kjo ishte në ditën e çlirimit të Mekës, kur gratë banore të Mekës erdhën tek i Dërguari i Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) për t'i dhënë besën. Atëherë Allahu i Madhëruar e urdhëroi që të merrte prej tyre besën, se ato nuk do t'i shoqërojnë Atij askënd në adhurim. ﴾...nuk do të vjedhin, nuk do të bëjnë marrëdhënie intime të jashtëligjshme...﴿ ﴾...nuk do t'i vrasin fëmijët e tyre﴿ siç veprohej në periudhën e injorancës, ku vajzat groposeshin të gjalla. ﴾...nuk do të sjellin ndonjë shpifje të sajuar nga ato vetë﴿ – domethënë, se nuk do t'u bashkëngjisin bashkëshortëve fëmijë që s'janë të tyre. El-Fera ka thënë: "Asokohe kishte gra që merrnin ndonjë të sapolindur dhe i thoshin burrave të tyre se këtë fëmijë e kam me ty." Ndërsa Ibn Abasi thotë: "Kur gruaja lindte vajzë, merrte në vend të saj ndonjë djalë." ﴾...dhe se nuk do të të kundërshtojnë në çfarë është e drejtë dhe e arsyeshme﴿ – në të gjitha çështjet që tregojnë

[1] Muslimanit i lejohet që të martohet me gra të krishtera dhe çifute (*shën i përkth.*).

يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّبِيُّ إِذَا جَآءَكَ ٱلْمُؤْمِنَٰتُ يُبَايِعْنَكَ عَلَىٰٓ أَن لَّا يُشْرِكْنَ
بِٱللَّهِ شَيْـًٔا وَلَا يَسْرِقْنَ وَلَا يَزْنِينَ وَلَا يَقْتُلْنَ أَوْلَٰدَهُنَّ وَلَا يَأْتِينَ
بِبُهْتَٰنٍ يَفْتَرِينَهُۥ بَيْنَ أَيْدِيهِنَّ وَأَرْجُلِهِنَّ وَلَا يَعْصِينَكَ
فِى مَعْرُوفٍ فَبَايِعْهُنَّ وَٱسْتَغْفِرْ لَهُنَّ ٱللَّهَ إِنَّ ٱللَّهَ غَفُورٌ رَّحِيمٌ
١٢ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ لَا تَتَوَلَّوْا۟ قَوْمًا غَضِبَ ٱللَّهُ عَلَيْهِمْ
قَدْ يَئِسُوا۟ مِنَ ٱلْءَاخِرَةِ كَمَا يَئِسَ ٱلْكُفَّارُ مِنْ أَصْحَٰبِ ٱلْقُبُورِ ١٣

## سُورَةُ الصَّفِّ

ترتيبها ٦١ — آياتها ١٤

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

سَبَّحَ لِلَّهِ مَا فِى ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَمَا فِى ٱلْأَرْضِ وَهُوَ ٱلْعَزِيزُ ٱلْحَكِيمُ
١ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ لِمَ تَقُولُونَ مَا لَا تَفْعَلُونَ ٢
كَبُرَ مَقْتًا عِندَ ٱللَّهِ أَن تَقُولُوا۟ مَا لَا تَفْعَلُونَ ٣ إِنَّ
ٱللَّهَ يُحِبُّ ٱلَّذِينَ يُقَٰتِلُونَ فِى سَبِيلِهِۦ صَفًّا كَأَنَّهُم
بُنْيَٰنٌ مَّرْصُوصٌ ٤ وَإِذْ قَالَ مُوسَىٰ لِقَوْمِهِۦ يَٰقَوْمِ لِمَ
تُؤْذُونَنِى وَقَد تَّعْلَمُونَ أَنِّى رَسُولُ ٱللَّهِ إِلَيْكُمْ فَلَمَّا
زَاغُوٓا۟ أَزَاغَ ٱللَّهُ قُلُوبَهُمْ وَٱللَّهُ لَا يَهْدِى ٱلْقَوْمَ ٱلْفَٰسِقِينَ ٥

bindje ndaj Allahut, siç është ndalimi i vajtimit, i grisjes së rrobave, i shkuljes së flokëve, i shqyerjes së teshave në pjesën e grykës, i gërvishtjes së fytyrës dhe lutjes për mjerim.[1] ﴾...atëherë ti pranoje besën e tyre dhe lutju Allahut që t'i falë﴿ – domethënë, pasi të kesh pranuar prej tyre besën që të kanë dhënë, kërko prej Allahut që t'i falë ato. Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë.

13 ﴾O besimtarë, mos i bëni miq ata njerëz me të cilët Allahu është i zemëruar!﴿ Ata janë jobesimtarët e të gjitha llojeve (ngjyrave). Thuhet se këtu bëhet fjalë edhe për çifutët në veçanti. ﴾Ata e kanë humbur shpresën për jetën tjetër﴿ – sepse ata nuk janë aspak të bindur për botën tjetër, për shkak të mosbesimit të tyre. ﴾...ashtu siç e kanë humbur shpresën jobesimtarët për të varrosurit (se do të ringjallen)﴿ – ashtu siç e kanë humbur shpresën për të vdekurit e tyre, se do të ringjallen, ngaqë ata kanë bindjen se nuk do të ketë ringjallje.

# SURJA ES-SAFF

1 ﴾Allahun e përlëvdon gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë. Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti!﴿

2 ﴾O besimtarë, përse thoni atë që nuk e bëni?﴿ Përcillet se Ibn Abasi ka thënë: "Para se xhihadi[2] të bëhej obligim, disa njerëz nga besimtarët thoshin se kemi dëshirë që Allahu të na njoftojë për veprën më të dashur tek Ai, që ne ta veprojmë atë. Por, kur Ai i njoftoi se vepra më e dashur tek Ai është xhihadi, disa besimtarë nuk e pëlqyen këtë dhe u rënduan prej saj. Pikërisht për këtë arsye zbriti ky ajet."

3 ﴾Është shumë e urryer për Allahun të thoni atë që nuk e bëni!﴿ – domethënë, Allahu i Madhëruar e urren shumë këtë gjë. Thuhet se këtu bëhet fjalë për disa njerëz të cilët shkonin te Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe ndonjëri prej tyre thoshte: "Kam luftuar me shpatën time, kam goditur kështu dhe ashtu....", ndërsa në të vërtetë ata nuk e kishin bërë një gjë të tillë.

4 ﴾Vërtet, Allahu i do ata që luftojnë në rrugën e Tij﴿ – Allahu i Madhëruar këtu u sqaron atyre se lufta në rrugën e Tij është vepra që Ai pëlqen më tepër nga robërit e Vet. Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Kreu i çdo gjëje është Islami, shtylla e tij është namazi dhe kulmi i tij është lufta në rrugë të Allahut." ﴾...të radhitur﴿ – domethënë, vihen në rresht ﴾si të ishin një ndërtesë solide﴿, me pjesë të ngjitura, derisa sa bëhen si një trup i vetëm; kjo për shkak të rreptësisë dhe forcës së tyre në çështjen e Allahut, as ata nuk zmbrapsen prej saj dhe as armiku nuk depërton dot mes tyre.

5 ﴾Kujto kur Musai i tha popullit të vet...﴿ Pasi Allahu i Madhëruar përmendi se Ai i do ata që luftojnë në rrugën e Tij, sqaron se Musai dhe Isai kanë urdhëruar për njësimin e Allahut, kanë luftuar në rrugën e Tij, ndërsa ata që i kundërshtuan i kapi dënimi; kjo për t'i tërhequr vërejtjen umetit të Muhamedit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem), që mos të veprojnë me profetin e tyre siç veproi populli i Musait dhe Isait me ta. ﴾'Opopulli im, përse po më mundoni...﴿ – duke kundërshtuar urdhrin tim për zbatimin e ligjeve, të cilat Allahu i ka bërë obligim për ju. Ose përse më mundoni me sharje dhe duke më ulur, ﴾...kur e dini mirë se unë jam i dërguari i Allahut te ju?!'﴿ Pra, si më mundoni, kur ju e dini mirë se unë jam i dërguari i Allahut?! Dhe i dërguari duhet të respektohet dhe të nderohet, kur ju nuk ju ka mbetur më dyshim për mesazhin (misionin), sepse ju patë mrekulli të cilat ju detyrojnë të pranoni mesazhin tim, dhe ju bënë të krijoni një bindje të qartë për të. ﴾Kur ata u larguan (nga e vërteta),

---

[1] Këto veprime gratë i bënin në raste fatkeqësish. Me ardhjen e fesë islame, veprime të tilla u ndaluan.

[2] Lufta për hir të Allahut (*shën. i përkth.*).

وَإِذۡ قَالَ عِيسَى ٱبۡنُ مَرۡيَمَ يَٰبَنِيٓ إِسۡرَٰٓءِيلَ إِنِّي رَسُولُ ٱللَّهِ إِلَيۡكُم مُّصَدِّقٗا
لِّمَا بَيۡنَ يَدَيَّ مِنَ ٱلتَّوۡرَىٰةِ وَمُبَشِّرَۢا بِرَسُولٖ يَأۡتِي مِنۢ بَعۡدِي ٱسۡمُهُۥٓ أَحۡمَدُۖ فَلَمَّا
جَآءَهُم بِٱلۡبَيِّنَٰتِ قَالُواْ هَٰذَا سِحۡرٞ مُّبِينٞ ٦ وَمَنۡ أَظۡلَمُ مِمَّنِ ٱفۡتَرَىٰ
عَلَى ٱللَّهِ ٱلۡكَذِبَ وَهُوَ يُدۡعَىٰٓ إِلَى ٱلۡإِسۡلَٰمِۚ وَٱللَّهُ لَا يَهۡدِي ٱلۡقَوۡمَ ٱلظَّٰلِمِينَ
٧ يُرِيدُونَ لِيُطۡفِـُٔواْ نُورَ ٱللَّهِ بِأَفۡوَٰهِهِمۡ وَٱللَّهُ مُتِمُّ نُورِهِۦ وَلَوۡ كَرِهَ
ٱلۡكَٰفِرُونَ ٨ هُوَ ٱلَّذِيٓ أَرۡسَلَ رَسُولَهُۥ بِٱلۡهُدَىٰ وَدِينِ ٱلۡحَقِّ لِيُظۡهِرَهُۥ
عَلَى ٱلدِّينِ كُلِّهِۦ وَلَوۡ كَرِهَ ٱلۡمُشۡرِكُونَ ٩ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ هَلۡ أَدُلُّكُمۡ
عَلَىٰ تِجَٰرَةٖ تُنجِيكُم مِّنۡ عَذَابٍ أَلِيمٖ ١٠ تُؤۡمِنُونَ بِٱللَّهِ وَرَسُولِهِۦ وَتُجَٰهِدُونَ
فِي سَبِيلِ ٱللَّهِ بِأَمۡوَٰلِكُمۡ وَأَنفُسِكُمۡۚ ذَٰلِكُمۡ خَيۡرٞ لَّكُمۡ إِن كُنتُمۡ تَعۡلَمُونَ ١١
يَغۡفِرۡ لَكُمۡ ذُنُوبَكُمۡ وَيُدۡخِلۡكُمۡ جَنَّٰتٖ تَجۡرِي مِن تَحۡتِهَا ٱلۡأَنۡهَٰرُ وَمَسَٰكِنَ
طَيِّبَةٗ فِي جَنَّٰتِ عَدۡنٖۚ ذَٰلِكَ ٱلۡفَوۡزُ ٱلۡعَظِيمُ ١٢ وَأُخۡرَىٰ تُحِبُّونَهَاۖ نَصۡرٞ
مِّنَ ٱللَّهِ وَفَتۡحٞ قَرِيبٞۗ وَبَشِّرِ ٱلۡمُؤۡمِنِينَ ١٣ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ كُونُوٓاْ
أَنصَارَ ٱللَّهِ كَمَا قَالَ عِيسَى ٱبۡنُ مَرۡيَمَ لِلۡحَوَارِيِّـۧنَ مَنۡ أَنصَارِيٓ إِلَى ٱللَّهِۖ
قَالَ ٱلۡحَوَارِيُّونَ نَحۡنُ أَنصَارُ ٱللَّهِۖ فَـَٔامَنَت طَّآئِفَةٞ مِّنۢ بَنِيٓ إِسۡرَٰٓءِيلَ
وَكَفَرَت طَّآئِفَةٞۖ فَأَيَّدۡنَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ عَلَىٰ عَدُوِّهِمۡ فَأَصۡبَحُواْ ظَٰهِرِينَ ١٤

Allahu i largoi zemrat e tyre (nga rruga e drejtë)﴾ – domethënë, kur ata e lanë të vërtetën duke e munduar profetin e tyre, atëherë Allahu i devijoi zemrat e tyre nga e vërteta si shpërblim (ndëshkim) për atë që vepruan. ﴿Allahu nuk e shpie në rrugë të drejtë popullin e pabindur.﴾

(6) ﴿Kujto kur Isai, i biri i Merjemes, tha: 'O bijtë e Israilit, unë jam i dërguari i Allahut te ju, për t'ju vërtetuar Teuratin e shpallur para meje...﴾ – domethënë, unë jam i dërguari i Allahut te ju me Inxhilin (Ungjillin), e nuk kam sjellë diçka që kundërshton Teuratin (Torën); përkundrazi, ai (Teurati) ka përgëzuar (njoftuar) për ardhjen time. Atëherë pra, si largoheni prej meje dhe më kundërshtoni?! ﴿...dhe për t'ju sjellë lajmin e gëzueshëm për një të dërguar, emri i të cilit është Ahmed,[1] që do të vijë pas meje'﴾ – dhe nëse njëmend jam kështu, atëherë nuk ka arsye për të më përgënjeshtruar. "Ahmed" është emri i Profetit tonë (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem), që në origjinën e tij ka këtë shpjegim: "Ahmed" është ai që lavdërohet më shumë se të tjerët, për shkak të cilësive të mira që ka. ﴿Por, kur ai u solli atyre shenja të qarta, ata thanë: 'Kjo është magji e qartë!'﴾ – domethënë, kur Isai u solli atyre mrekullitë, ata thanë se kjo që ai solli është magji e qartë, e dukshme. Thuhet edhe se këtu është fjala për Muhamedin (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem): kur ai solli këto (shenja të qarta) ata i thanë: "Ti je magjistar!"

(7) ﴿Dhe, kush bën padrejtësi më të madhe sesa ai që shpif gënjeshtra ndaj Allahut, ndërkohë që ai ftohet në Islam?!﴾ – që është feja më e mirë dhe më e nderuar, sepse kush është kësisoj nuk duhet të shpifë ndaj tjetrit. Atëherë pra, si është e mundur të shpifë ndaj Zoti të Tij? ﴿Allahu nuk e udhëzon popullin zullumqar.﴾ Ndër zullumqarë bëjnë pjesë edhe ata që u përmendën më sipër.

(8) ﴿Ata dëshirojnë të shuajnë dritën e Allahut me gojët e tyre...﴾ – pra është fjala për gjendjen e tyre, e cila, teksa orvaten të frenojnë Islamin dhe të pengojnë udhëzimin e tij me thëniet e tyre të rreme, i ngjan gjendjes së atij që do të fikë një dritë të madhe duke i fryrë. ﴿...por Allahu e përsos dritën e Vet...﴾ duke e shfaqur fenë Islame në çdo anë, dhe duke e lartësuar atë mbi të tjerat. ﴿...edhe nëse (këtë gjë) e urrejnë jobesimtarët.﴾

(9) ﴿Allahu është Ai që e ka çuar të Dërguarin e Vet me udhërrëfimin dhe fenë e së Vërtetës, për ta ngritur atë më lart se të gjitha fetë﴾ – për ta bërë atë të spikatur, triumfuese, të lartësuar dhe mbizotëruese mbi të gjithë fetë e tjera, ﴿edhe nëse nuk e pëlqejnë idhujtarët﴾ – sepse kjo gjë do të ndodhë me patjetër.

(10) ﴿O besimtarë, a doni t'ju drejtoj në një tregti, e cila ju shpëton nga një dënim i dhembshëm?!﴾ E ka vendosur punën (veprën) në shkallën e tregtisë, ngaqë ata fitojnë nëpërmjet saj, ashtu siç fitojnë nëpërmjet tregtisë, duke hyrë në Xhenet dhe duke shpëtuar nga Zjarri. Kjo tregti është ajo që e ka sqaruar në dy ajetet vijuese, kuptimi i të cilave është se besimi dhe xhihadi kanë Xhenetin si shpërblim (vlerë) për to, dhe kjo është një tregti që ia vlen.

(11) ﴿Besoni në Allahun dhe në të Dërguarin e Tij dhe luftoni në rrugën e Allahut me pasurinë dhe trupin tuaj. Kjo, nëse do ta dini, është më mirë për ju.﴾

(12) ﴿Ai do t'jua falë gabimet tuaja...﴾ Fillimisht ka përmendur mallin me të cilin ata bëjnë tregti, kurse këtu ka treguar për vlerën që Ai u ka premtuar për këtë mall. Domethënë, nëse besoni Ai ju fal. ﴿...dhe do t'ju shpjerë në kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe në banesa të mrekullueshme në Xhenetet e Adnit﴾ – domethënë, të banoni në xhenete ku do të qëndroni përgjithmonë, ku nuk ka as vdekje dhe as dalje prej tyre. ﴿Kjo është fitorja madhështore!﴾ – pra falja (e gjynaheve) dhe hyrja

---

[1] Një emër tjetër i Profetit Muhamed (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem), që do të thotë "i lavdëruari".

سُورَةُ الجُمُعَةِ — ترتيبها ٦٢ — آياتها ١١

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

يُسَبِّحُ لِلَّهِ مَا فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَمَا فِي ٱلۡأَرۡضِ ٱلۡمَلِكِ ٱلۡقُدُّوسِ ٱلۡعَزِيزِ
ٱلۡحَكِيمِ ١ هُوَ ٱلَّذِي بَعَثَ فِي ٱلۡأُمِّيِّـۧنَ رَسُولٗا مِّنۡهُمۡ يَتۡلُواْ
عَلَيۡهِمۡ ءَايَٰتِهِۦ وَيُزَكِّيهِمۡ وَيُعَلِّمُهُمُ ٱلۡكِتَٰبَ وَٱلۡحِكۡمَةَ وَإِن كَانُواْ
مِن قَبۡلُ لَفِي ضَلَٰلٖ مُّبِينٖ ٢ وَءَاخَرِينَ مِنۡهُمۡ لَمَّا يَلۡحَقُواْ بِهِمۡۚ
وَهُوَ ٱلۡعَزِيزُ ٱلۡحَكِيمُ ٣ ذَٰلِكَ فَضۡلُ ٱللَّهِ يُؤۡتِيهِ مَن يَشَآءُۚ وَٱللَّهُ
ذُو ٱلۡفَضۡلِ ٱلۡعَظِيمِ ٤ مَثَلُ ٱلَّذِينَ حُمِّلُواْ ٱلتَّوۡرَىٰةَ ثُمَّ لَمۡ
يَحۡمِلُوهَا كَمَثَلِ ٱلۡحِمَارِ يَحۡمِلُ أَسۡفَارَۢاۚ بِئۡسَ مَثَلُ ٱلۡقَوۡمِ
ٱلَّذِينَ كَذَّبُواْ بِـَٔايَٰتِ ٱللَّهِۚ وَٱللَّهُ لَا يَهۡدِي ٱلۡقَوۡمَ ٱلظَّٰلِمِينَ ٥
قُلۡ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ هَادُوٓاْ إِن زَعَمۡتُمۡ أَنَّكُمۡ أَوۡلِيَآءُ لِلَّهِ مِن
دُونِ ٱلنَّاسِ فَتَمَنَّوُاْ ٱلۡمَوۡتَ إِن كُنتُمۡ صَٰدِقِينَ ٦ وَلَا يَتَمَنَّوۡنَهُۥٓ
أَبَدَۢا بِمَا قَدَّمَتۡ أَيۡدِيهِمۡۚ وَٱللَّهُ عَلِيمُۢ بِٱلظَّٰلِمِينَ ٧ قُلۡ إِنَّ
ٱلۡمَوۡتَ ٱلَّذِي تَفِرُّونَ مِنۡهُ فَإِنَّهُۥ مُلَٰقِيكُمۡۖ ثُمَّ تُرَدُّونَ
إِلَىٰ عَٰلِمِ ٱلۡغَيۡبِ وَٱلشَّهَٰدَةِ فَيُنَبِّئُكُم بِمَا كُنتُمۡ تَعۡمَلُونَ ٨

në xhenete – të cilat u përmendën më sipër – janë fitorja pas së cilës nuk ka fitore; janë triumfi, të cilit nuk i përngjan asnjë triumf tjetër.

(13) ﴿Ai do t'ju falë edhe dhunti të tjera që dëshironi...﴾ pra ju do të keni edhe një të mirë tjetër që ju pëlqen. ﴿...ndihmë nga Allahu...﴾ pra ajo është ndihma nga Allahu për ju ﴿dhe një fitore të afërt!﴾, që Ai do t'ju japë ju. Pra, fitorja kundër kurejshëve dhe çlirimi i Mekës. Atau ka thënë: "Këtu bëhet fjalë për fitoren kundër persëve dhe romakëve." ﴿Prandaj, përgëzoji besimtarët!﴾ – thirrje që i drejtohet Profetit. Përgëzoji besimtarët me ndihmë dhe fitore në këtë botë dhe me Xhenet në botën tjetër.

(14) ﴿O besimtarë, bëhuni ndihmësit e Allahut﴾ – vazhdojeni rrugën tuaj në ndihmë të fesë, ﴿...ashtu siç u tha Isai, i biri i Merjemes dishepujve: 'Kush janë ndihmësit e mi për çështjen e Allahut?'﴾ Pra, ndihmojeni fenë e Allahut, ashtu siç e ndihmuan dishepujt, kur Isai (Alejhi essalatu ue esselam) u tha atyre: ﴿Kush janë ndihmësit e mi për çështjen e Allahut?﴾, dhe ata thanë: ﴿Ne jemi ndihmësit e Allahut!﴾ Pra, kuptimi është se cili nga ju merr përsipër që të më ndihmojë dhe të më mbështesë në ato vepra që të afrojnë te Allahu? *el-Hawarijjūn* – dishepujt janë ndihmësit e Mesihut[1], shokët e tij më besnikë si dhe të parët që e besuan atë. Ata ishin dymbëdhjetë burra. ﴿Kështu, një pjesë nga bijtë e Israilit e besoi, kurse pjesa tjetër e mohoi. Prandaj Ne i forcuam besimtarët kundër armikut të tyre﴾ – i forcuam të drejtët kundër të padrejtëve. ﴿...dhe ata dolën ngadhënjimtarë﴾ – domethënë, të lartësuar dhe triumfues. Transmetohet se në lidhje me ajetin: "O besimtarë, bëhuni ndihmësit e Allahut!", Katade ka thënë: *"Kjo që ndodhi, dhe lëvduar qoftë* Allahu! *Shtatëdhjetë burra* shkuan te *Profeti* (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) *dhe i dhanë besën në Akabe. Ata e strehuan dhe e ndihmuan, derisa Allahu bëri që feja e Tij të triumfojë. I Dërguari i Allahut* (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) *i tha atij grupi njerëzish, të cilët e takuan atë në Akabe: "Nxirrni dymbëdhjetë prej jush, që të jenë garantues për popullin e tyre, ashtu siç garantuan dishepujt Isain birin e Merjemes." Pastaj u tha të përzgjedhurve: "Ju jeni garantuesit e popullit tuaj, ashtu siç ishin dishepujt garantues për Isain, birin e Merjemes, ndërsa unë jam garantues i popullit tim." Ata thanë:* "Po"."

## SURJA EL-XHUMU'A

(1) ﴿Allahun e përlëvdon gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë.﴾ ﴿Ai është Sunduesi, i Shenjti﴾ – i Shenjti: i Pastri nga çdo e metë ﴿i Plotfuqishmi dhe i Urti.﴾

(2) ﴿Është Ai që u solli analfabetëve një të Dërguar nga gjiri i tyre.﴾ Me analfabetë këtu nënkuptohen arabët, si ata që dinin shkrim, po ashtu, edhe ata që nuk dinin, ngaqë ata nuk ishin ithtarë të ndonjë libri (të shpallur). Analfabet është ai që nuk di shkrim dhe lexim, dhe shumica e arabëve ishin të tillë. ﴿...për t'u lexuar atyre shpalljet e Tij...﴾ – domethënë, Kuranin, edhe pse ai ishte analfabet, nuk shkruante dhe nuk lexonte, dhe as mësoi nga dikush tjetër. ﴿...për t'i pastruar...﴾ – domethënë, për t'i pastruar nga papastërtia e mosbesimit, e gjynaheve dhe e moralit të keq. Po ashtu, thuhet se mund të ketë kuptimi që i bën ata me zemra të pastra nëpërmjet besimit. ﴿...e për t'u mësuar Librin dhe Urtësinë﴾ – Librin: Kuranin, dhe Urtësinë: Sunnetin (traditën profetike). Ose me librin nënkuptohet shkrimin me pendë, kurse me urtësinë të kuptuarit e fesë. Këtë e ka thënë edhe Malik ibn Enesi. ﴿...ndonëse më parë ishin vërtet në humbje të qartë﴾ – pra në idhujtari dhe të larguar nga e vërteta.

(3) ﴿Ai e ka dërguar atë (profetin Muhamed (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) edhe tek të tjerët prej atyre (muslimanëve), të cilët ende nuk u janë bashkuar﴾ – domethënë, nuk iu bashkuan dot në atë kohë,

[1] Isait (Alejhi essalatu ue esselam) birit të Merjemes (*shën. i përkth.*).

por do t'u bashkohen atyre më pas. Pra, ai pastron ata dhe pastron edhe të tjerë prej tyre, të cilët janë ata që vijnë pas shokëve të Profetit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem), nga muslimanët arabë dhe të tjerë deri në Ditën e Kiametit. Transmeton Buhariu nga Ebu Hurejre (Radijallahu anhu), se ky i fundit ka thënë: "Ishim ulur te Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) kur zbrit surja *El-Xhumua*', e ai po e lexonte, dhe kur mbërriti te ﴿...edhe tek të tjerët prej atyre (muslimanëve), të cilët ende nuk u janë bashkuar﴾, një burrë i tha: – O i Dërguar i Allahut, kush janë ata që ende nuk na janë bashkuar? – Ai vendosi dorën e tij te Selman El-Farisiu dhe tha: – Betohem në Atë, në duart e të Cilit është shpirti im, sikur besimi të ishte në Plejadë do ta kishin arritur atë disa burra nga këta." ﴿Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti﴾ – domethënë, shumë i Fuqishëm dhe tepër i Urtë.

4 ﴿Kjo është dhuntia e Allahut; Ai ia jep atë kujt të dojë. Allahu zotëron dhunti të madhe.﴾

5 ﴿Shembulli i atyre që iu besua Teurati...﴾ Ky është një shembull që Allahu i Madhëruar e jep për çifutët, të cilët e lanë punën sipas Teuratit, të cilëve iu ngarkua që ta mbajnë atë dhe të veprojnë sipas tij. ﴿...por pastaj nuk e zbatuan atë...﴾ – nuk vepruan në bazë të tij dhe nuk iu bindën urdhrave që ndodheshin në të. ﴿...i shëmbëllen gomarit që mban libra.﴾ *Esfār* është shumësi i *sifr*, që ka kuptimin *libër i madh*. Gomari nuk e di se ç'mban mbi kurrizin e tij, libra apo plehra. ﴿Sa i keq është shembulli i atyre që mohojnë shpalljet e Allahut!﴾ – domethënë, gomari, i cili po jepet si shembull që çifutët i ngjasojnë me të drejtë, është gjëja më e shëmtuar që mund të merret si shembull për përgënjeshtruesit. Domethënë, o muslimanë, mos u bëni si ata! Allahu e ka përmendur këtë në fillim, për t'i tërhequr vërejtjen atyre që e lanë në këmbë të Dërguarin e Allahut në minber, duke mbajtur hutbe (predikim), dhe shkuan për të bërë pazar. I ngjashëm me ta është edhe çdokush që nuk ia vë veshin hutbes (predikimit të xhumasë), ndërkohë që arrin ta dëgjojë atë, ashtu siç është përmendur edhe në hadith. Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Kush flet ditën e xhuma, ndërkohë që imami mban predikimin, shembulli i tij është si shembulli i gomarit që mban libra. Ndërsa kush i thotë atij: "Hesht!", atij nuk i pranohet xhumaja." Por, ky hadith është i dobët. Allahu nuk e udhëzon popullin zullumqar.

6 ﴿Thuaju hebrenjve: 'Në qoftë se ju pretendoni se jeni të vetmit miq të Allahut nga të gjithë njerëzit...﴾ Hebrenjtë janë ata që i takojnë fesë çifute. Çifutët pretenduan se janë më të mirë se njerëzit e tjerë, se ata janë të vetmit miq të Allahut, dhe se janë bijtë e Allahut dhe të dashurit e Tij. Kur ngritën këtë pretendim të kotë, atëherë Allahu e urdhëroi të Dërguarin e Tij që t'u thoshte: ﴿...atëherë dëshirojeni vdekjen﴾, që të bëheni të nderuar sipas pretendimit tuaj, ﴿po të jeni të sinqertë!﴾ në këtë pretendim, sepse ai që e di se është prej banorëve të Xhenetit, dëshiron të çlirohet nga ky vendbanim (dynjaja).

7 ﴿Por ata kurrë nuk do ta dëshirojnë vdekjen, për shkak të veprave që kanë bërë duart e tyre﴾ – për shkak të mohimit, të gjynaheve, të shtrembërimit dhe ndryshimit që ata bënë. ﴿Allahu i njeh mirë zullumqarët.﴾

8 ﴿Thuaj: 'Vdekja prej së cilës po ikni, do t'ju arrijë.'﴾ – domethënë, ajo do të vijë te ju dhe do t'u takojë ballë për ballë. ﴿Pastaj, ju do të ktheheni tek Ai, i Cili e di të fshehtën dhe të dukshmen...﴾– dhe kjo do të jetë në Ditën e Kiametit. ﴿...dhe Ai do t'ju njoftojë ju për atë që keni bërë'﴾ – për punët e këqija, dhe do t'ju ndëshkojë për to.

9 ﴿O besimtarë, kur të thirreni për (të falur) namazin (e xhumasë)...﴾ – është fjala për ezanin që bëhet ditën e xhuma, kur imami ulet në minber, sepse në kohën e të Dërguarit të Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) nuk bëhej ndonjë thirrje (ezan) tjetër përveç tij. Ndërsa për sa i përket ezanit të parë në ditën e premte, atë e ka shtuar Uthmani (Radijallahu anhu) në praninë e sahabëve, kur Medina u zgjerua. ﴿...në ditën e premte، nxitoni për ta përmendur Allahun...﴾ – drejtohuni për të shkuar te përmendja e Allahut, që është predikimi (hutbja), namazi i xhumasë në xhamitë e mëdha, si dhe merruni me kryerjen e shkaqeve, si gusli (larja e plotë/dushi), abdesi dhe drejtimi drejt tyre (xhami). ﴿...dhe lëreni tregtinë!﴾ – pra mos u merrni me të. E njëjta gjë vlen edhe për transaksionet e tjera. Prandaj, kur muezini thërret ezanin ditën e xhuma, atëherë nuk lejohet të bëhet tregti. ﴿Kjo...﴾ – nxitimi për ta përmendur Allahun dhe lënia e shitblerjes ﴿...është më mirë për ju!﴾ – është më mirë sesa të merreni me shitblerje dhe të lini pa përmendur Allahun, për shkak të sevapit dhe shpërblimit që ka zbatimi i kësaj porosie. ﴿y...sikur ta dinit.﴾

10 ﴿Dhe, kur të përfundojë namazi...﴾ – kur ta keni përfunduar, ta keni kryer dhe të keni mbaruar, ﴿...atëherë shpërndahuni nëpër tokë﴾ për të bërë tregti si dhe për t'u marrë me ato çështje të jetës për të cilat keni nevojë. ﴿...kërkoni nga mirësitë e Allahut﴾ – domethënë, riskun që Ai u jep robërve të Vet, nga fitimet që ata marrin nëpërmjet transaksioneve të ndryshme. ﴿...dhe përmendeni shumë Allahun﴾ – pra mos harroni që gjatë shitblerjes të përmendni shumë Atë, duke e falënderuar për faktin se ju ka udhëzuar në të mirën e kësaj bote dhe të tjetrës. Gjithashtu, përmendeni Atë edhe me ato përkujtime (dhikr) që të afrojnë tek Ai, si: lavdërimi, lartësimi,

يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ إِذَا نُودِيَ لِلصَّلَوٰةِ مِن يَوۡمِ ٱلۡجُمُعَةِ
فَٱسۡعَوۡاْ إِلَىٰ ذِكۡرِ ٱللَّهِ وَذَرُواْ ٱلۡبَيۡعَۚ ذَٰلِكُمۡ خَيۡرٞ لَّكُمۡ إِن كُنتُمۡ
تَعۡلَمُونَ ٩ فَإِذَا قُضِيَتِ ٱلصَّلَوٰةُ فَٱنتَشِرُواْ فِي ٱلۡأَرۡضِ
وَٱبۡتَغُواْ مِن فَضۡلِ ٱللَّهِ وَٱذۡكُرُواْ ٱللَّهَ كَثِيرٗا لَّعَلَّكُمۡ تُفۡلِحُونَ
١٠ وَإِذَا رَأَوۡاْ تِجَٰرَةً أَوۡ لَهۡوًا ٱنفَضُّوٓاْ إِلَيۡهَا وَتَرَكُوكَ قَآئِمٗاۚ قُلۡ
مَا عِندَ ٱللَّهِ خَيۡرٞ مِّنَ ٱللَّهۡوِ وَمِنَ ٱلتِّجَٰرَةِۚ وَٱللَّهُ خَيۡرُ ٱلرَّٰزِقِينَ ١١

ترتيبها ٦٣ — سُورَةُ المُنَافِقُونَ — آياتها ١١

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

إِذَا جَآءَكَ ٱلۡمُنَٰفِقُونَ قَالُواْ نَشۡهَدُ إِنَّكَ لَرَسُولُ ٱللَّهِۗ وَٱللَّهُ يَعۡلَمُ
إِنَّكَ لَرَسُولُهُۥ وَٱللَّهُ يَشۡهَدُ إِنَّ ٱلۡمُنَٰفِقِينَ لَكَٰذِبُونَ ١
ٱتَّخَذُوٓاْ أَيۡمَٰنَهُمۡ جُنَّةٗ فَصَدُّواْ عَن سَبِيلِ ٱللَّهِۚ إِنَّهُمۡ سَآءَ مَا كَانُواْ
يَعۡمَلُونَ ٢ ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمۡ ءَامَنُواْ ثُمَّ كَفَرُواْ فَطُبِعَ عَلَىٰ قُلُوبِهِمۡ
فَهُمۡ لَا يَفۡقَهُونَ ٣ ۞ وَإِذَا رَأَيۡتَهُمۡ تُعۡجِبُكَ أَجۡسَامُهُمۡۖ
وَإِن يَقُولُواْ تَسۡمَعۡ لِقَوۡلِهِمۡۖ كَأَنَّهُمۡ خُشُبٞ مُّسَنَّدَةٞۖ يَحۡسَبُونَ كُلَّ
صَيۡحَةٍ عَلَيۡهِمۡۚ هُمُ ٱلۡعَدُوُّ فَٱحۡذَرۡهُمۡۚ قَٰتَلَهُمُ ٱللَّهُۖ أَنَّىٰ يُؤۡفَكُونَ ٤

madhërimi, kërkimi i faljes etj.,[1] ﴾...në mënyrë që të shpëtoni﴿ – pra që të fitoni dhe të arrini të mirat e këtij jete dhe të ahiretit.

11 ﴾Mirëpo, sa herë që ata shohin ndonjë tregti ose lojë, shkojnë tek ajo.﴿ Shkaku i zbritjes së këtij ajeti është se banorët e Medinës ishin të varfër e nevojtarë. Ndërkohë që Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) po mbante hutben e ditës së xhuma, erdhi një karvan nga Shami, dhe njerëzit u çuan drejt tij, saqë me Profetin (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) në xhami mbetën vetëm dymbëdhjetë burra. Dhe sipas një transmetimi tjetër, bashkë me ta edhe shtatë gra. Ndërsa kuptimi i *infeddu ilejha* – "*shkojnë tek ajo*" është se shpërndahen duke dalë drejt saj. ﴾...e të lënë ty në këmbë﴿ – mbi minber[2] ﴾Thuaj: 'Ajo që është tek Allahu...﴿ – pra shpërblimi i madh, që është Xheneti, ﴾...është më e mirë se argëtimi dhe tregtia'﴿, drejt të cilave shkuat dhe latë qëndrimin në xhami dhe dëgjimin e hutbes së Profetit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) për shkak të tyre.﴾Allahu është Dhuruesi më bujar.﴿

## SURJA EL-MUNĀFIKŪN

1 ﴾Kur hipokritët vijnë tek ti...﴿ – kur mbërrijnë te ti dhe marrin pjesë në tubimin tënd. ﴾...thonë: 'Ne dëshmojmë se ti je vërtet i dërguari i Allahut!'﴿ – e përforcojnë dëshminë e tyre për të treguar se ajo buron nga thellësia e zemrave të tyre dhe nga një bindje e sinqertë. Ndërsa kuptimi i *neshhedu* – "*dëshmojmë*" është se *e dimë*. ﴾Allahu e di se ti je i dërguari i Tij...﴿ Ky është një vërtetim nga Allahu, për dëshminë se Muhamedi (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) është i dërguari i Allahut, gjë që e përmban edhe fjala e tyre (hipokritëve), në mënyrë që të mos kuptohet se përgënjeshtrimi që vjen më pas ka të bëjë me të (dëshminë se Muhamedi është i dërguar i Allahut). ﴾...por Ai (Allahu) dëshmon se hipokritët janë gënjeshtarë!﴿ – domethënë, në pretendimin e tyre se dëshmia që ata japin se Muhamedi është i dërguar i Allahut vjen nga thellësia e zemrave të tyre dhe nga një bindje e sinqertë. Pra, ky përgënjeshtrim nuk ka të bëjë me fjalën e shqiptuar prej tyre, që është dëshmia se Muhamedi është i dërguari i Allahut, sepse kjo është e vërtetë.

2 ﴾Ata i përdorin betimet e tyre si mburojë...﴿ – betimin që u bënë ju e përdorën si mburojë për t'u ruajtur prej jush dhe si një mbulesë për të penguar vrasjen dhe robërimin e tyre. ﴾...dhe i largojnë (njerëzit) prej rrugës së Allahut﴿ – domethënë, i pengojnë njerëzit nga besimi, xhihadi dhe veprat e mira, për shkak të cenimit dhe dyshimeve që ata hedhin rreth profecisë. ﴾Vërtet, shumë të mbrapshta janë punët e tyre!﴿ – pra hipokrizia dhe pengimi i të tjerëve nga rruga e Allahut.

3 ﴾Kjo sepse ata fillimisht besuan...﴿ – domethënë, me hipokrizi, dhe ﴾pastaj mohuan﴿ në brendësinë e tyre. Thuhet se ky ajet ka zbritur për disa njerëz të cilët besuan e pastaj dezertuan (lëshuan fenë e tyre). ﴾...kështu që zemrat e tyre u vulosën...﴿ – u vulosën për shkak të mosbesimit të tyre, e pas kësaj besimi nuk hyn më në to. ﴾...dhe si pasojë ata nuk kuptojnë më﴿ – se ku është e mira dhe udhëzimi i tyre.

4 ﴾Kur i shihni ata, pamja e tyre e bukur ju mahnit...﴿ Kush i shikon ata mahnitet me format e trupave dhe pozitën e tyre, për shkak të shkëlqimit dhe bukurisë që ata kanë. ﴾...e, nëse flasin, ju i dëgjoni fjalët e tyre﴿ – duke menduar se thënia e tyre është e vërtetë dhe e sinqertë për shkak të retorikës dhe elokuencës së gjuhëve të tyre. Abdullah ibn Ubejji, i cili ishte kreu i hipokritëve, ishte orator, me trup të bëshëm dhe i bukur. ﴾E megjithatë, ata janë si trungje të mbështetura.﴿ Ulja e tyre në tubimet e të Dërguarit të Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) u përngjan

---

[1] Pra thënia: *El-hamdulil-lāh* – "lëvduar qoftë Allahu", *subhanallāh* – "i lartësuar qoftë Allahu", *Allāhu ekber* – "Allahu është më i madhi", *estagfirullāh* – "kërkoj falje tek Allahu" etj. (*shën. i përkth.*).

[2] Vendi nga ku predikon imami (*shën. i përkth.*).

وَإِذَا قِيلَ لَهُمْ تَعَالَوْا۟ يَسْتَغْفِرْ لَكُمْ رَسُولُ ٱللَّهِ لَوَّوْا۟ رُءُوسَهُمْ
وَرَأَيْتَهُمْ يَصُدُّونَ وَهُم مُّسْتَكْبِرُونَ ﴿٥﴾ سَوَآءٌ عَلَيْهِمْ
أَسْتَغْفَرْتَ لَهُمْ أَمْ لَمْ تَسْتَغْفِرْ لَهُمْ لَن يَغْفِرَ ٱللَّهُ لَهُمْ إِنَّ
ٱللَّهَ لَا يَهْدِى ٱلْقَوْمَ ٱلْفَٰسِقِينَ ﴿٦﴾ هُمُ ٱلَّذِينَ يَقُولُونَ
لَا تُنفِقُوا۟ عَلَىٰ مَنْ عِندَ رَسُولِ ٱللَّهِ حَتَّىٰ يَنفَضُّوا۟ وَلِلَّهِ
خَزَآئِنُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضِ وَلَٰكِنَّ ٱلْمُنَٰفِقِينَ لَا يَفْقَهُونَ
﴿٧﴾ يَقُولُونَ لَئِن رَّجَعْنَآ إِلَى ٱلْمَدِينَةِ لَيُخْرِجَنَّ ٱلْأَعَزُّ
مِنْهَا ٱلْأَذَلَّ وَلِلَّهِ ٱلْعِزَّةُ وَلِرَسُولِهِۦ وَلِلْمُؤْمِنِينَ وَلَٰكِنَّ
ٱلْمُنَٰفِقِينَ لَا يَعْلَمُونَ ﴿٨﴾ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ لَا تُلْهِكُمْ
أَمْوَٰلُكُمْ وَلَآ أَوْلَٰدُكُمْ عَن ذِكْرِ ٱللَّهِ وَمَن يَفْعَلْ
ذَٰلِكَ فَأُو۟لَٰٓئِكَ هُمُ ٱلْخَٰسِرُونَ ﴿٩﴾ وَأَنفِقُوا۟ مِن مَّا رَزَقْنَٰكُم
مِّن قَبْلِ أَن يَأْتِىَ أَحَدَكُمُ ٱلْمَوْتُ فَيَقُولَ رَبِّ لَوْلَآ أَخَّرْتَنِىٓ
إِلَىٰٓ أَجَلٍ قَرِيبٍ فَأَصَّدَّقَ وَأَكُن مِّنَ ٱلصَّٰلِحِينَ ﴿١٠﴾ وَلَن
يُؤَخِّرَ ٱللَّهُ نَفْسًا إِذَا جَآءَ أَجَلُهَا وَٱللَّهُ خَبِيرٌۢ بِمَا تَعْمَلُونَ ﴿١١﴾

آياتها ١٨ — سُورَةُ التَّغَابُنِ — ترتيبها ٦٤

drurëve të vendosur mbështetur pas murit, të cilët as nuk kuptojnë dhe as nuk dinë, ngaqë nuk posedojnë të kuptuarit e dobishëm si dhe dijen nga e cila arrihet përfitimi. ﴾Ata kujtojnë se çdo thirrje që dëgjojnë është kundër tyre.﴿ Thuhet se hipokritët ishin të trembur se mos zbriste ndonjë shpallje që do i demaskonte, dhe kështu gjaku dhe pasuria e tyre do bëhej e lejuar (për muslimanët). ﴾Ata janë armiqtë e vërtetë, andaj ruajuni prej tyre!﴿ – se mos gjejnë ndonjë rast kundra teje, apo se mos zbulojnë diçka nga sekretet e tua, sepse ata janë spiunët e armiqve të tu jobesimtarë. ﴾Allahu i vraftë!﴿ – domethënë, i mallkoftë (i ka mallkuar), ose kjo është thënë për t'i mësuar besimtarët që ta thonë këtë. ﴾Sa shumë që janë larguar?!﴿ – se si largohen nga e vërteta dhe devijojnë prej saj drejt mosbesimit.

(5) ﴾Kur u thuhet: 'Ejani, se i Dërguari i Allahut do të kërkojë falje për ju', ata tundin kokat e tyre﴿ – domethënë, i tundin për t'u tallur dhe si mospëlqim nga ana e tyre që të kërkohet falje për ta. ﴾...dhe i sheh ata të kthehen...﴿ – i kthejnë shpinën (nuk i vënë veshin) të Dërguarit të Allahut. ﴾...duke u treguar mendjemëdhenj﴿ – për të ardhur tek i Dërguari i Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe për t'i kërkuar atij që të kërkojë falje për ta, ngaqë e mabjnë veten me të madh dhe e marrin si fyerje nëse e bëjnë diçka të tillë.

(6) ﴾Njësoj është, u lute për faljen e tyre apo nuk u lute.﴿ Atyre nuk u bën dobi kjo gjë, për shkak të ngulmimit të tyre në hipokrizi dhe vazhdueshmërisë në mosbesim. ﴾Allahu kurrsesi nuk do t'i falë﴿ – për sa kohë vazhdojnë në hipokrizinë e tyre. ﴾Në të vërtetë, Allahu nuk e udhëzon popullin e pabindur﴿ – domethënë, ata që janë plotësisht të pabindur dhe janë zhytur në gjynahe ndaj Allahut, e këtu futen në radhë të parë hipokritët.

(7) ﴾Ata thonë: 'Mos u jepni kurrgjë atyre që janë me të Dërguarin e Allahut, me qëllim që të largohen prej tij!'﴿ – pra që të ikin prej tij. Me këtë kishin për qëllim muhaxhirët e varfër. ﴾Por Allahut i takojnë thesaret e qiejve dhe të Tokës﴿ – pra Ai është Furnizuesi i muhaxhirëve. ﴾...ndonëse hipokritët nuk e kuptojnë﴿ – se thesaret e riskut janë në Dorë të Allahut, prandaj kujtuan se Allahu nuk do t'ua lehtësonte gjendjen besimtarëve.

(8) ﴾Ata thonë: 'Kur të kthehemi në Medinë, pa dyshim që më të nderuarit do t'i dëbojnë më të ulëtit nga ajo!'﴿ Ai që i tha këto fjalë ishte kreu i hipokritëve, Abdullah ibn Ubeji. Me fjalën "më të nderuarit" kishte për qëllim veten dhe ata që ishin me të, ndërsa me "më të ulëtit" kishte për qëllim të Dërguarin e Allahut dhe ata që qenë bashkë me të. Dhe, synimi i tij me fjalët "kur të kthehemi" ishte: kur të kthehemi nga lufta. Transmetohet se Zejd ibn Erkami ka thënë: "Isha bashkë me Profetin (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) në një luftë. Aty Abdullah ibn Ubejji tha: – Kur të kthehemi në Medinë, pa dyshim që më të nderuarit do t'i dëbojnë më të ulëtit nga ajo. – Unë shkova te Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe e njoftova (për fjalët e Ubejit). Por ai (Abdullah ibn Ubejji) u betua se një gjë e tillë nuk kishte ndodhur. Kështu që njerëzit e mi më qortuan dhe më thanë: – Çfarë deshe me këtë që bëre? – Pastaj unë shkova dhe fjeta i pikëlluar e i mërzitur. Pak më vonë, i Dërguari i Allahut më çoi fjalë dhe më tha: – Allahu të ka justifikuar dhe e ka vërtetuar fjalën tënde, dhe ka shpallur këtë ajet. – ﴾Në të vërtetë, krenaria i përket Allahut, të Dërguarit të Tij dhe besimtarëve, por hipokritët nuk e dinë.﴿"

(9) ﴾O besimtarë, mos lejoni që pasuria dhe fëmijët tuaj t'ju largojnë nga të përmendurit e Allahut.﴿ Allahu i tërheq vëmendjen besimtarëve nga sjellja e hipokritëve, të cilët pasuritë dhe fëmijët e tyre i larguan nga përmendja e Allahut, domethënë, nga obligimet e Islamit, ose nga leximi i Kuranit. ﴾Kushdo që e bën këtë﴿ harrohet me këtë botë

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

يُسَبِّحُ لِلَّهِ مَا فِى ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَمَا فِى ٱلْأَرْضِ ۖ لَهُ ٱلْمُلْكُ وَلَهُ ٱلْحَمْدُ ۖ وَهُوَ عَلَىٰ كُلِّ شَىْءٍ قَدِيرٌ ﴿١﴾ هُوَ ٱلَّذِى خَلَقَكُمْ فَمِنكُمْ كَافِرٌ وَمِنكُم مُّؤْمِنٌ ۚ وَٱللَّهُ بِمَا تَعْمَلُونَ بَصِيرٌ ﴿٢﴾ خَلَقَ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضَ بِٱلْحَقِّ وَصَوَّرَكُمْ فَأَحْسَنَ صُوَرَكُمْ ۖ وَإِلَيْهِ ٱلْمَصِيرُ ﴿٣﴾ يَعْلَمُ مَا فِى ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضِ وَيَعْلَمُ مَا تُسِرُّونَ وَمَا تُعْلِنُونَ ۚ وَٱللَّهُ عَلِيمٌۢ بِذَاتِ ٱلصُّدُورِ ﴿٤﴾ أَلَمْ يَأْتِكُمْ نَبَؤُا۟ ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ مِن قَبْلُ فَذَاقُوا۟ وَبَالَ أَمْرِهِمْ وَلَهُمْ عَذَابٌ أَلِيمٌ ﴿٥﴾ ذَٰلِكَ بِأَنَّهُۥ كَانَت تَّأْتِيهِمْ رُسُلُهُم بِٱلْبَيِّنَٰتِ فَقَالُوٓا۟ أَبَشَرٌ يَهْدُونَنَا فَكَفَرُوا۟ وَتَوَلَّوا۟ ۚ وَّٱسْتَغْنَى ٱللَّهُ ۚ وَٱللَّهُ غَنِىٌّ حَمِيدٌ ﴿٦﴾ زَعَمَ ٱلَّذِينَ كَفَرُوٓا۟ أَن لَّن يُبْعَثُوا۟ ۚ قُلْ بَلَىٰ وَرَبِّى لَتُبْعَثُنَّ ثُمَّ لَتُنَبَّؤُنَّ بِمَا عَمِلْتُمْ ۚ وَذَٰلِكَ عَلَى ٱللَّهِ يَسِيرٌ ﴿٧﴾ فَـَٔامِنُوا۟ بِٱللَّهِ وَرَسُولِهِۦ وَٱلنُّورِ ٱلَّذِىٓ أَنزَلْنَا ۚ وَٱللَّهُ بِمَا تَعْمَلُونَ خَبِيرٌ ﴿٨﴾ يَوْمَ يَجْمَعُكُمْ لِيَوْمِ ٱلْجَمْعِ ۖ ذَٰلِكَ يَوْمُ ٱلتَّغَابُنِ ۗ وَمَن يُؤْمِنۢ بِٱللَّهِ وَيَعْمَلْ صَٰلِحًا يُكَفِّرْ عَنْهُ سَيِّـَٔاتِهِۦ وَيُدْخِلْهُ جَنَّٰتٍ تَجْرِى مِن تَحْتِهَا ٱلْأَنْهَٰرُ خَٰلِدِينَ فِيهَآ أَبَدًا ۚ ذَٰلِكَ ٱلْفَوْزُ ٱلْعَظِيمُ ﴿٩﴾

dhe lë fenë. ﴿...atëherë ata janë të humburit﴾ – domethënë, janë plotësisht të humbur.

10 ﴿Prandaj shpenzoni nga ajo me të cilën Ne ju kemi furnizuar...﴾ – pra shpenzoni për bamirësi një pjesë nga ajo (pasuri) me të cilën Ne ju kemi furnizuar. Thuhet se këtu është për qëllim dhënia e zekatit të obliguar. ﴿...para se t'i vijë vdekja ndonjërit...﴾ – duke i ardhur shkaktarët e vdekjes, ose shfaqja e shenjave të saj. ﴿...e ai të thotë: 'O Zoti im, sikur të më kishe lënë edhe një kohë të shkurtër në jetë﴾ – domethënë, sikur të më lije pak kohë dhe të ma kishe vonuar vdekjen deri në një periudhë tjetër të shkurtër, ﴿do të kisha dhënë lëmoshë﴾ – pra do të kisha dhënë lëmoshë nga pasuria ime ﴿dhe do të bëhesha ndër të mirët!'﴾

11 ﴿Por Allahu nuk ia shtyn afatin askujt, që i vjen koha (e vdekjes)﴾ – domethënë, kur i vjen koha e caktuar për të vdekur dhe mbaron jeta e tij. ﴿Allahu e di mirë gjithçka që bëni.﴾ Atij nuk i fshihet asgjë dhe Ai do t'ju shpërblejë për punët tuaja.

## SURJA ET-TEGĀBUN

1 ﴿Allahun e përlëvdon gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë. Atij i takon Sundimi dhe Lavdia. Ai është i Fuqishëm për çdo gjë!﴾

2 ﴿Është Ai që ju krijoi ju, e megjithatë, disa prej jush janë mohues e disa besimtarë.﴾ Allahu i Madhëruar ka krijuar jobesimtarin, ndërsa mosbesimi është veprim dhe fryt i vetë atij. Gjithashtu, Ai ka krijuar besimtarin, ndërsa besimi është veprim dhe fryt i atij vetë. Jobesimtari mohon dhe zgjedh mohimin (mosbesimin). Nga ana tjetër, besimtari beson dhe zgjedh besimin. Dhe, e gjithë kjo është me lejen e Allahut. I Lartësuar thotë: "Po ju nuk mundeni, por vetëm nëse dëshiron All-llahu, Zoti i botëve!" ﴿Allahu e sheh mirë çdo gjë që bëni.﴾

3 ﴿Ai i ka krijuar qiejt dhe Tokën me të vërtetën; ju ka dhënë format tuaja dhe jua ka bërë ato të bukura﴾ – domethënë, Allahu i Madhëruar ju ka krijuar në pamjen më të plotë (kompletuar), në trajtën më të përsosur dhe në formën më të bukur. Njeriu dallohet qartë për pamjen e përkryer dhe paraqitjen e bukur që ka. Ky është një argument i qartë – për njerëz që logjikojnë – që tregon për fuqinë, urtësinë dhe madhështinë e Krijuesit. Një argument tjetër më i madh se ky është edhe forma (ana) shpirtërore e njeriut dhe aftësitë e tij mendore të jashtëzakonshme. Ashtu siç thotë Allahu i Lartësuar: "Në Tokë ka tregues për ata që kanë besim të palëkundur. Edhe në vetë veten tuaj. A nuk shihni, pra?" ﴿...të gjithë tek Ai do të ktheheni.﴾

4 ﴿Ai di gjithçka që përmbajnë qiejt dhe Toka. Ai i di të fshehtat tuaja dhe ato që i bëni haptazi. Allahu i di të gjitha ç'keni në zemrat tuaja.﴾

5 ﴿A nuk keni dëgjuar për ata që kanë mohuar më parë﴾ Ata janë jobesimtarët e popujve të mëparshëm, si populli i Nuhut, Adit dhe Themudit. Në Kuran lexojmë: "Ju është treguar për ta në Kuran, se si të dërguarit e tyre i ftuan për ta njësuar Allahun, për ta adhuruar Atë dhe për të lënë gjithçka që e konsideruan si zot veç Tij; se si çështja e përgënjeshtruesve degradoi në shkatërrim për ta, ndërsa çështja e të dërguarve dhe besimtarëve përfundoi me shpëtim." ﴿...dhe i kanë shijuar pasojat e rënda të veprave të tyre.﴾ *El-webal* – "*pasojat e rënda*" këtu ka kuptimin e mundimit dhe vështirësisë që hoqën në dënimin që morën në këtë botë. ﴿Për ata do të ketë dënim të dhembshëm﴾ – që është dënimi në Zjarr.

6 ﴿Këtë (e merituan)...﴾ – domethënë, dënimin në të dy botët – ﴿...sepse kur të dërguarit e tyre sillnin prova të qarta...﴾ – për arsyen se kur profetët që u dërguan tek ta u sollën mrekulli të qarta, ﴿ata thoshin: 'Vallë, njerëz thjesht si ne do të na udhëheqin?'﴾ – domethënë, çdo popull syresh ia ka thënë këtë të dërguarve, duke mos pranuar që i dërguari të jetë nga specia njerëzore, dhe duke u habitur nga ky fakt. ﴿Dhe kështu

وَٱلَّذِينَ كَفَرُواْ وَكَذَّبُواْ بِـَٔايَٰتِنَآ أُوْلَٰٓئِكَ أَصۡحَٰبُ
ٱلنَّارِ خَٰلِدِينَ فِيهَاۖ وَبِئۡسَ ٱلۡمَصِيرُ ١٠ مَآ أَصَابَ مِن
مُّصِيبَةٍ إِلَّا بِإِذۡنِ ٱللَّهِۗ وَمَن يُؤۡمِنۢ بِٱللَّهِ يَهۡدِ قَلۡبَهُۥۚ وَٱللَّهُ بِكُلِّ
شَيۡءٍ عَلِيمٞ ١١ وَأَطِيعُواْ ٱللَّهَ وَأَطِيعُواْ ٱلرَّسُولَۚ فَإِن
تَوَلَّيۡتُمۡ فَإِنَّمَا عَلَىٰ رَسُولِنَا ٱلۡبَلَٰغُ ٱلۡمُبِينُ ١٢ ٱللَّهُ لَآ إِلَٰهَ
إِلَّا هُوَۚ وَعَلَى ٱللَّهِ فَلۡيَتَوَكَّلِ ٱلۡمُؤۡمِنُونَ ١٣ يَٰٓأَيُّهَا
ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ إِنَّ مِنۡ أَزۡوَٰجِكُمۡ وَأَوۡلَٰدِكُمۡ عَدُوّٗا
لَّكُمۡ فَٱحۡذَرُوهُمۡۚ وَإِن تَعۡفُواْ وَتَصۡفَحُواْ وَتَغۡفِرُواْ
فَإِنَّ ٱللَّهَ غَفُورٞ رَّحِيمٌ ١٤ إِنَّمَآ أَمۡوَٰلُكُمۡ وَأَوۡلَٰدُكُمۡ
فِتۡنَةٞۚ وَٱللَّهُ عِندَهُۥٓ أَجۡرٌ عَظِيمٞ ١٥ فَٱتَّقُواْ ٱللَّهَ مَا ٱسۡتَطَعۡتُمۡ
وَٱسۡمَعُواْ وَأَطِيعُواْ وَأَنفِقُواْ خَيۡرٗا لِّأَنفُسِكُمۡۗ وَمَن
يُوقَ شُحَّ نَفۡسِهِۦ فَأُوْلَٰٓئِكَ هُمُ ٱلۡمُفۡلِحُونَ ١٦ إِن تُقۡرِضُواْ
ٱللَّهَ قَرۡضًا حَسَنٗا يُضَٰعِفۡهُ لَكُمۡ وَيَغۡفِرۡ لَكُمۡۚ وَٱللَّهُ شَكُورٌ
حَلِيمٌ ١٧ عَٰلِمُ ٱلۡغَيۡبِ وَٱلشَّهَٰدَةِ ٱلۡعَزِيزُ ٱلۡحَكِيمُ ١٨

## سُورَةُ الطَّلَاقِ

ترتيبها ٦٥ — آياتها ١٢

mohuan e ia kthyen kurrizin (besimit)﴿ – pra nuk i besuan të dërguarve, u kthyen shpinën atyre dhe nuk medituan rreth asaj që ata sollën. ﴾Por Allahu nuk ka nevojë (për ata)﴿ – pra për besimin dhe adhurimin e tyre. ﴾Allahu është i Vetëmjaftueshëm dhe i Denjë për çdo lavd﴿ – domethënë, nuk ka nevojë as për botën dhe as për adhurimin e tyre. Ai është i lëvduar nga të gjitha krijesat e Tij, pavarësisht se ata e lëvdojnë atë me fjalë apo vetë gjendja e tyre e shpreh këtë.

7 ﴾Mohuesit kujtojnë se nuk do të ringjallen kurrsesi.﴿ ﴾Thuaju: 'Po, për Zotin tim, me siguri që do të ringjalleni!﴿ Allahu i Madhëruar e urdhëron Profetin e Tij që t'i njoftojë dhe t'u betohet atyre se Ai do t'i ringjallë ata pas vdekjes. Pra, betohem për Allahun se me patjetër do të dilni (të ringjallur) nga varret tuaja. ﴾...e pastaj do të njoftoheni për atë ç'keni bërë!﴿ – domethënë, do të njoftoheni për atë ç'keni bërë, duke paraqitur faktet kundër jush, e më pas do ndëshkoheni. ﴾Dhe kjo...﴿ – ringjallja dhe ndëshkimi – ﴾...është e lehtë për Allahun.﴿

8 ﴾Prandaj besoni te Allahu, te i Dërguari e Tij dhe në dritën që ju kemi zbritur.﴿ Kjo dritë është Kurani, sepse është drita që të udhëzon për të dalë nga errësira e humbjes. ﴾Allahu e di mirë çdo gjë që bëni.﴿

9 ﴾(Dhe kujtoni) ditën, kur Ai do t'ju mbledhë, në Ditën e Grumbullimit﴿ – domethënë, Ditën e Kiametit (Gjykimit), sepse në të, të gjithë njerëzit mblidhen në Mahsher për t'u shpërblyer. Në atë ditë bashkohet çdo njeri me veprat e tij, çdo profet me popullin e tij, çdo njeri ndaj të cilit është bërë padrejtësi me atë që ka bërë padrejtësi ndaj tij dhe të mëhershmit (të parët) bashkohen me të mëvonshmit (të fundit). ﴾Ajo do të jetë dita e humbjes dhe fitimit.﴿ Ajo është dita kur njerëzit në Mahsher fitojnë ose humbasin ndaj njëri-tjetrit. Ithtarët e së vërtetës fitojnë ndaj ithtarëve të së kotës. Fitorja më e madhe është fitorja e banorëve të Xhenetit ndaj banorëve të Zjarrit. Banorët e Zjarrit ngjasojnë me atë që e zëvendëson të mirën me të keqen, cilësoren me të dobëtën dhe kënaqësinë me vuajtjen. Ndërsa banorët e Xhenetit janë në të kundërtën e tyre. Thuhet *gabentu* – "fitova" ndaj filanit kur bëhet një shitblerje me të, dhe humbja është në krahun e tij. Ndërsa *el-magbūn* – "*i humburi*" është ai që i humb gradat dhe familjen e tij në Xhenet. ﴾Atij që beson në Allahun dhe bën vepra të mira, Allahu do t'ia falë gjynahet﴿ – domethënë, ai që ka besuar dhe e shoqëron këtë me kryerjen e veprave të mira, meriton që t'i falen të këqijat. ﴾...dhe do ta shpjerë në kopshte, nëpër të cilët rrjedhin lumenj e ku do të qëndrojë përgjithmonë. Kjo është fitorja e madhe.﴿

10 ﴾Ndërsa ata që nuk kanë besuar dhe i kanë mohuar shpalljet Tona, do të jenë banorë të Zjarrit, ku do të qëndrojnë përherë. Sa fund i tmerrshëm është ai!﴿

11 ﴾Çdo fatkeqësi që i bie njeriut, ndodh vetëm me vullnetin e Allahut﴿ – pra me përcaktimin e Tij. Thuhet se shkaku i zbritjes së këtij ajeti është se jobesimtarët thanë: "Sikur muslimanët të ishin me të vërtetën, Allahu do t'i kishte ruajtur nga fatkeqësitë." ﴾Ai ia udhëzon zemrën kujtdo që i beson Atij﴿ – domethënë, kush beson dhe e di se atë do ta prekë vetëm ajo që ka caktuar Allahu për të, Ai ia udhëzon atij zemrën kur i ndodh ndonjë fatkeqësi, duke e ditur se ajo është prej Allahut. Duke e ditur se fatkeqësi që e ka prekur nuk mund të mos e prekte, dhe ajo që nuk e ka prekur nuk mund ta prekte. Kështu ai i dorëzohet caktimit të Allahut dhe thotë: *Innā lil-lāhi we innā ilejhi raxhi'ūn!* – "Të *Allahut jemi dhe tek Ai do të* kthehemi!" Nëse sprovohet, duron; dhe nëse i vjen ndonjë e mirë, falënderon. ﴾Allahu di mirë çdo gjë﴿ – është i Gjithëdijshëm, dhe nuk mund t'i fshihet asgjë.

12 ﴾Bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit!﴿ –

punoni (vepron) me bindje ndaj Allahut dhe me bindje ndaj të Dërguarit të Tij. ﴾Nëse ju i ktheni shpinën...﴿ – nëse ju ktheni shpinën dhe tregoheni të pabindur, atëherë gjynahun e keni mbi vete, ndërsa i Dërguari (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) nuk ka kurrfarë dëmi nga kjo. ﴾...dijeni se ai ka për detyrë vetëm që t'ju komunikojë qartë (Mesazhin).﴿ – gjë që ai e ka kryer, dhe nuk ka ndonjë detyrim tjetër pas këtij.

13 ﴾Allahu është i vetmi Zot i vërtetë, prandaj, vetëm tek Ai le të mbështeten besimtarët.﴿

14 ﴾O besimtarë, në të vërtetë, në radhët e grave tuaja dhe të fëmijëve tuaj ju keni armiq﴿ – domethënë, ata ju pengojnë nga ajo çka është e mirë. Shkaku i zbritjes së këtij ajeti është se disa burra nga Meka pranuan Islamin dhe donin të emigronin, por gratë dhe fëmijët e tyre nuk i lanë. Muxhahidi thotë: "Betohem për Allahun se ata nuk i bënë armiq për shkak të dunjasë, por dashuria ndaj tyre i bëri që për ta të merrnin haramin (të ndaluarën) dhe t'ua jepnin atyre." ﴾...andaj ruajuni prej tyre!﴿ – ruajuni nga bashkëshortet dhe fëmijët tuaj! Mos i jepni përparësi dashurisë dhe keqardhjes që keni për ta në raport me bindjen ndaj Allahut. Ato të mira që dëshironi për ta, mos t'ju shtyjnë që ta fitoni riskun duke bërë gjynah ndaj Allahut! ﴾Por, nëse ju i ndjeni për të këqijat e tyre, i toleroni për to dhe ua falni﴿ – nëse ju i ndjeni për gabimet që kanë kryer, mos i qortoni për to dhe mbulojuani ﴾...ta dini se Allahu është vërtet Falës dhe Mëshirëplotë﴿ për ju dhe për ata. Tregohet se ata burra, të cilët bashkëshortet dhe fëmijët e tyre i kishin frenuar që të emigronin, kur panë se disa njerëz emigruan para tyre dhe mësuan fenë, deshën që t'i ndëshkonin bashkëshortet dhe fëmijët e vet.

15 ﴾Pasuria dhe fëmijët tuaj janë vetëm sprovë për ju) – sprovë, provim dhe hall. Ata ju shtyjnë që të fitoni haramin (të ndaluarën) dhe të mos jepni të drejtën e Allahut. ﴾Allahu ka shpërblim të madh﴿ për ata që i japin përparësi bindjes ndaj Tij dhe nuk e kundërshtojnë në çështjen e dashurisë për pasurinë dhe fëmijët.

16 ﴾Prandaj frikësojuni Allahut sa të mundeni!﴿ – sa të keni mundësi dhe aq sa të arrijnë përpjekjet tuaja. ﴾...dëgjoni e binduni...﴿ – dëgjoni dhe bindjuni urdhrave të Allahut dhe të Dërguarit të Tij. ﴾...dhe shpenzoni për bamirësi në të mirën tuaj﴿ – shpenzoni nga pasuritë tuaja me të cilat ju ka furnizuar Allahu në rrugët e ndryshme të bamirësisë; mos u tregoni koprracë me to dhe bëni të mira për shpirtin tuaj (që t'i gjeni ato tek Allahu)[1]. ﴾Ata që e ruajnë veten nga lakmia e saj, pikërisht ata janë të fituarit﴿ pra ata që Allahu i ruan nga sëmundja e koprracisë dhe shpenzojnë për hir të Tij në rrugë të ndryshme të bamirësisë, pikërisht të tillë njerëz kanë arritur çdo të mirë dhe kanë fituar gjithçka që dëshirojnë.

17 ﴾Nëse i jepni Allahut një hua të bukur...﴿ – nëse i shpenzoni pasuritë tuaja në rrugët e ndryshme të bamirësisë me qëllim të sinqertë dhe me gjithë zemër, ﴾Ai jua shumëfishon atë﴿ dhe për një vepër të mirë shpërblen nga dhjetë deri në shtatëqindfish. ﴾...dhe ju fal.﴿ – domethënë, këtij shumëfishimi i bashkëngjit edhe faljen e gjynaheve tuaja. ﴾Allahu është Mirënjohës dhe i Butë﴿ – e shpërblen shumëfish atë që i bindet Atij dhe nuk ia nxiton dënimin atij që e kundërshton.

18 ﴾Ai është Njohësi i të fshehtës dhe i të dukshmes, i Plotfuqishmi dhe i Urti.﴿

## SURJA ET-TALĀK

1 ﴾O Profet, nëse i ndani gratë...﴿ Allahu i Lartësuar i është drejtuar fillimisht Profetit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) në shenjë nderimi ndaj tij. Më pas i është drejtuar atij dhe umetit të tij. Ndërsa kuptimi është ky: nëse doni dhe keni vendosur për t'i ndarë ato ﴾ndajini para kohës së tyre të pritjes[2]﴿ – kur ato janë në pritje të *el-'iddeh* ose përpara. Pra, qëllimi me këtë orientim është që t'i ndajnë ato në periudhën e pastërtisë, gjatë së cilës nuk ka pasur kontakt seksual. Më pas ato lihen derisa të përfundojë *periudha e* pritjes. Nëse veprojnë kështu, atëherë kjo është ndarja e duhur (e rregullt). Tregohet se Ibn Umeri e ndau gruan e tij ndërkohë që ajo ishte me të përmuajshme. Këtë gjë Umeri (babai i tij) ia përmendi të Dërguarit të Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem). Ai u nxeh dhe pastaj tha: "Le ta kthejë gruan! Pastaj ta mbajë derisa të pastrohet, t'i vijnë të përmuajshmet dhe të pastrohet përsëri. Pas kësaj, nëse do që ta ndajë atë, le ta ndajë gjatë kohës kur ajo është e pastërt (nga të përmuajshmet) pa kryer marrëdhënie seksuale me të (gjatë kësaj kohe të pastërtisë së saj). Kjo është *periudha e pritjes* sipas së cilës Allahu ka urdhëruar që të bëhet ndarja e grave." ﴾Llogaritni kohën e tyre të pritjes﴿ – mbajeni mend kohën e pritjes dhe kohën kur keni bërë ndarjen, që kështu të plotësohet *periudha e* pritjes, e cila është tre *kuru'*.[3] Këto fjalë u janë drejtuar

---

[1] Në suren *El-Muzzemmil* Allahu i Lartësuar thotë: "Çfarëdo mirësie që bëni për shpirtin tuaj, me siguri që do ta gjeni tek Allahu." (*shën. i përkth.*).

[2] Koha e pritjes është periudha që duhet të presë gruaja pasi është ndarë për t'u martuar përsëri (*shën. i përkth.*).

[3] Fjala kuru' është shumësi i fjalës kur', e cila ka dy kuptime: **(i)** periudha e pastërtisë së gruas dhe **(ii)** periudha kur gruaja është me të përmuajshme. Pra, para se të martohen përsëri,

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ
يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّبِيُّ إِذَا طَلَّقۡتُمُ ٱلنِّسَآءَ فَطَلِّقُوهُنَّ لِعِدَّتِهِنَّ وَأَحۡصُواْ
ٱلۡعِدَّةَۖ وَٱتَّقُواْ ٱللَّهَ رَبَّكُمۡۖ لَا تُخۡرِجُوهُنَّ مِنۢ بُيُوتِهِنَّ
وَلَا يَخۡرُجۡنَ إِلَّآ أَن يَأۡتِينَ بِفَٰحِشَةٖ مُّبَيِّنَةٖۚ وَتِلۡكَ حُدُودُ
ٱللَّهِۚ وَمَن يَتَعَدَّ حُدُودَ ٱللَّهِ فَقَدۡ ظَلَمَ نَفۡسَهُۥۚ لَا تَدۡرِي لَعَلَّ
ٱللَّهَ يُحۡدِثُ بَعۡدَ ذَٰلِكَ أَمۡرٗا ١ فَإِذَا بَلَغۡنَ أَجَلَهُنَّ فَأَمۡسِكُوهُنَّ
بِمَعۡرُوفٍ أَوۡ فَارِقُوهُنَّ بِمَعۡرُوفٖ وَأَشۡهِدُواْ ذَوَيۡ عَدۡلٖ مِّنكُمۡ
وَأَقِيمُواْ ٱلشَّهَٰدَةَ لِلَّهِۚ ذَٰلِكُمۡ يُوعَظُ بِهِۦ مَن كَانَ يُؤۡمِنُ
بِٱللَّهِ وَٱلۡيَوۡمِ ٱلۡأٓخِرِۚ وَمَن يَتَّقِ ٱللَّهَ يَجۡعَل لَّهُۥ مَخۡرَجٗا ٢ وَيَرۡزُقۡهُ
مِنۡ حَيۡثُ لَا يَحۡتَسِبُۚ وَمَن يَتَوَكَّلۡ عَلَى ٱللَّهِ فَهُوَ حَسۡبُهُۥٓۚ إِنَّ ٱللَّهَ
بَٰلِغُ أَمۡرِهِۦۚ قَدۡ جَعَلَ ٱللَّهُ لِكُلِّ شَيۡءٖ قَدۡرٗا ٣ وَٱلَّٰٓـِٔي يَئِسۡنَ
مِنَ ٱلۡمَحِيضِ مِن نِّسَآئِكُمۡ إِنِ ٱرۡتَبۡتُمۡ فَعِدَّتُهُنَّ ثَلَٰثَةُ أَشۡهُرٖ
وَٱلَّٰٓـِٔي لَمۡ يَحِضۡنَۚ وَأُوْلَٰتُ ٱلۡأَحۡمَالِ أَجَلُهُنَّ أَن يَضَعۡنَ حَمۡلَهُنَّۚ
وَمَن يَتَّقِ ٱللَّهَ يَجۡعَل لَّهُۥ مِنۡ أَمۡرِهِۦ يُسۡرٗا ٤ ذَٰلِكَ أَمۡرُ ٱللَّهِ أَنزَلَهُۥٓ
إِلَيۡكُمۡۚ وَمَن يَتَّقِ ٱللَّهَ يُكَفِّرۡ عَنۡهُ سَيِّـَٔاتِهِۦ وَيُعۡظِمۡ لَهُۥٓ أَجۡرًا ٥

bashkëshortëve. ﴿...dhe frikësojuni Allahut, Zotit tuaj.﴾ Mos e kundërshtoni Atë në urdhrat e Tij dhe mos i dëmtoni gratë. ﴿Mos i dëboni ato prej shtëpive të tyre...﴾ – në të cilat ato ishin kur u ndanë, përderisa ato vazhdojnë të jenë në *periudhën e* pritjes. Ka thënë "shtëpitë e tyre" për të sqaruar se atyre u takon plotësisht që të banojnë në to gjatë periudhës së pritjes. Nga ana tjetër, ka ndaluar edhe gratë që të dalin, duke thënë: ﴿...por edhe ato të mos dalin﴾ – të mos dalin nga ato shtëpi, përderisa janë ende në periudhën e pritjes, përveçse për ndonjë çështje të domosdoshme që duhet bërë patjetër. ﴿...me përjashtim të rastit kur bëjnë ndonjë vepër të keqe të hapur﴾ – pra mos i dëboni ato nga shtëpitë e tyre, me përjashtim të rastit kur ato bëjnë veprën e keqe të *zinasë*. Thuhet se kuptimi i veprës së keqe këtu është fjalët e pahijshme kundrejt atyre që banojnë bashkë me të në atë shtëpi. ﴿Këta janë kufijtë e Allahut...﴾ Kuptimi i kësaj është se këto ligje që Allahu u ka sqaruar robërve të Tij, janë kufijtë që Ai ka caktuar për ta, prandaj atyre nuk u lejohet t'i kalojnë dhe të kërkojnë ligje të tjera. ﴿...kushdo që i kapërcen kufijtë e Allahut, i ka bërë dëm vetes﴾ – duke e çuar veten drejt veprimeve që sjellin shkatërrim. ﴿Ti nuk e di se pas kësaj Allahu mund të sjellë ndonjë rrethanë tjetër.﴾ Kur ajo qëndron në shtëpinë e saj, ndoshta Allahu i zbut dhe i afron zemrat e tyre, e kështu kthehen te njëri-tjetri (për ta vazhduar jetën bashkëshortore).

2 ﴿Dhe, kur ato të jenë duke përmbushur afatin e caktuar...﴾ – kur ato t'i jenë afruar përfundimit të afatit të caktuar dhe janë pothuajse në fund të tij ﴿...i mbani ato siç ka hije...﴾ – domethënë, kthejini dhe mbani lidhje të mira me to, duke i dëshiruar ato me të vërtetë, dhe jo me qëllimin për t'i dëmtuar. ﴿...ose ndahuni me to në mënyrë të pëlqyeshme...﴾ – pra lërini ato derisa të përfundojë periudha e caktuar, dhe kështu ta kenë vetë në dorë çështjen e tyre; jepuani të drejtat që ato kanë tek ju dhe mos i dëmtoni! Pra, në çastin e përfundimit të periudhës së caktuar, duhet që, ose t'i mbani ashtu siç ka hije, ose t'i lini në mënyrë të pëlqyeshme. Dhe, nuk ju lejohet që t'i mbani për t'i dëmtuar, apo t'i lini duke i munduar dhe pa ua dhënë të drejtat që u takojnë. ﴿Merrni dy dëshmitarë të drejtë prej jush...﴾ që të dëshmojnë për kthimin, nëse ju i ktheni ato, ose për ndarjen, nëse i ndani; me qëllimin që t'i pritet rruga konfliktit si dhe për t'i dhënë fund çështjes së grindjes. ﴿...dhe jepni dëshminë tuaj për hir të Allahut!﴾ Ky është një urdhër për dëshmitarët, ku i kërkohet që të dëshmojnë me drejtësi për t'u afruar tek Allahu. ﴿Kjo është këshillë për ata që i besojnë Allahut dhe Ditës së Fundit.﴾ Këtu është përmendur në mënyrë të veçantë besimtari, sepse ai, ndryshe nga të tjerët, përfiton nga kjo këshillë. ﴿Atij që i frikësohet Allahut...﴾ – domethënë, atij që i frikësohet Allahut dhe ndalet te kufijtë që Ai ka caktuar për robërit e Vet, ﴿Ai do t'i gjejë rrugëdalje﴾ nga çdo vështirësi në të cilat mund hasë.

3 ﴿...dhe do t'i japë risk prej nga nuk e pret﴾ – nga ajo anë nga nuk ia merr mendja dhe as nuk e ka fare në llogari. Prandaj, ai që e ndan gruan dhe merr dëshmitarë, që të dëshmojnë përfundimin e periudhës së caktuar në çastin që ai shkëputet prej saj, ose që të dëshmojnë se ai po e kthen (mban) bashkëshorten, Allahu do t'i gjejë (japë) atij rrugëdalje dhe shpëtim. Ndërsa vështirësia do të jetë mbi ata që kundërshtojnë ligjet e Allahut në çështjen e ndarjes dhe të kthimit të gruas. ﴿Allahu i mjafton kujtdo që mbështetet tek Ai﴾ – pra Allahu i mjafton në largimin e shqetësimit kujtdo që tregon besim tek Ai në raste fatkeqësish. ﴿Allahu e përmbush me siguri vendimin e Tij﴾ – domethënë, Atij nuk i shpëton gjë dhe as nuk mund të pengohet që të bëjë diçka. ﴿...dhe për çdo gjë Ai ka

---

ato duhet të presin kalimin e tre pastrimeve ose tre të përmuajshmeve (*shën. i përkth.*).

أَسْكِنُوهُنَّ مِنْ حَيْثُ سَكَنتُم مِّن وُجْدِكُمْ وَلَا تُضَآرُّوهُنَّ لِتُضَيِّقُوا۟
عَلَيْهِنَّ ۚ وَإِن كُنَّ أُو۟لَـٰتِ حَمْلٍ فَأَنفِقُوا۟ عَلَيْهِنَّ حَتَّىٰ يَضَعْنَ حَمْلَهُنَّ ۚ
فَإِنْ أَرْضَعْنَ لَكُمْ فَـَٔاتُوهُنَّ أُجُورَهُنَّ ۖ وَأْتَمِرُوا۟ بَيْنَكُم بِمَعْرُوفٍ ۖ وَإِن
تَعَاسَرْتُمْ فَسَتُرْضِعُ لَهُۥٓ أُخْرَىٰ ﴿٦﴾ لِيُنفِقْ ذُو سَعَةٍ مِّن سَعَتِهِۦ ۖ
وَمَن قُدِرَ عَلَيْهِ رِزْقُهُۥ فَلْيُنفِقْ مِمَّآ ءَاتَىٰهُ ٱللَّهُ ۚ لَا يُكَلِّفُ ٱللَّهُ نَفْسًا
إِلَّا مَآ ءَاتَىٰهَا ۚ سَيَجْعَلُ ٱللَّهُ بَعْدَ عُسْرٍ يُسْرًا ﴿٧﴾ وَكَأَيِّن مِّن قَرْيَةٍ
عَتَتْ عَنْ أَمْرِ رَبِّهَا وَرُسُلِهِۦ فَحَاسَبْنَـٰهَا حِسَابًا شَدِيدًا وَعَذَّبْنَـٰهَا
عَذَابًا نُّكْرًا ﴿٨﴾ فَذَاقَتْ وَبَالَ أَمْرِهَا وَكَانَ عَـٰقِبَةُ أَمْرِهَا خُسْرًا ﴿٩﴾
أَعَدَّ ٱللَّهُ لَهُمْ عَذَابًا شَدِيدًا ۖ فَٱتَّقُوا۟ ٱللَّهَ يَـٰٓأُو۟لِى ٱلْأَلْبَـٰبِ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ ۚ
قَدْ أَنزَلَ ٱللَّهُ إِلَيْكُمْ ذِكْرًا ﴿١٠﴾ رَّسُولًا يَتْلُوا۟ عَلَيْكُمْ ءَايَـٰتِ ٱللَّهِ مُبَيِّنَـٰتٍ
لِّيُخْرِجَ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ وَعَمِلُوا۟ ٱلصَّـٰلِحَـٰتِ مِنَ ٱلظُّلُمَـٰتِ إِلَى ٱلنُّورِ ۚ
وَمَن يُؤْمِنۢ بِٱللَّهِ وَيَعْمَلْ صَـٰلِحًا يُدْخِلْهُ جَنَّـٰتٍ تَجْرِى مِن تَحْتِهَا
ٱلْأَنْهَـٰرُ خَـٰلِدِينَ فِيهَآ أَبَدًا ۖ قَدْ أَحْسَنَ ٱللَّهُ لَهُۥ رِزْقًا ﴿١١﴾ ٱللَّهُ ٱلَّذِى خَلَقَ
سَبْعَ سَمَـٰوَٰتٍ وَمِنَ ٱلْأَرْضِ مِثْلَهُنَّ يَتَنَزَّلُ ٱلْأَمْرُ بَيْنَهُنَّ لِتَعْلَمُوٓا۟ أَنَّ
ٱللَّهَ عَلَىٰ كُلِّ شَىْءٍ قَدِيرٌ وَأَنَّ ٱللَّهَ قَدْ أَحَاطَ بِكُلِّ شَىْءٍ عِلْمًۢا ﴿١٢﴾

caktuar masë.» Allahu i Madhëruar ka caktuar afat, se kur do të përfundojë vështirësia, siç ka caktuar afat se kur do të përfundojë rehatia. Sudiji ka thënë: "Këtu bëhet fjalë për afatin e të përmuajshmeve dhe të *periudhës së* pritjes."

(4) «E ato gra tuajat, të cilave u janë ndërprerë zakonet...» – është fjala për gratë e moshuara, të cilave u janë ndërprerë të përmuajshmet dhe nuk presin më ardhjen e tyre. «Nëse jeni në dyshim...» pra nëse dyshoni dhe nuk e dini se sa duhet të jetë periudha e tyre e pritjes, «...mësoni se koha e tyre e pritjes është tre muaj. Njësoj është edhe për ato që nuk u kanë ardhur ende zakonet» – për shkak të moshës së tyre të vogël dhe ngaqë ende nuk kanë arritur moshën kur vijnë të përmuajshmet. Pra, periudha e pritjes për to është tre muaj. «Kurse për gratë shtatzëna, afati i tyre është deri në lindjen e fëmijës» – domethënë, periudha e pritjes për to përfundon me lindjen e fëmijës. «Atij që i frikësohet Allahut, Ai do t'ia lehtësojë çështjen.» Dahaki ka thënë: "Atij që i frikësohet Allahut dhe e bën ndarjen sipas Sunetit[1], Ai do t'ia lehtësojë çështjen e rikthimit (të gruas)."

(5) «Ja, këto janë urdhëresat që Allahu i ka zbritur për ju. Atij që i frikësohet Allahut, Ai do t'ia shlyejë veprat e këqija dhe do t'ia rrisë shpërblimin» – pra në ahiret i jep një shpërblim shumë të madh. Ky shpërblim është Xheneti.

(6) «Gratë e ndara në periudhën e pritjes le të banojnë aty ku banoni edhe ju.» Ky është sqarim se ku duhet të banojnë gratë e ndara. Pra, strehojini ato në një pjesë të vendit ku banoni edhe ju vetë. «...sipas mundësive tuaja» – sipas pasurisë dhe mundësisë suaj. Ky gjykim vlen për atë grua të cilën ai ka të drejtë ta rikthejë. Ndërsa për sa i përket asaj të cilën e ka ndarë për të tretën herë, asaj nuk i takon as shpenzimi dhe as strehimi. «...dhe mos i dëmtoni (mundoni) për t'i detyruar (të largohen)» – mos i dëmtoni në lidhje me banesën dhe shpenzimet që u takojnë. «Nëse janë shtatzëna, shpenzoni për to deri sa të lindin.» Nuk ka asnjë mospajtim midis dijetarëve që burri e ka obligim t'i sigurojë banesën dhe shpenzimet gruas së ndarë, nëse ajo është shtatzënë. «Nëse ato i japin gji fëmijës suaj» – domethënë, nëse pas kësaj (lindjes së fëmijës) ato i japin gji fëmijës suaj, «atëherë paguajuni atyre shpërblimin» – pra shpërblimin e gjidhënies, «dhe merruni vesh me të mirë.» Këto fjalë u adresohen si burrave, ashtu edhe grave, ndërmjet të cilëve ka ndodhur ndarja me anë të divorcit. Pra konsultohuni me të mirë me njëri-tjetrin! Pranoni nga njëri-tjetri atë që është e pëlqyeshme dhe e mirë për fëmijën. Kjo (porosi) është ashtu siç ka thënë Allahu i Lartësuar: *"Por, nëse pas këshillimit, ata vendosin me pëlqim të ndërsjellë që ta ndajnë fëmijën nga gjiri, kjo nuk është gjynah për* ata.[2]" «Por, nëse keni vështirësi të merreni vesh» për pagesën e gjidhënies, kur burri nuk pranon t'i japë gruas pagesën që ajo kërkon, dhe e ëma e fëmijës, nga ana tjetër, nuk pranon që t'i japë gji, veçse me atë pagesë që kërkon, «atëherë le ta ushqejë me gji një (mëndeshë) tjetër» – pra le të paguajë një grua tjetër për t'i dhënë gji fëmijës së tij.

(7) «Pasaniku le të shpenzojë sipas pasurisë që ka.» Ky është urdhër për të pasurit, që t'u japin një pagesë të mirë grave të tyre që u japin gji fëmijëve, sipas pasurisë që ata kanë. «...ndërsa i varfri» – ai që është i varfër dhe që është ngushtë nga pasuria, «le të shpenzojë sipas asaj që i ka dhënë Allahu» – sipas asaj pasurie që i ka dhënë Allahu, pa u ngarkuar me diçka tjetër veç kësaj. «Allahu nuk e ngarkon askënd mbi sa i ka dhënë» – mbi sa pasuri i ka dhënë. Kështu që nuk e

[1]Suneti është tradita profetike (*shën. i përkth.*).

[2] *El-Bekare*, 233.

ngarkon të varfrin të shpenzojë mbi mundësitë e tij. Pra, nuk e ngarkon të shpenzojë aq sa shpenzon i pasuri. ﴾Pas vështirësisë, Ai sjell lehtësimin﴿ – domethënë, pas varfërisë dhe vështirësisë, Ai sjell pasuri dhe lehtësim.

8 ﴾Sa shumë qytete u treguan kokëforta para urdhrave të Zotit të vet dhe të dërguarve të Tij!﴿ – pra, shumë nga banorët e qyteteve e kundërshtuan dhe i kthyen shpinën urdhrit të Allahut dhe të dërguarve të Tij. ﴾Ne u kërkuam llogari të rreptë...﴿ Allahu i mori në llogari sipas punëve që ata kryen. ﴾...dhe i ndëshkuam me një dënim të ashpër﴿ – domethënë, i dënuam banorët e këtyr qyteteve me një dënim të madh dhe të tmerrshëm në ahiret. Ndërsa në këtë botë i dënuam me uri, me thatësirë, me fundosje dhe me shpërfytyrim.[1]

9 ﴾Ata i provuan pasojat e veprave të veta..﴿ – domethënë, pasojat e dënimit të rëndë që u erdhi si shpërblim i mosbesimit të tyre. ﴾...dhe fundi i tyre qe shkatërrim﴿ – pra shkatërrim në këtë botë dhe dënim (vuajtje) në ahiret. Kështu ata humbën pasuritë, familjet dhe veten e tyre.

10 ﴾Allahu ka përgatitur për ata dënim të rëndë...﴿ – që është dënimi i Zjarrit. ﴾...prandaj frikësojuni Allahut, o njerëz të mençur...﴿ – domethënë, ju që keni logjikë të shëndoshë, dhe është fjala për umetin e Muhamedit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem), ﴾...që keni besuar!﴿ – që i jeni nënshtruar Allahut dhe ndiqni Muhamedin (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem). Jini të sinqertë në besimin tuaj dhe mos u tregoni kryeneçë si popujt që ishin para jush, të cilëve iu bë një llogari e rreptë dhe pësuan një dënim të ashpër. ﴾Allahu ju ka dërguar Përkujtues.﴿ Përkujtuesi është Kurani Madhështor. Dhe thuhet se këtu bëhet fjalë për vetë të Dërguarin (Muhamedin (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem). Prandaj Allahu i Lartësuar thotë (më pas):

11 ﴾...një të Dërguar﴿ – pra ju ka zbritur Kuranin dhe ka sjellë mes jush të Dërguarin bashkë me Librin. ﴾...i cili ju lexon shpalljet e Allahut me shpjegime të qarta...﴿ – që u sqarojnë njerëzve ligjet, për të cilat ata kanë nevojë. ﴾...për t'i nxjerrë ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira nga errësirat në dritë.﴿ Që Allahu me anë të këtyre shpalljeve t'i nxjerrë ata që besuan dhe bënë vepra të mira nga errësirat e humbjes në dritën e udhëzimit, dhe nga errësirat e mosbesimit në dritën e besimit. ﴾Atë që beson Allahun dhe bën vepra të mira, Ai do ta shpjerë në kopshtet e Xhenetit, nëpër të cilët rrjedhin lumenj dhe ku do të qëndrojë përgjithmonë. Pa dyshim, Allahu ka përgatitur për atë risk të mrekullueshëm.﴿

12 ﴾Allahu është Ai që ka krijuar shtatë qiej dhe po aq toka﴿ – domethënë, ka krijuar aq toka sa edhe qiej; pra, shtatë toka. Këtë e mbështet edhe hadithi i saktë (*merfu*[2]), në të cilin Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Kush merr padrejtësisht një pëllëmbë tokë, atij do ti varen në qafën e tij nga shtatë tokat (Ditën e Gjykimit)." ﴾Urdhrat e Tij zbresin përmes tyre...﴿ – urdhrat e Tij zbresin që nga shtatë qiejt drejt shtatë tokave. Kështu zbret shiu dhe dalin bimët, sjell natën dhe ditën, verën dhe dimrin. ﴾...që ju ta dini se Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë dhe se Ai përfshin gjithçka në diturinë e Tij.﴿

## SURJA ET-TAHRĪM

1 ﴾O Profet, përse po ia ndalon vetes atë që ta ka lejuar Allahu?!﴿ Thuhet se Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ishte duke ngrënë mjaltë te Zejnebja, e bija e Xhahshit. Aishja dhe Hafsa ranë dakord me njëra-tjetrën për t'i thurur një intrigë Zejnebes, dhe t'i thoshin atij (Profetit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem)) kur të shkonte tek ato, sikur të vjen pak era. Kështu ai ia ndaloi mjaltin vetes. ﴾...duke kërkuar t'u bësh qejfin grave të tua?!﴿ – duke ia bërë vetes të ndaluar atë që Allahu ta ka lejuar. ﴾Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë﴿ për atë teprim që ndodhi nga ana jote. Dhe thuhet se ky ishte një gjynah i vogël, prandaj e qortoi (e këshilloi) për të.

2 ﴾Allahu ka përcaktuar një mënyrë për t'u liruar nga betimet tuaja﴿ – ka nxjerrë ligj, se si të liroheni nga betimet tuaja, duke dhënë dëmshpërblimin, siç është përmendur në thënien e Allahut të Lartësuar: "Larja e gjynahut për thyerjen e betimit është ushqyerja e dhjetë të varfërve me mesataren e ushqimit të familjes suaj, ose t'i vishni ata, ose të lironi një skllav. Ai që nuk gjen mundësi për këto, le të agjërojë tri ditë.[3]" Nuk i takon (lejohet) askujt që të bëjë të ndaluar (haram) atë që e ka lejuar Allahu. Nëse dikush e bën diçka të tillë, ajo konsiderohet e pavlefshme dhe nuk është detyrim që ai të veprojë sipas saj. Lejimi apo ndalimi (konsiderimi hallall apo haram) i diçkaje është e drejtë vetëm e Allahut të Lartësuar. Por, nëse dikush bën diçka të tillë, atëherë disa juristë shikojnë se nëse ai ia bën të ndaluar vetes një rrobë, veshje, ushqim, pije apo diçka tjetër, të cilën Allahu e ka lejuar, atëherë ky veprim konsiderohet njëlloj si betimi (pra, në rangun e betimit). Nëse ai kryen një veprim të cilin ia ka bërë të ndaluar vetes, atëherë ai duhet të japë dëmshpërblimin që jepet

---

[1] Siç ndodhi me një pjesë të çifutëve, të cilët i shkelën ligjet e Allahut dhe si dënim Ai i shndërroi ata në majmunë të përçmuar e të urryer (*shën. i përkth.*).

[2] Ai lloj hadithi, zinxhiri i transmetimit të të cilit mbërrin deri te Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem).

[3] *El-Māide*, 89.

ترتيبها ٦٦ سُورَةُ التَّحْرِيمِ آياتها ١٢

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّبِيُّ لِمَ تُحَرِّمُ مَآ أَحَلَّ ٱللَّهُ لَكَ ۖ تَبْتَغِي مَرْضَاتَ أَزْوَٰجِكَ ۚ وَٱللَّهُ
غَفُورٌ رَّحِيمٌ ﴿١﴾ قَدْ فَرَضَ ٱللَّهُ لَكُمْ تَحِلَّةَ أَيْمَٰنِكُمْ ۚ وَٱللَّهُ مَوْلَىٰكُمْ ۖ
وَهُوَ ٱلْعَلِيمُ ٱلْحَكِيمُ ﴿٢﴾ وَإِذْ أَسَرَّ ٱلنَّبِيُّ إِلَىٰ بَعْضِ أَزْوَٰجِهِۦ حَدِيثًا
فَلَمَّا نَبَّأَتْ بِهِۦ وَأَظْهَرَهُ ٱللَّهُ عَلَيْهِ عَرَّفَ بَعْضَهُۥ وَأَعْرَضَ عَنۢ بَعْضٍ ۖ
فَلَمَّا نَبَّأَهَا بِهِۦ قَالَتْ مَنْ أَنۢبَأَكَ هَٰذَا ۖ قَالَ نَبَّأَنِيَ ٱلْعَلِيمُ ٱلْخَبِيرُ
﴿٣﴾ إِن تَتُوبَآ إِلَى ٱللَّهِ فَقَدْ صَغَتْ قُلُوبُكُمَا ۖ وَإِن تَظَٰهَرَا عَلَيْهِ
فَإِنَّ ٱللَّهَ هُوَ مَوْلَىٰهُ وَجِبْرِيلُ وَصَٰلِحُ ٱلْمُؤْمِنِينَ ۖ وَٱلْمَلَٰٓئِكَةُ
بَعْدَ ذَٰلِكَ ظَهِيرٌ ﴿٤﴾ عَسَىٰ رَبُّهُۥٓ إِن طَلَّقَكُنَّ أَن يُبْدِلَهُۥٓ أَزْوَٰجًا
خَيْرًا مِّنكُنَّ مُسْلِمَٰتٍ مُّؤْمِنَٰتٍ قَٰنِتَٰتٍ تَٰٓئِبَٰتٍ عَٰبِدَٰتٍ سَٰٓئِحَٰتٍ
ثَيِّبَٰتٍ وَأَبْكَارًا ﴿٥﴾ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ قُوٓا۟ أَنفُسَكُمْ وَأَهْلِيكُمْ
نَارًا وَقُودُهَا ٱلنَّاسُ وَٱلْحِجَارَةُ عَلَيْهَا مَلَٰٓئِكَةٌ غِلَاظٌ شِدَادٌ
لَّا يَعْصُونَ ٱللَّهَ مَآ أَمَرَهُمْ وَيَفْعَلُونَ مَا يُؤْمَرُونَ ﴿٦﴾ يَٰٓأَيُّهَا
ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ لَا تَعْتَذِرُوا۟ ٱلْيَوْمَ ۖ إِنَّمَا تُجْزَوْنَ مَا كُنتُمْ تَعْمَلُونَ ﴿٧﴾

për thyerjen e betimit. Nëse e jep dëmshpërblimin, atëherë është liruar prej betimit. Ky (gjykim) vlen për çdo gjë, madje edhe në rastin kur ai ia bën të ndaluar vetes bashkëshorten e tij. Ndërsa disa dijetarë thonë, se nëse ai ka pasur për qëllim ta ndajë atë me anë të këtij ndalimi, atëherë ky konsiderohet divorc. Allahu e di më mirë. ﴿Allahu është Mbrojtësi juaj﴾ – Kujdestari dhe Ndihmuesi juaj. ﴿Ai është i Gjithëdijshmi...﴾ – se ku është e mira dhe shpëtimi juaj. ﴿...i Urti﴾ – në veprime dhe në fjalë.

(3) ﴿Kur i Dërguari i tregoi fshehurazi një lajm njërës prej grave të tij...﴾ – bëhet fjalë për Hafsan. Ndërsa lajmi ishte ndalimi i mjaltit që ai i bëri vetes. Kelbiji thotë: "I tregoi asaj fshehurazi, që babai yt dhe babai i Aishes do të jenë dy kalifët[1] e umetit tim pas meje." ﴿...ajo e hapi këtë fjalë﴾ – domethënë, ia tregoi dikujt tjetër. ﴿Allahu ia zbuloi këtë të Dërguarit...﴾ pra Allahu ia zbuloi profetit të Tij ndodhinë e përhapjes së këtij lajmi te të tjerët. ﴿...i cili një pjesë të këtij zbulimi ia tha (gruas që ia përhapi sekretin)﴾ – domethënë, ia bëri të njohur Hafsës, një pjesë të lajmit që ajo kishte treguar. ﴿...kurse pjesën tjetër jo﴾ – pra një pjesë nuk ia bëri të njohur. ﴿Kur i Dërguari ia tregoi asaj të fshehtën...﴾ – domethënë, e njoftoi atë për bisedën që ajo kishte përhapur, ﴿ajo e pyeti: 'E kush të ka treguar ty?'﴾ – pra kush ta ka treguar këtë? ﴿Ai i tha: 'Ma tregoi i Gjithëdijshmi, i Mirinformuari.'﴾ – ma ka treguar Allahu, të Cilit nuk i fshihet asgjë.

(4) ﴿Nëse ju të dyja ktheheni të penduara tek Allahu, sepse vërtet që zemrat tuaja patën devijuar.﴾ Këto fjalë i drejtohen Aishes dhe Hafsës. Pra, nëse ju të dyja ktheheni të penduara tek Allahu (kjo është më mirë për ju), sepse zemrat tuaja anuan nga ai veprim prej të cilit duhet të pendoheni, kur u bashkuat me njëra-tjetrën kundër (asaj çka dëshironte) Profetit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem). ﴿Nëse ju të dyja bashkoheni kundër tij...﴾ – pra, nëse ju të dyja bashkoheni dhe bashkëpunoni me njëra-tjetrën me xhelozi kundër tij, si dhe nëse përhapni sekretin (të fshehtën) e tij, ﴿(dijeni se) Allahu është Mbrojtësi i tij, Xhibrili dhe besimtarët e mirë﴾ – domethënë, Allahu merr përsipër që ta ndihmojë atë, gjithashtu Xhibrili dhe robërit e mirë të Allahut, si Ebu Bekri dhe Umeri. Pra, atij nuk do t'i mungojnë ndihmëtarët. ﴿Veç kësaj, edhe engjëjt...﴾ Pra, pas ndihmës nga Allahu, nga Xhibrili dhe nga besimtarët e mirë. ﴿...e mbështesin atë﴾ – janë ndihmuesit e tij që e mbështesin. Thuhet se Aishja dhe Hafsa u bënë bashkë për të dominuar mbi Profetin (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) në çështjen e shpenzimit ndaj tyre.

(5) ﴿Mbase nëse ai ju ndan ju, Zoti i tij do t'i jepte atij në vendin tuaj bashkëshorte më të mira se ju...﴾ Allahu i Lartësuar i njofton – për t'i frikësuar – gratë e Profetit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) se nëse ai do t'i ndante ato, atëherë Allahu është i Plotfuqishëm që t'ia zëvendësojë me bashkëshorte të tjera më të mira, ﴿...muslimane, besimtare...﴾ – që i kryejnë obligimet islame dhe që besojnë Allahun, engjëjt, librat dhe të dërguarit e Tij. ﴿...të bindura...﴾ – që i binden Allahut dhe të Dërguarit të Tij. ﴿...të kthyera tek Allahu me pendim...﴾ – pra, nga gjynahet ﴿...adhuruese﴾ të Allahut, të nënshtruara ndaj Tij, ﴿...agjëruese﴾ të martuara më parë ose beqare.﴾ *Eth-thejjib* – "*e martuar më parë*" është ajo grua e cila është martuar, por më pas e ka ndarë burri, ose i ka vdekur. Kurse *el-bikr* – "*beqare*" është e virgjëra, e cila nuk është martuar akoma.

(6) ﴿O ju që keni besuar, ruajeni veten...﴾ – domethënë, ruajeni veten duke kryer ato për të cilat ju kam urdhëruar dhe duke lënë ato nga të cilat ju kam ndaluar. ﴿...dhe familjet tuaja...﴾ – duke i urdhëruar për të qenë të bindur ndaj Allahut dhe duke i ndaluar që ta kundërshtojnë

[1] Udhëheqësit e shtetit islam.

Atë. ﴾...prej një zjarri, lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët﴿ – prej një zjarri të madh, që ka si lëndë djegëse njerëzit dhe gurët, ashtu siç kanë zjarret e tjera si lëndë djegëse drurin. Ibn Xheriri thotë: "Prandaj ne duhet t'u mësojmë fëmijëve tanë fenë dhe të mirën, si dhe atë edukatë e cila u duhet me patjetër." ﴾Atë e mbikëqyrin engjëj të vrazhdë e të ashpër...﴿ – domethënë, mbi Zjarr (Xhehenem) janë caktuar disa engjëj për ta mbikëqyrur dhe për të ndëshkuar banorët e tij. Ata janë të vrazhdë dhe të ashpër ndaj banorëve të Zjarrit, e nuk i mëshirojnë kur ata kërkojnë mëshirë prej tyre. Ata janë krijuar posaçërisht për të ndëshkuar. ﴾...të cilët kurrë nuk i kundërshtojnë urdhrat e Allahut﴿ – pra nuk i thyejnë urdhrat e Tij. ﴾...por i zbatojnë menjëherë ato﴿ – e zbatojnë urdhrin menjëherë e pa u vonuar. Ata janë të aftë e nuk e vonojnë zbatimin e tij nga koha e duhur. Çfarëdo qoftë ai urdhër, ata e kanë plotësisht të mundur që ta kryejnë atë.

7 ﴾O ju që nuk keni besuar, mos u shfajësoni sot (në Ditën e Gjykimit)...﴿ –atyre u thuhen këto fjalë në momentin që do të futen në Zjarr, për t'ua humbur shpresat dhe për t'ua prerë dëshirat. ﴾...sepse me të vërtetë, dënoheni vetëm për veprat që keni bërë﴿ – për ato vepra që keni bërë në dunja.

8 ﴾O ju që keni besuar, kthehuni tek Allahu me një pendim të sinqertë!﴿ *Et-tewbetu en-nesūh* – "*pendesa e sinqertë*" është pendesa e çiltër, ose e pastër. Kjo lloj pendese (e sinqertë) është ndjenja e keqardhjes në zemër për gjynahun e kryer, kërkimi i faljes me gojë, shkëputja nga ky gjynah me trup dhe vendosmëria për të mos e bërë më. ﴾...që Zoti juaj t'jua shlyejë gabimet e t'ju shpjerë në kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj, Ditën kur Allahu nuk do ta turpërojë Profetin dhe ata që besuan bashkë me atë. Drita e tyre do të shkëlqejë para tyre dhe në të djathtë të tyre.﴿ Ata do të kenë me vete një dritë ndërkohë që ecin mbi Sirat[1]. ﴾Ata do të thonë: 'O Zoti ynë, përsose dritën tonë dhe falna! Vërtet Ti je i Fuqishëm për çdo gjë.'﴿

9 ﴾O Profet, luftoji mosbesimtarët...﴿ – domethënë, përpiqu kundër tyre duke i luftuar ata. ﴾...dhe hipokritët﴿ – duke zbatuar dënimet e caktuara ndaj tyre, ngaqë ata kryenin veprime për të cilat duhej të dënoheshin. ﴾...dhe bëhu i ashpër ndaj tyre!﴿ – përdor ashpërsinë me të dyja palët (mosbesimtarët dhe hipokritët) për të ndërtuar autoritet mbi ta. ﴾Vendbanimi i tyre do të jetë Xhehenemi. Sa i keq është ai vendbanim!﴿

10 ﴾Allahu ka dhënë si shembull për ata që nuk besojnë gruan e Nuhut dhe gruan e Lutit. Ato ishin të martuara me dy nga robtë Tanë të

[1] Sirati është ura e vendosur mbi Xhehenem.

يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ تُوبُوٓاْ إِلَى ٱللَّهِ تَوۡبَةٗ نَّصُوحًا عَسَىٰ رَبُّكُمۡ
أَن يُكَفِّرَ عَنكُمۡ سَيِّـَٔاتِكُمۡ وَيُدۡخِلَكُمۡ جَنَّٰتٖ تَجۡرِي
مِن تَحۡتِهَا ٱلۡأَنۡهَٰرُ يَوۡمَ لَا يُخۡزِي ٱللَّهُ ٱلنَّبِيَّ وَٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ
مَعَهُۥۖ نُورُهُمۡ يَسۡعَىٰ بَيۡنَ أَيۡدِيهِمۡ وَبِأَيۡمَٰنِهِمۡ يَقُولُونَ رَبَّنَآ
أَتۡمِمۡ لَنَا نُورَنَا وَٱغۡفِرۡ لَنَآۖ إِنَّكَ عَلَىٰ كُلِّ شَيۡءٖ قَدِيرٞ ٨
يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّبِيُّ جَٰهِدِ ٱلۡكُفَّارَ وَٱلۡمُنَٰفِقِينَ وَٱغۡلُظۡ عَلَيۡهِمۡۚ
وَمَأۡوَىٰهُمۡ جَهَنَّمُۖ وَبِئۡسَ ٱلۡمَصِيرُ ٩ ضَرَبَ ٱللَّهُ مَثَلٗا
لِّلَّذِينَ كَفَرُواْ ٱمۡرَأَتَ نُوحٖ وَٱمۡرَأَتَ لُوطٖۖ كَانَتَا تَحۡتَ
عَبۡدَيۡنِ مِنۡ عِبَادِنَا صَٰلِحَيۡنِ فَخَانَتَاهُمَا فَلَمۡ يُغۡنِيَا عَنۡهُمَا
مِنَ ٱللَّهِ شَيۡـٔٗا وَقِيلَ ٱدۡخُلَا ٱلنَّارَ مَعَ ٱلدَّٰخِلِينَ ١٠
وَضَرَبَ ٱللَّهُ مَثَلٗا لِّلَّذِينَ ءَامَنُواْ ٱمۡرَأَتَ فِرۡعَوۡنَ إِذۡ
قَالَتۡ رَبِّ ٱبۡنِ لِي عِندَكَ بَيۡتٗا فِي ٱلۡجَنَّةِ وَنَجِّنِي مِن فِرۡعَوۡنَ
وَعَمَلِهِۦ وَنَجِّنِي مِنَ ٱلۡقَوۡمِ ٱلظَّٰلِمِينَ ١١ وَمَرۡيَمَ ٱبۡنَتَ
عِمۡرَٰنَ ٱلَّتِيٓ أَحۡصَنَتۡ فَرۡجَهَا فَنَفَخۡنَا فِيهِ مِن رُّوحِنَا
وَصَدَّقَتۡ بِكَلِمَٰتِ رَبِّهَا وَكُتُبِهِۦ وَكَانَتۡ مِنَ ٱلۡقَٰنِتِينَ ١٢

ndershëm dhe i tradhtuan ata﴿ – pra kryen tradhti ndaj tyre (Nuhut dhe Lutit). Thuhet se gruaja e Nuhut i thoshte njerëzve për të se ai është i çmendur, ndërsa gruaja e Lutit, njoftonte popullin e tij për miqtë që i vinin.[2] ﴾Prandaj, ata nuk u vlejtën atyre aspak tek Allahu...﴿ – domethënë, atyre nuk u bëri aspak dobi Nuhu dhe Luti, edhe pse ato ishin bashkëshortet e tyre. Gjithashtu, ata nuk mund të largojnë prej tyre asgjë nga dënimi i Allahut, edhe pse ata janë të nderuar tek Ai. ﴾...e atyre të dyjave do t'u thuhet: 'Hyni në Zjarr me ata që po hyjnë!'﴿ – hyni në Zjarr së bashku me mosbesimtarët dhe gjynahqarët.

11 ﴾Allahu ka dhënë si shembull për besimtarët gruan e Faraonit...﴿ – pra pushteti i jobesimtarëve nuk i dëmton besimtarët, ashtu siç nuk dëmtoi gruan e

[2] Populli i Lutit (Alejhi esselatu ue esselam) ishte një popull tejet i shthurur. Ata shkonin pas meshkujve dhe i linin gratë. Një gjë të tillë ata donin ta bënin edhe me mysafirët e profetit të tyre. Për këtë shthurje Allahu i Lartësuar u dha një ndëshkim të rreptë. Kjo përmendet në disa sure të Kuranit, si p.sh., në suren Esh-shuara, ajeti 173, ku thuhet: "E Ne u lëshuam atyre një shi të jashtëzakonshëm (gurë nga qielli), e sa i keq ishte ai shi për ata të cilëve iu pat tërhequr vërejtja." (sh.p.).

سُورَةُ المُلْك
ترتيبها ٦٧ — آياتها ٣٠

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

تَبَٰرَكَ ٱلَّذِى بِيَدِهِ ٱلْمُلْكُ وَهُوَ عَلَىٰ كُلِّ شَىْءٍ قَدِيرٌ ﴿١﴾ ٱلَّذِى خَلَقَ
ٱلْمَوْتَ وَٱلْحَيَوٰةَ لِيَبْلُوَكُمْ أَيُّكُمْ أَحْسَنُ عَمَلًا ۚ وَهُوَ ٱلْعَزِيزُ ٱلْغَفُورُ ﴿٢﴾
ٱلَّذِى خَلَقَ سَبْعَ سَمَٰوَٰتٍ طِبَاقًا ۖ مَّا تَرَىٰ فِى خَلْقِ ٱلرَّحْمَٰنِ مِن
تَفَٰوُتٍ ۖ فَٱرْجِعِ ٱلْبَصَرَ هَلْ تَرَىٰ مِن فُطُورٍ ﴿٣﴾ ثُمَّ ٱرْجِعِ ٱلْبَصَرَ كَرَّتَيْنِ
يَنقَلِبْ إِلَيْكَ ٱلْبَصَرُ خَاسِئًا وَهُوَ حَسِيرٌ ﴿٤﴾ وَلَقَدْ زَيَّنَّا ٱلسَّمَآءَ
ٱلدُّنْيَا بِمَصَٰبِيحَ وَجَعَلْنَٰهَا رُجُومًا لِّلشَّيَٰطِينِ ۖ وَأَعْتَدْنَا لَهُمْ عَذَابَ
ٱلسَّعِيرِ ﴿٥﴾ وَلِلَّذِينَ كَفَرُوا۟ بِرَبِّهِمْ عَذَابُ جَهَنَّمَ ۖ وَبِئْسَ ٱلْمَصِيرُ
﴿٦﴾ إِذَآ أُلْقُوا۟ فِيهَا سَمِعُوا۟ لَهَا شَهِيقًا وَهِىَ تَفُورُ ﴿٧﴾ تَكَادُ تَمَيَّزُ
مِنَ ٱلْغَيْظِ ۖ كُلَّمَآ أُلْقِىَ فِيهَا فَوْجٌ سَأَلَهُمْ خَزَنَتُهَآ أَلَمْ يَأْتِكُمْ نَذِيرٌ ﴿٨﴾
قَالُوا۟ بَلَىٰ قَدْ جَآءَنَا نَذِيرٌ فَكَذَّبْنَا وَقُلْنَا مَا نَزَّلَ ٱللَّهُ مِن شَىْءٍ إِنْ أَنتُمْ
إِلَّا فِى ضَلَٰلٍ كَبِيرٍ ﴿٩﴾ وَقَالُوا۟ لَوْ كُنَّا نَسْمَعُ أَوْ نَعْقِلُ مَا كُنَّا فِىٓ أَصْحَٰبِ
ٱلسَّعِيرِ ﴿١٠﴾ فَٱعْتَرَفُوا۟ بِذَنۢبِهِمْ فَسُحْقًا لِّأَصْحَٰبِ ٱلسَّعِيرِ ﴿١١﴾
إِنَّ ٱلَّذِينَ يَخْشَوْنَ رَبَّهُم بِٱلْغَيْبِ لَهُم مَّغْفِرَةٌ وَأَجْرٌ كَبِيرٌ ﴿١٢﴾

Faraonit, e cila ishte nën pushtetin e atij që ishte më jobesimtari ndër jobesimtarë, ndërsa ajo, me besimin e saj, arriti në xhenetet e begata. «...kur ajo tha: 'O Zoti im, ndërtomë një banesë tek Ti, në Xhenet» – domethënë, më ndërto një shtëpi pranë Mëshirës Tënde, në shkallët më të larta të atyre që janë afruar tek Ty. «...më shpëto nga Faraoni dhe veprat e tij» – nga ai vetë dhe nga veprat e këqija që ai bën. «...dhe më shpëto nga populli keqbërës!"» Ata janë jobesimtarët koptë.[1]

(12) «Edhe Merjemen, të bijën e Imranit...» Allahu i bashkoi (i dha) asaj nderim, si në këtë botë ashtu edhe në ahiret. Ai e përzgjodhi atë mbi të gjitha gratë e botës, edhe pse ajo jetonte mes një populli gjynahqar. «...e cila ruajti virgjërinë e saj» dhe nuk ra në punë të poshtra. «Ne frymë brenda saj nga shpirti Ynë.[2]» Xhibrili fryu te pjesa e hapur e këmishës së saj (në kraharor) dhe kështu ajo ra shtatzënë me Isain (Alejhi essalatu ue esselam). «Ajo u besoi fjalëve të Zotit të saj» – domethënë, ligjeve që Ai ka nxjerrë për robërit e Tij, fjalëve që i tha engjëlli (Xhibrili): "Unë jam i dërguar i Zotit Tënd" – si dhe lajmit përgëzues të tij për Isain dhe se ai do të jetë i dërguar dhe prej të afërmve të Zotit. «...dhe librave të Tij» – librat e zbritur (nga Allahu) te profetët e Tij. «...ishte nga të devotshmit!» – nga ata njerëz që i binden Zotit të tyre. Familjarët e saj ishin të devotshëm dhe të bindur (ndaj Allahut).

## SURJA EL-MULK

(1) «Qoftë i lartësuar (gjithë begati është) Ai, në dorën e të Cilit është pushteti suprem» *Tebâreke* – "*gjithë begati*", pra e shumtë dhe e madhe është Mirësia e Allahut. *El-mulk* – "*pushteti suprem*" është pushteti i qiejve dhe i Tokës, si në dunja ashtu edhe në ahiret. «...dhe që është i Fuqishëm të bëjë çdo gjë!»

(2) «Ai i ka krijuar jetën dhe vdekjen...) *El-mewt* – "*vdekja*" është ndërprerja e lidhjes së shpirtit me trupin dhe shkëputja prej tij. Ndërsa *el-hajâtu* – "*jeta*" është bashkimi i shpirtit me trupin dhe lidhja me të. Pra, me jetë (këtu) kuptojmë krijimin e tij si njeri, dhe krijimin e shpirtit në të. «...për t'ju provuar se kush prej jush do të veprojë më mirë» – për t'ju ngarkuar (me përgjegjësi), pastaj Ai ju vë në provë dhe ju shpërblen për këtë. Synimi thelbësor nga sprovimi është nxjerrja në pah e mirësisë së bamirësve dhe bindjes së atyre që tregohen të nënshtruar ndaj Allahut. «Ai është i Plotfuqishmi dhe Falësi i madh.»

(3) «Ai ka krijuar shtatë qiej palë mbi palë.» – njërin mbi tjetrin. «Nuk mund të gjesh në krijimin e të Gjithëmëshirshmit kurrfarë ceni) – pra nuk mund të gjesh kurrfarë kontradikte, as mospërputhje dhe as shtrembërim. Përkundrazi ata (qiejt) janë të njëtrajtshëm, të rregullt dhe tregues të Zotit të tyre. «Hidhe vështrimin: a sheh ndonjë plasaritje?» – drejtoje shikimin nga qiell dhe medito: A shikon në të – edhe pse ai është shumë i madh dhe i gjerë – ndonjë plasaritje apo çarje?

(4) «Pastaj hidhe sërish vështrimin...» – domethënë, herë pas here, – edhe nëse bëhen shumë herë – sepse në këtë mënyrë argumenti shpaloset më fuqishëm dhe pritet rruga e justifikimit. «...vështrimi yt do të kthehet i lodhur...» – i përulur e i paaftë që të shikojë ndonjë të metë në krijimin e qiellit. «...e i molisur» – i lodhur dhe i këputur.

(5) «Ne jua kemi zbukuruar qiellin më të afërm me yje që shkëlqejnë dhe i kemi bërë ata gjuajtës kundër djajve...» Këta yje ndriçues i kemi bërë gjuajtës me të cilët goditen djajtë. Kjo është një tjetër dobi e yjeve, veç qenies së tyre zbukurim për qiellin më të afërt. Katade ka thënë: "Allahu i ka krijuar yjet për tre qëllime: si zbukurim për qiellin, gjuajtës të shejtanëve dhe si shenja për t'u orientuar me to në Tokë dhe në det." «...për të cilët kemi përgatitur dënimin me zjarr» – pra pasi

---

[1] Koptët janë një grupim i krishterë.
[2] "Nga shpirti Ynë", pra nga shpirti si krijesë e Jona (e Allahut).

i kemi djegur shejtanët me shigjeta të zjarrta (meteorë) në dunja, u kemi përgatitur edhe dënimin e Zjarrit në ahiret.

6 ﴾Kurse për ata që e mohojnë Zotin e tyre, dënimi është Xhehenemi. Sa i shëmtuar është ai vendbanim!﴿

7 ﴾Kur të hidhen aty...﴿ – domethënë, flaken në të, ashtu siç flaken drutë në zjarr. ﴾...do të dëgjojnë ulërimën e tij﴿ – një zë që i përngjan zërit të gomarit kur fillon të pëllasë. ﴾...ndërkohë që ai vlon﴿ – pra, vlon me ta ashtu siç vlon kazani me ujë.

8 ﴾Ai gati shpërthen nga mllefi﴿ për shkak të zemërimit të tij ndaj jobesimtarëve. Ai gati copëtohet dhe ndahet nga njëri-tjetri. ﴾Sa herë që aty hidhet një grup...﴿ Fjala *fewxh* – "*grup*" ka kuptimin: grumbull njerëzish. ﴾...rojtarët e tij do t'i pyesin ata...﴿ – pra rojtarët engjëj do t'i pyesin në mënyrë qortuese dhe kritikuese. ﴾'A nuk ju erdhi – në atë botë – ndonjë paralajmërues?!'﴿ që t'ju paralajmëronte dhe t'ju tërhiqte vëmendjen për këtë ditë? (Ditën e Gjykimit).

9 ﴾'Po, – do përgjigjen ata – na ka ardhur vërtet paralajmërues...﴿ – i dërguar nga Allahu, Zoti ynë; ai na paralajmëroi, na frikësoi dhe na njoftoi për këtë ditë. ﴾...por ne e përgënjeshtruam...) – paralajmëruesin – ﴾...dhe thamë: 'Allahu nuk ka shpallur asgjë...﴿ nga ato për të cilat ju po flisni, si çështjet e fshehta, lajmet rreth botës tjetër (ahiretit) si dhe ligjet të cilat sqarojnë se ç'kërkon Allahu prej nesh. ﴾...ju jeni në një humbje të madhe!'﴿ – domethënë, u thamë të dërguarve: 'Me të vërtetë që ju po i ikni së vërtetës, dhe i jeni larguar së drejtës!'

10 ﴾Ata do të thonë: 'Sikur të kishim dëgjuar ose menduar, nuk do të ishim midis banorëve të zjarrit flakërues!'﴿ Sikur të kishim dëgjuar siç dëgjon ai që kupton, apo të kishim logjikuar siç logjikon ai që i dallon dhe i shikon mirë gjërat, nuk do të ishim prej banorëve të Zjarrit, përkundrazi do ta kishim besuar atë që zbriti Allahu dhe do ta kishim ndjekur të Dërguarin.

11 ﴾Kështu, ata do ta pranojnë gjynahun e tyre﴿ – për të cilin merituan dënimin e Zjarrit. Gjynahu i tyre ishte mosbesimi dhe përgënjeshtrimi i profetëve. ﴾Larg qofshin prej mëshirës së Zotit banorët e zjarrit flakërues!﴿ – domethënë, qofshin larg prej Allahut dhe Mëshirës së Tij. Pra, Allahu i detyron të vuajnë dënimin, pasi ata e pranojnë gjynahun, sepse ky është argument kundër tyre dhe nuk u mbetet asnjë justifikim.

12 ﴾Vërtet, për ata që i frikësohen Zotit të tyre pa e parë Atë, do të ketë falje dhe shpërblim të madh!﴿

13 ﴾Sido që të flisni ju, fshehtas apo haptas﴿ Allahu i di të gjitha ato, e asgjë nuk mund t'i fshihet Atij. ﴾Ai e di mirë se çfarë në zemrat tuaja﴿ – pra atë që fshehin zemrat tuaja.

14 ﴾E si të mos e dijë Ai që ka krijuar gjithçka...﴿ E si të mos i dijë sekretet dhe të fshehtat e zemrave Ai që i krijoi dhe i solli ato në ekzistencë!? Allahu i Lartësuar është Ai që e krijoi njeriun me dorën e Tij. Sigurisht që ai i cili realizon/bën/prodhon një gjë, e di më mirë se çdokush se çfarë ka bërë. ﴾...kur Ai njeh çdo gjë me imtësi dhe është i Gjithëinformuari?!﴿ Ai depërton në thellësi të zemrave me dijen e Tij. Aiështënë dijeni për sekretet dhe të fshehtat që ruajnë ato. Atij nuk mund t'i fshihet asgjë.

15 ﴾Ai jua ka bërë Tokën të përdorshme...﴿ – të lehtë dhe të butë për të qëndruar mbi të. Ai nuk e ka bërë atë të ashpër, e kështu ta kishit të pamundur të rrinit dhe të ecnit mbi të. ﴾...prandaj ecni nëpër viset e saj...﴿ – udhëve, anëve dhe skajeve të saj. ﴾...dhe ushqehuni me atë që ju ka dhënë Ai.﴿ – domethënë, nga ajo me të cilën Ai ju ka furnizuar dhe ka krijuar për ju në tokë. Allahu i Lartësuar shpalos të mirat që u ka dhënë bijve të Ademit (njerëzve), duke i stabilizuar ata në Tokë, si dhe duke u dhënë aftësinë që të përfitojnë nga të mirat e saj. Por, nga ana tjetër, ata duhet ta dinë se kanë për t'u kthyer tek Ai. Ja pse më pas ka thënë: ﴾Si të ringjalleni, do të ktheheni tek Ai.﴿ Sapo të ringjalleni nga varret tuaja do të ktheheni tek Ai dhe tek askush tjetër.

16 ﴾A jeni të sigurt se Ai që është në qiell...﴿ – pra, Allahu i Lartësuar – ﴾...nuk do ta bëjë Tokën të fundoset bashkë me ju...﴿ – ta bëjë atë që t'ju përpijë, ashtu siç veproi me Karunin[1] – ﴾...kur të fillojë të dridhet papritmas?﴿ – kur të çrregullohet, të lëvizë dhe të mos jetë më e qetë dhe e përdorshme si më parë.

17 ﴾A jeni të sigurt se Ai që është në qiell, nuk do t'ju çojë furtunë gurësh?﴿ – pra, gurë nga qielli, ashtu siç hodhi mbi popullin e Lutit[2] dhe mbi ata të elefantit.[3] Thuhet se kuptimi i *hāsiben* – "*furtunë gurësh*" është një erë në të cilën ka gurë. ﴾Atëherë do e merrni vesh se sa i frikshëm është paralajmërimi

---

[1] Karuni ka qenë nga populli i Musait (*Alejhi ue essalatu esselam*) Allahu i Madhëruar i dha atij shumë pasuri. Karuni u tregua arrogant dhe pretendonte se gjithçka e kishte fituar në sajë të dijes/zotësisë që kishte. Allahu e ndëshkoi Karunin për arrogancën e tij, sikurse na rrëfen në suren El-Kasas, ajeti 81, ku thotë: "Ne bëmë që Karunin dhe shtëpinë e tij t'i gëlltiste toka dhe askush nuk arriti që ta mbronte nga dënimi i Allahut, madje as ai vetë nuk mund ta mbronte veten." Për më tepër shih ajetet 76-81 në suren El-Kasas (*shën. i përkth.*).

[2] Shih shënimin nr. 28 (*shën. i përkth.*).

[3] Këtë ngjarje na e sqaron Allahu i Madhëruar në suren *El-Fīl* (*shën. i përkth.*).

وَأَسِرُّوا۟ قَوْلَكُمْ أَوِ ٱجْهَرُوا۟ بِهِۦٓ ۖ إِنَّهُۥ عَلِيمٌۢ بِذَاتِ ٱلصُّدُورِ ﴿١٣﴾ أَلَا
يَعْلَمُ مَنْ خَلَقَ وَهُوَ ٱللَّطِيفُ ٱلْخَبِيرُ ﴿١٤﴾ هُوَ ٱلَّذِى جَعَلَ لَكُمُ
ٱلْأَرْضَ ذَلُولًا فَٱمْشُوا۟ فِى مَنَاكِبِهَا وَكُلُوا۟ مِن رِّزْقِهِۦ ۖ وَإِلَيْهِ ٱلنُّشُورُ
﴿١٥﴾ ءَأَمِنتُم مَّن فِى ٱلسَّمَآءِ أَن يَخْسِفَ بِكُمُ ٱلْأَرْضَ فَإِذَا هِىَ
تَمُورُ ﴿١٦﴾ أَمْ أَمِنتُم مَّن فِى ٱلسَّمَآءِ أَن يُرْسِلَ عَلَيْكُمْ حَاصِبًا ۖ
فَسَتَعْلَمُونَ كَيْفَ نَذِيرِ ﴿١٧﴾ وَلَقَدْ كَذَّبَ ٱلَّذِينَ مِن قَبْلِهِمْ فَكَيْفَ
كَانَ نَكِيرِ ﴿١٨﴾ أَوَلَمْ يَرَوْا۟ إِلَى ٱلطَّيْرِ فَوْقَهُمْ صَٰٓفَّٰتٍ وَيَقْبِضْنَ ۚ مَا
يُمْسِكُهُنَّ إِلَّا ٱلرَّحْمَٰنُ ۚ إِنَّهُۥ بِكُلِّ شَىْءٍۭ بَصِيرٌ ﴿١٩﴾ أَمَّنْ هَٰذَا ٱلَّذِى
هُوَ جُندٌ لَّكُمْ يَنصُرُكُم مِّن دُونِ ٱلرَّحْمَٰنِ ۚ إِنِ ٱلْكَٰفِرُونَ إِلَّا فِى غُرُورٍ
﴿٢٠﴾ أَمَّنْ هَٰذَا ٱلَّذِى يَرْزُقُكُمْ إِنْ أَمْسَكَ رِزْقَهُۥ ۚ بَل لَّجُّوا۟ فِى عُتُوٍّ
وَنُفُورٍ ﴿٢١﴾ أَفَمَن يَمْشِى مُكِبًّا عَلَىٰ وَجْهِهِۦٓ أَهْدَىٰٓ أَمَّن يَمْشِى سَوِيًّا
عَلَىٰ صِرَٰطٍ مُّسْتَقِيمٍ ﴿٢٢﴾ قُلْ هُوَ ٱلَّذِىٓ أَنشَأَكُمْ وَجَعَلَ لَكُمُ ٱلسَّمْعَ
وَٱلْأَبْصَٰرَ وَٱلْأَفْـِٔدَةَ ۖ قَلِيلًا مَّا تَشْكُرُونَ ﴿٢٣﴾ قُلْ هُوَ ٱلَّذِى ذَرَأَكُمْ
فِى ٱلْأَرْضِ وَإِلَيْهِ تُحْشَرُونَ ﴿٢٤﴾ وَيَقُولُونَ مَتَىٰ هَٰذَا ٱلْوَعْدُ إِن كُنتُمْ
صَٰدِقِينَ ﴿٢٥﴾ قُلْ إِنَّمَا ٱلْعِلْمُ عِندَ ٱللَّهِ وَإِنَّمَآ أَنَا۠ نَذِيرٌ مُّبِينٌ ﴿٢٦﴾

Im!﴿ – pra do ta merrni vesh sa i frikshëm është paralajmërimi Im, kur ta shikoni dënimin, por kur të vijë ai çast ajo dije nuk do ju bëjë dobi.

(18) ﴾Edhe ata që ishin para tyre i përgënjeshtruan (të dërguarit e Allahut)﴿ ﴾Sa i ashpër ka qenë ndëshkimi Im!﴿ – domethënë, sa i ashpër ishte mospranimi nga ana Ime (i përgënjeshtrimit të tyre), kur u dhashë një dënim të tmerrshëm!

(19) ﴾A nuk i shohin shpendët mbi kokat e tyre, se si i hapin krahët...﴿ – i hapin dhe i shtrijnë në ajër, kur janë duke fluturuar. ﴾...dhe i mbledhin?﴿ – domethënë, i mbyllin krahët e tyre. ﴾Askush nuk i mban ata...﴿ në ajër, ndërkohë që janë duke fluturuar, kur hapin dhe mbledhin krahët e tyre – ﴾...përveç të Gjithëmëshirshmit﴿, i Cili është i Plotfuqishëm për gjithçka, ngaqë i ka krijuar në mënyrë të përsosur, duke i bërë trupat e tyre të lehtë. Po ashtu, i ka mbuluar me pendë, të cilat i ka renditur sipas një mënyre të caktuar, që kur rrahin ajrin me to, ngrihen lart dhe bëjnë përpara. Prandaj, i Lartësuar është Krijuesi i tyre! ﴾Ai, me të vërtetë, sheh çdo gjë.﴿ Zotit nuk mund t'i fshihet asgjë.

(20) ﴾Kush është ai që mund t'ju ndihmojë si një ushtri e tërë, përveç të Gjithëmëshirshmit?﴿ Kuptimi i kësaj është se ju nuk keni ndonjë ushtri që t'ju mbrojë nga dënimi që jep Allahu; përkundrazi, kush vallë mund t'ju ndihmojë nëse nuk ju ndihmon Allahu me mëshirën dhe ndihmën e Tij!? ﴾Mohuesit janë pre e një mashtrimi﴿ të madh që u bëhet nga ana e shejtanit.

(21) ﴾Kush është ai që mund t'ju furnizojë ju, në qoftë se Ai jua ndalon furnizimin e Tij?﴿ – pra, kush është ai që do t'ju japë furnizim – fjala vjen, shiu – përveç Tij, nëse Allahu e bllokon dhe e ndalon atë për ju? ﴾Por ata janë zhytur në kryeneçësi e mendjemadhësi.﴿ Janë zhytur në kryeneçësi e mendjemadhësi ndaj së vërtetës; kanë ikur prej saj; as nuk kanë nxjerrë mësime dhe as nuk kanë medituar.

(22) ﴾A është më i udhëzuar ai që shkon i përmbysur me fytyrë në tokë...﴿ – bëhet fjalë për jobesimtarin, i cili zhytet në gjynahe ndaj Allahut, e në Ditën e Gjykimit Ai e ringjall të përmbysur mbi fytyrën e tij. ﴾...apo ai që ecën ballëlartë...﴿ – i drejtuar, duke parë para vetes – ﴾...në rrugën e drejtë?﴿ – në rrugën e drejtë në të cilën nuk ka as dredha e as devijime. Ky është një shembull për besimtarin, i cili ka ecur sipas metodologjisë që ka caktuar Allahu, i udhëzuar dhe i qartë. Prandaj, Allahu e ringjall atë ballëlartë e në rrugë të drejtë, e cila e çon drejt Xhenetit.

(23) ﴾Thuaju: 'Është Ai që ju ka krijuar dhe ju ka dhënë dëgjimin, shikimin dhe zemrat, e megjithatë ju pak e falënderoni!'﴿

(24) ﴾Thuaju: 'Është Ai që ju ka shpërndarë nëpër Tokë...﴿ – ju ka krijuar në Tokë, ju ka përhapur në të dhe ju ka shpërndarë mbi sipërfaqen e saj. ﴾...dhe para Tij do të tuboheni.'﴿

(25) ﴾Ata thonë: 'Atëherë, kur do të vijë ky premtim, nëse thoni të vërtetën?'﴿

(26) ﴾Thuaju: 'Dijenia (për këtë) i përket vetëm Allahut...﴿ – pra, dijen për kohën kur do të bëhet Dita e Gjykimit e ka vetëm Allahu. ﴾...kurse unë jam vetëm një paralajmërues i qartë'﴿ – ju paralajmëroj për të dhe ju frikësoj për pasojat e mosbesimit tuaj. Ju sqaroj ato për të cilat më ka urdhëruar Allahu. Ai nuk më ka urdhëruar që t'ju lajmëroj për kohën se kur do të bëhet Dita e Gjykimit.[1]

[1] Çastin se kur do të ndodhë Dita e Gjykimit nuk e di askush tjetër veç Allahut. Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) na ka njoftuar vetëm për shenjat që tregojnë afrimin e saj. Kur engjëlli Xhibril (Alejhi essalatu ue esselam) e pyeti Profetin (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) se kur është Dita e Gjykimit, Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) tha: "I pyeturi nuk di më shumë se pyetësi." Çasti kur do të ndodhë Kiameti është një nga ato pesë të fshehta të cilat i di vetëm Ai. Këtë fakt Allahu i Madhëruar na e sqaron në suren

فَلَمَّا رَأَوْهُ زُلْفَةً سِيٓـَٔتْ وُجُوهُ ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ وَقِيلَ هَـٰذَا ٱلَّذِى
كُنتُم بِهِۦ تَدَّعُونَ ﴿٢٧﴾ قُلْ أَرَءَيْتُمْ إِنْ أَهْلَكَنِىَ ٱللَّهُ وَمَن مَّعِىَ
أَوْ رَحِمَنَا فَمَن يُجِيرُ ٱلْكَـٰفِرِينَ مِنْ عَذَابٍ أَلِيمٍ ﴿٢٨﴾ قُلْ هُوَ
ٱلرَّحْمَـٰنُ ءَامَنَّا بِهِۦ وَعَلَيْهِ تَوَكَّلْنَا ۖ فَسَتَعْلَمُونَ مَنْ هُوَ فِى ضَلَـٰلٍ مُّبِينٍ
﴿٢٩﴾ قُلْ أَرَءَيْتُمْ إِنْ أَصْبَحَ مَآؤُكُمْ غَوْرًا فَمَن يَأْتِيكُم بِمَآءٍ مَّعِينٍۭ ﴿٣٠﴾

ترتيبها ٦٨ — سُورَةُ القَلَمِ — آياتها ٥٢

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَـٰنِ ٱلرَّحِيمِ

نٓ ۚ وَٱلْقَلَمِ وَمَا يَسْطُرُونَ ﴿١﴾ مَآ أَنتَ بِنِعْمَةِ رَبِّكَ بِمَجْنُونٍ ﴿٢﴾
وَإِنَّ لَكَ لَأَجْرًا غَيْرَ مَمْنُونٍ ﴿٣﴾ وَإِنَّكَ لَعَلَىٰ خُلُقٍ عَظِيمٍ ﴿٤﴾
فَسَتُبْصِرُ وَيُبْصِرُونَ ﴿٥﴾ بِأَييِّكُمُ ٱلْمَفْتُونُ ﴿٦﴾ إِنَّ رَبَّكَ هُوَ
أَعْلَمُ بِمَن ضَلَّ عَن سَبِيلِهِۦ وَهُوَ أَعْلَمُ بِٱلْمُهْتَدِينَ ﴿٧﴾ فَلَا تُطِعِ
ٱلْمُكَذِّبِينَ ﴿٨﴾ وَدُّوا۟ لَوْ تُدْهِنُ فَيُدْهِنُونَ ﴿٩﴾ وَلَا تُطِعْ كُلَّ
حَلَّافٍ مَّهِينٍ ﴿١٠﴾ هَمَّازٍ مَّشَّآءٍۭ بِنَمِيمٍ ﴿١١﴾ مَّنَّاعٍ لِّلْخَيْرِ مُعْتَدٍ
أَثِيمٍ ﴿١٢﴾ عُتُلٍّۭ بَعْدَ ذَٰلِكَ زَنِيمٍ ﴿١٣﴾ أَن كَانَ ذَا مَالٍ وَبَنِينَ
﴿١٤﴾ إِذَا تُتْلَىٰ عَلَيْهِ ءَايَـٰتُنَا قَالَ أَسَـٰطِيرُ ٱلْأَوَّلِينَ ﴿١٥﴾

(27) ﴾Kur ta shohin për së afërmi...﴿ – kur të shohin dënimin afër tyre, ﴾...fytyrat e atyre që mohuan do të zymtohen...﴿ – domethënë, do nxihen dhe do i mbulojë trishtimi. ﴾...dhe, atëherë do u thuhet: 'Ja, kjo është ajo që keni kërkuar të shpejtohej!'﴿ – kjo është ajo që ju e dëshironit me tallje dhe kërkonit që të shpejtohej.

(28) ﴾Thuaj: 'Mendoni: në qoftë se Allahu më merr shpirtin...﴿ duke më bërë që të vdes apo të vritem, ashtu siç e dëshironi këtë gjë për mua dhe siç jeni duke pritur që të më ndodhin fatkeqësi e të vdes. ﴾...dhe ndjekësit e mi﴿ nga besimtarët – ﴾ose na mëshiron...﴿ duke e vonuar këtë deri në një afat të caktuar; nëse supozojmë se një gjë e tillë do të na ndodhë ﴾...atëherë kush është ai që do t'i mbrojë jobesimtarët nga dënimi i dhimbshëm?!'﴿ – pra askush nuk i shpëton ata prej dënimit, pavarësisht se a ia merr Allahu shpirtin të Dërguarit të Tij dhe besimtarëve që janë me të, ashtu siç dëshironin jobesimtarët, apo ua vonon këtë deri në një afat tjetër.

(29) ﴾Thuaj: 'Ai është i Gjithëmëshirshmi; ne Atë besojmë dhe tek Ai mbështetemi, e ju, sigurisht, do ta merrni vesh se kush do të jetë në humbje të plotë.'﴿

(30) ﴾Thuaj: 'Mendoni: nëse ujërat tuaja ju shteren...﴿ – domethënë, më tregoni nëse ujërat tuaja, që Allahu me mirësinë e Tij jua ka dhënë nëpër burime, puse e lumenj, shterojnë në Tokë, saqë të mos ekzistojnë më fare, ose shkojnë në vende të largëta në thellësi të Tokës, saqë të mos jetë e mundur që të përfitohet prej tyre, ﴾...kush (përveç Allahut) do t'ju sjellë ujë të rrjedhshëm?!'﴿ – domethënë, ujë të shumtë, që rrjedh e nuk ndërpritet. Pra askush tjetër veç Allahut të Lartësuar nuk mund t'jua sjellë atë. Ai e sjell atë nëpërmjet shirave dhe lumenjve që ju të përfitoni nga kjo mirësi.

## SURJA EL-KALEM

(1) ﴾Nūn﴿ – kjo është një shkronjë e alfabetit arab, njësoj si disa shkronja të tjera që ndodhen në fillim të disa sureve. ﴾Betohem për penën...﴿ Allahu betohet për penën për shkak të sqarimeve që bëhen me të. Ky betim përfshin çdo penë me të cilën shkruhet. ﴾...dhe për atë që shkruajnë...﴿ domethënë, dijet që hidhen në letër me anë të penës.

(2) ﴾...se ti (o Muhamed), falë mirësisë së Zotit tënd, nuk je i marrë﴿ – ti, o Muhamed, falë mirësisë që të ka dhënë Zoti yt – që është profecia dhe udhëheqja e përgjithshme – nuk je aspak i marrë (siç pretendojnë ata).

(3) ﴾Pa dyshim, ti do të kesh shpërblim...﴿ – domethënë, do të kesh shpërblim për barrën e profecisë që mbajte dhe për vështirësitë që hoqe. ﴾...të përhershëm﴿ – pra të pandërprerë; ose ky nuk është ndonjë favor nga njerëzit që ata të mburren ty për të.

(4) ﴾Vërtet ti je në një shkallë të lartë të moralit!﴿ Kuptimi i kësaj është se ti ke atë moral për të cilin të ka urdhëruar Allahu në Kuran. Në një thënie autentike, kur Aishja (Radijallahu anhu) është pyetur për moralin e Profetit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem), ka thënë: "Morali i tij ishte Kurani."

(5) ﴾Së shpejti ti do ta shohësh, por edhe ata[1] do ta shohin,﴿

(6) ﴾se cilin prej jush e ka prekur marrëzia﴿ – domethënë, do ta shohësh, o Muhamed, por edhe jobesimtarët do e shohin, në Ditën e Gjykimit, kur të qartësohet e vërteta dhe të hiqet perdja, se kush nga dy palët është prekur nga marrëzia. Kjo

---

*Lukmān*, ku thotë: "S'ka dyshim se vetëm Allahu e di kur do të ndodhë Kiameti. Ai e di kur e lëshon shiun. Ai e di se çfarë ka në mitra (të nënave). Askush përveç Tij nuk e di se çfarë do ndodhë nesër, dhe askush përveç Tij nuk e di se në ç'vend (ose kohë) do të vdesë. Allahu është më i dituri, më i informuari."

[1] Jobesimtarët e Mekës, që quanin Profetin të marrë.

سَنَسِمُهُۥ عَلَى ٱلْخُرْطُومِ ﴿١٦﴾ إِنَّا بَلَوْنَٰهُمْ كَمَا بَلَوْنَآ أَصْحَٰبَ ٱلْجَنَّةِ إِذْ أَقْسَمُوا۟
لَيَصْرِمُنَّهَا مُصْبِحِينَ ﴿١٧﴾ وَلَا يَسْتَثْنُونَ ﴿١٨﴾ فَطَافَ عَلَيْهَا طَآئِفٌ مِّن رَّبِّكَ
وَهُمْ نَآئِمُونَ ﴿١٩﴾ فَأَصْبَحَتْ كَٱلصَّرِيمِ ﴿٢٠﴾ فَتَنَادَوْا۟ مُصْبِحِينَ ﴿٢١﴾ أَنِ
ٱغْدُوا۟ عَلَىٰ حَرْثِكُمْ إِن كُنتُمْ صَٰرِمِينَ ﴿٢٢﴾ فَٱنطَلَقُوا۟ وَهُمْ يَتَخَٰفَتُونَ ﴿٢٣﴾
أَن لَّا يَدْخُلَنَّهَا ٱلْيَوْمَ عَلَيْكُم مِّسْكِينٌ ﴿٢٤﴾ وَغَدَوْا۟ عَلَىٰ حَرْدٍ قَٰدِرِينَ ﴿٢٥﴾ فَلَمَّا
رَأَوْهَا قَالُوٓا۟ إِنَّا لَضَآلُّونَ ﴿٢٦﴾ بَلْ نَحْنُ مَحْرُومُونَ ﴿٢٧﴾ قَالَ أَوْسَطُهُمْ أَلَمْ أَقُل
لَّكُمْ لَوْلَا تُسَبِّحُونَ ﴿٢٨﴾ قَالُوا۟ سُبْحَٰنَ رَبِّنَآ إِنَّا كُنَّا ظَٰلِمِينَ ﴿٢٩﴾ فَأَقْبَلَ
بَعْضُهُمْ عَلَىٰ بَعْضٍ يَتَلَٰوَمُونَ ﴿٣٠﴾ قَالُوا۟ يَٰوَيْلَنَآ إِنَّا كُنَّا طَٰغِينَ ﴿٣١﴾ عَسَىٰ
رَبُّنَآ أَن يُبْدِلَنَا خَيْرًا مِّنْهَآ إِنَّآ إِلَىٰ رَبِّنَا رَٰغِبُونَ ﴿٣٢﴾ كَذَٰلِكَ ٱلْعَذَابُ ۖ وَلَعَذَابُ
ٱلْءَاخِرَةِ أَكْبَرُ ۚ لَوْ كَانُوا۟ يَعْلَمُونَ ﴿٣٣﴾ إِنَّ لِلْمُتَّقِينَ عِندَ رَبِّهِمْ جَنَّٰتِ ٱلنَّعِيمِ
﴿٣٤﴾ أَفَنَجْعَلُ ٱلْمُسْلِمِينَ كَٱلْمُجْرِمِينَ ﴿٣٥﴾ مَا لَكُمْ كَيْفَ تَحْكُمُونَ ﴿٣٦﴾ أَمْ
لَكُمْ كِتَٰبٌ فِيهِ تَدْرُسُونَ ﴿٣٧﴾ إِنَّ لَكُمْ فِيهِ لَمَا تَخَيَّرُونَ ﴿٣٨﴾ أَمْ لَكُمْ أَيْمَٰنٌ
عَلَيْنَا بَٰلِغَةٌ إِلَىٰ يَوْمِ ٱلْقِيَٰمَةِ ۙ إِنَّ لَكُمْ لَمَا تَحْكُمُونَ ﴿٣٩﴾ سَلْهُمْ أَيُّهُم
بِذَٰلِكَ زَعِيمٌ ﴿٤٠﴾ أَمْ لَهُمْ شُرَكَآءُ فَلْيَأْتُوا۟ بِشُرَكَآئِهِمْ إِن كَانُوا۟ صَٰدِقِينَ ﴿٤١﴾
يَوْمَ يُكْشَفُ عَن سَاقٍ وَيُدْعَوْنَ إِلَى ٱلسُّجُودِ فَلَا يَسْتَطِيعُونَ ﴿٤٢﴾

është një kundërpërgjigje ndaj pretendimit të tyre se Muhamedi (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) është i marrë dhe i humbur, prandaj dhe vijon:

7 ﴾Zoti yt e di fort mirë se cili është shmangur nga rruga e Tij...﴿ – e di se kush është i humbur në të vërtetë, ti apo ata që të akuzojnë si të humbur. Pra, përkundrazi, ata janë të humburit, ngaqë kanë kundërshtuar atë që u bën dobi dhe kanë zgjedhur atë që u bën dëm, si në këtë botë ashtu edhe në botën tjetër. ﴾...dhe i njeh mirë ata që janë në rrugën e drejtë﴿ – në rrugën e Tij, e cila të çon në lumturinë e botës tjetër dhe të kësaj bote.

8 ﴾Kështu, ti mos i dëgjo jobesimtarët!﴿

9 ﴾Ata dëshirojnë që ti të bësh lëshime, që edhe ata të bëjnë lëshime﴿ – ata dëshirojnë të jesh i butë me ta dhe ata të tregohen të butë me ty. Ose ata dëshirojnë që ti të mbështetesh tek ata dhe të lësh atë të vërtetë në të cilën je; për këtë arsye ata bëjnë lëshime: shfaqin ndaj teje butësi që të anosh nga ata.

10 ﴾Por ti mos iu bind çdo betari...﴿ – atij që betohet shumë për gjëra të pavërteta. ﴾...të përçmuar...﴿ – pra, të ulët.

11 ﴾...shpifaraku, që përhap thashetheme...﴿ – *el-hemmaz* – *"shpifarak"* është ai që i përmend njerëzit për të keq në prani të tyre. Ndërsa *el-lemmaz* është ai që i përmend ata (për të keq) në mungesë të tyre. *El-meshshāu bi nemīm* – *"ai që përhap thashetheme"* është ai që përhap thashetheme midis njerëzve për t'i prishur ata me njëri-tjetrin.

12 ﴾...penguesi veprash të mira, shkelësi dhe keqbërësi...﴿

13 ﴾...të ashpri﴿ – *utul* është ai që e ka trupin të madh e të fortë dhe që ka moral shumë të keq. Ndërsa Zexhaxhi ka thënë: "...është ai që është i ashpër dhe i pashpirt." ﴾...që, veç kësaj, është edhe kopil...﴿ Pas atyre të metave që u përmendën për të, ai është edhe kopil. Kopil është ai që i ngjitet dikujt, por në të vërtetë nuk është (fëmija) i tij.

14 ﴾...vetëm se është i pasur dhe ka shumë djem﴿ – pra, mos iu bind atij ngaqë ka pasuri dhe fëmijë. Thuhet edhe se me këtë synohet tërheqja e vërejtjes dhe qortimi i tij, ku mirësinë e Allahut që i dha fëmijë dhe pasuri e shpërbleu me mosbesim ndaj Tij, ndaj të dërguarve dhe ndaj shpalljeve.

15 ﴾Kur i lexohen shpalljet tona, ai thotë: 'Këto janë vetëm përralla të të lashtëve!'﴿

16 ﴾Ne do t'ia damkosim hundën!﴿ – do t'i bëjmë një damkë të zezë në hundë; kjo duke ia nxirë fytyrën me zjarr, para se të futet në Xhehenem. Kjo do i mbetet si shenjë me të cilën do identifikohet, dhe nuk do i hiqet më.

17 ﴾Ne i kemi vënë në provë ata...﴿ – jobesimtarët e Mekës. Allahu i sprovoi ata me uri dhe me thatësirë për shkak të lutjes që i Dërguari i Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) bëri kundër tyre. ﴾...ashtu siç i sprovuam të zotët e kopshtit...﴿, ndodhinë e të cilëve e dinë kurejshët. Thuhet se në Jemen, dy fersekh[1] larg nga San'aja, një burrë kishte një kopsht, prej të cilit ai jepte të drejtën e Allahut. Kur ai vdiq, kopshtin e trashëguan fëmijët e tij, të cilët nuk po u jepnin më njerëzve nga të mirat e tij, dhe u treguan dorështrënguar për të dhënë të drejtën e Allahut dhe thanë: "Pasuria është e pakët dhe kemi shumë fëmijë, prandaj ne nuk mund të bëjmë dot atë që bënte babai ynë", dhe vendosën që të mos u jepnin gjë të varfërve. Kështu, përfundimi i tyre ishte ai që Allahu i Madhëruar na e tregon në Librin e Tij. ﴾...të cilët ishin betuar se në mëngjes do t'i vilnin frutat﴿ – domethënë, u betuan se do të mblidhnin (këputnin) frutat e kopshtit të tyre herët në mëngjes.

18 ﴾...e nuk patën thënë 'Në dashtë Zoti!'﴿ – pra nuk thanë *inshāAllāh*. Dhe thuhet se kuptimi i *we lā jestethnūn* është "dhe nuk ua japin të varfërve atë sasi që ua jepte babai i tyre".

19 ﴾Kështu, kopshtin e goditi një fatkeqësi nga

[1] Fersekh është një njësi për matjen e distancave. Një fersekh është përafërsisht i barabartë me 5,5 km.

Zoti yt, ndërkohë që ata po flinin...﴾ – domethënë, Allahu i Madhëruar dërgoi te kopshti i tyre një zjarr, i cili e dogji atë derisa u nxi.

20 ﴿...dhe gdhiu si i kositur﴾ – si një kopsht të cilit i janë këputur frutat. Pra, u kosit dhe nuk mbeti më asgjë nga frutat.

21 ﴿Në agim, ata thirrën njëri-tjetrin...﴾ Kur u gdhi ata i thanë njëri-tjetrit:

22 ﴿'Nxitoni herët në kopshtin tuaj...﴾ – dilni herët në mëngjes te frutat dhe të mbjellat para se të vijnë të varfrit. ﴿...nëse doni t'i vilni frutat!'﴾

23 ﴿Dhe u nisën duke pëshpëritur...﴾

24 ﴿'Të mos lejojmë asnjë të vobekët që të hyjë sot në kopshtin tonë!'﴾ Këto fjalë ia thoshin njëri-tjetrit fshehtas. Pra, asnjë i vobekët të mos futet sot në kopsht, që të mos kërkojë prej jush t'i jepni atë që i jepte babai.

25 ﴿Ata u nisën herët...﴾ – pra shkuan veçmas. ﴿...duke menduar se kanë fuqi...﴾ për të marrë prodhimet e kopshtit (dhe për t'i penguar të varfrit).

26 ﴿Por, kur e panë kopshtin, ata thanë: 'Ne qenkemi vërtet të humbur...﴾ – domethënë, i thanë njëri-tjetrit: "Ne paskemi humbur rrugën! Ky nuk është kopshti ynë." Pastaj, kur u menduan mirë dhe e kuptuan se ai ishte kopshti i tyre dhe se Allahu i kishte dënuar duke ua zhdukur frutat dhe të mbjellat e tij, thanë:

27 ﴿...madje qenkemi të privuar!'﴾ – pra Allahu na ka privuar nga frutat e kopshtit, për shkak se ne u treguam të vendosur që të mos u jepnim të varfërve nga të mirat e tij.

28 ﴿Më i arsyeshmi ndër ta tha...﴾ – më shembullori, më i logjikshmi dhe më i miri ndër ta – ('A nuk ju thashë se duhet ta lartësoni Allahun?!'﴾ – domethënë, a nuk ju thashë se është padrejtësi që të mos u japësh të varfërve të drejtën e tyre? Hë, pra, lartësojeni Zotin tuaj tani, pasi u qartësuat se Ai u rri në pritë zullumqarëve.

29 ﴿'Lartësuar qoftë Zoti ynë!' – thanë – 'Ne paskemi qenë vërtet të padrejtë!'﴾ – domethënë, i lartësuar është Zoti ynë. Ai nuk është aspak i padrejtë për atë që bëri në kopshtin tonë. Kjo ndodhi për shkak të gjynahut që ne bëmë dhe privimit të vobektëve nga e drejta e tyre.

30 ﴿Atëherë filluan të qortojnë njëri-tjetrin.﴾

31 ﴿'Ah, të mjerët ne, – thanë ata – paskemi qenë vërtet arrogantë!'﴾

32 ﴿'Shpresojmë se Zoti ynë do të na e zëvendësojë me ndonjë edhe më të mirë! Ne vetëm te Zoti ynë e mbajmë shpresën!'﴾ – domethënë, kërkojmë të mirat dhe shpresojmë faljen e Tij.

33 ﴿I tillë është ndëshkimi﴾ – pra si ai ndëshkim me të cilin i sprovuam ata (të zotët e kopshtit), i sprovojmë edhe jobesimtarët në dënimin e kësaj bote. ﴿Ndërsa dënimi në jetën tjetër është më i madh. Sikur ta dinin!﴾ – por ata nuk e dinë një gjë të tillë.

34 ﴿Për ata që ruhen (nga gjynahet), te Zoti i tyre do të ketë kopshte kënaqësie.﴾

35 ﴿Vallë, a t'i trajtojmë ata që Na nënshtrohen njësoj me keqbërësit?!﴾ Kokat e jobesimtarëve kurejshë thoshin: "Nëse ajo që pretendon Muhamedi është e saktë, atëherë gjendja jonë dhe gjendja e muslimanëve do të jetë e njëjtë. Kështu, ne do të kemi prej kënaqësive të Xhenetit në botën tjetër njëlloj siç do të kenë muslimanët." Por, Allahu i Lartësuar na njofton se nuk është e drejtë të barazohet ai që tregohet i bindur ndaj Tij me atë që është keqbërës e kriminel, që nuk e vret aspak mendjen për gjynahet që bën ndaj Zotit të Vet.

36 ﴿Çfarë keni ju (jobesimtarë)? Si po gjykoni kështu?!﴾ – me këtë gjykim të padrejtë, si të ishte lënë në dorën tuaj çështja e shpërblimit.

37 ﴿A keni ndonjë libër nga i cili mësoni...﴾ – të cilin e lexoni dhe ju thotë se ai që bindet është njësoj me atë që kundërshton?

38 ﴿...se do të keni çfarëdo që të zgjidhni?!﴾ – domethënë, a gjeni gjë në atë libër, se në botën tjetër do keni atë që do zgjidhni?

39 ﴿Apo kemi bërë me ju ndonjë besëlidhje të vlefshme deri në Ditën e Kiametit, e cila ju siguron, se do e keni atë që ju gjykoni?﴾ Apo mos keni ndonjë premtim nga Allahu, për të cilin Ai të jetë betuar e t'ju ketë siguruar se do hyni në Xhenet, se do jeni nën mbrojtjen e këtyre betimeve, derisa t'ju japë atë që pretendoni?

40 ﴿Pyeti se kush i garanton për këtë﴾ – pra pyeti, o Muhamed, jobesimtarët, duke i qortuar dhe duke ua tërhequr vërejtjen, se cili është garantuesi për këtë?

41 ﴿Ose, mos kanë bashkëpunëtorë? Atëherë le t'i sjellin bashkëpunëtorët e tyre, nëse ajo që thonë është e vërtetë.﴾ Apo mos kanë bashkëpunëtorë, të cilët, sipas pretendimit të tyre, janë ortakë të Allahut dhe kanë mundësi që t'i bëjnë ata njëlloj si muslimanët në botën tjetër?

42 ﴿Ditën (e Kiametit) kur të zbulohet Kërciri.﴾ Allahu Fuqiplotë zbulon Kërcirin e Tij dhe ky është një tregues se situata është e vështirë. Buhariu dhe të tjerë transmetojnë nga Ebu Seidi se ai ka thënë: "Kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) të thotë: "Zoti ynë zbulon Kërcirin e Tij dhe çdo besimtar e besimtare i bie në *sexhde.* Do të mbeten ata që në këtë botë benin sexhde për sy e faqe e për të fituar emër. Ata do të provojnë të bëjnë sexhde, por nuk do munden, ngaqë kurrizi i tyre do bëhet si një kockë e vetme." ﴿...ata do të thirren që të përulen në sexhde, por nuk do munden!﴾ Të gjitha krijesat bien njëherësh në sexhde, dhe mbeten jobesimtarët dhe hipokritët,

خَٰشِعَةً أَبۡصَٰرُهُمۡ تَرۡهَقُهُمۡ ذِلَّةٞۖ وَقَدۡ كَانُواْ يُدۡعَوۡنَ إِلَى ٱلسُّجُودِ وَهُمۡ سَٰلِمُونَ
٤٣ فَذَرۡنِي وَمَن يُكَذِّبُ بِهَٰذَا ٱلۡحَدِيثِۖ سَنَسۡتَدۡرِجُهُم مِّنۡ حَيۡثُ
لَا يَعۡلَمُونَ ٤٤ وَأُمۡلِي لَهُمۡۚ إِنَّ كَيۡدِي مَتِينٌ ٤٥ أَمۡ تَسۡـَٔلُهُمۡ أَجۡرٗا فَهُم
مِّن مَّغۡرَمٖ مُّثۡقَلُونَ ٤٦ أَمۡ عِندَهُمُ ٱلۡغَيۡبُ فَهُمۡ يَكۡتُبُونَ ٤٧ فَٱصۡبِرۡ
لِحُكۡمِ رَبِّكَ وَلَا تَكُن كَصَاحِبِ ٱلۡحُوتِ إِذۡ نَادَىٰ وَهُوَ مَكۡظُومٞ ٤٨ لَّوۡلَآ
أَن تَدَٰرَكَهُۥ نِعۡمَةٞ مِّن رَّبِّهِۦ لَنُبِذَ بِٱلۡعَرَآءِ وَهُوَ مَذۡمُومٞ ٤٩ فَٱجۡتَبَٰهُ رَبُّهُۥ
فَجَعَلَهُۥ مِنَ ٱلصَّٰلِحِينَ ٥٠ وَإِن يَكَادُ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ لَيُزۡلِقُونَكَ بِأَبۡصَٰرِهِمۡ
لَمَّا سَمِعُواْ ٱلذِّكۡرَ وَيَقُولُونَ إِنَّهُۥ لَمَجۡنُونٞ ٥١ وَمَا هُوَ إِلَّا ذِكۡرٞ لِّلۡعَٰلَمِينَ ٥٢

## سُورَةُ الحَاقَّةِ

ترتيبها ٦٩ — آياتها ٥٢

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

ٱلۡحَآقَّةُ ١ مَا ٱلۡحَآقَّةُ ٢ وَمَآ أَدۡرَىٰكَ مَا ٱلۡحَآقَّةُ ٣ كَذَّبَتۡ ثَمُودُ
وَعَادُۢ بِٱلۡقَارِعَةِ ٤ فَأَمَّا ثَمُودُ فَأُهۡلِكُواْ بِٱلطَّاغِيَةِ ٥ وَأَمَّا
عَادٞ فَأُهۡلِكُواْ بِرِيحٖ صَرۡصَرٍ عَاتِيَةٖ ٦ سَخَّرَهَا عَلَيۡهِمۡ
سَبۡعَ لَيَالٖ وَثَمَٰنِيَةَ أَيَّامٍ حُسُومٗاۖ فَتَرَى ٱلۡقَوۡمَ فِيهَا صَرۡعَىٰ
كَأَنَّهُمۡ أَعۡجَازُ نَخۡلٍ خَاوِيَةٖ ٧ فَهَلۡ تَرَىٰ لَهُم مِّنۢ بَاقِيَةٖ ٨

të cilët duan të bëjnë sexhde por nuk munden, sepse shtylla kurrizore e tyre thahet (bëhet njësh) dhe nuk mund të përkulen, pasi ata nuk qenë besimtarë në këtë botë dhe nuk i ranë në sexhde Zotit.

43 ﴾Të ulura do të jenë shikimet e tyre dhe do t'i mbulojë poshtërimi...﴿ – një poshtërim i madh, një trishtim dhe pendim do i kapullojë. ﴾...sepse kanë qenë të ftuar të përuleshin në sexhde...﴿ – në këtë botë – ﴾...kur qenë shëndosh e mirë.﴿ Ishin të shëndetshëm dhe kishin mundësi që të bënin sexhde. Ibrahim Et-Tejmiji ka thënë: "U bëhet thirrje me anë të ezanit dhe ikametit, ndërsa ata nuk pranojnë (të falen)."

44 ﴾Prandaj, më lër Mua me ata, që e mohojnë këtë Fjalë﴿ – pra më lër Mua me ata; dorëzoje çështjen e tyre tek Unë dhe mos e preokupo zemrën me ta, sepse Unë do të të mjaftoj për problemin e tyre. Ndërsa me *"këtë Fjalë"* nënkuptohet Kurani. ﴾Ne do t'i çojmë ata hap pas hapi drejt rrënimit të tyre, me mënyra që ata nuk i kuptojnë.﴿ Do t'i çojmë drejt dënimit shkallë pas shkalle, derisa t'i hedhim në dënim, duke mos e kuptuar se ishte përshkallëzim, sepse ata e mendonin si kënaqësi dhe nuk thelloheshin për pasojat.

45 ﴾Dhe Unë do t'u jap atyre afat...﴿ – domethënë, u jap atyre afat që t'i shtojnë gjynahet. ﴾...vërtet që kurthi Im është i fortë!﴿ – plani Im për t'i shkatërruar ata është i fortë dhe i ashpër; kështu që asgjë nuk më shpëton.

46 ﴾Mos po kërkon shpërblim prej tyre...﴿ – mos po kërkon prej tyre ndonjë shpërblim për ftesën që u bën që të besojnë Allahun? ﴾...kështu që qenkan të rënduar nga borxhet?﴿ Mos vallë ti u kërkove ndonjë shpërblim, dhe për këtë shkak ata të kthyen shpinën dhe nuk t'u përgjigjën?

47 ﴾Apo ata e dinë të fshehtën!? Kështu që ata mund të shkruajnë.﴿ – apo mos ata kanë dijen e fshehtë dhe shkruajnë ç'të duan nga faktet që ata pretendojnë, dhe debatojnë me ty me atë që kanë shkruar.

48 ﴾Prandaj, duro për gjykimin e Zotit tënd dhe mos u bëj si njeriu i peshkut﴿ – Junusi (*Alejhi essalatu ue esselam*) – pra mos u zemëro dhe mos u mërzit si ai! ﴾...kur iu lut (Zotit të vet)﴿ Allahu i Madhëruar e ngushëllon Profetin e Tij (*Sal-lallahu alejhi ue sel-lem*) dhe e urdhëron atë të bëjë durim e të mos nxitohet siç u nxitua njeriu i peshkut. Sqarimi i ndodhisë së tij është bërë më parë në suren *El-Enbijā'*, *Jūnus* dhe *Saffāt*. Lutja që ai bëri ishte: "S'ka zot tjetër përveç Teje! Qofsh i lavdëruar! Me të vërtetë që unë kam gabuar!"[1] Junusi nuk duroi dot më që ta vazhdonte thirrjen te populli i tij. ﴾...i dëshpëruar﴿ – i brengosur e i pikëlluar. Ka të ngjarë që kuptimi i *mekdhūm* të jetë "i mbyllur në barkun e balenës".

49 ﴾Sikur të mos i vinte mirësia prej Zotit të tij...﴿ Kjo mirësi ishte suksesi që ai të pendohej, dhe Allahu ia pranoi pendimin. ﴾...ai do të hidhej në një shkretëtirë...﴿ – do flakej nga barku i balenës mbi një sipërfaqe toke të shkretë. ﴾...i fajësuar!﴿ – do kritikohej dhe dhe fajësohej për gabimin që bëri, si dhe do ishte larg mëshirës së Zotit.

50 ﴾Por Zoti i tij e zgjodhi...﴿ – e veçoi dhe përzgjodhi atë si profet. ﴾...dhe e bëri prej të mirëve﴿ – nga ata që janë të plotë në devotshmërinë e tyre. Ose Allahu ia dha përsëri profecinë, pranoi prej tij ndërmjetësimin për veten dhe për popullin e tij dhe e bëri të dërguar, duke e çuar te njëqind mijë e më tepër njerëz, të cilët besuan të gjithë.

51 ﴾Kur dëgjojnë Kuranin, mohuesit sa nuk të hanë me shikimet e tyre...﴿ Kur ti lexon Kuranin ata të shohin ashpër, të mbushur gjithë armiqësi e urrejtje, sa gati të rrëzojnë përtokë. ﴾...dhe thonë: 'Ai është vërtet i marrë!'﴿

52 ﴾Por Kurani është vetëm këshillë për botët.﴿

[1] *El-Enbijā'*, 87.

# SURJA EL-HĀKKA

1 ﴾E Vërteta e pashmangshme!﴿ Është Dita e Kiametit, sepse atë ditë shpalosen të vërtetat.

2 ﴾Ç'është e Vërteta e pashmangshme?﴿

3 ﴾E kush do të ta shpjegojë ty se ç'është e Vërteta e pashmangshme?﴿

4 ﴾Fiset Themud dhe Ad e mohuan gjëmimin e tmerrshëm...﴿ – pra, Kiametin. Është emërtuar *El-Kāri'ah* – *"Gjëmim i tmerrshëm"* ngaqë ai (Kiameti) i godet njerëzit me tmerret e tij.

5 ﴾...prandaj fisi Themud u shkatërrua nga një ulërimë e tmerrshme...﴿ Themudi është populli i Salihut (Alejhi es-selatu ue esselam). *Tāgijeh* është ulërima e tmerrshme që i kapërcen kufijtë.

6 ﴾...kurse fisi Ad u shkatërrua nga një furtunë e acartë dhe e rreptë...﴿ Adi është populli i Hudit (Alejhi es-selatu ue esselam). *Rīh es-sarsār* – *"furtunë e acartë"* është era kur është shumë e ftohtë. *Ātijeh* – *"e rreptë"* është era e ashpër, e cila i kalon kufijtë, për shkak se fryn shumë vrullshëm, zgjat shumë dhe është tepër e ftohtë.

7 ﴾...të cilën Allahu ua dërgoi atyre shtatë net dhe tetë ditë pareshtur﴿ – pra, Allahu ua çoi këtë furtunë gjatë kësaj kohe pa ndërprerje; nuk ndërpritej dhe as nuk qetësohej, dhe i vriste me guralecët e saj. ﴾Atëherë mund t'i vëreje njerëzit...﴿ – në shtëpitë e tyre – ﴾...të përmbysur...﴿ – të shtrirë përtokë, vdekur. ﴾...si trungjet e hurmave të kalbura﴿ – domethënë, si fundet e trungjeve të hurmave të rrëzuara, ose të kalbura.

8 ﴾A sheh ndonjë gjurmë të tyre?﴿ – ndonjë grup apo ndonjë njeri të mbetur. Pra nuk ka mbetur asnjë prej tyre.

9 ﴾Faraoni, ata para tij...﴿ – ndër popujt jobesimtarë – ﴾...dhe populli i qyteteve të rrënuara[1]...﴿ – fshatrat e popullit të Lutit – ﴾...kryen gjynahe të mëdha...﴿ – domethënë, kryen veprën e gabuar, që është shirku.[2]

10 ﴾...dhe e kundërshtuan të dërguarin e Zotit të tyre; prandaj dhe Allahu i zhbiu ata me një dënim të ashpër.﴿ Allahu i ndëshkoi ata me një ndëshkim shtesë nga popujt e mëparshëm, duke ua përmbysur shtëpitë dhe duke çuar furtunë gurësh mbi ta.

11 ﴾Kur vërshoi uji i madh...﴿ – kur e tejkaloi kufirin e lartësisë – ﴾...Ne ju ngarkuam në anije...﴿ – kur ju ishit në shtyllat kurrizore të baballarëve tuaj. Anija ishte ajo e Nuhut (Alejhi es-selatu ue esselam), e cila ecte me ta brenda në ujin që solli përmbytjen.

12 ﴾...për ta bërë atë një paralajmërim për ju...﴿ – pra historinë e shkatërrimit të popullit të Nuhut (Alejhi es-selatu ue esselam), si mësim dhe përkujtim për ju, o

وَجَآءَ فِرۡعَوۡنُ وَمَن قَبۡلَهُۥ وَٱلۡمُؤۡتَفِكَٰتُ بِٱلۡخَاطِئَةِ ٩ فَعَصَوۡاْ رَسُولَ
رَبِّهِمۡ فَأَخَذَهُمۡ أَخۡذَةٗ رَّابِيَةً ١٠ إِنَّا لَمَّا طَغَا ٱلۡمَآءُ حَمَلۡنَٰكُمۡ فِي ٱلۡجَارِيَةِ
١١ لِنَجۡعَلَهَا لَكُمۡ تَذۡكِرَةٗ وَتَعِيَهَآ أُذُنٞ وَٰعِيَةٞ ١٢ فَإِذَا نُفِخَ فِي ٱلصُّورِ
نَفۡخَةٞ وَٰحِدَةٞ ١٣ وَحُمِلَتِ ٱلۡأَرۡضُ وَٱلۡجِبَالُ فَدُكَّتَا دَكَّةٗ وَٰحِدَةٗ ١٤
فَيَوۡمَئِذٖ وَقَعَتِ ٱلۡوَاقِعَةُ ١٥ وَٱنشَقَّتِ ٱلسَّمَآءُ فَهِيَ يَوۡمَئِذٖ وَاهِيَةٞ
١٦ وَٱلۡمَلَكُ عَلَىٰٓ أَرۡجَآئِهَاۚ وَيَحۡمِلُ عَرۡشَ رَبِّكَ فَوۡقَهُمۡ يَوۡمَئِذٖ ثَمَٰنِيَةٞ
١٧ يَوۡمَئِذٖ تُعۡرَضُونَ لَا تَخۡفَىٰ مِنكُمۡ خَافِيَةٞ ١٨ فَأَمَّا مَنۡ أُوتِيَ
كِتَٰبَهُۥ بِيَمِينِهِۦ فَيَقُولُ هَآؤُمُ ٱقۡرَءُواْ كِتَٰبِيَهۡ ١٩ إِنِّي ظَنَنتُ أَنِّي مُلَٰقٍ
حِسَابِيَهۡ ٢٠ فَهُوَ فِي عِيشَةٖ رَّاضِيَةٖ ٢١ فِي جَنَّةٍ عَالِيَةٖ ٢٢
قُطُوفُهَا دَانِيَةٞ ٢٣ كُلُواْ وَٱشۡرَبُواْ هَنِيٓـَٔۢا بِمَآ أَسۡلَفۡتُمۡ فِي ٱلۡأَيَّامِ
ٱلۡخَالِيَةِ ٢٤ وَأَمَّا مَنۡ أُوتِيَ كِتَٰبَهُۥ بِشِمَالِهِۦ فَيَقُولُ يَٰلَيۡتَنِي لَمۡ أُوتَ كِتَٰبِيَهۡ
٢٥ وَلَمۡ أَدۡرِ مَا حِسَابِيَهۡ ٢٦ يَٰلَيۡتَهَا كَانَتِ ٱلۡقَاضِيَةَ ٢٧ مَآ أَغۡنَىٰ
عَنِّي مَالِيَهۡۜ ٢٨ هَلَكَ عَنِّي سُلۡطَٰنِيَهۡ ٢٩ خُذُوهُ فَغُلُّوهُ ٣٠ ثُمَّ ٱلۡجَحِيمَ
صَلُّوهُ ٣١ ثُمَّ فِي سِلۡسِلَةٖ ذَرۡعُهَا سَبۡعُونَ ذِرَاعٗا فَٱسۡلُكُوهُ ٣٢ إِنَّهُۥ
كَانَ لَا يُؤۡمِنُ بِٱللَّهِ ٱلۡعَظِيمِ ٣٣ وَلَا يَحُضُّ عَلَىٰ طَعَامِ ٱلۡمِسۡكِينِ ٣٤

populli i Muhamedit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem), që ta përdorni atë si argument për fuqinë e madhe të Allahut dhe ndëshkimin e Tij të ashpër. ﴾...që ta dëgjojë çdo vesh i vëmendshëm﴿ – që ta mësojë pasi ta ketë dëgjuar, çdo vesh që i kushton vëmendje dhe e mëson atë që dëgjon.

13 ﴾Dhe kur t'i fryhet një herë Surit...﴿

14 ﴾...kur toka dhe malet të ngrihen lart e t'i mëshojnë njëra-tjetrës me një të goditur...﴿ – kur të thërrmohen menjëherë, pa pasur nevojë për të shtuar goditje tjetër. Mendohet se fjala *dukketā*, që është përdorur në këtë varg, nënkupton rrafshimin e menjëhershëm.

15 ﴾...atëherë do ndodhë Ngjarja e pashmangshme...﴿ – pra do bëhet Kiameti.

16 ﴾...dhe do çahet qielli, që atë ditë do të jetë i thyeshëm﴿ – do çahet qielli nga zbritja e engjëjve që janë në të. Atë ditë qielli do jetë i dobësuar dhe i lëshuar.

17 ﴾Engjëjt do rrinë skajeve të tij...﴿, – domethënë, engjëjt do jenë në anët e tij derisa t'i urdhërojë Zoti. Më pas ata zbresin në Tokë duke e rrethuar atë dhe këdo që është në të. ﴾...kurse tetë prej tyre do mbajnë Fronin e Zotit tënd.﴿ – tetë nga engjëjt e afruar tek Allahu.

---

[1] Sodomës dhe Gomorrës.
[2] Shirku është të përshkruarit ortak Zotit (*shën. i përkth.*).

18 ﴾Atë Ditë do ekspozoheni...﴿ – domethënë, robërit paraqiten para Allahut për të dhënë llogari. ﴾...dhe asnjë fshehtësi e juaja nuk do mbetet pa u shfaqur.﴿ Allahut nuk i fshihet asgjë e juaja, fjalë apo vepra qofshin.

19 ﴾Atij që do i jepet libri i veprave të tij nga ana e djathtë do thotë: 'Ja...﴿ – domethënë, merreni ﴾...lexojeni librin tim!﴿ Ai e thotë këtë nga ngazëllimi për shkak të bindjeve dhe veprave të mira që shikon në librin e tij.

20 ﴾Vërtet, unë kam qenë i bindur se do të jepja llogari'﴿ – e kam ditur dhe kam qenë i bindur në atë botë, se do jepja llogari në ahiret.

21 ﴾Kështu, ai do ketë jetë të lumtur...﴿ – të kënaqshme dhe jo të mërzitshme.

22 ﴾...në një kopsht të lartë...﴿ – një vend i lartë, sepse është në qiell, ose në grada të larta dhe me vlera të mëdha.

23 ﴾...frutat e të cilit do i kapë lehtë.﴿ Kuptimi i kësaj është se frutat e Xhenetit do jenë afër për t'u kapur, pavarësisht se ai që do i marrë ato është në këmbë, ulur apo shtrirë.

24 ﴾(Njerëzve të tillë u thuhet: Ju bëftë mirë, hani e pini për atë që keni bërë në ditët e kaluara!﴿ – për shkak të punëve të mira që keni kryer.

25 ﴾Kurse ai të cilit do t'i jepet libri i veprave të tij nga ana e majtë...﴿ – nga mërzia dhe mjerimi, ngaqë shikon të këqijat e tij në të – ﴾...do thotë: 'Ah, sikur të mos më ishte dhënë libri im...﴿

26 ﴾...dhe të mos e kisha ditur llogarinë time!﴿ – të mos e dija se cila do të ishte llogaria ime; kjo ngaqë e gjithë llogaria rëndon mbi të.

27 ﴾Ah, të kishte qenë fundi im vdekja!﴿ Ah, sikur vdekja, që më kapi, të kishte qenë fundi im dhe të mos isha ringjallur më pas saj! Pra ai dëshiron të asgjësohet dhe të mos ringjallet, për shkak të punëve të këqija që sheh dhe dënimit që e pret.

28 ﴾Pasuria ime nuk më solli dobi...﴿ – domethënë, pasuria që mblodha nuk largoi prej meje asgjë nga dënimi i Allahut.

29 ﴾...dhe më la fuqia!'﴿ – pra, kanë ikur dhe kanë humbur faktet e mia. Thuhet se kuptimi i fjalës *sultān* këtu është pozita, autoriteti dhe sundimi. Në këtë rast Allahu Fuqiplotë thotë:

30 ﴾Kapeni dhe lidheni në pranga...﴿ – kapjani duart me pranga për qafë.

31 ﴾...pastaj digjeni në zjarrin përvëlues...﴿ – futeni në zjarrin përvëlues.

32 ﴾...mandej lidheni me zinxhirë të gjatë prej shtatëdhjetë kutësh.﴿ Sufjani ka thënë se "na është përcjellë se (ky zinxhir) futet në të ndenjurat e tij, derisa t'i dalë nga goja".

33 ﴾...sepse ai, me të vërtetë, nuk ka besuar në Allahun e Madhërishëm...﴿

34 ﴾...dhe nuk është kujdesur për të ushqyer të varfrit e shkretë.﴿

35 ﴾Prandaj, sot këtu nuk ka asnjë mik të afërt...﴿ – domethënë, në ahiret, në Ditën e Kiametit, ai nuk ka ndonjë të afërt që t'i bëjë dobi apo të ndërmjetësojë për të, sepse ajo është dita në të cilën çdokush largohet nga i afërmi dhe i dashuri i vet.

36 ﴾...e as ushqim tjetër, përveç qelbit﴿ – pra, ushqimi i tyre do jetë qelbi dhe fëlliqësirat që kullojnë nga trupat e tyre.

37 ﴾...të cilin e hanë vetëm gjynahqarët﴿ – pra keqbërësit dhe gjynahqarët.

38 ﴾Betohem për gjithçka që ju shihni...﴿

39 ﴾...dhe për gjithçka që nuk shihni...﴿

40 (...se ky (Kuran) është vërtet fjalë e një të dërguari të nderuar...﴿ Me të vërtetë që Kurani është fjalë që lexohet nga një i dërguar i nderuar. Pra është fjala për Muhamedin (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem); ose Kurani është fjala që përcjell një i dërguar i nderuar; pra, Xhibrili (Alejhi essalatu ue esselam).

41 ﴾...e nuk është fjalë poeti...﴿ – siç pretendoni ju, sepse nuk është ndonjë lloj poezie. ﴾...sa pak që besoni!﴿ – domethënë, besoni shumë pak dhe pak gjëra i pranoni si të vërteta.

42 ﴾Nuk është as fjalë e ndonjë falltari...﴿ – siç pretendoni ju, sepse falli është një çështje tjetër dhe nuk ka asgjë të përbashkët me Kuranin. ﴾...sa pak që po reflektoni!﴿ – pra reflektoni shumë pak.

43 ﴾Ai është shpallje e zbritur nga Zoti i botëve!﴿ Kuptimi i kësaj është se Kurani është fjala e një të dërguari të nderuar, të cilit ia zbriti Zoti i botëve.

44 ﴾Sikur ai (Muhamedi), në mënyrë të rreme, të Na kishte veshur ndonjë fjalë...﴿ – pra sikur atë ta kishte trilluar i dërguari, i cili, siç u përmend më sipër, është ose Muhamedi (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem), ose Xhibrili (Alejhi essalatu ue esselam); pra sikur të kishte thënë diçka nga vetja dhe t'ia kishte veshur atë Allahut.

45 ﴾...Ne do ta kapnim atë për dorën e djathtë...﴿

46 ﴾...dhe me siguri që do ia këputnim arterien e zemrës...﴿ *El-wetīn* është arteria, e cila kalon nëpër shpinë dhe lidhet me zemrën. Këtu kemi të bëjmë me një ilustrim për mbytjen e tij, me një nga mënyrat më të tmerrshme, të cilën e praktikonin mbretërit ndaj atyre me të cilët zemëroheshin.

47 ﴾...e askush prej jush nuk do mund ta mbronte﴿ – domethënë, askush prej jush nuk do mund ta mbronte apo shpëtonte prej Nesh. Duke pasur parasysh këtë, si do mund të gënjente në emër të Zotit për shkakun tuaj?!

48 ﴾Natyrisht, Kurani është përkujtesë për ata që i frikësohen Zotit!﴿ Me të vërtetë që Kurani është një përkujtim për të devotshmit, sepse ata dinë të përfitojnë prej tij.

49 ﴾Ne e dimë mirë se ka nga ju që e mohojnë atë﴿ – dhe Ne do t'i ndëshkojmë për këtë.

50 ﴾Ai është keqardhje për mohuesit﴿– domethënë,

Kurani do jetë dëshpërim dhe trishtim për jobesimtarët në Ditën e Kiametit.

51 ﴿Pa dyshim që ai një e vërtetë e pamohueshme﴾ – sepse ai është nga Allahu, dhe nuk mund t'i përsillet asnjë dyshim.

52 ﴿Prandaj lartësoje emrin e Zotit tënd të Madhëruar!﴾

## SURJA EL-MEʿĀRIXH

1 ﴿Dikush kërkoi një dënim të pashmangshëm.﴾ Kuptimi i kësaj është se dikush u lut për veten që t'i vinte një dënim, i cili do i ndodhte me të vërtetë. Thuhet se ai që e kërkoi këtë ishte Nadr ibn El-Harithi, që ka thënë: "Zoti ynë, nëse ky (Kuran) është e Vërteta (e zbritur prej Teje), atëherë lësho mbi ne shi gurësh nga qielli, ose dërgona një ndëshkim të dhembshëm!"[1]

2 ﴿Për jobesimtarët...﴾ – pra që është për jobesimtarët – ﴿...askush nuk mund ta ndalojë atë (dënim)...﴾ – askush nuk mund ta ndalojë dënimin që do vijë.

3 ﴿...(që vjen) nga Allahu, Zoti i (*el-meʿārixh*) Rrugëve të Ngjitjes.﴾ Zoti i Rrugëve të Ngjitjes në të cilat ngjiten engjëjt. Po ashtu, thuhet se *el-meʿārixh* ka kuptimin e madhështisë.

4 ﴿Tek Ai ngjiten engjëjt dhe Shpirti...﴾ – pra ngjiten tek Allahu, nëpër ato rrugë që Ai ka bërë për ta. *Rūh* – "shpirti" është Xhibrili (*Alejhi essalatu ue esselam*). ﴿...në një ditë që zgjat sa pesëdhjetë mijë vjet.﴾ Këtu bëhet fjalë për Ditën e Kiametit. Periudha e qëndrimit të njerëzve për të dhënë llogari do të jetë sa ky numër vitesh (pesëdhjetë mijë vjet). Pas kësaj banorët e Xhenetit zënë vend në Xhenet dhe banorët e Zjarrit zenë vend në Zjarr.

5 ﴿Prandaj, duro, me durim të hijshëm﴾ – pa u shqetësuar dhe pa iu ankuar askujt përpos Allahut.

6 ﴿Ata e mendojnë atë (dënim) të largët﴾ – domethënë, e shikojnë si diçka të largët dhe të pamundur.

7 ﴿...kurse Ne e shohim të afërt.﴾

8 ﴿Atë ditë qielli do bëhet si *el-muhl*...﴾ *Muhl* është bakri, plumbi dhe argjendi i shkrirë. Thuhet se *el-muhl* nënkupton edhe llumin e vajit.

9 ﴿...dhe malet do bëhen si lesh i shprishur...﴾ – si lesh i shprishur e i ngjyrosur.

10 ﴿...miku s'do të pyesë për mikun...﴾ – pra i afërmi nuk do pyesë për të afërmin, për shkak të tmerreve të mëdha që përjetojnë.

11 ﴿...edhe pse do mund të shohin njëri-tjetrin﴾ Çdo njeri e sheh të afërmin e vet të dashur dhe e njeh atë. Askush nuk fshihet dot nga të tjerët, e megjithatë as nuk e pyesin dhe as nuk i flasin

فَلَيْسَ لَهُ الْيَوْمَ هَاهُنَا حَمِيمٌ ﴿٣٥﴾ وَلَا طَعَامٌ إِلَّا مِنْ غِسْلِينٍ ﴿٣٦﴾ لَا يَأْكُلُهُ
إِلَّا الْخَاطِئُونَ ﴿٣٧﴾ فَلَا أُقْسِمُ بِمَا تُبْصِرُونَ ﴿٣٨﴾ وَمَا لَا تُبْصِرُونَ ﴿٣٩﴾
إِنَّهُ لَقَوْلُ رَسُولٍ كَرِيمٍ ﴿٤٠﴾ وَمَا هُوَ بِقَوْلِ شَاعِرٍ قَلِيلًا مَا تُؤْمِنُونَ ﴿٤١﴾
وَلَا بِقَوْلِ كَاهِنٍ قَلِيلًا مَا تَذَكَّرُونَ ﴿٤٢﴾ تَنْزِيلٌ مِنْ رَبِّ الْعَالَمِينَ ﴿٤٣﴾ وَلَوْ
تَقَوَّلَ عَلَيْنَا بَعْضَ الْأَقَاوِيلِ ﴿٤٤﴾ لَأَخَذْنَا مِنْهُ بِالْيَمِينِ ﴿٤٥﴾ ثُمَّ لَقَطَعْنَا
مِنْهُ الْوَتِينَ ﴿٤٦﴾ فَمَا مِنْكُمْ مِنْ أَحَدٍ عَنْهُ حَاجِزِينَ ﴿٤٧﴾ وَإِنَّهُ لَتَذْكِرَةٌ
لِلْمُتَّقِينَ ﴿٤٨﴾ وَإِنَّا لَنَعْلَمُ أَنَّ مِنْكُمْ مُكَذِّبِينَ ﴿٤٩﴾ وَإِنَّهُ لَحَسْرَةٌ عَلَى
الْكَافِرِينَ ﴿٥٠﴾ وَإِنَّهُ لَحَقُّ الْيَقِينِ ﴿٥١﴾ فَسَبِّحْ بِاسْمِ رَبِّكَ الْعَظِيمِ ﴿٥٢﴾

ترتيبها ٧٠ — سُورَةُ الْمَعَارِجِ — آياتها ٤٤

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ

سَأَلَ سَائِلٌ بِعَذَابٍ وَاقِعٍ ﴿١﴾ لِلْكَافِرِينَ لَيْسَ لَهُ دَافِعٌ ﴿٢﴾ مِنَ
اللَّهِ ذِي الْمَعَارِجِ ﴿٣﴾ تَعْرُجُ الْمَلَائِكَةُ وَالرُّوحُ إِلَيْهِ فِي
يَوْمٍ كَانَ مِقْدَارُهُ خَمْسِينَ أَلْفَ سَنَةٍ ﴿٤﴾ فَاصْبِرْ صَبْرًا جَمِيلًا ﴿٥﴾
إِنَّهُمْ يَرَوْنَهُ بَعِيدًا ﴿٦﴾ وَنَرَاهُ قَرِيبًا ﴿٧﴾ يَوْمَ تَكُونُ السَّمَاءُ كَالْمُهْلِ
﴿٨﴾ وَتَكُونُ الْجِبَالُ كَالْعِهْنِ ﴿٩﴾ وَلَا يَسْأَلُ حَمِيمٌ حَمِيمًا ﴿١٠﴾

njëri-tjetrit, sepse çdonjëri është i preokupuar me shqetësimin e vet. ﴿Krimineli do të dëshironte...﴾ Çdo gjynahqar që ka kryer një mëkat të atillë, me të cilin meriton Zjarrin. ﴿të lironte veten nga dënimi i asaj dite﴾ – Ditës së Gjykimit, të cilën po e përjeton ﴿...duke sakrifikuar fëmijët e vet...﴾

12 ﴿...edhe gruan, edhe vëllanë e vet﴾ – edhe pse ata janë njerëzit e tij më të shtrenjtë e më të dashur, nëse prej tij do pranohej ndonjë shpagim, ai do shpaguante me anë të tyre për veten, si e si për të shpëtuar nga dënimi që e ka kapur.

13 ﴿...edhe farefisin, që i gjendej pranë...﴾ – për shkak të gjakut (prejardhjes), në raste vështirësish, tek të cilët gjente strehim.

14 ﴿...si dhe të gjithë ata që gjenden në Tokë...﴾ – domethënë, krimineli do dëshironte të sakrifikonte gjithë njerëzit dhe xhindet e Tokës, si dhe krijesat e tjera, ﴿...nëse kjo do mund ta shpëtonte﴾ – nëse ky shpagim do mund ta shpëtonte nga dënimi i Xhehenemit.

15 ﴿Por jo, (krimineli do të hidhet në zjarr)! Ai është zjarr flakërues...﴾

16 ﴿...që e shkul (dhe e djeg) krejtësisht lëkurën e kokës.﴾

[1] Këtë fakt përmendet nga Zoti në Kuran, në suren *El-Enfāl*, ajeti 32 (*shën. i përkth.*).

يُبَصَّرُونَهُمْ يَوَدُّ الْمُجْرِمُ لَوْ يَفْتَدِي مِنْ عَذَابِ يَوْمِئِذٍ بِبَنِيهِ ﴿١١﴾
وَصَاحِبَتِهِ وَأَخِيهِ ﴿١٢﴾ وَفَصِيلَتِهِ الَّتِي تُؤْوِيهِ ﴿١٣﴾ وَمَن فِي الْأَرْضِ
جَمِيعًا ثُمَّ يُنجِيهِ ﴿١٤﴾ كَلَّا إِنَّهَا لَظَىٰ ﴿١٥﴾ نَزَّاعَةً لِّلشَّوَىٰ ﴿١٦﴾ تَدْعُوا
مَنْ أَدْبَرَ وَتَوَلَّىٰ ﴿١٧﴾ وَجَمَعَ فَأَوْعَىٰ ﴿١٨﴾ ۞ إِنَّ الْإِنسَانَ خُلِقَ هَلُوعًا
﴿١٩﴾ إِذَا مَسَّهُ الشَّرُّ جَزُوعًا ﴿٢٠﴾ وَإِذَا مَسَّهُ الْخَيْرُ مَنُوعًا ﴿٢١﴾ إِلَّا
الْمُصَلِّينَ ﴿٢٢﴾ الَّذِينَ هُمْ عَلَىٰ صَلَاتِهِمْ دَائِمُونَ ﴿٢٣﴾ وَالَّذِينَ فِي
أَمْوَالِهِمْ حَقٌّ مَّعْلُومٌ ﴿٢٤﴾ لِّلسَّائِلِ وَالْمَحْرُومِ ﴿٢٥﴾ وَالَّذِينَ يُصَدِّقُونَ
بِيَوْمِ الدِّينِ ﴿٢٦﴾ وَالَّذِينَ هُم مِّنْ عَذَابِ رَبِّهِم مُّشْفِقُونَ ﴿٢٧﴾ إِنَّ عَذَابَ
رَبِّهِمْ غَيْرُ مَأْمُونٍ ﴿٢٨﴾ وَالَّذِينَ هُمْ لِفُرُوجِهِمْ حَافِظُونَ ﴿٢٩﴾ إِلَّا عَلَىٰ
أَزْوَاجِهِمْ أَوْ مَا مَلَكَتْ أَيْمَانُهُمْ فَإِنَّهُمْ غَيْرُ مَلُومِينَ ﴿٣٠﴾ فَمَنِ ابْتَغَىٰ وَرَاءَ
ذَٰلِكَ فَأُولَٰئِكَ هُمُ الْعَادُونَ ﴿٣١﴾ وَالَّذِينَ هُمْ لِأَمَانَاتِهِمْ وَعَهْدِهِمْ رَاعُونَ
﴿٣٢﴾ وَالَّذِينَ هُم بِشَهَادَاتِهِمْ قَائِمُونَ ﴿٣٣﴾ وَالَّذِينَ هُمْ عَلَىٰ صَلَاتِهِمْ يُحَافِظُونَ
﴿٣٤﴾ أُولَٰئِكَ فِي جَنَّاتٍ مُّكْرَمُونَ ﴿٣٥﴾ فَمَالِ الَّذِينَ كَفَرُوا قِبَلَكَ مُهْطِعِينَ
﴿٣٦﴾ عَنِ الْيَمِينِ وَعَنِ الشِّمَالِ عِزِينَ ﴿٣٧﴾ أَيَطْمَعُ كُلُّ امْرِئٍ مِّنْهُمْ
أَن يُدْخَلَ جَنَّةَ نَعِيمٍ ﴿٣٨﴾ كَلَّا إِنَّا خَلَقْنَاهُم مِّمَّا يَعْلَمُونَ ﴿٣٩﴾

(17) ﴾Ai thërret këdo që ka kthyer shpinën e është larguar...﴿ – pra Xhehenemi do thërrasë këdo që i ka kthyer shpinën dhe është larguar nga e vërteta në jetën e kësaj bote.

(18) ﴾...dhe që ka grumbulluar (pasuri) dhe e ka fshehur﴿ – domethënë, ka grumbulluar pasuri, e ka depozituar dhe nuk ka shpenzuar për hir të Allahut.

(19) ﴾Vërtet që njeriu është krijuar i paduruar...﴿ *El-helew* – "*padurimi*" është koprracia më e madhe dhe mënyra më e keqe e mërzisë.

(20) ﴾...kur atë e godet e keqja, ai ligështohet fort...﴿

(21) ﴾...por, kur i bie e mira, ai bëhet koprrac﴿ – domethënë, kur ndodhet në varfëri, në nevojë, kur sëmuret e të tjera të kësaj natyre, ai ligështohet shumë. Ndërsa kur i vijnë të mirat, siç pasuria, prodhimet e shumta dhe bollëku, bëhet shumë koprrac dhe dorështrënguar.

(22) ﴾Përjashtim bëjnë ata që falen...﴿ – pra ata që e falin rregullisht namazin. Domethënë, ata nuk kanë cilësi të atilla, si të qenit i paduruar, ligështimi dhe koprracia.

(23) ﴾...e që janë të vazhdueshëm në faljet e tyre...﴿ – pra nuk i pengon asgjë nga falja dhe e kryejnë faljen e obliguar (farzin) në kohën e duhur.

(24) ﴾Dhe ata, në pasurinë e të cilëve është një e drejtë e njohur...﴿ Këtu bëhet fjalë për zekatin e obliguar. Gjithashtu, thuhet se bëhet fjalë për mbajtjen e lidhjeve farefisnore.

(25) ﴾...për lypësin dhe për nevojtarin...﴿ *Sāil* – "*lypësi*" është ai i varfër që nuk ka gjë dhe kërkon ndihmë prej njerëzve. Ndërsa *mahrūm* – "nevojtar" është ai që nuk ia del të fitojë diçka, por që nuk u kërkon të tjerëve, saqë njerëzit e mendojnë të pasur, dhe kështu nuk i japin gjë. Thuhet se *mahrūm* është edhe ai që ka humbur pasurinë si pasojë e një fatkeqësie.

(26) ﴾...e që besojnë në Ditën e Llogarisë...﴿ – pra në Ditën e Kiametit, në të cilën as nuk dyshojnë.

(27) ﴾....e që frikësohen nga dënimi i Zotit të tyre...﴿ – frikësohen dhe tremben, edhe pse kanë bërë vepra të mira.

(28) ﴾...vërtet që askush nuk është i sigurt prej dënimit të Zotit të vet...﴿ – pra askush nuk duhet të ndihet i sigurt, por duhet t'i frikësohet dënimit.

(29) ﴾...e që e ruajnë nderin e tyre (nga marrëdhëniet intime të jashtëligjshme)...﴿ – i ruajnë pjesët e turpshme të tyre nga aktet e ndaluara.

(30) ﴾...përveçse me bashkëshortet...﴿ Kuptimi i kësaj është se ata qortohen nëse i lejojnë (pjesët e turpshme) atje ku u është bërë e ndaluar, prandaj dhe janë urdhëruar që t'i ruajnë ato, përveçse me bashkëshortet, me të cilat u lejohet të kenë marrëdhënie intime pa u qortuar aspak për këtë. ﴾...dhe robëreshave të veta...﴿ – të cilat janë vetëm nën sundimin e tyre. Domethënë, u lejohet të kenë marrëdhënie intime me to, përderisa nuk ekziston ndonjë arsye fetare që t'i pengojë, si, për shembull, kur ajo është motra e tij nga gjiri[1] – ﴾...në këtë rast nuk meritojnë qortim...﴿ – në mosruajtjen e pjesëve të tyre të turpshme me bashkëshortet dhe me robëreshat e tyre. Ndërsa nëse i lejojnë diku tjetër, atëherë ata meritojnë të qortohen.

(31) ﴾...ndërsa kush kërkon jashtë këtyre caqeve, pikërisht ata janë shkelësit...﴿ – pra jashtë bashkëshorteve dhe robëreshave. Shkelësit janë ata kanë kaluar kufijtë.

(32) ﴾...e që i ruajnë amanetet dhe i plotësojnë besëlidhjet e tyre...﴿ – nuk i dëmtojnë aspak ato amanete që u lihen në besim, dhe nuk shkelin asnjë nga marrëveshjet e lidhura nga ana e tyre.

(33) ﴾...e që gjithnjë dëshmojnë drejt...﴿ – domethënë, e japin dëshminë ashtu siç duhet, pavarësisht se mund të jetë kundër ndonjë të afërmi apo të largëti; kundër dikujt me pozitë apo

---

[1] Pra, kur ata kanë pirë pesë herë apo më tepër gji nga e njëjta grua. Në këtë rast nuk u lejohet të kenë marrëdhënie intime me njëri-tjetrin (*shën. i përkth.*).

një të thjeshti. Ata nuk e fshehin dëshminë dhe nuk e ndryshojnë.
(34) ﴾...e që i falin namazet rregullisht﴿ – domethënë, nuk preokupohen me diçka që i pengon nga namazi dhe as nuk kryejnë një vepër që e bën atë të pavlefshëm dhe ia humb sevapin.
(35) ﴾Pikërisht ata do jenë të nderuar në kopshtet e Xhenetit﴿ – do rrinë në të dhe do t'u bëhen nderime të ndryshme.
(36) ﴾Ç'është kështu me jobesimtarët, (*muhti'īn*) që nxitojnë drejt teje...﴿ – vijnë përqark teje duke nxituar të të përgënjeshtrojnë dhe të tallen me ty. Po ashtu, thuhet se *muhti'īn* nënkupton: zgjasin qafat duke shikuar të fikësuar drejt teje.
(37) ﴾...djathtas e majtas, grupe-grupe?!﴿ – të ndarë grupe-grupe, nga e djathta dhe nga e majta e Profetit (*Sal-lallahu alejhi ue sel-lem*).
(38) ﴾A mos çdonjëri prej tyre shpreson të hyjë në Kopshtin e Lumturisë (Xhenet)?﴿
(39) ﴾Kurrsesi! Vërtet që ata e dinë nga çfarë i kemi krijuar!﴿ – pra nga sperma e ndyrë (e përçmuar), që ata e dinë. Prandaj dhe nuk u takon të tregohen mendjemëdhenj aspak. Ahmedi, Ibn Maxhe dhe Ibn Sadi transmetojnë se i Dërguari i Allahut (*Sal-lallahu alejhi ue sel-lem*) lexoi: "﴾Ç'është kështu me jobesimtarët, (*muhti'īn*) që nxitojnë drejt teje﴿ ﴾Kurrsesi! Vërtet që ata e dinë nga çfarë i kemi krijuar!﴿ – pastaj pështyu në pëllëmbën e tij, vendosi gishtin mbi të dhe tha: "Allahu thotë: O biri i Ademit, si mund të më pengosh Mua, kur Unë të kam krijuar nga diçka si kjo?!"
(40) ﴾Betohem për Zotin e lindjeve dhe të perëndimeve...﴿ – të lindjes dhe perëndimit të çdo dite të vitit – ﴾...që Ne jemi të zotë...﴿
(41) ﴾...t'i ndërrojmë ata me njerëz më të mirë se ata...﴿, – më të bindur ndaj Allahut sesa ata që e kundërshtuan, dhe t'i shkatërrojmë ata. ﴾...dhe askush nuk na pengon dot﴿ – pra askush nuk na pengon dot nëse duam ta bëjmë diçka të tillë.
(42) ﴾Andaj, lëri ata të zhyten më thellë...﴿ në të kotën e tyre, ﴾dhe të luajnë﴿ në dunjanë e tyre; ndërsa ti preokupohu me atë për të cilën je urdhëruar dhe mos u rëndo (sikletos) nga gjendja e tyre, sepse obligimi yt është vetëm komunikimi (i mesazhit). ﴾...derisa të përballen me ditën e tyre që u është premtuar...﴿ – Dita e Kiametit.
(43) ﴾Ditën në të cilën do të dalin nga varrezat duke vrapuar si të ishin duke nxituar drejt një shenje...﴿ – pra si të ishin duke nxituar dhe duke bërë garë drejt një shenje apo flamuri.[1]

فَلَآ أُقۡسِمُ بِرَبِّ ٱلۡمَشَٰرِقِ وَٱلۡمَغَٰرِبِ إِنَّا لَقَٰدِرُونَ ﴿٤٠﴾ عَلَىٰٓ أَن نُّبَدِّلَ خَيۡرٗا مِّنۡهُمۡ
وَمَا نَحۡنُ بِمَسۡبُوقِينَ ﴿٤١﴾ فَذَرۡهُمۡ يَخُوضُواْ وَيَلۡعَبُواْ حَتَّىٰ يُلَٰقُواْ يَوۡمَهُمُ ٱلَّذِي
يُوعَدُونَ ﴿٤٢﴾ يَوۡمَ يَخۡرُجُونَ مِنَ ٱلۡأَجۡدَاثِ سِرَاعٗا كَأَنَّهُمۡ إِلَىٰ نُصُبٖ يُوفِضُونَ
﴿٤٣﴾ خَٰشِعَةً أَبۡصَٰرُهُمۡ تَرۡهَقُهُمۡ ذِلَّةٞۚ ذَٰلِكَ ٱلۡيَوۡمُ ٱلَّذِي كَانُواْ يُوعَدُونَ ﴿٤٤﴾

ترتيبها ٧١ — سُورَةُ نُوحٍ — آياتها ٢٨

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

إِنَّآ أَرۡسَلۡنَا نُوحًا إِلَىٰ قَوۡمِهِۦٓ أَنۡ أَنذِرۡ قَوۡمَكَ مِن قَبۡلِ أَن يَأۡتِيَهُمۡ
عَذَابٌ أَلِيمٞ ﴿١﴾ قَالَ يَٰقَوۡمِ إِنِّي لَكُمۡ نَذِيرٞ مُّبِينٌ ﴿٢﴾ أَنِ ٱعۡبُدُواْ
ٱللَّهَ وَٱتَّقُوهُ وَأَطِيعُونِ ﴿٣﴾ يَغۡفِرۡ لَكُم مِّن ذُنُوبِكُمۡ وَيُؤَخِّرۡكُمۡ
إِلَىٰٓ أَجَلٖ مُّسَمًّىۚ إِنَّ أَجَلَ ٱللَّهِ إِذَا جَآءَ لَا يُؤَخَّرُۚ لَوۡ كُنتُمۡ تَعۡلَمُونَ
﴿٤﴾ قَالَ رَبِّ إِنِّي دَعَوۡتُ قَوۡمِي لَيۡلٗا وَنَهَارٗا ﴿٥﴾ فَلَمۡ يَزِدۡهُمۡ دُعَآءِيٓ إِلَّا
فِرَارٗا ﴿٦﴾ وَإِنِّي كُلَّمَا دَعَوۡتُهُمۡ لِتَغۡفِرَ لَهُمۡ جَعَلُوٓاْ أَصَٰبِعَهُمۡ
فِيٓ ءَاذَانِهِمۡ وَٱسۡتَغۡشَوۡاْ ثِيَابَهُمۡ وَأَصَرُّواْ وَٱسۡتَكۡبَرُواْ ٱسۡتِكۡبَارٗا
﴿٧﴾ ثُمَّ إِنِّي دَعَوۡتُهُمۡ جِهَارٗا ﴿٨﴾ ثُمَّ إِنِّيٓ أَعۡلَنتُ لَهُمۡ وَأَسۡرَرۡتُ
لَهُمۡ إِسۡرَارٗا ﴿٩﴾ فَقُلۡتُ ٱسۡتَغۡفِرُواْ رَبَّكُمۡ إِنَّهُۥ كَانَ غَفَّارٗا ﴿١٠﴾

(44) ﴾...me shikim të frikësuar...﴿ – me shikim të përulur, që nuk e ngrenë sepse e dinë se i pret dënimi. ﴾...e të kapulluar nga poshtërimi﴿ – domethënë, ata i mbulon një poshtërim i madh. ﴾Ajo është Dita që u është premtuar!﴿

## SURJA NŪH

(1) ﴾Ne e dërguam Nuhun te populli i tij...﴿ Nuhu është i pari që Allahu e ka çuar si të dërguar. Ndërsa periudha e qëndrimit të tij me popullin e vet ishte nëntëqind e pesëdhjetë vite, siç tregohet në suren *El-Ankebūt*.[2] ﴾...dhe i thamë: Paralajmëroje popullin tënd para se t'i vijë një dënim i dhembshëm!﴿ – pra, shumë i dhembshëm. Dhe ky dënim është dënimi i Zjarrit (në botën tjetër), ose dënimi me përmbytje, gjë që u ndodhi.
(2) ﴾Ai tha: 'O populli im, në të vërtetë, unë jam për ju një paralajmërues i qartë...﴿

[1] Sipas një interpretimi tjetër, ata (jobesimtarët, politeistët) vrapojnë atë ditë ashtu siç nxitonin dhe vraponin drejt idhujve të tyre në dunja, të cilët i ngritën për t'i adhuruar në vend të Allahut (shën. i përkth.).

[2] Në suren *El-Ankebūt*, ajeti 14, lexojmë: "Ne e dërguam Nuhun te populli i tij. Ai qëndroi tek ata një mijë pa pesëdhjetë vite, e megjithatë, ata i përfshiu përmbytja, duke qenë keqbërës."

يُرْسِلِ ٱلسَّمَآءَ عَلَيْكُم مِّدْرَارًا ﴿١١﴾ وَيُمْدِدْكُم بِأَمْوَٰلٍ وَبَنِينَ وَيَجْعَل
لَّكُمْ جَنَّـٰتٍ وَيَجْعَل لَّكُمْ أَنْهَـٰرًا ﴿١٢﴾ مَّا لَكُمْ لَا تَرْجُونَ لِلَّهِ وَقَارًا ﴿١٣﴾
وَقَدْ خَلَقَكُمْ أَطْوَارًا ﴿١٤﴾ أَلَمْ تَرَوْا۟ كَيْفَ خَلَقَ ٱللَّهُ سَبْعَ سَمَـٰوَٰتٍ
طِبَاقًا ﴿١٥﴾ وَجَعَلَ ٱلْقَمَرَ فِيهِنَّ نُورًا وَجَعَلَ ٱلشَّمْسَ سِرَاجًا ﴿١٦﴾
وَٱللَّهُ أَنۢبَتَكُم مِّنَ ٱلْأَرْضِ نَبَاتًا ﴿١٧﴾ ثُمَّ يُعِيدُكُمْ فِيهَا وَيُخْرِجُكُمْ
إِخْرَاجًا ﴿١٨﴾ وَٱللَّهُ جَعَلَ لَكُمُ ٱلْأَرْضَ بِسَاطًا ﴿١٩﴾ لِّتَسْلُكُوا۟ مِنْهَا
سُبُلًا فِجَاجًا ﴿٢٠﴾ قَالَ نُوحٌ رَّبِّ إِنَّهُمْ عَصَوْنِى وَٱتَّبَعُوا۟ مَن لَّمْ يَزِدْهُ
مَالُهُۥ وَوَلَدُهُۥٓ إِلَّا خَسَارًا ﴿٢١﴾ وَمَكَرُوا۟ مَكْرًا كُبَّارًا ﴿٢٢﴾ وَقَالُوا۟
لَا تَذَرُنَّ ءَالِهَتَكُمْ وَلَا تَذَرُنَّ وَدًّا وَلَا سُوَاعًا وَلَا يَغُوثَ وَيَعُوقَ
وَنَسْرًا ﴿٢٣﴾ وَقَدْ أَضَلُّوا۟ كَثِيرًا ۖ وَلَا تَزِدِ ٱلظَّـٰلِمِينَ إِلَّا ضَلَـٰلًا ﴿٢٤﴾
مِّمَّا خَطِيٓـَٔـٰتِهِمْ أُغْرِقُوا۟ فَأُدْخِلُوا۟ نَارًا فَلَمْ يَجِدُوا۟ لَهُم مِّن دُونِ
ٱللَّهِ أَنصَارًا ﴿٢٥﴾ وَقَالَ نُوحٌ رَّبِّ لَا تَذَرْ عَلَى ٱلْأَرْضِ مِنَ ٱلْكَـٰفِرِينَ
دَيَّارًا ﴿٢٦﴾ إِنَّكَ إِن تَذَرْهُمْ يُضِلُّوا۟ عِبَادَكَ وَلَا يَلِدُوٓا۟ إِلَّا فَاجِرًا
كَفَّارًا ﴿٢٧﴾ رَّبِّ ٱغْفِرْ لِى وَلِوَٰلِدَىَّ وَلِمَن دَخَلَ بَيْتِىَ
مُؤْمِنًا وَلِلْمُؤْمِنِينَ وَٱلْمُؤْمِنَـٰتِ وَلَا تَزِدِ ٱلظَّـٰلِمِينَ إِلَّا تَبَارًۢا ﴿٢٨﴾

(3) ﴾...që të adhuroni Allahun, t'i frikësoheni e të më bindeni...﴿

(4) ﴾me qëllim që Ai të falë disa nga gjynahet tuaja...﴿ – pra, një pjesë të gjynaheve tuaja, të cilat i keni bërë para bindjes ndaj të dërguarit dhe përgjigjes së ftesës së tij. ﴾...dhe t'ju lërë (të jetoni) deri në një afat të caktuar﴿ – domethënë, ta shtyjë vdekjen tuaj deri në kohën më të largët që Allahu ka caktuar për ju. Pra, qëllimi i kësaj është: t'ua zgjasë afatin dhe jetën në Tokë për sa kohë që ata vazhdojnë të jenë të bindur (ndaj Allahut). ﴾Dhe, kur t'ju vijë çasti i caktuar i Allahut, askush nuk do mund ta shtyjë...﴿ atë që ka caktuar Allahu për ju, –ndërkohë që ju vazhdoni në mosbesimin tuaj – nuk mund të vonohet aspak, por do të ndodhë patjetër. Prandaj, nxitoni për në besim dhe bindje. ﴾...sikur ta dinit'﴿ do ta kishit kuptuar se kur vjen afati nga Allahu nuk mund të vonohet asnjë grimë.

(5) ﴾Ai tha: 'O Zoti im, unë e thirra vërtet popullin tim natë e ditë...﴿

(6) ﴾...por thirrja ime i largoi edhe më tepër﴿ – pra, i largoi nga ajo në të cilën unë i ftoja.

(7) ﴾Sa herë që i thërrisja për t'i falur Ti...﴿ – sa herë që unë i ftoja në shkakun e faljes, që është besimi dhe bindja ndaj Teje, ﴾...ata shtinin gishtërinjtë në veshë﴿ për të mos e dëgjuar zërin tim, ﴾dhe mbuloheshin me petkat e tyre...﴿ – pra, mbulonin fytyrat që të mos më shihnin e që të mos e dëgjonin fjalën time. ﴾...duke këmbëngulur...﴿ – domethënë, vazhduan në mosbesimin e tyre ﴾me mendjemadhësi﴿ – pra me mendjemadhësi tepër të madhe, për të mos e pranuar të vërtetën.

(8) ﴾Pastaj i thirra haptazi﴿, duke e shfaqur haptazi thirrjen time.

(9) ﴾Më pas i thirra edhe me zë të lartë (në grumbullime) dhe fshehurazi...﴿ – pra, ua drejtova thirrjen edhe në fshehtësi të madhe. Ai i ftonte njerëzit njërin pas tjetrit, duke biseduar me ta fshehtas dhe duke përdorur forma dhe mënyra të ndryshme thirrjeje. Thuhet se kuptimi i "edhe fshehurazi (në veçanti)" është: shkoja dhe i ftoja ata në shtëpitë e tyre.

(10) ﴾...e u thashë: 'Kërkoni falje nga Zoti juaj, i Cili është Falës i madh...﴿

(11) ﴾...që Ai t'ju dërgojë shi të bollshëm...﴿ – shi të vazhdueshëm, që formon rrëke të shumta e të bollshme. Ky ajet është argument se *istigfār*-i – "*kërkimi i faljes nga Allahu*" është një prej shkaqeve më të mëdha të rënies së shiut dhe fitimit të llojeve të ndryshme të riskut.

(12) ﴾...t'ju shtojë pasurinë dhe fëmijët tuaj dhe të bëjë për ju kopshte e lumenj!﴿

(13) ﴾Ç'është kështu me ju që nuk e madhëroni Allahun siç duhet...﴿ – që nuk i frikësoheni Madhështisë së Tij.

(14) ﴾...ndërkohë që Ai ju ka krijuar në etapa (etapat e embrionit)?﴿ Nutfah – "pikë fare", pastaj *'alekah* – "diçka e ngjitur", pastaj *mudgah* – "si një copë mishi e vogël, e përtypur" derisa të krijohet plotësisht, siç është sqaruar në suren *El-Mu'minūn*[1]; pastaj bëheni fëmijë, të rinj dhe më pas të moshuar. Atëherë, si vallë neglizhoni në madhërimin e Atij që ju krijoi në këto etapa të mahnitshme?!

(15) ﴾A nuk e shihni se si Allahu i ka krijuar shtatë qiejt njëri mbi tjetrin...﴿

(16) ﴾...dhe në ta ka vendosur Hënën...﴿ – pra në qiej. Hëna është vendosur në qiellin e kësaj bote (më i afërti) – ﴾...dritë...﴿ – pra, që i jep dritë pa nxehtësi

[1] "Me të vërtetë, Ne e kemi krijuar njeriun nga një copë balte, e pastaj, e bëmë atë (njeriun, pasardhësin e Ademit) pikë fare (*nutfah)* dhe e vumë në një vend të sigurt (mitër). E mandej, pikën e farës e bëmë si diçka të ngjitur (në mitër), e pastaj e bëmë copëz mishi pa formë; mandej, me atë mish bëmë eshtrat, pastaj i veshëm eshtrat me mish dhe pastaj e bëmë atë (njeriun) krijesë tjetër (duke i futur shpirtin). Qoftë lartësuar Allahu, Krijuesi më i përsosur!" *El-Mu'minūn*, 12-13-14.

sipërfaqes së Tokës. ﴾...kurse Diellin e ka bërë fener ndriçues?﴿ – si një llambë ndriçuese për banorët e Tokës.

17 ﴾Allahu ju ka krijuar nga toka, ashtu si bimët...﴿ – domethënë, Ademin, të cilin e krijoi nga korja e tokës, pastaj bëri që fëmijët e tij të rriten nga pjesët e tokës pasi ato shndërrohen në bimë ose kafshë.

18 ﴾...më pas ju kthen tek ajo...﴿ – në tokë, pasi të keni vdekur dhe pjesët e trupit tuaj të jenë shpërbërë, derisa bëhen dhé, e kështu shkrihen në tokë. ﴾...dhe prej saj do ju nxjerrë përsëri﴿ – do t'ju nxjerrë duke ju ringjallur në Ditën Kiametit. Pra, do t'ju nxjerrë njëherësh dhe jo gradualisht si bimët, siç ju krijoi herën e parë.

19 ﴾Allahu e ka bërë Tokën shtrojë të gjerë për ju...﴿

20 ﴾...që të ecni nëpër të, nëpër rrugët e gjera (*fixhxhaxhen*).'﴿ *Fexhxh* është një rrugë midis dy maleve.

21 ﴾Nuhu tha: 'O Zoti im, ata më kundërshtuan dhe u dhanë pas atyre njerëzve, pasuria dhe fëmijët e të cilëve nuk kanë sjellë gjë tjetër përveç shkatërrimit﴿ – domethënë, të ulëtit ndoqën parinë dhe të pasurit, të cilëve pasuria e madhe dhe fëmijët e shumtë nuk u shtuan gjë tjetër përveç humbjes (lajthitjes) në këtë botë dhe dënimit në tjetrën.

22 ﴾Ata kurdisën një kurth të madh...﴿, që ishte nxitja që i bënin të ultëve për të vrarë Nuhun (Alejhi essalatu ue esselam).

23 ﴾...dhe thanë...﴿ – domethënë, paria u tha ndjekësve, të cilët i joshnin për të kundërshtuar Nuhun, ﴾'Mos i lini kurrsesi zotat tuaj!'﴿ – pra mos e lini adhurimin e zotave tuaj, që cilët ishin idhujt dhe figurat që ata kishin. Më pas ata (idhujt dhe figurat) u adhuruan nga arabët. ﴾'Mos e lini kurrsesi as Veddin, as Suvain, as Jeguthin, as Jaukën, as Nesrin!'﴿ – pra mos e lini adhurimin e këtyre idhujve. Këta janë emrat e disa njerëzve të devotshëm, të cilët jetuan në periudhën midis Ademit (Alejhi essalatu ue esselam) dhe Nuhut (Alejhi essalatu ue esselam). Më pas, njerëzit vendosën figurat e tyre në vendet e adhurimit. Pas tyre erdhën një brez, të cilëve Iblisi u tha: "Ata që qenë para jush i adhuronin këto figura, prandaj adhurojini edhe ju!" Dhe kështu ata filluan t'i adhuronin. Pra, fillimi i adhurimit të idhujve ishte në atë kohë. Më pas, këta idhuj mbërritën në Gadishullin Arabik, ku u adhuruan nga disa fise.

24 ﴾E kështu kanë futur në rrugë të gabuar shumë.﴿ – domethënë, të mëdhenjtë dhe paria e tyre kanë futur në rrugë të gabuar shumë njerëz. Thuhet se bëhet fjalë për idhujt. Pra, idhujt (adhurimi i tyre) kanë çuar në humbje shumë njerëz. ﴾Prandaj, keqbërësve mos u shto gjë tjetër veç humbjes!﴿ Mos u shto gjë tjetër përpos humbjes në kurthet e tyre.

25 ﴾Për shkak të gjynaheve të tyre, ata u përmbytën dhe u hodhën në zjarr﴿ – pas kësaj, dhe është fjala për zjarrin e botës tjetër. Ka mendime se bëhet fjalë për dënimin e varrit. ﴾Ata nuk gjetën mbrojtës tjetër për veten në vend të Allahut.﴿

26 ﴾Dhe Nuhu tha: 'O Zoti im, mos lër mbi tokë asnjë mosbesimtar...﴿ Kur Nuhu i humbi shpresat se ata do besonin, u lut kundër tyre, pasi Allahu i kishte shpallur atij se "askush nga populli yt nuk do besojë, përveç atyre të cilët tashmë kanë besuar".[1] Allahu iu përgjigj lutjes së tij dhe i (për)mbyti.

27 ﴾...sepse nëse Ti i lë, ata do t'i shpien në humbje robërit e Tu...﴿ – do t'i largojnë nga rruga e vërtetë – ﴾...dhe do të lindin vetëm kriminelë...﴿ – vetëm kriminelë që nuk të binden Ty. ﴾...dhe mohues!﴿ ndaj mirësive të Tua. Pra, që i mohojnë shumë ato.

28 ﴾O Zoti im, falmë mua dhe prindërit e mi, si dhe çdo besimtar që kërkon strehim në shtëpinë time! Fali të gjithë besimtarët e besimtaret!﴿ ﴾Ndërsa keqbërësve shtoju vetëm shkatërrim!'﴿ – domethënë, zhdukje, humbje dhe shkatërrim. Kjo lutje përfshin çdo zullumqar deri në Ditën e Kiametit.

## SURJA EL-XHINN

1 ﴾Thuaj (o Muhamed): 'Mua më është shpallur...﴿ Kuptimi i kësaj është se, thuaji, o Muhamed, umetit tënd, se Allahu, nëpërmjet Xhibrilit më ka zbritur shpallje, ﴾se disa prej xhindeve kanë dëgjuar (Kuranin)...[2]﴿ – disa prej tyre kanë dëgjuar leximin tim të Kuranit. Thuhet se kur e dëgjuan xhindet, Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ishte duke lexuar suren: "Lexo me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (çdo gjë)!"[3] Allahu nuk ka çuar tek xhindet të dërguar nga mesi i tyre, por të dërguarit

---

[1] Hūud, 36.

[2] Ndodhinë e dëgjimit të leximit të Kuranit nga xhindet, Allahu e përmend edhe në suren *El-Ahkāf*, ajetet 29-32, ku thotë: "Kur Ne dërguam te ty një grup xhindesh për të dëgjuar Kuranin, ata, kur erdhën, i thanë njëri-tjetrit: 'Heshtni!' Dhe kur përfundoi (leximi), ata u kthyen te populli i tyre si këshillues. Ata thanë: 'O populli ynë! Ne dëgjuam një Libër të shpallur pas Musait, i cili vërteton shpalljet para tij, udhëzon nga e vërteta dhe tregon rrugën e drejtë. O populli ynë, përgjigjjuni thirrësit të Allahut dhe besojini Atij! Ai do t'jua falë gjynahet dhe do t'ju shpëtojë prej dënimit të dhembshëm. Ndërsa ata që nuk i përgjigjen thirrësit të Allahut, nuk do të mund t'i ikin Atij në Tokë; për ata s'ka mbrojtës tjetër, përveç Tij. Ata janë në humbje të madhe'."

[3] Surja *El-'Alak*.

ترتيبها ٧٢ — سُورَةُ الجِنِّ — آياتها ٢٨

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَـٰنِ ٱلرَّحِيمِ

قُلْ أُوحِيَ إِلَيَّ أَنَّهُ ٱسْتَمَعَ نَفَرٌ مِّنَ ٱلْجِنِّ فَقَالُوٓا۟ إِنَّا سَمِعْنَا قُرْءَانًا
عَجَبًا ﴿١﴾ يَهْدِىٓ إِلَى ٱلرُّشْدِ فَـَٔامَنَّا بِهِۦ ۖ وَلَن نُّشْرِكَ بِرَبِّنَآ أَحَدًا ﴿٢﴾
وَأَنَّهُۥ تَعَـٰلَىٰ جَدُّ رَبِّنَا مَا ٱتَّخَذَ صَـٰحِبَةً وَلَا وَلَدًا ﴿٣﴾ وَأَنَّهُۥ كَانَ
يَقُولُ سَفِيهُنَا عَلَى ٱللَّهِ شَطَطًا ﴿٤﴾ وَأَنَّا ظَنَنَّآ أَن لَّن تَقُولَ ٱلْإِنسُ
وَٱلْجِنُّ عَلَى ٱللَّهِ كَذِبًا ﴿٥﴾ وَأَنَّهُۥ كَانَ رِجَالٌ مِّنَ ٱلْإِنسِ يَعُوذُونَ بِرِجَالٍ
مِّنَ ٱلْجِنِّ فَزَادُوهُمْ رَهَقًا ﴿٦﴾ وَأَنَّهُمْ ظَنُّوا۟ كَمَا ظَنَنتُمْ أَن لَّن يَبْعَثَ
ٱللَّهُ أَحَدًا ﴿٧﴾ وَأَنَّا لَمَسْنَا ٱلسَّمَآءَ فَوَجَدْنَـٰهَا مُلِئَتْ حَرَسًا
شَدِيدًا وَشُهُبًا ﴿٨﴾ وَأَنَّا كُنَّا نَقْعُدُ مِنْهَا مَقَـٰعِدَ لِلسَّمْعِ ۖ فَمَن
يَسْتَمِعِ ٱلْـَٔانَ يَجِدْ لَهُۥ شِهَابًا رَّصَدًا ﴿٩﴾ وَأَنَّا لَا نَدْرِىٓ أَشَرٌّ أُرِيدَ
بِمَن فِى ٱلْأَرْضِ أَمْ أَرَادَ بِهِمْ رَبُّهُمْ رَشَدًا ﴿١٠﴾ وَأَنَّا مِنَّا ٱلصَّـٰلِحُونَ
وَمِنَّا دُونَ ذَٰلِكَ ۖ كُنَّا طَرَآئِقَ قِدَدًا ﴿١١﴾ وَأَنَّا ظَنَنَّآ أَن لَّن نُّعْجِزَ
ٱللَّهَ فِى ٱلْأَرْضِ وَلَن نُّعْجِزَهُۥ هَرَبًا ﴿١٢﴾ وَأَنَّا لَمَّا سَمِعْنَا ٱلْهُدَىٰٓ
ءَامَنَّا بِهِۦ ۖ فَمَن يُؤْمِنۢ بِرَبِّهِۦ فَلَا يَخَافُ بَخْسًا وَلَا رَهَقًا ﴿١٣﴾

janë që të gjithë nga njerëzit (nga bijtë e Ademit). ﴿...dhe kanë thënë: 'Me të vërtetë, kemi dëgjuar një Kuran të mrekullueshëm!'﴾ – pra i thanë popullit të tyre kur u kthyen, se "kemi dëgjuar të lexohej (këndohej) një fjalë e mrekullueshme, si në pastërti ashtu edhe në të shprehur." Thuhet i mrekullueshëm në këshillat e tij. Gjithashtu, i mrekullueshëm në begatinë e tij.

(2) ﴿...i cili udhëzon në rrugën e drejtë dhe kemi besuar në të. Prandaj, ne nuk do t'i shoqërojmë më askënd Zotit tonë (në adhurim)!﴾

(3) ﴿Qoftë lartësuar Madhëria e Zotit tonë!﴾ – qoftë lartësuar Madhështia dhe Denjësia e Tij. Mendohet se *xhedduhu* nënkupton fuqinë e Tij. ﴿Ai nuk ka zgjedhur as bashkëshorte, as bir.﴾

(4) ﴿Por, disa të krisur mes nesh flisnin gënjeshtra për Allahun (*shetatā*).﴾ Xhindet nuk e pranojnë thënien e gënjeshtërt të politeistëve dhe mendjelehtëve mes tyre për Allahun, duke pretenduar se Ai ka bashkëshorte, fëmijë etj. Fjala *shetat*, e përmendur në këtë ajet, ka kuptimin e teprimit në mosbesim, e largimit nga ajo çka është normale (mesatare), si dhe të kapërcimit të kufijve.

(5) ﴿...kurse ne mendonim se as njerëzit, as xhindet nuk flasin gënjeshtra për Allahun﴾ – domethënë, ne menduam se njerëzit dhe xhindet nuk gënjenin për Allahun, kur thanë se Ai ka ortak, bashkëshorte dhe fëmijë, dhe u besuam për këtë.

(6) ﴿Në të vërtetë, ka pasur njerëz që kërkonin mbrojtje nga xhindet...﴾ Thuhet se kur ndonjë nga arabët ndalonte për të qëndruar në ndonjë luginë, thoshte: "Kërkoj mbrojtje te zotëria i kësaj lugine nga e keqja e mendjelehtëve të popullit të tij." Pastaj flinte nën mbrojtjen e zotërisë së atyre xhindeve derisa të gdhihej. ﴿...dhe kështu ua shtuan më tepër arrogancën﴾ – domethënë, xhindet ua shtuan edhe më tepër mendjelehtësinë dhe arrogancën atyre që kërkonin mbrojtje prej tyre; ose ua shtuan belatë, dobësinë dhe frikën.

(7) ﴿Edhe ata mendonin siç mendonit ju, se Allahu nuk do ringjallte askënd.﴾

(8) ﴿Ne jemi ata që kemi synuar qiellin...﴾ – kemi kërkuar të marrim vesh lajme që andej, ashtu siç e kemi pasur zakon, ﴿...por kemi hasur në shumë roje...﴾, të cilët janë engjëjt që e ruajnë atë nga ata që tentojnë të dëgjojnë vjedhurazi ndonjë lajm. ﴿...të forta...﴾ – pra të fuqishëm – ﴿...dhe shigjeta të zjarrta﴾ – zjarri i yjeve. Kjo masë ndaj qiellit nisi me profecinë e Muhamedit (*Sal-lallahu alejhi ue sel-lem*), ku Allahu i Lartësuar e mbrojti atë me anë të shigjetave të zjarrta (meteorëve).

(9) ﴿Dhe uleshim rreth tij, nëpër vende të përshtatshme për të dëgjuar diçka...﴾ – për të dëgjuar nga engjëjt lajmet e qiellit dhe për t'ia përcjellë ato falltarëve – ﴿...por ai që përgjon tani do hasë në shigjeta të zjarrta (meteorë) në pritë﴾ – që janë vendosur në pritë, që të gjuhen për t'i penguar nga dëgjimi.

(10) ﴿Ne nuk e dimë nëse është synuar e keqja për ata që janë në Tokë...﴾ – për shkak të kësaj ruajtjeje të hapësirës qiellore – ﴿...apo Zoti i tyre kërkon t'i udhëzojë në rrugë të drejtë?!﴾ – domethënë, t'u japë mirësi. Ibn Zejdi ka thënë: "Iblisi ka thënë: 'Nuk e dimë, se a qe dëshira e Allahu që me anë të këtij pengimi (ruajtjes së qiellit) t'i lëshonte ndonjë dënim banorëve të Tokës, apo donte të çonte në gjirin e tyre ndonjë të dërguar?'."

(11) ﴿E mes nesh ka të mirë...﴾ Kur i ftuan shokët e tyre për ta besuar Muhamedin (*Sal-lallahu alejhi ue sel-lem*), disa prej xhindeve u thanë disa të tjerëve: "Pasi dëgjuam Kuranin, pati edhe pozitivë ndër ne." ﴿...por ka edhe që nuk janë të mirë...﴾ – pra jobesimtarë. ﴿...jemi ndarë në grupime të ndryshme﴾ – domethënë, grupime të ndara, kategori të ndryshme dhe me bindje që ndryshojnë nga njëri te tjetri. Seidi ka thënë: "Mes tyre kishte muslimanë, çifutë, të krishterë dhe mexhusë (adhurues të zjarrit)."

(12) ﴿Ne e dimë se nuk mund t'i shpëtojmë

وَأَنَّا مِنَّا ٱلْمُسْلِمُونَ وَمِنَّا ٱلْقَـٰسِطُونَ ۖ فَمَنْ أَسْلَمَ فَأُو۟لَـٰٓئِكَ
تَحَرَّوْا۟ رَشَدًا ﴿١٤﴾ وَأَمَّا ٱلْقَـٰسِطُونَ فَكَانُوا۟ لِجَهَنَّمَ حَطَبًا ﴿١٥﴾
وَأَلَّوِ ٱسْتَقَـٰمُوا۟ عَلَى ٱلطَّرِيقَةِ لَأَسْقَيْنَـٰهُم مَّآءً غَدَقًا ﴿١٦﴾ لِّنَفْتِنَهُمْ
فِيهِ ۚ وَمَن يُعْرِضْ عَن ذِكْرِ رَبِّهِۦ يَسْلُكْهُ عَذَابًا صَعَدًا ﴿١٧﴾ وَأَنَّ
ٱلْمَسَـٰجِدَ لِلَّهِ فَلَا تَدْعُوا۟ مَعَ ٱللَّهِ أَحَدًا ﴿١٨﴾ وَأَنَّهُۥ لَمَّا قَامَ عَبْدُ ٱللَّهِ
يَدْعُوهُ كَادُوا۟ يَكُونُونَ عَلَيْهِ لِبَدًا ﴿١٩﴾ قُلْ إِنَّمَآ أَدْعُوا۟ رَبِّى وَلَآ أُشْرِكُ
بِهِۦٓ أَحَدًا ﴿٢٠﴾ قُلْ إِنِّى لَآ أَمْلِكُ لَكُمْ ضَرًّا وَلَا رَشَدًا ﴿٢١﴾ قُلْ إِنِّى
لَن يُجِيرَنِى مِنَ ٱللَّهِ أَحَدٌ وَلَنْ أَجِدَ مِن دُونِهِۦ مُلْتَحَدًا ﴿٢٢﴾ إِلَّا بَلَـٰغًا
مِّنَ ٱللَّهِ وَرِسَـٰلَـٰتِهِۦ ۚ وَمَن يَعْصِ ٱللَّهَ وَرَسُولَهُۥ فَإِنَّ لَهُۥ نَارَ جَهَنَّمَ
خَـٰلِدِينَ فِيهَآ أَبَدًا ﴿٢٣﴾ حَتَّىٰٓ إِذَا رَأَوْا۟ مَا يُوعَدُونَ فَسَيَعْلَمُونَ
مَنْ أَضْعَفُ نَاصِرًا وَأَقَلُّ عَدَدًا ﴿٢٤﴾ قُلْ إِنْ أَدْرِىٓ أَقَرِيبٌ
مَّا تُوعَدُونَ أَمْ يَجْعَلُ لَهُۥ رَبِّىٓ أَمَدًا ﴿٢٥﴾ عَـٰلِمُ ٱلْغَيْبِ فَلَا
يُظْهِرُ عَلَىٰ غَيْبِهِۦٓ أَحَدًا ﴿٢٦﴾ إِلَّا مَنِ ٱرْتَضَىٰ مِن رَّسُولٍ فَإِنَّهُۥ
يَسْلُكُ مِنۢ بَيْنِ يَدَيْهِ وَمِنْ خَلْفِهِۦ رَصَدًا ﴿٢٧﴾ لِّيَعْلَمَ أَن قَدْ أَبْلَغُوا۟
رِسَـٰلَـٰتِ رَبِّهِمْ وَأَحَاطَ بِمَا لَدَيْهِمْ وَأَحْصَىٰ كُلَّ شَىْءٍ عَدَدًۢا ﴿٢٨﴾

Allahut në Tokë...﴿ – ne e dimë se nuk mund t'i shpëtojmë Atij, nëse Ai do të na bëjë ndonjë gjë – ﴾...dhe nuk mund t'i shmangemi Atij duke ikur (në qiell)﴿ – pra duke ia mbathur prej Tij.

13 ﴾Posa dëgjuam udhëzimin (Kuranin), ne besuam në të. E kush beson në Zotin e vet, nuk ka përse të frikësohet se mos dëmtohet (duke ia pakësuar të mirat), as se mos i bëhet padrejtësi (duke ia shtuar gjynahet).﴿

14 ﴾Ka prej nesh që janë muslimanë (të nënshtruar)، por ka edhe të atillë që janë jashtë rrugës﴿ – që janë mizorë dhe zullumqarë, të cilët kanë devijuar nga rruga e vërtetë. ﴾Kush ka përqafuar Islamin, ka zgjedhur rrugën e drejtë...﴿ – domethënë, kanë synuar rrugën e vërtetë dhe janë përpjekur në kërkim të saj, derisa iu mundësua ta arrinin atë.

15 ﴾...kurse ata që janë jashtë rrugës do jenë lëndë djegëse e Xhehenemit﴿ – do jenë lëndë djegëse e zjarrit me të cilët ai do të mbahet i ndezur, ashtu siç do të shërbejnë si lëndë djegëse edhe jobesimtarët nga njerëzit.

16 ﴾Sikur të qëndronin në rrugën e vërtetë...﴿ – pra, mua më është shpallur se, nëse xhindet ose njerëzit apo të dyja palët do i përmbaheshin rrugës së Islamit, përfundimi i kësaj do ishte që ﴾...Ne do t'u jepnim ujë të bollshëm...﴿ – domethënë, Allahu do t'u jepte ujë me bollëk.

17 ﴾...për t'i vënë në provë më këtë﴿ – pra për t'i vënë në provë dhe për ta konstatuar se si do ishte falënderimi i tyre për ato mirësi. ﴾Por këdo që largohet nga këshillat e Zotit të tij, Ai do ta hedhë në një dënim të ashpër﴿. Kush i kthen shpinën Kuranit apo këshillave, Ai do ta fusë atë në një dënim të rëndë dhe të vështirë.

18 ﴾Xhamitë i janë kushtuar vetëm Allahut...﴿ – pra, mua më është shpallur se xhamitë janë vetëm për Allahun dhe jo për idhujt – ﴾...prandaj mos iu lutni askujt, krahas Allahut!﴿ – domethënë, mos kërkoni ndihmë (për ato çështje të cilat i ka në dorë vetëm) nga ndonjë krijesë e Tij, cilado qoftë, sepse lutja është adhurim.

19 ﴾Kur robi i Allahut u ngrit...﴿ – bëhet fjalë për Profetin (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ﴾...t'i lutej Atij...﴿ – domethënë, t'i lutej Allahut dhe ta adhuronte Atë. Kjo ndodhi në *Batn Nakhleh*[1] ﴾...ata (xhindet) u tubuan rreth tij gati të ngjiteshin mbi njëri-tjetrin﴿ – u dyndën aq shumë, saqë gati u bënë si turma njëra mbi tjetrën rreth të Dërguarit të Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) për të dëgjuar Kuranin prej tij.

20 ﴾Thuaj (o Muhamed): Unë i lutem vetëm Zotit tim dhe nuk i shoqëroj Atij askënd (në adhurim).﴿

21 ﴾Thuaj: Unë nuk mund t'ju largoj ndonjë dëm e as t'ju sjell ndonjë dobi﴿ – domethënë, unë nuk mund të largoj ndonjë dëm prej jush dhe as t'ju sjell ndonjë të mirë, qoftë në çështjet e kësaj bote, qoftë në ato të fesë.

22 ﴾Thuaj: Edhe mua askush nuk mund të më mbrojë nga dënimi i Allahut dhe nuk mund të gjej strehim tjetërkund, përveçse tek Ai﴿ – pra, strehim, mbrojtje dhe vend për t'u ruajtur.

23 ﴾Unë kam detyrë tjetër përveçse t'ju përcjell atë që më vjen nga Allahu dhe mesazhet e Tij﴿ – pra t'ju komunikoj atë që më vjen nga Allahu dhe të punoj sipas mesazheve të Tij. Unë e marr në llogari veten time po për ato gjëra për të cilat i urdhëroj të tjerët. Nëse unë e bëj këtë, atëherë jam i shpëtuar, përndryshe jam i humbur (shkatërruar). ﴾Cilido që kundërshton Allahun dhe të Dërguarin e Tij, e pret zjarri i Xhehenemit, në të cilin do jetë përgjithmonë.﴿

24 ﴾Kur ata të shohin atë që u është premtuar do e marrin vesh se kush është më i dobët në ndihmë...﴿ – domethënë, në ushtarë, për t'u forcuar përmes tyre – ﴾...dhe më i pakët në numër﴿ – a janë ata apo besimtarët?

25 ﴾Thuaj (o Muhamed!): Unë nuk e di a është afër ajo që ju është premtuar، apo Zoti im do caktojë

---

[1] Një vend midis Mekës dhe Taifit (*shën. i përkth.*).

سُورَةُ المُزَّمِّلِ — ترتيبها ٧٣ — آياتها ٢٠

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

يَٰٓأَيُّهَا ٱلۡمُزَّمِّلُ (١) قُمِ ٱلَّيۡلَ إِلَّا قَلِيلٗا (٢) نِّصۡفَهُۥٓ أَوِ ٱنقُصۡ مِنۡهُ قَلِيلًا
(٣) أَوۡ زِدۡ عَلَيۡهِ وَرَتِّلِ ٱلۡقُرۡءَانَ تَرۡتِيلًا (٤) إِنَّا سَنُلۡقِي عَلَيۡكَ قَوۡلٗا
ثَقِيلًا (٥) إِنَّ نَاشِئَةَ ٱلَّيۡلِ هِيَ أَشَدُّ وَطۡـٔٗا وَأَقۡوَمُ قِيلًا (٦) إِنَّ لَكَ فِي
ٱلنَّهَارِ سَبۡحٗا طَوِيلٗا (٧) وَٱذۡكُرِ ٱسۡمَ رَبِّكَ وَتَبَتَّلۡ إِلَيۡهِ تَبۡتِيلٗا (٨)
رَّبُّ ٱلۡمَشۡرِقِ وَٱلۡمَغۡرِبِ لَآ إِلَٰهَ إِلَّا هُوَ فَٱتَّخِذۡهُ وَكِيلٗا (٩) وَٱصۡبِرۡ
عَلَىٰ مَا يَقُولُونَ وَٱهۡجُرۡهُمۡ هَجۡرٗا جَمِيلٗا (١٠) وَذَرۡنِي وَٱلۡمُكَذِّبِينَ
أُوْلِي ٱلنَّعۡمَةِ وَمَهِّلۡهُمۡ قَلِيلًا (١١) إِنَّ لَدَيۡنَآ أَنكَالٗا وَجَحِيمٗا (١٢)
وَطَعَامٗا ذَا غُصَّةٖ وَعَذَابًا أَلِيمٗا (١٣) يَوۡمَ تَرۡجُفُ ٱلۡأَرۡضُ وَٱلۡجِبَالُ
وَكَانَتِ ٱلۡجِبَالُ كَثِيبٗا مَّهِيلًا (١٤) إِنَّآ أَرۡسَلۡنَآ إِلَيۡكُمۡ رَسُولٗا شَٰهِدًا
عَلَيۡكُمۡ كَمَآ أَرۡسَلۡنَآ إِلَىٰ فِرۡعَوۡنَ رَسُولٗا (١٥) فَعَصَىٰ فِرۡعَوۡنُ ٱلرَّسُولَ
فَأَخَذۡنَٰهُ أَخۡذٗا وَبِيلٗا (١٦) فَكَيۡفَ تَتَّقُونَ إِن كَفَرۡتُمۡ يَوۡمٗا يَجۡعَلُ
ٱلۡوِلۡدَٰنَ شِيبًا (١٧) ٱلسَّمَآءُ مُنفَطِرُۢ بِهِۦۚ كَانَ وَعۡدُهُۥ مَفۡعُولًا (١٨)
إِنَّ هَٰذِهِۦ تَذۡكِرَةٞۖ فَمَن شَآءَ ٱتَّخَذَ إِلَىٰ رَبِّهِۦ سَبِيلًا (١٩)

afat të largët për të!﴾ Domethënë, apo do caktojë një afat dhe një periudhë, dhe kështu askush përveç Tij nuk mund ta dijë se kur është Dita e Kiametit.

(26) ﴿Vetëm Ai e di të fshehtën dhe nuk ia zbulon atë askujt...﴾

(27) ﴿...përveç të dërguarve që ka zgjedhur.﴾ Ka përjashtuar të dërguarit e zgjedhur, sepse me anë të Zbulesës që u jep, Ai u ka treguar ato të fshehta që do, të cilat i ka bërë mrekulli për ta dhe argument për vërtetësinë e profecisë së tyre. Ndërsa fallxhori dhe të tjerë si ai, të cilët lozin me guralecë, shikojnë pëllëmbën, parashikojnë me anë të shpendëve[1] etj., nuk janë nga ata të cilët janë zgjedhur prej Tij; përkundrazi, ata janë jobesimtarë, shpifës ndaj Tij nëpërmjet intuitës, hamendjeve dhe gënjeshtrave të tyre. ﴿Para dhe pas tyre Ai vë mbikqyrës (engjëj)...﴾ Allahu i Madhëruar vë para dhe pas të Dërguarit engjëj roje, të cilët e ruajnë dhe e rrethojnë atë për ta mbrojtur nga orvatjet e djajve për të vjedhur dhe për t'i përcjellë falltarëve ndonjë gjë nga ato të fshehta që Ai ia ka zbuluar të Dërguarit.

(28) ﴿...në mënyrë që ta dijë nëse i përcjellin mesazhet e Zotit të tyre.﴾ Domethënë, që Allahu ta dijë se të dërguarit i kanë kumtuar mesazhet e Tij. Pra, ta dijë duke u dëshmuar një gjë e tillë, ashtu siç e ka ditur me dijen e fshehtë. ﴿dijen e Tij MeAi përfshin gjithçka që ata kanë...﴾ – përfshin gjithçka që posedojnë engjëjt roje; ose përfshin gjithçka që posedojnë të dërguarit, të cilët kumtojnë mesazhet e Tij si dhe çdo gjë rreth gjendjeve të tyre. ﴿...dhe çdo gjë e ka llogaritur imtësisht.﴾

## SURJA EL-MUZZEMMIL

(1) ﴿O i mbuluar...﴾ Këto fjalë i drejtohen profetit Muhamed (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem). Kur Xhibrili (Alejhi essalatu ue esselam) i solli shpalljen Profetit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) në fillim, ai mbulohej me rrobat e veta nga frika e tij, sepse, kur dëgjoi zërin e engjëllit dhe e pa atë, filloi të dridhej, pastaj shkoi te familja e vet dhe u tha: "Më mbuloni, më mbuloni!" Pas kësaj, fjalët i drejtoheshin në cilësinë e profetit dhe të dërguarit dhe u miqësua (u mësua, u ambientua) me Xhibrilin (Alejhi essalatu ue esselam).

(2) ﴿Çohu natën, përveç një pjese të saj...﴾ – çohu për të falur namaz nate, dhe falu gjatë gjithë natës, me përjashtim të një pjese të vogël të saj.

(3) ﴿...gjysmën e saj ose diçka më pak...﴾

(4) ﴿...a diçka më shumë se ajo.﴾ Sikur Allahu i ka thënë që të falet përgjatë dy të tretës së natës, ose gjysmën, ose një të tretën e saj. Ahmedi dhe Muslimi përcjellin nga Sa'd ibn Hishami te ketë thënë: "I kërkova Aishes të më tregonte se si falej i Dërguari i Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) natën. Ajo më tha: "A nuk e lexon këtë sure ﴿O i mbuluar...﴾?" I thashë se sigurisht që e lexoj! Ajo më tha: "Allahu i Madhëruar e bëri namazin e natës obligim në fillim të kësaj sureje." Kështu, i Dërguari i Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe shokët e tij falën namaz nate një vit rresht, derisa iu ënjtën këmbët. Ndërsa pjesën e fundit të kësaj sureje, Allahu i Madhëruar e mbajti në qiell për dymbëdhjetë muaj, pastaj zbriti lehtësimin në fund të saj. Kështu, namazi i natës u la si një vepër vullnetare *(nafile)*, ndërkohë që në fillim ishte obligim." ﴿...dhe lexoje Kuranin *(tartīlan)* ngadalë dhe qartë...﴾ – domethënë, lexoje ngadalë dhe duke meditaur shkronjë pas shkronje. *Tartīl*-i është leximi duke i shqiptuar qartë dhe duke u dhënë hakun plotësisht të gjitha shkronjave, pa e tepruar dhe pa e fryrë shqiptimin.

(5) ﴿...sepse Ne do të të dërgojmë vërtet një fjalë me peshë të rëndë﴾ – do të shpallim Kuranin, që është një fjalë me peshë të rëndë, për sa i takon obligimeve dhe kufijve që vendos, hallallit dhe haramit etj. Kësisoj, atë mund ta mbajë vetëm një

[1] Këto janë disa mënyra që përdorin fallxhorët, me anë të të cilave pretendojnë se zbulojnë të fshehtën (*shën. i përkth.*).

zemër e ndihur dhe një shpirt i zbukuruar me *tewhīd* (njësimi i Allahut).

(6) ﴾Natyrisht që ngritja natën...﴿ Namazi i natës quhet *nāshietu-l-lejl* në rastin kur dikush ndërpret gjumin për t'u falë. ﴾...është më e rëndë...﴿ – është më e rëndë për atë që falet natën, krahasuar me namazin gjatë ditës. ﴾...por edhe më e përshtatshme...﴿ – pra fjalët gjatë natës janë më të plota dhe leximi është më i qëndrueshëm, ngaqë zemra është më e pranishme (përjeton më tepër). Gjithashtu, namazi i natës është më i drejtë, sepse zëri është i qetë dhe bota përreth ka rënë në heshtje.

(7) ﴾...ngaqë ditën je vërtet shumë i zënë.﴿ Je i zënë me nevojat e tua, duke shkuar e duke ardhur sa andej-këndej, prandaj falu gjatë natës!

(8) ﴾Prandaj, përmende emrin e Zotit tënd dhe përkushtoju krejtësisht Atij!﴿ – domethënë, shkëputu për tek Allahu dhe preokupohu me adhurimin dhe kërkimin e mirësive të Tij.

(9) ﴾Ai është Zot i lindjes dhe i perëndimit, s'ka zot tjetër të vërtetë përveç Tij. Drejtoju Atij si Rregullues i punëve të tua!﴿ Drejtoju Atij si Rregullues i çështjeve të tua dhe besoja Atij të gjitha!

(10) ﴾Duroji llomotitjet e tyre...﴿ – si ofendimin, talljen dhe përgënjeshtrimin, e mos u ligështo nga këto. ﴾...dhe largohu nga ata në mënyrë të hijshme!﴿ – mos u ekspozo përpara tyre dhe mos u preokupo për t'u dhënë përgjigje. Thuhet se largimi i hijshëm është ai që nuk ka ligështim. Kjo porosi ishte para se të vinte urdhri për t'i luftuar.

(11) ﴾Lërmi Mua ata që të quajnë gënjeshtar...﴿ – domethënë, lërmi Mua dhe mos e vrit mendjen për ta, sepse Unë të mjaftoj kundër tyre dhe do marr hak për ty. ﴾...e që jetojnë në luks...﴿ – ata që kanë pasuri, bollëk, luks e kënaqësi në të kësaj bote. ﴾...dhe jepu pak afat...﴿ – derisa të përfundojë afati (jeta) i tyre; ose derisa t'i kapë dënimi i kësaj bote.

(12) ﴾...se, pa dyshim, Ne kemi përgatitur për ta dënime (*enkalen*)...﴿ – *enkal* janë lloje të ndryshme dënimesh të ashpra. ﴾...dhe zjarr flakërues...﴿ – pra një zjarr të ndezur fort.

(13) ﴾...ushqime që ngecin në fyt...﴿ – që nuk kalojnë dot në fyt, por ngecin; as nuk zbresin poshtë, as nuk dalin prej tij. ﴾...dhe dënime të dhembshme...﴿

(14) ﴾...në ditën kur toka dhe malet dridhen fuqishëm...﴿ – pra lëvizin dhe tunden me gjithë ç'kanë sipër. ﴾...e bëhen si pirgje rëre të lëvizshme﴿ – bëhen rërë që rrjedh nga forca e madhe e dridhjes.

(15) ﴾Ne me të vërtetë ju kemi sjellë një të dërguar dëshmitar mbi ju﴿... – domethënë, dëshmon Ditën e Gjykimit për punët tuaja, e megjithatë ju e kundërshtuat. ﴾...ashtu siç i patëm çuar edhe Faraonit një të dërguar...﴿ – Musain (Alejhi essalatu ue esselam).

(16) ﴾...por Faraoni nuk iu bind të dërguarit...﴿ – e përgënjeshtroi dhe nuk i besoi argumentet që i shtroi. ﴾...prandaj dhe i çuam një dënim të rëndë.﴿ Domethënë, një dënim të fortë e të ashpër. Pra, kuptimi i kësaj është se e ndëshkuam Faraonin me një dënim të fortë dhe të ashpër, duke e mbytur.

(17) ﴾Si do të mbroheni ju...﴿ – si do t'i mbroni vetet tuaja – ﴾...nëse nuk besoni...﴿ – nëse mbeteni në mosbesimin tuaj – ﴾...në një ditë...﴿ – pra dënimit të një dite – ﴾...në të cilën do thinjen fëmijët?﴿ Për shkak të tmerrit të madh të asaj dite, fëmijëve të vegjël u zbardhen flokët, dhe kjo është një metonimi për frikën e madhe në atë ditë.

(18) ﴾Atë ditë qielli do çahet...﴿ – pra do çahet nga vështirësitë dhe tmerret e mëdha të asaj dite, si dhe nga zbritja e engjëjve. ﴾...e premtimi i Zotit do përmbushet﴿ – do ndodhë me patjetër.

(19) ﴾Në të vërtetë, këto...﴿ – pra ajetet (versetet) e mësipërme – ﴾...janë përkujtim...﴿ – këshillë për besimtarët – ﴾...prandaj, kush dëshiron, le të zgjedhë rrugën e drejtë që e çon te Zoti i tij.﴿ Domethënë, me anë të bindjes ndaj Allahut, njësimit të Tij si dhe veprave të tjera të mira, merr një rrugë që e çon në kënaqësinë e Allahut, në Xhenet.

(20) ﴾Natyrisht, Zoti yt e di se ti (o Muhamed) falesh më pak se dy të tretat e natës, ose gjysmën, ose një të tretën e saj...﴿ Kuptimi i kësaj është se Allahu i Lartësuar e di, se, ndonjëherë, i Dërguari i Tij (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) çohet dhe falet më pak se dy të tretat e natës, ose gjysmën e saj, ose një të tretën e saj, ashtu siç e urdhëroi Allahu në fillim të kësaj sureje. ﴾...si edhe disa prej atyre që janë me ty﴿ – pra, në të njëjtën masë, falet edhe një grup nga shokët e tu. ﴾Allahu e përcakton gjatësinë e ditës dhe të natës...﴿– e di realisht gjatësinë e natës dhe të ditës, dhe kështu Ai di se sa kohë faleni gjatë natës. ﴾...dhe e di se ju nuk mund ta llogarisni atë saktësisht...﴿ – se ju nuk mund ta dini realisht masën e natës dhe të ditës; ose se Allahu e di se ju nuk mund ta përballoni namazin e natës, ﴾...prandaj dhe ju solli lehtësim﴿ – domethënë, ju fali dhe ju lehtësoi me lënien e namazit të natës, nëse nuk mundeni. Pra, ju çliroi nga barra e rëndë, dhe pas vështirësisë ju solli lehtësim. ﴾Kështu që lexoni Kuran aq sa të mundeni!﴿ Domethënë, lexoni aq sa të jetë e lehtë dhe e mundur për ju, pa përcaktuar ndonjë kohë se sa do lexoni. Ky ajet anuloi obligimin e faljes së namazit të natës për këtë umet. ﴾Ai e di se disa prej jush do jenë të sëmurë...﴿ dhe nuk mund ta përballojnë namazin e natës – ﴾...disa do udhëtojnë nëpër botë duke kërkuar mirësitë e Tij (për jetesë)...﴿ – udhëtojnë nëpër botë për tregti dhe për të fituar; kërkojnë nga risku i Allahut atë që u nevojitet për

jetesën e tyre, dhe prandaj nuk mund ta falin dot namazin e natës. ﴾...dhe disa të tjerë do jenë duke luftuar në rrugën e Tij﴿ – domethënë, muxhahidinët (luftëtarët) nuk mund ta falin namazin e natës. Kjo ka zbritur para se xhihadi[1] të bëhej obligim në Medinë. Allahu i Madhëruar ka përmendur këtu tre shkaqe që sjellin lehtësimin, dhe çliroi nga ky obligim të gjithë umetin për shkak të këtyre justifikimeve që prekin një pjesë të tij. ﴾...prandaj lexoni sa keni mundësi nga Kurani! Faleni namazin...﴿ – namazin e obliguar – ﴾...jepeni zekatin...﴿ – zekatin e detyruar në pasuri; ose jepni për çdo vepër të mirë. ﴾...dhe jepini Allahut një hua të mirë﴿ – shpenzoni në mënyrën më të mirë në rrugët e hajrit, duke dhënë për familjen, për luftën në rrugë të Allahut, si dhe duke dhënë zekatin e obliguar. ﴾Çfarëdo mirësie që bëni për shpirtin tuaj...﴿ – çfarëdo mirësie qoftë ajo, nga ato që u përmendën këtu dhe nga ato që nuk janë përmendur, ﴾...me siguri që do ta gjeni tek Allahu. Ajo do të jetë më e mirë dhe më e shpërblyer﴿ sesa ajo që e vononi deri në prag të vdekjes, apo e lini me testament që të jepet pas vdekjes suaj. ﴾Kërkoni faljen e Allahut, sepse Allahu është vërtet Falës i madh dhe Mëshirëplotë.﴿

إِنَّ رَبَّكَ يَعْلَمُ أَنَّكَ تَقُومُ أَدْنَىٰ مِن ثُلُثَيِ ٱلَّيْلِ وَنِصْفَهُۥ وَثُلُثَهُۥ وَطَآئِفَةٌ
مِّنَ ٱلَّذِينَ مَعَكَ ۚ وَٱللَّهُ يُقَدِّرُ ٱلَّيْلَ وَٱلنَّهَارَ ۚ عَلِمَ أَن لَّن تُحْصُوهُ فَتَابَ
عَلَيْكُمْ ۖ فَٱقْرَءُوا۟ مَا تَيَسَّرَ مِنَ ٱلْقُرْءَانِ ۚ عَلِمَ أَن سَيَكُونُ مِنكُم مَّرْضَىٰ ۙ
وَءَاخَرُونَ يَضْرِبُونَ فِى ٱلْأَرْضِ يَبْتَغُونَ مِن فَضْلِ ٱللَّهِ ۙ وَءَاخَرُونَ
يُقَٰتِلُونَ فِى سَبِيلِ ٱللَّهِ ۖ فَٱقْرَءُوا۟ مَا تَيَسَّرَ مِنْهُ ۚ وَأَقِيمُوا۟ ٱلصَّلَوٰةَ وَءَاتُوا۟
ٱلزَّكَوٰةَ وَأَقْرِضُوا۟ ٱللَّهَ قَرْضًا حَسَنًا ۚ وَمَا تُقَدِّمُوا۟ لِأَنفُسِكُم مِّنْ خَيْرٍ تَجِدُوهُ
عِندَ ٱللَّهِ هُوَ خَيْرًا وَأَعْظَمَ أَجْرًا ۚ وَٱسْتَغْفِرُوا۟ ٱللَّهَ ۖ إِنَّ ٱللَّهَ غَفُورٌ رَّحِيمٌۢ ٢٠

ترتيبها ٧٤ — سُورَةُ المُدَّثِّر — آياتها ٢٠

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

يَٰٓأَيُّهَا ٱلْمُدَّثِّرُ ١ قُمْ فَأَنذِرْ ٢ وَرَبَّكَ فَكَبِّرْ ٣ وَثِيَابَكَ فَطَهِّرْ ٤
وَٱلرُّجْزَ فَٱهْجُرْ ٥ وَلَا تَمْنُن تَسْتَكْثِرُ ٦ وَلِرَبِّكَ فَٱصْبِرْ ٧
فَإِذَا نُقِرَ فِى ٱلنَّاقُورِ ٨ فَذَٰلِكَ يَوْمَئِذٍ يَوْمٌ عَسِيرٌ ٩ عَلَى ٱلْكَٰفِرِينَ
غَيْرُ يَسِيرٍ ١٠ ذَرْنِى وَمَنْ خَلَقْتُ وَحِيدًا ١١ وَجَعَلْتُ لَهُۥ مَالًا
مَّمْدُودًا ١٢ وَبَنِينَ شُهُودًا ١٣ وَمَهَّدتُّ لَهُۥ تَمْهِيدًا ١٤ ثُمَّ يَطْمَعُ
أَنْ أَزِيدَ ١٥ كَلَّآ ۖ إِنَّهُۥ كَانَ لِءَايَٰتِنَا عَنِيدًا ١٦ سَأُرْهِقُهُۥ صَعُودًا ١٧

## SURJA EL-MUDDETHTHIR

Komentuesit e Kuranit kanë thënë: "Kur Profetit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) filloi t'i vinte shpallja, atij i erdhi Xhibrili (Alejhi essalatu ue esselam), të cilin Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) e pa mbi një shtrat ndërmjet qiellit dhe tokës si një dritë vezulluese. Ai u trondit nga kjo dhe i ra të fikët. Kur u përmend, shkoi te Hadixhja, kërkoi ujë dhe e hodhi mbi vete, pastaj tha: "Më mbuloni, më mbuloni!" Dhe kështu e mbuluan me një xhybe të kadifenjtë."

1 ﴾O i mbështjellë (o Muhamed)...﴿ – o ti që je mbështjellë me rrobat e tua! Pra, që je mbuluar me to.

2 ﴾...çohu dhe paralajmëro!﴿ – ngrihu dhe frikësoji banorët e Mekës! Tërhiqu vërejtjen nga dënimi nëse nuk e pranojnë Islamin.

3 ﴾Zotin tënd madhëroje...﴿ – vetëm Zotërinë, Zotëruesin dhe Rregulluesin e çështjeve të tua madhëro! Kjo do të thotë ta përshkruash atë si Kryelartin dhe Madhështorin, dhe se Ai është më i madhi e nuk ka nevojë për ortak.

4 ﴾...petkat e tua pastroji...﴿ Allahu Fuqiplotë e ka urdhëruar që të pastrojë rrobat dhe t'i ruajë nga papastërtitë. Katade ka thënë: "Pastroje veten nga gjynahet."

5 ﴾...dhe largohu nga ndyrësia (adhurimi i idhujve)!﴿ – lëri idhujt dhe mos i adhuro, sepse adhurimi i tyre është shkak për dënim.

6 ﴾*We lā temnun testekthir!* – "Mos i quaj veprat e tua në bindjen ndaj Allahut sikur po i bën mirësi Atij!﴿ Mos iu mburr Allahut me vështirësitë e profecisë që po bart, njësoj si ai i cili shikon se ka marrë përsipër shumë gjëra për shkak të të tjerëve. Ose, nëse i jep dikujt diçka, atëherë jepja për hir të Allahut dhe mos ia kujto njerëzve atë që u ke dhënë.

7 ﴾...dhe për hir të Zotit tënd duro...﴿ – domethënë, të është ngarkuar një çështje shumë e madhe, për të cilën do të të luftojnë arabët dhe joarabët, prandaj duro për hir të Allahut!

8 ﴾...se kur të fryhet në Sur...﴿ – pra, sikur i thuhet: Duroji shqetësimet që ata të sjellin, sepse ata kanë përpara një ditë të llahtarshme, ku do të ndeshen me pasojat e veprave të tyre.

9 ﴾...ajo do të jetë një ditë e rëndë.﴿

10 ﴾Për jobesimtarët nuk do të jetë aspak e lehtë.﴿

11 ﴾Më ler Mua (të merrem) me atë që e krijova të vetmuar...﴿ Më ler Mua të merrem me atë që e krijova kur ai ishte i vetmuar në barkun e nënës së tij, pa pasuri dhe pa fëmijë; ose më ler vetëm Mua të merrem me të, sepse Unë të mjaftoj për të marrë hak ndaj tij. Disa intepretues të Kuranit

---

[1] Lufta për hir të Allahut (*shën. i përkth.*).

shprehen: "Këtu bëhet fjalë për Welid ibn El-Mugiran.[1]"

12 ﴾...dhe i dhashë pasuri të pamatë...﴿ – pra pasuri të madhe.

13 ﴾...e djem pranë vetes!﴿ – i dhashë djem, të cilët i kishte pranë vetes në Meke, as nuk udhëtonin dhe as nuk kishin nevojë për t'u ndarë nga njëri-tjetri për të kërkuar riskun, sepse babai i tyre kishte shumë pasuri.

14 ﴾Unë ia bëra jetën të qetë e të rehatshme...﴿ – ia lehtësova mjetet e jetesës, i dhashë jetë të gjatë dhe e lashë në udhëheqje të kurejshëve.

15 ﴾...e megjithatë, ai lakmon që t'i jap më tepër.﴿

16 ﴾Jo, kurrsesi!﴿ – nuk do t'i jap më tepër. ﴾Vërtet, ai i mohoi me kryeneçësi shpalljet Tona﴿ – ai ishte kryeneç dhe jobesimtar ndaj shpalljeve që Ne ia zbritëm të dërguarit tonë.

17 ﴾...prandaj Unë do ta ngarkoj atë me dënime të rënda.﴿ *El-Irhāk* nënkupton rastin kur njeriu ngarkohet me diçka të rëndë, të cilën nuk e mban (përballon) dot.

18 ﴾Ai mendoi dhe kurdisi...﴿ Ai mendoi shumë për Profetin (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe kurdisi diçka me veten. Domethënë, përgatiti fjalët që do thoshte, dhe Allahu e qortoi rëndë për këtë.

19 ﴾...dhe qoftë mallkuar...﴿ – qoftë mallkuar dhe u dënoftë! – ﴾...si kurdisi!﴿

20 ﴾Dhe sërish qoftë mallkuar, si kurdisi!﴿

21 ﴾Pastaj vështroi rreth vetes...﴿ – vështroi se si mund ta kundërshtonte dhe ta përfliste Kuranin.

22 ﴾...mblodhi vetullat...﴿ – u vrenjt në fytyrë, ngaqë nuk gjeti diçka për të cenuar Kuranin. ﴾...e u ngrys﴿ – u ngrys dhe ndërroi fytyrë.

23 ﴾...pastaj u kthye i kapardisur...﴿

24 ﴾...dhe tha: 'Ky (Kuran) nuk është gjë tjetër veçse magji e trashëguar!﴿ – domethënë, tha: "Ky Kuran nuk është gjë tjetër përveçse magji, të cilën Muhamedi e përcjell nga të tjerët."

25 ﴾Ky nuk është gjë tjetër përveçse fjalë njerëzish!'﴿ – pra, tha se Kurani është fjalë njeriu dhe jo e Allahut.

26 ﴾Do ta hedh në Sekar!﴿ – do ta fus në Zjarr.

27 ﴾E si mund ta dish ti me siguri se çfarë është Sekari (zjarri përvëlues)?﴿

28 ﴾Ai nuk lë gjë dhe nuk kursen asgjë!﴿

29 ﴾*Lewwahatūn* lil besher.﴿ Xhehenemi nis t'u shfaqet njerëzve derisa ta shohin haptazi përpara.

[1] Ai është Welid ibn Mugira el-Makhzumi, një nga kundërshtarët më të rreptë të Profetit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem). Për t'u njohur më tepër me veprimtarinë e tij armiqësore ndaj Islamit dhe muslimanëve, shiko ndonjë nga librat që flasin për biografinë e profetit Muhamed (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) (*shën. i përkth.*).

إِنَّهُۥ فَكَّرَ وَقَدَّرَ ﴿١٨﴾ فَقُتِلَ كَيْفَ قَدَّرَ ﴿١٩﴾ ثُمَّ قُتِلَ كَيْفَ قَدَّرَ ﴿٢٠﴾ ثُمَّ نَظَرَ
﴿٢١﴾ ثُمَّ عَبَسَ وَبَسَرَ ﴿٢٢﴾ ثُمَّ أَدْبَرَ وَٱسْتَكْبَرَ ﴿٢٣﴾ فَقَالَ إِنْ هَٰذَآ إِلَّا سِحْرٌ
يُؤْثَرُ ﴿٢٤﴾ إِنْ هَٰذَآ إِلَّا قَوْلُ ٱلْبَشَرِ ﴿٢٥﴾ سَأُصْلِيهِ سَقَرَ ﴿٢٦﴾ وَمَآ أَدْرَىٰكَ
مَا سَقَرُ ﴿٢٧﴾ لَا تُبْقِى وَلَا تَذَرُ ﴿٢٨﴾ لَوَّاحَةٌ لِّلْبَشَرِ ﴿٢٩﴾ عَلَيْهَا تِسْعَةَ عَشَرَ
﴿٣٠﴾ وَمَا جَعَلْنَآ أَصْحَٰبَ ٱلنَّارِ إِلَّا مَلَٰٓئِكَةً ۙ وَمَا جَعَلْنَا عِدَّتَهُمْ إِلَّا فِتْنَةً
لِّلَّذِينَ كَفَرُوا۟ لِيَسْتَيْقِنَ ٱلَّذِينَ أُوتُوا۟ ٱلْكِتَٰبَ وَيَزْدَادَ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓا۟ إِيمَٰنًا ۙ
وَلَا يَرْتَابَ ٱلَّذِينَ أُوتُوا۟ ٱلْكِتَٰبَ وَٱلْمُؤْمِنُونَ ۙ وَلِيَقُولَ ٱلَّذِينَ فِى قُلُوبِهِم مَّرَضٌ
وَٱلْكَٰفِرُونَ مَاذَآ أَرَادَ ٱللَّهُ بِهَٰذَا مَثَلًا ۚ كَذَٰلِكَ يُضِلُّ ٱللَّهُ مَن يَشَآءُ وَيَهْدِى
مَن يَشَآءُ ۚ وَمَا يَعْلَمُ جُنُودَ رَبِّكَ إِلَّا هُوَ ۚ وَمَا هِىَ إِلَّا ذِكْرَىٰ لِلْبَشَرِ ﴿٣١﴾ كَلَّا
وَٱلْقَمَرِ ﴿٣٢﴾ وَٱلَّيْلِ إِذْ أَدْبَرَ ﴿٣٣﴾ وَٱلصُّبْحِ إِذَآ أَسْفَرَ ﴿٣٤﴾ إِنَّهَا لَإِحْدَى
ٱلْكُبَرِ ﴿٣٥﴾ نَذِيرًا لِّلْبَشَرِ ﴿٣٦﴾ لِمَن شَآءَ مِنكُمْ أَن يَتَقَدَّمَ أَوْ يَتَأَخَّرَ ﴿٣٧﴾ كُلُّ
نَفْسٍۭ بِمَا كَسَبَتْ رَهِينَةٌ ﴿٣٨﴾ إِلَّآ أَصْحَٰبَ ٱلْيَمِينِ ﴿٣٩﴾ فِى جَنَّٰتٍ يَتَسَآءَلُونَ
﴿٤٠﴾ عَنِ ٱلْمُجْرِمِينَ ﴿٤١﴾ مَا سَلَكَكُمْ فِى سَقَرَ ﴿٤٢﴾ قَالُوا۟ لَمْ نَكُ مِنَ
ٱلْمُصَلِّينَ ﴿٤٣﴾ وَلَمْ نَكُ نُطْعِمُ ٱلْمِسْكِينَ ﴿٤٤﴾ وَكُنَّا نَخُوضُ مَعَ
ٱلْخَآئِضِينَ ﴿٤٥﴾ وَكُنَّا نُكَذِّبُ بِيَوْمِ ٱلدِّينِ ﴿٤٦﴾ حَتَّىٰٓ أَتَىٰنَا ٱلْيَقِينُ ﴿٤٧﴾

Mendohet se kuptimi i kësaj pjese është se ai ua tjetërson fytyrat derisa t'ua nxijë.

30 ﴾Mbi të janë nëntëmbëdhjetë.﴿ Mbi Xhehenem janë vendosur si roje nëntëmbëdhjetë engjëj. Dhe thuhet se mbi të janë nëntëmbëdhjetë kategori engjëjsh.

31 Kur u shpall thënia e Allahut të Madhëruar: ﴾Mbi të janë nëntëmbëdhjetë﴿, Ebu Xhehli tha: "Muhamedi nuk paska tjetër veçse nëntëmbëdhjetë ndihmëtarë! A nuk kanë mundësi që çdo njëqind burra nga ju të sulmojnë një prej tyre dhe pastaj të dalin nga Zjarri?" Për këtë zbriti pjesa: ﴾Ne kemi bërë rojtarë të Zjarrit vetëm engjëjt...﴿ – pra, kush i përballon dot engjëjt? Kush mund t'i mposhtë ata? Ndërkohë që ata janë krijesa që i zbatojnë me shumë përpikëri detyrimet ndaj Allahut, që zemërohen më shumë për hir të Tij; janë trima dhe ndëshkojnë më ashpër se çdo krijesë tjetër. ﴾...dhe numrin e tyre e kemi bërë sprovë për jobesimtarët...﴿ – numrin e tyre të sipërpërmendur (nëntëmbëdhjetë) e kemi bërë provë të rëndë dhe humbje për jobesimtarët, derisa ata thanë atë që thanë. Kështu, atyre u shumëfishohet dënimi dhe u shtohet zemërimi i Allahut mbi ta. ﴾...me qëllim që të binden ata që u është dhënë Libri...﴿ – pra çifutët dhe të

فَمَا تَنفَعُهُمْ شَفَٰعَةُ ٱلشَّٰفِعِينَ ﴿٤٨﴾ فَمَا لَهُمْ عَنِ ٱلتَّذْكِرَةِ مُعْرِضِينَ
﴿٤٩﴾ كَأَنَّهُمْ حُمُرٌ مُّسْتَنفِرَةٌ ﴿٥٠﴾ فَرَّتْ مِن قَسْوَرَةٍۭ ﴿٥١﴾ بَلْ يُرِيدُ
كُلُّ ٱمْرِئٍ مِّنْهُمْ أَن يُؤْتَىٰ صُحُفًا مُّنَشَّرَةً ﴿٥٢﴾ كَلَّا ۖ بَل لَّا يَخَافُونَ
ٱلْءَاخِرَةَ ﴿٥٣﴾ كَلَّآ إِنَّهُۥ تَذْكِرَةٌ ﴿٥٤﴾ فَمَن شَآءَ ذَكَرَهُۥ ﴿٥٥﴾
وَمَا يَذْكُرُونَ إِلَّآ أَن يَشَآءَ ٱللَّهُ ۚ هُوَ أَهْلُ ٱلتَّقْوَىٰ وَأَهْلُ ٱلْمَغْفِرَةِ ﴿٥٦﴾

## سُورَةُ القِيَامَةِ

ترتيبها ٧٥ — آياتها ٤٠

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

لَآ أُقْسِمُ بِيَوْمِ ٱلْقِيَٰمَةِ ﴿١﴾ وَلَآ أُقْسِمُ بِٱلنَّفْسِ ٱللَّوَّامَةِ ﴿٢﴾ أَيَحْسَبُ
ٱلْإِنسَٰنُ أَلَّن نَّجْمَعَ عِظَامَهُۥ ﴿٣﴾ بَلَىٰ قَٰدِرِينَ عَلَىٰٓ أَن نُّسَوِّىَ بَنَانَهُۥ ﴿٤﴾ بَلْ
يُرِيدُ ٱلْإِنسَٰنُ لِيَفْجُرَ أَمَامَهُۥ ﴿٥﴾ يَسْـَٔلُ أَيَّانَ يَوْمُ ٱلْقِيَٰمَةِ ﴿٦﴾ فَإِذَا بَرِقَ ٱلْبَصَرُ
﴿٧﴾ وَخَسَفَ ٱلْقَمَرُ ﴿٨﴾ وَجُمِعَ ٱلشَّمْسُ وَٱلْقَمَرُ ﴿٩﴾ يَقُولُ ٱلْإِنسَٰنُ يَوْمَئِذٍ
أَيْنَ ٱلْمَفَرُّ ﴿١٠﴾ كَلَّا لَا وَزَرَ ﴿١١﴾ إِلَىٰ رَبِّكَ يَوْمَئِذٍ ٱلْمُسْتَقَرُّ ﴿١٢﴾ يُنَبَّؤُا۟ ٱلْإِنسَٰنُ
يَوْمَئِذٍۭ بِمَا قَدَّمَ وَأَخَّرَ ﴿١٣﴾ بَلِ ٱلْإِنسَٰنُ عَلَىٰ نَفْسِهِۦ بَصِيرَةٌ ﴿١٤﴾ وَلَوْ أَلْقَىٰ
مَعَاذِيرَهُۥ ﴿١٥﴾ لَا تُحَرِّكْ بِهِۦ لِسَانَكَ لِتَعْجَلَ بِهِۦٓ ﴿١٦﴾ إِنَّ عَلَيْنَا جَمْعَهُۥ
وَقُرْءَانَهُۥ ﴿١٧﴾ فَإِذَا قَرَأْنَٰهُ فَٱتَّبِعْ قُرْءَانَهُۥ ﴿١٨﴾ ثُمَّ إِنَّ عَلَيْنَا بَيَانَهُۥ ﴿١٩﴾

krishterët, ngaqë ajo që është shpallur në Kuran, se numri i rojeve të Xhehenemit është nëntëmbëdhjetë, përputhet me atë që ata kanë në librat e tyre (*Tewrāt*-i dhe *Inxhīl*-i). ﴾...e t'u shtohet besimi atyre që besojnë﴿ kur shikojnë se Ithtarët e Librit bien dakord me ta. ﴾...që të mos dyshojnë ata që u është dhënë Libri dhe besimtarët e vërtetë‹ dhe që të thonë ata që kanë sëmundje në zemrat e tyre...﴿ – hipokritët – ﴾...dhe mosbesimtarët...﴿ – banorët e Mekës dhe të tjerë – ﴾ 'Çfarë ka dashur të thotë Allahu me këtë shembull?'﴿ – çfarë ka dashur të thotë Allahu me këtë numër të çuditshëm që ka sjellë si shembull? ﴾Kështu, Allahu lë në humbje atë që do dhe çon në rrugë të drejtë atë që do.﴿ ﴾Askush tjetër përveç Tij nuk e di numrin e ushtrisë së Zotit tënd.﴿ Pra, edhe pse rojet e Zjarrit janë nëntëmbëdhjetë, ata kanë aq shumë ndihmës dhe ushtarë nga radhët engjëjve, saqë askush tjetër përveç Allahut të Madhëruar nuk e di numrin e tyre. ﴾Këto janë vetëm një përkujtesë për njerëzit.﴿ Domethënë, Sekari dhe numri i rojeve të tij është vetëm përkujtim dhe këshillë për botën, që ta dinë Fuqinë e plotë të Allahut dhe se Ai nuk ka nevojë për mbështetës dhe ndihmëtarë.

(32) ﴾Kurrsesi! Betohem për Hënën...﴿ Për këtë, betohem për Hënën dhe për ato që vijnë më pas.

(33) ﴾...për natën kur tërhiqet...﴿ – pra kur largohet.

(34) ﴾...e për agimin kur feks...﴿ – kur ndriçon dhe qartësohet.

(35) ﴾...se ai është vërtet një nga fatkeqësitë më të mëdha...﴿ domethënë, Sekari, është një nga gjëmat apo fatkeqësitë më të rënda. Dhe thuhet se ai – përgënjeshtrimi që ata i bëjnë Muhamedit – është një nga fatkeqësitë më të mëdha.

(36) ﴾...paralajmërim për njerëzit;﴿

(37) ﴾për ata nga ju që dëshirojnë të ecin përpara...﴿ – me besim –﴾...ose të mbetet pas﴿ me mosbesim.

(38) ﴾Çdo njeri është peng i veprave të veta...﴿ – domethënë, merret në llogari dhe është peng i punëve të veta, të cilat ose e shpëtojnë, ose e shkatërrojnë.

(39) ﴾...përveç njerëzve të krahut të djathtë...﴿, të cilët janë besimtarët, sepse ata nuk mbahen peng të gjynaheve të tyre, por çlirohen për shkak të punëve të mira që kanë bërë.

(40) ﴾...të cilët në kopshtet e Xhenetit pyesin njëri-tjetrin...﴿

(41) ﴾...për keqbërësit...﴿

(42) ﴾'Çfarë ju ka sjellë në Sekar?'﴿ – pra i pyesin se çfarë ju bëri të hyni në Xhehenem?

(43) ﴾Ata do të përgjigjen: 'Nuk ishim nga ata që falnin namaz...﴿

(44) ﴾...dhe as prej atyre që i ushqenin të varfrit.﴿

(45) ﴾Ne lëshoheshim në biseda të kota me llafazanët...﴿ – përziheshim me ithtarët e së kotës në veprimet e tyre të kota. Sa herë që dikush syresh gabonte, gabonim edhe ne bashkë me të.

(46) ﴾...dhe mohonim Ditën e Gjykimit...﴿

(47) ﴾...derisa na erdhi vdekja.'﴿

(48) ﴾Prandaj, kurrfarë ndërmjetësimi, i cilitdo ndërmjetësuesi, nuk do t'i ndihmojë.﴿

(49) ﴾Atëherë, përse shmangen nga këshillimi...﴿ – çfarë u ka ngjarë, që i ka bërë t'i kthejnë shpinën Kuranit, i cili përmban përkujtimin dhe këshillën më të madhe.

(50) ﴾...sikur të ishin gomerë të egër...﴿ – si gomerë që largohen me shpejtësi të madhe.

(51) ﴾...e të frikësuar, që ikin prej *el-kaswerah* – "gjahtarëve ose luanit"?!﴿ – pra, që ikin të frikësuar nga gjahtarët, të cilët i gjuajnë. Thuhet se *el-kaswerah* nënkupton edhe luanin. Pra, sikur ata janë gomerë të egër, të cilët ia mbathin të frikësuar kur i sulmon luani.

(52) ﴾Por jo, në të vërtetë, çdonjëri prej tyre kërkon që t'i jepen shkrime të hapura (nga Zoti).﴿ Komentuesit e Kuranit kanë thënë se jobesimtarët kurejshë i thanë Muhamedit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem): "Le të vendoset te koka e çdonjërit prej nesh një libër i

hapur nga Allahu, që tregon se ti je i Dërguar i Tij.”
53 ﴿Kurrsesi, pasi ata nuk i frikësohen jetës tjetër!﴾
54 ﴿Në të vërtetë, ky (Kuran) është këshillë...﴾
55 ﴿...prandaj, kush të dojë, le t’ia vërë veshin!﴾
56 ﴿Por ata nuk do marrin këshillë prej tij, vetëm nëse do Zoti﴾ – pra, vetëm nëse do Zoti që ata të udhëzohen. ﴿Vetëm Ai është i Denjë për t’u pasur frikë...﴾ – Ai që meriton t’i frikësohen të devotshmit duke i lënë gjynahet dhe duke vepruar me bindje ndaj Tij. ﴿...dhe vetëm Ai është i Denjë për të falur.﴾ Ai është i Denji për t’ua falur besimtarëve gjynahet që ata kanë bërë.

## SURJA EL-KIJĀME

1 ﴿Betohem në Ditën e Kiametit!﴾ Betimi i Allahut të Lartësuar për Ditën e Kiametit është për ta madhëruar dhe për t’i dhënë më tepër peshë asaj. Allahu betohet për çdo gjë që do.
2 ﴿Betohem në shpirtin qortues!﴾ Bëhet fjalë për shpirtin e besimtarit, i cili qorton veten dhe pendohet për atë që ka kaluar. Kështu, ky shpirt qorton veten për të keqen se përse e veproi, si edhe për të mirat, përse nuk i shtoi? Ndërsa Mukatili ka thënë: “Ai është shpirti i jobesimtarit, i cili e qorton veten dhe trishtohet në ahiret për mosbindjen e tij ndaj Allahut.” Ose, Allahu betohet këtu për ata të dy së bashku (shpirtin e besimtarit dhe të jobesimtarit), se Ai do t’i mbledhë eshtrat dhe pastaj do ta ringjallë çdo njeri, për ta marrë në llogari dhe për ta shpërblyer.
3 ﴿A mendon njeriu se nuk do mund t’i mbledhim eshtrat e tij?!﴾ pasi të jenë bërë thërrime dhe Ne t’i kthejmë në një krijim të ri?! Mendimi i tyre se Ne nuk do mund ta bëjmë këtë është një mendim i pabazë.
4 ﴿Po, si jo! Ne jemi të zotë...﴾ – patjetër që do t’i mbledhim, sepse Ne jemi të zotë ﴿*‘alā en nusewwijje benāneh* – “t’ia bashkojmë gishtat e tij, ose t’ia ribëjmë bashkë me përsosmëri edhe majat e tyre.)﴾ Ne jemi të zotë t’ia bashkojmë me njëri-tjetrin gishtat e t’i bëjmë një copë të vetme si thundra e devesë. Por, Ne e begatuam njeriun me këta gishta të vegjël e të lezetshëm, të cilët përbëhen nga kyçe, thonj, damarë delikatë dhe nga kocka të holla. Thuhet se këtu Allahu na tërheq vërejtjen për të na treguar se majat e gishtërinjve ndryshojnë nga njëri te tjetri. E nëse do donte Allahu, do t’i kishte bërë ato të njëjta për të gjithë.
5 ﴿Por njeriu dëshiron të bëjë gjynahe sa të jetë gjallë...﴾ – pra t’i paraprijë me gjynahet e tij asaj kohe që është duke ardhur. Kështu ai paraprin me kryerjen e gjynahut dhe e vonon pendesën; dëshiron të bëjë gjynahe sa të ketë jetën dhe nuk e kujton vdekjen.
6 ﴿...dhe pyet: ‘Kur do jetë Dita e Kiametit?’﴾ – në formë tallëse dhe duke e konsideruar si diçka të largët.
7 ﴿Por, kur shikimi të verbohet...﴾ – kur të trembet, të hutohet dhe të çoroditet, ngaqë mbetet i ngulitur fort duke parë vdekjen ose ringjalljen.
8 ﴿...dhe të zihet Hëna...﴾ Kur të humbasë plotësisht drita e saj e të mos kthehet më, ashtu siç kthehej kur eklipsohej.
9 ﴿...dhe Dielli e Hëna të bashkohen...﴾ – domethënë, kur të humbasë drita e tyre e të bashkohen, dhe kështu nata dhe dita nuk do të ndjekin më njëra-tjetrën.
10 ﴿...atë ditë njeriu do të thotë: ‘Ku të iki?’﴾ Ku t’i fshihem Allahut, për të mos dhënë llogari dhe për të mos u dënuar?
11 ﴿Askund! S’ka strehë!﴾ – nuk ka as mal, as fortesë dhe as vendstrehim që t’ju mbrojë atë ditë nga Allahu.
12 ﴿Atë ditë streha është te Zoti yt﴾ – domethënë, kthimi, përfundimi dhe e ardhmja është te Zoti.
13 ﴿Atë ditë njeriu do vihet në dijeni për veprat që ka bërë dhe për ato që ka lënë pa bërë.﴾
14 ﴿Belil *insānu ‘alā* nefsihi *besīrah!* – “Po, vërtet njeriu e njeh mirë veten!﴾ – e di mirë të vërtetën për veten, se është besimtar apo jobesimtar, i bindur apo gjynahqar, në udhë të drejtë apo të gabuar. Mendohet se kuptimi i kësaj është se gjymtyrët e njeriut do dëshmojnë kundra tij.
15 ﴿...edhe sikur të paraqesë shfajësimet e veta﴾ – edhe nëse justifikohet dhe debaton për veten. Kjo nuk do t’i bëjë dobi, pasi ai ka kundra atë që i përgënjeshtron justifikimet e tij.
16 ﴿Mos nxito (o Muhamed) në leximin e Kuranit me gjuhën tënde!﴾ I Dërguari i Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) lëvizte buzët dhe gjuhën duke lexuar Kuran kur ai zbriste, para se Xhibrili (Alejhi essalatu ue esselam) ta përfundonte leximin e pjesës që po zbulohej. Këtë e bënte nga kujdesi që kishte për ta mësuar përmendësh. Për këtë zbriti edhe ky ajet. Domethënë, mos e lexo Kuranin në çastin që të vjen Zbulesa, që ta përvetësosh sa më shpejt, nga frika se mos nuk e kap dot.
17 ﴿Ne e kemi për detyrë t’i mbledhim pjesët e tij...﴾ Pra ta mbledhim atë në gjoksin tënd, saqë të të mos ikë asgjë prej tij. ﴾...e ta lexojmë﴾ – pra, të bëjmë ty që ta lexosh me gjuhën tënde në mënyrën e duhur.
18 ﴿Dhe kur ta lexojmë...﴾ – kur ta kemi përfunduar leximin e tij me anë të Xhibrilit, ﴿ti përcille leximin e tij!﴾ – atëherë hesht dhe dëgjoje me vëmendje.
19 ﴿Pastaj e kemi Ne për detyrë ta shpjegojmë﴾ – domethënë, sqarimin e hallallit dhe të haramit që gjendet në të, si dhe qartësimin e çështjeve që duken problematike. Pas kësaj, kur i vinte Xhibrili, i

كَلَّا بَلۡ تُحِبُّونَ ٱلۡعَاجِلَةَ ٢٠ وَتَذَرُونَ ٱلۡأٓخِرَةَ ٢١ وُجُوهٞ يَوۡمَئِذٖ نَّاضِرَةٌ ٢٢
إِلَىٰ رَبِّهَا نَاظِرَةٞ ٢٣ وَوُجُوهٞ يَوۡمَئِذِۭ بَاسِرَةٞ ٢٤ تَظُنُّ أَن يُفۡعَلَ بِهَا فَاقِرَةٞ ٢٥
كَلَّآ إِذَا بَلَغَتِ ٱلتَّرَاقِيَ ٢٦ وَقِيلَ مَنۡۜ رَاقٖ ٢٧ وَظَنَّ أَنَّهُ ٱلۡفِرَاقُ ٢٨ وَٱلۡتَفَّتِ
ٱلسَّاقُ بِٱلسَّاقِ ٢٩ إِلَىٰ رَبِّكَ يَوۡمَئِذٍ ٱلۡمَسَاقُ ٣٠ فَلَا صَدَّقَ وَلَا صَلَّىٰ
٣١ وَلَٰكِن كَذَّبَ وَتَوَلَّىٰ ٣٢ ثُمَّ ذَهَبَ إِلَىٰٓ أَهۡلِهِۦ يَتَمَطَّىٰٓ ٣٣ أَوۡلَىٰ لَكَ
فَأَوۡلَىٰ ٣٤ ثُمَّ أَوۡلَىٰ لَكَ فَأَوۡلَىٰٓ ٣٥ أَيَحۡسَبُ ٱلۡإِنسَٰنُ أَن يُتۡرَكَ سُدًى ٣٦
أَلَمۡ يَكُ نُطۡفَةٗ مِّن مَّنِيّٖ يُمۡنَىٰ ٣٧ ثُمَّ كَانَ عَلَقَةٗ فَخَلَقَ فَسَوَّىٰ ٣٨ فَجَعَلَ مِنۡهُ
ٱلزَّوۡجَيۡنِ ٱلذَّكَرَ وَٱلۡأُنثَىٰٓ ٣٩ أَلَيۡسَ ذَٰلِكَ بِقَٰدِرٍ عَلَىٰٓ أَن يُحۡـِۧيَ ٱلۡمَوۡتَىٰ ٤٠

## سُورَةُ الإِنسَان

ترتيبها ٧٦ — آياتها ٣١

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

هَلۡ أَتَىٰ عَلَى ٱلۡإِنسَٰنِ حِينٞ مِّنَ ٱلدَّهۡرِ لَمۡ يَكُن شَيۡـٔٗا مَّذۡكُورًا ١
إِنَّا خَلَقۡنَا ٱلۡإِنسَٰنَ مِن نُّطۡفَةٍ أَمۡشَاجٖ نَّبۡتَلِيهِ فَجَعَلۡنَٰهُ سَمِيعَۢا
بَصِيرًا ٢ إِنَّا هَدَيۡنَٰهُ ٱلسَّبِيلَ إِمَّا شَاكِرٗا وَإِمَّا كَفُورًا ٣
إِنَّآ أَعۡتَدۡنَا لِلۡكَٰفِرِينَ سَلَٰسِلَاْ وَأَغۡلَٰلٗا وَسَعِيرًا ٤ إِنَّ
ٱلۡأَبۡرَارَ يَشۡرَبُونَ مِن كَأۡسٖ كَانَ مِزَاجُهَا كَافُورًا ٥

Dërguari i Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) heshtte, dhe kur ai largohej, lexonte sipas premtimit që i kishte bërë Allahu.

20 ﴾Por ju doni këtë jetë (kalimtare)...﴿

21 ﴾...e për jetën tjetër nuk kujtoheni!﴿

22 ﴾Atë ditë, disa fytyra do të shkëlqejnë...﴿ – do jenë të gëzuara, të çelura dhe të bukura.

23 ﴾...dhe Zotin e tyre do shohin﴿ – domethënë, do shohin Zotin. Hadithet e sakta të transmetuara në mënyrë *mutewātir*[1] argumentojnë se njerëzit e mirë (të devotshmit) do ta shohin Zotin e tyre Ditën e Kiametit, ashtu siç shohin hënën kur është e plotë (pesëmbëdhjetëshe).

24 ﴾Kurse disa fytyra, atë ditë, do të jenë të zymta...﴿ – do jenë të zymta, të vrenjtura e të pikëlluara.

25 ﴾...duke e ditur se do e pësojnë *el-fākirah* – "një fatkeqësi të madhe, që të thyen në mes".﴿

26 ﴾Por, kur shpirti të vijë në grykë...﴿ Ardhja e shpirtit në grykë tregon ardhjen e vdekjes.

27 ﴾...e të thërrasin: 'A ka shërues?'﴿ – domethënë, ata që janë aty të pranishëm dhe thonë: "Kush do t'i bëjë ndonjë *rukje*[2] e ta shërojë?" Kërkojnë doktorë për të, por nuk mund të bëjnë asgjë përballë caktimit të Allahut.

28 ﴾...atëherë ai (që po vdes) do bindet se ky është çasti i ndarjes﴿ – domethënë, atij që i ka mbërritur shpirti në fyt bindet se ky është çasti i ndarjes nga kjo jetë, nga familja, nga pasuria dhe nga fëmijët.

29 ﴾Kur këmba të bashkohet me këmbën...﴿ – domethënë, kur njeriu vdes, këmbët bashkohen me njëra-tjetrën; ato nuk kanë më jetë. Kërcinjtë nisin të thahen dhe s'e mbajnë më, ndërkohë që deri atëherë ecte sa poshtë-lart. Njerëzit përgatisin trupin e tij, ndërsa melaiket përgatisin shpirtin.

30 ﴾Atë ditë ai do bartet te Zoti yt﴿ – te Krijuesi yt sillen shpirtrat, pasi dalin nga trupat.

31 ﴾Ai as nuk besoi dhe as nuk u fal...﴿ – pra nuk e besoi as mesazhin dhe as Kuranin; nuk iu fal Zotit të tij; nuk besoi me zemër dhe as nuk veproi me gjymtyrë.

32 ﴾...por e mohoi të vërtetën dhe ia ktheu kurrizin﴿ – domethënë, e përgënjeshtroi të Dërguarin dhe atë që ai solli. I ktheu shpinën bindjes dhe besimit.

33 ﴾...e pastaj shkoi te njerëzit e vet, duke u krenuar﴿ – pra krekosej dhe kapardisej në ecje, duke u mburrur për këtë; ose rëndohej dhe dembelosej për t'iu përgjigjur thirrësit.

34 ﴾Mjerë për ty! Mjerë për ty!﴿

35 ﴾Sërish mjerë për ty! Mjerë për ty!﴿ Në thelb, kjo shprehje nënkupton: Allahu të ngarkoftë me atë që t'i urren, duke t'u përsëritur herë pas here.

36 ﴾Vallë, a mendon njeriu se do mbetet pa përgjegjshmëri?﴿ – domethënë, vallë, a mendon njeriu se do të lihet i harruar, pa u urdhëruar dhe pa u ndaluar, pa u marrë në llogari dhe pa u dënuar?

37 ﴾A s'ka qenë një pikë fare që derdhej...﴿ A s'ka qenë ai një pikë fare që derdhej në mitër?

38 (...pastaj u bë droçkë gjaku e më pas Allahu e krijoi dhe i dha formë e përmasa të caktuara...﴿

---

[1] Është ai lloj hadithi i cili në çdo hallkë të zinxhirit të tij përcillet nga një numër i madh transmetuesish, saqë logjikisht është e pamundur që ata të kenë rënë dakord me njëri-tjetrin për diçka të pavërtetë (*shën. i përkth.*).

[2] Rukje është leximi që i bëhet të sëmurit për ta shëruar. Rukja e lejuar është ajo që bëhet me anë të leximit të Kuranit famëlartë, haditheve të transmetuara nga Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) si dhe lutjeve të ndryshme të cilat kanë kuptim dhe janë të pranuara nga ana fetare. Ndërsa lutjet që përmbajnë shirk (p.sh. kur dikush kërkon shërim duke iu lutur xhindeve, evliave etj.), fjalë dhe shenja të pakuptueshme janë të ndaluara fetarisht. (*shën. i përkth.*)

39 ﴾...e prej tij bëri çiftin: mashkullin e femrën?!﴿
40 ﴾Vallë, Ai Krijues, a nuk ka fuqi që t'i ngjallë të vdekurit?!﴿ Vallë, Ai që krijoi këtë krijesë të mrekullueshme dhe ishte i Zoti për këtë, a nuk është i Plotfuqishëm (i aftë) që t'i kthejë trupat ashtu siç ishin në dunja? Kur dihet se ribërja e diçkaje është më e lehtë se bërja e saj për së pari.

## SURJA EL-INSĀN

1 ﴾Vallë, a nuk ka kaluar njeriu...﴿ – domethënë, në personin e babait të tyre, – Ademit – njerëzit kanë kaluar ﴾...një periudhë kohore...﴿, për të cilën thuhet se ka qenë rreth dyzet vjet para se t'i fryhej shpirti; u krijua nga balta e njomë, pastaj nga balta e zezë pa formë dhe më pas nga balta e thatë. ﴾...kur ai nuk ka qenë qenie e denjë për t'u përmendur?!﴿ – para se t'i fryhej shpirti. Po ashtu, thuhet se kuptimi i kësaj është se kaluan kohë dhe Ademi nuk ishte gjë, as i krijuar dhe as i përmendur te ndonjë krijesë.

2 ﴾Në të vërtetë, Ne e krijuam njeriun nga një pikë farë (*emshāxh*) e përzier)...﴿ – nga përzierja e farës së burrit dhe e gruas. Thuhet se fjala *emshāxh* ka kuptimin e një përzierjeje nga lloje dhe elemente nga të cilët krijohet njeriu dhe karakteret e ndryshme. ﴾...për ta sprovuar...﴿ – pra e krijuam me qëllim për ta sprovuar me të mira, me të këqija dhe me detyrime. ﴾...dhe e bëmë që të dëgjojë e të shohë﴿ – i dhamë shqisat, që të perceptojë në mënyrë sa më të plotë, e kështu të mundësohet vënia e tij në provë.

3 ﴾Natyrisht që Ne i treguam atij rrugën e drejtë, që ai të jetë ose mirënjohës, ose mosmirënjohës﴿ – ia sqaruam dhe ia bëmë të njohur rrugën e udhëzimit dhe rrugën e humbjes, të mirën dhe të keqen. I treguam çfarë është në dobi dhe çfarë është në dëm të tij, të cilat ai arrin t'i kuptojë me natyrshmërinë dhe logjikën e plotë të tij, pavarësisht në është mirënjohës apo mosmirënjohës.

4 ﴾Pa dyshim, Ne kemi përgatitur për jobesimtarët zinxhirë, pranga (me të cilat u shtrëngohen duart në qafë) dhe zjarr flakërues﴿ – ua kemi përgatitur për t'i dënuar me to.

5 ﴾Sigurisht, të ndershmit besimtarë do të pinë (në Xhenet) kupa me pije të përzier me kafur﴿ – domethënë, vera e Xhenetit përzihet me kafur, për t'i dhënë një aromë dhe shije sa më të mirë e të këndshme.

6 ﴾...nga burimi që vetëm robërit e Allahut pinë...﴿ – pra, pinë verë prej tyre. Por, kuptimi mund të jetë edhe se vera që ata pinë përzihet me ujin e atij burimi. ﴾...dhe të cilin mund ta çojnë nga të duan﴿ – domethënë, e hapin ashtu siç hapet lumi dhe e çojnë atë nga të duan.

7 ﴾Ata e përmbushin zotimin e tyre...﴿ Iu dha ky shpërblim ngaqë ata e përmbushnin zotimin. *Nedhr*-i – "zotimi" nënkupton rastin kur njeriu i obligon vetes kryerjen e diçkaje për hir të Allahut, si namazin, agjërimin, kurbanin apo diçka tjetër, që nuk ka qenë obligim fetar për të. ﴾...dhe i frikësohen Ditës (së Kiametit), tmerri i së cilës përhapet gjithkund.﴿ Pra i frikësohen Ditës së Kiametit, e keqja e së cilës është përhapur aq sa ka mbushur qiejt dhe tokën. Kështu, qielli hapet, yjet shpërndahen gjithandej, Toka përplaset dhe malet rrafshohen.

8 ﴾Ata i ushqejnë të varfrit, jetimët dhe të zënët rob (*'alā hubbihi*) edhe pse vetë janë nevojtarë...﴿ – i ushqejnë këto tre kategori, edhe pse ushqimi që ata kanë është i pakët, u nevojitet dhe është i dëshiruar (i pëlqyer) për ta; ose japin ushqim për hir të dashurisë që kanë për Allahun.

9 ﴾...duke thënë: 'Ne ju ushqejmë vetëm për hir të Zotit!'﴿ Për këtë nuk presim ndonjë shpërblim nga krijesat dhe nuk duan që njerëzit t'i falënderojnë për këtë. Allahu e njohu këtë gjë nga zemrat e tyre dhe i përmendi me këto fjalë të mira. ﴾Për këtë nuk duam shpërblim e as falënderim! (nga krijesat).﴿

10 ﴾Ne i frikësohemi Zotit tonë në një ditë të ashpër, që do t'i bëjë fytyrat të ngrysen...﴿ – domethënë, në atë ditë do u ngrysen fytyrat nga tmerri dhe vështirësia e saj. ﴾*kamtarīran* – "dhe të vrenjten".﴿ – rrudhen sytë dhe vetullat. Mendohet se *el-kamtarīr* është dita më e vështirë, ku belatë zgjasin më shumë se në çdo ditë tjetër.

11 ﴾Kështu pra, Allahu i ruajti nga e keqja e asaj dite e u dha shkëlqim në fytyra dhe gëzim të madh.﴿ Në vend të zymtësisë që u jep jobesimtarëve, Allahu u jep atyre shkëlqim në fytyra dhe gëzim në zemra. Shkëlqimi është bardhësia dhe pastërtia në fytyrat e tyre, si pasojë e begatisë që u jepet.

12 ﴾Dhe për durimin e tyre Ai do t'i shpërblejë me Xhenet dhe me petka të mëndafshta.﴿

13 ﴾Të mbështetur në divane...﴿ U dha Xhenetin, ku ata rrinë të mbështetur mbi shtretër të zbukuruar. ﴾...ata nuk do shohin as diell dhe as të ftohtë﴿ – pra, në Xhenet ata nuk do shohin as nxehtësinë e Diellit dhe as të ftohtët e madh.[1]

14 ﴾Hija e pemëve të tij (Xhenetit) është afër mbi kokat e tyre‹ ndërsa frutat e tyre do t'i kenë afër, aq sa i arrijnë me dorë﴿ – pra, do ta kenë aq të lehtë për t'i marrë frutat e Xhenetit, saqë ato

---

[1] Kuptimi i kësaj është se në Xhenet moti është i bukur, as i nxehtë dhe as i ftohtë (*shën. i përkth.*).

عَيْنًا يَشْرَبُ بِهَا عِبَادُ ٱللَّهِ يُفَجِّرُونَهَا تَفْجِيرًا ﴿٦﴾ يُوفُونَ بِٱلنَّذْرِ وَيَخَافُونَ
يَوْمًا كَانَ شَرُّهُۥ مُسْتَطِيرًا ﴿٧﴾ وَيُطْعِمُونَ ٱلطَّعَامَ عَلَىٰ حُبِّهِۦ مِسْكِينًا
وَيَتِيمًا وَأَسِيرًا ﴿٨﴾ إِنَّمَا نُطْعِمُكُمْ لِوَجْهِ ٱللَّهِ لَا نُرِيدُ مِنكُمْ جَزَآءً وَلَا شُكُورًا
﴿٩﴾ إِنَّا نَخَافُ مِن رَّبِّنَا يَوْمًا عَبُوسًا قَمْطَرِيرًا ﴿١٠﴾ فَوَقَىٰهُمُ ٱللَّهُ شَرَّ ذَٰلِكَ
ٱلْيَوْمِ وَلَقَّىٰهُمْ نَضْرَةً وَسُرُورًا ﴿١١﴾ وَجَزَىٰهُم بِمَا صَبَرُوا۟ جَنَّةً وَحَرِيرًا
﴿١٢﴾ مُّتَّكِـِٔينَ فِيهَا عَلَى ٱلْأَرَآئِكِ ۖ لَا يَرَوْنَ فِيهَا شَمْسًا وَلَا زَمْهَرِيرًا ﴿١٣﴾
وَدَانِيَةً عَلَيْهِمْ ظِلَٰلُهَا وَذُلِّلَتْ قُطُوفُهَا تَذْلِيلًا ﴿١٤﴾ وَيُطَافُ عَلَيْهِم بِـَٔانِيَةٍ
مِّن فِضَّةٍ وَأَكْوَابٍ كَانَتْ قَوَارِيرَا۠ ﴿١٥﴾ قَوَارِيرَا۟ مِن فِضَّةٍ قَدَّرُوهَا تَقْدِيرًا ﴿١٦﴾
وَيُسْقَوْنَ فِيهَا كَأْسًا كَانَ مِزَاجُهَا زَنجَبِيلًا ﴿١٧﴾ عَيْنًا فِيهَا تُسَمَّىٰ سَلْسَبِيلًا
﴿١٨﴾ ۞ وَيَطُوفُ عَلَيْهِمْ وِلْدَٰنٌ مُّخَلَّدُونَ إِذَا رَأَيْتَهُمْ حَسِبْتَهُمْ لُؤْلُؤًا مَّنثُورًا
﴿١٩﴾ وَإِذَا رَأَيْتَ ثَمَّ رَأَيْتَ نَعِيمًا وَمُلْكًا كَبِيرًا ﴿٢٠﴾ عَٰلِيَهُمْ ثِيَابُ سُندُسٍ
خُضْرٌ وَإِسْتَبْرَقٌ ۖ وَحُلُّوٓا۟ أَسَاوِرَ مِن فِضَّةٍ وَسَقَىٰهُمْ رَبُّهُمْ شَرَابًا
طَهُورًا ﴿٢١﴾ إِنَّ هَٰذَا كَانَ لَكُمْ جَزَآءً وَكَانَ سَعْيُكُم مَّشْكُورًا ﴿٢٢﴾ إِنَّا
نَحْنُ نَزَّلْنَا عَلَيْكَ ٱلْقُرْءَانَ تَنزِيلًا ﴿٢٣﴾ فَٱصْبِرْ لِحُكْمِ رَبِّكَ وَلَا تُطِعْ
مِنْهُمْ ءَاثِمًا أَوْ كَفُورًا ﴿٢٤﴾ وَٱذْكُرِ ٱسْمَ رَبِّكَ بُكْرَةً وَأَصِيلًا ﴿٢٥﴾

mund t'i kapë si ai që është në këmbë, ashtu edhe ai që është ulur; po ashtu, edhe ai që rri shtrirë. Ato nuk janë larg duarve të tyre dhe (nëpër degë) nuk ka gjemba që të pengojnë marrjen e tyre.

15 ﴾Aty do t'u shërbehet me enë të argjendta dhe kupa të argjendta (të cilat janë si kristal)﴿ – domethënë, kur ata duan të pinë, shërbëtorët vijnë rrotull tyre të gatshëm me enë dhe kupa të argjendta.

16 ﴾*kawarīrah* – "kupa të tejdukshme argjendi"﴿ *Kawarīr* është qelqi. Qelqi që njohim ne e ka origjinën nga rëra. Këtu Zoti na ka bërë të ditur se sa të mira janë kupat e Xhenetit, origjina e të cilave është nga argjendi, ku nga jashtë shikohet se çfarë mbajnë brenda. ﴾...madhësinë e të cilave (do ta zgjedhin) sipas dëshirës﴿ – pra, janë bërë në një formë të përsosur, ashtu siç duan ata, as nuk shtohen e as nuk pakësohen.

17 ﴾Aty do pinë gota me verë të përzier me xhenxhefil...﴿

18 ﴾...prej një burimi të quajtur Selsebil.﴿

19 ﴾Atyre do t'u shërbejnë djem përherë të rinj...﴿ – domethënë, djem që do mbeten gjithmonë të rinj, gjithë freski e shkëlqim, që as nuk plaken, as nuk ndryshojnë dhe as nuk vdesin. ﴾...që, kur i shikon, të duken si margaritarë të shpërndarë﴿, ngaqë janë tepër të bukur, me ngjyra të pastërta dhe me fytyra gjithë shkëlqim. I ka shëmbëllyer me margaritarë të shpërndarë, ngaqë ata janë shumë të shpejtë në shërbim.

20 ﴾Kur të shikosh atje...﴿ – kur të hedhësh shikimin tënd atje në Xhenet, ﴾do shohësh kënaqësi﴿ që nuk përshkruhet, ﴾dhe një mbretëri të madhe﴿, madhësia e së cilës nuk mund të përcaktohet.

21 ﴾Ata do jenë të veshur me petka të holla mëndafshi të gjelbër dhe të trashë, të stolisur me byzylykë të argjendtë.﴿ Ndërsa në suren *El-Fātir* thuhet: "...në të do të stolisen me byzylykë ari"[1]. Pra çdokush mund të marrë atë që i do shpirti nga këta byzylykë. ﴾Zoti i tyre do t'u japë të pinë pije të pastër.﴿ Ebu Kulabe dhe Ibrahim en-Nehaij kanë thënë: "Atyre u jepet ushqim dhe, kur janë duke e përfunduar u jepet një pije e pastër, që kur e pinë ajo ua boshatis barkun, dhe prej trupave të tyre del djersë me aromë si e miskut."

22 ﴾Ky do jetë me të vërtetë shpërblimi juaj.﴿ ﴾Përpjekjet tuaja do jenë të falënderuara.﴿ Falënderimi nga ana e Allahut për punët e robërve është pranimi i adhurimeve të tyre dhe përmendja e fjalëve më të mira për ta.

23 ﴾Në të vërtetë, Ne ta kemi shpallur Kuranin hap pas hapi.﴿ – pra e kemi zbritur pjesë-pjesë, dhe jo të gjithë njëherësh. Dhe ti nuk e ke sjellë këtë Kuran nga vetja, siç pretendojnë politeistët.

24 ﴾Prandaj ki durim për vendimin e Zotit tënd e mos dëgjo asnjë gjynahqar apo jobesimtar prej tyre!﴿ – domethënë, mos iu bind askujt prej tyre që kryen gjynahe, apo që e ka tepruar në mosbesim.

25 ﴾Përmende emrin e Zotit tënd në mëngjes dhe në mbrëmje.﴿ Falu për Zotin tënd në fillim të ditës dhe në fund të saj. Fillimi i ditës është namazi i sabahut, ndërsa fundi i saj është namazi i ikindisë.

26 ﴾Në një pjesë të natës bëji sexhde, kurse natën falju gjatë Atij.﴿

27 ﴾Vërtet që ata (jobesimtarët) e duan jetën e këtushme...﴿ – pra jetën e kësaj bote – ﴾...dhe nuk e përfillin një ditë të rëndë, që do t'u vijë﴿ – pra, Ditën e Kiametit, e cila është quajtur një ditë e rëndë për shkak të vështirësive dhe tmerreve të saj. Por ata as nuk përgatiten dhe as nuk e vrasin mendjen për të.

28 ﴾Ne i krijuam ata dhe ua forcuam strukturën...﴿ – domethënë, i kemi forcuar pjesët e trupit të tyre me njëra-tjetrën, me damarë dhe nerva. ﴾...por, nëse duam, i ndërrojmë plotësisht me të tjerë si

[1] *El-Fātir*, 33.

وَمِنَ ٱلَّيۡلِ فَٱسۡجُدۡ لَهُۥ وَسَبِّحۡهُ لَيۡلًا طَوِيلًا ﴿٢٦﴾ إِنَّ
هَٰٓؤُلَآءِ يُحِبُّونَ ٱلۡعَاجِلَةَ وَيَذَرُونَ وَرَآءَهُمۡ يَوۡمًا ثَقِيلًا ﴿٢٧﴾ نَّحۡنُ
خَلَقۡنَٰهُمۡ وَشَدَدۡنَآ أَسۡرَهُمۡۖ وَإِذَا شِئۡنَا بَدَّلۡنَآ أَمۡثَٰلَهُمۡ تَبۡدِيلًا
﴿٢٨﴾ إِنَّ هَٰذِهِۦ تَذۡكِرَةٞۖ فَمَن شَآءَ ٱتَّخَذَ إِلَىٰ رَبِّهِۦ سَبِيلًا ﴿٢٩﴾
وَمَا تَشَآءُونَ إِلَّآ أَن يَشَآءَ ٱللَّهُۚ إِنَّ ٱللَّهَ كَانَ عَلِيمًا حَكِيمًا ﴿٣٠﴾
يُدۡخِلُ مَن يَشَآءُ فِي رَحۡمَتِهِۦۚ وَٱلظَّٰلِمِينَ أَعَدَّ لَهُمۡ عَذَابًا أَلِيمَۢا ﴿٣١﴾

ترتيبها ٧٧ — سُورَةُ المُرۡسَلَاتِ — آياتها ٥٠

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

وَٱلۡمُرۡسَلَٰتِ عُرۡفٗا ﴿١﴾ فَٱلۡعَٰصِفَٰتِ عَصۡفٗا ﴿٢﴾ وَٱلنَّٰشِرَٰتِ نَشۡرٗا ﴿٣﴾
فَٱلۡفَٰرِقَٰتِ فَرۡقٗا ﴿٤﴾ فَٱلۡمُلۡقِيَٰتِ ذِكۡرًا ﴿٥﴾ عُذۡرًا أَوۡ نُذۡرًا ﴿٦﴾ إِنَّمَا
تُوعَدُونَ لَوَٰقِعٞ ﴿٧﴾ فَإِذَا ٱلنُّجُومُ طُمِسَتۡ ﴿٨﴾ وَإِذَا ٱلسَّمَآءُ فُرِجَتۡ
﴿٩﴾ وَإِذَا ٱلۡجِبَالُ نُسِفَتۡ ﴿١٠﴾ وَإِذَا ٱلرُّسُلُ أُقِّتَتۡ ﴿١١﴾ لِأَيِّ يَوۡمٍ أُجِّلَتۡ
﴿١٢﴾ لِيَوۡمِ ٱلۡفَصۡلِ ﴿١٣﴾ وَمَآ أَدۡرَىٰكَ مَا يَوۡمُ ٱلۡفَصۡلِ ﴿١٤﴾ وَيۡلٞ يَوۡمَئِذٖ
لِّلۡمُكَذِّبِينَ ﴿١٥﴾ أَلَمۡ نُهۡلِكِ ٱلۡأَوَّلِينَ ﴿١٦﴾ ثُمَّ نُتۡبِعُهُمُ ٱلۡأٓخِرِينَ
﴿١٧﴾ كَذَٰلِكَ نَفۡعَلُ بِٱلۡمُجۡرِمِينَ ﴿١٨﴾ وَيۡلٞ يَوۡمَئِذٖ لِّلۡمُكَذِّبِينَ ﴿١٩﴾

ata.» Nëse duam i shkatërrojmë dhe sjellim të tjerë më të bindur ndaj Allahut sesa ata.

(29) «Në të vërtetë, kjo është këshillë, prandaj, kush të dojë, le të ndjekë rrugën që e shpie te Zoti i tij.»

(30) «Por ju nuk mund të dëshironi, përveçse me vullnetin e Allahut!» – ju nuk mund të dëshironi të merrni një rrugë që shpie te Zoti, përveçse nëse Ai e dëshiron këtë; sepse kjo çështje varet nga Allahu i Madhëruar dhe nuk varet nga ata. E mira dhe e keqja janë në Dorë të Tij. Pra, dëshira e robit është një dëshirë e zhveshur, e cila as nuk mund të sjellë ndonjë të mirë dhe as nuk mund të largojë ndonjë të keqe, vetëm nëse Allahu e lejon këtë. «Ai është vërtet i Gjithëdijshëm e i Urtë.»

(31) «Ai fut në mëshirën e Vet kë të dojë, ndërsa për keqbërësit ka përgatitur një dënim të dhembshëm.»

## SURJA EL-MURSELĀT

(1) «Për ato që dërgohen njëra pas tjetrës,»

(2) «për ato që shpejtojnë shtrëngatën,»

(3) «për ato që shpërndajnë shiun,»

(4) «për ato që ndajnë saktësisht,»

(5) «dhe për ato që përcjellin këshilla» Allahu i Madhëruar (në këto pesë ajete) betohet për engjëjt, të cilët Ai i dërgon me shpallje tek profetët e Tij. Ata shkaktojnë stuhi, ngaqë fluturojnë shpejt dhe hapin krahët duke sjellë atë që bën dallimin midis të vërtetës dhe të kotës, hallallit dhe haramit, derisa t'ia çojnë shpalljen profetëve të Tij.

(6) «si shfajësim apo paralajmërim!» Kuptimi i kësaj është se engjëjt e sjellin shpalljen si arsyetim nga Allahu para krijesave të Veta, si dhe si paralajmërim nga dënimi i Tij. Dhe thuhet, se kuptimi është: si justifikim për të drejtët dhe paralajmërim për të gabuarit.

(7) «Në të vërtetë, ajo që ju është premtuar, do të bëhet!»

(8) «Kur yjet të shuhen», pra kur të humbasë dhe të ikë drita dhe shkëlqimi i tyre.

(9) «dhe, kur qielli të çahet», pra kur të hapet dhe të çahet.

(10) «dhe, kur malet të thërrmohen si pluhur...» – kur të shkulen nga vendi dhe të fluturojnë në ajër si pluhur, dhe kështu vendi i tyre bëhet njësh me Tokën.

(11) «...dhe kur të dërguarit të tubohen në kohën e caktuar...» – domethënë, u caktohet një kohë për të ndarë dhe gjykuar midis tyre dhe popujve.

(12) «...në cilën ditë do ndodhin të gjitha këto?» – pra në një ditë të madhe, nga e cila njerëzit do çuditen për vështirësitë dhe tmerret e saj të shumta. Kjo ditë është caktuar për të mbledhur të dërguarit, që ata të dëshmojnë për popujt e tyre.

(13) «Në Ditën e Ndarjes vendimtare!» – në të cilën bëhet ndarja midis njerëzve, sipas punëve të tyre, disa për në Xhenet dhe disa për në Zjarr.

(14) «Kush vallë do të ta shpjegojë se ç'është Dita e Ndarjes vendimtare?» Ç'të shtyn të dish se ç'është Dita e Ndarjes vendimtare? Pra, ajo është një çështje shumë e madhe, saqë nuk mund të përcaktohet masa e saj.

(15) «Mjerë mohuesit në atë ditë!»

(16) «A nuk i kemi shkatërruar të hershmit...» – jobesimtarët e popujve të mëparshëm, që nga koha e Ademit (Alejhi essalatu ue esselam) e deri te Muhamedi (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem); domethënë, i shkatërruam me dënim në këtë botë, kur ata përgënjeshtruan të dërguarit e tyre.

(17) «...e pastaj do t'i bëjmë të mëvonshmit t'i ndjekin?» – pra jobesimtarët e Mekës dhe të tjerë si ata, kur përgënjeshtruan Muhamedin (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem).

(18) «Kështu do të veprojmë me të gjithë keqbërësit!»

(19) «Mjerë mohuesit në atë ditë!»

(20) «A nuk ju kemi krijuar nga një pikë lëngu e shpërfillur» – e dobët dhe e të përçmuar, që njihet si *nutfah* – "lëngu i ngjizur i bashkimit të vezëve mashkullore dhe femërore".

(21) «...të cilën e vumë në një vend të sigurt» – në një vend të mbrojtur, që është mitra.

أَلَمْ نَخْلُقكُّم مِّن مَّآءٍ مَّهِينٍ ﴿٢٠﴾ فَجَعَلْنَٰهُ فِى قَرَارٍ مَّكِينٍ ﴿٢١﴾ إِلَىٰ قَدَرٍ
مَّعْلُومٍ ﴿٢٢﴾ فَقَدَرْنَا فَنِعْمَ ٱلْقَٰدِرُونَ ﴿٢٣﴾ وَيْلٌ يَوْمَئِذٍ لِّلْمُكَذِّبِينَ ﴿٢٤﴾
أَلَمْ نَجْعَلِ ٱلْأَرْضَ كِفَاتًا ﴿٢٥﴾ أَحْيَآءً وَأَمْوَٰتًا ﴿٢٦﴾ وَجَعَلْنَا فِيهَا رَوَٰسِىَ
شَٰمِخَٰتٍ وَأَسْقَيْنَٰكُم مَّآءً فُرَاتًا ﴿٢٧﴾ وَيْلٌ يَوْمَئِذٍ لِّلْمُكَذِّبِينَ ﴿٢٨﴾
ٱنطَلِقُوٓا۟ إِلَىٰ مَا كُنتُم بِهِۦ تُكَذِّبُونَ ﴿٢٩﴾ ٱنطَلِقُوٓا۟ إِلَىٰ ظِلٍّ ذِى ثَلَٰثِ
شُعَبٍ ﴿٣٠﴾ لَّا ظَلِيلٍ وَلَا يُغْنِى مِنَ ٱللَّهَبِ ﴿٣١﴾ إِنَّهَا تَرْمِى بِشَرَرٍ
كَٱلْقَصْرِ ﴿٣٢﴾ كَأَنَّهُۥ جِمَٰلَتٌ صُفْرٌ ﴿٣٣﴾ وَيْلٌ يَوْمَئِذٍ لِّلْمُكَذِّبِينَ ﴿٣٤﴾
هَٰذَا يَوْمُ لَا يَنطِقُونَ ﴿٣٥﴾ وَلَا يُؤْذَنُ لَهُمْ فَيَعْتَذِرُونَ ﴿٣٦﴾ وَيْلٌ يَوْمَئِذٍ
لِّلْمُكَذِّبِينَ ﴿٣٧﴾ هَٰذَا يَوْمُ ٱلْفَصْلِ جَمَعْنَٰكُمْ وَٱلْأَوَّلِينَ ﴿٣٨﴾ فَإِن كَانَ
لَكُمْ كَيْدٌ فَكِيدُونِ ﴿٣٩﴾ وَيْلٌ يَوْمَئِذٍ لِّلْمُكَذِّبِينَ ﴿٤٠﴾ إِنَّ ٱلْمُتَّقِينَ فِى
ظِلَٰلٍ وَعُيُونٍ ﴿٤١﴾ وَفَوَٰكِهَ مِمَّا يَشْتَهُونَ ﴿٤٢﴾ كُلُوا۟ وَٱشْرَبُوا۟ هَنِيٓـًٔۢا
بِمَا كُنتُمْ تَعْمَلُونَ ﴿٤٣﴾ إِنَّا كَذَٰلِكَ نَجْزِى ٱلْمُحْسِنِينَ ﴿٤٤﴾ وَيْلٌ يَوْمَئِذٍ
لِّلْمُكَذِّبِينَ ﴿٤٥﴾ كُلُوا۟ وَتَمَتَّعُوا۟ قَلِيلًا إِنَّكُم مُّجْرِمُونَ ﴿٤٦﴾ وَيْلٌ يَوْمَئِذٍ
لِّلْمُكَذِّبِينَ ﴿٤٧﴾ وَإِذَا قِيلَ لَهُمُ ٱرْكَعُوا۟ لَا يَرْكَعُونَ ﴿٤٨﴾ وَيْلٌ
يَوْمَئِذٍ لِّلْمُكَذِّبِينَ ﴿٤٩﴾ فَبِأَىِّ حَدِيثٍۭ بَعْدَهُۥ يُؤْمِنُونَ ﴿٥٠﴾

(22) ﴾...deri në një kohë të caktuar?!﴿ – periudha e shtatzënisë, që tte qenia njerëzore zgjat nëntë muaj.
(23) ﴾Kështu e kemi përcaktuar (krijimin); sa Përcaktues të shkëlqyer jemi Ne!﴿ – domethënë, kemi përcaktuar pjesët e trupit dhe cilësitë e tij dhe çdo gjendje nga gjendjet e tij e kemi bërë sipas cilësisë që Ne kemi dashur. Sa Përcaktues i mirë është Allahu!
(24) ﴾Mjerë mohuesit në atë ditë!﴿
(25) ﴾A nuk e kemi bërë Tokën vendqëndrim...﴿
(26) ﴾...të të gjallëve dhe të të vdekurve?﴿ – domethënë, e bëmë mbajtëse për ju, të gjallët i mban në sipërfaqe, ndërsa të vdekurit në brendësi.
(27) ﴾A nuk kemi vënë në të male të larta e të patundshme?﴿ ﴾A nuk ju kemi dhënë të pini me bollëk ujë të ëmbël?﴿ – e gjithë kjo është më e çuditshme se ringjallja.
(28) ﴾Mjerë mohuesit në atë ditë!﴿
(29) ﴾Nisuni drejt atij që e mohuat!﴿ Atyre u kërkohet të nisen drejt atij dënimi që mohuan!
(30) ﴾Shkoni drejt një hijeje me tri kolona...﴿ – drejt hijes së tymit të Xhehenemit, i cili, pasi ka dalë, është ndarë në tre degëzime.
(31) ﴾...cila nuk bën hije (flladitëse) dhe as nga flaka nuk të shpëton!﴿ – domethënë, ajo nuk bën një hije freskuese, siç ndodh me hijen në këtë botë, dhe as nuk largon prej jush të nxehtët e Xhehenemit. Në të do të qëndroni derisa të mbarojë llogaria.
(32) ﴾Ajo hedh shkëndija të mëdha sa një kështjellë...﴿ Çdo shkëndijë që hedh është e madhe sa një kështjellë.
(33) ﴾...sikur të ishin deve *sufrun* (të verdha!)﴿ – pra të mëdha sa devetë. Arabët i quajnë devetë e zeza *sufrun*[1]. Thuhet se shkëndija pasi fluturon dhe bie, dhe në të ka mbetur diçka nga ngjyra e zjarrit, atëherë ajo është shumë e ngjashme me devetë e zeza.
(34) ﴾Mjerë mohuesit në atë ditë!﴿
(35) ﴾Kjo është një ditë kur ata nuk do të mund të flasin...﴿
(36) ﴾...dhe nuk do t'u jepet leje për t'u shfajësuar.﴿
(37) ﴾Mjerë mohuesit në atë ditë!﴿
(38) ﴾Kjo është Dita e Ndarjes vendimtare, në të cilën do tuboheni ju dhe popujt e mëparshëm...﴿ – domethënë, u thuhet se "kjo është dita në të cilën bëhet ndarja midis krijesave, dhe bëhet dallimi i së vërtetës nga e kota. Në këtë ditë Ne ju bashkojmë, o jobesimtarë të Mekës, me jobesimtarët e parë nga popujt e kaluar".
(39) ﴾...prandaj, nëse zotëroni ndonjë dredhi, atëherë përdoreni kundër Meje!﴿ Zoti u thotë: "Nëse ju keni ndonjë dinakëri, atëherë përdoreni atë kundër Meje!"
(40) ﴾Mjerë mohuesit në atë ditë!﴿
(41) ﴾Punëdrejtët do jenë mes hijesh e burimesh,﴿
(42) ﴾si dhe frutash nga ato që dëshirojnë.﴿
(43) ﴾(Do t'u thuhet) 'Hani e pini e ju bëftë mirë, (si shpërblim) për atë që keni punuar.')
(44) ﴾Kështu i shpërblejmë Ne ata që bëjnë vepra të mira.﴿
(45) ﴾Mjerë mohuesit në atë ditë!﴿
(46) ﴾Hani dhe kënaquni për pak kohë! Ju jeni *muxhrimūn* – "keqbërës"!﴿ Kjo u thuhet në këtë botë. Keqbërësit janë gjynahqarët idhujtarë.
(47) ﴾Mjerë mohuesit në atë ditë!﴿
(48) ﴾Kur atyre u thuhej: 'Përkuluni (bini në ruku)!' – ata nuk përkuleshin.﴿ Kur urdhëroheshin për t'u falë, ata nuk faleshin.
(49) ﴾Mjerë mohuesit në atë ditë!﴿
(50) ﴾Në çfarë fjale tjetër besojnë ata, pas këtij (Kurani)?!﴿ – domethënë, cilës fjalë veç Kuranit i besojnë, nëse nuk i besojnë atij?!

---

[1] Kjo ngaqë ngjyra e tyre është e zezë në të verdhë (*shën. i përkth.*).

# SURJA EN-NEBE’

1 ﴾Për çfarë e pyesin ata njëri-tjetrin?﴿ Kur erdhi i Dërguari i Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe i lajmëroi ata për njësimin e Tij, për ringjalljen pas vdekjes dhe u lexoi Kuranin, ata filluan të pyesin njëri-tjetrin dhe thoshin: “Ç’i ka ngjarë Muhamedit? Ç’është kjo që ka sjellë?” Kështu Allahu zbriti këtë ajet.

2 ﴾Për lajmin e madh...﴿ – është lajmi i jashtëzakonshëm, që është Kurani, sepse Ai njofton për *tewhīd*-in – “njësimin e Allahut”, për vërtetësinë e të Dërguarit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe për ringjalljen.

3 ﴾...rreth të cilit ata kanë kundërshtime.﴿ Ata patën kundërshtime për Kuranin. Disa thanë se ai është magji; disa thanë poezi; disa thanë fall e disa të tjerë thanë se ai është legjendë e të parëve.

4 ﴾Kurrsesi jo! Ata do e marrin vesh shpejt!﴿ Ky është një kërcënim dhe qortim për ta. Domethënë, do e marrin vesh pasojën e përgënjeshtrimit të tyre. Pastaj e ka përsëritur kërcënimin dhe qortimin për ta dhe ka thënë:

5 ﴾Sigurisht që do e marrin vesh shpejt!﴿ (Kjo përsëritje është bërë) për ta përforcuar më tepër dhe për ta ashpërsuar (kërcënimin dhe qortimin ndaj tyre).

6 ﴾A nuk jua kemi bërë Tokën si shtrat...﴿ – ashtu siç është djepi për fëmijën.

7 ﴾...e malet si shtylla?!﴿ – domethënë, i kemi bërë si shtylla për Tokën, që ajo të jetë e qetë dhe të mos tundet (çrregullohet).

8 ﴾Ne ju kemi krijuar në çifte...﴿ – meshkuj dhe femra.

9 ﴾...dhe gjumin jua kemi bërë prehje (*subāten*).) *Subātu* – “*prehja*” nënkupton ndërprerjen e lëvizjes për të çlodhur trupin.

10 ﴾Natën jua kemi bërë mbulesë...﴿ – ua veshim errësirën e saj dhe ju mbulojmë me të, ashtu siç ju mbulojnë rrobat.

11 ﴾...ndërsa ditën e kemi caktuar për të fituar jetesën.﴿ Ditën e kemi bërë të ndriçuar, që të rendin gjatë saj për të fituar jetesën dhe riskun që ka caktuar Allahu.

12 ﴾Mbi ju kemi ndërtuar një shtatëshe të fortë...﴿ – bëhet fjalë për shtatë qiejt, të cilët janë krijuar të fortë dhe u është bërë një ndërtim i përsosur.

13 ﴾...dhe kemi vënë ndriçues që flakëron! (*wehhāxhen*)﴿ Këtu bëhet fjalë për Diellin, i cili jep edhe nxehtësi, edhe dritë, dhe ky është kuptimi i fjalës *wehhāxhen*.

14 ﴾Nga retë (*el-musirāt*) Ne ju lëshojmë ujëra të bollshme (*thexhxhāxhen*)﴿ – pra është fjala për retë, që janë të mbushura me ujë, por që ende s’e kanë lëshuar shiun. Ndërsa *thexhxhāxh* është ai që derdhet me shumicë.

سُورَةُ النَّبَإِ

ترتيبها ٧٨ — آياتها ٤٠

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

عَمَّ يَتَسَآءَلُونَ ﴿١﴾ عَنِ ٱلنَّبَإِ ٱلْعَظِيمِ ﴿٢﴾ ٱلَّذِى هُمْ فِيهِ مُخْتَلِفُونَ ﴿٣﴾
كَلَّا سَيَعْلَمُونَ ﴿٤﴾ ثُمَّ كَلَّا سَيَعْلَمُونَ ﴿٥﴾ أَلَمْ نَجْعَلِ ٱلْأَرْضَ مِهَٰدًا ﴿٦﴾
وَٱلْجِبَالَ أَوْتَادًا ﴿٧﴾ وَخَلَقْنَٰكُمْ أَزْوَٰجًا ﴿٨﴾ وَجَعَلْنَا نَوْمَكُمْ سُبَاتًا
﴿٩﴾ وَجَعَلْنَا ٱلَّيْلَ لِبَاسًا ﴿١٠﴾ وَجَعَلْنَا ٱلنَّهَارَ مَعَاشًا ﴿١١﴾ وَبَنَيْنَا
فَوْقَكُمْ سَبْعًا شِدَادًا ﴿١٢﴾ وَجَعَلْنَا سِرَاجًا وَهَّاجًا ﴿١٣﴾ وَأَنزَلْنَا
مِنَ ٱلْمُعْصِرَٰتِ مَآءً ثَجَّاجًا ﴿١٤﴾ لِّنُخْرِجَ بِهِۦ حَبًّا وَنَبَاتًا ﴿١٥﴾ وَجَنَّٰتٍ
أَلْفَافًا ﴿١٦﴾ إِنَّ يَوْمَ ٱلْفَصْلِ كَانَ مِيقَٰتًا ﴿١٧﴾ يَوْمَ يُنفَخُ فِى ٱلصُّورِ
فَتَأْتُونَ أَفْوَاجًا ﴿١٨﴾ وَفُتِحَتِ ٱلسَّمَآءُ فَكَانَتْ أَبْوَٰبًا ﴿١٩﴾ وَسُيِّرَتِ
ٱلْجِبَالُ فَكَانَتْ سَرَابًا ﴿٢٠﴾ إِنَّ جَهَنَّمَ كَانَتْ مِرْصَادًا ﴿٢١﴾ لِّلطَّٰغِينَ
مَـَٔابًا ﴿٢٢﴾ لَّٰبِثِينَ فِيهَآ أَحْقَابًا ﴿٢٣﴾ لَّا يَذُوقُونَ فِيهَا بَرْدًا وَلَا شَرَابًا
﴿٢٤﴾ إِلَّا حَمِيمًا وَغَسَّاقًا ﴿٢٥﴾ جَزَآءً وِفَاقًا ﴿٢٦﴾ إِنَّهُمْ كَانُوا۟
لَا يَرْجُونَ حِسَابًا ﴿٢٧﴾ وَكَذَّبُوا۟ بِـَٔايَٰتِنَا كِذَّابًا ﴿٢٨﴾ وَكُلَّ شَىْءٍ
أَحْصَيْنَٰهُ كِتَٰبًا ﴿٢٩﴾ فَذُوقُوا۟ فَلَن نَّزِيدَكُمْ إِلَّا عَذَابًا ﴿٣٠﴾

15 ﴾...për rritjen e drithërave, bimëve...﴿ –si: gruri, elbi etj. Bimë janë edhe ato që hanë kafshët, si barishtoret dhe të tjera.

16 ﴾...dhe të kopshteve të dendura) – domethënë, kopshte që mbështillen me njëri-tjetrin për shkak të degëzimit të lastarëve të tyre.

17 ﴾Sigurisht, Dita e Ndarjes vendimtare është caktuar﴿ – pra është një premtim i caktuar për brezat e kaluar dhe për ata që do vijnë. Aty do mbërrijnë te shpërblimi ose ndëshkimi që u premtohej se do e merrnin në botën tjetër. Është quajtur Dita e Ndarjes, sepse atë ditë Allahu ndan krijesat e Tij.

18 ﴾Atë ditë do të fryhet në sur...﴿ Ai është briri në të cilin do fryjë Israfili. ﴾...dhe ju do të vini﴿ në vendin ku do të dilni para Allahut, ﴾grupe-grupe.﴿

19 ﴾Dhe qielli hapet...﴿ për të zbritur engjëjt, ﴾e bëhet dyer-dyer﴿ – bëhet me shumë dyer.

20 ﴾Dhe malet do shkulen nga vendi e do duken si të kishin qenë një vegim﴿ – pra malet do shkulen nga vendi i tyre, do hidhen tej në ajër e do shndërrohen në pluhur që do përhapet gjithandej, saqë ai që i shikon, mendon se është një mirazh.

21 ﴾Me të vërtetë, Xhehenemi do bëhet pusí...﴿

إِنَّ لِلۡمُتَّقِينَ مَفَازًا ﴿٣١﴾ حَدَآئِقَ وَأَعۡنَٰبٗا ﴿٣٢﴾ وَكَوَاعِبَ أَتۡرَابٗا ﴿٣٣﴾ وَكَأۡسٗا
دِهَاقٗا ﴿٣٤﴾ لَّا يَسۡمَعُونَ فِيهَا لَغۡوٗا وَلَا كِذَّٰبٗا ﴿٣٥﴾ جَزَآءٗ مِّن رَّبِّكَ عَطَآءً
حِسَابٗا ﴿٣٦﴾ رَّبِّ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِ وَمَا بَيۡنَهُمَا ٱلرَّحۡمَٰنِۖ لَا يَمۡلِكُونَ
مِنۡهُ خِطَابٗا ﴿٣٧﴾ يَوۡمَ يَقُومُ ٱلرُّوحُ وَٱلۡمَلَٰٓئِكَةُ صَفّٗاۖ لَّا يَتَكَلَّمُونَ
إِلَّا مَنۡ أَذِنَ لَهُ ٱلرَّحۡمَٰنُ وَقَالَ صَوَابٗا ﴿٣٨﴾ ذَٰلِكَ ٱلۡيَوۡمُ ٱلۡحَقُّۖ فَمَن
شَآءَ ٱتَّخَذَ إِلَىٰ رَبِّهِۦ مَـَٔابًا ﴿٣٩﴾ إِنَّآ أَنذَرۡنَٰكُمۡ عَذَابٗا قَرِيبٗا يَوۡمَ
يَنظُرُ ٱلۡمَرۡءُ مَا قَدَّمَتۡ يَدَاهُ وَيَقُولُ ٱلۡكَافِرُ يَٰلَيۡتَنِي كُنتُ تُرَٰبَۢا ﴿٤٠﴾

## سُورَةُ النَّازِعَات

ترتيبها ٧٩ — آياتها ٤٦

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

وَٱلنَّٰزِعَٰتِ غَرۡقٗا ﴿١﴾ وَٱلنَّٰشِطَٰتِ نَشۡطٗا ﴿٢﴾ وَٱلسَّٰبِحَٰتِ سَبۡحٗا
﴿٣﴾ فَٱلسَّٰبِقَٰتِ سَبۡقٗا ﴿٤﴾ فَٱلۡمُدَبِّرَٰتِ أَمۡرٗا ﴿٥﴾ يَوۡمَ تَرۡجُفُ ٱلرَّاجِفَةُ
﴿٦﴾ تَتۡبَعُهَا ٱلرَّادِفَةُ ﴿٧﴾ قُلُوبٞ يَوۡمَئِذٖ وَاجِفَةٌ ﴿٨﴾ أَبۡصَٰرُهَا
خَٰشِعَةٞ ﴿٩﴾ يَقُولُونَ أَءِنَّا لَمَرۡدُودُونَ فِي ٱلۡحَافِرَةِ ﴿١٠﴾ أَءِذَا كُنَّا
عِظَٰمٗا نَّخِرَةٗ ﴿١١﴾ قَالُواْ تِلۡكَ إِذٗا كَرَّةٌ خَاسِرَةٞ ﴿١٢﴾ فَإِنَّمَا هِيَ زَجۡرَةٞ
وَٰحِدَةٞ ﴿١٣﴾ فَإِذَا هُم بِٱلسَّاهِرَةِ ﴿١٤﴾ هَلۡ أَتَىٰكَ حَدِيثُ مُوسَىٰٓ ﴿١٥﴾

Mbikëqyrësit e Xhehenemit rrinë atje në pritë të jobesimtarëve, për t'i dënuar në të.

(22) ﴾...vendbanim i caktuar për arrogantët (kelqbërësit)...﴿ – vendi në të cilin do hidhen.

(23) ﴾...që aty të mbeten përgjithmonë (*ahkāben*).﴿ Do qëndrojnë në Zjarr përjetësisht. *Hikbeh* është një periudhë kohe e gjatë, kur mbaron një periudhë e fillon tjetra, pastaj tjetra e kësisoj pafund.

(24) ﴾Aty nuk do shijojnë as freski, as pije...﴿

(25) ﴾...përpos ujit të valuar﴿, ujit të nxehtë, ﴾dhe qelbësirave﴿ – qelbësirat që kullojnë nga trupat e banorëve të Zjarrit.

(26) ﴾...si shpërblim përkatës (për veprat e tyre).﴿ Dënimi përshtatet me gjynahun, sepse nuk ka gjynah më të madh se shirku, dhe nuk ka dënim më të madh se Zjarri. Ata kryen vepra të këqija, e kështu Allahu u dha atë që u bën keq.

(27) ﴾Në të vërtetë, ata as që e çonin nëpër mend se do të jepnin llogari...﴿ Ata nuk shpresonin për shpërblim dhe as nuk frikësoheshin nga dhënia e llogarisë, sepse nuk e besonin ringjalljen.

(28) ﴾...dhe shpalljet Tona i mohonin prerazi.﴿

(29) ﴾Por Ne çdo gjë e kemi shënuar në një libër.﴿ E kemi shkruar në *Lewhi-l-mahfūdh* – "Pllaka e Ruajtur". Thuhet se këtu bëhet fjalë për veprat e robërve, të shkruara nga engjëjt roje.

(30) ﴾Prandaj do t'u themi: Shijojeni këtë! Ne nuk do t'ju shtojmë gjë tjetër veç dënimit!﴿

(31) ﴾Vërtet, të devotshmit kanë fitime të mëdha (*mefāzen*)...﴿ *Mefāz* është fitorja, arritja e synimit dhe shpëtimi nga Zjarri.

(32) ﴾...kopshte dhe vreshta...﴿

(33) ﴾...vajza të reja﴿ – domethënë, për ta ka vasha të reja, gjoksi i të cilave qëndron kërcyer. Pra, ato janë të virgjëra e me gjoks të ngritur (fryrë) ﴾...të së njëjtës moshë...﴿

(34) ﴾...dhe kupa të plota) – të mbushura plot me verë.[1]

(35) ﴾Atje nuk do dëgjojnë biseda të kota, as gënjeshtra.﴿ Pra, në Xhenet nuk dëgjojnë fjalë të kota dhe as nuk gënjejnë njëri-tjetrin.

(36) ﴾Kështu është shpërblimi nga Zoti yt – dhuratë sipas meritës﴿ – në atë masë që u takon, sipas premtimit nga Zoti i Madhëruar, sepse Ai ka premtuar se një të mirë e shpërblen dhjetëfish; për disa të tjerë ka premtuar shpërblim shtatëqindfish, siç ka premtuar për disa të tjerë shpërblim pa kufi dhe pa sasi të caktuar.

(37) ﴾Zoti i qiejve dhe i Tokës, dhe i gjithçkaje që gjendet midis tyre, i Gjithëmëshirshmi، të Cilit askush nuk do të mund t'i flasë﴿ – pra, nuk kanë mundësi të fillojnë të flasin me Të, përveçse kur i lejon Ai; dhe nuk mund të ndërmjetësojnë, përveçse me lejen e Tij.

(38) ﴾Në ditën, kur *rūh*-u – "shpirti" dhe engjëjt do rrinë të rreshtuar...﴿ *Rūh* – "shpirti" këtu është një engjëll. Thuhet se ai është Xhibrili, sikurse thuhet, gjithashtu, mund të nënkuptohen ushtarët e Allahut, që nuk janë engjëj. ﴾...nuk do flasë askush، përveç atij që do t'i japë leje i

---

[1] Vera që pihet në Xhenetit është e shijshme dhe nuk të deh, siç ndodh me verën e kësaj bote. Në suren *El-Wākia* lexojmë: "Do t'u sillen rreth (për shërbim) djelmosha përherë të rinj, me kupa, ibrikë dhe gota me pije të kulluar, që rrjedh e prej së cilës nuk do t'u dhembë koka dhe nuk do t'u humbë mendja." Gjithashtu, në suren *Muhammed*: "Ja përshkrimi i Xhenetit, që u premtohet të përkushtuarve (ndaj Allahut): një vend ku ka lumenj me ujë të pandotur, lumenj qumështi me shije të pandryshuar, lumenj vere me shije të këndshme për ata që e pinë dhe lumenj prej mjalti të kulluar. Ata do kenë aty lloj-lloj frutash dhe falje prej Zotit të tyre. A mund të krahasohet ky shembull me Xhehenemin, ku gjynahqarët do të qëndrojnë përherë në zjarr dhe do t'u jepet ujë i valuar, që ua copëton zorrët?!" (*shën. i përkth.*).

Gjithëmëshirshmi﴿ për të ndërmjetësuar. Ose nuk flasin për tjetër vetëm se për atë për të cilin jep lejë i Gjithëmëshirshmi, ﴾dhe﴿ ky person ka qenë nga ata që ﴾ka thënë﴿ në këtë botë ﴾të vërtetën﴿ – domethënë, ka dëshmuar se Allahu është Një, i Vetëm.

(39) ﴾Ajo﴿ – pra, dita kur ata do rrinë ashtu (të rreshtuar), ﴾...shtë Dita e Vërtetë﴿, që do ekzistojë, do ndodhë dhe do realizohet medoemos. ﴾...prandaj, kush të dojë, le të kthehet te Zoti i vet﴿ – pra le të kthehet duke kryer vepra të mira.

(40) ﴾Me të vërtetë, Ne ju kemi paralajmëruar se është i afërt dënimi‘ ditën kur njeriu do shohë se ç'kanë bërë duart e tij﴿ – shikon të mirat dhe të këqijat që ai ka bërë ﴾...dhe kur jobesimtari do thotë: 'Ah, sikur të isha pluhur!'﴿ Dëshiron të bëhet dhé, ngaqë shikon llojet e dënimit që Allahu ka përgatitur për të.

## SURJA EN-NĀZI'ĀT

(1) ﴾Për ata (engjëj) që tërheqin...﴿ Allahu i Madhëruar betohet për ata engjëj të cilët tërheqin shpirtrat e njerëzve nga trupat e tyre, ashtu siç tërheq dikush harkun derisa arrin kulmin e tërheqjes. ﴾...nga skajet﴿ – domethënë, duke i tërhequr së tepërmi, duke qenë se ata tërheqin shpirtrat nga pjesët e skajshme të trupave.

(2) ﴾...për ata që nxisin (*neshtā*)...﴿ – pra i nxjerrin duke i tërhequr me forcë. *Nesht* nënkupton tërheqjen e kovës me litar.

(3) ﴾...për ata që notojnë në hapësirë...﴿ – engjëjt, të cilët zbresin me shpejtësi nga qielli për të zbatuar urdhrin e Allahut, notojnë në hapësirë siç notojnë zhytësit në ujë.

(4) ﴾...për ata që nxitojnë...﴿ – engjëjt të cilët shpejtojnë të zbatojnë urdhrin e Allahut, siç është rasti i nxitimit të tyre për të futur shpirtrat e besimtarëve në Xhenet.

(5) ﴾...dhe për ata që i rregullojnë punët!﴿ Rregullimi që engjëjt i bëjnë punëve është se ata zbresin duke sjellë, se ç'është hallall dhe ç'është haram, si dhe sqarimet rreth tyre. Ndërsa rregullimi i banorëve të Tokës është në çështjen e erërave të shirave etj.

(6) ﴾Ditën kur do dridhet gjithçka nga ushtima...﴿ – është fryrja e parë (në sur) në të cilën do vdesin të gjitha krijesat.

(7) ﴾...e cila do ndiqet nga (*er-rādifeh*), një e dytë...﴿ *Rādifeh* është fryrja e dytë në sur, e cila bëhet në çastin e ringjalljes.

(8) ﴾...disa zemra do jenë të mbushura me tmerr...﴿, për arsyen se shikojnë tmerret e Ditës së Gjykimit. Kështu, ato janë të shqetësuara e të trembura.

(9) ﴾...e shikimet e tyre do bien përdhe.﴿ Kur ata shikojnë tmerret e Ditës së Gjykimit, në sytë e tyre do dallohet përulja. Këtu ka për qëllim ata që nuk kanë vdekur si muslimanë.

(10) ﴾Ata thonë: 'Vallë, vërtet do rikthehemi në jetë?!﴿ Këtë e thonë ata që e mohojnë ringjalljen, kur u thuhet se do ringjalleni. Domethënë, a do kthehemi në gjendjen tonë të mëparshme dhe në fillim të krijimit tonë, dhe do bëhemi të gjallë pasi të kemi vdekur e pasi kemi qenë në gropat e varreve?!

(11) ﴾A thua, edhe kur të bëhemi eshtra të shkërmoqur?!'﴿

(12) ﴾Dhe thonë: 'Po qe kështu, atëherë ky kthim do jetë humbje (për ne)!'﴿ – nëse do rikthehemi në jetë pas vdekjes, atëherë me patjetër që do jemi të humbur, sepse do na kapë dënimi për të cilin flet Muhamedi.

(13) ﴾Por, ajo do jetë veç një fryrje e vetme...﴿ – është fryrja e dytë në sur, me të cilën bëhet ringjallja. Pra, fuqia jonë është aq e madhe, saqë nuk e kemi të nevojshme të bëjmë gjë tjetër veç saj (fryrjes në sur).

(14) ﴾...dhe ata do brofin përnjëherësh (të ringjallur) përmbi *Sahīrah*.﴿ Thuhet se *Sahira* është një tokë e bardhë, të cilën e sjell Zoti, dhe aty merr në llogari krijesat.

(15) ﴾A e ke dëgjuar (o Muhamed) historinë e Musait?﴿ – domethënë, ty të është bërë e njohur historia e Faraonit dhe e Musait nga ato tregime që të kanë ardhur dhe të kanë mbërritur për ta.

(16) ﴾Kur Zoti i tij e thirri në luginën e shenjtë...﴿, pra në luginën e bekuar dhe të pastër ﴾të Tuvas, dhe i tha...﴿ Ajo është një luginë në malin e Sinait, në të cilën Allahu thirri Musain.

(17) ﴾'Shko te Faraoni, se me të vërtetë ka kaluar çdo kufi...﴿

(18) ﴾...dhe thuaji: A do ta pastrosh veten...﴿ – pra thuaji se a ke dëshirë të pastrosh veten? Pra, ta pastrosh veten nga politeizmi. Musai (Alejhi essalatu ue esselam) u urdhërua të fliste butë me të.

(19) ﴾...dhe të të udhëzoj te Zoti yt, që t'i frikësohesh?﴿ – të të orientoj në adhurimin dhe njësimin e Tij. E kështu t'i frikësohesh dënimit të Tij. *Hashjeh* – "frikësimin" (ndaj Zotit) e posedon ai që është i udhëzuar dhe i orientuar.

(20) ﴾Musai ia tregoi mrekullinë më të madhe...﴿ Thuhet se kjo mrekulli ishte shkopi i tij, ose dora e tij.

(21) ﴾...por ai (Faraoni) e mohoi dhe e kundërshtoi.﴿

(22) ﴾Pastaj i ktheu shpinën...﴿ – ktheu shpinën dhe e refuzoi besimin, ﴾duke u përpjekur (kundër së vërtetës)...﴿ – pra duke kryer shkatërrime në Tokë dhe duke u përpjekur të kundërshtonte atë që solli Musai.

(23) ﴾...dhe i tuboi﴿ – i mblodhi ushtarët e tij për përleshje dhe luftë; ose mblodhi magjistarët për t'iu kundërvënë Musait; ose mblodhi njerëzit që të

إِذْ نَادَاهُ رَبُّهُۥ بِالْوَادِ الْمُقَدَّسِ طُوًى ﴿١٦﴾ اذْهَبْ إِلَىٰ فِرْعَوْنَ إِنَّهُۥ طَغَىٰ ﴿١٧﴾
فَقُلْ هَل لَّكَ إِلَىٰٓ أَن تَزَكَّىٰ ﴿١٨﴾ وَأَهْدِيَكَ إِلَىٰ رَبِّكَ فَتَخْشَىٰ ﴿١٩﴾ فَأَرَىٰهُ
الْآيَةَ الْكُبْرَىٰ ﴿٢٠﴾ فَكَذَّبَ وَعَصَىٰ ﴿٢١﴾ ثُمَّ أَدْبَرَ يَسْعَىٰ ﴿٢٢﴾ فَحَشَرَ
فَنَادَىٰ ﴿٢٣﴾ فَقَالَ أَنَا رَبُّكُمُ الْأَعْلَىٰ ﴿٢٤﴾ فَأَخَذَهُ اللَّهُ نَكَالَ الْآخِرَةِ وَالْأُولَىٰٓ
﴿٢٥﴾ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ لَعِبْرَةً لِّمَن يَخْشَىٰٓ ﴿٢٦﴾ ءَأَنتُمْ أَشَدُّ خَلْقًا أَمِ السَّمَآءُ بَنَىٰهَا
﴿٢٧﴾ رَفَعَ سَمْكَهَا فَسَوَّىٰهَا ﴿٢٨﴾ وَأَغْطَشَ لَيْلَهَا وَأَخْرَجَ ضُحَىٰهَا ﴿٢٩﴾
وَالْأَرْضَ بَعْدَ ذَٰلِكَ دَحَىٰهَآ ﴿٣٠﴾ أَخْرَجَ مِنْهَا مَآءَهَا وَمَرْعَىٰهَا ﴿٣١﴾
وَالْجِبَالَ أَرْسَىٰهَا ﴿٣٢﴾ مَتَٰعًا لَّكُمْ وَلِأَنْعَٰمِكُمْ ﴿٣٣﴾ فَإِذَا جَآءَتِ الطَّآمَّةُ
الْكُبْرَىٰ ﴿٣٤﴾ يَوْمَ يَتَذَكَّرُ الْإِنسَٰنُ مَا سَعَىٰ ﴿٣٥﴾ وَبُرِّزَتِ الْجَحِيمُ
لِمَن يَرَىٰ ﴿٣٦﴾ فَأَمَّا مَن طَغَىٰ ﴿٣٧﴾ وَءَاثَرَ الْحَيَوٰةَ الدُّنْيَا ﴿٣٨﴾ فَإِنَّ الْجَحِيمَ
هِيَ الْمَأْوَىٰ ﴿٣٩﴾ وَأَمَّا مَنْ خَافَ مَقَامَ رَبِّهِۦ وَنَهَى النَّفْسَ عَنِ الْهَوَىٰ
﴿٤٠﴾ فَإِنَّ الْجَنَّةَ هِيَ الْمَأْوَىٰ ﴿٤١﴾ يَسْـَٔلُونَكَ عَنِ السَّاعَةِ أَيَّانَ مُرْسَىٰهَا
﴿٤٢﴾ فِيمَ أَنتَ مِن ذِكْرَىٰهَآ ﴿٤٣﴾ إِلَىٰ رَبِّكَ مُنتَهَىٰهَآ ﴿٤٤﴾ إِنَّمَآ أَنتَ مُنذِرُ
مَن يَخْشَىٰهَا ﴿٤٥﴾ كَأَنَّهُمْ يَوْمَ يَرَوْنَهَا لَمْ يَلْبَثُوٓا إِلَّا عَشِيَّةً أَوْ ضُحَىٰهَا ﴿٤٦﴾

ترتيبها ٨٠ — سُورَةُ عَبَسَ — آياتها ٤٢

merrnin pjesë dhe të shihnin se çfarë do ndodhte. ﴾...e bërtiti me zë të lartë:﴿

(24) ﴾Dhe tha: 'Unë jam zoti juaj më i lartë!'﴿ Ai i mallkuar (Faraoni) donte të thoshte se s'ka Zot sipër tij.

(25) ﴾Kështu Allahu e goditi atë me dënim në jetën tjetër dhe në këtë jetë.﴿ Allahu e bëri atë shembul,l duke i dhënë atij dënimin e botës tjetër, që është dënimi i Zjarrit; por edhe dënimin e së parës, dënimi në këtë jetë, duke e mbytur në det, me qëllimin që ata që e dëgjojnë këtë ndodhi të nxjerrin mësim prej saj.

(26) ﴾Kjo është këshillë për ata që i frikësohen Allahut.﴿ Në historinë e Faraonit nxirret një mësim madhështor për këdo që është nga ata që i frikësohen Allahut dhe ruhen prej dënimit të Tij.

(27) ﴾Cili është më i vështirë: krijimi i juaj apo i qiellit...﴿ Krijimi juaj pas vdekjes dhe ringjallja janë më të vështira sipas jush apo krijimi i qiellit? Kjo masë kaq e madhe dhe mrekullitë e krijimit dhe fuqisë së mahnitshme që mban, të gjitha këto janë fakte të qarta për ata që vështrojnë.[1] ﴾...të cilin Ai e ndërtoi...﴿

(28) ﴾...ia ngriti lart kupën...﴿ – pra e ka bërë si ndërtesë të ngritur sipër Tokës. ﴾...dhe e përsosi﴿ – i ka dhënë një krijim harmonik, me forma të rregullta, në të cilin nuk ka as mospërputhje, as shtrembërim, as çarje dhe as plasaritje.

(29) ﴾Netët i bëri të errëta kurse ditët të ndritshme﴿ me anë të dritës së diellit.

(30) ﴾Pastaj rafshoi Tokën...﴿ – pas krijimit të qiellit sheshoi Tokën.

(31) ﴾...dhe nga ajo nxori ujërat dhe bëri kullotat...﴿ – nga toka nxori lumenjtë dhe burimet, si dhe kullotat me bimë që shërbejnë si ushqim për kafshët.

(32) ﴾...kurse malet i bëri të patundshme, (të ngulura fort)...﴿, si shtylla për Tokën, që të mos lëkundet me ata që janë në sipërfaqen e saj.

(33) ﴾...që t'i gëzoni ju dhe bagëtitë tuaja.﴿

(34) ﴾Kur të arrijë gjëma më e madhe...﴿ – kur të vijë gjëma më e madhe, e cila vërshon dhe mbulon çdo fatkeqësi tjetër. Pra, bëhet fjalë për fryrjen e dytë në sur, e cila i dorëzon banorët e Xhenetit në Xhenet dhe ata të Zjarrit në Zjarr.

(35) ﴾...atë ditë njeriu do kujtojë gjithçka që ka bërë...﴿

(36) ﴾...dhe Zjarri flakërues do i tregohet çdokujt që sheh) – domethënë, shfaqet aq haptazi, saqë nuk i fshihet askujt.

(37) ﴾Atëherë ai që ka shkelur gjithçka...﴿ – pra i ka kaluar kufijtë me blasfemi dhe gjynahe.

(38) ﴾...dhe ka parapëlqyer jetën e kësaj bote...﴿ – ka preferuar jetën e kësaj bote ndaj botës tjetër, për të cilën as nuk është përgatitur dhe as nuk ka punuar.

(39) ﴾...sigurisht që do ketë për strehë Xhehenemin﴿ – vendi ku do strehohet do jetë vetëm Xhehenemi.

(40) ﴾Kurse ai që i është frikësuar qëndrimit para Zotit të tij...﴿ – pra i është frikësuar qëndrimit që do ketë para Zotit të tij në Ditën e Kiametit. ﴾...dhe e ka frenuar veten nga dëshirat...﴿ – e ka frenuar atë nga devijimi në harame, që zakonisht dëshirohen nga njerëzit.

(41) ﴾...pa dyshim që do ketë për strehë Xhenetin﴿, në të cilin do banojë; dhe vetëm ky do jetë vendi ku ai do strehohet.

(42) ﴾Të pyesin ty për Orën (e Kiametit), se kur

[1] Pra është e qartë për këdo që vështron në hapësirën e madhe qiellore dhe mrekullitë madhështore që gjenden në të, se krijimi i qiellit është më i madh se krijimi i njerëzve, siç sqarohet kjo në Kuran: "S'ka dyshim se krijimi i qiejve dhe i tokës është më i madh se krijimi i njerëzve, por shumica e njerëzve nuk e dinë." (El-Gāfir, 57). Prandaj, Ai që arrin të bëjë një krijim kaq madhështor, si krijimi i qiellit, e ka shumë të lehtë t'i krijojë përsëri njerëzit pas vdekjes dhe t'i ringjallë ata (*shën. i përkth.*).

do ndodhë.﴿
43 ﴾Po në çfarë gjendje je ti t'ua përkujtosh atë?﴿ – pra atë e di vetëm Allahu i Madhëruar, ndërsa ti nuk je në gjendje ta dish dhe as ta përmendësh (se kur është).
44 ﴾Te Zoti yt është fundi i saj﴿ – fundi i dijenisë rreth saj është vetëm te Zoti yt, dhe askush tjetër përveç Tij nuk e di atë.
45 ﴾Ti je vetëm paralajmërues i atyre që i frikësohen asaj.﴿ Ti vetëm frikëson me anë të saj, atë që i druhet ardhjes së Orës së Kiametit.
46 ﴾Ditën kur do ta shohin atë, (njerëzve) do t'u duket se kanë qëndruar (në Tokë) veç një mbrëmje, ose një mëngjes﴿ – vetëm sa fundi i një dite ose sa fillimi i saj.

## SURJA 'ABESE

1 ﴾Ai u vrenjt dhe ktheu kurrizin...﴿ Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) vrenjti fytyrën dhe ktheu kurrizin.
2 ﴾...sepse i erdhi i verbri﴿ – domethënë, për shkak të ardhjes së të verbrit tek ai. Shkaku i zbritjes së kësaj sureje është se disa njerëz nga kokat e kurejshëve ishin te Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem), për të cilët ai shpresonte se do pranonin Islamin. Në atë çast erdhi tek ai një burrë i verbër – Abdullah ibn Ummi Mektumi – i cili ishte një nga sahabët më të mirë. Profetit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) nuk i pëlqeu që Ibn Ummi Mektumi t'ia ndërpriste fjalën, kështu që i ktheu kurrizin.
3 ﴾E ku e di ti﴿, o Muhamed, ﴾ndoshta ai pastrohet﴿, domethënë, ndoshta i verbri pastrohet nga gjynahet me anë të veprave të mira, për shkak të asaj që do mësonte prej teje.
4 ﴾...ose të merrte këshillë...﴿ – kujtohet dhe merr mësim nga ato këshilla që mëson prej teje. ﴾...e këshilla t'i sillte dobi?!﴿
5 ﴾Sa për atë që është i pasur...﴿
6 ﴾...ti atij po i kushton vëmendje﴿ – i drejtohesh me fytyrën dhe fjalët e tua, ndërkohë që ai tregon se nuk ka nevojë për ty dhe i kthen shpinën asaj me të cilën ti ke ardhur (fenë islame).
7 ﴾Po ti nuk ke përgjegjësi, nëse ai nuk dëshiron të pastrohet﴿ – domethënë, çfarë përgjegjësie ke ti, nëse ai nuk e pranon Islamin dhe nuk udhëzohet?! Detyra jote është vetëm t'ua komunikosh, prandaj mos u preokupo me çështjen e jobesimtarëve të tillë.
8 ﴾Sa për atë që të vjen duke nxituar...﴿ – domethënë, mbërriti tek ty duke shpejtuar, duke kërkuar që ta udhëzosh tek e mira dhe ta këshillosh me këshillat e Allahut.
9 ﴾...dhe ndien frikë (nga Allahu)...﴿
10 ﴾...ti nuk po ia vë veshin atij﴿ – pra e lë atë, nuk ia vure veshin dhe u tregove i pakujdesshëm me të.

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ
عَبَسَ وَتَوَلَّىٰٓ ١ أَن جَآءَهُ ٱلۡأَعۡمَىٰ ٢ وَمَا يُدۡرِيكَ لَعَلَّهُۥ يَزَّكَّىٰٓ ٣ أَوۡ
يَذَّكَّرُ فَتَنفَعَهُ ٱلذِّكۡرَىٰٓ ٤ أَمَّا مَنِ ٱسۡتَغۡنَىٰ ٥ فَأَنتَ لَهُۥ تَصَدَّىٰ ٦
وَمَا عَلَيۡكَ أَلَّا يَزَّكَّىٰ ٧ وَأَمَّا مَن جَآءَكَ يَسۡعَىٰ ٨ وَهُوَ يَخۡشَىٰ ٩ فَأَنتَ
عَنۡهُ تَلَهَّىٰ ١٠ كَلَّآ إِنَّهَا تَذۡكِرَةٞ ١١ فَمَن شَآءَ ذَكَرَهُۥ ١٢ فِي صُحُفٖ مُّكَرَّمَةٖ
١٣ مَّرۡفُوعَةٖ مُّطَهَّرَةِۭ ١٤ بِأَيۡدِي سَفَرَةٖ ١٥ كِرَامِۭ بَرَرَةٖ ١٦ قُتِلَ ٱلۡإِنسَٰنُ
مَآ أَكۡفَرَهُۥ ١٧ مِنۡ أَيِّ شَيۡءٍ خَلَقَهُۥ ١٨ مِن نُّطۡفَةٍ خَلَقَهُۥ فَقَدَّرَهُۥ ١٩ ثُمَّ
ٱلسَّبِيلَ يَسَّرَهُۥ ٢٠ ثُمَّ أَمَاتَهُۥ فَأَقۡبَرَهُۥ ٢١ ثُمَّ إِذَا شَآءَ أَنشَرَهُۥ ٢٢ كَلَّا لَمَّا
يَقۡضِ مَآ أَمَرَهُۥ ٢٣ فَلۡيَنظُرِ ٱلۡإِنسَٰنُ إِلَىٰ طَعَامِهِۦٓ ٢٤ أَنَّا صَبَبۡنَا ٱلۡمَآءَ صَبّٗا
٢٥ ثُمَّ شَقَقۡنَا ٱلۡأَرۡضَ شَقّٗا ٢٦ فَأَنۢبَتۡنَا فِيهَا حَبّٗا ٢٧ وَعِنَبٗا وَقَضۡبٗا ٢٨
وَزَيۡتُونٗا وَنَخۡلٗا ٢٩ وَحَدَآئِقَ غُلۡبٗا ٣٠ وَفَٰكِهَةٗ وَأَبّٗا ٣١ مَّتَٰعٗا لَّكُمۡ
وَلِأَنۡعَٰمِكُمۡ ٣٢ فَإِذَا جَآءَتِ ٱلصَّآخَّةُ ٣٣ يَوۡمَ يَفِرُّ ٱلۡمَرۡءُ مِنۡ أَخِيهِ ٣٤
وَأُمِّهِۦ وَأَبِيهِ ٣٥ وَصَٰحِبَتِهِۦ وَبَنِيهِ ٣٦ لِكُلِّ ٱمۡرِيٕٖ مِّنۡهُمۡ يَوۡمَئِذٖ شَأۡنٞ
يُغۡنِيهِ ٣٧ وُجُوهٞ يَوۡمَئِذٖ مُّسۡفِرَةٞ ٣٨ ضَاحِكَةٞ مُّسۡتَبۡشِرَةٞ ٣٩ وَوُجُوهٞ
يَوۡمَئِذٍ عَلَيۡهَا غَبَرَةٞ ٤٠ تَرۡهَقُهَا قَتَرَةٌ ٤١ أُوْلَٰٓئِكَ هُمُ ٱلۡكَفَرَةُ ٱلۡفَجَرَةُ ٤٢

11 ﴾Mos vepro ashtu! Në të vërtetë, kjo është këshillë....﴿ – këto ajete, apo kjo sure është këshillë, e cila meriton të këshillohesh me të, ta pranosh dhe të veprosh sipas saj.
12 ﴾...pra, kush të dojë, le të marrë këshillë!﴿
13 ﴾Është në fletë të nderuara...﴿ – domethënë, ajo është një këshillë në fletë të fisme tek Allahu, për shkak të dijes dhe urtësisë që ka në to; ose sepse ato
kanë zbritur nga *el-Lewhi-l-mahfūdh*[1].
14 ﴾…të lartësuara…﴿ me vlerë të lartë te Zoti. ﴾…të pastra﴿ – ato janë të pastra e nuk preken veçse nga ana e të pastërve. Ato janë të mbrojtura, e nuk mund të kapen nga djajtë dhe nga jobesimtarët.
15 ﴾...në duart e *seferah (engjëjve udhëtues)*...﴿ Ata janë engjëjt të cilët çojnë shpalljen nga Allahu tek i Dërguari i Tij.[2]

---

[1] *El-Lewh-il-mahfūdh* – "Pllaka e Ruajtur" është ajo pllakë në të cilën Allahu i Madhëruar urdhëroi lapsin që të shkruante çdo gjë (*shën. i përkth.*).

[2] Sipas një komenti tjetër, këtu bëhet fjalë për engjëjt shkrues, të cilët shkruajnë ajetet me urdhër nga Allahu (*shën. i përkth.*).

16 ﴾...të nderuar...﴿ – të nderuar te Zoti i tyre ﴾...dhe të bindur﴿ – të përkushtuar, të bindur ndaj Zotit dhe të sinqertë në besimin e tyre.
17 ﴾Mallkuar qoftë njeriu! Sa mosmirënjohës që është!﴿ – domethënë, mallkuar qoftë njeriu jobesimtar, sa mohues i fortë që është!
18 ﴾Prej çfarë gjëje e krijon Allahu atë?﴿ – pra prej çfarë gjëje e ka krijuar Allahu këtë jobesimtar?
19 ﴾Prej pikës së farës e krijon...﴿ – nga një pikë lëngu, e dobët dhe e përçmuar. Atëherë si vallë tregohet mendjemadh ai që ka dalë dy herë nga i njëjti vend nga del edhe urina? ﴾...dhe i jep përmasa të rregullta﴿ – e përsosi dhe e përgatiti për të arritur interesat e veta; i krijoi duart, këmbët, sytë dhe shqisat e tjera.
20 ﴾Më pas ia lehtëson rrugën...﴿ – i lehtëson rrugën për të kryer të mirën ose të keqen.[1]
21 ﴾...e pastaj e vdes dhe bën që ai të varroset...﴿ – e bën të ketë varr dhe të mbulohet në të si nderim për të, duke mos e lënë në sipërfaqen e tokës, ku mund ta hanë egërsirat dhe shpendët.
22 ﴾...dhe kur të dojë, Ai e ringjall﴿ – e ringjall pas vdekjes, në atë kohë kur dëshiron Allahu i Lartësuar.
23 ﴾E megjithatë, njeriu ende nuk i ka plotësuar ato që i ka urdhëruar Ai!﴿ Përkundrazi, disa prej tyre i kanë shkelur duke rënë në mosbesim, dhe disa të tjerë me gjynahe, dhe të pakët janë ata që i kanë plotësuar urdhrat e Tij.
24 ﴾Le të mendojë njeriu për ushqimin e vet﴿ – le të shikojë se si e ka krijuar Allahu ushqimin, të cilin e ka bërë shkak (bazë) të jetës së tij.
25 ﴾Jemi Ne që lëshojmë ujë me bollëk...﴿
26 (...pastaj e çajmë tokën (sipas nevojës së bimës)...﴿ – pra, kur fara mbin fillimisht, çahet toka, edhe pse fara është aq e vogël dhe e dobët.
27 ﴾...dhe nxjerrim prej saj drithërat...﴿ Kuptimi i kësaj është që bimët vazhdojnë të rriten dhe të shtohen derisa të japin drithin (farën).
28 ﴾...rrushin dhe jonxhën e njomë (që shërben si ushqim për kafshët)...﴿
29 ﴾...ullirin e palmat...﴿
30 ﴾...kopshtet e dendura...﴿ Bëhet fjalë për kopshtet me palma të shumta dhe trungje shumë të mëdha.
31 ﴾...fruta dhe *ebbā*) *Ebbā* janë ato barëra dhe llojet e ndryshme të kullotave që mbijnë vetë nga toka, të cilat nuk mbillen nga njerëzit dhe as përdoren si ushqim prej tyre.
32 ﴾...që t'i gëzoni ju dhe bagëtitë tuaja.﴿
33 ﴾Por, kur të vijë Ushtima...﴿ – Ushtima e Ditës së Kiametit, e cila i shurdhon veshët, e kështu ata nuk dëgjojnë.
34 ﴾...atë ditë njeriu do të ikë nga i vëllai,﴿
35 ﴾...nga e ëma dhe nga i ati...﴿
36 ﴾...nga e shoqja dhe nga fëmijët e vet.﴿ Këta janë njerëzit më të veçantë nga të afërmit, janë ata që janë më të dhimbsur dhe që ndjejnë më shumë keqardhje për të. Prandaj, ikja prej tyre bëhet për shkak të një tmerri të madh dhe fatkeqësie të frikshme.
37 ﴾Atë ditë secili prej tyre do ketë aq shqetësim për veten, sa do t'i mjaftojë.﴿ Pra do ketë të tilla shqetësime, të cilat e largojnë nga të afërmit dhe nuk e lënë të merret me ta; ikën prej tyre nga meraku se mos ata i kërkojnë diçka për shkak të afërsisë me ta dhe që ata të mos shohin vështirësitë në të cilat ndodhet.
38 ﴾Atë Ditë do të ketë fytyra të ndritura...﴿ – rrezëllore e plot dritë,
39 ﴾...të qeshura e të gëzuara.﴿
40 ﴾Atë ditë do ketë (edhe) fytyra të pluhurosura...﴿ – gjithë pluhur dhe të ndotura.
41 ﴾...që do t'i mbulojë errësira﴿ – pra do t'i kaplojë sterrimi, errësira dhe vështirësia.
42 ﴾Këta...﴿ – ata me fytyrave të pluhurosura, ﴾janë jobesimtarët, gjynahqarët *(el-fexherah)*﴿ *Fexherah* janë të shthururit dhe gënjeshtarët.

## SURJA ET-TEKWĪR

1 ﴾Kur Dielli të jetë mbështjellë (*kuwwirah*)) *Kuwwirah* – "merr formën e topit". Pra mbështillet, mblidhet dhe pastaj hidhet tej.
2 ﴾...kur yjet të rrëzohen...﴿ – të bien dhe të shpërndahen. Thuhet se mund të nënkuptojë edhe shuarjen e dritës së tyre.
3 ﴾...dhe malet të kenë udhëtuar...﴿ – pasi ato të jenë shpartalluar (shpërndarë) në ajër.
4 ﴾...kur devetë barrse të braktisen *(uttilet)*﴿ Janë përmendur veçanërisht devetë barrse, sepse ato janë pasuria më e shtrenjtë për arabët. Kuptimi i fjalës *uttilet* është të lihen të braktisura, për shkak të tmerrit të madh që ato shohin.
5 ﴾...dhe egërsirat të tubohen...﴿ – kur të ringjallen për të marrë hakun e tyre nga njëra-tjetra; ose kur të ngordhin.
6 ﴾...kur detet të ndizen...﴿ – pra do ndizen dhe do bëhen zjarr i flakëruar.
7 ﴾...dhe njerëzit të bashkohen[2]﴿ Njerëzit

---

[1] Sipas një komenti tjetër, këtu bëhet fjalë për lehtësimin e lindjes. Pra, ia lehtëson rrugën për të dalë nga barku i nënës së vet në çastin e lindjes (*shën. i përkth.*).

[2] Sipas një komenti tjetër, këtu bëhet fjalë për

besimtarë bashkohen me hyritë e Xhenetit, ndërsa jobesimtarët bashkohen me djajtë. Hasani ka thënë: "Çdokush i bashkëngjitet grupit të vet: çifutët me çifutët, të krishterët me të krishterët, mexhusët[1] me mexhusët, hipokritët me hipokritët dhe besimtarët me besimtarët."

(8) ﴾...kur vajza foshnjë e varrosur për së gjalli të pyetet...)

(9) ﴾...ç'faj ke bërë që të vrarë?!﴿ Shumë nga arabët, kur Zoti u jepte ndonjë vajzë, ata i varrosnin të gjalla, nga frika se mos turpëroheshin me to, ose nga frika e varfërisë. Prandaj (Allahu) e ka qortuar rëndë me anë të pyetjes që do i bëhet, ngaqë ajo është vrarë pa kurrfarë faji!

(10) ﴾...kur fletët të shpërndahen...﴿ – domethënë, shpërndahen regjistrat (librat) e veprave për të filluar llogaria.

(11) ﴾...dhe qielli të zhvishet...﴿ – kur të çahet dhe të hiqet.

(12) ﴾...kur Xhehenemi të flakërojë...﴿ – ndizet fort për shkak të zemërimit të Allahut dhe gjynaheve të bijve të Ademit (njerëzve).

(13) ﴾...dhe Xheneti të afrohet﴿ – afrohet pranë të devotshmëve; dhe thuhet se këtu janë dymbëdhjetë çështje. Gjashtë të parat janë në këtë botë, dhe ato janë: nga fillimi i sures e deri te ﴾kur detet të ndizen﴿; dhe gjashtë të tjera janë në ahiret, dhe ato janë që nga ﴾dhe njerëzit të bashkohen﴿ e deri këtu.

(14) ﴾...atëherë çdokush do marrë vesh çfarë kishte përgatitur﴿ – pra kur të shpërndahen librat e veprave, atëherë çdokush do e marrë vesh se ç'të mira apo të këqija ka përgatitur (për këtë ditë).

(15) ﴾Betohem për ata yje që tërhiqen...) Allahu i Lartësuar betohet për yjet, të cilët tërhiqen ditën, fshihen e nuk shihen nën dritën e diellit.

(16) ﴾...që udhëtojnë...﴿ – udhëtojnë në orbitat e tyre. ﴾...(*el-kunnes*) e perëndojnë﴿ – fshihen në kohën e perëndimit të tyre. *Kunnes* vjen nga fjala *kinas* – "*strofkë*", vendi ku fshihen kafshët e egra, si gazelet etj.

(17) ﴾...për natën kur ajo largohet (*as'as*)[2]﴿ – largohet dhe mbaron errësira e saj.

(18) ﴾...e për agimin kur nis të zbardhë...﴿ – pra vjen me qetësi dhe fllad.

(19) ﴾...pa dyshim se ai﴿ – domethënë, Kurani, ﴾është Fjalë e (kumtuar prej) një të dërguari

سُورَةُ التَّكْوِيرِ — ترتيبها ٨١ — آياتها ٢٩

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

إِذَا ٱلشَّمۡسُ كُوِّرَتۡ ﴿١﴾ وَإِذَا ٱلنُّجُومُ ٱنكَدَرَتۡ ﴿٢﴾ وَإِذَا ٱلۡجِبَالُ
سُيِّرَتۡ ﴿٣﴾ وَإِذَا ٱلۡعِشَارُ عُطِّلَتۡ ﴿٤﴾ وَإِذَا ٱلۡوُحُوشُ حُشِرَتۡ
﴿٥﴾ وَإِذَا ٱلۡبِحَارُ سُجِّرَتۡ ﴿٦﴾ وَإِذَا ٱلنُّفُوسُ زُوِّجَتۡ ﴿٧﴾ وَإِذَا
ٱلۡمَوۡءُۥدَةُ سُئِلَتۡ ﴿٨﴾ بِأَيِّ ذَنۢبٖ قُتِلَتۡ ﴿٩﴾ وَإِذَا ٱلصُّحُفُ نُشِرَتۡ
﴿١٠﴾ وَإِذَا ٱلسَّمَآءُ كُشِطَتۡ ﴿١١﴾ وَإِذَا ٱلۡجَحِيمُ سُعِّرَتۡ ﴿١٢﴾ وَإِذَا ٱلۡجَنَّةُ
أُزۡلِفَتۡ ﴿١٣﴾ عَلِمَتۡ نَفۡسٞ مَّآ أَحۡضَرَتۡ ﴿١٤﴾ فَلَآ أُقۡسِمُ بِٱلۡخُنَّسِ ﴿١٥﴾
ٱلۡجَوَارِ ٱلۡكُنَّسِ ﴿١٦﴾ وَٱلَّيۡلِ إِذَا عَسۡعَسَ ﴿١٧﴾ وَٱلصُّبۡحِ إِذَا تَنَفَّسَ ﴿١٨﴾
إِنَّهُۥ لَقَوۡلُ رَسُولٖ كَرِيمٖ ﴿١٩﴾ ذِي قُوَّةٍ عِندَ ذِي ٱلۡعَرۡشِ مَكِينٖ ﴿٢٠﴾ مُّطَاعٖ
ثَمَّ أَمِينٖ ﴿٢١﴾ وَمَا صَاحِبُكُم بِمَجۡنُونٖ ﴿٢٢﴾ وَلَقَدۡ رَءَاهُ بِٱلۡأُفُقِ ٱلۡمُبِينِ
﴿٢٣﴾ وَمَا هُوَ عَلَى ٱلۡغَيۡبِ بِضَنِينٖ ﴿٢٤﴾ وَمَا هُوَ بِقَوۡلِ شَيۡطَٰنٖ رَّجِيمٖ ﴿٢٥﴾
فَأَيۡنَ تَذۡهَبُونَ ﴿٢٦﴾ إِنۡ هُوَ إِلَّا ذِكۡرٞ لِّلۡعَٰلَمِينَ ﴿٢٧﴾ لِمَن شَآءَ مِنكُمۡ أَن
يَسۡتَقِيمَ ﴿٢٨﴾ وَمَا تَشَآءُونَ إِلَّآ أَن يَشَآءَ ٱللَّهُ رَبُّ ٱلۡعَٰلَمِينَ ﴿٢٩﴾

سُورَةُ الانْفِطَارِ — ترتيبها ٨٢ — آياتها ١٩

fisnik...﴿ Ky i Dërguar është Xhibrili (Alejhi esselatu ue esselam), sepse është ai që e solli Kuranin nga Allahu i Madhërur te Profeti i Tij (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem).

(20) ﴾...që zotëron fuqi dhe pozitë të lartë te Zoti i Fronit﴿ – zotëron fuqi të madhe dhe ka një pozitë të fortë tek Allahu i Lartësuar.

(21) ﴾...e që është i respektuar atje dhe besnik.﴿ Është i respektuar atje, midis engjëjve, të cilët kthehen tek ai dhe i binden atij. Ai, gjithashtu, është i besueshëm për shpalljen dhe për çështje të tjera.

(22) ﴾Shoku juaj (Muhamedi) nuk është i marrë.﴿ E ka cilësuar Muhamedin (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) si "shoku juaj" për të treguar se ata e njohin mirë atë dhe se ai është njeriu më i logjikshëm dhe më i plotë.

(23) ﴾Ai e ka parë atë në horizontin e qartë...﴿ Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) e ka parë Xhibrilin (Alejhi esselatu ue esselam) në pamjen e tij të vërtetë, dhe kishte gjashtëqind krahë. Muxhahidi ka thënë: "E ka parë në drejtim të Exhjadit,[3] që është në lindje të Mekës."

(24) ﴾...dhe ai...﴿ – Muhamedi (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ﴾...nuk mbulon asnjë të fshehtë prej së Padukshmes.﴿ –

bashkimin e shpirtrave me trupat (*shën. i përkth.*).

[1] Mexhusët janë adhuruesit e zjarrit (*shën. i përkth.*).

[2] Sipas një komenti tjetër, këtu bëhet fjalë për natën kur ajo vjen me errësirën e saj. Kjo për arsyen se fjala *as'as* i përfshin të dyja kuptimet e kundërta –ardhjen dhe largimin (*shën. i përkth.*).

[3] Exhjad është emri i një mali në lindje të Mekës.

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

إِذَا ٱلسَّمَآءُ ٱنفَطَرَتْ ﴿١﴾ وَإِذَا ٱلْكَوَاكِبُ ٱنتَثَرَتْ ﴿٢﴾ وَإِذَا ٱلْبِحَارُ
فُجِّرَتْ ﴿٣﴾ وَإِذَا ٱلْقُبُورُ بُعْثِرَتْ ﴿٤﴾ عَلِمَتْ نَفْسٌ مَّا قَدَّمَتْ
وَأَخَّرَتْ ﴿٥﴾ يَٰٓأَيُّهَا ٱلْإِنسَٰنُ مَا غَرَّكَ بِرَبِّكَ ٱلْكَرِيمِ ﴿٦﴾ ٱلَّذِى
خَلَقَكَ فَسَوَّىٰكَ فَعَدَلَكَ ﴿٧﴾ فِىٓ أَىِّ صُورَةٍ مَّا شَآءَ رَكَّبَكَ ﴿٨﴾
كَلَّا بَلْ تُكَذِّبُونَ بِٱلدِّينِ ﴿٩﴾ وَإِنَّ عَلَيْكُمْ لَحَٰفِظِينَ ﴿١٠﴾ كِرَامًا
كَٰتِبِينَ ﴿١١﴾ يَعْلَمُونَ مَا تَفْعَلُونَ ﴿١٢﴾ إِنَّ ٱلْأَبْرَارَ لَفِى نَعِيمٍ ﴿١٣﴾ وَإِنَّ
ٱلْفُجَّارَ لَفِى جَحِيمٍ ﴿١٤﴾ يَصْلَوْنَهَا يَوْمَ ٱلدِّينِ ﴿١٥﴾ وَمَا هُمْ عَنْهَا بِغَآئِبِينَ
﴿١٦﴾ وَمَآ أَدْرَىٰكَ مَا يَوْمُ ٱلدِّينِ ﴿١٧﴾ ثُمَّ مَآ أَدْرَىٰكَ مَا يَوْمُ ٱلدِّينِ
﴿١٨﴾ يَوْمَ لَا تَمْلِكُ نَفْسٌ لِّنَفْسٍ شَيْـًٔا ۖ وَٱلْأَمْرُ يَوْمَئِذٍ لِّلَّهِ ﴿١٩﴾

ترتيبها ٨٣ — سُورَةُ ٱلْمُطَفِّفِينَ — آياتها ٣٦

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

وَيْلٌ لِّلْمُطَفِّفِينَ ﴿١﴾ ٱلَّذِينَ إِذَا ٱكْتَالُوا۟ عَلَى ٱلنَّاسِ يَسْتَوْفُونَ ﴿٢﴾
وَإِذَا كَالُوهُمْ أَو وَّزَنُوهُمْ يُخْسِرُونَ ﴿٣﴾ أَلَا يَظُنُّ أُو۟لَٰٓئِكَ أَنَّهُم
مَّبْعُوثُونَ ﴿٤﴾ لِيَوْمٍ عَظِيمٍ ﴿٥﴾ يَوْمَ يَقُومُ ٱلنَّاسُ لِرَبِّ ٱلْعَٰلَمِينَ ﴿٦﴾

domethënë, ai nuk tregohet koprrac me Zbulesën, pra me lajmin që i vjen nga qielli dhe as nuk lë gjë mangët në komunikimin e tij; përkundrazi, ai u mëson krijesave fjalën e Allahut dhe gjykimet e Tij.

25 ﴾As ky (Kuran) nuk është fjalë e djallit të mallkuar﴿ – pra Kurani nuk është fjalë e ndonjë djalli, që kërkon të dëgjojë vjedhurazi, e që gjuhen me anë të shigjetave të zjarrta (meteorëve).

26 ﴾Prandaj, nga po ia mbani?﴿ A ka rrugë më të qartë se sa kjo që po ju shpjegoj?!

27 ﴾Ai është veçse këshillë për botët...﴿ – domethënë, Kurani, nuk është gjë tjetër përveçse këshillë dhe përkujtim për mbarë krijesat.

28 ﴾...për secilin nga ju që dëshiron të ndjekë rrugën e drejtë.﴿

29 ﴾Por ju nuk mund të dëshironi, përveçse nëse dëshiron Allahu, Zoti i botëve!﴿ – ju nuk mund ta dëshironi qëndrimin në rrugën e drejtë dhe as nuk mund ta arrini dot atë, vetëm se me dëshirën e Allahut.

## SURJA EL-INFITĀR

1 ﴾Kur qielli të çahet...﴿ – çahet për zbritjen e engjëjve.

2 ﴾...dhe yjet të derdhen...﴿ – bien të shpërndarë.

3 ﴾...kur detet të shpërthejnë...﴿ – domethënë, shpërthejnë me njëri-tjetrin derisa bëhen një det i vetëm; ose shpërthejnë si vullkanet, dhe kjo ndodh para Ditës së Gjykimit.

4 ﴾...dhe varret të përmbysen...﴿ – dheu i tyre do kthehet përmbys dhe nxirren të vdekurit.

5 ﴾...atëherë çdokush do mësojë për veprat që ka bërë dhe që ka lënë pa bërë.﴿ Kur të shpërndahen fletushkat e veprave, çdokush do mësojë të mirat dhe të këqijat që ka bërë, si dhe ç'të mirë dhe të keqe ka lënë pa bërë.

6 ﴾O njeri, ç'të mashtroi ty kundrejt Zotit tënd bujar...﴿ Ç'të joshi dhe të mashtroi, saqë mohove Zotin tënd bujar? Thuhet se e mashtroi falja e Allahut, që nuk ia shpejtoi dënimin.

7 ﴾...i Cili të krijoi...﴿ nga një pikë fare, ndërkohë që nuk ishe asgjë – ﴾...të përsosi...﴿ duke të bërë njeri që dëgjon, shikon dhe logjikon – ﴾dhe të harmonizoi﴿ me trup të rregullt e të drejtë, duke të dhënë pamje të bukur e me gjymtyrë të rregullta e të përshtatshme.

8 ﴾...dhe, që të ka mbrujtur në atë formë që ka dashur?!﴿ – të ka krijuar në formën që Ai ka dëshiruar ndër shumë forma të ndryshme. Nuk je ti ai që e ke zgjedhur formën që gëzon!

9 ﴾Por jo!﴿ Kjo është për ta frenuar dhe për ta qortuar për mashtrimin e tij me bujarinë e Allahut dhe bërjen e saj rrugë për ta mohuar Atë. ﴾Ju e quani të gënjeshtërt Gjykimin (pas ringjalljes)...﴿ – pra shpërblimin sipas veprave.

10 ﴾...ndonëse mbi ju ka rojtarë (që ju vëzhgojnë)...﴿

11 ﴾...shënues të nderuar...﴿

12 ﴾...që dinë gjithçka që bëni.﴿ "Ju e përgënjeshtroni (e mohoni) ditën e shpërblimit, ndërsa engjëjt e Allahut janë ngarkuar që t'ju ruajnë. Ata shënojnë veprat dhe fjalët tuaja, që të jepni llogari për to në Ditën e Kiametit."

13 ﴾Vërtet, punëdrejtët do jenë në Xhenet,﴿

14 ﴾kurse fajtorët, me siguri, do jenë në Zjarrin flakërues,﴿

15 ﴾në të cilin do digjen në Ditën e Gjykimit...﴿ – në ditën e shpërblimit që ata e mohonin. Atë ditë ata detyrohen me forcë të shijojnë flakërimin dhe nxehtësinë e atij Zjarri.

16 ﴾...pa mundur t'i shmangen atij.﴿ Kurrë nuk do shkëputen prej tij dhe as nuk mungojnë në të. Aty do mbeten përgjithmonë, në jetë të jetëve.

17 ﴾E kush do të ta shpjegojë ty se ç'është Dita e Gjykimit?﴿

18 ﴾Edhe njëherë: kush do të ta shpjegojë ty se ç'është Dita e Gjykimit?﴿ – domethënë, dita e shpërblimit dhe e llogarisë. E ka përsëritur pyetjen rreth Ditës së Gjykimit për ta madhëruar pozitën e

saj, për t'ia shtuar rëndësinë, si dhe për të futur frikën në lidhje me të.

(19) ﴾Ajo është dita kur askush nuk do ketë fuqi për të bërë gjë për ndonjë tjetër dhe, kur pushteti do jetë vetëm i Allahut.﴿ Atje, askush veç Allahut, Zotit të botëve, nuk mund të vendosë apo të bëjë diçka. Atë Ditë, Allahu nuk i jep kurrfarë pushteti askujt, ashtu siç i kishte dhënë në këtë botë.

## SURJA EL-MUTAFFIFĪN

Përcillet se Ibn Abbasi (Radijallahu anhu) ka thënë: "Kur erdhi Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) në Medinë, medinasit ishin nga njerëzit më të këqij në çështjen e matjes. Prandaj, Allahu i Madhëruar zbriti vargun: "Mjerë për ata që hanë në peshë dhe matje!" Kështu, pas kësaj, ata filluan të masin në mënyrë të rregullt."

(1) ﴾Mjerë për *el-mutaffifin*, ata që hanë në peshë dhe matje...﴿ *Tatfifu* ka kuptimin e lënies pak mangët të diçkaje në peshë ose matje. Ndoshta ndonjëri prej tyre mbante dy lloje sa'[1], ku njërin e përdorte për disa dhe tjetrin për disa të tjerë.

(2) ﴾...të cilët, kur masin për veten, e marrin masën të plotë...﴿ – pra, kur blejnë për veten, e marrin të plotë masën dhe peshën.

(3) ﴾...ndërsa kur u masin apo u peshojnë të tjerëve, ua pakësojnë.﴿ Kur u masin apo u peshojnë të tjerëve, u masin dhe u peshojnë me hile.

(4) ﴾A nuk mendojnë ata se do ringjallen...﴿ Kuptimi i kësaj është se ata nuk e shkojnë nëpër mend se do ringjallen dhe do pyeten për ç'kanë bërë. Si vallë nuk e menduan këtë që të meditonin rreth saj dhe ta linin atë vepër, nga pasojat e së cilës frikësohen.

(5) ﴾...në një ditë të madhe,﴿

(6) ﴾ditën kur të gjithë njerëzit do dalin para Zotit të botëve?!﴿ – do çohen duke qëndruar në këmbë dhe duke pritur urdhrin, ose shpërblimin, ose llogarinë nga Zoti i botëve. Ky është një tregues se sa i madh është faji i ngrënies në masë dhe në peshë; është një tregues për shtimin e gjynahut në të dhe për ndëshkimin e tmerrshëm që ai meriton. Kjo për arsyen se është tradhti ndaj amanetit dhe ngrënie e së drejtës së tjetrit.

(7) ﴾Sigurisht (që do ringjallen), dhe libri i keqbërësve do jetë në *Sixhxhīn*!﴿ Pa dyshim që keqbërësit, pjesë e të cilëve janë edhe ata të cilët hanë në masë dhe në peshë, janë të shkruar në regjistrin e banorëve të Zjarrit; ose janë në një vend të bllokuar (të mbyllur) dhe të ngushtë.

(8) ﴾E kush do të ta shpjegojë ty se ç'është *Sixhxhīn*-i?!﴿

(9) ﴾Është një libër i shkruar!﴿ – domethënë, ai libër, në të cilin janë shënuar emrat e tyre, është një libër i shkruar qartë. Thuhet edhe se Sixhxhini, në thelb është *sixhxhīl*, që rrjedh nga fjala *sixh-xhīl*, dhe do të thotë "libër".

(10) ﴾Mjerë mohuesit atë ditë,﴿

(11) ﴾të cilët mohuan Ditën e Gjykimit!﴿

(12) ﴾Askush nuk e mohon atë, përveç gjynahqarëve që shkelin çdo kufi...﴿ – keqbërësit dhe zullumqarët që kalojnë kufijtë në gjynahe dhe zhyten në shkaqet e tyre (gjynaheve).

(13) ﴾...e të cilët, kur u lexohen shpalljet Tona﴿, që i janë zbritur Muhamedit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem). ﴾...thonë: 'Këto janë përralla të të parëve!'﴿ – pra, thonë se këto janë legjenda dhe tregime të pavërteta, që janë në librat e tyre (të parëve).

(14) ﴾Nuk është ashtu!﴿ U është thënë kështu për të frenuar, për të qortuar dhe për të përgënjeshtruar fjalët e tyre të pavërteta, ata që i kanë kaluar kufijtë dhe janë zhytur në gjynahe. ﴾Por veprat e tyre (të këqija) që punuan ua kanë mbuluar *(rane)* zemrat.﴿ Kundërshtimet dhe gjynahet e tyre u shtuan aq sa ua mbuluan zemrat. Ky është *er-ran* – "mbulimi" i tyre. Ebu Hurejra (Radijallahu anhu) përcjell se Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Kur njeriu bën një gjynah, në zemrën e tij vihet një njollë e zezë. Nëse ai pendohet dhe e lë atë, atëherë zemra e tij pastrohet; por nëse i kthehet gjynahut, atëherë kjo njollë shtohet derisa t'ia mbulojë zemrën. Ky është *er-ran*-i që ka përmendur Allahu i Madhëruar në Kuran."

(15) ﴾Nuk është ashtu! Në të vërtetë, atë ditë ata do jenë të penguar (të shohin) Zotin e tyre...﴿ – do pengohen të shohin Zotin e tyre Ditën e Gjykimit. Pra, nuk do e shohin Atë, ashtu siç e shohin besimtarët. Ashtu siç i mbuloi në këtë botë nga njësimi i Tij, i mbulon edhe në tjetrën që të mos e shohin.

(16) ﴾...pastaj, me siguri që do hyjnë në zjarrin e Xhehenemit...﴿ – do hyjnë në zjarr, dhe pastaj do provojnë nxehtësinë e tij.

(17) ﴾...e do t'u thuhet: Ja, kjo është ajo që e quanit të gënjeshtërt!'﴿

(18) ﴾Ndërsa libri i (*el-ebrār*) punëdrejtëve﴿ ﴾me siguri që do jetë në *Il-lijūn*.﴿ – pra ata janë të shkruar te banorët e Il-lijunit, që është Xheneti; ose janë në vendet më të larta të Xhenetit. Ndërsa *el-ebrār* – "*punëdrejtët*" janë të bindurit.

(19) ﴾E kush do të ta shpjegojë ty se ç'është Il-lijjuni?﴿ Ç'të shtyu të dish, o Muhamed, se ç'është Il-lijuni*?* Kjo është bërë për t'i dhënë më tepër peshë dhe rëndësi il-lijjinëve.

---

[1] Njësi matëse që bazohet në vëllimin që mban ena me këtë emër. Shiko shënimin nr. 2 në suren *El-Muxhādele* (*shën. i përkth.*).

كَلَّآ إِنَّ كِتَٰبَ ٱلۡفُجَّارِ لَفِي سِجِّينٖ ﴿٧﴾ وَمَآ أَدۡرَىٰكَ مَا سِجِّينٞ ﴿٨﴾ كِتَٰبٞ
مَّرۡقُومٞ ﴿٩﴾ وَيۡلٞ يَوۡمَئِذٖ لِّلۡمُكَذِّبِينَ ﴿١٠﴾ ٱلَّذِينَ يُكَذِّبُونَ بِيَوۡمِ ٱلدِّينِ ﴿١١﴾
وَمَا يُكَذِّبُ بِهِۦٓ إِلَّا كُلُّ مُعۡتَدٍ أَثِيمٍ ﴿١٢﴾ إِذَا تُتۡلَىٰ عَلَيۡهِ ءَايَٰتُنَا قَالَ أَسَٰطِيرُ
ٱلۡأَوَّلِينَ ﴿١٣﴾ كَلَّاۖ بَلۡۜ رَانَ عَلَىٰ قُلُوبِهِم مَّا كَانُواْ يَكۡسِبُونَ ﴿١٤﴾ كَلَّآ إِنَّهُمۡ
عَن رَّبِّهِمۡ يَوۡمَئِذٖ لَّمَحۡجُوبُونَ ﴿١٥﴾ ثُمَّ إِنَّهُمۡ لَصَالُواْ ٱلۡجَحِيمِ ﴿١٦﴾ ثُمَّ يُقَالُ
هَٰذَا ٱلَّذِي كُنتُم بِهِۦ تُكَذِّبُونَ ﴿١٧﴾ كَلَّآ إِنَّ كِتَٰبَ ٱلۡأَبۡرَارِ لَفِي عِلِّيِّينَ
﴿١٨﴾ وَمَآ أَدۡرَىٰكَ مَا عِلِّيُّونَ ﴿١٩﴾ كِتَٰبٞ مَّرۡقُومٞ ﴿٢٠﴾ يَشۡهَدُهُ ٱلۡمُقَرَّبُونَ
﴿٢١﴾ إِنَّ ٱلۡأَبۡرَارَ لَفِي نَعِيمٍ ﴿٢٢﴾ عَلَى ٱلۡأَرَآئِكِ يَنظُرُونَ ﴿٢٣﴾ تَعۡرِفُ فِي
وُجُوهِهِمۡ نَضۡرَةَ ٱلنَّعِيمِ ﴿٢٤﴾ يُسۡقَوۡنَ مِن رَّحِيقٖ مَّخۡتُومٍ ﴿٢٥﴾
خِتَٰمُهُۥ مِسۡكٞۚ وَفِي ذَٰلِكَ فَلۡيَتَنَافَسِ ٱلۡمُتَنَٰفِسُونَ ﴿٢٦﴾ وَمِزَاجُهُۥ
مِن تَسۡنِيمٍ ﴿٢٧﴾ عَيۡنٗا يَشۡرَبُ بِهَا ٱلۡمُقَرَّبُونَ ﴿٢٨﴾ إِنَّ ٱلَّذِينَ
أَجۡرَمُواْ كَانُواْ مِنَ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ يَضۡحَكُونَ ﴿٢٩﴾ وَإِذَا مَرُّواْ بِهِمۡ
يَتَغَامَزُونَ ﴿٣٠﴾ وَإِذَا ٱنقَلَبُوٓاْ إِلَىٰٓ أَهۡلِهِمُ ٱنقَلَبُواْ فَكِهِينَ ﴿٣١﴾
وَإِذَا رَأَوۡهُمۡ قَالُوٓاْ إِنَّ هَٰٓؤُلَآءِ لَضَآلُّونَ ﴿٣٢﴾ وَمَآ أُرۡسِلُواْ عَلَيۡهِمۡ
حَٰفِظِينَ ﴿٣٣﴾ فَٱلۡيَوۡمَ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ مِنَ ٱلۡكُفَّارِ يَضۡحَكُونَ ﴿٣٤﴾

20 ﴾Është një libër i shkruar!﴿ – libri në të cilin janë shënuar emrat e tyre është i shkruar qartë.

21 ﴾Atë e dëshmojnë të afërmit (e Allahut).﴿ – domethënë, engjëjt e dëshmojnë dhe e shikojnë librin e shkruar qartë. Thuhet se ata dëshmojnë për ato që ai përmban në Ditën e Gjykimit.

22 ﴾Me të vërtetë, punëdrejtët do jenë në Lumturi (Xhenet)‹﴿

23 ﴾duke shikuar nga frone të larta e të zbukuruara.﴿ – shohin nderimet që ka përgatitur Allahu për ta; ose shikojnë te fytyra e Allahut Fuqiplotë.

24 ﴾Në fytyrat e tyre do njohësh shkëlqimin e Lumturisë.﴿ Kur shikon fytyrat e tyre kupton se ata janë përjetues të kënaqësive. Kjo duket nga ajo dritë, bukuri, bardhësi, gëzim dhe shkëlqim që shihet në fytyrat e tyre.

25 ﴾Atyre do t'u jepet të pinë (*rahīk*) pije të pastër (*mahtūm*), të ruajtur mirë﴿ *Rahīk*-u i verës është ai në të cilin nuk është hedhur ndonjë pije tjetër (që ia ul cilësinë) dhe as ndonjë gjë që e prish. Ndërsa *makhtūm*-i është ajo pije që është e vulosur, e cila është e ndaluar të preket nga, derisa ta hapin atë punëdrejtit (*el-ebrār*).

26 ﴾...fundi i të cilit do vijë erë myshku (misku).﴿ Shija në fund të kësaj pijeje ka erë misku. Kur ai që e pi, pasi e shkëput nga goja, ndjen se i vjen era misk. Gjithashtu, mendohet se enët me këtë lloj pijeje, janë të vulosura me misk. ﴾Për këtë le të garojnë garuesit﴿ – pra le ta kërkojnë ata që e dëshirojnë diçka të tillë. Et-tenafus – "garimi" është të hahesh dhe të konkurrosh me të tjerët për diçka, të cilën çdokush e do për veten, duke u treguar koprrac për të ndaj të tjerëve.

27 ﴾Dhe ajo pije do përzihet me *tesnīm*.﴿ Ajo pije e pastër *(nektar)* do përzihet me pijen *tesnīm*, që është një pije që derdhet mbi ta nga lartësitë. Ajo është pija më e mirë e Xhenetit.

28 ﴾...nga burimi i të cilit do pinë më të afërmit (e Allahut)﴿ – pinë pije të pastër *(nektar)* nga burimi i tesnimit, me të cilin përziejnë gotat.

29 ﴾Vërtet, keqbërësit...﴿ – ata janë jobesimtarët – ﴾qeshnin me ata që besonin...﴿ – talleshin dhe i përqeshnin besimtarët.

30 ﴾...uke ia shkelur syrin njëri-tjetrit, sa herë që ata kalonin pranë tyre﴿ – pra duke bërë me shenjë me anë të qepallave dhe vetullave; i shanin dhe i ofendonin për shkak të fesë.

31 ﴾Kur ktheheshin...﴿ – pra kur ktheheshin jobesimtarët ﴾te njerëzit e vet﴿, ku uleshin e bisedonin me ta, ﴾ktheheshin të kënaqur﴿ – domethënë, duke iu pëlqyer veprimet e tyre dhe duke u kënaqur me to. Pra, ata zbaviteshin duke cenuar besimtarët dhe duke u tallur me ta.

32 ﴾...dhe kur i shihnin ata, thoshin: 'Këta janë të humbur',﴿

33 ﴾ndonëse nuk qenë dërguar vëzhgues të tyre﴿ – domethënë, nuk qenë dërguar nga Allahu si vëzhgues ndaj muslimanëve; as nuk ishin të ngarkuar për të regjistruar punët e tyre.

34 ﴾Por sot, ata që kanë besuar, do t'i përqeshin jobesimtarët...﴿ – pra besimtarët do i përqeshin jobesimtarët, kur t'i shikojnë të poshtëruar dhe të mundur, ashtu siç u tallën jobesimtarët me ta në këtë botë.

35 ﴾...nga fronet e ngritura do t'i shikojnë﴿ – pra, besimtarët do i shikojnë armiqtë e Allahut teksa dënohen, ndërkohë që besimtarët rrinë të kënaqur mbi frone të ngritura.

36 ﴾A janë shpërblyer meritueshëm mohuesit për atë që kanë bërë?!﴿ Pra, jobesimtarët e morën shpërblimin e tyre tashmë, për shkak të përqeshjes dhe talljes që u bënin besimtarëve në këtë botë.

## SURJA EL-INSHIKĀK

1 ﴾Kur qielli të çahet...﴿ Çarja e qiellit është nga shenjat e Ditës së Kiametit.

2 ﴾...duke dëgjuar me bindje Zotin e vet...﴿ – duke dëgjuar dhe duke iu bindur urdhrit që i jep Zoti i tij. ﴾...siç e ka për detyrë...﴿ – e ka për detyrë që të bindet, të nënshtrohet dhe të dëgjojë.

عَلَى ٱلْأَرَآئِكِ يَنظُرُونَ ٣٥ هَلْ ثُوِّبَ ٱلْكُفَّارُ مَا كَانُوا۟ يَفْعَلُونَ ٣٦

ترتيبها ٨٤ — سُورَةُ الانْشِقَاقِ — آياتها ٢٥

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

إِذَا ٱلسَّمَآءُ ٱنشَقَّتْ ١ وَأَذِنَتْ لِرَبِّهَا وَحُقَّتْ ٢ وَإِذَا ٱلْأَرْضُ مُدَّتْ
٣ وَأَلْقَتْ مَا فِيهَا وَتَخَلَّتْ ٤ وَأَذِنَتْ لِرَبِّهَا وَحُقَّتْ ٥ يَٰٓأَيُّهَا
ٱلْإِنسَٰنُ إِنَّكَ كَادِحٌ إِلَىٰ رَبِّكَ كَدْحًا فَمُلَٰقِيهِ ٦ فَأَمَّا مَنْ أُوتِىَ
كِتَٰبَهُۥ بِيَمِينِهِۦ ٧ فَسَوْفَ يُحَاسَبُ حِسَابًا يَسِيرًا ٨ وَيَنقَلِبُ
إِلَىٰٓ أَهْلِهِۦ مَسْرُورًا ٩ وَأَمَّا مَنْ أُوتِىَ كِتَٰبَهُۥ وَرَآءَ ظَهْرِهِۦ ١٠ فَسَوْفَ
يَدْعُوا۟ ثُبُورًا ١١ وَيَصْلَىٰ سَعِيرًا ١٢ إِنَّهُۥ كَانَ فِىٓ أَهْلِهِۦ مَسْرُورًا ١٣
إِنَّهُۥ ظَنَّ أَن لَّن يَحُورَ ١٤ بَلَىٰٓ إِنَّ رَبَّهُۥ كَانَ بِهِۦ بَصِيرًا ١٥ فَلَآ أُقْسِمُ
بِٱلشَّفَقِ ١٦ وَٱلَّيْلِ وَمَا وَسَقَ ١٧ وَٱلْقَمَرِ إِذَا ٱتَّسَقَ ١٨
لَتَرْكَبُنَّ طَبَقًا عَن طَبَقٍ ١٩ فَمَا لَهُمْ لَا يُؤْمِنُونَ ٢٠ وَإِذَا قُرِئَ
عَلَيْهِمُ ٱلْقُرْءَانُ لَا يَسْجُدُونَ ۩ ٢١ بَلِ ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ يُكَذِّبُونَ
٢٢ وَٱللَّهُ أَعْلَمُ بِمَا يُوعُونَ ٢٣ فَبَشِّرْهُم بِعَذَابٍ أَلِيمٍ ٢٤
إِلَّا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ وَعَمِلُوا۟ ٱلصَّٰلِحَٰتِ لَهُمْ أَجْرٌ غَيْرُ مَمْنُونٍ ٢٥

(3) ﴿...kur Toka të sheshohet...﴾ – domethënë, Toka shtrohet dhe thërrmohen malet, derisa të bëhet një vend i hapur dhe i sheshtë.

(4) ﴿...dhe të flakë atë që ka brenda e të zbrazet...﴾ – dhe të nxjerrë e të hedhë në sipërfaqe të vdekurit që janë në të.

(5) ﴿...duke dëgjuar me bindje Zotin e vet, siç e ka për detyrë...﴾

(6) ﴿...atëherë ti o njeri...﴾ Këtu aludohet për njeriun si të tillë, besimtar apo jobesimtar qoftë. ﴿...që përpiqesh shumë, mundin tënd do ta gjesh te Zoti yt.﴾ Ti që përpiqesh për takimin me Zotin tënd dhe sigurisht që do ta takosh Atë me veprat e tua.

(7) ﴿Atij që do i jepet libri i tij në dorën e djathtë...﴾ Bëhet fjalë për besimtarët, të cilëve, fletushkat, ku janë të pasqyruara veprat që kanë kryer, u jepen në dorën e djathtë.

(8) ﴿...do ta ketë të lehtë llogarinë.﴾ Kjo do të thotë se atij i ekspozohen të këqijat që ka bërë; pastaj Allahu ia fal ato pa ia diskutuar llogarinë. Përcillet se Aishja ka thënë: "Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Atij që i diskutohet llogaria, ai dënohet"." Aishja (Radijallahu anhu) vijon: "Atëherë i thashë: – A nuk thotë Allahu: ﴿...do ta ketë të lehtë llogarinë﴾? – Ai tha: "Kjo nuk është llogaria, por ekspozimi. Atij që i diskutohet llogaria Ditën e Kiametit, ai dënohet"."

(9) ﴿...dhe do të kthehet te të afërmit e tij...﴾ – te bashkëshortet dhe hyritë symëdha, të cilat janë në Xhenet. ﴿...i gëzuar.﴾ Kthehen gjithë gazmend për shkak të mirësisë dhe nderimit që u bëhet.

(10) ﴿Kurse ai të cilit do i jepet libri i tij pas shpinës...﴾ – sepse dora e tij e djathtë është e prangosur në qafën e tij, kurse e majtë është pas shpine. Këta janë jobesimtarët dhe gjynahqarët.

(11) ﴿...do lutet për shkatërrimin e vet (*thuburān*)﴾ – pra kur lexon librin e veprave të tij, thotë: 'I mjeri unë! I shkreti unë!' *Thubūr* do të thotë "shkatërrim", "vdekje".

(12) ﴿...dhe në zjarr do digjet...﴾ – pra do futet në të dhe do vuajë nxehtësinë e tij.

(13) ﴿...sepse ai jetonte i shkujdesur (i gëzuar) në familjen e tij...﴾ – duke ndjekur dëshirat e tij të sëmura dhe duke u zhytur në epshe, me arrogancë dhe mendjemadhësi, ngaqë nuk i shkonte nëpër mend bota tjetër, ose ngaqë nuk mendonte aspak për të.

(14) ﴿...duke menduar se nuk do kthehej kurrë.) Mendonte se nuk do kthehej tek Allahu për t'u shpërblyer (për të dhënë llogari).

(15) ﴿Por, sigurisht që...﴾ ai do kthehet. ﴿Zoti i tij ka qenë gjithnjë vëzhgues!﴾ Domethënë, Allahu ka dijeni të plotë për të dhe për veprat e tij.

(16) ﴿Betohem në të kuqërremtën e muzgut...﴾ Zoti betohet për të kuqërremtën që shfaqet pas perëndimit të diellit e deri në kohën e namazit të fundit të mbrëmjes (jacisë).

(17) ﴿...në natën e në gjithçka që ajo mbledh...﴾ – në gjithçka që ajo mbledh dhe mban, sepse nata mbledh dhe bashkon atë që ishte shpërndarë gjatë ditës në angazhimet e veta; kjo ngaqë kur bie nata gjithçka shkon e strehohet në strehën e vet.

(18) ﴿...si dhe në hënën kur ajo plotësohet...﴾ – pra kur plotësohet në mes të muajit hënor.

(19) ﴿...se ju, me siguri që do kaloni nga një situatë në një tjetër!﴾ – nga një gjendje në një tjetër: pasuri dhe varfëri, vdekje dhe jetë, hyrja në Xhenet ose në Zjarr.

(20) ﴿Çfarë kanë ata që nuk besojnë?!﴾ Pra, pse nuk e besojnë Kuranin, ndërkohë që ekzistojnë plot shkaqe të cilat e bëjnë të obligueshëm këtë besim?!

(21) ﴿E përse kur u lexohet Kurani nuk përulen në sexhde?!﴾ – pra, çfarë i pengon që të bien në sexhde të përulur kur lexohet Kurani. Thuhet se aludohet për atë se ata nuk e kryejnë sexhden që njihet si sexhdja e *tilāwah*-s[1], kur lexohet ajeti në të

---

[1] Në Kuran ndodhen disa ajete që emërtohen si

ترتيبها ٨٥ — سُورَةُ البُرُوجِ — آياتها ٢٢

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

وَٱلسَّمَآءِ ذَاتِ ٱلۡبُرُوجِ ١ وَٱلۡيَوۡمِ ٱلۡمَوۡعُودِ ٢ وَشَاهِدٖ وَمَشۡهُودٖ
٣ قُتِلَ أَصۡحَٰبُ ٱلۡأُخۡدُودِ ٤ ٱلنَّارِ ذَاتِ ٱلۡوَقُودِ ٥ إِذۡ هُمۡ عَلَيۡهَا
قُعُودٞ ٦ وَهُمۡ عَلَىٰ مَا يَفۡعَلُونَ بِٱلۡمُؤۡمِنِينَ شُهُودٞ ٧ وَمَا نَقَمُواْ
مِنۡهُمۡ إِلَّآ أَن يُؤۡمِنُواْ بِٱللَّهِ ٱلۡعَزِيزِ ٱلۡحَمِيدِ ٨ ٱلَّذِي لَهُۥ مُلۡكُ
ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِۚ وَٱللَّهُ عَلَىٰ كُلِّ شَيۡءٖ شَهِيدٌ ٩ إِنَّ ٱلَّذِينَ
فَتَنُواْ ٱلۡمُؤۡمِنِينَ وَٱلۡمُؤۡمِنَٰتِ ثُمَّ لَمۡ يَتُوبُواْ فَلَهُمۡ عَذَابُ جَهَنَّمَ وَلَهُمۡ
عَذَابُ ٱلۡحَرِيقِ ١٠ إِنَّ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ لَهُمۡ
جَنَّٰتٞ تَجۡرِي مِن تَحۡتِهَا ٱلۡأَنۡهَٰرُۚ ذَٰلِكَ ٱلۡفَوۡزُ ٱلۡكَبِيرُ ١١ إِنَّ بَطۡشَ
رَبِّكَ لَشَدِيدٌ ١٢ إِنَّهُۥ هُوَ يُبۡدِئُ وَيُعِيدُ ١٣ وَهُوَ ٱلۡغَفُورُ ٱلۡوَدُودُ ١٤
ذُو ٱلۡعَرۡشِ ٱلۡمَجِيدُ ١٥ فَعَّالٞ لِّمَا يُرِيدُ ١٦ هَلۡ أَتَىٰكَ حَدِيثُ ٱلۡجُنُودِ
١٧ فِرۡعَوۡنَ وَثَمُودَ ١٨ بَلِ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ فِي تَكۡذِيبٖ ١٩ وَٱللَّهُ مِن
وَرَآئِهِم مُّحِيطُۢ ٢٠ بَلۡ هُوَ قُرۡءَانٞ مَّجِيدٞ ٢١ فِي لَوۡحٖ مَّحۡفُوظِۭ ٢٢

ترتيبها ٨٦ — سُورَةُ الطَّارِقِ — آياتها ١٧

cilin përmendet rënia në sexhde.

22 ﴾Përkundrazi, ata që nuk besojnë e quajnë atë gënjeshtër﴿ – përgënjeshtrojnë Librin që përmban faktet e Njësimit (të Allahut), të ringjalljes, të shpërblimit dhe të ndëshkimit.

23 ﴾Por Allahu e di mirë çfarë fshehin ata...﴿ – e di mirë atë përgënjeshtrim që ata fshehin në vetvete.

24 ﴾...prandaj, përgëzoji ata me dënimin e dhembshëm...﴿ Është përdorur termi “përgëzim” në formë talljeje dhe përçmimi ndaj tyre.

25 ﴾...përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, të cilët do shpërblehen me një shpërblim, për të cilin nuk u mburret dot askush.﴿

## SURJA EL-BURŪXH

1 ﴾Për qiellin me yjësi...﴿ – domethënë, betohem për pozicionin që marrin planetët. Ato janë dymbëdhjetë yjësi, të dymbëdhjetë planetëve.

2 ﴾...për Ditën e Premtuar﴿ – Dita e Kiametit.

3 ﴾...për dëshmitarin...﴿ – për krijesat që e dëshmojnë atë ditë. ﴾...dhe për atë që dëshmohet!﴿ – për ato krime të tmerrshme për të cilat dëshmojnë dëshmitarët kundër kriminelëve, krime të cilat gjakatarët i kryen ndaj vetë këtyre dëshmitarëve. Këtu bëjnë pjesë të gjithë ata që u vranë në rrugë të Allahut, siç ndodhi në historinë e “njerëzve të hendeqeve”, që do përmendet në vijim. Gjithashtu, edhe Allahu është Dëshmitar kundër tyre, siç do e shohim më pas.

4 ﴾Mallkuar qofshin njerëzit e hendeqeve...﴿ Është fjala për një mbret dhe jobesimtarët që kishte rreth vetes. Kur një pjesë e popullit të tij besoi, ata u hapën atyre hendeqe në tokë, ndezën zjarre në to dhe i hidhnin të gjallë brenda tyre, ndërkohë që mbreti dhe njerëzit e tij bënin sehir.

5 ﴾...zjarrit (të ushqyer) me lëndë djegëse...﴿ Lënda djegëse është druri, me të cilin mbahej ndezur.

6 ﴾...kur rrinin ulur rreth tij...﴿ Qofshin mallkuar kur rrinin dhe shihnin zjarrin, të ulur në karrige pranë hendeqeve.

7 ﴾...duke dëshmuar atë që po i bënin besimtarëve!﴿ Kur i ekspozonin para zjarrit që ata ta braktisnin fenë e tyre. Ata kriminelë do dëshmojnë në Ditën e Kiametit kundër vetvetes për krimet që kanë kryer. Pastaj, kundër tyre do dëshmojnë edhe gjuhët, duart dhe këmbët e tyre.

8 ﴾Ata i munduan besimtarët, vetëm pse këta i besuan Allahut, të Plotfuqishmit, të Denjit për çdo lavd...﴿ – pra vetëm për faktin që ata besuan Allahun, të Gjithëfuqishmin dhe merituesin e çdo lavdi në çdo situatë. Nuk i fajësuan për tjetër, por vetëm për besimin e tyre.

9 ﴾...të Cilit i përket pushteti i qiejve dhe i Tokës‹ dhe sigurisht që Allahu është Dëshmitar i çdo gjëje﴿ – i çdo gjëje që ata bënë kundër besimtarëve, sepse asgjë nuk i fshihet Atij. Ky është një kërcënim i ashpër për njerëzit e hendeqeve dhe, nga ana tjetër, një premtim i gëzueshëm për ata besimtarë që u dënuan për shkak të fesë së tyre.

10 ﴾Pa dyshim, ata që i sprovuan (duke i torturuar) besimtarët dhe besimtaret...﴿ – domethënë, i dogjën me zjarr dhe nuk u lanë tjetër zgjedhje përveçse të mohojnë Allahun. I sprovuan duke i torturuar për shkak të fesë së tyre, që ata ta braktisnin atë. ﴾...e nuk pendohen﴿ – nga vepra e tyre e shëmtuar dhe nga mosbesimi dhe sprovimi që ushtrojnë – ﴾...i pret dënimi i Xhehenemit‹ dhe dënimi me djegie﴿ – për shkak të djegies që ata i bënë besimtarëve.

11 ﴾Kurse për ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira do ketë kopshte nëpër të cilët rrjedhin lumenj. Kjo është fitorja madhështore.﴿

12 ﴾Vërtet, ndëshkimi i Zotit tënd...﴿ – dënimi që

---

ajetet e sexhdes, të cilat, kur lexohen, shoqërohen me përulje në sexhde (*shën. i përkth.*).

Ai u bën arrogantëve dhe zullumqarëve ﴾është i ashpër!﴿ – është i shumëfishuar dhe i rëndë.
(13) ﴾Vërtet, është Ai që e fillon (krijimin) dhe e përsërit atë﴿ – pra, i krijon krijesat në këtë botë dhe i rikthen të gjalla pas vdekjes.
(14) ﴾Ai është Falësi i madh, i Dashuri...﴿ Falës i madh i gjynaheve të robërve të Tij besimtarë. Ai nuk i diskrediton ata me gjynahet e tyre. Ai ka dashuri të madhe ndaj atyre që tregohen të bindur.
(15) ﴾...Zotëruesi i Fronit...﴿ – Allahu i Lartësuar është Zoti i Fronit madhështor. ﴾...i Lavdishmi.﴿ Lavdia është kulmi i bujarisë dhe mirësisë.
(16) ﴾Vepruesi i gjithçkaje që dëshiron.﴿
(17) ﴾A e ke dëgjuar ndodhinë e ushtrive...﴿ – domethënë, tashmë ty të ka ardhur (e ke marrë vesh) lajmi i grupeve jobesimtare, të cilët përgënjeshtronin profetët e tyre dhe mblidhnin ushtarë për t'i luftuar ata. Ndodhia e tyre është historia e dënimit që u dha Allahu.
(18) ﴾...të Faraonit dhe të fisit Themud?﴿
(19) ﴾E megjithatë, ata që nuk besojnë, këmbëngulin në përgënjeshtrim...﴿ – domethënë, megjithatë, idhujtarët arabë vazhdojnë të të përgënjeshtrojnë në mënyrë të ashpër ty dhe atë që t'u zbulua, duke mos nxjerrë mësim nga jobesimtarët që ishin para tyre.
(20) ﴾...ndonëse Allahu është pas tyre e i ka nën kontroll﴿ – është i Plotfuqishëm që t'i dënojë ashtu siç i dënoi ata që ishin para tyre.
(21) ﴾Përkundrazi, ai është një Kuran i lavdishëm...﴿ – ka arritur kulmin e nderimit, të fisnikërisë dhe të begatisë. Ai nuk është as poezi, as fall dhe as magji, siç thonë ata.
(22) ﴾...në Pllakën e Ruajtur mirë (*Lewhi-l-mahfūdh*)﴿ – është i shkruar në Pllakë, e cila është baza e Librit. Ai është i mbrojtur tek Allahu dhe djajtë nuk mbërrijnë dot tek ai.

## SURJA ET-TĀRIK

(1) ﴾Për qiellin dhe për *et-tārik*!﴿ Allahu betohet për qiellin dhe për *tārk*-un. *Tārik është* "ylli". Është emërtuar *tārik* ngaqë del natën dhe fshihet ditën, e çdo gjë që del natën (në gjuhën arabe) quhet *tārik*.
(2) ﴾E kush mund të ta shpjegojë ty se ç'është vizitori i natës?﴿
(3) ﴾Ai është ylli që shpon terrin (*eth-thākib*).﴿ *Thākib* është ylli me ndriçim shumë të fortë, që sikur e shpon fuqishëm errësirën e natës.
(4) ﴾Për çdo njeri ka mbikëqyrës.﴿ Kjo është përgjigjja e betimit; domethënë, për çdo njeri ka mbikëqyrës, të cilët regjistrojnë fjalët dhe veprimet e çdo njeriu, duke i shënuar të mirat dhe të këqijat që kryen.
(5) ﴾Le të meditojë njeriu se nga ç'gjë është krijuar:﴿

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ
وَٱلسَّمَآءِ وَٱلطَّارِقِ ١ وَمَآ أَدۡرَىٰكَ مَا ٱلطَّارِقُ ٢ ٱلنَّجۡمُ ٱلثَّاقِبُ ٣ إِن كُلُّ
نَفۡسٖ لَّمَّا عَلَيۡهَا حَافِظٞ ٤ فَلۡيَنظُرِ ٱلۡإِنسَٰنُ مِمَّ خُلِقَ ٥ خُلِقَ مِن مَّآءٖ
دَافِقٖ ٦ يَخۡرُجُ مِنۢ بَيۡنِ ٱلصُّلۡبِ وَٱلتَّرَآئِبِ ٧ إِنَّهُۥ عَلَىٰ رَجۡعِهِۦ لَقَادِرٞ ٨
يَوۡمَ تُبۡلَى ٱلسَّرَآئِرُ ٩ فَمَا لَهُۥ مِن قُوَّةٖ وَلَا نَاصِرٖ ١٠ وَٱلسَّمَآءِ ذَاتِ ٱلرَّجۡعِ ١١
وَٱلۡأَرۡضِ ذَاتِ ٱلصَّدۡعِ ١٢ إِنَّهُۥ لَقَوۡلٞ فَصۡلٞ ١٣ وَمَا هُوَ بِٱلۡهَزۡلِ ١٤ إِنَّهُمۡ
يَكِيدُونَ كَيۡدٗا ١٥ وَأَكِيدُ كَيۡدٗا ١٦ فَمَهِّلِ ٱلۡكَٰفِرِينَ أَمۡهِلۡهُمۡ رُوَيۡدَۢا ١٧

ترتيبها ٨٧ — سُورَةُ الأَعۡلَىٰ — آياتها ١٩

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ
سَبِّحِ ٱسۡمَ رَبِّكَ ٱلۡأَعۡلَى ١ ٱلَّذِي خَلَقَ فَسَوَّىٰ ٢ وَٱلَّذِي قَدَّرَ فَهَدَىٰ
٣ وَٱلَّذِيٓ أَخۡرَجَ ٱلۡمَرۡعَىٰ ٤ فَجَعَلَهُۥ غُثَآءً أَحۡوَىٰ ٥ سَنُقۡرِئُكَ
فَلَا تَنسَىٰٓ ٦ إِلَّا مَا شَآءَ ٱللَّهُۚ إِنَّهُۥ يَعۡلَمُ ٱلۡجَهۡرَ وَمَا يَخۡفَىٰ ٧ وَنُيَسِّرُكَ
لِلۡيُسۡرَىٰ ٨ فَذَكِّرۡ إِن نَّفَعَتِ ٱلذِّكۡرَىٰ ٩ سَيَذَّكَّرُ مَن يَخۡشَىٰ ١٠
وَيَتَجَنَّبُهَا ٱلۡأَشۡقَى ١١ ٱلَّذِي يَصۡلَى ٱلنَّارَ ٱلۡكُبۡرَىٰ ١٢ ثُمَّ لَا يَمُوتُ
فِيهَا وَلَا يَحۡيَىٰ ١٣ قَدۡ أَفۡلَحَ مَن تَزَكَّىٰ ١٤ وَذَكَرَ ٱسۡمَ رَبِّهِۦ فَصَلَّىٰ ١٥

(6) ﴾është krijuar prej një lëngu që hidhet...﴿ – domethënë, që derdhet në mitër. Ai është uji i burrit dhe i gruas, sepse njeriu është krijuar prej të dyve, por këtu janë konsideruar si një ujë i vetëm, ngaqë ata janë të përzier me njëri-tjetrin.
(7) ﴾...e që del ndërmjet shtyllës kurrizore dhe dërrasës së kraharorit.﴿ Këtu bëhet fjalë për shtyllën kurrizore të burrit dhe *teraïb* – "dërrasës së kraharorit" të gruas. *Teraïb* është vendi ku qëndron varësja në gjoks. Fëmija formohet nga të dy lëngjet (fara e mashkullit dhe e femrës). Thuhet se ky lëng del nga të gjitha pjesët e trupit.
(8) ﴾Me të vërtetë, Ai është i Fuqishëm për ta kthyer (në jetë) atë...﴿ – për ta kthyer atë pas vdekjes, me anë të ringjalljes.
(9) ﴾...ditën kur do të zbulohen të fshehtat...﴿ – domethënë, vihen në provë dhe bëhen të njohura. *Seraïr* – "të fshehtat" janë ato bindje, qëllime etj., të cilat fshihen në zemra. Në atë çast dallohet e mira nga e keqja.
(10) ﴾...kur njeriu nuk do të ketë as fuqi, as ndihmës.﴿ Njeriu nuk do ketë as fuqi në vetvete për të penguar dënimin e Allahut dhe as ndihmës që ta shpëtojë atë nga ky dënim që e ka kapur.

11 ﴾Për qiellin që kthehet me shi herë pas here (*dhatur-rexh'i*)﴿ *Rexh'u* është shiu, ngaqë ai vjen dhe kthehet (largohet).

12 ﴾...dhe për tokën që plasaritet...﴿ Kjo është plasaritja që pëson toka nga zhvillimi i bimëve, i fruteve dhe i pemëve.

13 ﴾...që kjo është një fjalë ndarëse...﴿ – pra, Kurani është një fjalë që bën ndarjen midis së vërtetës dhe të kotës.

14 ﴾...dhe nuk është aspak shaka!﴿

15 ﴾Në të vërtetë, ata ngrenë kurthe...﴿ – ata ngrenë kurthe për ta rrëzuar (hedhur poshtë) fenë e vërtetë me të cilën erdhi i Dërguari i Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem).

16 ﴾...por dhe Unë ua pres me kurth﴿ – domethënë, i çoj shkallë-shkallë drejt humbjes, andej nga nuk ua merr mendja; dhe kurthin e tyre ua kthej me një kurth më të ashpër.

17 ﴾Prandaj, jepu pak afat jobesimtarëve;﴿ ﴾lëri edhe për pak kohë﴿ – lëri për një kohë të shkurtër ose të pakët.

## SURJA EL-A'LĀ

1 ﴾Lavdëro emrin e Zotit tënd, më të Lartit...﴿ – domethënë, lartësoje atë nga çdo gjë që nuk shkon për Të, duke thënë: *Subhane rabbijel-a'lā* – "i madhëruar *është Zoti im, më i Larti*".

2 ﴾...që ka krijuar gjithçka dhe e ka përsosur...﴿ E krijoi njeriun në përpjesëtim të drejtë; i dha një trup harmonik; ia përsosi të kuptuarit dhe e përgatiti për të bartur obligime.

3 ﴾...që përcaktoi dhe orientoi...﴿ Përcaktoi gjinitë e gjërave, llojet, cilësitë, veprimet, thëniet dhe afatet e tyre. Pastaj orientoi çdonjërin për ato çka burojnë prej tij si dhe për ato çka duhet të bëjë.

4 ﴾...që bën të rriten kullotat﴿

5 ﴾dhe pastaj të shndërrohen, të thahen...﴿ – domethënë, pasi ishte me ngjyrë jeshile, e bëri të thyer e të thatë. ﴾...e të nxihen.﴿ – e bëri të nxirë pasi ishte me ngjyrë jeshile; kjo ngaqë kullota, kur thahet, nxihet.

6 ﴾Ne do të të bëjmë ty (Muhamed) të lexosh (Zbulesën)...﴿ – pra Kuranin – ﴾...kështu që nuk ke për ta harruar﴿ atë që do lexosh. Kur Xhibrili (Alejhi essalatu ue esselam) sillte shpalljen, dhe ende pa mbërritur në fund të ajetit, Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thoshte fillimin e tij, nga frika se mos e harronte, prandaj dhe zbriti: ﴾Ne do të të bëjmë ty (Muhamed) të lexosh (Zbulesën), kështu që nuk ke për ta harruar...﴿ Kësisoj Allahu i dha frymëzimin dhe e ruajti që të mos e harronte Kuranin.

7 (...përveç asaj që do Allahu﴿ të harrosh. ﴾Vërtet, Ai e di të dukshmen dhe çka është e fshehtë.﴿ Ai di atë që shfaqet haptazi dhe atë që është e fshehtë.

8 ﴾Do të ta lehtësojmë rrugën e drejtë...﴿ – do ta lehtësojmë kryerjen e veprave që të çojnë drejt Xhenetit.

9 ﴾...prandaj, këshillo, nëse këshilla do të jetë e dobishme!﴿ Këshilloji njerëzit, o Muhamed, me atë që të kemi shpallur! Orientoji ata në rrugët e mirësisë dhe udhëzoji drejt ligjeve të fesë, atje ku këshilla bën dobi. Ndërsa përsa i përket atij që është këshilluar dhe i është qartësuar plotësisht e vërteta, e pas kësaj ndjek egon e tij dhe këmbëngul në kundërshtime, për një njeri të tillë nuk është e nevojshme këshilla. Kjo përsa i përket përkujtimit të tij herë pas here. Ndërsa në lidhje me thirrjen e parë, kjo duhet bërë për të gjithë.

10 ﴾Asaj do t'ia vërë veshin ai që (i) frikësohet (Allahut)...﴿ – do të nxjerrë mësim nga këshilla jote ai që i frikësohet Allahut. Kështu, nëpërmjet përkujtimit që i bëhet, atij i shtohet devotshmëria.

11 ﴾...e do t'i shmanget vetëm më i keqi...﴿ – pra, përkujtimit do i shmangen dhe do i largohen më të këqinjtë ndër jobesimtarë.

12 ﴾...i cili do digjet në zjarrin e madh...﴿ – në zjarrin e madh e të tmerrshëm; kurse zjarri i vogël është zjarri në këtë botë.

13 ﴾...ku as nuk do vdesë﴿, që të qetësohet nga dënimi që po vuan, ﴾as nuk do jetojë﴿ një jetë nga e cila të ketë dobi.

14 ﴾I shpëtuar është ai që pastrohet...﴿ – ai që pastrohet nga idhujtaria, që beson Allahun, e njëson Atë dhe zbaton ligjet e Tij.

15 ﴾...që e përmend emrin e Zotit të vet...) Kuptimi i kësaj është se e përmend emrin e Zotit të vet me gjuhë. ﴾...dhe që fal namaz!﴿ – domethënë, fal pesë namazet.[1]

16 ﴾Por ju, përkundrazi, po i jepni më shumë përparësi jetës së kësaj bote,﴿

17 ﴾ndonëse jeta tjetër është më e mirë dhe e amshuar.﴿

18 ﴾Kjo, me të vërtetë...﴿ – pra shpëtimi dhe pastrimi që u përmendën më sipër – ﴾...ndodhet në fletët (shkrimet) e lashta,﴿

19 ﴾në fletët e Ibrahimit dhe të Musait.﴿ Nëpër e librat e zbuluar të Allahut, njëri pas tjetrit, është theksuar se bota tjetër është më e mirë dhe e amshuar.

---

[1] Pra, pesë namazet e obligLuara: sabahu, dreka, ikindia (pasditja), akshami dhe jacia (darka) (*shën. i përkth.*).

## SURJA EL-GĀSHIJE

1 ﴾A ke dëgjuar për Ngjarjen që mbulon (*el-gāshijeh*)?﴿ Ty, o Muhamed, të ka ardhur lajmi për Kiametin. Është emërtuar *el-gāshijeh*, ngaqë ajo i mbulon krijesat me tmerret e saj.

2 ﴾Atë Ditë, disa fytyra do jenë të përulura...﴿ – domethënë, atë ditë njerëzit do jenë në dy grupe: grupi i parë përbëhet nga ata njerëz, fytyrat e të cilëve do jenë të poshtëruara e të përulura për shkak të dënimit që po heqin.[1]

3 (...që kanë punuar e janë rraskapitur.﴿ Ata e mundonin veten në adhurim, e megjithatë nuk kanë shpërblim për të, për shkak të blasfemisë dhe shmangies nga e drejta.

4 ﴾Ata do digjen në zjarr të nxehtë﴿

5 ﴾e do pinë nga burime që valojnë﴿, uji i të cilëve është tepër i nxehtë.

6 ﴾Për ata nuk do ketë tjetër ushqim, përveç ferrave helmuese (*darī*)...﴿ *Darī* është një lloj bime me gjemba. Kjo bimë, në gjuhën e kurejshëve, kur është e njomë, quhet *shubruk*; ndërsa kur thahet, njihet si *darī*.

7 ﴾...të cilat as nuk do i japin fuqi, as nuk do ua shuajnë urinë.﴿

8 ﴾Atë Ditë, fytyrat e disave do jenë të gëzuara...﴿ – pra janë plot kënaqësi dhe gazmend. Këto janë fytyrat e njerëzve të grupit të dytë, pasi ata kanë parë se cili është përfundimi i tyre.

9 ﴾...të kënaqura për përpjekjet e tyre.﴿ – janë të kënaqura për punët që kanë kryer në këtë botë, sepse atyre u është dhënë aq shpërblim sa i ka kënaqur.

10 ﴾Ata do jenë në kopshtin e lartë,﴿

11 ﴾në të cilin nuk do dëgjojnë fjalë boshe.﴿

12 ﴾Atje ka një burim që rrjedh﴿

13 ﴾dhe divane të ngritura.﴿

14 ﴾Ka kupa të vëna (për t'u mbajtur në dorë)﴿

15 ﴾dhe jastëkë të renditur, (njëri pas tjetrit),﴿

16 ﴾si dhe qilima të shtruar gjithandej﴿ – pra shumë qilima me push të hollë, të shtruar ngado.

17 ﴾Vallë, a nuk i shohin devetë, se si janë krijuar?!﴿ Në një krijim të mrekullueshëm, siç është trupi dhe fuqia e tyre e madhe, si dhe cilësitë e tyre të mahnitshme.

18 ﴾Po qiellin, se si është ngritur?!﴿ – sipër Tokës, pa shtylla, në një mënyrë të atillë, që është e pamundur të perceptohet.

19 ﴾Po malet, se si janë vënë të patunduraa?!﴿ – domethënë, janë ngritur mbi Tokë, të mbërthyera (të ngulitura) e të qëndrueshëm. Ata as nuk lëkunden, as nuk shtrembërohen e as nuk zhduken.

---

[1] Këtu është përmendur grupi i parë, ndërsa grupi i dytë dhe cilësitë e tij përmenden në ajetin nr. 8 e më pas të kësaj sureje (*shën. i përkth.*).

بَلۡ تُؤۡثِرُونَ ٱلۡحَيَوٰةَ ٱلدُّنۡيَا ﴿١٦﴾ وَٱلۡأٓخِرَةُ خَيۡرٞ وَأَبۡقَىٰٓ ﴿١٧﴾ إِنَّ
هَٰذَا لَفِي ٱلصُّحُفِ ٱلۡأُولَىٰ ﴿١٨﴾ صُحُفِ إِبۡرَٰهِيمَ وَمُوسَىٰ ﴿١٩﴾

ترتيبها ٨٨ — سُورَةُ الغَاشِيَةِ — آياتها ٢٦

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ
هَلۡ أَتَىٰكَ حَدِيثُ ٱلۡغَٰشِيَةِ ﴿١﴾ وُجُوهٞ يَوۡمَئِذٍ خَٰشِعَةٌ ﴿٢﴾
عَامِلَةٞ نَّاصِبَةٞ ﴿٣﴾ تَصۡلَىٰ نَارًا حَامِيَةٗ ﴿٤﴾ تُسۡقَىٰ مِنۡ عَيۡنٍ ءَانِيَةٖ ﴿٥﴾
لَّيۡسَ لَهُمۡ طَعَامٌ إِلَّا مِن ضَرِيعٖ ﴿٦﴾ لَّا يُسۡمِنُ وَلَا يُغۡنِي مِن جُوعٖ ﴿٧﴾
وُجُوهٞ يَوۡمَئِذٖ نَّاعِمَةٞ ﴿٨﴾ لِّسَعۡيِهَا رَاضِيَةٞ ﴿٩﴾ فِي جَنَّةٍ عَالِيَةٖ ﴿١٠﴾
لَّا تَسۡمَعُ فِيهَا لَٰغِيَةٗ ﴿١١﴾ فِيهَا عَيۡنٞ جَارِيَةٞ ﴿١٢﴾ فِيهَا سُرُرٞ مَّرۡفُوعَةٞ ﴿١٣﴾
وَأَكۡوَابٞ مَّوۡضُوعَةٞ ﴿١٤﴾ وَنَمَارِقُ مَصۡفُوفَةٞ ﴿١٥﴾ وَزَرَابِيُّ مَبۡثُوثَةٌ ﴿١٦﴾
أَفَلَا يَنظُرُونَ إِلَى ٱلۡإِبِلِ كَيۡفَ خُلِقَتۡ ﴿١٧﴾ وَإِلَى ٱلسَّمَآءِ كَيۡفَ
رُفِعَتۡ ﴿١٨﴾ وَإِلَى ٱلۡجِبَالِ كَيۡفَ نُصِبَتۡ ﴿١٩﴾ وَإِلَى ٱلۡأَرۡضِ كَيۡفَ
سُطِحَتۡ ﴿٢٠﴾ فَذَكِّرۡ إِنَّمَآ أَنتَ مُذَكِّرٞ ﴿٢١﴾ لَّسۡتَ عَلَيۡهِم
بِمُصَيۡطِرٍ ﴿٢٢﴾ إِلَّا مَن تَوَلَّىٰ وَكَفَرَ ﴿٢٣﴾ فَيُعَذِّبُهُ ٱللَّهُ ٱلۡعَذَابَ
ٱلۡأَكۡبَرَ ﴿٢٤﴾ إِنَّ إِلَيۡنَآ إِيَابَهُمۡ ﴿٢٥﴾ ثُمَّ إِنَّ عَلَيۡنَا حِسَابَهُم ﴿٢٦﴾

20 ﴾Po Tokën, se si është shtrirë?!﴿

21 ﴾Prandaj këshilloji...﴿ – domethënë, këshilloji dhe frikësoji, o Muhamed! ﴾...se ti je vetëm këshillues...﴿ – nuk ke detyrim tjetër veç tij (këshillimit).

22 ﴾...dhe nuk je imponues ndaj tyre!﴿ – që t'i detyrosh me forcë për të besuar.

23 ﴾Sa për ata që shmangen dhe nuk besojnë...﴿ – pra ata që i kthejnë shpinën këshillës.

24 ﴾...Allahu do t'i ndëshkojë me dënimin më të madh﴿ – që është dënimi i përhershëm në Xhehenem.

25 ﴾Pa dyshim, ata do kthehen të gjithë te Ne﴿ – domethënë, kthimi i tyre pas vdekjes do jetë te Ne.

26 (...dhe pastaj është detyra Jonë marrja e tyre në llogari!﴿ Pastaj i shpërblejmë sipas veprave, pasi të jenë kthyer tek Allahu përmes të ringjalljes.

## SURJA EL-FEXHR

1 ﴾Betohem për agimin!﴿ Allahu i betohet për agimin, ngaqë ajo është koha kur largohet errësira dhe vjen dita. Muxhahidi ka thënë se këtu bëhet fjalë për agimin e ditës së Kurban Bajramit.

2 ﴾...dhe për dhjetë netët﴿ – domethënë, betohem për dhjetë netët e para të muajit

سُورَةُ ٱلۡفَجۡرِ
ترتيبها ٨٩ — آياتها ٣٠

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ
وَٱلۡفَجۡرِ ١ وَلَيَالٍ عَشۡرٖ ٢ وَٱلشَّفۡعِ وَٱلۡوَتۡرِ ٣ وَٱلَّيۡلِ إِذَا يَسۡرِ
٤ هَلۡ فِي ذَٰلِكَ قَسَمٞ لِّذِي حِجۡرٍ ٥ أَلَمۡ تَرَ كَيۡفَ فَعَلَ رَبُّكَ بِعَادٍ
٦ إِرَمَ ذَاتِ ٱلۡعِمَادِ ٧ ٱلَّتِي لَمۡ يُخۡلَقۡ مِثۡلُهَا فِي ٱلۡبِلَٰدِ ٨
وَثَمُودَ ٱلَّذِينَ جَابُواْ ٱلصَّخۡرَ بِٱلۡوَادِ ٩ وَفِرۡعَوۡنَ ذِي ٱلۡأَوۡتَادِ ١٠
ٱلَّذِينَ طَغَوۡاْ فِي ٱلۡبِلَٰدِ ١١ فَأَكۡثَرُواْ فِيهَا ٱلۡفَسَادَ ١٢ فَصَبَّ
عَلَيۡهِمۡ رَبُّكَ سَوۡطَ عَذَابٍ ١٣ إِنَّ رَبَّكَ لَبِٱلۡمِرۡصَادِ ١٤ فَأَمَّا
ٱلۡإِنسَٰنُ إِذَا مَا ٱبۡتَلَىٰهُ رَبُّهُۥ فَأَكۡرَمَهُۥ وَنَعَّمَهُۥ فَيَقُولُ رَبِّيٓ أَكۡرَمَنِ
١٥ وَأَمَّآ إِذَا مَا ٱبۡتَلَىٰهُ فَقَدَرَ عَلَيۡهِ رِزۡقَهُۥ فَيَقُولُ رَبِّيٓ أَهَٰنَنِ ١٦
كَلَّاۖ بَل لَّا تُكۡرِمُونَ ٱلۡيَتِيمَ ١٧ وَلَا تَحَٰٓضُّونَ عَلَىٰ طَعَامِ
ٱلۡمِسۡكِينِ ١٨ وَتَأۡكُلُونَ ٱلتُّرَاثَ أَكۡلٗا لَّمّٗا ١٩
وَتُحِبُّونَ ٱلۡمَالَ حُبّٗا جَمّٗا ٢٠ كَلَّآ إِذَا دُكَّتِ ٱلۡأَرۡضُ دَكّٗا
دَكّٗا ٢١ وَجَآءَ رَبُّكَ وَٱلۡمَلَكُ صَفّٗا صَفّٗا ٢٢ وَجِاْيٓءَ يَوۡمَئِذِۭ
بِجَهَنَّمَۚ يَوۡمَئِذٖ يَتَذَكَّرُ ٱلۡإِنسَٰنُ وَأَنَّىٰ لَهُ ٱلذِّكۡرَىٰ ٢٣

dhulhixhxhe!

(3) ﴾Betohem për çiftin dhe tekun...﴿ – betohem për çiftin dhe tekun e gjithçkaje. Thuhet se betimi për çiftin bën fjalë për dy ditët e teshrikut[1], ditën e parë dhe të dytë, me përfundimin e të cilave i lejohet haxhiut që të përfundojë qëndrimin e tij në Mina[2]. Ndërsa teku është dita e tretë e tij.

(4) ﴾...dhe për natën kur largohet!﴿ – kur ajo vjen, vazhdon dhe pastaj shkon.

(5) ﴾A nuk janë këto betime të mëdha për njerëzit e mençur?!﴿ – ata njerëz që kanë logjikë dhe intelekt, se ato për të cilat është betuar Allahu meritojnë që Ai të betohet për to.

(6) ﴾Vallë, a nuk e di ti se çfarë ka bërë Zoti yt me fisin Ad‹﴿

(7) ﴾me Iremin me ndërtesa shumështyllëshe...﴿ Iremi është një tjetër emër i Adit të parë. Thuhet se Irem është emri i gjyshit të tyre. Gjithashtu, thuhet se ai është emri i vendit të tyre, që është qyteti i Damaskut ose një qytet tjetër në *Ahkaf*,[3] i ndërtuar me shtylla të larta e të gdhendura.

(8) ﴾...të atillë që nuk janë krijuar askund tjetër në tokë si ata?!﴿ – asnjë qytet tjetër nuk është ndërtuar aq i fortë sa ai.

(9) ﴾Dhe me fisin Themud, që gdhendi shkëmbinjtë në luginë.﴿ Ata gdhendnin malet dhe i hapnin për t'i bërë shtëpi. Lugina e tyre është el-Hixhr ose Wadil-Kura, që gjendet në rrugën nga Medina për në Sham.

(10) ﴾Dhe me Faraonin, njeriun e *el-ewtād* ?﴿ *Eutād* janë piramidat që ndërtuan faraonët, që të shërbenin si varre personale, për ndërtimin e të cilave shfrytëzuan popujt e tyre. Thuhet se *eutād* janë ushtarët, të cilët kishin tenda të shumta, që i përforconin me hunj.

(11) ﴾Të gjithë këta shkelën çdo kufi në vendet e tyre...﴿ – pra Adi, Themudi dhe Faraoni. Çdo grup prej tyre e teproi, u rebelua dhe u tregua arrogant.

(12) ﴾...duke shtuar atje shthurjen...﴿ me anë të mosbesimit dhe gjynaheve ndaj Allahut, si dhe me padrejtësinë ndaj robërve të Tij.

(13) ﴾...prandaj Zoti yt lëshoi mbi ata kamxhikun e dënimit﴿ – hodhi dënim mbi ato grupe. Thuhet se 'lëshova kamxhikun mbi kriminelin', pra e godita fort.

(14) ﴾Vërtet, Zoti yt është gjithnjë në pritë!﴿ Zoti vëzhgon veprat e çdo njeriu, që t'i shpërblejë për to, të mirën me të mirë dhe të keqen me të keqe. Hasani ka thënë: "Ai e ka nën vëzhgim udhën e njerëzve, e askush nuk i shpëton Atij."

(15) ﴾Për sa i përket njeriut, kur Zoti i tij e sprovon atë duke e ngritur lart (nderuar) dhe duke i dhënë mirësi...﴿ – domethënë, e nderon duke i dhënë pasuri dhe duke ia shtuar riskun, ﴾ai thotë: 'Zoti im më ka nderuar!'﴿ – pra beson se ky është nderimi i vërtetë nga gëzimi për atë që ka arritur.

(16) ﴾Por, kur e sprovon...﴿ – pra kur e vë në provë dhe e teston, (...duke ia pakësuar riskun﴿, pra duke ia ngushtuar dhe duke mos ia zgjeruar dhe shtuar, ﴾ai thotë: 'Zoti im më ka poshtëruar!'﴿ – më ka poshtëruar. Kjo është cilësi e jobesimtarit. Ndërsa për besimtarin, nderimi është që Allahu ta udhëzojë, duke e bërë të bindur ndaj Tij dhe duke i mundësuar kryerjen e veprave të mira. Kurse poshtërimi për të është kur Allahu nuk i jep sukses për të qenë i bindur ndaj Tij dhe për të mos kryer veprat e banorëve të Xhenetit.

(17) ﴾Nuk është kështu!﴿ Ky është ndalim dhe qortim për atë njeri që në këto dy gjendje thotë ato lloj fjalësh. ﴾Por ju nuk silleni mirë me

---

[1] Ditët e teshrikut janë tre ditët pas ditës së Kurban Bajramit (*shën. i përkth.*).

[2] Minaja është një nga vendet në rrethinat e Mekës, ku kryhen një pjesë e riteve të haxhit (*shën. i përkth.*).

[3] *Ahkaf* është emri i një vendi në jug të Gadishullit Arabik (*shën. i përkth.*).

يَقُولُ يَٰلَيْتَنِي قَدَّمْتُ لِحَيَاتِي ﴿٢٤﴾ فَيَوْمَئِذٍ لَّا يُعَذِّبُ عَذَابَهُۥٓ أَحَدٌ ﴿٢٥﴾
وَلَا يُوثِقُ وَثَاقَهُۥٓ أَحَدٌ ﴿٢٦﴾ يَٰٓأَيَّتُهَا ٱلنَّفْسُ ٱلْمُطْمَئِنَّةُ ﴿٢٧﴾ ٱرْجِعِىٓ
إِلَىٰ رَبِّكِ رَاضِيَةً مَّرْضِيَّةً ﴿٢٨﴾ فَٱدْخُلِى فِى عِبَٰدِى ﴿٢٩﴾ وَٱدْخُلِى جَنَّتِى ﴿٣٠﴾

سُورَةُ الْبَلَدِ — ترتيبها ٩٠ — آياتها ٢٠

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

لَآ أُقْسِمُ بِهَٰذَا ٱلْبَلَدِ ﴿١﴾ وَأَنتَ حِلٌّۢ بِهَٰذَا ٱلْبَلَدِ ﴿٢﴾ وَوَالِدٍ وَمَا وَلَدَ
﴿٣﴾ لَقَدْ خَلَقْنَا ٱلْإِنسَٰنَ فِى كَبَدٍ ﴿٤﴾ أَيَحْسَبُ أَن لَّن يَقْدِرَ عَلَيْهِ
أَحَدٌ ﴿٥﴾ يَقُولُ أَهْلَكْتُ مَالًا لُّبَدًا ﴿٦﴾ أَيَحْسَبُ أَن لَّمْ يَرَهُۥٓ أَحَدٌ
﴿٧﴾ أَلَمْ نَجْعَل لَّهُۥ عَيْنَيْنِ ﴿٨﴾ وَلِسَانًا وَشَفَتَيْنِ ﴿٩﴾ وَهَدَيْنَٰهُ
ٱلنَّجْدَيْنِ ﴿١٠﴾ فَلَا ٱقْتَحَمَ ٱلْعَقَبَةَ ﴿١١﴾ وَمَآ أَدْرَىٰكَ مَا ٱلْعَقَبَةُ ﴿١٢﴾
فَكُّ رَقَبَةٍ ﴿١٣﴾ أَوْ إِطْعَٰمٌ فِى يَوْمٍ ذِى مَسْغَبَةٍ ﴿١٤﴾ يَتِيمًا ذَا مَقْرَبَةٍ
﴿١٥﴾ أَوْ مِسْكِينًا ذَا مَتْرَبَةٍ ﴿١٦﴾ ثُمَّ كَانَ مِنَ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ وَتَوَاصَوْا۟
بِٱلصَّبْرِ وَتَوَاصَوْا۟ بِٱلْمَرْحَمَةِ ﴿١٧﴾ أُو۟لَٰٓئِكَ أَصْحَٰبُ ٱلْمَيْمَنَةِ ﴿١٨﴾ وَٱلَّذِينَ
كَفَرُوا۟ بِـَٔايَٰتِنَا هُمْ أَصْحَٰبُ ٱلْمَشْـَٔمَةِ ﴿١٩﴾ عَلَيْهِمْ نَارٌ مُّؤْصَدَةٌۢ ﴿٢٠﴾

سُورَةُ الشَّمْسِ — ترتيبها ٩١ — آياتها ١٥

jetimët...﴾ – duke mos i ndihmuar me atë pasuri që ju ka dhënë Allahu. Nëse ju do i ndihmonit, atëherë me këtë do kishit fituar nderim tek Allahu.

18 ﴿...dhe nuk nxitni për t'i ushqyer të varfrit﴾ – domethënë, ju nuk e nxitni veten; ose nuk e nxitni njëri-tjetrin, as nuk urdhëroni dhe as nuk udhëzoni për këtë gjë. Kështu ata mbeten të mposhtur e të përulur midis jush, e nuk u shtrihet dora e ndihmës, për të cilën ata kanë shumë nevojë.

19 ﴿Trashëgiminë e zhvatni...﴾ – pra pasurinë e jetimëve, të grave dhe të të dobëtëve – ﴿...me lakmi të pangopur﴾

20 ﴿dhe e doni pasurinë me një dëshirë të tepruar.﴾

21 ﴿Por, mos!﴾ – pra, ju nuk duhet të veproni në këtë mënyrë. ﴿Kur Toka të bëhet copë e thërrime...﴾ – kur të dridhet dhe të lëkundet me lëkundje të njëpasnjëshme; ose kur malet e saj të copëtohen dhe të bëhen shesh.

22 ﴿...kur të vijë Zoti yt﴾ për t'i dhënë fund gjykimit midis robërve të Tij, ﴿me engjëjt e rreshtuar radhë pas radhe﴾ – vijnë të rreshtuar në rreshta.

23 ﴿Atë ditë sillet Xhehenemi﴾ i lidhur me frerë, duke u tërhequr nga engjëjt. ﴿Atë ditë njeriu do përkujtojë, por ç'dobi do t'i sjellë ky përkujtim!﴾

24 ﴿Ai do thotë: 'Ah, sikur të isha parapërgatitur (duke kryer vepra të mira) për jetën time!'﴾

25 ﴿Atë ditë askush nuk do dënojë siç dënon Ai﴾ – pra askush tjetër nuk dënon ashtu siç dënon Allahu.

26 ﴿...e askush nuk do lidhë siç lidh Ai!﴾ – askush tjetër nuk e lidh jobesimtarin me zinxhirë e pranga ashtu siç e lidh Allahu.

27 ﴿O shpirt i qetësuar...﴾ – i bindur në besim dhe në njësimin e Allahut, pa e përzier atë me aspak dyshim.

28 ﴿...kthehu te Zoti yt, i kënaqur﴾ për shpërblimin që Ai të ka dhënë, ﴿dhe Ai i kënaqur me ty!﴾

29 ﴿Bashkohu me robërit e Mi...﴾ – me grupin e robërve të Mi të mirë dhe ji edhe ti pjesë e tyre.

30 ﴿...dhe hyr në Xhenetin Tim!﴾ – së bashku me ata. Pra, ky është nderimi i vërtetë, e tjetër nuk ka.

## SURJA EL-BELED

1 ﴿Betohem për këtë vend...﴾ – betohem për vendin e shenjtë, që është Meka. Ky betim është bërë për të treguar për vlerësimin dhe nderimin që ka *Ummu-l-kurā* – *"Nëna e vendbanimeve"* tek Allahu i Lartësuar, sepse aty ndodhet Shtëpia e Tij e shenjtë. Gjithashtu, ky vend është vendi i Ismailit dhe Muhamedit *(paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi* ta!), dhe në të kryhen edhe ritet e haxhit.

2 ﴿...në të cilin ti (o Muhamed) banon...﴾ – pra, Allahu betohet për këtë vend në të cilin banon ti, o Muhamed, për të nderuar ty dhe për ta lartësuar prestigjin tënd, sepse me qëndrimin tënd në të, ai u bë një vend madhështor dhe i nderuar.

3 ﴿...dhe për atë që lind e për atë që është i lindur...) Allahu i Lartësuar betohet për prindin dhe fëmijët e tij, si Ademi dhe ata fëmijë që u shtuan pas tij. Betohet, gjithashtu, për çdokënd që lind dhe çdokënd që lindet nga të gjitha llojet e kafshëve, për të tërhequr vëmendjen për faktin madhështor të shumimit dhe të lindurit, dhe se ky fakt është tregues i fuqisë, urtësisë dhe dijes së Allahut.

4 ﴿...se, në të vërtetë, Ne e kemi krijuar njeriun në vështirësi!﴾ Njeriu vazhdon të përjetojë mundimet e kësaj jete dhe të shijojë vështirësitë e saj derisa të vdesë. Dhe kur vdes, kalon nëpër vështirësitë dhe tmerret e varrit e të *berzah*-ut[1], dhe më pas vështirësitë e ahiretit.

5 ﴿A mendon ai se askush nuk mundet ta mposhtë atë?﴾ – domethënë, a mendon biri i Ademit (njeriu) se askush nuk mund ta mposhtë

---

[1] *Berzah* është jeta e varrit deri në ringjallje (*shën. i përkth.*).

dhe ta ndëshkojë, sado të këqija të ketë bërë? Vallë as edhe Zoti i tij i Madhëruar?!

6 «Ai thotë: 'Kam shpenzuar pasuri të pamasë!'» – pra shumë pasuri të mbledhur.

7 «Vallë, a mendon ai se nuk e ka parë askush?» A mendon se Zoti nuk e ka parë atë?! A mendon se Ai nuk do ta pyesë se nga e ka fituar dhe ku e ka shpenzuar atë pasuri?!

8 «A nuk i kemi dhënë Ne atij dy sy,»

9 «edhe gjuhë, edhe dy buzë,»

10 «dhe ia kemi bërë të qarta të dyja rrugët?» Kuptimi i kësaj është se a nuk ia kemi bërë të njohur rrugën e së mirës dhe rrugën e së keqes, duke ia bërë të qarta, sikurse janë të qarta dy rrugë të larta (të ngritura)?

11 «Atëherë, le të ndjekë rrugën e vështirë!» – le të tregohet aktiv dhe t'i kapërcejë pengesat, të cilat janë midis tij dhe bindjes ndaj Allahut, siç është mashtrimi (joshja) që i bën egoja, pasimi i epsheve dhe shejtani.

12 «E kush mund të ta shpjegojë ty se ç'është rruga e vështirë?»

13 «Ajo është të lirosh një rob...» – të lirosh një rob, qoftë mashkull apo femër.

14 «...ose të ushqesh në një ditë zie buke...» – pra në atë ditë kur mbizotëron uria dhe ku ushqimi është shumë i pakët dhe gjendet me zor.

15 «...jetimin e afërm...» – të ushqesh jetimin që është nga të afërmit e këtij personi që po ndjek rrugën e vështirë. Jetim konsiderohet fëmija i vogël që nuk e ka babain.

16 «...ose të varfrin, të cilin e ka goditur skamja» – ai i cili nuk ka asgjë, dhe për shkak të varfërisë është bërë njësh me dheun (është ngjitur pas dheut). Muxhahidi ka thënë: "Ky është ai i varfër që nuk ka as rrobë dhe as ndonjë gjë tjetër që ta mbrojë nga dheu."

17 «Veç kësaj, (njeriu duhet) të jetë nga ata që besojnë...» – sepse këto vepra të mira që të afrojnë tek Allahu, bëjnë dobi vetëm kur shoqërohen me besim. Pra, kur i kryen ato për hir të Allahut. «...që e këshillojnë njëri-tjetrin për durim...» – për të qenë të durueshëm në bindjen ndaj Allahut, në moskryerjen e gjynaheve, si dhe përballë të këqijave dhe fatkeqësive që i godasin. «...dhe e këshillojnë për mëshirë» – për të qenë të mëshirshëm ndaj robërve të Allahut.

18 «Këta janë njerëzit e krahut të djathtë.»

19 «Ndërsa ata që i mohojnë shpalljet Tona, ata janë njerëzit e gjëmëmadhit» – ata janë njerëzit e krahut të majtë, pra të Zjarrit gjëmëmadh. Ajo çka ka përgatitur Allahu për njerëzit e krahut të majtë është sqaruar, gjithashtu, në mënyrë të detajuar në suren *El-Wākiʻa* (ajetet 41-56)[1].

20 «Mbi ata do të jetë zjarri i mbyllur» – domethënë, i mbuluar dhe i mbyllur.

## SURJA ESH-SHEMS

1 «Për Diellin dhe shkëlqimin e tij *(duhahë)*» Duhaja është koha kur dielli, pasi lind, ngrihet në horizont dhe drita e tij bëhet e plotë.

2 «...dhe për Hënën që e përcjell atë!» – e ndjek atë pas perëndimit të diellit.

3 «Për ditën kur e zbulon atë...» – shfaq diellin; kjo për arsye se kur dita shtrihet, dielli shfaqet i plotë.

4 «...dhe për natën kur e mbulon atë!»

5 «Për qiellin dhe për Atë që e ka ndërtuar!»

6 «Për Tokën dhe për Atë që e ka shtruar!» – pra, e ka shtruar (shtrirë) atë nga çdo anë.

7 «Për shpirtin dhe për Atë që e ka përsosur...» – e krijoi atë, ia përsosi gjymtyrët dhe vuri në të shpirtin dhe fuqitë e jashtëzakonshme shpirtërore, si dhe e drejtoi në natyrshmërinë e pastër. Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Çdo fëmijë lind në natyrshmërinë e pastër[2], por janë prindërit e tij që e bëjnë atë çifut, të krishterë ose idhujtar."

8 «...duke ia bërë të njohur atij të keqen e të mirën!» – ia bëri të njohur dhe i mundësoi të kuptonte pozitën e të dyjave, si dhe të mirat e të këqijat që gjenden në to.

9 «Vërtet, kushdo që e pastron shpirtin, do të shpëtojë...» – ai që e pastron veten, e rrit dhe e lartëson atë me devotshmëri, ka fituar çdo gjë të kërkuar dhe ka arritur gjithçka të dëshiruar.

10 «...ndërsa kushdo që e shtyp atë (me punë të këqija), do dështojë» – ai që e çon atë në humbje, e devijon, e dembelos dhe nuk e angazhon atë për kryerjen e adhurimeve dhe veprave të mira, do humbasë.

---

[1] "Po njerëzit e së majtës – sa të poshtëruar janë fatkeqët! Ata do të jenë në afshin përcëllues të zjarrit dhe ujit të valuar, dhe nën hijen e një tymi të zi, e cila nuk do të jetë as e freskët e as e këndshme. Ata, para kësaj, jetonin në luks dhe në vazhdimësi bënin gjynahe të rënda, duke thënë: 'Vallë, pasi të vdesim e të bëhemi pluhur e eshtra, vërtet do ringjallemi?! Vallë, edhe të parët tanë të lashtë?!' Thuaju (o Muhamed): Me siguri, edhe të parët, edhe të mbramët, do të tubohen në një ditë të caktuar. Dhe atëherë ju, o jobesimtarë të humbur, me siguri që do hani nga pema e zekumit, me të cilën do mbushni barkun. Pastaj do pini ujë të valuar, madje do e pini ashtu siç e pi deveja e etur. Ja pra gostia e tyre në Ditën e Llogarisë!" *El-Wākiʻa*, 41-56.

[2] Pra në Islam (*shën. i përkth.*).

(11) ﴿Fisi i Themudit, nga shfrenimi i vet, përgënjeshtroi...﴾ – për shkak të shfrenimit të vet, që i bëri ata të përgënjeshtrojnë. Shfrenimi (*tugjān*) është kalimi i kufijve me kryerjen e gjynaheve.

(12) ﴿...kur u ngrit shpejt (*imbe‛athe*) më i keqi i tij (për të therur devenë)﴾ – kur u ngrit më i keqi i fisit të Themudit, ose më i keqi i gjithë njerëzve. Ky ishte Kudar ibn Salifi, i cili theri devenë. *Imbe‛athe* ka kuptimin që u zgjodh për këtë punë dhe u ngrit për ta kryer atë.

(13) ﴿I dërguari i Allahut u tha:﴾ – pra Salihu[1], ﴿‘Kini kujdes me devenë e Allahut dhe mos e pengoni të pijë ujë (në ditën e caktuar për të)!’﴾ – lëreni të qetë devenë e Allahut! U tërhoqi vërejtjen që të bënin kujdes me të dhe të mos e pengonin atë të pinte ujë në ditën e caktuar për të.

(14) ﴿Por ata nuk i besuan atij dhe e therën atë.﴾ ﴿Prandaj dhe Zoti i tyre i shkatërroi të gjithë për gjynahet e tyre, nga i pari tek i fundit﴾ – i shkatërroi dhe i kaploi ata me dënim, duke e rrafshuar tokën sipër tyre e duke i lënë nën dhe.

(15) ﴿...pa pasur frikë prej pasojave të kësaj.﴾ Allahu u dha këtë dënim pa u frikësuar për ndonjë pasojë të këtij veprimi.

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ
وَٱلشَّمۡسِ وَضُحَىٰهَا ١ وَٱلۡقَمَرِ إِذَا تَلَىٰهَا ٢ وَٱلنَّهَارِ إِذَا جَلَّىٰهَا ٣
وَٱلَّيۡلِ إِذَا يَغۡشَىٰهَا ٤ وَٱلسَّمَآءِ وَمَا بَنَىٰهَا ٥ وَٱلۡأَرۡضِ وَمَا طَحَىٰهَا
٦ وَنَفۡسٖ وَمَا سَوَّىٰهَا ٧ فَأَلۡهَمَهَا فُجُورَهَا وَتَقۡوَىٰهَا ٨ قَدۡ
أَفۡلَحَ مَن زَكَّىٰهَا ٩ وَقَدۡ خَابَ مَن دَسَّىٰهَا ١٠ كَذَّبَتۡ ثَمُودُ
بِطَغۡوَىٰهَآ ١١ إِذِ ٱنۢبَعَثَ أَشۡقَىٰهَا ١٢ فَقَالَ لَهُمۡ رَسُولُ ٱللَّهِ
نَاقَةَ ٱللَّهِ وَسُقۡيَٰهَا ١٣ فَكَذَّبُوهُ فَعَقَرُوهَا فَدَمۡدَمَ
عَلَيۡهِمۡ رَبُّهُم بِذَنۢبِهِمۡ فَسَوَّىٰهَا ١٤ وَلَا يَخَافُ عُقۡبَٰهَا ١٥

ترتيبها ٩٢ — سُورَةُ اللَّيۡلِ — آياتها ٢١

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ
وَٱلَّيۡلِ إِذَا يَغۡشَىٰ ١ وَٱلنَّهَارِ إِذَا تَجَلَّىٰ ٢ وَمَا خَلَقَ ٱلذَّكَرَ وَٱلۡأُنثَىٰٓ ٣
إِنَّ سَعۡيَكُمۡ لَشَتَّىٰ ٤ فَأَمَّا مَنۡ أَعۡطَىٰ وَٱتَّقَىٰ ٥ وَصَدَّقَ بِٱلۡحُسۡنَىٰ ٦
فَسَنُيَسِّرُهُۥ لِلۡيُسۡرَىٰ ٧ وَأَمَّا مَنۢ بَخِلَ وَٱسۡتَغۡنَىٰ ٨ وَكَذَّبَ بِٱلۡحُسۡنَىٰ
٩ فَسَنُيَسِّرُهُۥ لِلۡعُسۡرَىٰ ١٠ وَمَا يُغۡنِي عَنۡهُ مَالُهُۥٓ إِذَا تَرَدَّىٰٓ ١١ إِنَّ عَلَيۡنَا
لَلۡهُدَىٰ ١٢ وَإِنَّ لَنَا لَلۡأٓخِرَةَ وَٱلۡأُولَىٰ ١٣ فَأَنذَرۡتُكُمۡ نَارٗا تَلَظَّىٰ ١٤

## SURJA EL-LEJL

(1) ﴿Për natën që mbulon (me terr),﴾

(2) ﴿për ditën që agon﴾

(3) ﴿dhe për krijimin e mashkullit dhe femrës!﴾ Ky është betim nga Allahu i Lartësuar për krijimin e dy llojeve, mashkullit dhe femrës, njerëz qofshin apo krijesa të tjera.

(4) ﴿Vërtet, veprat tuaja janë të ndryshme﴾ – punët tuaja janë të ndryshme: disa nga këto punë të çojnë në Xhenet, disa të tjera në Zjarr. Kështu, ka nga ata që rendin për të shpëtuar veten, e ka të tjerë që rendin për ta shkatërruar atë.

(5) ﴿Sa për atë që jep (për hir të Allahut), dhe ruhet...﴾ – e shpenzon pasurinë e tij në rrugët e bamirësisë dhe ruhet nga haramet, të cilat i ka ndaluar Allahu.

(6) ﴿...dhe dëshmon për vërtetësinë e më të mirës (*husnā*)...﴾ – pra, të zëvendësimit të saj (pasurisë që ai ka dhënë për hir të Allahut) nga Allahu. Domethënë, beson në premtimin që ka bërë Allahu, se Ai do ta shpërblejë atë, si kompensim të asaj që ai shpenzoi në emër të Tij.

(7) ﴿Ne do t'ia lehtësojmë atij rrugën drejt shpëtimit﴾ – domethënë, do ia bëjmë të lehtë shpenzimin në rrugën e hajrit si dhe të vepruarit me bindje ndaj Allahut. Këto ajete zbritën për Ebu Bekr Siddikun, kur ai bleu dhe liroi gjashtë robër besimtarë, që ishin në duart e banorëve të Mekës, të cilët i torturonin për shkak të fesë së tyre.

(8) ﴿Kurse atij që është koprrac, ndihet i vetëmjaftueshëm,﴾

(9) ﴿dhe e quan gënjeshtër më të mirën (*husnā*),﴾

(10) ﴿Ne do t'ia lehtësojmë rrugën drejt dënimit...﴾ – do ta përgatisim dhe do ia lehtësojmë vetitë e vështira (rrezikuese), që t'i vështirësohen shkaqet e hajrit dhe të devotshmërisë, të ndihet i dobët për kryerjen e tyre, e kështu kjo e çon atë në Zjarr.

(11) ﴿...e kur të hidhet (në zjarr), pasuria e tij nuk do i bëjë dobi﴾ – pasuria me të cilën u tregua koprrac nuk do i bëjë aspak dobi, kur ai të shkatërrohet dhe të bjerë në Xhehenem.

(12) ﴿Ne na përket që t'ua tregojmë rrugën e drejtë...﴾ – na takon Ne që të qartësojmë rrugën e udhëzimit. El-Ferra ka thënë: "Kush ndjek udhëzimin, Allahu do t'ia garantojë atë udhë. Kush dëshiron Allahun, do e gjejë Atë në atë udhë. Dhe kush e synon Atë, udhëzohet drejt Tij."

(13) ﴿...dhe me të vërtetë, e Jona është ajo botë dhe kjo!﴾ – çdo gjë që është në botën tjetër dhe

---

[1] Salihu është profeti i cili u dërgua te fisi Themud. Zoti na e ka treguar në disa sure të Kuranit atë që i ngjau këtij fisi, pasi ata përgënjeshtruan profetin e tyre dhe therën devenë. Shih, për shembull, ajetet 141-159 të sures Esh-Shu‛arā (*shën. i përkth.*).

لَا يَصْلَىٰهَآ إِلَّا ٱلْأَشْقَى ﴿١٥﴾ ٱلَّذِى كَذَّبَ وَتَوَلَّىٰ ﴿١٦﴾ وَسَيُجَنَّبُهَا
ٱلْأَتْقَى ﴿١٧﴾ ٱلَّذِى يُؤْتِى مَالَهُۥ يَتَزَكَّىٰ ﴿١٨﴾ وَمَا لِأَحَدٍ عِندَهُۥ مِن
نِّعْمَةٍ تُجْزَىٰٓ ﴿١٩﴾ إِلَّا ٱبْتِغَآءَ وَجْهِ رَبِّهِ ٱلْأَعْلَىٰ ﴿٢٠﴾ وَلَسَوْفَ يَرْضَىٰ ﴿٢١﴾

## سُورَةُ الضُّحَىٰ

ترتيبها ٩٣ — آياتها ١١

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

وَٱلضُّحَىٰ ﴿١﴾ وَٱلَّيْلِ إِذَا سَجَىٰ ﴿٢﴾ مَا وَدَّعَكَ رَبُّكَ وَمَا قَلَىٰ ﴿٣﴾
وَلَلْءَاخِرَةُ خَيْرٌ لَّكَ مِنَ ٱلْأُولَىٰ ﴿٤﴾ وَلَسَوْفَ يُعْطِيكَ رَبُّكَ
فَتَرْضَىٰٓ ﴿٥﴾ أَلَمْ يَجِدْكَ يَتِيمًا فَـَٔاوَىٰ ﴿٦﴾ وَوَجَدَكَ ضَآلًّا
فَهَدَىٰ ﴿٧﴾ وَوَجَدَكَ عَآئِلًا فَأَغْنَىٰ ﴿٨﴾ فَأَمَّا ٱلْيَتِيمَ فَلَا تَقْهَرْ
﴿٩﴾ وَأَمَّا ٱلسَّآئِلَ فَلَا تَنْهَرْ ﴿١٠﴾ وَأَمَّا بِنِعْمَةِ رَبِّكَ فَحَدِّثْ ﴿١١﴾

## سُورَةُ الشَّرْحِ

ترتيبها ٩٤ — آياتها ٨

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

أَلَمْ نَشْرَحْ لَكَ صَدْرَكَ ﴿١﴾ وَوَضَعْنَا عَنكَ وِزْرَكَ ﴿٢﴾ ٱلَّذِىٓ
أَنقَضَ ظَهْرَكَ ﴿٣﴾ وَرَفَعْنَا لَكَ ذِكْرَكَ ﴿٤﴾ فَإِنَّ مَعَ ٱلْعُسْرِ يُسْرًا ﴿٥﴾ إِنَّ
مَعَ ٱلْعُسْرِ يُسْرًا ﴿٦﴾ فَإِذَا فَرَغْتَ فَٱنصَبْ ﴿٧﴾ وَإِلَىٰ رَبِّكَ فَٱرْغَب ﴿٨﴾

në këtë botë është e Jona, e Ne bëjmë ç'të duam me to.

(14) ﴾Prandaj, Unë ju kam tërhequr vërejtjen me një zjarr që flakëron...﴿ – që digjet flakë dhe ndriçon fuqishëm.

(15) ﴾...ku do hidhet vetëm më i keqi...﴿ – jobesimtari, i cili do ndjejë nxehtësinë.

(16) ﴾...që ka përgënjeshtruar dhe ka kthyer shpinën﴿ – që ka përgënjeshtruar të vërtetën me të cilën erdhën të dërguarit dhe i ktheu shpinën bindjes ndaj Allahut dhe besimit.

(17) ﴾E do të shmanget (shpëtohet) prej tij (zjarrit) më i ruajturi (*etkā*)...) – do largohet nga zjarri ai i cili ruhet shumë nga blasfemia. Wahidi ka thënë: "Sipas thënies së të gjithë interpretuesve të Kuranit, më i ruajturi (*etkā*) është Ebu Bekri. Domethënë, ky ajet ka zbritur për të, ndërsa, përsa i përket gjykimit të përfituar prej këtij ajeti, ai është i përgjithshëm. Allahu e di më mirë."

(18) ﴾...që e jep pasurinë e tij...﴿ – e jep dhe e shpenzon atë në rrugët e hajrit, ﴾për të pastruar veten﴿ – domethënë, me këtë kërkon që të jetë i pastër te Zoti.

(19) ﴾...dhe nuk e bën këtë për të shpërblyer ndokënd që i ka bërë ndonjë të mirë më parë...﴿ – pra, sadakanë që jep nga pasuria e tij, nuk e jep për të shpërblyer dhe për t'i kthyer me anë të saj ndokujt atë të mirë, të cilën ia ka bërë ndokush më parë.

(20) ﴾...por vetëm për të kërkuar Fytyrën e Zotit të tij, më të Lartit.﴿

(21) ﴾Dhe ai, me siguri që do jetë i kënaqur!﴿ – domethënë, për Allahun. Ai do kënaqet me nderimin dhe shpërblimin madhështor që do i japim.

# SURJA ED-DUHĀ

Profeti (*Sal-lallahu alejhi ue sel-lem*) u sëmur e nuk u ngrit për namaz nate dy ose tri net. Një grua shkoi tek ai dhe i tha: "Shoh që të paska braktisur shejtani yt dhe nuk të është afruar dy ose tri net." Kështu Allahu zbriti këtë sure.

(1) ﴾Betohem për paraditen (*ed-duhā*)) *Ed-duhā* quhet koha kur dielli ka nisur të ngrihet.

(2) (...dhe për natën kur mbulon...﴿ El-Esmeij ka thënë: "Mbulimi i natës është mbulimi që ajo i bën ditës, njësoj si njeriu, që mbulohet (mbështillet) me rroba."

(3) (...se Zoti yt nuk të ka braktisur...﴿ – nuk të ka braktisur, siç braktiset ai të cilit i jepet lamtumira, e as nuk ta ka ndërprerë Zbulesën – ﴾...e as nuk të urren (o Muhamed)!﴿

(4) ﴾Natyrisht, jeta që vjen është më e mirë për ty se kjo...﴿ – domethënë, Xheneti është më i mirë se kjo botë, megjithëse në këtë botë Profetit (*Sal-lallahu alejhi ue sel-lem*) i ishte dhënë nderimi me anë të profecisë.

(5) ﴾...e sigurisht që Zoti yt do të të japë ty...﴿ – pra do të japë sukses në fe, shpërblim, Hawdin dhe ndërmjetësimin për umetin tënd në botën tjetër. ﴾...e ti do të jesh i kënaqur.﴿

(6) ﴾A nuk të gjeti jetim e të dha strehë?﴿ – të gjeti jetim, pa baba, e Ai të dha strehë ku të strehohesh.

(7) ﴾A nuk të gjeti të paudhëzuar e të udhëzoi?﴿ – pra, nuk e dije se ç'ishte Kurani dhe as ligjet hyjnore, dhe Ai të udhëzoi.

(8) ﴾A nuk ishe nevojtar e Ai të pasuroi?﴿ – të gjeti të varfër, me familjarë për të mbajtur, pa pasuri, dhe Ai të pasuroi me anë të riskut që të dha.

(9) ﴾Prandaj, mos e shtyp jetimin...﴿ – mos e shtyp atë me padrejtësi për shkak të dobësisë së tij; përkundrazi, jepja hakun e vet dhe kujto veten kur ishe i tillë.

(10) ﴾...lypësin mos e shty me ashpërsi...﴿ – domethënë, kur ai të kërkon diçka, mos u sill me ashpërsi. Prandaj, ose jepi diçka për ta ushqyer, ose ktheje butësisht.

(11) ﴾...dhe shpalli dhuntitë e Zotit tënd!﴿ Allahu e ka urdhëruar që të flasë për të mirat që i ka dhënë, si dhe për t'i shfaqur këto të mira midis tyre. Të folurit për të mirat e Allahut është falënderim. Dhe

thuhet se "dhuntia" këtu është Kurani. Pra, Fuqiploti e ka urdhëruar të lexojë Kuranin dhe të flasë për të.

## SURJA EL-INSHIRĀH

(1) ﴿Vallë, a nuk ta hapëm ty (Muhamed) kraharorin (për të pranuar besimin)...﴾ O Muhamed, Ne ta hapëm ty gjoksin tënd për pranimin e profecisë. Që këtu ai kreu atë thirrje që kreu, mundi të mbante përsipër vështirësitë e profecisë dhe ruajtjen e Zbulesës.

(2) ﴿...dhe ta hoqëm barrën...﴾ Hoqëm prej teje atë çka ke bërë më parë në kohën e injorancës.

(3) ﴿...e cila ta rëndonte tepër shpinën...﴾ Kuptimi i kësaj është se nëse ajo do ishte një barrë që mund të mbahej (mbi shpinë), do ishte dëgjuar kërcitja e shpinës së tij nga pesha e madhe e saj.

(4) ﴿...dhe ta ngritëm lart emrin?!﴾ – në këtë botë dhe në tjetrën, me anë të disa çështjeve, si: Allahu i ka obliguar besimtarët që kur të thonë: Eshhedu en lā ilāhe il-lallāh – "Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut", të thonë: Eshhedu enne Muhammeden *resūlullāh* – "Dëshmoj se Muhamedi është i dërguari i Allahut"; gjithashtu, përmendja e tij gjatë ezanit, si dhe urdhri që t'i dërgojnë atij salavate dhe selame.[1]

(5) ﴿Me të vërtetë, pas vështirësisë vjen lehtësimi!﴾

(6) ﴿Me të vërtetë, pas vështirësisë vjen lehtësimi!﴾ – bashkë me atë lehtësim të përmendur më sipër ka edhe një lehtësim tjetër: të dyja këto lehtësime janë nga Allahu i Lartësuar.

(7) ﴿Prandaj, kur të çlirohesh (nga punët e ndryshme), përpiqu fort (në adhurim)...﴾ – kur të mbarosh nga namazi ose nga komunikimi, ose nga lufta, përpiqu shumë me lutje ndaj Allahut dhe kërko prej Tij ç'të nevojitet; ose përpiqu në adhurim.

(8) ﴿...dhe vetëm te Zoti yt përqendroje synimin!﴾ – lutju Atij me përgjërim, duke pasur frikë nga Zjarri dhe duke shpresuar Xhenetin.

## SURJA ET-TĪN

(1) ﴿Për fikun dhe për ullirin﴾ Fiku dhe ulliri janë përdorur në mënyrë metonimike për tokën e Palestinës[2], e cila është toka e fiqve dhe e ullinjve.

(2) ﴿...për malin e Sinait...﴾ Mali i Sinait është mali në të cilin Allahu i Lartësuar i foli Musait (Alejhi essalatu ue esselam).

(3) ﴿...dhe për këtë qytet të sigurtë﴾ – për Mekën. E ka quajtur "të sigurtë" sepse Meka jep siguri. Sikur Allahu i Lartësurar betohet për këto tre vende ngaqë ato janë vendet ku Allahu u ka zbritur shpalljen Musait, Isait dhe Muhamedit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem). Në to janë zbritur tre libra qiellorë dhe prej tyre doli drita e udhëzimit për njerëzit.

(4) ﴿Në të vërtetë, Ne e krijuam njeriun në trajtën më të përkryer...﴾ E ka krijuar atë me trup të zgjatur, që ta marrë ushqimin me dorë; e ka krijuar të ditur, të aftë për të folur, organizues dhe të urtë. Kështu i mundësoi atij të jetë zëvendësi i Tij në Tokë, ashtu siç deshi Allahu për të.

(5) ﴿...pastaj e ulëm (kur nuk beson) në gjendjen më të ulët...﴾ – e kthyem në moshën më të ulët, që është pleqëria dhe dobësia pas rinisë dhe fuqisë. Thuhet se kuptimi këtu është se njeriu, të cilin Allahu e ka krijuar në gjendje dhe në formë të përsosur, kthehet më i keq se çdo kafshë dhe në një gjendje më të keqe se çdo gjendje, sepse ai kthehet në nivelin më të ulët, në shkallën më të ulët të zjarrit.

(6) ﴿...përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira...﴾ Ata nuk kthehen në shkallën më të ulët; përkundrazi, vendosen në Xhenetin e gjerë të Allahut, te il-lijinët[3] ﴿...ata do kenë shpërblime të pandërprera﴾ – do kenë shpërblim të vazhdueshëm, të pandërprerë për adhurimet e tyre.

(7) ﴿Atëherë, çfarë të shtyn ty (o njeri) që ta mohosh Ditën e Kiametit?﴾ – pra, kur ti, o njeri, e more vesh se Allahu të krijoi në formën më të përsosur dhe se Ai të zbret në shkallën më të ulët, atëherë ç'të shtyn të përgënjeshtrosh (mohosh) ringjalljen dhe shpërblimin?

(8) ﴿A nuk është Allahu Gjykatësi më i drejtë?!﴾ – në gjykim dhe në drejtësi. Duke e përsosur krijimin e njeriut, pastaj atë që mohoi e zhyti në fund të Zjarrit, ndërsa atë që besoi e ngriti në shkallë të larta.

## SURJA EL-ʿALAK

Kjo është sureja e parë që ka zbritur nga Kurani.

(1) ﴿Lexo me emrin e Zotit tënd...﴾ – lexo, o Muhamed, duke filluar me emrin e Zotit tënd! Thuhet se ka këtë kuptim: Lexo duke kërkuar ndihmën e emrit të Zotit tënd! ﴿...i Cili krijoi (gjithçka);﴾

(2) ﴿e krijoi njeriun nga një droçkë gjaku!﴾ – duke filluar nga një lëng (nut'fah), e më pas, me fuqinë e Allahut, shndërrohet në gjak të mpiksur, që ngjason me një copë gjaku të ngurtë.

(3) ﴿Lexo! Zoti yt është Bujari më i madh...﴾ Pjesë e bujarisë së Tij është se Ai të mundësoi të lexosh, edhe pse ti je analfabet.

[1] Në Kuran lexojmë: "Vërtet, Allahu e bekon të Dërguarin dhe engjëjt e Tij luten për atë. O besimtarë, lutuni për të dhe përshëndeteni me selam!" *El-Ahzāb*, 56.

[2] Pra, fiku dhe ulliri simbolizojnë tokën e Palestinës (*shën. i përkth.*).

[3] Shiko suren *El-Mutaffifin*, 18-21 (*shën. i përkth.*).

ترتيبها ٩٥ — سُورَةُ التِّينِ — آياتها ٨

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

وَٱلتِّينِ وَٱلزَّيۡتُونِ ١ وَطُورِ سِينِينَ ٢ وَهَٰذَا ٱلۡبَلَدِ ٱلۡأَمِينِ ٣
لَقَدۡ خَلَقۡنَا ٱلۡإِنسَٰنَ فِيٓ أَحۡسَنِ تَقۡوِيمٖ ٤ ثُمَّ رَدَدۡنَٰهُ أَسۡفَلَ سَٰفِلِينَ
٥ إِلَّا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ فَلَهُمۡ أَجۡرٌ غَيۡرُ مَمۡنُونٖ ٦
فَمَا يُكَذِّبُكَ بَعۡدُ بِٱلدِّينِ ٧ أَلَيۡسَ ٱللَّهُ بِأَحۡكَمِ ٱلۡحَٰكِمِينَ ٨

ترتيبها ٩٦ — سُورَةُ العَلَقِ — آياتها ١٩

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

ٱقۡرَأۡ بِٱسۡمِ رَبِّكَ ٱلَّذِي خَلَقَ ١ خَلَقَ ٱلۡإِنسَٰنَ مِنۡ عَلَقٍ ٢ ٱقۡرَأۡ وَرَبُّكَ
ٱلۡأَكۡرَمُ ٣ ٱلَّذِي عَلَّمَ بِٱلۡقَلَمِ ٤ عَلَّمَ ٱلۡإِنسَٰنَ مَا لَمۡ يَعۡلَمۡ ٥ كَلَّآ إِنَّ
ٱلۡإِنسَٰنَ لَيَطۡغَىٰٓ ٦ أَن رَّءَاهُ ٱسۡتَغۡنَىٰٓ ٧ إِنَّ إِلَىٰ رَبِّكَ ٱلرُّجۡعَىٰٓ ٨ أَرَءَيۡتَ
ٱلَّذِي يَنۡهَىٰ ٩ عَبۡدًا إِذَا صَلَّىٰٓ ١٠ أَرَءَيۡتَ إِن كَانَ عَلَى ٱلۡهُدَىٰٓ ١١ أَوۡ أَمَرَ
بِٱلتَّقۡوَىٰٓ ١٢ أَرَءَيۡتَ إِن كَذَّبَ وَتَوَلَّىٰٓ ١٣ أَلَمۡ يَعۡلَم بِأَنَّ ٱللَّهَ يَرَىٰ ١٤ كَلَّا لَئِن
لَّمۡ يَنتَهِ لَنَسۡفَعَۢا بِٱلنَّاصِيَةِ ١٥ نَاصِيَةٖ كَٰذِبَةٍ خَاطِئَةٖ ١٦ فَلۡيَدۡعُ نَادِيَهُۥ
١٧ سَنَدۡعُ ٱلزَّبَانِيَةَ ١٨ كَلَّا لَا تُطِعۡهُ وَٱسۡجُدۡۤ وَٱقۡتَرِب ۩ ١٩

(4) «...i Cili, me anë të penës...» – i mësoi njeriut shkrimin me penë. Pra, Allahu i Lartësuar, thirrjen islame e ka filluar me thirrjen dhe nxitjen për lexim dhe për shkrim, pikërisht për shkak të dobisë së madhe që kanë.

(5) «...i mësoi njeriut ato që nuk dinte» – me anë të penës i mësoi çështje të cilat nuk i dinte.

(6) «Por, vërtet që njeriu shkel çdo cak,»

(7) «kur mendon se është i vetëmjaftueshëm.» – Njeriu i kalon kufijtë kur e mendon veten të pavarur (të vetëmjaftueshëm) me pasurinë dhe fuqinë e tij.

(8) «Në të vërtetë, kthimi është te Zoti yt!» – pra kthimi është tek Ai, e jo te dikush tjetër.

(9) «A e ke parë ti (Muhamed) atë që pengon»

(10) «robin (Tonë) kur falet?» Ai që pengon është Ebu Xhehli, ndërsa me fjalën rob aludon për profetin Muhamed (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem).

(11) «A nuk është ai (robi Ynë) në rrugë të drejtë» – domethënë, robi që pengohej për t'u falur – që ishte profeti Muhamed (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) – Ai është në rrugë të
drejtë, dhe kush e ndjek atë udhëzohet.

(12) «...dhe që urdhëron për devotshmëri (mbrojtje)?!» – për sinqeritet, njësim (të Allahut), si dhe për vepra të mira me anë të të cilave bëhet mbrojtja nga Zjarri.

(13) «Mendo, nëse ai (penguesi) mohon dhe kthen shpinën...» – pra, Ebu Xhehli, i cili përgënjeshtroi atë që solli i Dërguari i Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe i ktheu shpinën besimit.

(14) «...a nuk e di ai se Allahu i sheh të gjitha?!» – domethënë, i vëzhgon gjendjet e tij dhe e shpërblen për to. Atëherë si merr guximin për të kryer këto veprime?!

(15) «Jo, jo! Nëse ai nuk tërhiqet nga kjokjo...» Ky është një qortim për të, që nëse nuk i jep fund atyre veprimeve, «Ne do ta kapim për ballukesh (*nāsijeh*)» – pra, do ta kapim nga balluket, që të tërhiqet prej tyre zvarrë për në Zjarr. *Nāsijeh* (balluket) janë flokët që ndodhen në pjesën e përparme të kokës.

(16) «...për ballukesh të gënjeshtarit dhe fajtorit» – pra, i zoti i këtyre ballukeve është gënjeshtar, fajtor, moskokëçarës për fajet (gjynaheve).

(17) «Atëherë ai le ta thërrasë shoqërinë e vet (*nādijeh*)» – domethënë, njerëzit e shoqërisë së tij. *Nadi* është vendi ku rrinë njerëzit që kanë lidhje me njëri-tjetrin. Thuhet se Ebu Xhehli i tha të Dërguarit të Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem): "Ti më kërcënon mua, ndërkohë që unë kam më shumë njerëz nga të gjithë banorët e kësaj lugine?" Dhe kështu zbriti ky ajet.

(18) «Ne do t'i thërrasim zebanijet (rojet e Xhehenemit)!» – engjëjt e rreptë e të ashpër, që ta marrin atë dhe ta hedhin në zjarrin flakërues.

(19) «Kurrsesi mos iu nënshtro atij (o Muhamed)...» – mos iu bind atij për lënien e namazit, gjë për të cilën të fton. «...por bëj sexhde...» – falu për hir të Allahut pa ia vënë veshin dhe pa e përfillur ndalesën e tij. «...dhe afroju Zotit tënd!» – pra, afrohu te Zoti me bindje dhe adhurim.

## SURJA EL-KADR

(1) «Ne e kemi zbritur në Natën e Kadrit» – domethënë, Kuranin, i cili u zbrit i gjithi në qiellin e kësaj bote në Natën e Kadrit, që nga *Lewhi-l-mahfūdh*-i[1]. Pas kësaj zbriste te Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) pjesë-pjesë, sipas nevojës, për 23 vjet. Nata e Kadrit është një prej dhjetë netëve të fundit të muajit të Ramazanit, në të cilin u zbrit Kurani. Në hadithe janë dhënë versione të ndryshme rreth përcaktimit të saj.

(2) «E kush mund të ta shpjegojë ty se ç'është nata e Kadrit?» Thuhet se ajo është emërtuar Nata e Kadrit (caktimit), sepse në këtë natë, Zoti cakton ato çështje që ai dëshiron të ndodhin deri në vitin e

[1] Shiko vargun 22 të sures *El-Burūxh* (*shën. i përkth.*).

ardhshëm. Thuhet se është emërtuar kështu, Nata e Kadrit (e vlefshme), ngaqë ajo është një natë me vlerë të madhe dhe shumë e nderuar.

(3) ﴾Nata e Kadrit është më e mirë se një mijë muaj﴿ – pra, veprat në këtë natë janë më të mira se në një mijë muaj.

(4) ﴾Engjëjt dhe Shpirti, me lejen e Zotit të tyre, zbresin në këtë natë me të gjitha vendimet﴿ – zbresin nga qiejt në Tokë. Shpirti është Xhibrili (Alejhi essalatu ue esselam).

(5) ﴾Paqe është ajo...﴿ – domethënë, e gjithë ajo është vetëm paqe, e nuk ka të keqe në të. Shejtani nuk mund të bëjë ndonjë të keqe dhe as shqetësime në këtë natë. ﴾...deri në lindjen e agimit﴿ – domethënë, deri në kohën e lindjes së agimit nuk ndërpritet zbritja e tyre, grup pas grupi, deri në agim.

## SURJA EL-BEJJINE

(1) ﴾Ata që nuk besojnë prej ithtarëve të Librit...﴿ – çifutët dhe të krishterët – ﴾...dhe idhujtarëve...﴿ – politeistët arabë, adhuruesit e idhujve, ﴾nuk do largoheshin...﴿ – pra nuk do e linin mosbesimin e as nuk do i jepnin fund, ﴾derisa t'u vinte Dëshmia e qartë:﴿ – Dëshmia e qartë është Muhamedi (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe mesazhi që ai solli. Ai u sqaroi humbjen, injorancën e tyre dhe i ftoi ata në besim.

(2) ﴾Një i Dërguar nga Allahu...﴿ – aMuhamedi (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ﴾...i cili t'u lexonte faqe të pastra (Kuranin)...﴿ – të ruajtura nga ndryshimet dhe përshtjellimet. Ato janë me të vërtetë fjalët e Allahut.

(3) ﴾...të cilat përmbanin rregulla të drejta (*kajjimeh*)﴿ – pra, versetet dhe gjykimet që janë shkruar në to. Ndërsa *kajjimeh* ka kuptimin "të drejta", "të rregullta" dhe kompakte, ku nuk ka devijim nga e vërteta; përkundrazi, gjithçka gjendet në to është mirësi, orientim, udhëzim dhe urtësi. Zoti thotë: "Çdo lavd i përket Allahut, i Cili i shpalli robit të Vet (Muhamedit) një Libër të dëlirë nga çdo shtrembërim, (një libër) të drejtë, për të paralajmëruar nëpërmjet tij, dënim të ashpër (për jobesimtarët) dhe për t'u dhënë lajmin e mirë besimtarëve, të cilët bëjnë vepra të mira, se për ta do të ketë një shpërblim të bukur (Xheneti)[1]." Kush vepron në përputhje me to (versetet dhe gjykimet) është në rrugën e drejtë të Allahut.

(4) ﴾Ata që u ishte dhënë Libri u përçanë vetëm atëherë kur u erdhi Dëshmia e qartë﴿ – domethënë, përçarja dhe kundërshtia nuk ishte pasojë e paqartësisë së çështjes, përkundrazi, ato ndodhën pas qartësimit të së vërtetës dhe daljes në pah të asaj që është e drejtë. Pastaj Allahu dërgoi Muhamedin, të cilin disa e besuan, disa të

سُورَةُ القَدْرِ
آياتها ٥ — ترتيبها ٩٧

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ

إِنَّا أَنزَلْنَاهُ فِي لَيْلَةِ الْقَدْرِ ﴿١﴾ وَمَا أَدْرَاكَ مَا لَيْلَةُ الْقَدْرِ ﴿٢﴾
لَيْلَةُ الْقَدْرِ خَيْرٌ مِّنْ أَلْفِ شَهْرٍ ﴿٣﴾ تَنَزَّلُ الْمَلَائِكَةُ وَالرُّوحُ
فِيهَا بِإِذْنِ رَبِّهِم مِّن كُلِّ أَمْرٍ ﴿٤﴾ سَلَامٌ هِيَ حَتَّىٰ مَطْلَعِ الْفَجْرِ ﴿٥﴾

سُورَةُ البَيِّنَةِ
آياتها ٨ — ترتيبها ٩٨

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ

لَمْ يَكُنِ الَّذِينَ كَفَرُوا مِنْ أَهْلِ الْكِتَابِ وَالْمُشْرِكِينَ مُنفَكِّينَ
حَتَّىٰ تَأْتِيَهُمُ الْبَيِّنَةُ ﴿١﴾ رَسُولٌ مِّنَ اللَّهِ يَتْلُو صُحُفًا مُّطَهَّرَةً ﴿٢﴾
فِيهَا كُتُبٌ قَيِّمَةٌ ﴿٣﴾ وَمَا تَفَرَّقَ الَّذِينَ أُوتُوا الْكِتَابَ إِلَّا مِن
بَعْدِ مَا جَاءَتْهُمُ الْبَيِّنَةُ ﴿٤﴾ وَمَا أُمِرُوا إِلَّا لِيَعْبُدُوا اللَّهَ مُخْلِصِينَ
لَهُ الدِّينَ حُنَفَاءَ وَيُقِيمُوا الصَّلَاةَ وَيُؤْتُوا الزَّكَاةَ ۚ وَذَٰلِكَ دِينُ
الْقَيِّمَةِ ﴿٥﴾ إِنَّ الَّذِينَ كَفَرُوا مِنْ أَهْلِ الْكِتَابِ وَالْمُشْرِكِينَ
فِي نَارِ جَهَنَّمَ خَالِدِينَ فِيهَا ۚ أُولَٰئِكَ هُمْ شَرُّ الْبَرِيَّةِ ﴿٦﴾ إِنَّ
الَّذِينَ آمَنُوا وَعَمِلُوا الصَّالِحَاتِ أُولَٰئِكَ هُمْ خَيْرُ الْبَرِيَّةِ ﴿٧﴾

tjerë e mohuan. Ata e kishin për detyrë të ndiqnin fenë e Allahut dhe të Dërguarin, i cili u erdhi si vërtetues i shkrimeve të tyre.

(5) ﴾E megjithatë, ata qenë urdhëruar...﴿ – në librat e zbritur, gjithashtu edhe në Kuran – ﴾...vetëm që të adhuronin Allahun me përkushtim të sinqertë...﴿ – të zbatonin adhurimin ndaj Allahut, dhe këtë adhurim ta kishin të sinqertë për hir të Tij, e mos t'i shoqëronin asgjë në adhurim. ﴾...duke qenë në fenë e pastër (të Ibrahimit)...﴿ – pra, duke u larguar nga fetë e tjerë e duke u futur në Islam. ﴾...si dhe të falnin namazin e të jepnin zekatin﴿ – domethënë, të kryenin namazet në kohën e tyre, ashtu siç do Allahu, dhe të jepnin zekatin kur të vinte koha e tij. ﴾Kjo është feja e drejtë﴿ – pra feja e bashkësisë së drejtë, kështu që nuk duhet t'i ndaheni asaj.

(6) ﴾Në të vërtetë, ata që nuk besojnë ndër ithtarët e Librit dhe idhujtarët, do hyjnë në zjarrin e Xhehenemit, në të cilin do mbeten përgjithmonë.﴿ ﴾Ata janë krijesat më të këqija﴿ – ata janë krijesat më të këqija, sepse ata lanë të vërtetën nga zilia dhe padrejtësisht. Për këtë arsye ata do jenë krijesat me përfundimin më të keq.

(7) ﴾Pa dyshim, ata që besojnë dhe punojnë vepra të mira – pikërisht ata janë krijesat më të mira.﴿

---

[1] *El-Kehf*, 1-2.

جَزَآؤُهُمۡ عِندَ رَبِّهِمۡ جَنَّٰتُ عَدۡنٖ تَجۡرِي مِن تَحۡتِهَا ٱلۡأَنۡهَٰرُ خَٰلِدِينَ
فِيهَآ أَبَدٗاۖ رَّضِيَ ٱللَّهُ عَنۡهُمۡ وَرَضُواْ عَنۡهُۚ ذَٰلِكَ لِمَنۡ خَشِيَ رَبَّهُۥ ٨

سُورَةُ الزَّلْزَلَةِ — ترتيبها ٩٩ — آياتها ٨

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

إِذَا زُلۡزِلَتِ ٱلۡأَرۡضُ زِلۡزَالَهَا ١ وَأَخۡرَجَتِ ٱلۡأَرۡضُ أَثۡقَالَهَا
٢ وَقَالَ ٱلۡإِنسَٰنُ مَا لَهَا ٣ يَوۡمَئِذٖ تُحَدِّثُ أَخۡبَارَهَا ٤
بِأَنَّ رَبَّكَ أَوۡحَىٰ لَهَا ٥ يَوۡمَئِذٖ يَصۡدُرُ ٱلنَّاسُ أَشۡتَاتٗا
لِّيُرَوۡاْ أَعۡمَٰلَهُمۡ ٦ فَمَن يَعۡمَلۡ مِثۡقَالَ ذَرَّةٍ خَيۡرٗا
يَرَهُۥ ٧ وَمَن يَعۡمَلۡ مِثۡقَالَ ذَرَّةٖ شَرّٗا يَرَهُۥ ٨

سُورَةُ العَادِيَاتِ — ترتيبها ١٠٠ — آياتها ١١

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

وَٱلۡعَٰدِيَٰتِ ضَبۡحٗا ١ فَٱلۡمُورِيَٰتِ قَدۡحٗا ٢ فَٱلۡمُغِيرَٰتِ صُبۡحٗا
٣ فَأَثَرۡنَ بِهِۦ نَقۡعٗا ٤ فَوَسَطۡنَ بِهِۦ جَمۡعًا ٥ إِنَّ ٱلۡإِنسَٰنَ
لِرَبِّهِۦ لَكَنُودٞ ٦ وَإِنَّهُۥ عَلَىٰ ذَٰلِكَ لَشَهِيدٞ ٧ وَإِنَّهُۥ لِحُبِّ
ٱلۡخَيۡرِ لَشَدِيدٌ ٨ ۞ أَفَلَا يَعۡلَمُ إِذَا بُعۡثِرَ مَا فِي ٱلۡقُبُورِ ٩

(8) ﴿Shpërblimi i tyre është te Zoti i tyre:﴾ – kundrejt besimit të tyre dhe veprave të mira – ﴿...kopshtet e Adnit, nën të cilat rrjedhin lumenj﴾ – rrjedhin nën pemët dhe dhomat e Xhenetit të Adnit – ﴿...e ku do të banojnë përherë.﴾ Nuk dalin prej tij, nuk ikin nga ai dhe nuk vdesin. ﴿Allahu është i kënaqur me ata, por dhe ata janë të kënaqur me Të. Kjo është dhurata për ata që e kanë frikë Zotin e vet!﴾

## SURJA EZ-ZELZELE

(1) ﴿Kur të dridhet Toka me tronditjen e saj...﴾ – kur të lëvizë me një lëvizje të fuqishme, kështu ajo çrregullohet, saqë çdo gjë mbi të shkërmoqet.

(2) ﴿...kur të nxjerrë barrët nga brendia e saj...﴾ – kur të nxjerrë të vdekurit, çfarë është groposur në të, si dhe veprat që janë kryer mbi të. Përsa u përket të vdekurve, toka do i nxjerrë kur të fryhet në sur herën e dytë.

(3) ﴿...e njeriu të thotë: 'Ç'po i ndodh?!'﴾ – i befasuar prej saj dhe i habitur nga belaja e rëndë e saj.

(4) ﴿Atë ditë ajo do të tregojë lajmet e saj...﴾ Do bëjë të ditura lajmet e saj dhe do tregojë për veprat e mira dhe të këqija që janë kryer mbi të. Allahu e bën atë të flasë që të dëshmojë përballë njerëzve.

(5) ﴿...sepse Zoti yt e ka frymëzuar atë.﴾ Tregon lajmet e saj me frymëzimin dhe urdhërin që i jep Allahu për të treguar dhe dëshmuar.

(6) ﴿Atë ditë njerëzit do paraqiten të ndarë, grupe-grupe...﴾ Njerëzit ngrihen nga varret për t'u paraqitur në vendin ku do të jepet llogaria, të ndarë grupe-grupe. Disa shkojnë në krahun e djathtë, e disa të tjerë në krahun e majtë, sipas ndarjes nëpër fe dhe ndryshimit të punëve të tyre. ﴿...që t'u tregohen veprat e tyre...﴾ – që Allahu t'ua tregojë veprat, mu para syve; ose t'u tregohet shpërblimi i veprave të tyre.

(7) ﴿...ai që ka bërë një të mirë, qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë﴾ në Ditën e Gjykimit në librin e tij, e do gëzohet me të; ose do ta shohë me sytë e vet, të shfaqur para tij.

(8) ﴿...dhe ai që ka bërë një të keqe, qoftë sa një thërrmijë *(dherrah)*, do ta shohë atë﴾ në Ditën e Gjykimit dhe do t'i vijë keq prej saj. *Dherr* janë grimca pluhuri që duken nën rrezet e diellit.

## SURJA EL-ʿĀDIJĀT

(1) ﴿Betohem për ata (kuaj) që vrapojnë...﴾ Ata janë kuajt që vrapojnë me kalorësit luftëtarë në rrugën e Allahut, drejt armiqve jobesimtarë, të cilët dolën kundër Allahut dhe të Dërguarit të Tij. ﴿...duke dihatur *(dabhā)*﴾ *Dabhā* është zhurma e frymëmarrjes së kuajve kur vrapojnë.

(2) ﴿...që nxjerrin xixa nga thundrat...﴾ Ata janë kuaj që lëshojnë xixa me thundrat e tyre kur godasin tokën e fortë dhe gurët, ashtu siç ndizet zjarri me gur stralli.

(3) ﴿...dhe vërsulen për sulm në mëngjes...﴾ – domethënë, ata të cilët mësyjnë mbi armikun në kohën e mëngjesit.

(4) ﴿...duke çuar re pluhuri *(nekʿā)*﴾ *Nekʿā* është pluhuri që ngrejnë kuajt kur mësyjnë.

(5) ﴿...dhe ashtu hidhen në mesin e grumbullit të armikut...﴾ Me mësymjen e tyre vihen në mes të armikut pas disfatës së tyre, duke u bërë grumbull në atë vend.

(6) ﴿...se njeriu është vërtet mosmirënjohës (*kenūd*) ndaj Zotit të vet...﴾ *Kenūd* është mosmirënjohësi i mirësisë, ai që e mohon shumë atë.

(7) ﴿...dhe ai, pa dyshim, këtë e dëshmon.﴾ Dëshmon kundër vetes për këtë mohim dhe mosmirënjohje, për arsyen se gjurmët e saj shfaqen tek ai.

(8) ﴿Vërtet që ai e do shumë pasurinë.﴾ Kuptimi i kësaj është se ai e do pasurinë së tepërmi, është i zellshëm në kërkimin dhe arritjen e pasurisë, bëhet copash për të.

(9) ﴿Vallë, a nuk e di ai se kur të nxirren jashtë ata që gjenden në varre...﴾ – kur të shpërhapen dhe të nxirren të vdekurit nga varret.

وَحُصِّلَ مَا فِي ٱلصُّدُورِ ﴿١٠﴾ إِنَّ رَبَّهُم بِهِمْ يَوْمَئِذٍ لَّخَبِيرٌۢ ﴿١١﴾

سُورَةُ ٱلْقَارِعَةِ — ترتيبها ١٠١ — آياتها ١١

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

ٱلْقَارِعَةُ ﴿١﴾ مَا ٱلْقَارِعَةُ ﴿٢﴾ وَمَآ أَدْرَىٰكَ مَا ٱلْقَارِعَةُ
﴿٣﴾ يَوْمَ يَكُونُ ٱلنَّاسُ كَٱلْفَرَاشِ ٱلْمَبْثُوثِ ﴿٤﴾
وَتَكُونُ ٱلْجِبَالُ كَٱلْعِهْنِ ٱلْمَنفُوشِ ﴿٥﴾ فَأَمَّا
مَن ثَقُلَتْ مَوَٰزِينُهُۥ ﴿٦﴾ فَهُوَ فِي عِيشَةٍ رَّاضِيَةٍ
﴿٧﴾ وَأَمَّا مَنْ خَفَّتْ مَوَٰزِينُهُۥ ﴿٨﴾ فَأُمُّهُۥ هَاوِيَةٌ
﴿٩﴾ وَمَآ أَدْرَىٰكَ مَا هِيَهْ ﴿١٠﴾ نَارٌ حَامِيَةٌۢ ﴿١١﴾

سُورَةُ ٱلتَّكَاثُرِ — ترتيبها ١٠٢ — آياتها ٨

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

أَلْهَىٰكُمُ ٱلتَّكَاثُرُ ﴿١﴾ حَتَّىٰ زُرْتُمُ ٱلْمَقَابِرَ ﴿٢﴾ كَلَّا سَوْفَ
تَعْلَمُونَ ﴿٣﴾ ثُمَّ كَلَّا سَوْفَ تَعْلَمُونَ ﴿٤﴾ كَلَّا لَوْ تَعْلَمُونَ
عِلْمَ ٱلْيَقِينِ ﴿٥﴾ لَتَرَوُنَّ ٱلْجَحِيمَ ﴿٦﴾ ثُمَّ لَتَرَوُنَّهَا
عَيْنَ ٱلْيَقِينِ ﴿٧﴾ ثُمَّ لَتُسْـَٔلُنَّ يَوْمَئِذٍ عَنِ ٱلنَّعِيمِ ﴿٨﴾

(10) ﴿...dhe kur të dalë në shesh ajo që është në gjokse...﴾ – kur të dallohet dhe qartësohet e mira dhe e keqja që është në to.

(11) ﴿...Zoti i tyre, me siguri, atë ditë di çdo gjë për ta?!﴾ – domethënë, njeriu duhet ta dijë se Zoti i të ringjallurve është në dijeni të plotë me ta, dhe asgjë e tyre nuk i fshihet në atë ditë dhe as në ditët e tjera. Ai i shpërblen ata në atë ditë; pra, nëse e mësojnë këtë, atëherë nuk duhet që dashuria ndaj pasurisë t'i pengojë nga falënderimi dhe adhurimi i Zotit të tyre, si dhe nga kryerja e punëve për ditën e Ringjalljes.

## SURJA EL-KĀRI'A

(1) ﴿Gjëmimi i tmerrshëm!﴾ Ky është një prej emrave të Ditës së Kiametit, sepse ajo ditë i godet njerëzit me tmerr, ose godet armiqtë e Allahut me dënim.

(2) ﴿Ç'është Gjëmimi i tmerrshëm?﴾

(3) ﴿Kush mund të ta shpjegojë ty se çfarë është Gjëmimi i tmerrshëm?﴾

(4) ﴿Atë ditë njerëzit do jenë si fluturat e shpërndara...﴾ – kalamenden të çorientuar në çdo drejtim, nga tmerri i madh, derisa të mblidhen në vendin e dhënies së llogarisë.

(5) ﴿...kurse malet si leshi i shprishur﴾ – si leshi i ngjyrosur me ngjyra të ndryshme e i krehur me gërhanë, ngaqë ata do copëtohen (dërrmohen) dhe do fluturojnë.

(6) ﴿Sa i përket atij, veprat e (mira të) të cilit do rëndojnë në peshore...﴾ – në mënyrë të përmbledhur, Zoti përmend gjendjet e njerëzve pas dhënies së llogarisë në vendin e caktuar për këtë, dhe ndarjen e tyre në dy grupe, duke thënë: ﴿Sa i përket atij, veprat e të cilit do rëndojnë në peshore﴾ – veprat e mira. Qëllimi i kësaj është që këto vepra të mira peshojnë më shumë se të këqijat e tij.

(7) ﴿...ai do ketë një jetë (*ʿisheh*) të kënaqur (në Xhenet)﴾ – domethënë, jetë të kënaqshme, me të cilën kënaqet përfituesi i saj. *ʿIsheh* është një fjalë që përfshin edhe mirësitë që gjenden në Xhenet.

(8) ﴿E sa i përket atij, veprat e (mira të) të cilit nuk do rëndojnë në peshore,﴾

(9) (ai do ketë si strehim *(ummuhu)* humnerën (e Xhehenemit - *hāwijeh*)﴾ – domethënë, banesa e tij do jetë Xhehenemi. E ka emërtuar si *ummuhu*, sepse ky njeri do strehohet në të siç strehohet fëmija te nëna e tij. Dhe është emërtuar *hāwijeh* ngaqë ai gremiset në të, megjithëse fundi i saj është larg.

(10) ﴿Kush mund të ta shpjegojë ty se ç'është humnera (e Xhehenemit)?﴾ Pyetja këtu është për të futur frikën dhe tmerrin. Kjo gjë sqaron se është e ndryshme nga humnerat që njohim ne, saqë nuk dihet se si është në të vërtetë.

(11) ﴿Është një Zjarr tepër i nxehtë.﴾ Nxehtësia e të cilit është aq e madhe, saqë ka arritur kulmin.

## SURJA ET-TEKĀTHUR

(1) ﴿Ju ka hutuar përpjekja për të shumuar...﴾ Përpjekja për të shumuar pasurinë, fëmijët, mburrja me sasinë dhe numrin e madh të tyre, rivaliteti në to si dhe kërkimi për të arritur t'i shtoni ato sa më shumë, ju ka larguar nga bindja ndaj Allahut dhe veprat për botën tjetër.

(2) ﴿...derisa të shkoni në varre﴾ – derisa ju kapi vdekja duke qenë ende në atë gjendje.

(3) ﴿Jo, (nuk duhet kështu)! Ju do ta merrni vesh!﴾ Ky është një qortim dhe tërheqje vëmendjeje në lidhje me këtë shumim, dhe se ata do t'i marrin vesh pasojat e kësaj në Ditën e Kiametit.

(4) ﴿Madje, së shpejti do ta merrni vesh!﴾

(5) ﴿Jo (nuk duhet kështu)! Se sikur ta dinit me dijen e sigurt...﴾ – sikur ta dinit me një dije të sigurt se drejt çfarë gjëje po shkoni, ashtu siç keni dijeni për ato çështje që i keni të sigurta në këtë botë, atëherë kjo gjë do t'ju kishte preokupuar më fort sesa shumimi dhe mburrja me të, dhe nuk do t'ju kishte hutuar (larguar) nga kjo çështje kyçe.

(6) ﴿Sigurisht që do ta shihni zjarrin flakërues!﴾ – në botën tjetër.

ترتيبها ١٠٣ — سُورَةُ العَصۡرِ — آياتها ٣

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

وَٱلۡعَصۡرِ ١ إِنَّ ٱلۡإِنسَٰنَ لَفِي خُسۡرٍ ٢ إِلَّا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ
وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ وَتَوَاصَوۡاْ بِٱلۡحَقِّ وَتَوَاصَوۡاْ بِٱلصَّبۡرِ ٣

ترتيبها ١٠٤ — سُورَةُ الهُمَزَةِ — آياتها ٩

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

وَيۡلٞ لِّكُلِّ هُمَزَةٖ لُّمَزَةٍ ١ ٱلَّذِي جَمَعَ مَالٗا وَعَدَّدَهُۥ ٢
يَحۡسَبُ أَنَّ مَالَهُۥٓ أَخۡلَدَهُۥ ٣ كَلَّاۖ لَيُنۢبَذَنَّ فِي ٱلۡحُطَمَةِ ٤
وَمَآ أَدۡرَىٰكَ مَا ٱلۡحُطَمَةُ ٥ نَارُ ٱللَّهِ ٱلۡمُوقَدَةُ ٦ ٱلَّتِي تَطَّلِعُ
عَلَى ٱلۡأَفۡـِٔدَةِ ٧ إِنَّهَا عَلَيۡهِم مُّؤۡصَدَةٞ ٨ فِي عَمَدٖ مُّمَدَّدَةِۭ ٩

ترتيبها ١٠٥ — سُورَةُ الفِيلِ — آياتها ٥

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

أَلَمۡ تَرَ كَيۡفَ فَعَلَ رَبُّكَ بِأَصۡحَٰبِ ٱلۡفِيلِ ١ أَلَمۡ يَجۡعَلۡ كَيۡدَهُمۡ
فِي تَضۡلِيلٖ ٢ وَأَرۡسَلَ عَلَيۡهِمۡ طَيۡرًا أَبَابِيلَ ٣ تَرۡمِيهِم
بِحِجَارَةٖ مِّن سِجِّيلٖ ٤ فَجَعَلَهُمۡ كَعَصۡفٖ مَّأۡكُولِۭ ٥

(7) ﴾Pastaj, me të vërtetë, do ta shihni atë të bindur plotësisht.﴿ Pastaj do shihni zjarrin flakërues, me një shikim të atillë që është bindja vetë. Ky pra është të dëshmuarit dhe shikimi me sytë tuaj.

(8) ﴾Pastaj atë ditë do pyeteni për kënaqësitë (e kësaj bote)!﴿ – pra për kënaqësitë e kësaj jete, të cilat ju penguan nga puna për jetën tjetër. Kështu njeriu do pyetet për sigurinë, shëndetin, kohën e lirë, ushqimet e shijshme, pijet, pirjen e ujit të freskët kur ishte i etur, banesat e rehatshme e kështu me radhë.

## SURJA EL-‘ASR

(1) ﴾Pasha kohën (*‘asr*)!﴿ Allahu i Madhëruar betohet për kohën për shkak të mësimeve që përmban, në lidhje me kalimin e natës dhe të ditës sipas caktimit; në lidhje me ndjekjen që i bëjnë njëra-tjetrës errësira dhe drita, si dhe ndikimi që ato kanë për një jetë të rregullt dhe për atë që është në interes të gjallesave. Në të gjithë këtë ka argumente në lidhje me Krijuesin. Mukatili ka thënë: "Këtu bëhet fjalë për namazin e ikindisë (*el-‘asr*)."

(2) ﴾Me të vërtetë, njeriu është në humbje (*husr*)﴿ *Husr dhe husran* do të thotë "pakësim" dhe "humbje e kapitalit".

(3) ﴾...përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, që i këshillojnë njëri-tjetrit të vërtetën...﴿ E këshillojnë njëri-tjetrin për të vërtetën që është e drejtë të kryhet, pikërisht për besimin në Zot, për njësimin e Tij, për kryerjen e atyre që Ai ka ligjëruar dhe largimin nga ato që Ai ka ndaluar. ﴾...dhe durimin.﴿ Për mosrënien në gjynahe ndaj Allahut, për durim në kryerjen obligimeve dhe për durim përballë caktimeve të Tij të dhimbshme.

## SURJA EL-HUMEZE

(1) ﴾Mjerë për atë që ofendon (*humezeh*) dhe përqesh (*lumezeh*)﴿ – pra, poshtërim ose dënim, ose shkatërrim për ata të dy. *Humezeh* është ai i cili ofendon tjetrin në sy; ndërsa *lumezeh* është ai që e përgojon tjetrin pas shpine.

(2) ﴾...që grumbullon pasuri dhe e numëron atë.﴿ Ky është sqarim i shkakut të ofendimit dhe përqeshjes që ai bën. Ky shkak është se atij i pëlqen vetja për shkak të pasurisë që ka mbledhur, dhe mendon se kjo e bën superior ndaj të tjerëve, dhe për këtë gjë ai i shikon të tjerët si më të ulët.

(3) ﴾A mendon se pasuria e tij do ta bëjë të pavdekshëm?!﴿ – domethënë, ai mendon se pasuria e tij do ta mbaja të gjallë, të pavdekshëm. Kjo ngaqë ai është mahnitur pas pasurisë së grumbulluar, kështu që as që e çon nëpër mend të kthehet e të meditojë për atë që vjen pas vdekjes.

(4) ﴾Jo, aspak!﴿ – çështja nuk është ashtu siç mendon ai, përkundrazi. ﴾Në të vërtetë, ai do hidhet në *el-hutameh*﴿ – ai dhe pasuria e tij do flaken në zjarr, që përlan dhe dërrmon çdo gjë që hidhet në të.

(5) ﴾E kush mund të ta shpjegojë ty se çfarë është *el-hutameh*?﴿

(6) ﴾Është zjarri i Allahut, i ndezur fort,﴿

(7) ﴾që depërton deri në zemrën e njeriut﴿ – pra, nxehtësia e tij shkon deri në zemrat e tyre, duke i përfshirë ato, sepse pikërisht zemra është vendi i synimeve të devijuara dhe i qëllimeve të ndyra, i moralit të keq, siç është rasti me mendjemadhësinë dhe përçmimin e njerëzve të mirë.

(8) ﴾Ai do t'i rrethojë ata nga çdo anë...﴿ – domethënë, të gjitha dyert e tij (Zjarrit) janë të mbyllura e të vulosura mbi ta, kështu që ata nuk dalin dot prej tij.

(9) ﴾...në shtylla të zgjatura﴿ – do jenë të lidhur (të prangosur) për shtylla të zgjatura. Mukatili ka thënë: "Dyert mbyllen mbi ta, e pastaj shtrëngohen me shtylla hekuri. Asnjë derë nuk u hapet dhe asnjë kënaqësi nuk hyn tek ta."

## SURJA EL-FĪL

(1) ﴾Vallë, a nuk ke dëgjuar se si bëri Zoti yt me njerëzit e elefantit?﴿ "Njerëzit e elefantit" ishin një

grup të krishterësh abisinas, të cilët sunduan Jemenin. Një herë ata u nisën nga Jemeni duke synuar rrënimin e Qabesë. Kur iu drejtuan Mekës, Allahu dërgoi mbi ta zogjtë që janë përmendur në këtë sure, të cilët i shkatërruan. Ky ishte një argument. Kjo ndodhi dyzet vjet para se t'i vinte profecia Muhamedit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem). Disa nga ata të cilët ishin dëshmitarë të kësaj ngjarjeje ishin ende gjallë kur nisi zbulimi i Kuranit.

2 ﴾A nuk ua prishi atyre kurthin...﴿ – a nuk e bëri Allahu i Lartësuar kurthin dhe përpjekjen e tyre për të prishur Qabenë humbje për ta, gjë që i çoi ata në shkatërrim?!

3 ﴾...duke dërguar kundër atyre tufa zogjsh...﴿ – ishin zogj të zinj, të cilët erdhën nga deti, tufa-tufa. Çdo zog mbante tre gurë, dy gurë në këmbë dhe një në sqep. Çdo gjë që goditej nga ky gur dërrmohej.

4 ﴾...të cilët i gjuajtën me gurë balte të pjekur?﴿ Thuhet se ishin gurë prej një balte të pjekur nga zjarri i Xhehenemit, në të cilët ishin shkruar emrat e atyre që donin të shkatërronin Qabenë. Kur ndonjë prej tyre goditej nga këta gurë, atij i shfaqej sëmundja e lisë. Ky lloj guri kishte madhësinë e një kokrre bizeleje, dhe më i madhe se një thjerrëz.

5 ﴾Dhe kështu i bëri si byk i ngrënë﴿ – si gjethet e bimëve pasi janë ngrënë nga kafshët dhe janë hedhur përdhe, të shkelura. Ose u bënë si gjethet e bimëve, pasi janë ngrënë nga kafshët dhe u ka mbetur vetëm kërcelli.

## SURJA EL-KUREJSH

Kjo sure emërtohet gjithashtu edhe si surja *El-Ilāf*.

1 ﴾(Shkatërrimin e njerëzve të elefantit Allahu e bëri) për të mbrojtur fisin Kurejsh,﴿

2 ﴾për t'i mbrojtur ata në udhëtimin që bëjnë dimër e verë.﴿ Njëri nga këta udhëtime bëhej gjatë dimrit, për në Jemen, ngaqë ai ishte një vend i nxehtë. Ndërsa udhëtimi tjetër bëhej gjatë verës, për në Sham, ngaqë ishte një vend i ftohtë. Kurejshët e siguronin jetesën nëpërmjet tregtisë, dhe sikur të mos ishin këto dy udhëtime, qëndrimi atje do ishte i pamundur. Gjithashtu, sikur të mos ishte siguria që ata kishin – duke qenë se ata ishin pranë Shtëpisë së Shenjtë – nuk do mund t'i jepnin dot drejtim punëve.
Kuptimi i kësaj është se Allahu i Madhëruar bëri që ata të ndihen të familjarizuar (rehat) dhe ua lehtësoi këto dy udhëtime. Prandaj, për këtë ata duhet që adhurimin t'ia kushtojnë vetëm Allahut.

3 ﴾Prandaj le të adhurojnë Zotin e kësaj shtëpie (Qabesë)...﴿ Allahu Fuqiplotë ua bëri atyre të njohur se Ai është Zoti i kësaj Shtëpie të Shenjtë; kjo ngaqë ata kishin vënë idhuj në të, të cilët i adhuronin, dhe në këtë mënyrë Ai veçon/dallon

ترتيبها ١٠٦ سُورَةُ قُرَيْشٍ آياتها ٤

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ

لِإِيلَافِ قُرَيْشٍ ١ إِيلَافِهِمْ رِحْلَةَ الشِّتَاءِ وَالصَّيْفِ
٢ فَلْيَعْبُدُوا رَبَّ هَٰذَا الْبَيْتِ ٣ الَّذِي أَطْعَمَهُمْ
مِنْ جُوعٍ وَآمَنَهُمْ مِنْ خَوْفٍ ٤

ترتيبها ١٠٧ سُورَةُ الْمَاعُونِ آياتها ٧

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ

أَرَأَيْتَ الَّذِي يُكَذِّبُ بِالدِّينِ ١ فَذَٰلِكَ الَّذِي
يَدُعُّ الْيَتِيمَ ٢ وَلَا يَحُضُّ عَلَىٰ طَعَامِ الْمِسْكِينِ ٣
فَوَيْلٌ لِلْمُصَلِّينَ ٤ الَّذِينَ هُمْ عَنْ صَلَاتِهِمْ سَاهُونَ
٥ الَّذِينَ هُمْ يُرَاءُونَ ٦ وَيَمْنَعُونَ الْمَاعُونَ ٧

ترتيبها ١٠٨ سُورَةُ الْكَوْثَرِ آياتها ٣

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ

إِنَّا أَعْطَيْنَاكَ الْكَوْثَرَ ١ فَصَلِّ لِرَبِّكَ وَانْحَرْ ٢
إِنَّ شَانِئَكَ هُوَ الْأَبْتَرُ ٣

Veten nga idhujt. Me anë të kësaj Shtëpie të Shenjtë, kurejshët fituan respekt karshi arabëve të tjerë.

4 ﴾...i Cili i ushqeu kur qenë të uritur...﴿ – i ushqeu me anë të këtyre dy udhëtimeve. Në këtë mënyrë i dha fund urisë së tyre të madhe, që kishin para se të merreshin me këto dy udhëtime. ﴾...dhe i siguroi prej frikës.﴿ Arabët sulmonin dhe robëronin njëri-tjetrin, ndërsa kurejshët ishin të sigurt nga kjo për shkak të pozitës që gëzonte vendi i shenjtë (haremi), sikundërse i siguroi nga frika e abisinasve me elefantin.

## SURJA EL-MĀ'ŪN

1 ﴾A e ke parë atë që mohon Ditën e Llogarisë?﴿ – domethënë, a e ke parë atë që përgënjeshtron llogaridhënien dhe shpërblimin?

2 ﴾Ky është ai që i dëbon ashpër jetimët...﴿ – pra, nëse mendon rreth tij, ose kërkon për të, do shohësh se ky është ai i cili e largon ashpër jetimin nga e drejta e tij. Në kohën e injorancës (para ardhjes së Islamit) arabët nuk u jepnin trashëgimi grave dhe fëmijëve.

3 ﴾...dhe nuk nxit që t'i jepet ushqim të varfrit﴿ – nuk nxit as veten, as familjen e tij dhe as të

سُورَةُ الكَافِرُونَ

ترتيبها ١٠٩ — آياتها ٦

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

قُلْ يَٰٓأَيُّهَا ٱلْكَٰفِرُونَ ﴿١﴾ لَآ أَعْبُدُ مَا تَعْبُدُونَ ﴿٢﴾
وَلَآ أَنتُمْ عَٰبِدُونَ مَآ أَعْبُدُ ﴿٣﴾ وَلَآ أَنَا۠ عَابِدٌ مَّا عَبَدتُّمْ ﴿٤﴾
وَلَآ أَنتُمْ عَٰبِدُونَ مَآ أَعْبُدُ ﴿٥﴾ لَكُمْ دِينُكُمْ وَلِىَ دِينِ ﴿٦﴾

سُورَةُ النَّصْرِ

ترتيبها ١١٠ — آياتها ٣

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

إِذَا جَآءَ نَصْرُ ٱللَّهِ وَٱلْفَتْحُ ﴿١﴾ وَرَأَيْتَ ٱلنَّاسَ
يَدْخُلُونَ فِى دِينِ ٱللَّهِ أَفْوَاجًا ﴿٢﴾ فَسَبِّحْ بِحَمْدِ رَبِّكَ
وَٱسْتَغْفِرْهُ إِنَّهُۥ كَانَ تَوَّابًۢا ﴿٣﴾

سُورَةُ المَسَدِ

ترتيبها ١١١ — آياتها ٥

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

تَبَّتْ يَدَآ أَبِى لَهَبٍ وَتَبَّ ﴿١﴾ مَآ أَغْنَىٰ عَنْهُ مَالُهُۥ وَمَا
كَسَبَ ﴿٢﴾ سَيَصْلَىٰ نَارًا ذَاتَ لَهَبٍ ﴿٣﴾ وَٱمْرَأَتُهُۥ
حَمَّالَةَ ٱلْحَطَبِ ﴿٤﴾ فِى جِيدِهَا حَبْلٌ مِّن مَّسَدٍۭ ﴿٥﴾

tjerët për një veprim të tillë, duke u treguar dorështrënguar në pasuri.

4 ﴾Mjerë për ata të cilët kur falen﴿

5 ﴾janë të pakujdesshëm për namazin...﴿ – domethënë, janë të pakujdesshëm për namazet; nuk e vrasin mendjen për to. Kur falen nuk shpresojnë shpërblim për namazin e tyre dhe kur e lënë atë nuk frikësohen nga ndonjë dënim. Ata janë të pakujdesshëm për namazin, aq sa e lënë t'i ikë koha.

6 ﴾...të cilët duan vetëm që të duken...﴿ – domethënë, kur falen, e bëjnë për t'u dukur para njerëzve që po falen; ose çdo vepër të mirë që kryejnë e bëjnë për t'u dukur para njerëzve, që të flitet mirë për ta.

7 ﴾...dhe nuk u japin ndihmë *(mā'ūn)* nevojtarëve.﴿ *Mā'ūn* është një emër që përfshin ato sende të cilat njerëzit ia japin hua njëri-tjetrit. Thuhet se *mā'ūn* është zekati; pra, nuk japin zekatin e pasurive të tyre.

## SURJA EL-KEUTHER

1 ﴾Me të vërtetë që Ne të kemi dhënë ty *Keutherin*﴿ Keutheri është një lumë në Xhenet, të cilin Allahu e ka bërë si nderim për të Dërguarin e Tij (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe umetin e tij.

2 ﴾...prandaj, falu (vetëm) për Zotin tënd...﴿ Ajo që urdhërohet këtu është falja e namazeve të obliguara – ﴾...dhe ther kurban!﴿ Disa njerëz faleshin dhe thernin kurban për të tjerë dhe jo për Allahun. Kështu Allahu e urdhëroi Profetin e Tij (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) që namazi dhe kurbani të jenë vetëm për Të. Katade dhe Atau kanë thënë se "këtu bëhet fjalë për namazin e Bajramit dhe therjen e kurbanit".

3 ﴾Sigurisht, ai që të urren ty, ai vetë është fatprerë *(ebter)*.﴿ Sigurisht ai që të urren ty është ai të cilit nuk i mbetet kujtim pas vdekjes së tij. Një burrë quhet *ebter* kur nuk ka fëmijë. Kur vdiq një djalë i të Dërguarit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem), njëri nga politeistët tha: "Ai është fatprerë (ebter)." Ky pra është shkaku i zbritjes (*esbābu-l-nuzul*) së kësaj sureje.

## SURJA EL-KĀFIRŪN

1 ﴾Thuaj: 'O mosbesimtarë!﴿ Shkaku i zbritjes së kësaj sureje është se mosbesimtarët kërkuan nga i Dërguari i Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) që ai të adhuronte zotat e tyre për një vit, dhe ata të adhuronin Zotin e Tij po për një vit. Kështu, Allahu e urdhëroi që t'u thoshte:

2 ﴾Unë nuk adhuroj atë që adhuroni ju...﴿ – unë nuk bëj atë që kërkoni prej meje, adhurimin e idhujve që ju adhuroni. Pra, nuk adhuroj zotat tuaj.

3 ﴾...edhe ju nuk jeni adhurues të Atij që adhuroj unë﴿ – as ju nuk jeni adhurues të Allahut, të Cilin e adhuroj unë, përderisa ju vazhdoni me idhujtari.

4 ﴾Unë nuk do jem kurrë adhurues i atyre që ju i adhuroni...﴿ Në ditët e mia të ardhshme dhe në jetën time të mëtejshme, nuk do adhuroj asnjë nga zotat tuaj.

5 ﴾...dhe as ju nuk do jeni adhurues të Atij që adhuroj unë!﴿ – pra ju nuk do e adhuroni Allahun në ditët tuaja të ardhshme, përderisa vazhdoni në mosbesimin dhe adhurimin tuaj ndaj idhujve. Kjo ngaqë adhurimi i atij që nuk beson (mohon) Allahun dhe i politeistit (ai që adhuron dikë tjetër bashkë me Allahun) është i refuzuar dhe nuk merret në konsideratë. Mendohet se këto ajete janë përsëritur për përforcim, në mënyrë të tillë që të priten shpresat e jobesimtarëve për të marrë ndonjë përgjigje pozitive nga i Dërguari i Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) për kërkesën e tyre, që ai të adhuronte zotat e tyre.

6 ﴾Ju fenë tuaj unë timen!') Nëse ju jeni kënaqur me fenë tuaj, atëherë unë jam i kënaqur me fenë time. Pra, feja juaj, që është idhujtaria, është e kufizuar te ju dhe nuk do kalojë tek unë. Edhe feja ime, që është njësimi, është e kufizuar tek unë, dhe nuk do kalojë te ju.

## SURJA EN-NASR

Kjo sure emërtohet gjithashtu edhe si surja e Lamtumirës. Përcillet se Ibn Abbasi (Radijallahu anhu) ka thënë: "Kur zbriti: ﴾Kur të vijë ndihma e Allahut dhe çlirimi (i Mekës)...﴿, i Dërguari i Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-le) tha: "Unë jam njoftuar për vdekjen time." Për këtë sure Ibn Abbasi ka thënë: "Të Dërguarit të Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) iu bë njoftimi për exhelin (kohën e vdekjes) e tij."

1 ﴾Kur të vijë ndihma *(nasr)* e Allahut dhe çlirimi (i Mekës)...﴿ – kur të vijë ty, o Muhamed, ndihma e Allahut kundër armiqve të tu, pra kurejshëve, si dhe të japë çlirimin e Mekës. *Nasr* – "*ndihma*" është mbështetja me anë të së cilës arrihet mposhtja e armiqve, mundja e tyre dhe mbizotërimi mbi ta. Ndërsa *Fet'h* – "hapja"/"*çlirimi*" është çlirimi i vendbanimeve të armiqve, hyrja në shtëpitë e tyre si dhe hapja e zemrave të tyre për pranimin e së vërtetës.

2 ﴾...dhe t'i shohësh njerëzit duke hyrë në fenë e Allahut grupe-grupe...﴿ – grup pas grupi, sepse kur i Dërguari i Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem) çliroi Mekën, arabët thanë: "Përderisa Muhamedi triumfoi mbi banorët e Haremit (vendit të shenjtë), të cilët Allahu i mbrojti nga njerëzit e elefantit, atëherë ai është në të vërtetën dhe ju nuk keni fuqi kundër tij. Kështu ata filluan të hynin në Islam grupe-grupe, sepse më parë hynin një nga një, saqë kishte raste kur një fis i tërë hynte njëherësh në Islam."

3 ﴾...atëherë madhëroje me falënderim Zotin tënd...﴿ Këtu ka një bashkim midis madhërimit të Allahut, i cili lejoi për t'u mahnitur nga ai lehtësim që Ai bëri, gjë që nuk i shkonte ndërmend as atij (Profetit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem)) dhe as ndonjë njeriu tjetër, si dhe falënderimit të Tij për të mirën që Ai i bëri; për dhuntinë madhështore ndaj tij nëpërmjet ndihmës dhe çlirimit të "nënës *së vendbanimeve (Mekës)*" dhe për hyrjen e njerëzve në Islam grupe-grupe. ﴾...dhe kërko falje nga Ai...﴿ – kërko falje nga Ai për gjynahet e tua, duke u treguar modest për hir të Allahut dhe duke i konsideruar si të pamjaftueshme veprat e tua. ﴾...se Ai është vërtet Pranues i madh i pendimeve﴿ – domethënë, Ai është i tillë që t'ua pranojë pendesën atyre që kërkojnë falje; i mëshiron me anë të pranimit të pendesës. Buhariu dhe të tjerë përcjellin nga Ibn Abbasi (Radijallahu anhu), i cili për këtë sure ka thënë: "Ky është exheli i të Dërguarit të Allahut (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem), të cilin Allahu ia bëri të ditur." Ka thënë: ﴾Kur të vijë ndihma e Allahut dhe çlirimi (i Mekës)...﴿ Kjo është shenja e exhelit të tij ﴾...atëherë madhëroje me falënderim Zotin tënd, dhe kërko falje nga Ai, se Ai është vërtet Pranues i madh i pendimeve﴿

## SURJA EL-MESED

1 ﴾Iu thafshin duart Ebu Lehebit...﴿ – u shkatërrofshin, humbshin dhe u zhgënjefshin duart e tij! (...dhe në të vërtetë ai u shkatërrua﴿ – u shkatërroftë ai vetë. Pra, lutja që ai bëri kundër tij ndodhi në të vërtetë. Ebu Lehebi ishte xhaxhai i Profetit (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem). Emri i tij është Abduluza.

2 ﴾Nuk i bëri dobi as pasuria dhe as fitimet e tjera﴿ – domethënë, pasuria që ai grumbulloi si dhe fitimet dhe autoriteti që fitoi nuk ia larguan shkatërrimin dhe as dënimin e Allahut që ra mbi të.

3 ﴾Ai, me siguri do hidhet në zjarrin me flakë të tërbuara...﴿ Do dënohet në zjarrin flakërues, i cili do ia djegë lëkurën. Ky është zjarri i Xhehenemit, që është ndezur dhe digjet flakë.

4 ﴾...po ashtu edhe gruaja e tij, që mbart drutë e zjarrit...﴿ Gruaja e tij do futet në një zjarr gjithë flakë. Ajo është Ummu Xhemil bint Harb, motra e Ebu Sufjanit, e cila barte ferra dhe gjemba dhe i hidhte natën në rrugën ku kalonte Profeti (Sal-lallahu alejhi ue sel-lem).

5 ﴾...në qafën e saj do ketë një litar prej fijesh palme *(mesed)*.﴿ *Mesed* janë fijet e palmës me anë të së cilave thuren litarët. Ajo mbante në qafën e saj një varëse xhevahiri dhe thoshte: "Betohem për Latin dhe Uzanë, unë do e shpenzoj atë në armiqësinë kundër Muhamedit." Kështu, shpërblimi i saj është që në Ditën e Kiametit, në qafën e saj vendoset një litar, në vend të varëses që mbante.

## SURJA EL-IHLĀS

1 ﴾Thuaj: 'Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm!﴿ Idhujtarët thanë: "O Muhamed, na trego prejardhjen e Zotit tënd!" Kështu pra zbriti kjo sure. Kuptimi është se nëse ju kërkoni sqarim për prejardhjen e Tij, atëherë dijeni se Ai është Allahu, Një, i Vetëm e i Pashoq!

2 ﴾Allahu është *Es-Samed* Absoluti, të Cilit i përgjërohet gjithçka në amshim.﴿ *Es-Samed* është Ai i Cili synohet (nga krijesat) për çdo nevojë, ngaqë Ai ka mundësi t'i përmbushë ato. Përcillet nga Ibn Abbasi (Radijallahu anhu) se ai ka thënë: "Es-Samed është Zotëria me sovranitet të plotë, Fisniku me madhështi të plotë, i Buti me butësi të plotë, i Pasuri me pasuri të plotë, Mbizotëruesi me mbizotërim të plotë, i Gjithdijshmi me dije të plotë, i Urti me urtësi të plotë – Ai është Allahu i Madhëruar. *Es-Samed* është një cilësi që nuk i takon askujt tjetër përpos Tij."

3 ﴾Ai as nuk lind, as nuk është i lindur﴿ – domethënë, nuk ka dalë prej Tij ndonjë fëmijë, dhe as Ai vetë nuk ka dalë prej dikujt, sepse asgjë nuk është në llojin e Tij, për shkak të pamundësisë që Atij t'i mvishet hiçi, sepse i linduri nuk ekzistonte para se të lindte. Pra,

## سُورَةُ الإِخْلَاصِ

ترتيبها ١١٢ — آياتها ٤

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

قُلْ هُوَ ٱللَّهُ أَحَدٌ ١ ٱللَّهُ ٱلصَّمَدُ ٢ لَمْ يَلِدْ
وَلَمْ يُولَدْ ٣ وَلَمْ يَكُن لَّهُۥ كُفُوًا أَحَدٌۢ ٤

## سُورَةُ الفَلَقِ

ترتيبها ١١٣ — آياتها ٥

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

قُلْ أَعُوذُ بِرَبِّ ٱلْفَلَقِ ١ مِن شَرِّ مَا خَلَقَ ٢ وَمِن
شَرِّ غَاسِقٍ إِذَا وَقَبَ ٣ وَمِن شَرِّ ٱلنَّفَّٰثَٰتِ فِى
ٱلْعُقَدِ ٤ وَمِن شَرِّ حَاسِدٍ إِذَا حَسَدَ ٥

## سُورَةُ النَّاسِ

ترتيبها ١١٤ — آياتها ٦

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

قُلْ أَعُوذُ بِرَبِّ ٱلنَّاسِ ١ مَلِكِ ٱلنَّاسِ ٢ إِلَٰهِ
ٱلنَّاسِ ٣ مِن شَرِّ ٱلْوَسْوَاسِ ٱلْخَنَّاسِ ٤ ٱلَّذِى
يُوَسْوِسُ فِى صُدُورِ ٱلنَّاسِ ٥
مِنَ ٱلْجِنَّةِ وَٱلنَّاسِ ٦

Allahu i Lartësuar nuk ka baba që t'i përkasë. Katade ka thënë: "Idhujtarët arabë thanë: "Engjëjt janë bijat e Allahut." Çifutët thanë: "Uzejri është i biri i Allahut." Të krishterët thanë: "Mesihu është i biri i Allahut"." Por Allahu i përgënjeshtroi dhe tha: ﴿Ai as nuk lind, as nuk është i lindur.﴾

(4) ﴿Dhe askush nuk është i barabartë (a i krahasueshëm) me Të!'﴾ Askush nuk barazohet me Të, as nuk i përngjan Atij dhe as nuk ka ndonjë cilësi si të Tijat.

## SURJA EL-FELEK

(1) ﴿Thuaj: 'Kërkoj mbështetje te Zoti i agimit (*el-felek*)...﴾ *Felek* është agimi (mëngjesi), sepse nata ndahet (shkëputet) prej tij. Thuhet se *felek* është çdo gjë që çahet dhe del nga gjithçka që ka krijuar Allahu, qofshin ato kafshë, fara, bërthama dhe gjithçka tjetër. Thuhet gjithashtu se qëllimi këtu është dhënia e një shenje se Ai, i Cili ka fuqinë për t'i larguar këto errësira të mëdha nga e gjithë kjo botë, ka gjithashtu fuqi që të largojë nga ai i cili kërkon mbrojtje tek Ai çdo gjë nga e cila ka frikë dhe druhet prej saj.

(2) ﴿...që të më mbrojë nga sherri i gjithçkaje që Ai ka krijuar...﴾ – domethënë, kërkoj prej Allahut që të më mbrojë nga e keqja e të gjitha krijesave që Ai ka krijuar.

(3) ﴿...dhe nga sherri i natës, kur dendësohet terri...﴾ domethënë, kërkoj prej Tij që të më mbrojë nga e keqja e natës. Kanë thënë, kjo ngaqë natën dalin egërsirat nga strofullat e tyre dhe parazitët nga vendi i tyre. Gjithashtu, dalin edhe njerëzit e këqinj për t'u marrë me punë të liga.

(4) ﴿...dhe nga sherri i falltarëve, që fryjnë në nyje (duke bërë magji)...﴾ – kërkoj prej Tij që të më mbrojë nga e keqja e grave magjistare, ngaqë ato frynin në nyjet e fijeve (penjve) kur bënin magji me to.

(5) ﴿...dhe nga sherri i smirëziut, kur vepron me smirë (hased).')﴾ *Hasedi*, pra smira, manifestohet atëherë kur dikush kërkon që t'i largohet tjetrit një e mirë që i ka dhënë Allahu.

## SURJA EN-NĀS

(1) ﴿Thuaj: 'Kërkoj mbështetje te Zoti i njerëzve...﴾ Zoti i njerëzve është Krijuesi, Organizuesi dhe Rregulluesi i gjendjeve të tyre.

(2) ﴿...Sunduesi i njerëzve...﴾ – Ai ka sundimin e plotë dhe pushtetin mposhtës.

(3) ﴿...i adhuruari – *ilāh* (i vetmi që e meriton) i njerëzve...﴾ – pra i adhuruari i tyre; kjo ngaqë sundimtari (mbreti) mund të jetë i adhuruar dhe mund të mos jetë. Prandaj, këtu ka sqaruar se emri *ilāh* është i veçantë për Të, dhe nuk e meriton askush tjetër.

(4) ﴿...nga sherri i cytësit (ngacmuesit)...﴾ Cytësi është shejtani, ﴿që fshihet﴾ kur përmendet Allahu (fshihet dhe mblidhet). Ndërsa kur nuk përmendet Zoti, ai shtrihet dhe bën cytje.

(5) ﴿...e që hedh dyshime në gjokset e njerëzve...﴾ Kjo është thirrja që ai bën për t'iu bindur atij, me anë të një fjalë të fshehtë që mbërrin në zemër, pa iu dëgjuar zëri. Pastaj Allahu i Madhëruar na sqaron se ai që cyt është dy llojesh: xhind dhe njeri. Kështu, Ai ka thënë:

(6) ﴿...(qoftë ai djall) prej xhindeve apo njerëzve!'﴾ Përsa i përket djallit xhind, ai ngacmon në gjokset e njerëzve; ndërsa djalli njeri, ngacmimin e tij në gjokset e njerëzve e bën duke e shfaqur veten si një këshillues i dhembshur (të cilit i vjen keq për ty). Kështu, ai vë në gjoks ato fjalë të tij të cilat i ka dhënë si këshillë, ashtu siç ka vepruar edhe djalli xhind me cytjet e tij. Thuhet se është Iblisi ai që cyt në gjokset e njerëzve. Përcillet se Ibn Abbasi (Radijallahu anhu) ka thënë: "Çdokush që lind ka në zemrën e tij cytësin. Kur ai përmend Allahun, cytësi fshihet, e kur ai është i shkujdesur (e nuk përmend), atëherë ai fillon të cysë."

Kërkojmë nga Allahu i Lartësuar të na mbrojë nga cytjet e shejtanit të mallkuar!

# Pyetje të rëndësishme në jetën e muslimanit

**1 Ku e bazon muslimani besimin e tij?** Muslimani e bazon besimin e tij te Libri i Allahut dhe te Suneti i saktë i të Dërguarit të Tij – Muhamedit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), i cili nuk fliste nga vetja, por: "**Ajo (që thotë) është vetëm shpallje hyjnore**." **(En-Nexhm, 4)** Librin e Allahut dhe Sunetin e të Dërguarit të Tij (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) duhet t'i kuptojmë ashtu siç i kuptuan shokët e tij dhe paraardhësit tanë të mirë (*selef es-sālih*).

**2 Ku duhet ta gjejmë zgjidhjen nëse kemi mospërputhje për një gjë?** Nëse kemi ndonjë mosmarrëveshje, ne duhet t'i drejtohemi Kuranit dhe Sunetit të të Dërguarit të Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem). Për këtë Allahu i Madhëruar thotë: "**Nëse nuk pajtoheni për një gjë, drejtojuni Allahut dhe të Dërguarit**." **(En-Nisā', 59)** Ndërsa Profeti Muhamed (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thoshte: "Kam lënë tek ju dy gjëra, që nëse u përmbaheni fuqishëm do t'ju ruajnë nga humbja e rrugës së drejtë; ato janë: Libri i Allahut dhe Suneti i të Dërguarit të Tij."

**3 Kush do të jetë grupi i shpëtuar Ditën e Gjykimit?** I Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Umeti im do ndahet në shtatëdhjetë e tre grupe; të gjithë do jenë në Zjarr, përveç njërit." Shokët i thanë: "Cili është ky grup, o i Dërguari i Allahut?" Ai tha: "Ata që i përmbahen rrugës sime dhe rrugës së shokëve të mi." **(Ahmedi dhe Tirmidhiu)**

E vërteta është tek ajo që ka praktikuar Profeti Muhamed (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe shokët e tij. Kështu ne duhet ta ndjekim atë, në qoftë se duam të shpëtojmë dhe të na pranohen veprat e mira.

**4 Cilat janë kushtet e pranimit të veprave të mira? Kushtet e pranimit të veprave të mira janë: 1)** besimi tek Allahu dhe njësimi i Tij; **2)** sinqeriteti (qëllimi për të arritur vetëm kënaqësinë e Allahut). **3)** ndjekja e të Dërguarit tonë: çdo vepër duhet të jetë sipas udhëzimit të tij; nuk ka adhurim të saktë përveç adhurimit të ligjëruar nëpërmjet tij. Në qoftë se njëri nga këto kushte mungon, atëherë vepra nuk pranohet. Allahu i Madhëruar ka thënë: "**Dhe Ne do t'u qasemi veprave që kanë bërë dhe do t'i shndërrojmë në pluhur e hi.**" **(El-Furkān, 23)**

**5 Shkallët e fesë islame janë tri:** Islami, imani dhe ihsani.

**6 Ç'është Islami dhe sa shtylla ka ai?** Islam do të thotë "t'i dorëzohesh Allahut, ta njësosh dhe ta adhurosh Atë, si edhe të mos i shoqërosh askënd dhe asgjë". Shtyllat e Islamit janë pesë, dhe ato i ka përmendur Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) i cili thotë: "Islami është ngritur mbi pesë shtylla: Dëshmia që s'ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Tij, falja e namazit, dhënia e zekatit, vizita e Qabesë (haxhi) dhe agjërimi i Ramazanit."[1]

**7 Ç'është imani dhe sa shtylla ka?** Imani është "besimi me zemër, deklarimi me gjuhë dhe veprimi me gjymtyrë". Imani shtohet me adhurime dhe pakësohet me gjynahe. Allahu i Madhëruar thotë: "**Për t'ua forcuar besimin, krahas besimit që patën**." **(El-Fet'h, 4)** I Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Imani ka mbi shtatëdhjetë degë, ku më e madhja prej tyre është thënia *lā ilāhe il-lallāh* dhe më e vogla është largimi i një pengese nga rruga. Edhe turpi është një degë e besimit." **(Muslimi)**.

[1] *Muttefekun alejhi* – domethënë, hadithi është transmetuar në të dy librat më të saktë të hadithit, atë të Buhariut dhe të Muslimit (*shën. i përkth.*).

Që besimi shtohet me adhurim dhe pakësohet me gjynahe, kjo vihet re edhe nga vetë njeriu. Në kohën e riteve me vlera të veçanta (si është rasti me Ramazanin), muslimani i bën adhurimet e tij plot gjallëri; ndërsa kur bën gjynahe, adhurimet i duken më të rënda. Allahu i Madhëruar thotë: "...**sepse veprat e mira i shlyejnë veprat e këqija**." **(Hūd, 114)**

Shtyllat e imanit janë gjashtë, dhe ato i ka përmendur i Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem): "...të besosh Allahun, engjëjt e Tij, librat e Tij, profetët e Tij, botën tjetër dhe se Allahu ka paracaktuar të mirën dhe të keqen." **(Buhariu)**

**8** **Çdo të thotë *lā ilāhe il-lallāh*?** Ky togfjalësh nënkupton të mohosh se dikush ose diçka tjetër meriton të adhurohet përveç Allahut, dhe të pohosh se vetëm Allahu është Ai që e meriton këtë gjë.

**9** **A është Allahu me ne?** Po, Allahu i Madhëruar është me ne me dijen e Tij, me dëgjimin, me shikimin, me përkujdesjen, me mbikëqyrjen, me forcën dhe dëshirën e Tij. Por, Ai nuk është me ne me Qenien e Tij, sepse Ai nuk përzihet me krijesat dhe asnjë krijesë nuk mund ta përfshijë Atë.

**10** **A shikohet Allahu me sy?** Muslimanët janë të një mendjeje se Allahu nuk mund të shihet në këtë botë, por vetëm në botën tjetër; kur krijesat të jenë grumbulluar para Tij dhe në Xhenet. Allahu i Madhëruar thotë: "**Atë ditë ka fytyra që ndriçojnë, Zotin e tyre shikojnë.**" **(El-Kijāme, 22)**

**11** **Ç'vlerë ka njohja e emrave dhe e cilësive të Allahut?** Detyra e parë që i vendosi Allahu krijesave të Tij ishte që ata ta njihnin Atë. Sapo njerëzit ta njohin siç duhet Atë, do e adhurojnë ashtu siç e meriton. Allahu i Madhëruar thotë: "**Dije se nuk ka zot tjetër të vërtetë që e meriton adhurimin përveç Allahut! Kërko falje për gjynahet e tua dhe të besimtarëve!**" **(Muhammed, 19)**

Kur Allahu përmendet si Mëshirëplotë, nxit te besimtari shpresën; kur përmendet si "Dënues i Ashpër dhe i Rreptë" kjo nxit te besimtari frikën; ndërsa kur Allahu përmendet si i Vetmi që dhuron mirësi, kjo nxit te besimtari falënderimin.

*Qëllimi i adhurimit përmes emrave të Allahut dhe cilësive të Tij*

Adhurimi i Allahut me emrat dhe cilësitë e Tij nënkupton që ne t'i njohim mirë këta emra dhe kuptimet që bartin, dhe të ndikohemi prej tyre. Ndër këta emra dhe cilësi të Tij ka të atillë që, nëse dikush posedon diçka prej tyre është i lavdëruar, si, fjala vjen: dija, mëshira, drejtësia etj. Nga ana tjetër, ka të atillë emra apo cilësi që, nëse dikush ka nisur të karakterizohet me to, është i qortuar, si, fjala vjen, hyjnizimi, kryelartësia, imponimi.

Njeriu duhet dhe është i urdhëruar të ketë disa cilësi të lavdërueshme, si: adhurimi, nënshtrimi, ndjenja e nevojës, lutja e të ngjashme me këto, cilësi të cilat nuk mund t'i atribuohen Zotit. Krijesa më e dashur e Allahut është ai që gëzon ato cilësi që Ai i do. Ndërsa krijesa më larg Tij është ai/ajo që ka ato cilësi që urrehen nga Zoti.

**12** **Cilët janë emrat e bukur të Allahut?** Allahu i Madhëruar thotë: "**Allahut i përkasin emrat më të bukur, prandaj thirreni Atë (lutjuni Atij) me to.**" **(El-A'rāf, 180)** Vërtetohet se Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Allahu ka (ndër të tjerë) nëntëdhjetë e nëntë emra, njëqind pa një; ai që i numëron do hyjë në Xhenet." **(Buhariu dhe Muslimi)**

**Numërimi i tyre nënkupton: 1) të numërosh fjalët dhe numrin e tyre; 2) të kuptosh domethënien dhe qëllimin e tyre;** (Kur Allahu thotë se është *i Urti*, atëherë të gjitha çështjet ia lëmë në dorë Atij, sepse të gjitha veprimet e Tij janë në përputhje me urtësinë e Tij. Kur Ai thotë se është *i Shenjti*, duhet të çosh ndërmend menjëherë se Allahu është i dëlirë nga çdo e metë.)
**3) të lutesh npërmjet tyre.** (Lutja ndahet në dy lloje: **(a)** lutje lavdërimi dhe adhurimi dhe, **(b)** lutje dëshire dhe nevoje. Ai i cili përsiat mbi Kuranin dhe Sunetin do arrijë të shquajë e të numërojë emrat dhe cilësitë e Allahut:

| EMRI | Kuptimi i tij |
|---|---|
| اللهُ<br>ALLAHU | Zoti – i Denji për adhurim dhe përgjërim nga të gjitha krijesat; Atij i nënshtrohen dhe i binden, i bien në ruku dhe në sexhde; për të janë të gjitha llojet e ibadetit[1]. |
| الرَّحْمَنُ<br>ER-RRAHMĀN | i Gjithëmëshirshmi – emri tregon për mëshirën e madhe të Allahut, dhe se mëshira e Tij përfshin çdo gjë. Ky emër është i veçantë për Allahun dhe nuk lejohet që t'i jepet/vihet askujt. |
| الرَّحِيمُ<br>ER-RRAHĪM | Mëshirëploti – Mëshiruesi dhe Falësi i besimtarëve, në këtë botë dhe në tjetrën. Ai i udhëzoi ata që ta adhurojnë. Ai do t'i nderojë në botën tjetër duke i futur në Xhenetin e Tij. |
| العَفُوُّ<br>EL-'AFUWWU | Mëkatfalësi – Ai i fshin gjynahet; Ai i fal robërit e Tij, edhe pse ata meritojnë të dënohen. |
| الغَفُورُ<br>EL -GAFŪR | Mëkatmbuluesi – Falësi; Ai që mbulon gjynahet e gjynahqarit, që nuk e turpëron dhe nuk e dënon. |
| الغَفَّارُ<br>EL- GAFFĀR | Mëkatfshirësi – Ai që fal shumë; emri tregon se Allahu ia fal shumë shpesh gjynahet robit të Tij, kur ai kërkon falje. |
| الرَّءوفُ<br>ER -RAŪF | Përdëllimtari – në arabisht, emri Përdëllimtar shpreh më shumë se *i Mëshirshëm*. Përdëllimi i tij përfshin të gjitha krijesat në këtë botë, por jo edhe në botën tjetër. Ata me të cilët Ai do sillet butësisht, do jenë vetëm të dashurit e Tij. |
| الحَلِيمُ<br>EL -HALĪM | i Duruari – Ai nuk ia shpejton dënimin robërve të Vet, edhe pse Ai është i Aftë ta bëjë këtë. Ai i toleron dhe i fal nëse ata i kërkojnë falje. |
| التَّوابُ<br>ET -TEWWĀB | Pendimpranuesi – Ai orienton kë të dojë drejt pendimit, dhe Ai ia pranon pendesën. |
| السِّتِّيرُ<br>ES- SITĪR | Shumëmbuluesi – Ai i mbulon robërit e Tij dhe nuk i turpëron para krijesave. Ai dëshiron që edhe vetë robërit t'ia mbulojnë gjynahet vetes dhe të tjerëve; të mbulojnë gjithashtu edhe pjesët e turpshme të trupit të tyre. |
| الغَنِيُّ<br>EL-GANIJJ | i Pasuri – Ai nuk ka asnjëherë nevojë për krijesat e tij, sepse Ai është i Plotë dhe me cilësi absolute. Të gjitha krijesat ia kanë nevojën Atij; që Ai t'u japë mirësi dhe t'i ndihmojë. |
| الكَرِيمُ<br>EL- KERĪM | Bujari – mirësitë e Tij nuk kanë të sosur, fisnikëria e Tij është e madhe. Ai i jep sa të dojë dhe si të dëshirojë atij që do; me lutje a pa lutje. Ai fal gjynahet dhe mbulon të metat. |
| الأَكْرَمُ<br>EL- EKREM | Më Bujari – bujaria e Tij është absolute; askush dhe asgjë nuk mund të krahasohet me bujarinë e Tij. E gjithë mirësia vjen nga Ai. Ai i shpërblen besimtarët në saje të mirësisë së Tij. Ai u jep afat kundërshtarëve të Tij dhe i gjykon me drejtësinë e Tij. |

[1] Term që vjen nga arabishtja, dhe nënkupton adhurimin.

| | |
|---|---|
| الوَهّابُ<br>EL- WEHHĀB | Dhuruesi – Ai dhuron shumë dhe pa kompensim; Ai dhuron shumë dhe pa asnjë synim përfitimi; Ai jep shumë edhe nuk kërkon prej askujt. |
| الجَوادُ<br>EL- XHEWĀD | Bujari Madhështor – Ai dhuron pa masë dhe u jep plot mirësi krijesave të Tij. Por, besimtarët, te bujaria dhe mirësia e Tij kanë pjesën më të madhe. |
| الوَدودُ<br>EL -WEDŪD | i Dashuri – Ai i do ata që e duan e Atë; Ai u afrohet atyre me mirësi, me mbulim dhe falje gjynahesh. Ai është i kënaqur me ta dhe ua pranon punët e mira, si dhe i bën të dashur për të tjerët. |
| المُعطي<br>EL -MU'TĪ | Dhënësi – Ai i jep atij që do aq sa Ai dëshiron. Të dashurit e Tij kanë pjesën më të madhe nga dhuntitë e Tij. Gjithashtu, Ai i dha çdo gjëje formën e duhur. |
| الواسِعُ<br>EL- WĀSI' | i Gjeri – Ai ka cilësi të pakufishme; askush nuk mund ta lartësojë siç duhet. Madhështia e Tij është e pakufishme; pushteti i Tij është i pakufishëm; mëshira dhe falja e Tij janë të pakufishme; bamirësia dhe mirësitë e Tij janë gjithashtu pa kufi. |
| المُحْسِنُ<br>EL- MUHSIN | Bamirësi – Mirësia e plotë është te Qenia e Tij, tek emrat, te cilësitë dhe veprat e Tij. Ai i dha çdo krijese formën më të mirë. Ai u dha mirësi krijesave të Tij. |
| الرَّازِقُ<br>ER-RĀZIK | Furnizuesi – Ai u jep risk të gjithë krijesave; Ai u caktoi atyre riskun para se të krijonte botët; Ai u premtoi se do ta merrnin atë të plotë, qoftë edhe pas një kohe të gjatë. |
| الرَّزَّاقُ<br>ER-RAZZĀK | Furnizuesi Madhështor – Emri tregon për riskun e madh që u jep krijesave të Tij. Ai (madhëruar qoftë!) u jep atyre para se ata t'i kërkojnë; madje Ai u jep edhe kur ata e kundërshtojnë dhe bëjnë gjynahe. |
| اللَّطيفُ<br>EL- LATĪF | Njohësi i çdo gjëje me imtësi – Ai njeh edhe çështjet më të vogla, dhe asgjë nuk mund t'i fshihet. Ai u dhuron mirësi dhe u sjell dobi robërve të Tij nga anë të padukshme, që ata s'i mendojnë. |
| الخَبيرُ<br>EL-HABĪR | i Gjithëinformuari – Ai që përfshin brendësinë e gjërave dhe të fshehtat e tyre; ashtu siç di edhe anën e tyre të jashtme. |
| الفَتّاحُ<br>EL- FETTĀH | Mbarëhapësi – Ai i hap depot e pasurive të Tij, të mëshirës, të riskut për atë që do, sipas urtësisë dhe dijes së Tij. |
| العَليمُ<br>EL- 'ALĪM | i Gjithëdijshmi – dija e Tij përmbledh çdo gjë të dukshme dhe të padukshme, të fshehtë dhe të hapur, të kaluar, të tashme dhe të ardhme; asgjë nuk mund t'i fshihet. |
| البَرُّ<br>EL- BER | Bamirësi – bamirësia e Tij për krijesat është e gjerë; Ai jep dhe askush nuk është në gjendje t'i numërojë dhe t'i llogarisë mirësitë e Tij. Ai e përmbush premtimin e Tij. Ai ia fal gjynahet e robit të Vet, e ndihmon dhe e mbron atë. Ai e pranon punën e paktë të robit të Tij dhe e zmadhon atë. |
| الحَكيمُ<br>EL- HAKĪM | i Urti – Ai i vendos gjërat në vendin e tyre. Veprimet e Tij janë të drejta e nuk mund t'u mvishet as gabimi dhe as e meta. |
| الحَكَمُ<br>EL- HAKEM | Gjykatësi – Ai gjykon me drejtësi mes robërve të Tij; Ai nuk i bën padrejtësi askujt. Ai e zbriti Librin e Tij për të gjykuar mes njerëzve. |
| الشَّاكِرُ<br>ESH- SHĀKIR | Falënderuesi/Mirënjohësi – Ai e lavdëron atë që i bindet dhe e shpërblen për punën që bën, edhe nëse është pak. Atij që e falënderon për mirësitë që i ka dhënë Ai, ia shton ato mirësi në këtë botë dhe e shpërblen në botën tjetër. |
| الشَّكُورُ<br>ESH SHEKŪR | Mirënjohësi madhështor – veprat e pakta të robërve të Tij Ai i shpërblen shumëfish. Mirënjohja e Allahut ndaj robërve të Tij nënkupton se Ai do t'ua shpërblejë dhe do t'ua pranojë adhurimin. |

| | |
|---|---|
| الجَمِيلُ<br>EL- XHEMĪL | i Bukuri – Ai është i bukur në Qenien e Tij, me emrat, cilësitë dhe veprat e Tij. Bukuria e Tij është absolute. Çdo bukuri e krijesave të Tij është vetëm prej Tij – i madhëruar qoftë! |
| المَجِيدُ<br>EL- MEXHĪD | i Lavdishmi – Atij i takon krenaria, fisnikëria, madhështia, lartësia në qiell dhe në tokë. |
| الوَلِيُّ<br>EL- WELIJJ | Mbrojtësi/Kujdestari – Ai kujdeset për punët e krijesave të Tij; Ai merret me drejtimin dhe administrimin e pronës së Tij; Ai është ndihmëtari dhe ngadhënjyesi i robërve dhe i të dashurve të Tij. |
| الحَمِيدُ<br>EL -HAMĪD | i Falënderuari – Ai është i lavdëruar për emrat, cilësitë dhe veprat e Tij. Ai falënderohet në gëzime dhe në hidhërime, në vështirësi dhe në lehtësi. Ai, i Vetmi, meriton falënderimin dhe lartësimin absolut, sepse vetëm Ai ka cilësi të plota. |
| المَوْلَى<br>EL- MEWLĀ | Ndihmëtari – Ai është Edukatori, Pronari, Ngadhënjyesi dhe Ndihmuesi i të dashurve të Tij. |
| النَّصِيرُ<br>EN-NASĪR | Ngadhënjyesi – Ai ia jep ndihmën e Tij atij që do. Askush nuk mund ta mundë atë që Ai e bën të ngadhënjejë; sikundërse nuk mund të ketë ngadhënjim për atë që Ai e poshtëron. |
| السَّمِيعُ<br>ES-SEMĪ‘ | Dëgjuesi – dëgjimi i Tij përfshin çdo gjë të dukshme dhe të padukshme, të fshehtë dhe të hapur; madje edhe të gjithë zërat, sado të ulët a të lartë të jenë. Ai u përgjigjet atyre që i luten. |
| البَصِيرُ<br>EL- BESĪR | Shikuesi – shikimi i Tij përfshin çdo krijesë të botës së fshehtë dhe të dukshme, sado e fshehtë dhe e dukshme të jetë dhe sado e vogël a e madhe qoftë. |
| الشَّهِيدُ<br>ESH-SHEHĪD | Dëshmuesi – Ai i mbikëqyr krijesat e Tij; Ai dëshmoi për Veten, se është Një dhe se do të mbajë drejtësi. Ai dëshmon se besimtarët janë të sinqertë kur ata e njësojnë. Ai dëshmon edhe për sinqeritetin e profetëve dhe engjëjve. |
| الرَّقِيبُ<br>ER-RAKĪB | Mbikëqyrësi – Ai i mbikëqyr krijesat e Tij; Ai i llogarit punët e tyre; Atij nuk i shpëton shikimi i shpejtë, as ideja e papritur. |
| الرَّفِيقُ<br>ER-REFĪK | i Buti – të gjitha veprimet e tij janë të buta. Ai (madhëruar qoftë!) i përshkallëzon veprimet e Tij. Ai sillet me robërit e Tij me butësi, dhe nuk i ngarkon më shumë se sa kanë mundësi. Ai i do robërit e Tij të butë. |
| القَرِيبُ<br>EL- KARĪB | i Afërti – Ai është afër të gjitha krijesave me dijen dhe me fuqinë e Tij. Ai është afër besimtarëve me butësinë e Tij dhe me ndihmën e Tij. Megjithatë, Ai qëndron mbi Arsh dhe nuk përzihet me krijesat e Tij. |
| المُجِيبُ<br>EL-MUXHĪB | Lutjepranuesi – Ai i përgjigjet thirrjes së atyre që i bëjnë thirrje, dhe lutjes së atyre që i luten, sipas dijes dhe urtësisë së Tij. |
| المُقِيتُ<br>EL-MUKĪT | Ushqyesi – Ai e krijoi ushqimin dhe riskun, dhe u zotua se do t’ua japë krijesave të Tij. Ai i ruan ato dhe veprat e robërve të Tij pa mangësi. |
| الحَسِيبُ<br>EL-HASĪB | Mjaftuesi/Llogarimarrësi – Ai u mjafton robërve të Tij për gjërat që i shqetësojnë në lidhje me fenë dhe me këtë botë. Besimtarët kanë pjesën më të madhe të përkujdesit të Tij. Ai u kërkon llogari atyre për veprat e bëra në këtë botë. |
| المُؤْمِنُ<br>EL-MU’MIN | Vërtetuesi/Siguruesi – Ai vërteton dhe dëshmon për të dërguarit e Tij dhe ndjekësit e tyre, duke ngritur argumente për sinqeritetin e tyre. Ai është Dhuruesi i çdo sigurie dhe garancie në këtë botë dhe në botën tjetër. Ai i siguron besimtarët se nuk do t’u bëjë padrejtësi, se nuk do t’i dënojë, dhe se Ditën e Kiametit nuk do kenë frikë. |

| | |
|---|---|
| المَنَّانُ EL-MENNĀN | Dhuruesi i Madh – Ai dhuron shumë. Mirësitë e tij janë madhështore. Bamirësitë e Tij ndaj krijesave janë të pasosura. |
| الطَّيِّبُ ET-TAJJIB | i Miri – Ai është i Dëlirë, larg çdo të mete. Mirësia është e Tij. Ai u bën shumë bamirësi robërve të Tij. Ndër punë e sadaka Ai pranon vetëm ato që janë të mira, të lejuara dhe të sinqerta për Të. |
| الشَّافِي ESH-SHĀFI | Shëruesi – Ai shëron zemrat dhe trupat nga sëmundjet. Robërit kanë në duart e tyre veç barnat, që Ai ua ka lehtësuar t'i kenë, ndërsa shërimi është vetëm në dorën e Tij. |
| الحَفِيظُ EL-HAFĪDH | Ruajtësi – Ai i ruan dhe i mbron robërit e Tij besimtarë dhe punët e tyre me mirësinë e Tij. Ai kujdeset dhe i ruan të gjitha krijesat e Tij me fuqinë e Tij. |
| الوَكِيلُ EL-WEKĪL | Kujdestari – Ai kujdeset për botët: Ai i krijoi dhe Ai kujdeset për interesat e tyre. Ai kujdeset për besimtarët, të cilët çështjet e tyre ia kanë lënë në dorë Kujdestarit. Para dhe gjatë përpjekjeve të tyre ata kërkojnë ndihmë dhe tregohen mirënjohës pas suksesit që u jep, si dhe ndahen të kënaqur me atë që u ka dhënë pas vënies në provë. |
| الخَلَّاقُ EL-KHAL-LĀK | Krijuesi i pashoq – emri tregon për krijimet e Allahut të Madhëruar. Ai (madhëruar qoftë!) vazhdon të krijojë me të njëjtën madhështi. |
| الخَالِقُ EL-HĀLIK | Krijuesi – Ai është shpikësi i të gjitha krijesave, pa pasur asnjë model/shembull të mëparshëm. |
| البَارِئُ EL- BĀRIU | Krijuesi i parë – pasi i caktoi dhe vendosi, Ai i solli në jetë krijesat. |
| المُصَوِّرُ EL-MUSAWWIR | Formëdhënësi – Ai i bëri krijesat e Tij sipas një forme të përzgjedhur dhe sipas urtësisë, dijes dhe mëshirës së Tij. |
| الرَّبُّ ER-RABBU | Zoti/Edukatori/Kujdestari – Ai kujdeset për rritjen dhe edukimin e shkallëshkallshëm të krijesave të Tij, me mirësitë e Tij. Ai i edukon të dashurit e Tij me atë që është e dobishme për zemrat e tyre. Ai është Krijuesi, Zotëruesi. |
| العَظِيمُ EL- 'ADHĪM | Madhështori – madhështia e Tij është absolute, si në qenien e Tij, ashtu edhe në emrat dhe cilësitë e Tij. Prandaj, krijesat e kanë për detyrë ta madhërojnë, ta lartësojnë dhe, gjithashtu, të madhërojnë urdhrin dhe ndalimin që Ai bën. |
| القَاهِرُ EL- KĀHIR<br>القَهَّارُ EL- KAHHĀR | Ngadhënjimtari – të gjithë robërit i nënshtrohen Atij; të gjithë e adhurojnë Atë; Ai është mbi ta; Atij, Ngadhënjimtarit, i nënshtrohen të gjithë; fytyrat i janë drejtuar Atij.<br>*El-Kahhār* është shkalla superlative e ngadhënjimtarit. |
| المُهَيْمِنُ EL- MUHEJMIN | Mbizotëruesi – Ai sundon kudo. Ai kujdeset për çdo gjë. Ai vëzhgon çdo gjë. Atij nuk mund t'i fshihet asgjë. Ai di të dukshmen dhe të fshehtën. Ai di atë që dinë njerëzit dhe atë që nuk e dinë. |
| العَزِيزُ EL- AZĪZ | Fuqiploti/Madhështori – Allahu është madhështor në të gjitha kuptimet e kësaj fjale. Ai ka fuqi madhështore dhe askush nuk mund të mposhtë Atë. Ai ka madhështinë e krenarisë dhe askujt nuk ia ka nevojën. Ai ka madhështinë e sundimit dhe të triumfit, ndaj asgjë nuk lëviz pa lejen e Tij. |
| الجَبَّارُ EL- XHEB BĀR | Detyruesi – dëshira e Tij nuk mund të mos shkojë në vend: të gjitha krijesat i nënshtrohen madhështisë së Tij. Të gjitha krijesat ndjekin urdhrat e Tij. Ai ngjit të thyerën dhe pasuron të varfrin. Ai ia lehtëson vështirësitë atij që është në vështirësi. Ai ngjall të sëmurin dhe atë që ndodhet nën sprovë. |
| المُتَكَبِّرُ EL- MUTEKEB-BIR | Madhështori – Ai është madhështor. Ai qëndron larg çdo të keqeje dhe të mete. Ai qëndron larg padrejtësive mbi robërit e Tij. Ai nënshtron çdo rob mendjemadh. Ai është madhështori dhe kushdo që përpiqet të sillet me madhështi, Ai e shkatërron dhe e dënon. |

| | |
|---|---|
| الكَبِيرُ<br>EL- KEBĪR | i Madhi – Allahu është i madh me Qenien e Tij, me cilësitë dhe veprat e Tij. Askush dhe asgjë s'është më i madh se Ai. Madje çdokush dhe çdo gjë para madhështisë së Tij është shumë e vogël. |
| الحَيِيُّ<br>EL- HAJIJJ | i Turpshmi – Ai turpërohet në formën që i takon Fytyrës dhe pushtetit të Tij madhështor. Turpërimi i Allahut ka brenda fisnikërinë, bamirësinë dhe madhështinë. |
| الحَيُّ<br>EL- HAJJ | i Gjalli – jeta e Tij është e plotë, absolute. Ai është i Përhershëm, pa fillim dhe pa mbarim. Çdo lloj jete ne këtë botë burimin e saj e ka prej Tij – madhëruar qoftë! |
| القَيُّوم<br>EL- KAJJŪM | i Përjetshmi/Mbajtësi i gjithçkaje – Ai qëndron vetvetiu; Ai nuk ua ka nevojën krijesave të Tij. Në saje të Tij qëndron çdo gjë në qiell dhe në tokë. Të gjithë kanë nevojë për Të. |
| الوَارِثُ<br>EL- WĀRITH | Trashëgimtari – Ai do të mbesë pas zhdukjes së krijesave dhe Atij do t'i kthehen të gjitha gjërat. Çdo gjë që kemi në dorë na është lënë amanet, dhe një ditë do t'i kthehet pronarit të saj. |
| الديَّانُ<br>ED-DEJJĀN | Shpërblyesi/Gjykatësi – Atij i janë nënshtruar të gjitha krijesat; Ai i shpërblen robërit e Tij për veprat e tyre. Nëse ata kanë vepruar mirë, ua shumëfishon sevapin; nëse nuk kanë vepruar mirë, i dënon vetëm për atë vepër, ose i fal. |
| المَلِك<br>EL- MALIK | Sunduesi – Ai urdhëron; Ai ndalon; Ai triumfon; Ai drejton krijesat e Tij, me urdhra dhe vepra. Askush nuk ka merita për sundimin dhe kujdesin e Tij. |
| الْمَالِك<br>EL-MĀLIK | Zotëruesi – Ai është zotëruesi i vërtetë. Ai zotëronte gjithçka para se të krijonte krijesat, dhe Ai do zotërojë gjithçka kur të mos ketë më krijesa. |
| المَلِيك<br>EL-MALĪK | *Malīk* është një emër që tregon sundimin absolut. Nëse *Malik* na tregon që Allahu është sunduesi, *Malīk* tregon që sundimi i Allahut është absolut. |
| السُّبوحُ<br>ES- SUBBŪH | i Dëliri – Ai është larg çdo të mete, sepse të Atij janë të gjitha cilësitë e plota, të bukura dhe absolute. |
| القُدُّوسُ<br>EL- KUDDŪS | i Shenjti – Ai është i pastër nga çdo mangësi, larg nga çdo e metë, sepse Ai zotëron cilësitë absolute. Asgjë nuk mund t'i shëmbëllejë Atij. |
| السَّلامُ<br>ES-SELĀM | Paqedhënësi – Ai është i zhveshur nga çdo e metë dhe mangësi, në Qenien e Tij dhe në cilësitë, emrat dhe veprat e Tij. Çdo paqe në këtë botë dhe në botën tjetër buron prej Tij – madhëruar qoftë! |
| الحَقُّ<br>EL- HAKK | i Vërteti – mbi të nuk bie asnjë dyshim; as për emrat dhe cilësitë e Tij; as në lidhje me hyjninë e Tij. Ai është i Denjë për adhurim, dhe nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Tij. |
| المُبِينُ<br>EL- MUBĪN | i Qarti – njëshmëria, mëshira dhe urtësia e Tij janë të qarta. Ai ia sqaron robërve të Tij rrugën e drejtë, që ata ta ndjekin, si edhe rrugët e gabuara, që ë ruhen. |
| القَوِيّ<br>EL- KAWIJJ | i Forti – forca e Tij është absolute, dhe asaj i bashkëngjitet edhe vullneti i Tij absolut. |
| المَتِينُ<br>EL- METĪN | i Pathyeshmi – fuqia dhe pushteti i Tij është i pamatë; Atë nuk e lodhin dhe as e mundojnë veprat që bën. |
| القَادِرُ<br>EL-KĀDIR | Ai që ka mundësi për gjithçka – Ai ka fuqi për çdo gjë; Ai nuk është i dobët përballë asgjëje në tokë dhe në qiell. Ai cakton çdo gjë. |
| القَدِيرُ<br>EL- KADÎR | i Plotfuqishmi – ky emër ka pak a shumë të njëjtin kuptim me *El-Kawwijj*, veçse është edhe më shprehës dhe e lavdëron Allahun më shumë. |
| المُقْتَدِرُ<br>EL-<br>MUKTEDIR | Ky emër është i njëjtë me dy emrat e mësipërm, por është akoma edhe më shprehës. Ai na tregon për fuqinë pa kufi të Allahut në përmbushjen e caktimeve të Tij, sipas dijes së Tij absolute. |

| | |
|---|---|
| العَلِيّ<br>EL- ʿALIJ<br>الأعلى<br>EL -EʿALĀ | i Larti – Ai është i lartë; veprat e Tij janë të larta. Ai është triumfues. Çdokush dhe çdo gjë është poshtë Tij dhe nën sundimin e Tij; sipër Tij nuk është askush dhe asgjë. |
| المُتَعَال<br>EL- MUTEʿĀL | i Lartësuari – Ai është i lartë; çdokush dhe çdo gjë është e ulët; askush dhe asgjë nuk qëndron më lart se Ai, porse çdokush dhe çdo gjë është poshtë Tij, i detyruar dhe i sunduar nga Ai. |
| المُقَدِّم<br>EL-<br>MUKAD-DIM | Përparësidhënësi – Ai u jep përparësi gjërave dhe i vendos ato në vendin e tyre, sipas dëshirës dhe urtësisë së Tij. Ai u jep përparësi disa krijesave mbi disa të tjera, sipas dijes dhe dhuntisë së Tij. |
| المُؤخِّر<br>EL- MUAHIR | Paslënësi – Ai i zbret gjërat në vendin e duhur sipas urtësisë së Tij. Ai i jep përparësi atij dhe asaj që do, dhe lë mbrapa atë që do. Ai e vonon dënimin e robërve të Tij, ngaqë mund të pendohen dhe të kthehen tek Ai. |
| المُسَعِّر<br>EL -MUSEʿIIR | Vlerësuesi – Ai i shton ose i ul vlerat e gjërave; pozitën dhe ndikimin e tyre. Vlera e gjërave rritet ose ulet sipas urtësisë dhe dijes së Tij. |
| القَابِض<br>EL- KĀBID | Shtrënguesi – Ai i merr shpirtrat; Ai ia shkurton riskun atij që dëshiron, me urtësinë dhe fuqinë e Tij, për ta sprovuar. |
| البَاسِط<br>EL- BĀSIT | Zgjeruesi/Shtrirësi – me mirësinë dhe mëshirën e Tij Ai ia zgjeron riskun njerëzve, sipas asaj që kërkon urtësia e Tij. Ai ua shtrin dorën e pendesës atyre që dëshiron. |
| الأَوَّل<br>EL- EWWEL | i Pari – para Tij nuk ka ekzistuar asgjë, madje çdo krijesë është shfaqur pas krijimi të Tij. Ai nuk ka fillim. |
| الآخِر<br>EL- ĀHIR | i Fundit – pas Tij nuk ka asgjë; vetëm Ai do mbesë; çdo gjë në Tokë do zhduket. Më pas të gjithë do të kthehen tek Ai. Ekzistenca e Tij është e pambarimtë. |
| الظَّاهِر<br>EDH-DHĀHIR | i Dukshmi – Ai është lart, mbi çdo gjë. Asgjë s'është më lart se Ai. Ai triumfon mbi çdo gjë. Dija e Tij përfshin çdo gjë. |
| البَاطِن<br>EL- BĀTIN | i Padukshmi – asgjë nuk është përtej Tij; Ai është afër dhe mbikëqyr çdo gjë. Atë nuk mund ta arrijnë shikimet e krijesave në këtë botë. |
| الوِتْر<br>EL- WITR | Teku – Ai është tek/një, i pashoq. Ai është i vetëm, i pangjashëm. |
| السَّيِّد<br>ES- SEJJID | Sundimtari – sundimi i Tij mbi krijesat është absolut. Ai është Zotëria i tyre, ai është Zhvilluesi i tyre, ndërsa ata janë krijesat dhe robërit e Tij. |
| الصَّمَد<br>ES- SAMED | Strehuesi – zotërimi i Tij është absolut: Të gjitha krijesat i drejtohen Atij për të gjitha nevojat e tyre, sepse me të vërtetë, ata ia kanë shumë nevojën Atij. Ai ushqen dhe nuk ushqehet. |
| الوَاحِد<br>EL- WĀHID<br>الأحَد<br>EL- EHAD | Njëshi/i Vetmi – Ai është i Vetmi, Uniku që zotëron të gjitha vlerat absolute. Asgjë s'është si Ai, dhe kësisoj vetëm Ai meriton të adhurohet. |
| الإلَه<br>EL- ILĀH | i Denji për adhurim – Ai është i adhuruari i vetëm me të drejtë. Vetëm Ai meriton të adhurohet dhe askush e asgjë tjetër. |

## 13 Cili është ndryshimi mes emrave të Allahut dhe cilësive të Tij?

Gjëja e përbashkët mes emrave të Allahut dhe cilësive të Tij është se, qoftë nga emrat e qoftë nga cilësitë mund të kërkojmë ndihmë dhe të betohemi me to. Por, mes tyre ka edhe ndryshime, ku më të rëndësishmet janë si më poshtë:

**i.** Parashtesa *rob i...* (*'abd*) vendoset vetëm para emrave të Allahut, dhe jo para cilësive të Tij. Për shembull, *Abdulkerim* lejohet, sepse *Kerīm* – "Bujari" është prej emrave të Allahut. Ndërsa *Abdulkeram* – "robi i bujarisë" nuk lejohet, sepse *keram* është cilësi dhe jo emër.

**ii.** Për sa i takon rasteve kur lutemi, duhet të lutemi vetëm me emrat e Allahut dhe jo me cilësitë e Tij. Për shembull, *o Kerīm...!* Ndërsa *o Keram...!* nuk lejohet, sepse *keram* është cilësi dhe jo emër.

**iii.** Prej emrave të Allahut mund të nxjerrim cilësitë e Tij, si në rastin e emrit *Er-Rahmān* – "i Gjithëmëshirshmi". Nga ky emër nxjerrim virtytin e mëshirës (*rahmeh*), ndërsa prej cilësive nuk mund të nxjerrim emra. Fjala vjen, kemi cilësinë e qëndrimit (*istiwā*), nga e cila nuk mund të dalë një emër si Qëndrimi (*El-Mustevi*).

**iv.** Po ashtu, as nga veprat e Allahut nuk mund të nxjerrim emra që nuk janë transmetuar. Një prej veprave të Allahut është edhe *el-gadab* – "zemërimi", dhe nuk mund të themi, se i Zemëruari është një prej emrave të Allahut. Ndërsa cilësitë e Allahut mund të nxirren prej veprave të Tij, si, për shembull, zemërimi është një nga cilësitë e Allahut, sepse zemërimi është një prej veprave të Tij.

**14 Çdo të thotë të besosh te engjëjt?**

Besimi te engjëjt nënkupton të pranojmë pa mëdyshje ekzistencën e tyre, dhe se Allahu i Madhëruar i krijoi ata që ta madhërojnë dhe të zbatojnë urdhrat e Tij. Në Kuran lexojmë "**Engjëjt janë robër të nderuar. Ata nuk flasin para (fjalës së) Tij dhe veprojnë me Urdhrin e Tij.**" (El-Enbijā', 26)

**Besimi tek engjëjt përmban tri gjëra: 1)** besimin në ekzistencën e tyre; **2)** besimi tek ata engjëj të cilëve ua kemi mësuar emrin, ku një syresh është edhe Xhibrili (sal-lallahu alejhi ue sel-lem); **3)** besimi te cilësitë dhe virtytet e tyre, siç e dhëna që dimë për madhësinë gjigante të tyre; **4)** besimi te veprat/detyrat me të cilat ata janë ngarkuar, siç është rasti me engjëllin e vdekjes, që është ngarkuar pikërisht me detyrën e marrjes së shpirtrave.

**15 Ç'është Kurani?** Kurani është fjala e Allahut Fuqiplotë. Leximi i tij është adhurim. Atë e zbriti Allahu dhe tek Ai do kthehet. Kurani është fjalë e shprehur nga Allahu me shkronja dhe me zë. Prej Tij e dëgjoi Xhibrili (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe më pas ia përcolli Muhamedit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem). Të gjithë librat qiellorë janë fjalë të Allahut.

**16 A mund të mbështetemi vetëm te Kurani dhe ta lëmë Traditën Profetike** (Sunetin)? Kjo nuk është e lejuar. Allahu na urdhëron që ta ndjekim Sunetin e Profetit: "**Çfarëdo që t'ju japë i Dërguari, merreni; e çfarëdo që t'ju ndalojë, hiqni dorë prej saj.**" (El-Hashr, 7) Suneti ka ardhur për të sqaruar Kuranin. Hollësitë e fesë, siç është rasti me namazin, na i mëson vetëm Suneti. I Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Mua më është dhënë Libri dhe me bashkë me të edhe diçka të ngjashme me të (Suneti). Është gati të vijë ajo kohë kur ndonjë barkngopur, i ulur mbi kolltuk të thotë "Përmbajuni vetëm Kuranit! Ç'të gjeni të lejuar (hallall) në të, lejojeni; dhe ç'të gjeni të ndaluar (haram), ndalojeni!" (Ebu Dawudi)

**17 Çdo të thotë të besosh te profetët?** Kjo nënkupton të pranojmë pa mëdyshje se Allahu ka dërguar te çdo popull profetë, për t'u bërë thirrje që të adhurojnë vetëm Allahun dhe të mohojnë çdo gjë që adhurohet përveç Tij; të besojmë se të gjithë ata

ishin të sinqertë, në udhë të drejtë, fisnikë, bamirës, të devotshëm, besnikë, udhëzues, të udhëzuar; se ata e përmbushën misionin e tyre dhe janë krijesat më të mira. Të besojmë gjithashtu se ata nuk i bënë asnjëherë shok Allahut, që nga çasti i lindjes e deri në vdekje.

**18 Sa lloje ndërmjetësimi (shefati) kemi në Ditën e Gjykimit?** Ndërmjetësimi do të jetë i llojeve të ndryshme, ku më i madh do jetë "ndërmjetësimi madhështor". Ndërmjetësimi madhështor do ndodhë mbi tokën e Ditës së Gjykimit, në botën tjetër. Atje njerëzit, duke pritur gjykimin, do qëndrojnë në këmbë për pesëdhjetë mijë vjet. Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) do ndërmjetësojë te Zoti dhe do t'i lutet që të fillojë gjykimi mes njerëzve. Ky ndërmjetësim është i veçantë për Muhamedin (sal-lallahu alejhi ue sel-lem). Ai është vendi që njihet si *Mekāmu-l-mahmūd* – "Vendqëndrimi i lavdëruar", i cili i është premtuar më parë. Ka dhe ndërmjetësime të tjera:

- ndërmjetësimi për hapjen e dyerve të Xhenetit. I pari që do kërkojë të hapen dyert e tij do të jetë profeti ynë, Muhamedi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem). Ndërsa umeti i parë që do hyjë në të do jetë i yni;
- ndërmjetësimi për ata që është urdhëruar të futen në Zjarr;
- ndërmjetësimi për të dalë nga Zjarri mëkatarët monoteistë;
- ndërmjetësimi për t'u ngritur gradën disa banorëve të Xhenetit. Tre llojet e fundit nuk janë të veçanta për profetin tonë (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), por ai do ketë përparësi, dhe pas tij profetët e tjerë, engjëjt, të vërtetët vepërmirë dhe dëshmorët;
- ndërmjetësimi që disa të futen në Xhenet pa llogari;
- ndërmjetësimi për t'ua lehtësuar dhembjet disa mohuesve. Ky ndërmjetësim është i veçantë për Muhamedin (sal-lallahu alejhi ue sel-lem); ai do ndërmjetësojë për xhaxhain e tij Ebu Talibin, që t'i lehtësohen dhembjet. Më pas, Allahu me mëshirën e Tij, pa ndërmjetësimin e askujt, do nxjerrë nga Zjarri njerëzit që vdiqën monoteistë, të cilët nuk mund t'i numërojë askush përveç Tij, dhe do t'i fusë në Xhenet.

**19 A lejohet të kërkojmë ndihmë apo ndërmjetësim prej të gjallëve?**
Po, është e lejuar. Sheriati na nxit t'i ndihmojmë të tjerët. Allahu i Madhëruar thotë: "**Ndihmojeni njëri-tjetrin në punë të mira dhe në të ruajturit nga të këqijat!**" **(El-Māide, 2)** Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Allahu do ta ndihmojë robin e Tij për aq kohë sa ai ndihmon vëllain e vet." **(Muslimi)** Ndërkaq, shefati (ndërmjetësimi) ka vlerë të madhe. Allahu i Madhëruar thotë: "**Kush ndërmjetëson për një çështje të mirë, do ketë pjesë në shpërblimin e saj**." **(En-Nisā', 85)** Ndërsa Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Ndërmjetësoni që të shpërbleheni!" **(Buhariu)**

**Kërkimi i ndërmjetësimit ka disa kushte: 1)** Kërkesa për ndihmë ose ndërmjetësim duhet t'i drejtohet atij që është i gjallë; kurse kërkimi i këtyre gjërave prej të vdekurve quhet "lutje", dhe i vdekuri nuk i dëgjon lutjet. Allahu i Madhëruar thotë: "**Nëse ju u luteni atyre, ata nuk e dëgjojnë lutjen tuaj, por edhe sikur ta dëgjonin, nuk do t'ju përgjigjeshin dot**." **(El-Fātir, 14)** Si mund t'i kërkohet të vdekurit ndihmë, ndërkohë që ai ka nevojë për lutjet e të gjallit? Sakaq, puna e të vdekurit është ndërprerë me vdekjen e tij, përveç shpërblimit që i shkon nga sadakaja e rrjedhshme, nga dija e dobishme që mund të ketë lënë pas apo nga fëmija i mirë, i cili lutet për të. I Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Kur vdes biri Ademit, puna e tij

ndalet me vdekjen e tij, përveç tri gjërave: sadakasë së rrjedhshme, dijes së dobishme dhe djalit të mirë, i cili lutet për të." (Muslimi) Lejohet të kërkosh ndihmë a ndërmjetësim atëherë kur: **2)** personi që i drejtohesh duhet të kuptojë se çfarë po i kërkohet; **3)** personi të cilit i drejtohesh duhet të jetë i pranishëm; **4)** kërkesa duhet të jetë brenda mundësive të personit; **5)** kërkesa duhet të bëhet për çështje të kësaj bote; **6)** kërkesa duhet të jetë për gjërat që janë të lejuara.

**20 Në sa lloje ndahet *tewessuli* – "kërkimi për t'u afruar tek Allahu"?**

***Tewessul*-i ndahet në dy lloje: 1) i lejuar –** i cili ndahet në tri kategori:

**A.** kërkimi për t'u afruar tek Allahu me emrat dhe cilësitë e Tij;

**B.** kërkimi për t'u afruar tek Allahu me anë të disa veprave të mira;

**C.** kërkimi për t'u afruar tek Allahu me anë të lutjes së një muslimani të devotshëm, që është i pranishëm dhe që mendohet se Allahu mund t'i përgjigjet lutjes së tij.

**2) i ndaluar (haram) –** i cili ndahet në dy kategori:

**A.** lutja e Allahut, për shembull, për hatër të Profetit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem). Është e vërtetë se pozita e Muhamedit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) tek Allahu Fuqiplotë është e madhe; po ashtu edhe pozita e vepërmirëve, por sahabët, të cilët ishin njerëzit më kërkues të së mirës, kur kishte thatësirë nuk bënin ndërmjetës hatrin/pozitën që kishte Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) tek Allahu, edhe pse varri i tij ndodhej mes tyre, por ndërmjetësuan me xhaxhain e tij, Abasin (radijallahu anhu!), i cili ishte ende gjallë dhe bëri dua për ta;

**B.** kur robi i lutet Allahut për nevojën që ka duke u betuar për ndonjë profet, apo për ndonjë njeri të mirë, si, fjala vjen, duke thënë: 'O Zot, për hatrin e filan profeti, ose për hatrin e filan veliu (njeri i dashur tek Allahu)!', sepse të kërkosh diçka nga ndonjë njeri duke u betuar për një tjetër është e ndaluar. Ndërsa t'i betohesh Allahut për hatrin e një njeriu është edhe më e rëndë, ngaqë Allahu nuk i detyrohet robit të Tij thjesht pse ai po i bindet Atij.

**21 Çdo të thotë të besosh në botën tjetër?** Ky besim do të thotë të besosh pa mëdyshje se ajo është e vërtetë. Këtu futet besimi te vdekja dhe te ato që vijojnë pas saj, si: sprova e varrit, dënimi dhe përjetimi brenda tij, fryrja e bririt, qëndrimi i njerëzve para Zotit të tyre, shpërndarja e regjistrave, vendosja e peshores, kalimi i Siratit, Hawdi[1], ndërmjetësimi dhe në fund Xheneti dhe Xhehenemi.

**22 Cilat janë shenjat e kiametit?** I Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Ajo nuk do vijë derisa të shihni dhjetë shenja: tymin e madh, Dexhalin, kafshën e tokës, lindjen e diellit nga perëndimi, zbritjen e Isait, birit të Merjemes (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), jexhuxhët dhe maxhuxhët, tri fundosjet (njëra në Lindje, në Perëndim dhe e treta në Gadishullin Arabik) dhe shenjën e fundit, një zjarr që do dalë nga Jemeni e do t'i detyrojë njerëzit të ikin drejt fushës së tubimit." (Muslimi)

**23 Cila është sprova më e madhe për njeriun?** I Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Midis krijimit të Ademit dhe ardhjes së Kiametit nuk do të ketë sprovë më të madhe se Dexhali." (Muslimi)

Dexhali do jetë prej bijve të Ademit. Ai do vijë në fund të jetës në Tokë. Mes dy syve

---

[1] Rezervuari madhështor i lumit te Kewtherit, që i është dhuruar profetit Muhamed dhe umetit të tij (*shën. i përkth.*).

ai do ketë të shkruar "k.f.r." (*kāfir* – "jobesimtar"), gjë që do mund të lexohet nga çdo besimtar! Ai nuk shikon me syrin e tij të djathtë. Syri i djathtë i duket si kokërr rrushi mbi ujë. Fillimisht ai do pretendojë se ka ardhur për të bërë vepra të mira, më pas do pretendojë se është profet dhe më pas se është vetë Zoti. Dexhali u shkon njerëzve dhe u bën thirrje ta besojnë, por ata nuk e besojnë. Ai largohet dhe i shkatërron pasuritë e tyre. Më pas u shkon përsëri dhe i thërret që ta besojnë, dhe ata do e besojnë. Ai urdhëron qiellin që të lëshojë shi; urdhëron tokën të gjallërohet me bimë dhe ajo do gjallërohet; shkon drejt njerëzve dhe mban me vete ujë dhe zjarr: zjarri i tij është ujë i ftohtë, ndërsa uji zjarr. Duhet që muslimani në fund të çdo namazi të kërkojë mbrojtje nga Allahu prej tij, dhe nëse jeton në atë kohë të lexojë dhjetë vargjet e para të sures *Kehf*. Muslimani duhet t'i shmanget takimit me të nga frika se mos sprovohet prej tij. I Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Kush dëgjon për Dexhalin, le t'i shmanget, sepse pasha Allahun, do ndodhë që ndonjë t'i afrohet duke menduar (për veten) se është besimtar, dhe pastaj do e ndjekë për shkak të dyshimeve që do t'i fusë." **(Ebu Dawudi)** Sipas shejh Albanit, hadithi është autentik (*sahīh*).

Ai do qëndrojë në tokë për dyzet ditë: një ditë do jetë sa një vit, e dyta sa një muaj dhe dita e tretë sa një javë; kurse ditët e tjera do jenë si ditët tona. Ai nuk do lërë vend pa u futur, përveç Mekës dhe Medinës. Më pas do zbresë Isai, i biri i Merjemes, dhe do e ekzekutojë.

**24 A ekzistojnë Xheneti dhe Zjarri?** Po. Allahu i krijoi ato para se të krijonte njerëzit. Ato nuk shuhen dhe nuk do shkatërrohen kurrë. Allahu me mirësinë e Tij caktoi banorë për Xhenetin dhe me drejtësinë e Tij caktoi banorë edhe për Zjarrin. Çdonjëri prej tyre do ecë në rrugën e natyrshme të tij.

**25 Çdo të thotë të besosh në *kader*?** Besimi te *kader*-i nënkupton të besojmë pa mëdyshje se Allahu ka përcaktuar të mirën dhe të keqen, dhe se Ai vepron ç'të dëshirojë. I Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Nëse Allahu do t'i dënonte banorët e qiellit dhe të Tokës, do e bënte këtë dhe nuk do ishte i padrejtë. Nëse Ai do i mëshironte, mëshira e Tij do ishte më e mirë për ta se punët e tyre të mira. Nëse do shpenzoje florinj për hir të Zotit në sasi sa mali Uhudit, Allahu nuk do ta pranonte nëse nuk beson te caktimi; dhe të dish se ajo e keqe që të ka rënë nuk mund të shmangej, kurse ajo që nuk të ka goditur nuk kish se si të godiste. Nëse vdes pa i besuar këto, do futesh në Zjarr! **(Ahmedi dhe Ebu Dawudi)**

**Besimi në caktimin i Allahut përmban katër elemete: 1)** besimi se Allahu di çdo gjë me hollësi, në mënyrë absolute; **2)** besimi se Allahu ka shkruar çdo gjë për krijesat e Tij në *Lewh-il-mahfūdh* – "Pllaka e ruajtur". I Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Caktimet për krijesat janë shkruar nga Zoti pesëdhjetëmijë vjet para se të krijonte qiellin dhe Tokën" **(Muslimi)**; **3)** besimi se Allahu zotëron vullnet ndikues të pashmangshëm: çdo gjë që dëshiron Allahu – ekziston, dhe çdo gjë që Ai nuk do – nuk ekziston. Dija e Tij e shkuar do të zbatohet me vullnetin e Tij. **4)** besimi se Allahu është Krijuesi/Shpikësi i të gjitha gjërave, dhe se çdo gjë përveç Tij është e krijuar.

**26 A kanë krijesat fuqi, dëshirë dhe vullnet në të vërtetë?** Po, njeriu ka dëshirë, vullnet dhe liri zgjedhjeje, por ato nuk janë jashtë vullnetit të Allahut. Zoti thotë: **"Por ju nuk mund të dëshironi, përveçse me vullnetin e Allahut, Zotit të**

**botëve!"** (Et-Tekwīr, 29) Ndërsa i Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Punoni, se çdonjërit do t'i lehtësohet ajo për të cilin është krijuar." (Buhariu dhe Muslimi)

Allahu na ka dhënë mendje, veshë dhe sy, që ta dallojmë të mirën nga e keqja. A ka njeri me mend që të vjedhë dhe të thotë se kështu e kishte caktuar Allahu?! Edhe nëse do ta thoshte një gjë të tillë, njerëzit nuk do ta arsyetonin asnjëherë. Ai dënohet, dhe i thuhet se Allahu e ka shkruar edhe dënimin. Prandaj, arsyetimi dhe shfajësimi me caktimin e Allahut nuk është i lejuar. Allahu thotë: **"Idhujtarët do të thonë: 'Sikur të donte Allahu, nuk do të adhuronim tjetër veç Tij, as ne e as baballarët tanë, dhe ne nuk do kishim bërë të ndaluar asgjë.' Kështu mohonin edhe ata para tyre."** (El-En'ām, 148)

**27 Ç'është *ihsān*-i?** Përgjigjen për këtë e ka dhënë Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem): "Ta adhurosh Allahun sikur e shikon, sepse edhe nëse nuk e sheh, Ai të sheh ty." (Muslimi) Kjo është shkalla më e lartë e fesë.

**28 Në sa lloje ndahet *tewhīd*-i (njëjësimi i Allahut)?** Në tri lloje:

**i.** *tewhīd*-i *rububije* – që nënkupton të njësosh Allahun në veprimet e Tij, si: krijimi, furnizimi, dhënia jetë etj. Femohuesit e pranonin këtë lloj *tewhīd*-i edhe para profecisë së Muhamedit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem).

**ii.** *tewhīd*-i *'uluhije* – që do të thotë se duhet ta veçosh Allahun me adhurime, si: me namaz, zotim, sadaka etj. Për të veçuar Allahun me adhurim janë dërguar profetët dhe për këtë shkak janë zbritur librat.

**iii.** *tewhīd*-i i emrave dhe i cilësive të Allahut (*esmā we sifāt*) nënkupton se duhen pranuar ato emra dhe cilësi të larta të Allahut, të theksuara nga Allahu dhe Pejgamberi i Tij, pa shtrembërime, pa shëmbëllime dhe tjetërsime.

**29 Kush është *welij* – "i dashuri i Allahut"?** *Welij* është besimtari i devotshëm dhe vepërmirë. Allahu thotë: **"Pa dyshim, miqtë e Allahut nuk do të kenë arsye për t'u frikësuar dhe as për t'u dëshpëruar. Ata kanë besuar dhe i janë frikësuar vetëm Zotit."** (Jūnus, 62) I Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Të dashurit e mi janë Allahu dhe besimtarët vepërmirë." (Buhariu dhe Muslimi)

**30 Çfarë detyrash kemi ne karshi shokëve të Pejgamberit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem)?** Detyra jonë është t'i duam ata, të lusim Allahun të jetë i kënaqur me ta (duke thënë 'Allahu qoftë i kënaqur prej tyre!'). Zemrat dhe gjuhët tona duhet të jenë të pastra dhe të mos pëshpëritin kundër tyre. Ne duhet të flasim për vlerat e tyre dhe duhet të heshtim për mosmarrëveshjet që kanë pasur. Ata nuk ishin të pagabueshëm, por ata ishin hulumtues të së vërtetës. Ata që i kishin të sakta përpjekjet e tyre për të arritur deri tek e vërteta, kanë marrë dy shpërblime; kurse ata që i kishin të pasakta hulumtimet e tyre, kanë marrë një shpërblim; ndërkohë që gabimet e tyre fituan ndjesë. Në të njëjtën kohë, vlerat dhe veprat e mira që ata kanë kryer i mbulojnë të këqijat. Mes tyre kishte ndryshime. Më të mirët prej tyre ishin "të dhjetët": në fillim Ebu Bekri, më pas Umeri, Uthmani, Aliu, Talha, Zubejri, Abdurrahman ibn Aufi, Sead ibn ebi Wekasi, Seid ibn Zejdi dhe Ebu Ubejdeh ibn Xherrahu. Pas tyre vijnë muhaxhirët (emigrantët mekas), më pas ata muhaxhirë dhe ensarë (banorët e Medinës) që kanë marrë pjesë në luftën e Bedrit. Më pas vijojnë ensarët dhe pas tyre me radhë shokët e tjerë të Profetit. Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Mos i fyeni shokët e mi! Pasha Atë në

dorën e të Cilit është shpirti im, nëse ndonjë nga ju do shpenzonte ar sa Uhudi, nuk do e arrinte *mud-din*[1] e tyre dhe as gjysmën e tij." **(Buhariu dhe Muslimi)** "Kush fyen shokët e mi, atë e mallkoftë Allahu, engjëjt dhe të gjithë njerëzit!" **(Taberani)**

**31 A ta lavdërojmë Profetin (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) për vlerat që i ka dhënë Allahu?** S'ka dyshim se profeti ynë, Muhamedi, është krijesa më e mirë dhe më fisnike, por nuk lejohet ta teprojmë me lavdërime ndaj tij, siç vepruan dhe veprojnë të krishterët me Isain (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), sepse Profeti na ka ndaluar nga ky veprim: "Mos më lavdëroni tej mase, siç vepruan të krishterët me të birin e Merjemes! Unë jam rob i Tij (i Allahut). Thoni: 'Rob i Allahut dhe i Dërguari i Tij'." **(Buhariu)**

**32 A janë besimtarë Ithtarët e Librit[2]?** Hebrenjtë, të krishterët dhe ithtarët e feve të tjera janë mohues/jobesimtarë, edhe nëse ndjekin një fe që në zanafillë ka qenë e saktë. Çdokush që nuk e lë fenë e tij pas ardhjes së profetit Muhamed ai është jobesimtar: "**Kush kërkon tjetër fe përveç Islamit, nuk do t'i pranohet, dhe në botën tjetër do jetë i humbur**." **(Āl-'Imrān, 83)**

Nëse muslimani nuk e beson se ata janë jobesimtarë, ose dyshon për kotësinë e fesë së tyre, atëherë edhe ai vetë bëhet jobesimtar, sepse kundërshton gjykimin e Allahut dhe të të Dërguarit të Tij, të cilët gjykojnë se ata janë jobesimtarë. Allahu i Madhëruar thotë: "**Muslimanët besojnë Kuranin. Për këdo nga grupet (sektet) që e mohojnë atë, zjarri do të jetë vend i premtuar**." **(Hūd, 17)** I Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti im, ata që dëgjojnë për mua nga ky umet (te të cilët jam i dërguar), hebrenj apo të krishterë qofshin, dhe vdesin pa më besuar, do të jenë prej banorëve të Zjarrit." **(Muslimi)**

**33 A lejohet që t'i bësh padrejtësi jobesimtarit?** Drejtësia është detyrë. Zoti thotë: "**Në të vërtetë, Allahu urdhëron drejtësinë, mirësinë...**" **(En-Nisā', 90)**
Padrejtësia është e ndaluar, sepse në një hadith të shenjtë (*kudsī*)[3] lexojmë: "Unë ia kam ndaluar padrejtësinë Vetes, dhe e kam bërë të ndaluar edhe mes jush. Prandaj, mos jini të padrejtë!" **(Muslimi)** Ai që i është bërë padrejtësi Ditën e Gjykimit do të marrë hak nga ai që i ka bërë padrejtësi.

I Dërguari i Allahut thotë: "A e dini se kush është i falimentuar?" I thanë: "I falimentuar ndër ne është ai që nuk ka as dërhem, as pasuri (të paluajtshme).[4] Tha: "I falimentuari nga umeti im do vijë në Ditën e Gjykimit me namaz, me agjërim, me zekat të dhënë, por, gjithashtu, me sharjen e dikujt, me përfoljen e nderit të dikujt tjetër, me ngrënien pa të drejtë të pasurisë së dikujt tjetër, me derdhjen e gjakut të dikujt tjetër, me rrahjen e dikujt tjetër. Kështu, mirësitë e tij i jepen këtij dhe atij, pra u shpërndahen atyre që u është bërë padrejtësi nga ana e tij, derisa t'i mbarojnë mirësitë, para se të shlyejë gjynahet. Pastaj ai do fillojë të marrë nga gjynahet e atyre që u ka bërë padrejtësi, dhe për rrjedhojë, më pas, do përfundojë në Zjarr." **(Muslimi)** Madje do ketë hakmarrje edhe mes kafshëve.

---

[1] Njësi matëse: sa shuplakat e dy duarve, të hapura në mënyrë mesatare (*shën. i përkth.*).
[2] Ithtarët e Librit (*Ehlu-l-kitāb*) janë të krishterët dhe hebrenjtë (*shën. i përkth.*)
[3] Hadith *kudsī* – "i shenjtë" quhet kur kuptimi dhe fjalët e hadithit janë nga Allahu; ndërsa në rastet e tjera, kuptimi i hadithit është prej Allahut, por fjalët janë të Profetit (*shën. i përkth.*).
[4] Dinarët dhe dërhemët janë njësi monetare (*shën. i përkth.*).

**34 Çfarë është bidati?** Ibn Rexhebi thotë: "Me bidat kuptohet çdo sajesë për të cilën nuk ka argument në sheriat. Ndërsa çdo gjë e re që e ka burimin te sheriati, në terminologjinë fetare nuk konsiderohet bidat, edhe nëse gjuhësisht është e tillë."

**35 A ka bidat të mirë dhe të keq në fe?** Kemi plot ajete dhe hadithe që e qortojnë bidatin në kontekstin e sheriatit, të cilin ai e përkufizon si "çdo gjë e re që nuk ka burim në sheriat". Kështu, Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Kush bën një vepër të cilën ne nuk e kemi urdhëruar, ajo nuk pranohet." **(Buhariu dhe Muslimi)** "Çdo sajesë është bidat dhe çdo bidat është humbje." **(Ebu Dawudi)** Në lidhje me kuptimin e bidatit në terminologjinë fetare, Imam Maliku thotë: "Kush bën një bidat në Islam, të cilën e mendon të mirë, ai pretendon se Muhamedi e ka tradhtuar Mesazhin, sepse Allahu i Madhëruar thotë: "Sot jua përsosa fenë tuaj, e plotësova dhuntinë Time ndaj jush dhe zgjodha që Islami të jetë feja juaj." **(El-Māaide, 3)** Janë disa hadithe që e lavdërojnë bidatin në kuptimin e tij gjuhësor, si: "Kush përudh në një të mirë ka shpërblimin e saj dhe shpërblimin e atyre që veprojnë me të, pa ju pakësuar askujt shpërblimi." **(Muslimi)** Në këtë kuptim ka ardhur edhe thënia e Umer ibn Hatabit (radijallahu anhu!): "Ky është bidat i mirë", teksa fliste për namazin e teravisë me xhemat. Ky lloj namazi qe ligjëruar edhe nga Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), i cili kishte nxitur që të falej, dhe ai vetë e kishte falur për tre net, por më pas e la nga frika se mos bëhej i detyrueshëm. Pas tij, Umeri (radijallahu anhu!) i mblodhi njerëzit bashkë dhe fali me ta namazin e teravisë.

**36 Sa lloje dyfaqësish (nifaku) kemi?** Kemi dy lloje dyfaqësish:

**i.** dyfaqësi e madhe, në besim, që nënkupton të shfaqësh besimin dhe të fshehësh mosbesimin (*kufr*-in). Kjo dyfaqësi e nxjerr dyfytyrëshin nga Islami. Nëse një person vdes dhe gjendja e tij është e tillë, atëherë ai vdes si jobesimtar. Allahu i Madhëruar thotë: "Pa dyshim që hipokritët do të jenë në thellësinë më të madhe të Xhehenemit." **(En-Nisā', 145)** Cilat janë cilësitë e tyre? Ata "mashtrojnë"[1] Allahun dhe besimtarët; përqeshin besimtarët; ndihmojnë jobesimtarët kundër muslimanëve, dhe me veprat e tyre të mira synojnë të arrijnë vetëm mirësitë e kësaj bote;

**ii.** dyfaqësia e vogël, në vepra – kjo dyfaqësi nuk e nxjerr dyfytyrëshin nga Islami, por nëse nuk pendohet, rrezikon që kjo dyfaqësi ta shpjerë atë në dyfaqësinë e madhe. Ky dyfytyrak ka disa cilësi, ku ndër të tjera mund të përmendim: kur flet – gënjen; kur premton nuk e mban premtimin; kur ka mosmarrëveshje sillet padrejtësisht; nëse e jep besën – e thyen; kur i besohet diçka – tradhton etj. Ndaj dhe sahabët[2] frikësoheshin nga dyfaqësia në vepra. Ibn ebi Mulejke thotë: "Kam njohur tridhjetë sahabë të Pejgamberit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), dhe që të gjithë i frikësoheshin vetes nga dyfaqësia." Ibrahim Tejmije thotë: "Sa herë që i ballafaqoja fjalët me punët frikësohesha se mos isha dyfytyrësh." Hasan el-Basriu thoshte: "Asaj (dyfytyrësisë) i frikësohet besimtari dhe është i qetë prej saj jobesimtari." Umeri i thotë Ebu Hudhejfes[3]: "Të lutem, më trego për hir të Allahut, a më ka përmendur Pejgamberi ndër ta – domethënë mes dyfytyrëshve? Ai i tha: "Jo, dhe pas teje nuk do përjashtoj askënd."

---

[1] Në pamje të jashtme, ose ata mendojnë ashtu; përndryshe Allahu di çdo gjë. (shënim i përkthyesit)

[2] Shokët e Pejgamberit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem).

[3] Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) i kishte treguar Ebu Hudhejfes emrat e dyfytyrakëve. (shënim i përkthyesit)

**37 Cili është gjynahu më i madh dhe më i rëndë tek Allahu?** Gjynahu më i madh dhe më i rëndë është shirku (t'i bësh shok Allahut), sepse Fuqiploti thotë: **"Pa dyshim, idhujtaria është një padrejtësi shumë e madhe."** **(Lukmān, 13)**

Kur Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) u pyet për gjynahun më të madh, tha: **"T'i bësh Allahut shok, ndërkohë që Ai të ka krijuar."** **(Buhariu dhe Muslimi)**

**38 Në sa lloje ndahet shirku?** Shirku ndahet në dy lloje:

**i. i madhi** – i cili të nxjerr nga Islami, dhe ai që vdes pa u penduar, nuk falet, sepse Allahu i Madhëruar thotë: **"Vërtet, Allahu nuk fal që të adhurohet dikush apo diçka tjetër veç Atij, por gjynahet e tjera më të vogla ia fal kujt të dojë."** **En-Nisī', 48)** **Një shirk i tillë ndahet në katër lloje:** **(a)** shirku në lutje; **(b)** shirku i nijetit, i dëshirës dhe i synimit – duke bërë vepra të mira për hir të të tjerëve; **(c)** shirku në bindje – duke iu bindur dijetarëve që lejojnë atë që Allahu e ka ndaluar, ose që ndalojnë atë që e ka lejuar Allahu; **(ç)** shirku i dashurisë – duke dashur dikë a diçka sa Allahun; pra, kur i dashuri barazohet me dashurinë ndaj Zotit, atëherë këtu kemi përparësi ndaj tij dhe mënjanim të Zotit.

**ii. i vogël** – i cili nuk të nxjerr nga Islami. Ky lloj shirku ka dy aspekte:

**(a)** i dukshëm – që lidhet qoftë me fjalët, duke u betuar mbi dikë a diçka tjetër përveç Allahut, ose thënia "Si të jetë vullneti i Allahut dhe i yti!", apo: "Po të mos ishte Allahu dhe ti..."; qoftë me veprat, duke mbajtur rreth ose duke lidhur fjongo për largimin e fatkeqësive, ose varja e gjërave të ndryshme në qafë, a kudo, nga frika prej syrit; ose pesimizmi me anë të zogjve, emrave, fjalëve, vendeve etj.

**(b)** i fshehtë – që është shirku i qëllimeve, i synimeve dhe i dëshirave, siç është rasti me dyfaqësinë dhe dëshirën për emër dhe popullaritet.

**39 Cili është dallimi mes shirkut të madh dhe të vogël?** Një prej dallimeve ndërmjet shirkut të madh dhe atij të vogël është se ai që bën shirk të madh del nga Islami, dhe në botën tjetër do qëndrojë përgjithmonë në Zjarr. Ndërsa shirku i vogël bën të pavlefshëm vetëm veprën me të cilën është shoqëruar shirku. Një çështje mbetet e diskutueshme: nëse shirku i vogël falet vetëm me pendesë, sikurse shirku i madh, apo është si gjynahet e mëdha, të cilat janë nën mëshirën e Allahut (nëse do edhe i fal). Por, rreziku mbetet i madh në të dyja rastet.

**40 A ka mbrojtje prej shirkut të vogël para se ai të ndodhë, ose shpagim pasi ai ndodh?** Po. Mbrojtjen nga dyfaqësia besimtari e bën duke synuar me veprën e tij kënaqësinë e Allahut. Ndërsa mbrojtja nga shirku i vogël bëhet me lutje. Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "O njerëz, ruhuni nga shirku, sepse ai është më i fshehtë se ecja e milingonës." Dikush e pyeti: "Po si të ruhemi, o i Dërguari i Allahut, kur ai është më i fshehtë se ecja e milingonës? Tha: "Thoni: Zoti ynë, kërkojmë mbrojtjen Tënde nga rënia në shirk te një gjë që e dimë! Dhe kërkojmë faljen Tënde për atë që të shoqërojmë pa e ditur!" **(Ahmedi)** Ndërsa për shpagimin e atij betimi që është bërë jo në emër të Allahut, Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Kush betohet për Latin dhe Uzanë[1], le të thotë *lā ilāhe il-lallāh*." **(Buhariu dhe Muslimi)** Kurse për shpagimin e pesimizmit nga gjërat e përmendura më lart, Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem)

---

[1] Emrat e dy idhujve që adhuroheshin para Islamit (*shën. i përkth.*).

thotë: “Ai që kthehet nga ndonjë nevojë e tij për shkak të pesimizmit (nga ndonjë gjë apo ndodhi),ka bërë shirk.” I thanë: “Cili është shpagimi i tij?” Tha: “Duke thënë: O Zoti im, nuk ka të mira përveç të mirave të Tua, dhe nuk ka caktim përveç caktimit Tënd!” **(Ahmedi)**

**41 Sa lloje *kufri*[1] ka?** *Kufr*-i, pra mosbesimi, ndahet në dy lloje:

**i. *kufr*-i i madh** – i cili të nxjerr nga Islami. Ky lloj mosbesimi ka pesë aspekte: **(a)** mosbesimi i përgënjeshtrimit; **(b)** mosbesimi i mendjemadhësisë; **(c)** mosbesimi i dyshimit; **(ç)** mosbesimi i shmangies; **(d)** mosbesimi i dyfytyrësisë.

**ii. *kufr*-i i vogël** – mosbesimi i vogël është ai që nuk të nxjerr nga Islami, si, fjala vjen, vrasja e muslimanit.

**42 Cila është dispozita e zotimit?** Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) nuk e pëlqente zotimin dhe thoshte se “ai nuk sjell të mira”. (Buhariu) Kjo dispozitë është në rastin kur zotimi është i sinqertë për Allahun. Ndërsa nëse zotimi bëhet për të tjerë e jo për Allahun, siç është zotimi mbi një varr a për ndonjë evlija, atëherë ai është i ndaluar dhe nuk lejohet të përmbushet.

**43 Cila është dispozita e vajtjes te fallxhorët dhe parashikuesit e fatit?**

Është e ndaluar. Nëse dikush shkon tek ata, por nuk i beson pretendimit të tyre, se ata dinë të fshehtën (*gajb*-in), atëherë namazi i tyre nuk pranohet për dyzet ditë. Argumenti për këtë është fjala e Profetit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem): “Kush shkon te falltari dhe e pyet për diçka, nuk i pranohet namazi dyzet net.” **(Muslimi)** Nëse ai shkon tek ata dhe u beson kur ata i thonë se dinë të fshehtën, ai e ka mohuar fenë e Muhamedit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), sepse i Dërguari i Allahut thotë: “Kush shkon te falltari dhe i beson asaj që ai i thotë, e ka mohuar atë që i ka zbritur Muhamedit.” **(Ebu Dawudi)**

**44 Të kërkosh të bjerë shi nga yjet, është shirk i madh apo i vogël?**

Kush beson se yjet ndikojnë pa vullnetin e Allahut, duke thënë se ata e krijojnë dhe lëshojnë shiun, ai ka bërë shirk të madh. Ndërsa kush mendon se yjet ndikojnë në zbritjen e shiut me vullnetin e Allahut, se Allahu i ka bërë ata shkak për zbritjen e shiut dhe se Ai ka bërë zakon që me dukjen e një ylli të caktuar të zbresë shi, kjo është e ndaluar dhe është shirk i vogël. Ky person e konsideron yllin shkak për zbritjen e shiut pa pasur asnjë argument nga sheriati, nga përvoja njerëzore apo nga mendja e shëndoshë. Ndërkohë që marrja e yjeve si tregues për ndërrimin e stinëve, apo për kohën që mund të bjerë shi, është e lejuar.

**45 Çfarë detyrash kemi kundrejt atyre që na udhëheqin?** Detyra jonë është që t’u bindemi dhe t’i dëgjojmë, si në kohë të zakonshme, ashtu edhe në vështirësi. Nuk është e lejuar të dalësh kundër tyre apo të bësh thirrje për rebelim, edhe nëse ata bëjnë padrejtësi. Ne duhet të lutemi për shëndetin, udhëzimin dhe ecjen në rrugë të drejtë të tyre. Ne e shohim bindjen ndaj tyre si bindje ndaj të Dërguarit të Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), nëse nuk na urdhërojnë për gjëra të ndaluara. E nëse ata na urdhërojnë të veprojmë gjëra të ndaluara, vetëm në këtë rast e kemi të ndaluar që

---

[1] *Kufr* – mosbesimi në Allahun dhe profetët e Tij, pavarësisht a shoqërohet me përgënjeshtrim, mëdyshje apo shmangie nga e tërë kjo për shkak të smirës, mendjemadhësisë apo ndjekjes së pasioneve që shmangin nga ndjekja e Zbulesës (*shën. i përkth.*).

t'u bindemi. Por, për vepra të tjera të mira duhet të vazhdojmë t'u bindemi. I Dërguari (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Dëgjoje dhe bindju prijësit, edhe nëse të rrihet shpina, edhe nëse të merret pasuria! Dëgjoje dhe bindju!" (Muslimi)

**46 A lejohet të pyesësh për urtësinë e urdhrave dhe ndalesave të Allahut?** Po, por me kushtin që besimin apo veprën të mos e lidhësh me njohjen e urtësisë dhe vetëdijen për të. Njohja e urtësisë mund të shërbejë vetëm për t'ia shtuar besimtarit akoma edhe më shumë vendosmërinë, megjithëse dorëzimi i plotë dhe lënia e pyetjeve janë argumente të adhurimit të plotë, të besimit tek Allahu dhe tek urtësia e tij absolute; të tillë ishin sahabët.

**47 Cili është qëllimi i fjalës së Allahut: "Çdo e mirë që të gjen ty o njeri, është prej Allahut, kurse e keqja që të godet, është prej vetes tënde."** (En-Nisā', 79)
Qëllimi i fjalës "e mirë" këtu është për dhuntitë, ndërsa me "e keqja" bëhet fjalë për fatkeqësitë. Që të dyja janë me caktimin e Allahut. E mira i atribuohet Allahut, sepse Ai është Dhuruesi i mirësisë. Kurse të keqen Ai e krijon për një urtësi të caktuar; kështu që, në këndvështrimin e urtësisë, ajo përbën një mirësi të Tij. Veprat e Tij janë që të gjitha të mira. Profeti i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "E gjithë e mira është në duart e Tua. E keqja nuk është tek Ti." (Muslimi) Veprat e njerëzve janë krijim i Allahut, dhe në të njëjtën kohë janë veprime me vetë vullnetin e njerëzve. Allahu i Madhëruar thotë: "**Sa për atë që jep (për hir të Allahut), ka frikë (nga Ai) dhe dëshmon për vërtetësinë e më të bukurës (besimit), Ne do t'ia lehtësojmë atij rrugën drejt shpëtimit.**" (El-Lejl, 5)

**48 A lejohet të themi se filani është shehid (dëshmor)?** Të gjykosh se dikush është shehid është si të gjykosh se dikush është në Xhenet. Mendimi i ndjekësve të Sunetit (*ehlu-s-sunneh*) është se nuk duhet të themi se X apo Y ndër muslimanë është nga banorët e Xhenetit, apo prej banorëve të Xhehenemit, përveçse për ata që na ka treguar Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem). Arsyeja është se e vërteta është e fshehtë dhe ne nuk e dimë se në çfarë gjendje vdes njeriu, ndërkohë që punët vlerësohen sipas mënyrës që ndahemi nga kjo jetë. Nijetin, po ashtu, e di vetëm Allahu, por ne shpresojmë se ai që ka vepruar mirë do shpërblehet mirë, dhe kemi frikë se ai që ka vepruar keq do dënohet.

**49 A lejohet ta konsiderojmë një musliman të caktuar si qafir?** Nuk lejohet që një musliman, cilido qoftë ai, ta konsiderojmë qafir, as politeist, as dyfytyrësh, nëse ai nuk shfaq gjëra që tregojnë për këto veprime, dhe nëse pengesat për ta quajtur një musliman të tillë mungojnë. Të fshehtën ia lëmë Allahut.

**50 A lejohet të bëhet tavaf[1] diku tjetër përveç Qabesë?** Nuk ka vend në tokë ku të lejohet tavafi përveçse në Qabenë e nderuar. Nuk lejohet, po ashtu, përngjasimi i një vendi të caktuar me të, sado i nderuar të jetë. Kush bën tavaf diku tjetër përveç Qabesë, me synimin e lartësimit të Allahut, ai ka bërë gjynah ndaj Tij.

---

[1] Fjalë arabe, që do të thotë "rrotullim". Këtu ka kuptimin të rrotullohesh rreth Qabesë, si shenjë bindjeje dhe adhurimi ndaj Allahut të Lartësuar (*shën. i përkth.*).

# Veprat e zemrës

Allahu e krijoi zemrën dhe e bëri mbretin e gjymtyrëve. Nëse mbreti bëhet i mirë, edhe ushtarët të tillë do bëhen. I Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Devotshmëria është këtu..." – dhe tregoi me gisht tri herë drejt gjoksit të tij." (Muslimi)

Imani është besim, fjalë dhe vepër. Besimi është me zemër, fjala është me gjuhë dhe veprat bëhen me zemër dhe me gjymtyrë. Zemra beson dhe vërteton. Si fryt i saj rezulton shprehja e shehadetit me gjuhë, më pas zemra bën punën e saj: ajo do, frikësohet dhe shpreson. Gjuha lëviz, bën *dhikr* dhe lexon Kuran. Gjymtyrët lëvizin. Ato bëjnë sexhde dhe ruku, si edhe vepra të mira që të afrojnë tek Allahu. Kështu, trupi ndjek zemrën. Nuk ka gjë që zë vend në zemër e të mos shfaqet në trup, në një formë a në një tjetër.

**Ç'kuptojmë me nocionin *veprat e zemrës*?** Veprat e zemrës janë ato vepra që e kanë vendin në zemër dhe lidhen me të. Më e madhja ndër to është besimi tek Allahu. Prej veprave të zemrës është edhe vërtetimi, nënshtrimi dhe dorëzimi; shto këtu edhe dashurinë që zë vend në zemrën e robit për Zotin e Tij, frikën, shpresën, pendesën, mbështetjen, durimin, përuljen e vepra të tjera të ngjashme.

E kundërta e çdo vepre të mirë të zemrës është prej sëmundjeve të saj. E kundërta e sinqeritetit është dyfaqësia; e kundërta e bindjes është dyshimi; e kundërta e dashurisë është urrejtja e kështu me radhë. Nëse lëmë mënjanë përmirësimin e zemrave tona, gjynahet mblidhen njëri mbi tjetrin dhe e shkatërrojnë zemrën. I Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Sprovat i paraqiten zemrës njëra pas tjetrës, si kashta e hasrës, fije pas fijeje (kur endet). Zemrës që do infektohet me to i ngulet një pikë e zezë. Ndërsa zemrës që nuk do infektohet do i ngulet një pikë e bardhë. Zemrat ndahen në dy lloje: një zemër e bardhë si guri i lëmuar[1], të cilën nuk e dëmton asnjë lloj sprove sa të jenë qiejt dhe Toka; dhe një tjetër e zezë, e përzier me pak të bardhë, si ena e përmbysur[2]. Zemra nuk njeh (pranon) as mirësinë[3] dhe nuk mohon as gjynahun, përveç dëshirave të saj." (Muslimi)

Njohja e adhurimeve të zemrës për njeriun është më e domosdoshme se njohja e veprave me gjymtyrë, sepse adhurimet e zemrës janë rrënja, ndërsa veprat e gjymtyrëve janë degët dhe frutat. I Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Allahu nuk shikon paraqitjen apo pasurinë tuaj, por zemrat dhe veprat tuaja." (Muslimi) Zemra është vendi i njohurive, i përsiatjes dhe i mendimeve, prandaj dhe epërsia mes njerëzve tek Allahu është mbi bazën e besimit, bindjes, sinqeritetit e gjërave të kësaj natyre. Hasan el-Basri thotë: "Pasha Allahun, Ebu Bekri nuk ua ka kaluar të tjerëve me namaz apo me agjërim, por me besimin që zuri vend në zemrën e tij."

**Veprat e zemrës kanë epërsi mbi punët e gjymtyrëve për shumë arsye:** **1)** mosfunksionimi i veprave të zemrës mund të çojë në shkatërrimin e ibadeteve të gjymtyrëve, siç është fenomeni i dyfaqësisë në vepra; **2)** veprat e zemrës janë baza,

---

[1] Kadi Ijadi thotë se krahasimi i zemrës me gurin e lëmuar, të cilit nuk i ngjitet asgjë, nuk ka si qëllim të tregojë dëlirësinë e zemrës, por një cilësi tjetër të saj, atë të besimit të fortë dhe mospraninë e asnjë lloj boshllëku në të.

[2] Që nuk mban ujë – gjë që nënkupton se ajo nuk mban as mirësi, as urtësi (ky interpretim është marrë nga *Sahīh-u* i Muslimit – *shën. i përkth.*).

[3] Besimin tek Allahu dhe te feja e Tij (*shën. i përkth.*).

ndaj dhe fjalët apo lëvizjet pa qëllim në zemër nuk merren parasysh; **3)** ato janë shkak për ngjitjen në shkallët më të larta të Xhenetit, dhe jë prej këtyre veprave është edhe *zuhd*-i; **4)** veprat e zemrës janë më të vështira dhe më të rënda se punët e gjymtyrëve. Ibn Munkediri thotë: "U mundova dyzet vjet me veten derisa u përmirësua"; **5)** ndikimet e saj janë më të bukura, siç është rasti me dashurinë për hir të Allahut; **6)** ato kanë shpërblime më të mëdha. Ebu Derda (radijallahu anhu!) thotë: "Përsiatja për një çast është më e mirë se ibadeti i një nate"; **7)** ato i lëvizin gjymtyrët; **8)** zemra e zmadhon shpërblimin e ibadeteve, ose i pakëson/i zhvlerëson ato, siç rasti me përuljen gjatë namazit; **9)** ajo mund t'i kompensojë ibadetet e gjymtyrëve, si, për shembull, nijeti për të dhënë sadaka edhe kur nuk ke mundësi; **10)** shpërblimi për veprën e zemrës nuk ka kufi, dhe një vepër tipike është durimi; **11)** shpërblimi i saj vazhdon edhe pasi të ndërpriten veprat e gjymtyrëve, ose kur ato nuk janë të afta të veprojnë; **12)** veprat e saj fillojnë para veprave të gjymtyrëve, dhe vazhdojnë edhe gjatë tyre.

**Zemra kalon nëpër disa faza, përpara se gjymtyrët të vihen në lëvizje:** **1) *el-hāxhis*** – ideja që i parashtrohet zemrës; **2) *el-hātir*** – ideja pasi zë vend në zemër; **3) *hadīth en-nefs*** – mëdyshja: ta bëj apo të mos e bëj këtë; **4) *el-hemm*** – animi nga ideja për të vepruar; **5) *el-'azm*** – bindja e fortë për të bërë një vepër.

Tri të parat nuk kanë as shpërblim, as dënim, ndërsa në lidhje me *el-hemm*, kur synojmë të bëjmë një vepër të mirë, shkruhet një sevap; kurse kur kemi për synim të bëjmë një të keqe, nuk merret si gjynah. Ndërkohë, kur *el-hemm* shndërrohet në *el-'azm*, nëse synon të bëjë një vepër të mirë, merr shpërblim për të, dhe, nëse synon të bëjë një vepër të keqe, atëherë merr gjynah, edhe nëse nuk e kryen për shkak të një pengese të caktuar; sepse dëshira dhe mundësia për të bërë një vepër shkakton pasojën (vetë veprën). Zoti thotë: "**Ata që duan të përhapen shpifjet e turpshme (ose imoralitetin) ndër besimtarët i pret një dënim i dhembshëm.**" **(En-Nūr, 19)** Ndërsa Pejgamberi i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Kur përballen dy shpatat e muslimanëve, vrasësi dhe i vrari janë në Zjarr." I pyeta[1]: "O i Dërguari i Allahut, vrasësi dakord. Po i vrari pse? Tha: "Sepse edhe ai synonte të vriste shokun e vet." **(Buhariu)**

**Nëse e lë gjynahun pasi kalon në fazën e *el-'azm*, atëherë kemi katër situata:**

**a.** nëse e lë nga frika e Allahut, shpërblehet;

**b.** nëse e lë nga frika prej njerëzve, merr gjynah, sepse lënia e gjynahut është ibadet dhe ibadeti duhet të bëhet vetëm për hir të Allahut;

**c.** nëse e lë nga pamundësia dhe pa kaluar akoma nëpër rrugët që të çojnë drejt asaj vepre, gjithashtu, merr gjynah, për shkak të vendosmërisë për ta kryer atë;

**d.** nëse e lë nga pamundësia, pas ndjekjes së rrugëve që e çojnë drejt asaj vepre, por nuk e realizon qëllimin e tij, e merr gjynahun të plotë, sepse dëshira me plot bindje dhe mundësia për ta bërë veprën konsiderohet si të ishte bërë, siç e thamë edhe diku më lart. Nëse veprës së keqe i bashkëngjitet *el-hemm*-u, ka gjynah, pavarësisht se cila i paraprin tjetrës. Kështu që, ai që bën një vepër të ndaluar, dhe më pas vendos ta bëjë përsëri kur t'i jepet mundësia, dhe vazhdon me këmbëngulje, ai ndëshkohet për këtë qëllim që ka, edhe nëse nuk e bën.

[1] Transmetuesi i hadithit (*shën. i përkth.*).

# Disa vepra të zemrës

**Nijeti.** Nijeti nënkupton dëshirën dhe synimin. Asnjë vepër nuk është e saktë dhe nuk pranohet pa të. Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Veprat janë sipas nijetit, dhe gjithkush do marrë atë që ka pasur për qëllim." **(Buhariu dhe Muslimi)**

Ibn Mabaraku thotë: "Shpeshherë një punë të vogël mund ta zmadhojë nijeti; sikundërse shpeshherë një pune e madhe mund të zvogëlohet pikërisht nga nijeti." Fudajli thotë: "Allahu dëshiron nga ti nijetin dhe synimin tënd."

Nëse puna bëhet për Zotin, atëherë quhet e sinqertë; që do të thotë se puna duhet të jetë vetëm për Allahun, dhe askush të mos ketë pjesë në të. Nëse puna është për të tjerët, atëherë konsiderohet syefaqësi, hipokrizi etj.

**Dobi:** Të gjithë njerëzit janë të humbur, përveç të diturve. Të gjithë të diturit janë të humbur, përveç vepruesve. Të gjithë vepruesit janë të humbur, me përjashtim të atyre që janë të sinqertë me veprat e tyre. Kështu që, puna e parë e çdo njeriu që do të adhurojë Allahun është të mësojë për nijetin; më pas, me anë të veprave, ta saktësojë atë, pasi të ketë kuptuar të vërtetën e sinqeritetit dhe të dëlirësisë. Prandaj, vepra pa nijet është mundim; nijeti pa sinqeritet është syefaqësi; sinqeriteti pa besim të përmbushur është i kotë.

**Veprat ndahen në tre lloje: 1) Gjynahe –** nijeti i mirë te veprat që janë gjynah nuk i bën ato të mira (adhurime), ndërkohë që nëse atyre u shtohet edhe nijeti i keq, atëherë ndëshkimi i tyre është i dyfishtë.
**2) Ibadete –** ato janë të lidhura me nijetin, i cili i bën të sakta dhe u shumëfishon shpërblimin[1]. Nëse nijeti është sa për sy e faqe, atëherë kemi të bëjmë me gjynah dhe me shirk të vogël, që në disa raste mund të shndërrohet edhe në shirk të madh: **(a)** nëse shtysa për të bërë ibadet është që në fillim sa për sy e faqe, atëherë kjo përbën shirk dhe ibadeti është i pavlerë; **(b)** nëse puna është për Allahun, por më pas futet dyfaqësia, në këtë rast, nëse fillimi i ibadetit nuk varet nga fundi i tij, siç është rasti me sadakanë, atëherë fillimi është i saktë dhe fundi i pavlerë; por nëse pjesa e fundit e ibadetit varet nga fillimi i tij, siç është namazi, atëherë kemi të bëjmë me dy gjëra: **(i)** nëse personi përpiqet ta mposhtë dyfaqësinë, ajo nuk e dëmton veprën; **(ii)** nëse personi është i qetë dhe nuk e shqetëson dyfaqësia, i gjithë

---

[1] Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Kush bën plan për të bërë një vepër të mirë dhe nuk e bën dot, tek Allahu i shkruhet një sevap i plotë. Nëse e planifikon dhe e vepron të mirën, atëherë Allahu ia shkruan sikur ka bërë dhjetë të mira, deri në shtatëqind e më shumë madje. Ai që bën plan për të bërë një vepër të keqe dhe nuk e bën, tek Allahu i shkruhet një sevap i plotë. Ndërsa kur e planifikon dhe e vepron të keqen, Allahu i shkruan vetëm një të keqe. **(Buhariu dhe Muslimi)**
"Ky umet është si puna e atyre katër personave: dikujt Allahu i ka dhënë pasuri dhe dije, dhe ai me pasurinë e tij vepron sipas dijes që ka, duke e shpenzuar në mëynrë të drejtë. Një tjetri Allahu i ka dhënë dije, por jo pasuri, dhe ai thotë: 'Po të kisha, edhe unë do veproja si filani!' Shpërblimi i tyre është i barabartë. Një tjetri Allahu i ka dhënë pasuri, por jo dije, dhe ai endet me pasurinë e tij duke e shpenzuar jo siç duhet. Kurse një tjetri Allahu nuk i ka dhënë as dije dhe as pasuri, e ai thotë: 'Po të kisha, edhe unë si ky do bëja!' Gjynahu i tyre është i barabartë." **(Tirmidhiu)** Thënia e të dytit dhe e të katërtit në hadith tregon për aq sa ata kishin mundësi, që është nijeti me dëshirën. Këtë e tregon ajo që thonë "Po të kisha, edhe unë si ky do bëja!" Ndaj, çdonjëri i bashkëngjitet shokut të tij në sevap apo në gjynah. Ibn Rexhebi thotë: "Ajo që thotë Profeti në këtë hadith, se "ata janë të barabartë", tregon për barazinë e shpërblimit të një vepre në thelb, pa shumëfishimin e saj; sepse shumëfishimi lidhet me veprën e vepruar, e jo vetëm me nijetin pa kryer veprën. Nëse do të ishin të barabartë në të gjitha anët, atij që do planifikonte për të kryer një të mirë dhe nuk do e bënte, do i shkruheshin dhjetë sevape, gjë që bie në kundërshtim me të gjitha burimet e argumentimit.

ibadeti prishet; **(c)** nëse dyfaqësia vjen pas veprës, atëherë ajo është thjesht cytje, që nuk ndikon as te vepra, as te vepruesi. Ndërkaq, ka disa dyer të tjera – jo të dukshme – nga mund të depërtojë dyfaqësia, të cilat duhen kujdes dhe mënjanuar.

Nëse me veprën e mirë synohet një interes i caktuar material, shpërblimi apo gjynahu varet nga lloji/masa e nijetit. Në këtë rast kemi tri situata:

**a.** kur shtysa për të bërë një vepër të mirë është vetëm një interes material, siç është rasti kur imami u prin njerëzve vetëm për të marrë rrogën, gjë që e bën atë gjynahqar. I Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Ai që i futet një dijeje nëpërmjet të cilës kërkohet Fytyra e Allahut, dhe e bën këtë thjesht për të arritur një të mirë të kësaj bote, një i tillë nuk ka për ta ndjerë aromën e Xhenetit në botën tjetër." **(Ebu Dawudi)**

**b.** kur vepron me nijetin për të fituar kënaqësinë e Allahut dhe për këtë botë, në këtë rast besimi dhe sinqeriteti i tij është i mangët, siç është rasti i atij që shkon në haxh me nijetin për të bërë tregti, por edhe për të bërë haxh. Në këtë rast shpërblimi i tij është në varësi të sasisë së sinqeritetit.

**3. Gjëra të lejuara (*mubāh*) –** çdo gjë e lejuar përmban një nijet ose nijete të shumta. Nëse ekziston vullneti, ato mund të shndërrohen në vepra që të afrojnë tek Allahu.

**Dije se vepërmirët e sinqertë janë në shkallë të ndryshme:**

✸ të ulët – kur ibadeti bëhet me shpresën për të fituar sevape, ose nga frika e ndëshkimit. ✸ të mesëm – kur ibadeti bëhet për të falënderuar Allahun dhe për t'iu përgjigjur urdhrit të Tij; ✸ të lartë – kur ibadeti bëhet nga dashuria për Allahun, nga madhështia e Tij, nga dëshira për ta madhëruar dhe për ta lartësuar Atë. Kjo është shkalla e të vërtetëve[1] (*siddīk*).

**Pendesa.** Pendesa është një detyrë e pambarimtë. Rënia në gjynahe është pjesë e natyrës së njeriut. Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Çdo bir i Ademit është gjynahqar, dhe gjynahqari më i mirë është ai që pendohet." **(Tirmidhiu)**

"Nëse ju nuk do bënit gjynahe, Allahu do ju zhdukte dhe do sillte njerëz te tjerë, që do bënin gjynahe, do kërkonin falje nga Allahu e Ai do i falte." **(Muslimi)**

Vonesa e pendesës dhe vazhdimësia në gjynahe është e gabuar. Shejtani do që te njeriu të kalojë një prej shtatë pengesave. Nëse një nga këto pengesa nuk arrin ta kalojë, ai kalon tek ajo që vjen pas saj. Këto pengesa janë: **1)** pengesa e shirkut dhe e kufrit; **2)** nëse nuk e kalon këtë prag, atëherë kalon te bidatet (sajesat në fe) në besim dhe te lënia e rrugës së Profetit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe e shokëve të tij; **3)** nëse nuk e arrin këtë, atëherë kalon te gjynahet e mëdha; **4)** nëse nuk mundet as këtu, kalon te gjynahet e vogla; **5)** nëse nuk ia del, atëherë kalon te teprimi me gjërat e lejuara; **6)** nëse nuk ia del as te kjo, atëherë kalon tek ato ibadete që janë më pak të vlefshme se të tjerat në sevape; **7)** nëse edhe me këtë nuk ia del, atëherë angazhon shejtanë të tjerë, prej njerëzve dhe xhindeve.

[1] Musai i tha Allahut: "Nxitova për te Ti, o Zot, që të kënaqeshe!" Musai nxitoi të takohej me Allahun, që Allahu të kënaqej me të, dhe jo vetëm si përgjigje ndaj urdhrit. Një shembull është edhe sjellja e mirë me prindërit: shkalla e ulët është t'i respektosh nga frika e ndëshkimit nga Allahu dhe për të fituar sevapin e sjelljes së mirë; e mesmja është që të sillesh mirë me ta në bindje të Allahut dhe për t'i kthyer mundin e përkujdesjes së tyre ndaj teje; dhe shkalla e lartë manifestohet atëherë kur ti të sillesh mirë me ta nga dashuria për të madhëruar urdhrin e Allahut dhe nga dashuria për Të.

**Gjynahet ndahen në disa grupe: Gjynahet e mëdha –** gjynahet e mëdha janë ato që është transmetuar se kanë dënim nga sheriati (*hādd*) në këtë botë, kërcënim për në ahiret, zemërim, mallkim apo mohim të besimit.

**Gjynahet e vogla –** gjynahe të vogla janë ato që nuk bëjnë pjesë në grupin e parë. Por janë disa shkaqe që i shndërrojnë gjynahet e vogla në të mëdha, ku disa nga më të rëndësishmet janë: vazhdimësia në gjynah, përsëritja, përçmimi i tyre, krenaria për veprimin e tyre dhe shfaqja hapur e tyre.

Pendimi është i vlefshëm për çdo gjynah. Ai do ekzistojë derisa kur dielli të lindë andej nga perëndon dhe deri kur shpirti të arrijë në grykë – në çastet e vdekjes. Shpërblimi i atij që pendohet sinqerisht është shndërrimi i të këqijave në të mira (sevape), edhe nëse të këqijat janë sa malet.

**Për pranimin e pendesës ka disa kushte: 1)** largimi prej gjynahut; **2)** pendimi për të kaluarën; **3)** vendimi i fuqishëm për të mos iu kthyer kurrë më atij gjynahu; **4)** nese gjynahu ka lidhje me të drejtat e njerëzve, duhet që t'u drejta e tyre.[1]

**Në lidhje me pendesën njerëzit ndahen në katër grupe:**

*I penduar, i qëndrueshëm deri në fund të jetës*, të cilit nuk i shkon në mendje t'i kthehet atij gjynahu – përveç disa rrëshqitjeve të lehta, të pashmangshme nga natyra e njeriut. Ky është i penduari i qëndrueshëm, dhe një person i tillë është nga ata që nxitojnë të bëjnë të mira. Kjo lloj pendese quhet *et-tewbetu en nesūh* – "pendimi i sinqertë", kurse një shpirt i tillë quhet *en-nefsul-mutmeʾinneh* – "shpirt i paqtë".

*I penduar, i qëndrueshëm në çështjet më kryesore të ibadetit*, porse bën gjynahe të vazhdueshme, jo të menduara paraprakisht, por ngaqë sprovohet me to. Sa herë që ai bën një gjynah të caktuar, qorton veten, pendohet dhe vendos të jetë i kujdesshëm për parandalimin e atyre shkaqeve që e çojnë drejt gjynaheve. Ky quhet *en-nefsu-l-lewāmeh* – "shpirti qortues".

*I penduar dhe i qëndrueshëm për njëfarë kohe*, dhe më pas e mund pasioni për gjynahe të caktuara, dhe jepet pas tyre. Por, megjithatë, një i tillë është i vazhdueshëm me ibadetet. Gjithashtu, ai ia ka dalë të mënjanojë pjesën më të madhe të gjynaheve, edhe pse mund të jepej pas tyre, duke qenë se joshet fort. Në fakt, atë e vënë për poshtë një ose dy gjynahe, dhe sapo i vepron, pendohet. Megjithatë, ai i premton vetes se do pendohet. Ky është *en–nefsu-l-mesʾūleh* – "shpirti përgjegjës". Përfundimi i tij është në rrezik, sepse pendohet me vonesë, ose e shtyn për më vonë, por ndodh të ndërrojë jetë para se të pendohet, ndërkohë që veprat do gjykohen sipas përfundimit.

*I penduar dhe i qëndrueshëm për njëfarë kohe, por më pas i kthehet gjynaheve*, dhe zhytet në to, pa e vrarë mendjen për t'u penduar dhe pa ndjerë keqardhje. Ky është *en-nefsu-l-emmāretu bis-sū'* – "shpirti i prirë nga e keqja". Frika është që ky shpirt të ketë një përfundim të keq.

---

[1] Na përcillet se Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Allahu ka tre regjistra: një që Allahu nuk i kushton rëndësi, një tjetër që nuk lë gjë pa i kushtuar rëndësi dhe një tjetër të cilin nuk e fal. Për sa i përket regjistrit që Allahu nuk e fal, ai është shirku. Allahu thotë: "Sigurisht, atij që adhuron tjetërkënd përveç Allahut, Allahu do t'ia ndalojë Xhenetin dhe strehim i tij do jetë Zjarri." (El-Māide, 72) Ndërsa regjistri që i kushton rëndësi, ka të bëjë me padrejtësitë mes robit dhe Zotit. Këto mund të falen nga Zoti. Dhe regjistri në të cilin i kushtohet rëndësi çdo gjëje përfshin padrejtësitë e njerëzve ndaj njëri-tjetrit. Në këtë rast, shpagimi mes tyre është i pashmangshëm. (Ahmedi – por hadithi është i dobët).

**Sinqeriteti, vërtetësia.** Sinqeriteti dhe vërtetësia janë baza e të gjitha veprave të zemrës. Fjala "sinqeritet" përdoret në gjashtë kuptime: **1)** sinqeriteti në fjalë; **2)** sinqeriteti në dëshira dhe qëllime; **3)** sinqeriteti në vendosmërinë për të bërë një vepër; **4)** sinqeriteti në përmbushjen e vendosmërisë për të bërë një vepër; **5)** sinqeriteti në punë, në mënyrë që ana e brendshme të jetë njëlloj si e jashtmja, siç është përkushtimi në namaz; **6)** sinqeriteti në përmbushjen e të gjitha gradave të fesë.

Kjo është shkalla më e lartë dhe më e shtrenjtë. Këtu futet sinqeriteti në droje, në shpresë, në madhërim, në *zuhd*, në kënaqësi, në mbështetjen tek Allahu, në dashuri e në veprat e tjera të zemrës. Ai që është i cilësuar me sinqeritet në të gjitha ato që u përmendën është i sinqerti (*siddīk*), sepse vetëm ai tashmë ka arritur në kulmin e sinqeritetit. Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Jini të sinqertë, sepse sinqeriteti të shpie në vepra të mira dhe veprat e mira të shpien në Xhenet. Ai që është vazhdimisht i sinqertë dhe përpiqet që të gjejë gjithmonë të vërtetën, do shkruhet tek Allahu si i sinqertë." **(Buhariu dhe Muslimi)**

Ai që nuk e ka të qartë të vërtetën dhe e kërkon atë me sinqeritet nga Allahu, pa u ndikuar nga dëshirat dhe epshi i tij, në të shumtën e rasteve e gjen atë, por edhe nëse nuk e gjen, arsyetohet nga Zoti.

E kundërta e sinqeritetit dhe e vërtetësisë është gënjeshtra, e rremja. Vendi i parë nëpër të cilin kalon gënjeshtra drejt shpirtit është gjuha, dhe sapo ta shkatërrojë atë kalon nëpër gjymtyrë, duke prishur veprat e këtyre të fundit, sikurse paraprakisht ka prishur gjuhën/fjalët. Gënjeshtra përfshin fjalët, veprat dhe gjendjet e njeriut. Kështu e keqja e rrethon atë nga të gjitha anët.

**Dashuria.** Me dashurinë ndaj Allahut, ndaj të Dërguarit të Tij dhe besimtarëve arrihet ëmbëlsia e besimit. Profeti i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Ai që ka tre gjëra do gjejë në to ëmbëlsinë e besimit: Ai që e do Allahun dhe të Dërguarin e Tij më shumë se çdo gjë; ai që e do dikë vetëm për hir të Allahut; Ai që urren të kthehet në mosbesim – pasi Allahu e shpëtoi prej tij – siç urren të hidhet në zjarr."

Kur pema e dashurisë mbillet në zemër dhe ujitet me ujin e sinqeritetit dhe me ndjekjen e të Dërguarit të Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), ajo do japë në vazhdimësi shumëllojshmëri frutash – me lejen e Zotit të saj.

**Dashuria ndahet në katër lloje:**

**i.** dashuria ndaj Allahut, që është baza e besimit;

**ii.** dashuria për hir të Allahut dhe urrejtja për hir të Tij, që është një detyrë e domosdoshme[1];

---

[1] Në lidhje me dashurinë dhe urrejtjen (*el-welā wel-berā*) për hir të Allahut njerëzit ndahen në tri kategori: a. ata që duhen me sinqeritet, pa as më të voglën urrejtje. Të tillë janë besimtarët e sinqertë, si profetët, të sinqertit, në krye të të cilëve qëndron zotëria jonë, Muhamedi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), gratë e tij, vajzat dhe shokët e tij; b) ata që urrehen plotësisht, siç është rasti me jobesimtarët, politeistët dhe dyfytyrëshit; c. ata që nga njëra anë duhen dhe nga ana tjetër urrehen. Të tillë janë besimtarët gjynahqarë. Dashuria ndaj tyre duhet të jetë sipas besimit që kanë; sikurse dhe urrejtja ndaj tyre duhet të jetë për aq sa janë gjynahqarë.Te këta individë duhet pjesa e besimit që kanë dhe urrehet pjesa e gjynaheve që bëjnë. Dashuria ndaj jobesimtarëve ka dy aspekte: i. dashuri që të çon në dezertim dhe dalje nga Islami; në rastin kur duhen, mbështeten dhe ndihmohen për fenë e tyre; ii. dashuria që është e ndaluar, por që nuk të nxjerr nga Islami; në

**iii.** t'i bësh Allahut shok ne dashuri, që nënkupton t'i shoqërosh Atij edhe të tjerë në këtë dashuri të domosdoshme, siç është rasti i dashurisë që kanë paganët për zotat e tyre – ky është thelbi i idhujtarisë;

**iv.** dashuria e natyrshme, siç është dashuria për prindërit, për fëmijët, për ushqimin etj. Kuptohet që kjo është e lejuar. Po deshe që Allahu të të dojë, mos e lidh zemrën tënde me këtë jetë! Profeti i Zotit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Mos e lidh zemrën tënde me mirësitë e jetës së kësaj bote – të të dojë Allahu!" **(Ibn Maxhe)**

**Mbështetja**. Mbështetja nënkupton dorëzimin e zemrës dhe mbështetja e saj tek Allahu për të arritur atë që kërkon, ose për të larguar atë që nuk do, duke qenë i bindur tek Allahu dhe duke bërë shkaqet e natyrshme. Lënia e dorëzimit të zemrës përbën kundërshtim të *tewhīd*-it, ndërsa lënia e shkaqeve është paaftësi dhe mangësi mendore. Vendi dhe koha e mbështetjes qëndrojnë para se të kryhet veprimi. Mbështetja është fryt i besimit të fortë. Ajo ndahet në tre lloje:

**i.** **e detyrueshme** (*wāxhib*) – në lidhje me ato gjërat që nuk i ka në dorë askush përveç Allahut, fjala vjen, shërimi i të sëmurit.

**ii.** **e ndaluar** (*haram*) – që ndahet në dy lloje: a. shirk i madh – kur mbështetja është plotësisht te shkaqet dhe duke menduar se ato ndikojnë të vetme për sjelljen e ndonjë të mire, apo për largimin e të keqes[1]; b. shirk i vogël – siç është

---

rastin kur duhen, mbështeten dhe ndihmohen në çështjet e tyre të kësaj bote. Nganjëherë ndodh një ngatërresë dhe një përzierje mes sjelljes së mirë me ta (me ata që nuk janë armiq në luftë) dhe urrejtjes së tyre, por që domosdo duhet që mes tyre të bëhet dallim. Drejtësia me ta dhe sjellja e mirë, pa i dashur brenda vetes, siç është butësia me të pafuqishmin, fjalët e buta dhe mëshira janë të lejuara. Allahu i Madhëruar ka thënë: "Allahu nuk ju ndalon të silleni mirë dhe të jeni të drejtë ndaj atyre që nuk luftojnë kundër jush, për shkak të fesë dhe që nuk ju dëbojnë prej shtëpive tuaja." **(El-Mumtehime, 9)** Ndërsa urrejtja e tyre dhe armiqësia me ta është diçka tjetër. Këtë Allahu e urdhëron në një varg tjetër: "O besimtarë, mos i bëni miq armiqtë e Mi dhe tuajt, duke u shprehur atyre dashuri!" **(El-Mumtehime, 1)** Drejtësia në marrëdhëniet me ta nga njëra anë, dhe urrejtja e tyre nga ana tjetër është e mundur, siç veproi Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) me çifutët e Medinës.

[1] **A bie në kundërshtim bërja e shkaqeve me mbështetjen? Kemi disa situata:**

**i.** Në përfitimin e një dobie të munguar, e cila ka tre aspekte: a. shkak i sigurt – siç është martesa për të bërë fëmijë. Lënia e këtij veprimi është çmenduri, dhe assesi nuk mund të quhet mbështetje; b. shkaqe që nuk janë të sigurta, por që në shumicën e rasteve pasojat nuk vijnë pa to, si udhëtari pa ushqim në shkretëtirë. Veprimi i tij nuk është mbështetje dhe ai është i urdhëruar që të marrë ushqim me vete, sepse Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), kur bëri hixhretin u përgatit për të dhe mori edhe udhërrëfyes për në Medinë; c. shkaqet që mendohet se sjellin pasojat pa një besim të dukshëm, si ai që projekton plane të hollësishme për të fituar; ai nuk del nga mbështetja, madje lënia e planeve nuk qëndron askund në anë të mbështetjes. Umeri (Allahu qoftë i kënaqur me të!) thotë: "I mbështetur është ai që hedh farën në tokë dhe më pas i mbështetet Allahut.

**ii.** Ruajtja e gjendjes – kush gjen ushqim të lejuar, ruajtja e tij nuk e nxjerr nga mbështetja, sidomos nëse ka edhe familje. Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) shiste pemët e fisit Benu Nadir dhe depozitonte për ta ushqimin e një viti.

**iii.** Prapësimi i një të keqeje që ka rënë ende – nuk është prej kushteve të mbështetjes lënia e shkaqeve që të mbrojnë nga e keqja, si çadra për shi apo sigurimi teknik i makinës. Në të gjitha këto raste njeriu mbështetet te Bërësi i shkaqeve dhe jo te vetë shkaqet. Më pas është i kënaqur me caktimin e Allahut.

**iv.** Largimi i të keqes pas rënies së saj – kjo ka tri pika: a. shkak i sigurt – si uji që largon etjen. Lënia e këtij shkaku nuk ka të bëjë kurrsesi me mbështetjen; b. shkak i menduar – si hixhamja (nxjerrja e gjakut prej lëkurës me kupa). Ky veprim nuk bie në kundërshtim me mbështetjen, sepse Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) është mjekuar dhe ka urdhëruar për t'u mjekuar; c. shkak imagjinar – si mjekimi me djegie ndërkohë që je shëndosh e mirë, për t'i paraprirë sëmundjes. Ky veprim bie në kundërshtim me mbështetjen.

rasti i mbështetjes te dikush për riskun, pa besuar që ai është vetëm në dorën e tij, por duke pasur besimin se ai është më shumë se thjesht një shkak.

**iii. e lejuar** – kur njeriu autorizon dikë dhe mbështetet tek ai për gjëra që janë në mundësinë e tij, si në shitblerje, por nuk lejohet të thuhet se iu mbështeta Allahut dhe ty, por të kam autorizuar.

◗ **Falënderimi.** Falënderimi është shfaqja e shenjave të mirësisë së Allahut mbi robin e tij: në zemër me besim; në gjuhë me falënderim dhe në gjymtyrë me ibadete. Falënderimi është qëllim në vetvete, ndërsa durimi është mjet për të tjerat. Falënderimi bëhet me zemër, me gjuhë dhe me gjymtyrë. Falënderim i nënkupton që mirësitë t'i përdorësh sipas asaj që është e lejuar, si dhe për të adhuruar Allahun.

◗ **Durimi.** Durimi nënkupton që në rast sprovash të mos i ankohesh askujt tjetër përveç Allahut. Allahu i Madhëruar thotë: "**Vetëm ata që janë të durueshëm do shpërblehen pa masë.**" **(Ez-Zumer, 10)** Ndërsa Pejgamberi i Tij (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Kush përpiqet të bëjë durim, Allahu do ta bëjë të durueshëm. Askujt nuk i është dhënë mirësi më e madhe dhe më e gjerë sesa durimi." **(Buhariu dhe Muslimi)**

Umeri (radijallahu anhu!) thotë: "Në çdo sprovë që kam kaluar kam hasur katër mirësi nga Allahu: që nuk ishte në fe, që nuk ka qenë më e madhe, që nuk isha i privuar të jem i kënaqur me të dhe që shpresoja shpërblimin nga ajo.

**Durimi ka disa shkallë:**

**a.** i ulët – që ka të bëjë me lënien e pavullnetshme të ankeses;

**b.** i lartë – falënderimi i Allahut për sprovën. Ai ndaj të cilit është bërë padrejtësi, nëse lutet kundër atij që i ka bërë padrejtësi, ka ndihmuar veten, ka marrë atë që i takon dhe nuk ka bërë durim.

**Durimi ka dy nivele:**

**i.** trupor – për të cilin nuk po flasim këtu;

**ii.** shpirtëror, ose psikologjik[1].

**Gjithçka që i ndodh njeriut, ose i jepet në këtë botë nuk del jashtë nga këto dy aspekte:**

**a.** që i ndodh ose i jepet sipas dëshirës së tij, dhe këtu është i nevojshëm durimi për të përmbushur të drejtat e Allahut, siç është falënderimi, dhe që asgjë prej tyre të mos kalojë në haram;

**b.** që ndodh kundër dëshirës së tij, dhe kjo ndahet në tre lloje: **i.** durimi në adhurimet ndaj Allahut – në këtë rast është detyrë të veprohet ajo që është e detyrueshme; dhe është e pëlqyeshme të veprohen ato që janë nafile, pra ibadetet vullnetare; **ii.** durimi për të mos bërë gjynah ndaj Allahut – në këtë rast është detyrë të mënjanohet harami, dhe është e pëlqyeshme që, gjithashtu, të evitohet ajo që është e papëlqyeshme (*mekrūh*); **iii.** durimi ndaj caktimit të Allahut – në këtë rast është detyrë të ruhet gjuha nga ankesat, të mbyllet zemra ndaj kundërshtimit dhe mospëlqimit të caktimit të

---

[1] Ky lloj durimi, nëse është ndaj dëshirave të barkut dhe të epsheve, quhet dëlirësi; nëse bëhet në luftë, quhet trimëri; nëse bëhet për t'u përmbajtur nga zemërimi, quhet *hilm* – "durim i skajshëm"; nëse ka të bëjë me fshehjen e diçkaje, quhet ruajtje e fshehtësisë; nëse ka të bëjë me gjërat e luksit, quhet *zuhd* – "asketizëm"; dhe nëse ka të bëjë me një sasi të vogël nga të mirat e kësaj bote quhet *kanāʿah* – "të mjaftohesh dhe të kënaqesh me aq sa ke".

Allahut, si edhe ruajta e gjymtyrëve nga veprimi i atyre gjërave që nuk e kënaqin Allahun, si: vajtimi, grisja e rrobave, goditja apo gërvishtja e fytyrës etj. Është e pëlqyeshme që zemra të jetë e kënaqur me caktimin e Allahut.

**Kush është më i mirë, i pasuri falënderues apo i varfri durimtar?**

Nëse i pasuri e shpenzon pasurinë e tij, ose e ruan për ta shpenzuar në vendet ku Allahu është i kënaqur, ai është më i mirë se i varfri, por nëse shumicën e pasurisë së tij e shpenzon për gjëra që janë të lejuara, atëherë i varfri është më i mirë. Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Ai që ha dhe falënderon është si ai që agjëron." **(Ahmedi)**

**Kënaqësia.** Kënaqësia është të mjaftohesh me diçka dhe të jesh i kënaqur me të. Ajo manifestohet pasi të ketë përfunduar veprimi. Kënaqësia me caktimin e Allahut është grada më e lartë e të afërmve të Allahut. Ajo është fryt i dashurisë dhe i mbështetjes te Zoti. Lutja që Allahu t'i largojë gjërat e papëlqyera, nuk e mohon kënaqësinë me të.

**Përulja.** Përulja është madhërimi, ndjenja e pafuqisë dhe nënshtrimi i zemrës. Hudhejfja thotë: "Kujdes nga përulja hipokrite!" Dikush i tha: "Ç'është përulja hipokrite?" Ai u përgjigj: "Trupin ta shohësh të përulur, ndërsa zemrën jo."
Gjithashtu Hudhejfja na thotë: "Gjëja e parë që do humbisni nga feja juaj është përulja." Çdo ibadet që kërkon përulje (përkushtim), shpërblimi i tij do jetë po aq sa do ketë përulje në të, siç është rasti me namazin. Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), për atë që falet, thotë se nga namazi i tij do ketë gjysmën e shpërblimit, një të katërtën, një të pestën... një të dhjetën. Madje ai mund të mos fitojë asgjë nga namazi i tij, për shkak të mungesës së përuljes.

**Shpresa.** Shpresa është të shikosh gjerësinë e mëshirës së Allahut. E kundërta e saj është pesimizmi. Të veprosh me shpresë është më mirë se të veprosh me frikë, sepse shpresa trashëgon mendim të mirë për Allahun, i Cili thotë: "Unë jam te mendimi i robit Tim për Mua." **(Muslimi)**

**Shpresa ka dy shkallë:**

**e lartë** – kur dikush bën një punë të mirë dhe shpreson te shpërblimi i Allahut. Aishja thotë: "O Pejgamber i Allahut: "**Dhe që kur japin atë që japin, zemrat e tyre i kanë plot frikë**" **(El-Mu'minūn, 60)** është ai që vjedh, që bën imoralitet, pi alkool dhe i frikësohet Zotit të Madhëruar?" Profeti ia ktheu: "Jo, o e bija e Sidikut. Bëhet fjalë për ata që falen, agjërojnë, që japin sadaka dhe kanë frikë se nuk do t'u pranohet: "**Ata nxitojnë të bëjnë vepra të mira dhe për këto punë janë të parët**." **(El-Mu'minūn, 61)**

**e ulët** – kur gjynahqari i penduar shpreson te falja e Allahut. Kurse shpresa e gjynahqarit këmbëngulës, që ka lënë mënjanë pendimin dhe shpreson te mëshira e Allahut, quhet dëshirë e jo shpresë. Kjo e fundit është e qortueshme, ndërkaq dy të parat janë të pëlqyeshme. Besimtari harmonizon mes veprave të mira dhe frikës. Kurse dyfytyrëshi bën bashkë të keqen dhe sigurinë (që nuk do dënohet).

**Frika.** ***(el-hauf)*** Frika është pikëllimi i shpirtit për të keqen që mendon se mund të vijë. Nëse e keqja është e sigurt, atëherë kemi të bëjmë me *el-hashjeh*. E kundërta e frikës është siguria. Frika nuk është ana e kundërt e shpresës, por ajo luan rolin e shtytësit nëpërmjet druajtjes; ndërsa shpresa luan rolin e shtytësit

nëpërmjet dëshirës. Duhet me patjetër që të bëhet harmonizimi mes dashurisë, frikës dhe shpresës. Ibn Kajimi thotë: "Në rrugëtimin e saj drejt Allahut, zemra i ngjan zogut: dashuria është koka e tij, ndërsa frika dhe shpresa janë dy krahët. Kur frika zë vend në zemër, djeg vendet e epsheve dhe largon këtë botë prej saj. Frika e cila është detyrim është ajo lloj frike që të detyron të bësh veprat që janë obligim, dhe të lësh ato që janë haram. Frika e pëlqyeshme (*mustehab*) është ajo që e bën njeriun të bëjë gjërat e pëlqyeshme dhe të lërë të papëlqyeshmet. Frika ka llojet e veta:

**i.** frika e fshehtë dhe e adhurimit – që duhet të jetë vetëm për Allahun. Nëse ato janë ndaj dikujt a diçkaje tjetër përveç Allahut, atëherë është shirk i madh, siç është rasti me frikën nga zotat paganë, se ata mund të të bëjnë ndonjë të keqe, apo të të sjellin diçka të papëlqyeshme;

**ii.** frika e ndaluar – që është lënia e një obligimi, ose e një vepre të ndaluar nga frika e njerëzve;

**iii.** e lejuar – frika e natyrshme, për shembull, nga egërsirat etj.

**Asketizmi.** Asketizmi, që në arabishte quhet *zuhd*, do të thotë të lësh diçka të dëshiruar për diçka më të mirë (të lësh mirësitë e kësaj jetë për mirësitë e botës tjetër). Zuhdi në këtë botë e qetëson zemrën dhe trupin, ndërsa dëshira për dynjanë shton brengat dhe shqetësimet. Dashuria ndaj kësaj bote është koka e çdo gabimi, ndërkohë që mosdashja e saj është shkak i çdo adhurimi. Zuhdi karshi kësaj jete nënkupton që këtë të fundit ta nxjerrësh nga zemra, e jo thjesht nga duart. Nxjerrja e saj nga duart ndërkohë që zemra është e varur pas saj është bash lloji i zuhdit që manifestojnë mendjelehtët. Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Pasuria e mirë është mirësi për njeriun e mirë." **(Ahmedi)**

**Situatat e të varfrit kundrejt pasurisë janë pesë:**

**i.** kur arratiset nga pasuria, duke e urryer atë dhe duke treguar kujdes nga e keqja e saj dhe nga preokupimi për të. Ai që i takon kësaj gjendjeje quhet asket;

**ii.** nuk i gëzohet ardhjes së saj, as nuk e urren atë me urrejtjen bezdisëse; ai nuk gëzohet kur ajo i vjen dhe as nuk e urren atë aq sa të ketë dëme. Ky person quhet i kënaqur;

**iii.** kur posedimi i pasurisë është më e dashur për të se mospasja e saj; ai e dëshiron atë, por dëshira e tij nuk ka shkuar deri në pikën sa të ngrihet e ta kërkojë, por nëse i vjen papandehur – i gëzohet; e nëse arritja e saj kërkon mundë, ai nuk merret me të. Ky person quhet *kāni'*– "i kënaqur me atë që ka";

**iv.** nëse e lë atë nga pamundësia – përndryshe, nëse do gjente ndonjë rrugë për ta kërkuar, qoftë edhe të lodhshme, do e kërkonte. Ky person quhet *hāris* – "lakmues i pasurisë";

**v.** ai që është i detyruar ta kërkojë atë, si: nga uria, mungesa e rrobave etj. Ai që ndodhet në këtë gjendje quhet *mud'tar* – "i detyruar".

# Bisedë e qetë

Një burrë, që quhej Abdullah[1], takon një tjetër që quhej Abdunebi[2]. Abdullahu nuk e pranoi në vetvete këtë emër, dhe arsyetoi: "Si mund të adhurojë dikush dikë tjetër përveç Allahut Fuqiplotë?". Më pas ai i drejtohet Abdunebiut, duke i thënë: "Vallë, adhuron dikë tjetër përveç Allahut?!" Abdunebiu i tha: "Jo! Unë nuk adhuroj askënd tjetër përveç Allahut. Unë jam musliman; unë adhuroj Allahun." Abdullahu i tha: "Atëherë ç'është ky emër, që u ngjan emrave të krishterë, si rob i Jezuit? Por, për ata nuk është çudi, sepse të krishterët adhurojnë Jezuin. Ata që dëgjojnë emrin tënd, gjëja e parë që u shkon në mend është se ti adhuron Profetin (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), ndërkohë që ky nuk është besimi i muslimanëve kundrejt Profetit. Detyra e tyre është të besojnë se Muhamedi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) është rob i Allahut dhe i dërguar i Tij." Abdunebiu ia ktheu: "Por, Muhamedi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) është njeriu më i mirë dhe zotëria i të dërguarve, dhe ne thirremi me këtë emër për begati dhe për t'u afruar tek Allahu me pozitën që ka ai. Po ashtu, ne kërkojmë prej tij (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) që të ndërmjetësojë për ne tek Allahu. Madje mos u çudit, se emri i vëllait tim është Abdulhusejn (rob i Husejnit), ndërsa babai im quhej Abduresul (rob i të Dërguarit). Këta emra janë përdorur qëkur nga njerëzit. Këtë na e kanë lënë trashëgim edhe parardhësit. Mos e tepro me këtë çështje, sepse ajo është e thjeshtë dhe feja është lehtësi!"

Abdullahu: "Kjo është një tjetër gjë e papranueshme, edhe më e papranueshme se e para, që do të thotë të kërkosh nga të tjerë krahas Allahut atë që nuk mund ta japë askush përveç Allahut, qoftë ky (atij që i drejtohemi) vetë Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), ose njerëz të tjerë vepërmirë me vlerë më të ulët se ai, siç mund të jetë Husejni (radijallahu anhu!) a një tjetër, sepse kjo bie në kundërshtim me njësimin e Allahut – me të cilin jemi urdhëruar – dhe me kuptimin e shprehjes *lā ilāhe il-lAllāh*. Do të të bëj disa pyetje, në mënyrë që të të bëhet e qartë rëndësia e kësaj çështjeje dhe pasojat e vënies së këtyre emrave. Ndërkohë, unë nuk kam qëllim tjetër përveçse të vërtetën dhe ndjekjen e saj, si edhe të bëj të qartë kotësinë e këtyre veprimeve dhe mënjanimin e tyre; të urdhëroj për vepra të mira dhe të ndaloj nga të këqijat. I kërkoj ndihmë Allahut dhe Atij i mbështetem. Nuk ka fuqi e as pushtet pa Allahun e Lartë e të Madhëruar! Por, si fillim po të kujtoj fjalën e Allahut të Madhëruar: "**Ndërsa përgjigjja e vetme e besimtarëve, kur thirren tek Allahu dhe i Dërguari i Tij, që ai të gjykojë midis tyre, është: 'Dëgjojmë dhe bindemi'**." **(En-Nūr, 51)**

"**Nëse nuk pajtoheni për një çështje, drejtojuni Allahut dhe të Dërguarit, nëse besoni Allahun dhe Ditën e Kiametit.**" **(En-Nisā', 59)**

Ti the se e njëjëson Allahun dhe dëshmon se nuk ka zot tjetër që e meriton adhurimin përveç Allahut. A mund të ma sqarosh se çdo të thonë këto fjalë?

Abdunebiu: Të njëjësosh Allahun do të thotë të besosh se Allahu ekziston, se Ai i ka krijuar qiejt dhe Tokën, se Ai ngjall dhe vdes, se Ai drejton gjithësinë, se Ai është Furnizuesi, i Dituri, i Mirënjoftuari, i Fuqishmi...

Abdullahu: Nëse do të ishte vetëm ky njëjësimi i Allahut, Faraoni dhe populli i tij, Ebu Xhehli dhe të tjerë do quheshin njëjësues të Allahut, sepse ata, si dhe shumica e idhujtarëve, nuk e injoronin një çështje të tillë. Faraoni që pretendonte se ishte

[1] Që do të thotë "rob i Allahut".
[2] Që do të thotë "rob i Profetit".

zot, ai në vetvete ishte i vetëdijshëm se Allahu ekziston dhe se është Ai që e administron gjithësinë. Një argument për këtë është fjala e Allahut: "**Kështu, ata i mohuan ato (faktet e Allahut dhënë Musait) padrejtësisht dhe me mendjemadhësi, edhe pse ata në vetvete ishin të bindur për të vërtetën**..." **(En-Neml, 14)**

Këtë ai e pranoi qartazi kur po mbytej. Por, e vërteta është se njësimi për të cilin janë dërguar profetët dhe për të cilin janë zbritur librat; për të cilin janë luftuar kurejshët është ta njëjësosh Allahun në ibadet, dhe ibadeti është një emër që përfshin çdo gjë që do Allahu dhe që është i kënaqur me të. Ndërsa fjala "zot" te shehadeti nënkupton se Ai është i adhuruar me të drejtë, dhe se askush përveç Tij nuk meriton të adhurohet.

Abdullahu: A e di se përse janë sjellë të dërguarit mbi Tokë, i pari i të cilëve ishte Nuhu (sal-lallahu alejhi ue sel-lem)?

Abdunebiu: Që t'i thërrasë idhujtarët të adhurojnë vetëm Allahun dhe të braktisin idhujt.

Abdullahu: Cili është shkaku i shirkut te populli i Nuhut?

Abdunebiu: Nuk e di.

Abdullahu: Allahu e dërgoi Nuhun pasi populli i tij filloi të madhëronte njerëzit e mirë: Uedën,Suuain, Jeguthin dhe Nesrën.

Abdunebiu: Mos do të thuash se Ueda, Suuai e të tjerë kanë qenë emra njerëzish të mirë dhe jo emra tiranësh femohues?

Abdullahu: Po. Këta emra u përkasin disa burrave të mirë, të cilët populli i Nuhut i mori për zota. Popullin e Nuhut e ndoqën arabët. Një argument për këtë është ajo që transmetohet nga Ibn Abasi (radijallahu anhu!), i cili thotë: "Idhujt e popullit të Nuhut kaluan më pas tek arabët. Ueda ka qenë i fisit të Kelbit në Dumete el- Xhendal[1], Suuai ka qenë i fisit të Hudhejlit[2], Jeguthi i fisit të Muradit e më pas i fisit Beni Gutajf në Xhewf të Sebeit; Jeuku ka qenë i fisit të Hemdanit, ndërsa Nesri në Himjer, i familjes së Dhil Kelasë, njerëz të mirë nga populli i Nuhut. Pasi vdiqën, shejtani u pëshpëriti njerëzve që në vendet e tyre të ngrinin disa statuja dhe t'u vendosnin emrat e tyre, dhe ashtu vepruan. Por ata nuk u adhuruan prej tyre, derisa ai brez u shua bashkë me dijen, dhe kështu ata nisën të adhurohen nga brezat pasardhës." **(Buhariu)**

Abdunebiu: Kjo është e çuditshme!

Abdullahu: A të të rrëfej për diçka edhe më të çuditshme, që të dish se vulën e profetëve, zotërinë tonë, Muhamedin (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), Allahu e dërgoi te një popull i cili kërkonte falje nga Allahu, bënte tavaf (në Qabe), bënte sa'jin (në haxh), bënte haxhin dhe jepte sadaka, por – krahas këtyre – disa krijesa ata i bënin ndërmjetës mes tyre dhe Allahut, dhe thoshin: "Me këta ne duam t'i afrohemi Allahut, ne duam ndërmjetësimin e tyre tek Ai." Ndër këta ndërmjetës – sipas tyre – ishin engjëjt, Isai dhe njerëz të tjerë të mirë. Allahu dërgoi Muhamedin (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) që t'u ripërtërinte fenë e babait të tyre, Ibrahimit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), dhe t'u shpjegonte se ky afrim dhe ky besim është një e drejtë që i takon vetëm Zotit. Vetëm Ai është Krijuesi i pashoq. Askush nuk furnizon përveç Tij. Shtatë qiejt dhe çdo gjë që ndodhet brenda tyre, Toka dhe çfarë ajo mban janë robër të Tij dhe nën sundimin të Tij; madje

[1] Qytet në Shamin e asokohshëm.
[2] Një vend në afërsi të Mekës.

ata pranojnë se edhe zotat që ata adhurojnë janë nën pushtetin dhe zotërimin e Tij.
Abdunebiu: Këto janë fjalë me shumë rëndësi dhe të çuditshme, por a kanë argument?
Abdullahu: Argumentet janë të shumta, ndër to janë edhe këto fjalë të Zotit:
**"Thuaj: 'Kush ju ushqen nga qielli dhe Toka? Kush ju mundëson dëgjimin dhe shikimin? Kush mund të nxjerrë të gjallën nga e vdekura dhe të vdekurën nga e gjalla? Kush i drejton gjërat?' Ata do thonë 'Allahu'. E ti (o Muhamed) thuaj: 'Atëherë përse nuk e keni frikë Atë'?"** (Jūnus, 31)
**"Thuaj: 'E kujt është Toka dhe gjithçka që gjendet në të, nëse e dini?' Ata do thonë: 'E Allahut!' E ti thuaju: 'Vallë, a nuk po ia vini veshin?' Thuaj: 'Kush është Zoti i shtatë qiejve dhe Zoti i Fronit Madhështor?' Ata do thonë: 'Allahu.' E ti thuaju: 'Vallë, a nuk keni frikë?' Thuaj: 'Kush është Ai që ka në dorë pushtetin mbi çdo gjë, që mbron, por prej Tij nuk mund të mbrohet askush, nëse e dini?' Ata do thonë: 'Allahu.' E ti thuaju: 'Atëherë përse magjepseni'?!"** (El-Mu'minūn, 84-89)
Mushrikët (paganët) në haxh thërrisnin: "T'u përgjigjëm, o Allah, t'u përgjigjëm, t'u përgjigjëm! Nuk ka zot tjetër të denjë për adhurim përveç Teje, përveç një shoku që ke, të cilin Ti e zotëron atë dhe atë që ai zotëron!"
Pranimi i mushrikëve kurejshë se Allahu është Drejtuesi i gjithësisë, ose ajo që quhet *tewhīd-ur-rububijeh* nuk i futi dot në Islam. Synimi i tyre që engjëjt, apo pejgamberët, ose njerëzit e mirë të ishin ndërmjetësit e tyre dhe shkak i afrimit me Allahun, i çoi në gradën e jobesimtarëve. Prandaj duhet që lutjet të jenë që të gjitha për Allahun; zotimi të jetë i gjithi për Allahun; kurbani të jetë për Allahun; ndihma të kërkohet vetëm nga Allahu dhe të gjitha llojet e ibadetit të bëhen vetëm për Allahun.
Abdunebiu: Nëse njëjësimi i Allahut nuk është vetëm të pranosh se Allahu ekziston dhe se është Ai që drejton gjithësinë, atëherë ç'është *tewhīd*-i?
Abdullahu: *Tewhīd*-i për të cilin u dërguan profetët dhe të cilin refuzuan ta pranonin mushrikët është njëjësimi i Allahut me iradet. Kështu që, asnjë lloj ibadeti të mos bëhet për dikë tjetër, si: lutja, zotimi, kurbani, kërkimi i ndihmës etj. Ky është *tewhīd*-i që nënkupton thënia *lā ilāhe il-Allāh* – "nuk ka zot tjetër që e meriton adhurimin përveç Allahut. Zoti sipas kurejshëve është ai të cilit i drejtohen ibadetet e mësipërme, qoftë ai engjëll, profet, njeri i dashur (evlija), pemë, varr apo xhind. Ata nuk ishin të pavetëdijshëm për faktin se Allahu është Krijuesi, Furnizuesi, Drejtuesi, sepse e dinin se këto i përkasin vetëm Allahut, siç e thamë më lart, ndaj dhe Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) u erdhi atyre për t'i thirrur te fjala e *tewhīd*-it *lā ilāhe il-Allāh* dhe për të zbatuar kuptimin e saj, e jo thjesht ta deklarojnë me gojë.
Abdunebiu: Mos do të thuash që mushrikët kurejshë e dinin më mirë se shumë prej muslimanëve të kohës së sotme domethënien e fjalës *lā ilāhe il-Allāh*?
**Abdullahu:** Po, ky është realiteti i hidhur. Jobesimtarët dhe injorantët në atë kohë e dinin se ajo fjalë që kumtonte Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) nënkuptonte njësimin e Allahut me ibadet dhe mohimin e çdo gjëje tjetër që adhurohej përveç Tij, si dhe largimin prej atyre adhurimeve. Kur ai u tha: *lā ilāhe il-Allāh*, ata i thanë: "**A mos kërkon ai që të gjithë zotat t'i bëjë një Zot të Vetëm? Vërtet që kjo është një gjë e çuditshme**!"(Sād, 5), edhe pse ata besonin se Allahu është Drejtuesi i gjithësisë. Kur injorantët mohues e dinin këtë, me të vërtetë që është çudi me ata që pretendojnë se janë muslimanë dhe

nuk e dinë shpjegimin e kësaj fjale, të cilën e njihnin majft mirë idhujtarët e asaj kohe. Madje ata pretendojnë se ajo nënkupton vetëm pohimin me gjuhë, pa qenë nevoja që zemra të besojë në kuptimin e saj. Më i mençuri ndër shumë muslimanë sot mendon se ajo nënkupton që nuk krijon, nuk ushqen, nuk i drejton çështjet askush tjetër përveç Allahut. Nuk ka mirësi tek ata njerëz që pretendojnë Islamin, ndërkohë që idhujtarët kurejshë e injorantë e dinin më mirë kuptimin e fjalës *lā ilāhe il-Allāh.*

Abdunebiu: Por, unë nuk i bëj shok Allahut. Unë dëshmoj se nuk krijon, nuk ushqen, nuk sjell dëm e as dobi askush tjetër përveç Allahut, të Vetëm, i pashoq, dhe se Muhamedi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) nuk ka në dorë për veten e tij as të mirën e as të keqen, e aq më pak Husejni, Abdulkadiri a të tjerë. Por, unë jam gjynahqar, ndërkohë që njerëzit vepërmirë kanë një pozitë të veçantë tek Allahu, dhe unë kërkoj prej tyre, që me pozitën dhe personalitetin e tyre të ndërmjetësojnë tek Ai.

Abdullahu: Do të të përgjigjem me atë që sapo thamë, se ata me të cilët luftoi Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) e pranonin atë që thua ti. Ata pranonin se statujat e tyre nuk kishin gjë në dorë, por ata kërkonin prej tyre pozitën që kishin tek Allahu dhe ndërmjetësimin, gjë që e argumentuam me Kuran.

Abdunebiu: Por këto ajete kanë zbritur për ata që adhuronin statujat. Si i krahasoni profetët dhe vepërmirët me statujat?

Abdullahu: Ne ramë dakord më parë që disa prej këtyre statujave u quajtën me emrat e disa burrave vepërmirë, siç ndodhi në kohën e Nuhut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), dhe se jobesimtarët kërkonin prej tyre veçse ndërmjetësimin tek Allahu. Kjo sepse ata kishin një pozitë të veçantë tek Ai. Një dëshmi për këtë është fjala e Allahut: "**Sa për ata që marrin mbrojtës të tjerë, përveç Tij, duke thënë: Ne u lutemi atyre vetëm që të na afrojnë tek Allahu...**" **(Ez-Zumer, 3)** Ndërsa në lidhje me fjalën tënde, se si i krahasoni profetët dhe vepërmirët me statujat, mund të them se kishte nga ata jobeimtarë te të cilët u dërgua Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) që u bënin lutje vepërmirëve, për të cilët Allahu thotë: "**Vetë ata që idhujtarët u luten, kërkojnë t'i afrohen Zotit të tyre, duke shikuar se kush është më afër Tij, duke shpresuar mëshirën e Tij dhe duke iu frikësuar dënimit të Tij. Me të vërtetë, nga dënimi i Zotit tënd duhet të ruhet gjithkush.**" **(El-Isrā', 57)** Kishte nga ata që adhuronin Isain (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe nënën e tij. Allahu thotë: "**Pastaj Allahu do të thotë** (në Ditën e Gjykimit): **O Isa, i biri i Merjemes! Ti ishe ai që u the njerëzve adhuromëni mua dhe nënën time, si zota krahas Allahut**?!" **(El-Māide, 116)**

Ndër ta kishte edhe të atillë që u luteshin engjëjve. Allahu thotë: "**Ditën, kur do t'i tubojë të gjithë e do t'u thotë engjëjve: Vallë, këta ju adhuronin**?" Mendo pak rreth këtyre ajeteve! Ata të cilët adhuronin statujat, Allahu i shpalli jobesimtarë. Ata që u drejtoheshin vepërmirëve, profetëve, engjëjve apo të dashurve të Allahut, Allahu i shpalli jobesimtarë. Me ta u përball edhe Profeti ynë dhe nuk bëri dallim mes tyre.

Abdunebiu: Por jobesimtarët kërkonin që ata t'u sillnin dobi, ndërkaq unë dëshmoj se Allahu është Ai që sjell dëm dhe dobi, dhe Ai është Rregullatori. Këto unë i kërkoj vetëm prej Tij. Ndërsa vepërmirët nuk kanë gjë në dorë, por prej tyre desha vetëm të më shërbejnë si ndërmjetësues tek Allahu.

Abdullahu: Kjo që thua ti është fiks si ajo që kanë thënë jobesimtarët. Ja çfarë lexojmë në Kuran: "**Ata adhurojnë në vend të Allahut atë që as nuk u bën dëm, as nuk u sjell dobi dhe thonë: 'Këta janë ndërmjetësit tanë tek Allahu'**!"

Abdunebiu: Po unë nuk adhuroj askënd përveç Allahut. Ndërkaq, kthimi tek ata dhe lutja e tyre nuk është adhurim.

Abdullahu: Unë të pyes: A e pranon se Allahu ta ka bërë detyrë që të adhurosh vetëm Atë, me sinqeritet, dhe se kjo është e drejta e Tij mbi ty, siç thotë në Kuran: "**E megjithatë ata qenë urdhëruar vetëm që të adhuronin Allahun me përkushtim të sinqertë, duke qenë në fenë e pastër (të Ibrahimit)**." **(El-Bejjine, 5)**

Abdunebiu: Po, më ka detyruar.

Abdullahu: Unë kërkoj nga ti të më sqarosh atë që Allahu të ka detyruar, pra sinqeritetin në ibadet.

Abdunebiu: Nuk e kuptoj se çfarë do të thuash me këtë pyetje!

Abdullahu: Allahu i Madhëruar thotë: "**Lutjuni Zotit tuaj përulshëm dhe fshehtas! Njëmend, Ai nuk i do ata që e kalojnë kufirin.**" **(El-A'rāf, 55)** Lutja është ibadet, apo jo?

Abdunebiu: Po, natyrisht. Lutja është thelbi i ibadetit, sikurse thuhet edhe në një hadith: "Lutja është ibadet." **(Ebu Dawudi)**

Abdullahu: Meqë e pranove se lutja është ibadet dhe më pas i lutesh Allahut natë e ditë nga frika dhe dëshira për një nevojë të caktuar, më pas për të njëjtën nevojë i lutesh edhe ndonjë profeti apo një njeriu të mirë në varr, a nuk ke bërë dualizëm me këtë ibadet?

Abdunebiu: Po, kam bërë; dhe këto janë fjalë të qarta e të sakta.

Abdullahu: Të jap edhe një shembull tjetër... Besoj që je i vetëdijshëm për fjalën e Allahut: "**Prandaj falu (vetëm) për Zotin tënd dhe ther kurban!**" **(El-Kewther, 3)** Kështu pra, ti i bindesh këtij urdhri dhe bën kurban për të. Tani, a është ibadet kurbani yt, apo jo?

Abdunebiu: Po, ibadet është.

Abdullahu: Nëse krahas Allahut bën kurban për dikë, qoftë profet, xhind a diç tjetër, në këtë rast a ke bërë shirk?

Abdunebiu: Po, është e vërtetë që është shirk.

Abdullahu: Unë të solla si shembuj lutjen dhe kurbanin, sepse lutja (duaja) është ibadeti më i fortë, i shprehur me gjuhë, dhe kurbani është nga ibadetet më të kuptimplota në veprime. Por, ibadetet nuk janë vetëm kaq. Te ibadetet futen zotimet, betimet, kërkimi i ndihmës dhe i mbrojtjes etj. Mirëpo mushrikët, te të cilët zbriti Kurani, a nuk adhuronin engjëjt, njerëzit e mirë e kështu me radhë?

Abdunebiu: Po, është e vërtetë.

Abdullahu: Mos vallë ibadeti i tyre qëndronte te lutjet, te kurbani, te kërkimi i ndihmës dhe i mbrojtjes, ndërkohë që ata pranonin se ishin robër të Allahut dhe nën sundimin e Tij, dhe se Allahu është Ai që rregullon çdp gjë? Ata i luteshin dhe u drejtoheshin atyre për shkak të pozitës që kishin dhe për t'i pasur ndërmjetës. Kjo duket shumë qartë.

Abdunebiu: Po e mohon, o rob i Zotit, ndërmjetësimin e Profetit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem)?

Abdullahu: Jo, unë nuk e mohoj dhe as e refuzoj atë; madje ai është ndërmjetësi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe unë shpresoj te ndërmjetësimi e tij. Por, i gjithë ndërmjetësimi është

në dorë të Allahut, siç thotë e lexojmë në Kuran: “**Thuaju: ‘Ndërmjetësimi është i gjithi në duart e Allahut’.**” **(Ez-Zumer, 44)** Ai ka për të ndodhur vetëm pasi Allahu ta lejojë: “**Kush mund të ndërhyjë tek Ai për dikë pa lejen e Tij?**” **(El-Bekare, 256)** Nuk mund të ndërmjetësohet për asnjë, vetëm pasi këtë ta ketë lejuar Allahu, siç na tregon në Librin e Tij: “**Ndërsa ata ndërmjetësojnë vetëm për atë me të cilin Ai është i kënaqur.**” **(El-Enbijā’, 28)** Ndërkohë që Ai është i kënaqur vetëm me *tewhīd*-in: “**Kush kërkon tjetër fe përveç Islamit, nuk do t’i pranohet dhe në botën tjetër do të jetë i humbur.**” **(Āl-ʿImrān, 85)** Nëse ndërmjetësimi është vetëm i Allahut dhe ai mund të ndodhë vetëm pasi Ai ta lejojë atë, – ndërkohë që as Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe askush tjetër nuk mund të ndërmjetësojë pa lejen e Allahut, dhe Allahu nuk do ta lejojë atë përveçse për ithtarët e *tewhīd*-it – atëherë unë e kërkoj prej Tij dhe them: O Zoti im, mos ma moho ndërmjetësimin e tij! O Allah, bëje të Dërguarin Tënd ndërmjetës për mua!

Abdunebiu: Ramë dakord që nuk lejohet të kërkojmë nga dikush atë që nuk e zotëron, ndërkohë që Allahu i ka dhënë ndërmjetësimin Profetit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem). Përderisa Ai ia ka dhënë atë, ai e zotëron atë. Së këndejmi, del që lejohet të kërkohet prej tij ajo që ai zotëron, dhe kjo nuk mund të quhet shirk.

Abdullahu: Kjo do ishte e vërtetë sikur Allahu të mos e ndalonte një gjë të tillë: “**Prandaj mos iu lutni askujt, krahas Allahut!**” **(El-Xhinn, 18)**

Kërkimi i ndërmjetësimit është lutje, dhe Ai që ia dha ndërmjetësimin të Dërguarit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) është Zoti Fuqiplotë. Kështu, Ai ta ndalon ty që ta kërkosh atë prej të tjerëve, cilido qoftë ai. Gjithashtu, ndërmjetësimi do t’u jepet edhe të tjerëve përveç të Dërguarit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), sepse është transmetuar me saktësi se edhe engjëjt do bëjnë ndërmjetësim, si edhe fëmijët që vdesin para se të mbushin moshën madhore; edhe të dashurit e Allahut do ndërmjetësojnë. Pra, a mund të themi se meqë Allahu ua dha atyre ndërmjetësimin le ta kërkojmë atë prej atyre? Nëse je dakord me këtë, atëherë je kthyer te ibadeti ndaj vepërmirëve, siç është përmendur edhe në Kuran. Nëse e mohon, atëherë pohimi yt, që Allahu ia ka dhënë ndërmjetësimin dhe unë e kërkoj prej tij, shfuqizohet.

Abdunebiu: Por, unë nuk i shoqëroj askënd Allahut dhe kthimi te vepërmirët nuk është shirk.

Abdullahu: A e pranon dhe beson se Allahu e ka ndaluar shirkun më shumë se sa marrëdhëniet intime jashtë kurorës, dhe se Allahu nuk e fal atë?

Abdunebiu: Po, e besoj, dhe kjo shprehet qartë në fjalët e Zotit.

Abdullahu: Ti tani ia mohove vetes shirkun, të cilin Allahu e ka ndaluar. A mund të më sqarosh tani se cili është ky shirk që ia mohove vetes?

Abdunebiu: Shirk është adhurimi i statujave, kthimi tek ato, të kërkosh dhe të frikësohesh prej tyre.

Abdullahu: Ç’do të thotë të adhurosh statujat? A mendon se kurejshët kur u luteshin atyre besonin se ata drurë dhe gurë krijonin, furnizonin dhe rregullonin çështjet?
Ata nuk e besonin këtë, siç e thamë më parë.

Abdunebiu: Edhe unë, gjithashtu, nuk e besoj këtë; madje ai që synon ndonjë dru a gur, a ndonjë ndërtesë mbi varr etj., u lutet atyre dhe bën kurban për ta dhe thotë se

ata na afrojnë tek Allahu; se Allahu na jep begati për shkak të tyre... – ky është ibadeti i idhujve që kam për qëllim.
Abdullahu: The të vërtetën, por ju kështu veproni me gurët dhe ndërtesat, mbi varr e në vende të tjera. Gjithashtu, edhe shirku që përmend ti në këtë rast nënkupton të adhurosh statujat! Mos ndoshta ke për qëllim se shirku kufizohet vetëm tek ai që e vepron atë, dhe se mbështetja te njerëzit e mirë apo lutja e tyre nuk futet te shirku?
Abdunebiu: Po, këtë kisha për qëllim.
Abdullahu: Atëherë si i shpjegon ti shumë vargje kuranore ku Allahu tregon ndalimin e mbështetjes te pejgamberët, te njerëzit e mirë, tek engjëjt etj., vargje të cilat i konsiderojnë jobesimtarë ata që e bëjnë këtë, siç e thamë më sipër dhe e argumentuam?
Abdunebiu: Por, ata që iu luten engjëjve dhe pejgamberëve nuk u bënë jobesimtarë për këtë shkak, por kur thanë se "engjëjt janë bijat e Zotit; se Mesihu është biri i Zotit, ndërkohë që ne nuk e kemi thënë. Pra, nuk themi se Abdulkadiri është i biri Allahut dhe as se Zejnebja është e bija e Allahut.
Abdullahu: Për sa i përket atribuimit bir Allahut, kjo është *kufr* në vetvete. Allahu i Madhëruar thotë: "**Thuaj: 'Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm! Allahu është Absoluti, të Cilit i përgjërohet gjithçka në amshim. Ai as nuk lind, as nuk është i lindur'.**" (El-Ihlās, 1-3) Kush e mohon këtë, ai ka bërë *kufr*, edhe nëse nuk mohon fundin e kësaj sureje. Gjithashtu: "**Allahu nuk ka zgjedhur për Vete ndonjë bir, dhe përveç Atij s'ka asnjë zot tjetër, përndryshe çdo zot do të merrte atë që ka krijuar dhe do të ngriheshin njëri mbi tjetrin.**" (El-Mu'minūn, 91) Kështu, vargu kuranor bën dallim mes dy aspekteve të *kufr*-it. Një argument tjetër është se ata që u bënë jobesimtarë me lutjen që i bënë Latit, edhe pse ai ishte njeri i mirë, nuk e shpallën atë si bir të Allahut. Gjithashtu, ata që u bënë jobesimtarë kur adhuruan xhinët, nuk i shpallën ata si bij të Allahut. Po ashtu, kur te katër medh'hebet, në kapitullin e felëshuesit (*murted*), ku thuhet se nëse muslimani pretendon se Allahu ka fëmijë, atëherë ai është felëshues; nëse i bën shirk Allahut është felëshues. Kështu, ata bëjnë dallime mes dy llojeve.
Abdunebiu: Mirëpo Allahu thotë: "**Pa dyshim, miqtë e Allahut nuk do të kenë arsye për t'u frikësuar dhe as për t'u dëshpëruar**."
Abdullahu: Ne e besojmë se kjo është e vërteta dhe e pohojmë këtë, por ata nuk adhurohen. Ne mohojmë vetëm ibadetin ndaj tyre krahas ibadetit ndaj Allahut. Përveç kësaj është detyrë për ty t'i duash ata dhe t'i ndjekësh, si edhe të pranosh kerametet (mrekullitë) e tyre, sepse kerametet e tyre i mohojnë vetëm ata që bëjnë bidate. Feja e Allahut është rruga e mesme, ndërmjet dy qëndrimeve ekstreme. Kjo fe është udhëzim midis dy humbjeve, dhe e vërteta mes dy të kotave.
Abdunebiu: Ata mbi të cilët është zbritur Kuran nuk dëshmojnë se nuk ka Zot që meriton të adhurohet përveç Allahut; ata mohojnë të Dërguarin (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) përgënjeshtrojnë ringjalljen dhe Kuranin, duke e konsideruar magji. Ndërkaq ne dëshmojmë se nuk ka Zot që meriton të adhurohet përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Allahut (*lā ilāhe il-lAll-llāh Muhamedun resūluAll-llāh*); i besojmë Kuranit, ringjalljes, falemi dhe agjërojmë. Atëherë si mund të na konsiderosh ne si ata?
Abdullahu: Por mes të gjithë dijetarëve nuk ka kundërshtim se ai që i beson Profetit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) për diçka dhe e përgënjeshtron për diçka tjetër është jobesimtar – ai nuk

mund të futet në Islam. Po e njëjta gjë është nëse beson një pjesë të Kuranit dhe mohon një pjesë tjetër të tij, si, fjala vjen, të pranohet *tewhīd*-i dhe të mohohet namazi, ose të pranohet *tewhīd*-i dhe namazi e të mohohet detyrimi për të dhënë zekatin, ose të pranohen që të gjitha këto, por të mohohet agjërimi, ose të pranohen që të gjitha këto, por të mohohet detyrimi për të bërë haxhin. Kur një pjesë e njerëzve në kohën e Pejgamberit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) nuk u bindën për obligimin e haxhit, Allahu i Madhëruar zbriti kundër tyre këtë varg: "**Dhe vizita (për haxh) e kësaj faltoreje (e cila është detyrë) për këdo që ka mundësi ta përballojë rrugën. E kush nuk beson, Allahu nuk ka nevojë për askënd.**" (Āl ʿImrān, 97) Nëse mohon ringjalljen, gjithashtu, ai është jobesimtar. Prandaj dhe Allahu, në Librin e Tij, e bën të qartë se ata që pranojnë një pjesë të Librit dhe mohojnë një pjesë tjetër janë jobesimtarë. Ai ka urdhëruar që Islami të pranohet i tëri. Ai që merr diçka dhe lë diçka ka bërë *kufr*. Kështu pra, a e pranon se ai që pranon një pjesë dhe mohon një pjesë ka bërë *kufr*?

Abdunebiu: Po, e pranoj. Kjo shprehet qartë në Kuran.

Abdullahu: Nëse ti pranon se ai që i beson Profetit për një gjë dhe e mohon detyrën për të falur namaz, ose pranon gjithçka, por mohon ringjalljen, ai është jobesimtar sipas unanimitetit të dijetarëve të medh'hebeve, ndërkohë që edhe vetë Kurani e thotë këtë, atëherë duhet të dish se *tewhīd*-i është detyra më e madhe me të cilën erdhi Profeti. *Tewhīd*-i është më i rëndësishëm se namazi, se zekati dhe se haxhi. Si ka mundësi që kur njeriu të mohojë diçka nga këto të jetë jobesimtar, edhe nëse vepron gjithçka për të cilën na ka udhëzuar i Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), ndërkohë që nëse mohon, *tewhīd*-in, që është besimi i të gjithë profetëve nuk është jobesimtar?! Madhëruar qoftë Allahu! Kjo është një injorancë e çuditshme. Gjithashtu, shih shokët e Profetit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), kur ata luftuan me Beni Hanifetë në Jemameh, të cilët kishin pranuar Islamin me Profetin (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe që dëshmonin se nuk ka Zot që meriton të adhurohet me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Allahut, të cilët faleshin dhe thirrnin ezanin...

Abdunebiu: Po, por ata dëshmonin se Musejlemja ishte profet, ndërsa ne themi se pas Muhamedit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) nuk ka më profetë.

Abdullahu: Por, ju lartësoni disa njerëz të mirë: profetë, engjëj, sahabë etj. në gradën e të Plotfuqishmit të qiejve dhe të Tokës. Nëse dikush ngre dikë në gradën e Profetit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dihet se ka bërë *kufr*, gjaku e pasuria e tij janë të lejuara (nuk është më i mbrojtur nga sheriati Islam) dhe nuk i bën dobi pohimi i dy dëshmive, as namazi – atëherë çfarë mbetet të themi për atë që ngre dikë në gradën e Allahut të Madhëruar! Gjithashtu, mund të argumentojmë se nëse të parët u bënë jobesimtarë vetëm për faktin se bashkuan shirkun, mohimin e Profetit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), mohimin e Kuranit, ringjalljen etj., çfarë kuptimi do kishte kapitulli që trajtojnë dijetarët e çdo medh'hebi, kur bëjnë fjalë për gjykimin e dezertorit, i cili është musliman, por që më pas bëhet jomysliman?! Më pas ata trajtojnë shumë gjëra, ku secila prej tyre e nxjerr nga Islami atë që i mohon ato. Madje ata kanë trajtuar ca gjëra, që duken të vogla në sytë e atyre që i bëjnë, siç mund të jetë pohimi vetëm me gjuhë i disa fjalëve që e zemërojnë Allahun, ose përmendja e tyre për të lojë e për shaka. Gjithashtu, edhe për ata për të cilit Allahu tha: "**Thuaj: 'A mos vallë me Allahun, shpalljet dhe të Dërguarin e Tij po talleni'**?" (Et-Tewbe, 65) Për ta Allahu gjykoi se kishin rënë në *kufr*, ndërkohë që më parë ishin besimtarë. Duke

qenë në betejën e Tebukut bashkë me Profetin, ata thanë një fjalë, që pretendonin se ishte vetëm një shaka.

Mund të argumentojmë gjithashtu me gjykimin e Allahut për Beni Israilët, edhe pse ata ishin besimtarë, të ditur dhe vepërmirë. Ata i thanë Musait: "**Na bëj edhe ne një zot**!" **(El-Aʻrāf, 138)** Po ashtu edhe Pejgamberit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), disa njerëz i thanë: "Na bëj edhe ne një *Dhātu-l-enwāt*[1]!" Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) u betua se kjo ishte e njëjta gjë me fjalët e Beni Israilëve: "**Na bëj edhe ne një zot!**"

Abdunebiu: Mirëpo Beni Israilët dhe ata që i bënë një kërkesë Pejgamberit nuk u bënë jobesimtarë!

Abdullahu: Përgjigjja është se Beni Israilët dhe ata që i bënë një kërkesë të tillë Pejgamberit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) nuk vepruan (në bazë të kërkesës së tyre), ndërkohë që nëse do e bënin do ishin kthyer në jobesimtarë. Ata që i ndaloi Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), nëse nuk do i bindeshin do shndërroheshin në jobesimtarë!

Abdunebiu: Mirëpo unë kam një gjë tjetër të paqartë, në lidhje me historinë e Usame ibn Zejdit, kur ai vrau atë që pohoi dëshminë dhe qortimin që i bëri atij Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), kur i tha: "O Usame, e vrave pasi dëshmoi se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut?" **(Buhariu)** Gjithashtu edhe për fjalën tjetër të Pejgamberit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem): "Jam urdhëruar t'i luftoj njerëzit derisa të dëshmojnë se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut." **(Muslimi)** Tani, si t'i harmonizojmë ato që the dhe këto dy hadithe?

**Abdullahu**: Dihet që Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) bëri luftë me hebrenjtë, ndërkohë që ata dëshmonin *lā ilāhe il-All-llāh*. Shokët e tij, gjithashtu, luftuan me fisin Beni Hudhejfe, ndërkohë që ata pohonin *lā ilāhe il-All-llāh*, *Muhamedun resūlull-llah*", si edhe faleshin. Ti e pranon se ai që mohon ringjalljen ka bërë *kufr* dhe ai lejohet të vritet, edhe nëse thotë *lā ilāhe il-All-llāh*. I njëjti gjykim vlen edhe për atë që mohon një nga kushtet e Islamit. Atëherë, si është e mundur që ajo dëshmi nuk u sjell dobi atyre, në rastin kur ata mohojnë një degë të fesë, ndërkohë që u sjell dobi kur mohojnë *tewhīd*-in, i cili është baza e fesë dhe koka e saj?! Ndoshta ti nuk e ke kuptuar thelbin e këtyre hadithеve... Ndërsa hadithi i Usames, që ai vrau një burrë kur ky i fundit pretendoi se ishte musliman, ai e bëri këtë ngaqë mendonte se ai e ka thënë dëshminë e besimit nga frika e derdhjes së gjakut dhe e marrjes së pasurisë së tij. Ndaj atij që deklaron Islamin duhet të ndalet dora, derisa të bëhet e qartë e kundërta e asaj që ai pretendon. Allahu i Madhëruar thotë: "**O besimtarë, kur të shkoni në luftë në emër të Allahut, shqyrtoni gjithçka me kujdes!**" **(En-Nisā' 94)** Ajeti na tregon se ne jemi të obliguar të mos sulmojmë, dhe të shqyrtojmë mirë çështjet e atyre me të cilët ndeshemi. Nëse zbulohet se të tillë individë janë kundërshtarë të Islamit, atëherë vriten. Si argument kemi: "**Shqyrtoni gjithçka me kujdes!**" Nëse nuk do duhej të vritej pas deklarimit të shehadetit, atëherë kërkesa për shqyrtim nuk do kishte dobi. Po ashtu, edhe hadithi tjetër, kuptimi i tij është se ai që përmendëm, domethënë, që nuk duhet sulmuar ai që shfaq *tewhīd*-in dhe Islamin, përveç nëse pas shqyrtimit bëhet e qartë diç që bie në kundërshtim me këtë. Një argument për këtë është se Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "E vrave pasi dëshmoi se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut?!" **(Buhariu)** Dhe: "Jam urdhëruar që t'i luftoj njerëzit derisa të

[1] Jobesimtarët kishin një pemë ku qëndronin nën të dhe varnin armët e tyre, e cila quhej *Dhātu-l-enwāt*.

dëshmojnë se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut." (Muslimi) Kurse për havarixhët ka thënë: "Kudo që t'i hasni, vritini!" (Buhariu), edhe pse ata ishin nga ata njerëz që e përmendnin dhe e adhuronin Allahun më shumë se kushdo, saqë sahabët nënvlerësonin veten kur i shihnin. Por, as shehadeti dhe as ibadeti i madh, as pretendimi i Islamit nuk i shpëtoi ata nga vrasja në kohën kur shfaqën kundërshtimin e sheriatit!

Abdunebiu: Ç'mund të na thuash për atë që është saktësuar nga Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), se në Ditën e Gjykimit disa njerëz do i kërkojnë ndihmë Ademit, më pas Nuhut, më pas Ibrahimit, më pas Musait, më pas Isait dhe të gjithë ata kërkojnë ndjesë, derisa përfundimisht të shkojnë te Muhamedi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem)? Kjo tregon se kërkimi i ndihmës krahas Allahut nuk është shirk!

Abdullahu: Ky është një keqkuptim i yt për çështjen në fjalë. Ndihmën nga ai që është gjallë, në prani të tij dhe për atë që ai e ka të mundur nuk mohojmë, siç thotë Allahu i Madhëruar: "**Ai i grupit të vet i kërkoi ndihmë kundër atij të popullit armik**." (El-Kasas, 15) Apo rasti kur njeriu kërkon ndihmë nga shokët në luftë ose në vende të tjera, për gjëra që janë brenda mundësive të njeriut. Ne mohuam kërkimin e ndihmës nga ana e juaj te të vdekurit, ose nga ata të gjallë që nuk janë të pranishëm, dhe kjo për ato gjëra që janë vetëm në dorë të Allahut. Në Ditën e Gjykimit njerëzit kërkojnë ndihmë nga profetët, duke kërkuar prej tyre që t'i luten Allahut që të bëjë llogarinë e njerëzve, në mënyrë që banorët e Xhenetit të qetësohen nga tmerri i qëndrimit në pritje. Të shkosh te një burrë i mirë, të ulesh me të dhe të të dëgjojë, dhe më pas të kërkosh prej tij t'i lutet Allahut për ty, kjo është e lejuar në këtë botë dhe në tjetërn, siç vepronin shokët e Pejgamberit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) kur e pyesnin sa ishte gjallë, ndërsa pas vdekjes së tij në asnjë mënyrë. Ata nuk i luteshin atij te varri. Madje të parët tanë të mirë i qortonin ata që synonin t'i luteshin Allahut te varri i Profetit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem).

Abdunebiu: Po ç'mund të na thuash për historinë e Ibrahimit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) kur e hodhën në Zjarr dhe i shkoi Xhibrili (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) në ajër dhe e pyeti: "A ke nevojë për gjë?" Ibrahimi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) i tha: "Për ty jo!" Nëse kërkimi i ndihmës nga Xhibrili (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) do të ishte shirk, Xhibrili (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) nuk do i ofronte ndihmë Ibrahimit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem).

Abdullahu: Ky dyshim është si i pari, ndërkohë që transmetimi nuk është i saktë. Por, nëse do supozonim se është i saktë, Xhibrili i ofroi ndihmë për atë që kishte mundësi, për gjëra që ishin në dorë të tij, sepse Zoti thotë për të: "**Atë ia ka mësuar një (engjëll) shumë i fuqishëm (Xhibrili)**." (En-Nexhm, 5) Nëse Allahu Fuqiplotë do e urdhëronte atë ta merrte zjarrin në të cilin do hidhej Ibrahimi dhe çdo gjë rreth tij, male e kodra, dhe t'i hidhte në Lindje apo në Perëndim, nuk do i kushtonte asgjë. Kjo është si puna e një të pasuri, që i ofron një të varfri borxh për të mbaruar hallin e tij, ndërsa i varfri nuk pranon dhe duron derisa t'i vijë risku nga Allahu dhe askush tjetër të mos ketë meritë karshi tij. Si mund të krahasohet ky lloj kërkimi ndihme me shirkun që ti bën tani?! Dije, vëlla, se të parët, mes të cilëve u dërgua zotëria ynë, Muhamedi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), bënin shirk më të lehtë se njerëzit e kohës sonë, dhe kjo për tri arsye:

i. Të parët i bënin shirk Zotit vetëm kur ishin në gjendje të mirë, ndërkohë që në raste vështirësish ata i drejtoheshin vetëm Allahut. Një argument për këtë është fjala e Allahut: "**Kur hipin në anije, ata i luten Allahut me devotshmëri të sinqertë, por**

**kur Ai i sjell në tokë shëndoshë e mirë, menjëherë i veshin Atij ortakë (në adhurim).**" (El-Furkāan, 29) "**Kur ata i mbulon vala si pëlhurë, e thërrasin Allahun me devotshmëri të çiltër. Por sapo Ai i shpëton, duke i kthyer ata në tokë, një pjesë e tyre lëkunden (ndërmjet besimit dhe mosbesimit). Në të vërtetë, shpalljet dhe mrekullitë Tona i mohojnë vetëm mashtruesit dhe mosmirënjohësit.**" (Lukmān, 32) Mushrikët, me të cilët luftoi Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) i luteshin Allahut dhe të tjerë për sa kohë ishin në gjendje të mirë. Ndërkohë që në vështirësi ata nuk i luteshin askujt tjetër përveç Allahut. Në momente vështirësie ata i harronin zotat e tyre. Ndërsa paganët e kohës sonë u luten të tjerëve përveç Allahut, qoftë në gjendje të mirë, qoftë në vështirësi. Kur ata ndodhen në çaste të vështira i drejtojnë lutje të Dërguari të Allahut, Husejnit e shumë të tjerëve.

**ii.** Të parët, bashkë me Allahun, u luteshin disa njerëzve të afërm të Tij, qoftë ai profet, i dashur i Zotit ose engjëll, ose ndonjë guri a dru. Pra u luteshin njerëzve të zgjedhur dhe të nderuar. Ndërkohë që idhujtarët e epokës sonë u drejtojnë lutje shumë njerëzve që janë fundërrina nga shumë pikëpamje. Prandaj, ai që beson te vepërmiri ose tek ato gjëra që nuk i kundërvihen Allahut, si gurët apo pemët, është më pak i dëmshëm se ai që adhuron individë të prishur.

**iii.** Pjesa më e madhe e idhujtarëve në kohën e Profetit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) bënin shirk në *tewhīd*-in e adhurimit (*'uluhijeh*), e jo në *tewhīd*-in *rububijeh*[1], ndryshe nga shirku i shumë prej atyre që erdhën më pas, që në të shumtën e rasteve është shirk *rububijeh* dhe në *'uluhijeh* njëherësh. Për shembull, shumë njerëz sot e konsiderojnë natyrën si administruese të gjithësisë, se ajo jep dhe merr jetë.

Mbase mund ta mbyll këtë që po them duke sjellë në vëmendje një çështje njëmend madhore, dhe ajo është se nuk ka asnjë kundërti që *tewhīd*-i është të besosh me zemër, të pohosh me gjuhë dhe të veprosh me gjymtyrë. Nëse një nga këto mungon, atëherë njeriu nuk mund të quhet musliman. Nëse ai e njeh *tewhīd*-in dhe nuk vepron sipas tij, ai është jobesimtar këmbëngulës, si Faraoni dhe Iblisi. Pikërisht në këtë pikë gabojnë pjesa më e madhe e njerëzve. Ata thonë se kjo është e vërtetë, por ne nuk mund ta bëjmë një gjë të tillë për shkak të rrethanave, prandaj dhe na duhet medoemos që të biem në ujdi me rrethanat. Këta të mjerë nuk e dinë, se shumica e prijësve jobesimtarë janë të vetëdijshëm për të vërtetën dhe nuk e braktisin atë, përveç se duke u arsyetuar me një gjë, siç thotë Zoti në Kuran: "**Ata i shesin fjalët e Allahut për një vlerë të vogël dhe i pengojnë njerëzit nga Rruga e Tij. Vërtet të shëmtuara janë veprat e tyre!**" (Et-Tewbe, 9)

Ai që në pamje të jashtme vepron sipas *tewhīd*-it dhe nuk e kupton atë, si dhe nuk e beson me zemër, ai është dyfytyrësh; është më i keq se një jobesimtar, sepse Allahu Fuqiplotë thotë: "**Pa dyshim që hipokritët do të jenë në thellësinë më të madhe të Xhehenemit, dhe ti nuk do u gjesh dot asnjë ndihmës.**" (En-Nisā', 145)

Këtë do ta kesh të qartë nëse mediton rreth gjendjes dhe arsyetimeve të shumë njerëzve. Do shikosh njerëz që e njohin të vertetën dhe nuk veprojë sipas saj, nga frika se mos u ikën ndonjë favor, si puna e Karunit; ose nga frika se mos humbasin

[1] *Teuhīd*-i *rububijeh* është të besosh se Allahu është Krijuesi, Furnizuesi, Administruesi i gjithësisë… (*shën. i përkth.*).

ndonjë pozitë, si Hamani; ose nga pushteti, si Faraoni. Nëse i pyet për atë që besojnë me zemër, nuk dinë të të thonë gjë. Por, duhet të kuptosh dy vargje nga Libri i Allahut të Lartësuar:

"**Mos u shfajësoni, sepse ju e mohuat fenë, pasi patët besuar**." **(Et-Tewbe, 66)** Po ta dish se disa nga ata që luftuan kundër bizantinëve në krah me Profetin (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) u bënë jobesimtarë për një fjalë goje, që e thanë në formë shakaje, do arrish që ta kesh të qartë se ai që thotë fjalë të një jobesimtari ose vepron sipas tyre nga frika e humbjes së ndonjë favori, ose për t'i bërë qejfin dikujt, ka bërë një veprim më të rëndë se ai që e thotë atë për lojë e shaka, ngaqë gaztori/karagjozi, në të shumtën e rasteve nuk e beson atë që thotë. Ndërsa ai që shpreh fjalët e një jobesimtari, ose bën *kufr* nga frika apo nga lakmia për atë që kanë njerëzit, ai i ka besuar premtimit të shejtanit: "**Djalli ju frikëson me skamje e varfëri dhe ju urdhëron të bëni vepra të pamoralshme**." Dhe i është frikësuar kërcënimit të tij: "**Vetëm djalli i frikëson ithtarët e vet.**" **(Āl ‹Imrān, 175)** Ata nuk i kanë besuar të Gjithëmëshirshmit: "**Kurse Allahu ju premton faljen dhe mirësinë e Tij**." **(El-Bekare, 268)** Ata nuk i janë frikësuar kërcënimit: "**Ju mos iu frikësoni atyre, por frikësohuni prej Meje, nëse jeni besimtarë!**" **(Āl ‹Imrān, 175)** Atëherë, ata që janë në një gjendje të tillë, meritojnë të jenë miq të Zotit apo të shejtanit?!

Kurse vargu i dytë është: "**Kushdo që mohon Allahun pas pranimit të besimit (do të dënohet ashpër), përveç atij që është i detyruar me forcë, ndërkohë që zemra e tij është plot besim. Ndërsa ata që ia hapin zemrën mosbesimit, do të kenë mbi vete zemërimin e Allahut dhe një dënim të madh**." **(En-Nahl, 106)**

Kështu Allahu arsyeton vetëm atë që detyrohet, ndërkohë që zemra e tij është e mbushur plot besim; ndërsa të tjerët kanë bërë *kufr*, pavarësisht nëse e kanë bërë nga frika, lakmia, apo duke i bërë qejfin dikujt, apo nga dashuria për vendin, familjen, pasurinë, apo për shaka etj. Ky varg na tregon se njeriu nuk mund të detyrohet për tjetër përveçse për të thënë ose për të bërë diçka, ndërsa besimin në zemër nuk mund ta detyrojë asnjë. Kur Allahu thotë, "**kjo sepse ata e duan më shumë jetën e kësaj bote se jetën e botës tjetër! Allahu nuk i udhëzon në rrugë të drejtë mohuesit**" **(En-Nahl, 107)**, Ai pohon qartë se dënimi nuk do jetë për shkak të besimit, injorancës dhe urrejtjes së fesë, apo dëshirës për mosbesim, por për shkak se ai i dha përparësi mirësive të kësaj bote mbi fenë. Allahu është më i dituri!

Pas gjithë kësaj që thamë, a nuk ka ardhur koha të pendohesh te Zoti yt, të kthehesh tek Ai dhe të lësh gjendjen në të cilën ndodhesh, sepse çështja, sikurse e more vesh, është shumë e rrezikshme!

Abdunebiu: *Estagfirullāh!* – "Kërkoj falje nga Allahu!", pendohem tek Ai dhe dëshmoj se nuk ka Zot që meriton të adhurohet përveç Allahut, dhe se Muhamedi është i Dërguari i Tij. Unë i mohoj të gjithë ata që kam adhuruar krahas Allahut dhe e lus Allahun të më justifikojë për ato që kanë kaluar, të më falë dhe të më trajtojë me butësinë, me mëshirën dhe faljen e Tij! E lus Atë të më bëjë të qëndrueshëm në besimin e saktë deri në takimin me Të! I lutem Zotit të të shpërblejë me të mira për këto këshilla që më dhe, sepse feja është këshillë! Të falënderoj shumë edhe për qortimin që shprehe ndaj situatës në të cilën ndodhesha, që ka të bëjë me emrim tim, Abdunebi! Tani jam i gatshëm që ta ndryshoj emrin, dhe që tani e tutje unë quhem

Abdurrahman. I lutem Allahut të të shpërblejë edhe për mospranimin e të shëmtuarës që ndodhej brenda meje, që kishte të bënte me besimin e humbur, që nëse do ta takoja Allahun në atë gjendje nuk do shpëtoja kurrsesi! Megjithatë, dua të të kërkoj një gjë të fundit, që të më përmendësh disa gjëra të dënueshme te të cilat bien njerëzit.

Abdullahu: Po, më dëgjo me vëmendje...

✷ Mos e kthe në synim rendjen pas gjërave të diskutueshme, për të përhapur pështjellime apo për të tjetërsuar kuptimin e tyre, që në të vërtetë nuk ua di askush përveç Allahut. Synimi yt le të jetë ai i të diturve, që për gjërat e diskutueshme thonë: "**Ne i besojmë (Kuranit). Të gjitha këto (vargje të qarta dhe alegorike) janë nga Zoti ynë**!" (Āl ‹Imrān, 7) Për gjërat që janë të diskutueshme, Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Kalo nga ajo që e ke me dyshim drejt asaj për të cilën nuk ke dyshim!" (Ahmedi dhe Tirmidhiu) Gjithashtu: "Ai që u ruhet dyshimeve është çliruar nga përgjegjësia dhe ka mbrojtur nderin. Ai që bie në dyshime ka rënë në haram." (Buhariu dhe Muslimi) "Gjynahu është ai që vërtitet brenda teje dhe nuk dëshiron që ta dinë njerëzit." (Muslimi) Dhe: "Pyet zemrën! Pyet veten! Devotshmëri është ajo që të qetëson zemrën. Ndërsa mëkat është ajo që vërtitet dhe të shqetëson përbrenda, edhe nëse njerëzit të japin gjykime të ndryshme." (Ahmedi)

✷ Kurrë mos i shko nga pas egos tënd, sepse Allahu Fuqiplotë na ka paralajmëruar për të me fjalët: "**A e ke parë atë që e ka marrë epshin e vet për zot? A do t'i bëhesh mbrojtës?**" (El-Furkān, 43)

✷ Kurrë mos u bëj fanatik i njerëzve, apo i mendimeve të caktuara, ose i zakoneve të të parëve, sepse kështu ndrydhet dhënia pas së vërtetës. E vërteta është ajo pas së cilës vihet besimtari, dhe kudo që ta gjejë atij i takon më së pari. Allahu i Madhëruar thotë: "**Kur atyre u thuhet: Ndiqni atë që ka shpallur Allahu, ata përgjigjen: 'Jo! Ne do ndjekim atë udhë në të cilën kemi gjetur të parët tanë!' Vallë, edhe atëherë kur të parët e tyre nuk kuptonin gjë e nuk ishin të udhëzuar?!**" (El-Bekare, 170)

✷ Mos u ngjaj jobesimtarëve, sepse imitimi është koka e të gjitha të këqijave. Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Kush i ngjan një populli ai është pjesë e tyre." (Ebu Dawudi)

✷ Kurrë mos iu mbështet dikujt tjetër përveç Allahut! Në Kuran lexojmë: "**Allahu i mjafton kujtdo që mbështetet tek Ai.**" (Et-Talāk, 3)

✷ Mos iu bind asnjë krijese që të çon në mëkat ndaj Zotit! Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Nuk i duhet bindur krijesës duke kundërshtuar Krijuesin." (Tirmidhiu)

✷ Asnjëherë mos mendo keq për Allahun, sepse në një hadith *kudsī* lexojmë: "Unë jam te mendimi i robit Tim për Mua." (Buhariu dhe Muslimi)

✷ Mos mbaj rreth, fije peri apo gjëra të kësaj natyre, me synimin për të sprapsur të keqen.

✷ Kurrë mos var hajmali për largimin e mësyshit, sepse është shirk. Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Kush var diçka, lihet në dorë të saj." (Tirmidhiu)

✷ Mos kërko asnjëherë begati nga gurët, pemët, te gjurmët e ndryshme dhe te ndërtesat, sepse kjo përbën shirk.

✷ Mos u bëj pesimist për shkak të asaj apo kësaj shenje, sepse edhe kjo përbën shirk. Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "*Et-tijerah*[1] është shirk, **et-tijerah** është shirk!" (Ebu Dawudi)

✷ Mos u beso kurrë magjistarëve dhe fallxhorëve që pretendojnë se dinë të fshehtën dhe shfaqin horoskopin në gazeta, duke lajmëruar për lumturinë apo fatin e keq të njerëzve. T'u besosh atyre përbën shirk, sepse të fshehtën e di vetëm Allahu.

✷ Mos ia adreso rënien e shiut yjeve apo stinëve, sepse edhe kjo është shirk, por atribuoja Zotit Fuqiplotë.

✷ Mos u beto në emër të askujt tjetër përveç Allahut, cilido qoftë ai, sepse është shirk Në një hadith lexojmë: "Kush betohet për të tjerë përveç Allahut ka bërë shirk, ose *kufr*." (Ahmedi)

✷ Mos e shaj kohën, erën, diellin, të ftohtin, të nxehtin, sepse sharja e tyre është sharje ndaj Allahut, Ai që i ka krijuar.

✷ Mos thuaj "sikur..." kur përballesh me diçka të padëshirueshme, sepse kjo i hap derën shejtanit; sepse, gjithashtu, kjo nënkupton mospranimin e caktimit të Allahut; por, thuaj: *Kaderullāh, mashāe fe□āl!* – "Ky është caktimi i Allahut, dhe Ai bën atë që do!"

✷ Mos i shndërro varrezat në xhami, sepse në një xhami ku ka varr nuk mund të falet namazi. Aishja (Allahu qoftë i kënaqur prej saj!) thotë: "Teksa Profeti ishte në çastet e fundit të kësaj jete, tha: "Allahu i mallkoftë hebrenjtë dhe të krishterët, që i bënë varrezat e profetëve të tyre faltore!" Kështu pra ai e qortoi ashpër veprimin e tyre." Gjithashtu, Aishja thotë: "Po të mos ishte ky paralajmërim, do e lartësonin varrin e tij!" (Ebu Awane) Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Ata që ishin para jush i shndërruan në faltore varret e profetëve dhe të njerëzve të devotshëm. Mos i bëni varrezat xhami! Unë ju ndaloj nga ky veprim!" (Ebu Awane)

✷ Mos u beso atyre haditheve që disa gënjeshtarë ia atribuojnë Profetit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), e që gjoja nxisin afrimin tek Allahu, përmes tij apo me anë të njerëzve të mirë të umetit. Ato janë të pavërteta, e të trilluara (*mewdū'ah*). Disa prej këtyre haditheve janë:

"Kërkojeni afrimin me Allahun nëpërmjet pozitës sime!"

"Kur të jeni të paaftë karshi nevojave, drejtojuni banorëve të varrezave!"

"Zoti çon një engjëll te varri i çdo veliu (i dashur i Allahut), që përmbush nevojat e njerëzve."

"Nëse ndonjë prej jush do ketë mendim të mirë për gurin, edhe ai do i sjellë dobi."

Natyrisht që ka edhe shumë të tjerë të kësaj natyre.

✷ Mos i festo të ashtuquajturat ceremoni fetare, si mevludi (festimi i ditëlindjes së Profetit) Israja dhe Miraxhi (udhëtimi i Profetit në qiej) etj., sepse ato janë bidate, pasi nuk mbështeten tek asnjë argument nga jeta e Profetit, as nga shokët e tij, të cilët e donin atë më shumë se ne. Nëse festa të tilla do ishin të vërteta e të mira, atëherë ata do ishin të parët që do t'i kremtonin.

---

[1] *Tijarah* është një zakon që zë fill që në kohën paraislame. Politeistët e paditur, kur donin të udhëtonin, çoheshin herët dhe mësynin foletë e zogjve, dhe i nxisnin që të fluturonin. Nëse zogjtë fluturonin djathtas, kjo ishte shenjë e mirë; e nëse fluturonin majtas, atëherë kjo ishte një shenjë e keqe, gjë që nënkuptonte se nuk duhej bërë udhëtimi. Më pas, ky term u bë sinonim i pesimizmit edhe në çështje të tjera. Ky është një veprim i pakuptimtë për një musliman të denjë.

# Dëshmia se *Nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut* (*lā ilāhe il-lAll-llāh*)

**Ky deklarim përmban dy kushte:**

**i.** *Nuk ka të adhuruar me të drejtë*..., që do të thotë se duhet t'ia mohosh këtë të drejtë kujtdo dhe çdo gjëje, përveç Allahut;

**ii.** deklarimi i të drejtës së vërtetë për adhurim vetëm për Allahun, Krijuesin e çdo gjëje. Në Kuran lexojmë: "**(Kujto) kur Ibrahimi i tha të atit dhe popullit të tij: 'Në të vërtetë, unë i urrej dhe s'kam të bëj fare me ato që adhuroni ju në vend të Atij që më ka krijuar dhe që do më udhëzojë.**" **(Ez-Zuhrūf, 26-27)**

Nuk mjafton vetëm të adhurohet Allahu, por, njëkohësisht, duhet që të mos adhurohet askush tjetër përveç Tij. Kështu që, *tewhīd*-i është i saktë vetëm atëherë kur bëjmë bashkë njësimin e Allahut në adhurim dhe të qenurit larg nga shirku dhe ithtarët e tij.

Është transmetuar se çelësi i Xhenetit është deklrata *lā ilāhe il-lAll-llāh*, por, vallë, a e meriton çdokush që e pohon këtë t'i hapen dyert e Xhenetit?

Njëherë e pyetën Wehb ibn Munebihun[1] se a nuk është *lā ilāhe il-lAll-llāh* çelësi i Xhenetit? Ai tha: "Po, sigurisht. Por nuk duhet harruar se çdo çelës ka edhe dhëmbët e tij. Vetëm një çelës me dhëmbë të rregullt mund ta hapë derën."

Nga Profeti ynë (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) janë përcjellë shumë hadithe që, së bashku, na bëjnë me dije se cilët janë dhëmbët e këtij çelësi.

Ja një prej këtyre haditheve: "Kush thotë *lā ilāhe il-lAll-llāh*..."

"Kush thotë *lā ilāhe il-lAll-llāh* duke besuar me gjithë zemër..."

"Kush thotë *lā ilāhe il-lAll-llāh* me vërtetësi nga zemra..." etj.

Këto hadithe e lidhin hyrjen në Xhenet me ndërgjegjësimin rreth kuptimit të kësaj fjale, ndërtimin e jetës në bazë të saj deri në vdekje, si dhe me nënshtrimin ndaj të gjitha kuptimeve që përftohen prej saj. Nga tërësia e argumenteve, dijetarët kanë nxjerrë disa kushte që duhet të përmbushen me patjetër, si dhe, nga ana tjetër, vepra apo dukuri që duhen shmangur, në mënyrë që thënia *lā ilāhe il-lAll-llāh* të bëhet çelësi i Xhenetit dhe t'i sjellë dobi pohuesit të saj. Kështu pra, duke ndjekur metaforën, këto kushte janë dhëmbët e çelësit:

## ❶ Dija

Çdo fjalë ka një kuptim, kështu që, duhet ta dish mjaftueshëm kuptimin e thënies *lā ilāhe il-lAll-llāh*. Kjo deklaratë mohon që dikush ose një gjë të ketë të drejtë të adhurohet përveç Allahut. Domethënë, kjo e drejtë i takon fillimembarim vetëm Allahut. Kurani na bën me dije: "**Përveç atyre që dëshmuan për të Vërtetën dhe e dinë mirë (se s'ka Zot tjetër të vërtetë veç Allahut)**." **(Ez-Zuhrūf, 86)** Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Kush vdes duke qenë i vetëdijshëm se nuk ka Zot përveç Allahut do hyjë në Xhenet." **(Muslimi)**

## ❷ Bindja

Bindja nënkupton të besosh pa u lëkundur te domethënia e shehadetit, – pra e dëshmisë *lā ilāhe il-lAll-llāh* – sepse kjo dëshmi nuk pranon dyshime, as hamendësime, por duhet të besohet gjithnjë pa u lëkundur. Allahu i Madhëruar, teksa përshkruan besimtarët, thotë: "**Besimtarë të vërtetë janë vetëm ata që**

[1] Një prej ndjekësve të nderuar të shokëve të Profetit, që njihen si brezi i tabiinëve.

**besojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe pastaj nuk dyshojnë, por luftojnë në rrugën e Allahut me pasurinë dhe jetën e tyre. Këta janë besimtarë të sinqertë.**" (El-Huxhurāt, 15) Pra, nuk mjafton vetëm pohimi i shehadetit, por ai duhet të besohet me bindje të plotë. Nëse nuk ndodh kështu, atëherë kjo është dyfytyrësi e pastër. Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Dëshmoj se nuk ka Zot përveç Allahut dhe unë jam i Dërguari i Tij! Nuk ka njeri që e takon Allahun me këto dy dëshmi (pa dyshuar në to dhe duke besuar i patundur) e të mos futet në Xhenet!" (Muslimi)

## ❸Pranimi

Pasi të kesh dijen e duhur dhe të besosh në mënyrë të patundur, kjo dije dhe ky besim duhet të lënë gjurmë. Kjo realizohet duke pranuar kërkesat e kësaj dëshmie me zemër dhe gjuhë. Ai që e refuzon dhe nuk e pranon thirrjen monoteiste (*tewhīd*-in) është jobesimtar, pavarësisht nëse mospranimi vjen nga mendjemadhësia, inati apo zilia. Për mohuesit që nuk e pranuan atë nga mendjemadhësia, Allahu Fuqiplotë thotë: "**Sepse kur u thuhej atyre se nuk ka Zot tjetër (të vërtetë) përveç Allahut, ata tregoheshin mendjemëdhenj**." (Es-Sāffāt, 35)

## ❹Nënshtrimi

Të nënshtruarit e plotë ndaj kësaj dëshmie, që do të thotë se ky është kriteri i vërtetë dhe manifestimi praktik i besimit. Ky nënshtrim përmbushet duke vepruar në bazë të asaj që ka ligjëruar Allahu i Madhëruar, si dhe duke lënë atë që Ai e ka ndaluar, sikurse thuhet në Librin e Tij: "**Kush i dorëzohet Allahut me tërë qenien e tij, duke qenë punëmirë, ai është kapur për vegën më të fortë. Tek Allahu do të kthehet çdo gjë**!" (Lukmān, 22) Ky është nënshtrimi i plotë.

## ❺Vërtetësia

Dëshmia duhet të pohohet me çiltërsi; ajo nuk e pranon gënjeshtrën. Kush e thotë vetëm me gjuhë, ndërkohë që zemra ia përgënjeshtron, një i tillë është hipokrit. Argumenti për këtë është fjala e Allahut të Lartësuar, kur i qorton hipokritët: "**Ata thonë me gjuhën e tyre atë që nuk e kanë në zemrat e tyre**!" (El-Fet'h, 11)

## ❻Dashuria

Muslimani e do këtë dëshmi dhe kërkon të jetojë sipas saj. Gjithashtu, ai i do ata që e kanë ndërtuar jetën e tyre në bazë të shehadetit. Shenjat dashurisë së robit ndaj Zotit të tij janë: dhënia përparësi gjërave që do Allahu, edhe nëse bien ndesh me dëshirat tona; dashuria për ata që e duan Allahun dhe të Dërguarin e Tij (sal-lallahu alejhi ue sel-lem); urrejtja ndaj atyre që e urrejnë Atë; ndjekja dhe pranimi i udhëzimit të të Dërguarit të Tij (sal-lallahu alejhi ue sel-lem).

## ❼Sinqeriteti

Sinqeritet nënkupton që me pohimin e shehadetit të synosh kënaqësinë e Allahut të Lartësuar. Ai thotë: "**E megjithatë, ata qenë urdhëruar vetëm që të adhuronin Allahun me përkushtim të sinqertë, duke qenë në fenë e pastër (të Ibrahimit)**." (El-Bejjine, 5) I Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Me të vërtetë që Allahu ia ka bërë të ndaluar Zjarrin atij që pohon *lā ilāhe il-lAll-llāh* me synimin për të fituar kënaqësinë e Tij!" (Buhariu)

Krahas këtyre kushteve, gjithaq, duhet që t'u qëndrohet me vendosmëri këtyre fjalëve deri në vdekje.

# Dëshmia se *Muhamedi* (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) *është i Dërguari i Allahut*

I vdekuri në varr do sprovohet dhe do pyetet për tri gjëra. Nëse ai u përgjigjet atyre do shpëtojë, në të kundërt mbi të do të bjerë mjerimi. Një nga pyetjet kryesore do jetë: Cili ishte profeti yt? Kësaj pyetje do t'i përgjigjet vetëm ai që është udhëzuar prej Allahut për t'i përmbushur kushtet e saj në këtë botë, ai të cilin Allahu do ta forcojë dhe do ta frymëzojë në varr. Kështu që përgjigja e kësaj pyetjeje do i vlejë në *ahiret*, atje ku nuk vlen as pasuria e as fëmijët.

Këto kushte janë:

**❶ Bindja ndaj gjërave që ka urdhëruar Muhamedi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem)**

Allahu na ka urdhëruar t'i bindemi atij. Ai thotë: "**Kush i bindet të Dërguarit, i është bindur Allahut**." **(En-Nisā', 80)**

"**Thuaju (o Muhamed): 'Nëse ju e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua'!**"

Hyrja në Xhenet është e lidhur me bindjen ndaj tij. Pejgamberi thotë: "I gjithë umeti im do hyjë në Xhenet, përveç atyre që nuk duan!" I thanë: "O i Dërguari i Allahut, kush qenka ai që nuk do?!" Tha: "Ai që më bindet mua, do hyjë në Xhenet; ndërsa ai që më kundërshton nuk do që të hyjë!" **(Buhariu)**

Ai që e do Profetin medoemos që do e ndjekë atë, sepse bindja është fryt i dashurisë dhe një provë e dukshme e saj.

**❷ Pranimi dhe vërtetimi i asaj që ai urdhëron**

Ai që përgënjeshtron diçka që është e vërtetuar se ka ardhur nga Profeti, duke u nisur nga dëshira apo epshi, ai ka përgënjeshtruar Allahun dhe të Dërguarin e Tij, sepse Profeti është i paprekshëm nga gabimi dhe gënjeshtra: "**Ai nuk flet sipas qejfit të vet**!" **(En-Nexhm, 3)**

**❸ Mënjanimi i gjërave të ndaluara prej tij**

Duke filluar që nga gjynahu më i madh, që është shirku, duke vijuar me gjynahet e mëdha dhe shkatërruese e duke përfunduar te gjynahet e vogla dhe gjërat e papëlqyera. Muslimanit i shtohet besimi me sasinë e dashurisë ndaj Profetit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem). Kur muslimanit i shtohet besimi, Allahu ia bën të dashura veprat e mira, dhe në të njëjtën kohë ia bën të urryer *kufr*-in, gjërat e papëlqyeshme dhe mosbindjen.

**❹ Adhurimi i Zotit duhet të jetë në përputhje me udhëzimet e të Dërguarit të Tij**

Baza në ibadete është e ndaluara, që nënkupton se nuk lejohet të adhurohet ndryshe Allahu përveçse sipas udhëzimeve të Profetit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem). Profeti thotë: "Kush bën një vepër të cilën ne nuk e kemi urdhëruar, ajo i kthehet mbrapsht."[1] **(Muslimi)**

**Përfundim**

Të duash Profetin (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe atë që ai solli është detyrë. Ai që urren diçka nga tradita e tij, edhe nëse e vepron atë, është jobesimtar (*kāfir*). Po ashtu, nuk mjafton thjesht ta duash, por duhet ta duash më shumë se çdokënd, edhe më shumë se veten. Ai që e do dikë i jep përparësi dhe e ndjek hap pas hapi. I çiltër në dashurinë ndaj Pejgamberit është ai person tek i cili shfaqen shenjat e ecjes në rrugën e tij: me

[1] Domethënë nuk i pranohet. (shënim i përkthyesit).

fjalë, vepra, duke iu bindur urdhrave të tij, duke u larguar nga ndalesat që ai ka treguar, duke marrë edukatën e tij; në vështirësi dhe kur je mirë, në kohë gjallërie dhe dembelizmi, sepse bindja dhe ndjekja janë fryte të dashurisë, pa të cilat kjo e fundit nuk është e vërtetë.

**Dashuria ndaj Profetit ka shumë shenja, disa syresh janë:**

a. **përmendja e tij dhe dërgimi i salavateve për të –** sepse ai që do dikë apo diçka, e ka vazhdimisht në gojë;

b. **mallëngjimi për t'u takuar me të –** çdo i dashuruar ka dëshirë të takohet me atë që e do;

c. **nderimi i tij në çastet kur e kujtojmë –** Is'haku thotë: "Shokët e Profetit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), kur e kujtonin atë pas vdekjes, përuleshin, u rrëqethej lëkura dhe qanin";

d. **urrejtja e atyre që urrente ai (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) –** armiqësia me ata që që ishin armiq të tij dhe qëndrimi larg atyre që e kundërshtonin traditën e tij dhe sajonin bidate në fe;

e. **dashuria për ata që ai (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) donte –** si: familja, gratë dhe shokët e tij (muhaxhirët dh ensarët), si dhe urrejtja ndaj atyre që urrejnë apo i fyejnë ata;

f. **ndjekja e moraleve fisnike të Profetit –** ai (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ishte njeriu me moralet më të larta. Aishja (Allahu qoftë i kënaur me të!) thotë: "Morali i të Dërguarit të Allahut ishte Kurani." Domethënë, ai kishte vendosur të jetonte nën hijen e Kuranit.

**Virtytet e të Dërguarit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem)**

Profeti ishte më trimi, por bëhej edhe më trim në kulmin e luftës. Ai ishte më bujari, më dorëdhëni ndër njerëz, por bëhej edhe më dorëdhënë në Ramazan. Ai ishte këshilluesi më i mirë; ai ishte më durimtari. Ai nuk hakmerrej kurrë për të përmbushur egon. Ai ishte më i përpikti në zbatimin e urdhrave të Allahut. Ai ishte njeriu më modest dhe më me dinjitet. Ai ishte më i turpshëm se një vajzë e re dhe e edukuar në dhomën e saj të martesës. Ai sillej më mirë se të gjithë me familjen e tij. Ai ishte më i mëshirshmi për të gjitha krijesat... e shumë virtyte të tjera të larta.

# Pastërtia

Namazi është shtylla e dytë e fesë islame; ai nuk pranohet nëse trupi nuk është i pastër. Pastrimi bëhet vetëm me ujë, ose me dhé.

**Llojet e ujit**

**i.** uji i pastër/natyral – ky lloj uji konsiderohet i pastër në vetvete, dhe si i tillë ai mund të përdoret për t'u pastruar me të;

**ii.** uji i përzier me lëndë të papastra – ky lloj uji përfshin dy gjendje: kur uji është i paktë dhe ka kontakt me lëndë të papastra dhe, kur uji është në sasi të madhe dhe lënda e papastër nuk e ndryshon shijen, ngjyrën ose aromën e tij.

**Shënim** Uji në sasi të madhe nuk quhet i ndotur për aq sa lënda e papastër nuk ndryshon një nga cilësitë e tij, shijen, ngjyrën dhe aromën. Ndërsa uji në sasi të vogël ndotet me kontaktin e parë me lëndën e papastër.

Uji konsiderohet sasi e madhe atëherë kur sasia e tij është mbi 210 litra.

**Enët** Të gjitha enët konsiderohen të pastra dhe të lejuara për përdorim përveç enëve prej ari dhe argjendi. Enët dhe rrobat e jobesimtarëve janë të lejuara në qoftë se ato nuk janë të ndotura.

**Lëkura e kafshëve të ngordhura Konsiderohet absolutisht i papastër.**

**Llojet e kafshëve të ngordhura: 1)** kafshë që nuk u hahet mishi; **2)** kafshë që u hahet mishi, por nuk theren në mënyrën e duhur islame. Lëkura e këtyre kafshëve lejohet të përdoret për gjëra të ngurta dhe jo të lëngshme, sigurisht nëse regjet.

***Istinxhā* – "pastrimi pas kryerjes së nevojave personale"**

Kur ky pastrim bëhet me ujë, quhet *istinxhā*; ndërsa kur përdoren gurët apo gjëra të tjera të pastra, quhet *istixhmār*. Që *istixhmār*-i të jetë i pranuar, kushtëzohet përdorimi i gjërave të pastra, të lejuara, që nuk përdoren për ushqim dhe, gjithashtu, kushtëzohet përdorimi i tre ose me shumë gurëve.

*Istinxhā*-ja – "pastrimi me ujë" ose *istixhmār*-i "pastrimi me gurë" janë detyrim për çdo njeri që kryen nevojat e tij personale.

**Hyrja në banjë** Për atë që shkon në banjë ka disa rregulla: ✸ nuk është e lejuar të qëndrohet në banjë më tepër se ç'është e nevojshme; ✸ personi që do të kryejë nevojën personale nuk duhet ta bëjë në burimin e ujit; ✸ shmangia e vendeve ku bie hija, ku mund të rrinë njerëzit, si dhe e atyre vendeve ku kalohet; ✸nuk lejohet kryerja e nevojave personale poshtë një peme që ka frute; ✸ ai që kryen nevojën në një vend të hapur, nuk i lejohet të kthehet me fytyrë ose me shpinë nga kibla; ✸ nuk është mirë që ai i cili shkon në banjë të ketë me vete ndonjë gjë në të cilën është i shkruar emri i Allahut; ✸ njeriu që hyn në banjë nuk është mirë të flasë; ✸ është e papëlqyeshme që njeriu të urinojë në ndonjë vrimë apo te ndonjë çarje në tokë; ✸ nuk është mirë që organet jashtëqitëse të preken me dorën e djathtë; ✸ nuk është e pëlqyeshme që njeriu të drejtohet nga kibla gjatë kryerjes së nevojës personale ne banjë.

Të gjitha ndalesat që u përmendën më sipër mund të praktikohen vetëm në raste të domosdoshme.

Është e pëlqyeshme për atë që kryen nevojën personale që të lahet apo të fshihet me numër tek. Gjithashtu, është e pëlqyeshme të harmonizojmë mes pastrimit me ujë dhe atij me gurë.

**Pastrimi i dhëmbëve me misvak** Kjo nënkupton përdorimin e një druri apo një objekti të ngjashëm me të për pastrimin e dhëmbëve. Lloji më i mirë për t'u përdorur është ai i drurit *erak* që rritet në Hixhaz.

**Përdorimi me misvak pëlqehet në çdo kohë, por në mënyrë të veçantë në këto raste: 1)** para avdesit; **2)** para namazit; **3)** para leximit të Kuranit; **4)** pas zgjimit nga gjumi; **5)** para hyrjes në xhami apo në shtëpi; **6)** kur goja mban erë të keqe. Është e pëlqyeshme që pastrimi me misvak të fillojë nga ana e djathtë e gojës, ndërsa me dorën e majtë të pastrohen gjërat që nuk janë të dëshirueshme.

**Abdesi** Farzet e avdesit janë: **1)** larja e fytyrës – ky veprim përfshin edhe shpëlarjen e gojës dhe larjen e hundës; **2)** larja e duarve deri te bërrylat; **3)** fshirja e gjithë kokës dhe e dy veshëve; **4)** larja e këmbëve deri në kërcij; **5)** larja e këtyre pjesëve sipas renditjes së mësipërme; **6)** larja e këtyre pjesëve njëra pas tjetrës, pa ndërprerje.

**Vaxhibet e avdesit:**

**i.** përmendja e emrit të Allahut ne fillim te abdesit (thënia bismilah);

**ii.** larja e duarve tri herë para se të futen në enë për atë që zgjohet nga gjumi i natës.

Sunetet e abdesit: **1)** pastrimi i dhëmbëve me misvak; **2)** larja e duarve në fillim; **3)** shpëlarja e gojës dhe larja e hundës para larjes se fytyrës; **4)** kalimi i gishtërinjve nëpër mjekër; **5)** kalimi i ujit përmes gishtërinjve të duarve dhe të këmbëve; **6)** fillimi i çdo veprimi me anën e djathtë; **7)** larja dy ose tre herë radhazi e secilës prej gjymtyrëve; **8)** futja e ujit në hundë me dorën e djathtë dhe nxjerrja e tij me të majtën; **9)** fërkimi i gjymtyrëve; **10)** zgjerimi i abdesit (larja e diçkaje më tepër nga çfarë është e detyruar); **11)** lutja pas abdesit.

Veprimet që konsiderohen të papëlqyeshme gjatë abdesit: **1)** përdorimi i ujit shumë të nxehtë ose shumë të ftohtë; **2)** larja e gjymtyrëve me tepër se tre herë; **3)** larja e syve përbrenda; **4)** shkundja e ujit nga gjymtyrët.

Kurse tharja e gjymtyrëve pas larjes është e lejuar.

**Shënim** Shpëlarja e gojës bëhet duke lëvizur ujin nëpër gojë, ndërsa larja e hundës bëhet duke thithur ujin nga vrimat e hundës dhe pastaj shfryja e tij jashtë.

**Përshkrimi i marrjes abdes:** Së pari bëhet nijeti (qëllimi), i cili është një veprim që rrjedh krejtësisht nga zemra dhe më pas lahen duart; bëhet shpëlarja e gojës, larja e hundës dhe pastaj larja e fytyrës (ky veprim përfshin larjen e fytyrës nga pjesa e sipërme e ballit deri në pjesën e poshtme të nofullës, si dhe nga njëri vesh te tjetri.) Vazhdohet me larjen e krahëve dhe bërrylave; pastaj bëhet fshirja e gjithë kokës me duar të lagura dhe më pas vijon fërkimi i pjesës së brendshme të veshëve me gishtërinjtë tregues dhe i pjesës së jashtme me gishtërinjtë e mëdhenj të duarve. Në fund është larja e këmbëve, e thembrave dhe e nyejve.

**Shënim** Në qoftë se mjekra është e paktë është detyrë larja e lëkurës së fytyrës, ndërsa kur ajo është e dendur është detyrë larja sipërfaqësore e saj.

**Mestet (*mes'h*-i mbi çorape):** Mesteja është veshje për këmbët, dhe ajo mund të jetë prej lëkure ose prej një gjëje të ngjashme me të. Nëse mesteja është prej pambuku dhe prej materialeve të kësaj natyre, ajo quhet çorap. *Mes'h*-i mbi këto dy lloje veshjesh është i lejuar vetëm në rastin kur merret abdes (në rastin e papastërtisë së vogël).

***Mes'h*-i është i lejuar me disa kushte: 1)** personi që merr *mes'h* mbi çorape duhet t'i ketë veshur ato (çorapet ose çdo gjë tjetër që përdoret për këmbët) në gjendje pastërtie të plotë (domethënë, pas larjes së këmbës së dytë); **2)** pastrimi duhet bërë me ujë; **3)** *mes'h*-i duhet të mbulojë pjesën që lahet kur merret abdes; **4)** të jetë e lejuar (mesteja); **5)** të jetë e pastër.

*Mes'h*-i është i lejuar edhe mbi takije/fes, por me disa kushte: **1)** ai që e përdor atë të jetë mashkull; **2)** të mbulojë pjesën e zakonshme të kokës; **3)** *mes'h*-i mbi kokë është i lejuar vetëm në rastin kur pastrohemi nga papastërtia e vogël; **4)** kur pastrimi bëhet me ujë.

*Mes'h*-i është i lejuar edhe mbi shaminë e kokës, por gjithashtu me disa kushte: **1)** personi që e vesh atë të jetë femër; **2)** të rrotullohet nën grykë; **3)** të bëhet vetëm në rastin kur pastrohemi nga papastërtia e vogël; **4)** kur pastrimi bëhet me ujë; **5)** të mbulojë pjesën e zakonshme të kokës.

**Kohëzgjatja e *mes'h*-it**

Për atë që është vendas, kohëzgjatja e *mes'h*-it është një ditë e një natë, ndërsa për udhëtarin (largësia e udhëtimit është rreth 85 km) është tri ditë dhe tri net.

Kohëzgjatja fillon nga koha e prishjes së abdesit – pas veshjes së çorapeve – e gjer në të njëjtën kohë në ditën pasardhëse.

**Vendi i *mes'h*-it**

Fërkimi i mesteve bëhet mbi pjesën e sipërme të çorapeve, duke filluar nga gishtërinjtë deri te kërcyelli i këmbës. Ndërkaq, gishtat e dorës gjatë *mes'h*-it mbahen të hapura**.**

**Dobi** Ai që merr *mes'h* gjatë udhëtimit dhe më pas bëhet vendas, ose ka marrë abdes gjatë kohës që ka qenë vendas dhe më pas udhëton, ose dyshon për periudhën e fillimit të *mes'h*-it, *mes'h*-i i tij është si atij që është vendas (*mukīm*-it).

Fasha (*el-xhebīrah*) është pjesa që mbështjell plagët, kockat e kështu me radhë.

*Mes'h*-i mbi fashën është i lejuar, por me disa kushte:

**i.** që ajo mbështjellje të jetë e nevojshme;
**ii.** të mos jetë më e madhe sa ç'është e nevojshme;
**iii.** që ajo të bëhet në të njëjtën kohë dhe sipas radhës kur të marrim abdes.

Nëse fasha është më e madhe se ç'është e nevojshme, pjesa e tepërt duhet të hiqet me patjetër. Megjithatë, nëse personi i frikësohet ndonjë dëmtimi, është e lejuar që t'i jepet *mes'h* edhe asaj.

**Dobi**. **1)** është më mirë që *mes'h*-i mbi meste të bëhet në të dyja këmbët në të njëjtën kohë, pa i dhënë përparësi të djathtës; **2)** nuk është e lejuar të bëhet *mes'h* poshtë këmbës dhe as prapa saj; **3)** nuk është e pëlqyeshme ta lagim të gjithë mesten, në vend që t'i japim *mes'h* asaj, si dhe nuk pëlqehet përsëritja e *mes'h*-it; **4)** është e domosdoshme që në rastin e *mes'h*-it mbi takije/fes dhe mbi shaminë e kokës të përfshijmë pjesën më të madhe të tyre.

**Gjërat që e prishin abdesin**

Veprimet e mëposhtme e bëjnë të pavlefshëm abdesin: **1)** çdo gjë që del nga organet jashtëqitëse; **2)** gjumi i thellë, që e bën njeriun të pavetëdijshëm në lidhje me gjërat që e rrethojnë; ndërsa gjumi i lehtë, ulur ose në këmbë, nuk e prish abdesin; **3)** dalja e jashtëqitjeve jo nëpërmjet organeve gjenitale; **4)** dalja nga trupi e diçkaje të pisët, si, për shembull, rrjedhja e gjakut në sasi të madhe; **5)** ngrënia e

mishit të devesë; **6)** prekja e organit gjenital në mënyrë të drejtpërdrejtë, pa diç ndërmjet; **7)** dezertimi nga feja.

Kush është i bindur në pastërtinë e tij dhe dyshon në prishjen e abdesit, ose anasjelltas, vepron sipas bindjes së tij.

**Larja e plotë (gusli)**

Veprimet që e bëjnë të domosdoshme marrjen e guslit janë: **1)** dalja e spermës (ejakulimi) me epsh gjatë gjumit ose në gjendje të zgjuar, qoftë nga burri, qoftë nga gruaja; **2)** takimi i dy organeve gjenitale me njëri-tjetrin, edhe në rastin kur nuk ndodh ejakulimi; **3)** jomuslimani që pranon Islamin; **4)** gratë pas ciklit (ndërprerja e hajdit dhe e nifasit); **5)** vdekja e muslimanit.

Farzet e guslit:

Mjafton larja e të gjitha pjesëve të trupit me nijetin për të marrë gusl, duke përfshirë në këtë proces larjen e gojës dhe të hundës, ndërsa plotësimi i marrjes së guslit arrihet me ndjekjen e nëntëhapave: **1)** nijeti; **2)** përmendja e emrit te Allahut (thënia bismilah); **3)**larja e duarve para se të futen në enë; **4)** larja e organit gjenital; **5)** marrja e plotë e abdesit; **6)** hedhja ujë mbi kokë tre herë, duke e fërkuar dhe duke e lënë ujin që të arrijë deri në rrënjët e flokëve; **7)** hedhja ujë mbi të gjithë trupin; **8)** fërkimi i të gjithë trupit me të dy duart; **9)** larja e trupit duke filluar nga ana e djathtë.

Ai që është me papastërti të vogël e ka të ndaluar të prekë Kuranin, të falet dhe të bëjë tavaf.

Kurse për atë që është me papastërti të madhe, përveç këtyre që sapo përmendëm, është i ndaluar leximi i Kuranit dhe qëndrimi në xhami.

Fjetja pa abdes është e papëlqyeshme. Po ashtu, është i papëlqyeshme shpërdorimi i ujit gjatë marrjes gusl.

**Tejemumi**

Kushtet e marrjes se tejemumit: **1)** kur një njeri nuk gjen ujë, ose kur sasia e ujit që gjen nuk është e mjaftueshme për abdes; **2)** tejemumi duhet të merret me dhé të pastër.

Shtyllat e tejemumit: 1) fshirja e gjithë fytyrës me të dy duart; **2)** fshirja e duarve deri te kyçet; **3)** renditja; **4)** mosvonesa (kryerja e atypëratyshme).

Gjërat që e prishin tejemumin: **1)** të gjitha ato gjëra që prishin edhe abdesin; **2)** prania e ujit; **3)** rënia e atij shkaku për të cilin është lejuar tejemumi, si, për shembull, shërimi nga sëmundja.

Veprimet sunet të tejemumit: **1)** renditja dhe mosvonesa për atë që është xhunub; **2)** vonimi i tejemumit deri në periudhën e fundit të namazit; **3)** thënia e dhikrit në përfundim.

Përsëritja e goditjeve të tokës me të dy duart konsiderohet veprim i papëlqyeshëm gjatë marrjes së tejemumit.

Mënyra e marrjes së tejemumit

Së pari, personi i cili dëshiron të marrë tejemum duhet të bëjë nijetin; pastaj përmend emrin e Allahut, godet dheun me duar vetëm një herë, fshin fytyrën e më pas edhe duart.

**Heqja e papastërtive**

Papastërtitë janë dy llojesh: **1)** papastërti lëndore – janë ato papastërti të cilat nuk mund të pastrohen në asnjë mënyrë, si, për shembull, derri; **2)** papastërti

relative – ku futen ato papastërti që janë të rastit, të cilat bien mbi diçka të pastër, si në rroba, në tokë etj.

**Gjallesat**

**a.** të papastra: qeni, derri dhe të gjitha shpendët apo kafshët e ndaluara për ngrënie, që janë më të mëdha se macja.

Gjykimi: Këto dhe çdo gjë që del prej tyre konsiderohen të papastra, si: urina, jashtëqitja, jargët, djersa, qumështi, pështyma etj.

**b.** të pastra: njeriu.

Gjykimi: Të gjitha gjërat që dalin prej tij janë të pastra, si: djersa, jargët, qumështi, urina, jashtëqitja e trashë, gjaku, lëngu i dalë pas epshit (jo sperma).

Kafshëve që u hahet mishi:

Gjykimi: Çdo jashtëqitje e tyre është e pastër, si: djersa, jargët, qumështi, urina, jashtëqitja e trashë, gjaku, lëngu i dalë pas epshit, sperma etj.

**c.** kafshë që janë të vështira për t'u ruajtur prej tyre, si gomari, macja, si dhe çdo krijesë që është më e vogël se ajo; miu etj.

Gjykimi: vetëm djersa dhe jarga e tyre është e pastër.

**Ngordhësirat** Të gjitha janë të papastra (përveç njeriut, peshkut, karkalecit dhe atyre që nuk kanë gjak, si: akrepi, milingonat etj., të cilat janë të pastra).

**Të ngurtat** Toka, gurët e kështu me radhë.

Gjykimi: Janë të pastra (me përjashtim të atyre ngurtësirave që futen te papastërtitë. Të cilat i renditëm më sipër).

**Përfundime** ✸ Gjaku, të vjellat dhe qelbi janë të papastra. Në namaz e në vende të tjera bëhen lëshime në rast se janë në sasi të pakët dhe është një prej kafshëve të pastra. ✸ Gjaku është i pastër te dy lloje: te peshku dhe ajo që mbetet në mish e në damarët e kafshëve të therura. ✸ Ajo që shqyhet a copëtohet prej një kafshe, të cilës i hahet mishi teksa është gjallë, është e papastër. Po ashtu, edhe embrioni i kafshës në muajt e parë është i papastër. ✸ Largimi i papastërtisë nuk ka nevojë për nijet. Kështu, nëse një papastërti largohet me anë të shiut ajo shndërrohet në e pastër. ✸ Prekja e papastërtisë ose ecja mbi të nuk e prish abdesin, por bën të detyrueshme heqjen e saj nga trupi dhe nga rrobat.

Papastërtia bëhet e pastër me tre kushte: **1)** të lahet me ujë pastrues; **2)** të shtrydhet pjesa e larë jashtë enës, nëse është e mundur; **3)** të mënjanohet papastërtia me fërkim, nëse nuk mjafton larja; **4)** nëse papastërtia është nga qeni duhet të lahet shtatë herë, dhe në herën e tetë duhet fërkuar me dhé ose me sapun.

**Vërejtje** ✸ Papastërtia në tokë, nëse është e lëngshme, si urina, mjafton t'i hedhim ujë derisa të largohet era dhe ngjyra. Nëse papastërtia është lëndore, si jashtëqitja e trashë, atëherë duhet të largohet me patjetër substanca e papastërtisë dhe gjurmët e saj. ✸ Nëse papastërtia mund të largohet vetëm me ujë, atëherë është detyrë që ajo të lahet vetëm me të. ✸ Nëse vendi i papastërtisë nuk është i dallueshëm, duhet të lahet e gjithë rroba ose vendi, derisa të jemi të sigurt për heqjen e saj. ✸ Ai që merr abdes për të falur namaz nafile, e ka të lejuar që të falë edhe namaz farz. ✸ Nëse prej atij që fle gjumë del erë, nuk e ka për detyrë të bëjë *istinxhā*, sepse era është e pastër, por duhet të marrë abdes në çastin që do të falet, ose për ibadete të tjera.

# Rregulla për gratë

## Rregullat e gjakrave natyralë te gratë

### Hajzi dhe istihadja

| Çështja | Rregulli |
|---|---|
| *Mosha më e vogël dhe më e madhe në të cilën gruaja kalon periudhën e hajzit* | Mosha më e vogël është ajo nëntë vjeçare. Nëse del gjak para kësaj kohe, atëherë është istihada; ndërkaq nuk ka ndonjë caktim fiks për moshën më të madhe. |
| *Periudha më e shkurtër e hajzit* | Një ditë dhe një natë (24 orë). Nëse periudha është më e shkurtër, atëherë është istihada. |
| *Periudha më e gjatë e hajzit* | Pesëmbëdhjetë ditë. Nëse gjaku vazhdon për më shumë ditë, është istihada. |
| *Sa është periudha mes dy hajzeve?* | Trembëdhjetë ditë. Nëse shfaqet gjak para se të plotësohet ky numër ditësh, atëherë është istihada.[1] |
| *Periudha e zakonshme e hajzit* | Gjashtë ose shtatë ditë. |
| *Periudha e zakonshme pas hajzit* | Njëzet e tre ose njëzet e katër ditë. |
| *A është hajz gjaku gjatë shtatzënisë?* | Ajo që del nga gruaja shtatzënë, qoftë gjak, qoftë *kudrah*[2] ose *sufrah*[3] është istihada. |
| *Kur e kupton gruaja me hajz se ajo periudhë ka përfunduar?* | Nga ky aspekt, gratë ndahen në dy lloje: i. prej të cilave pas periudhës së hajzit del një lëng i bardhë nga organi femëror. Ky lëng është i pastër, por e prish abdesin; ii. ose nëse nuk e sheh lëngun e bardhë, atëherë me tharjen e gjakut, të kudras dhe sufras. |
| *Çfarë del nga organi femëror në periudhën pas hajzit?* | Nëse është i tejdukshëm ose i bardhë (ngjitës) është i pastër, por nëse është gjak ose kudra apo sufra, është i papastër, e që të gjitha e prishin abdesin. Nëse kjo gjendje vazhdon gjatë, atëherë është istihada. |
| *Kudra dhe sufra nga organi femëror* | Nëse vijnë ngjitur me periudhën e hajzit (para ose pas), atëherë kemi të bëjmë me hajz; dhe nëse është e ndarë, është istihada. |
| *Ajo që ka ditë të caktuara të hajzit dhe i ndërpritet para kohe?* | Ajo merr gjykimin e periudhës pas hajzit, nëse gjaku i është ndërprerë, edhe nëse ditët e saj nuk kanë përfunduar. |
| *Ardhja para ose vonimi i kohës së hajzit?* | Nëse shenjat e hajzit janë të qarta, atëherë është hajz, me kushtin që mes dy periudhave të hajzit të kenë kaluar më shumë se trembëdhjetë ditë (sa periudha më e shkurtër mes dy hajzeve), e nëse jo, atëherë është istihada. |
| *Nëse hajzi zgjat më shumë ose më pak sa koha e zakonshme e tij?* | Ajo vazhdon të konsiderohet si periudha e hajzit, përveçse nëse kalon periudhën më të gjatë të hajzit, që është pesëmbëdhjetë ditë. |
| *Nëse vazhdon të rrjedhë gjak për një kohë të gjatë, si, për* | **Kemi të bëjmë me disa situata: i.** ajo që e di periudhën e saj gjatë muajit dhe ditët e tij, ajo ulet (d.m.th., nuk falet, nuk agjëron, nuk bën tavaf dhe nuk lexon Kuran) për aq ditë sa e ka periudhën e saj të zakonshme në sasi dhe në kohë, pavarësisht nëse lloji i gjakut është i dallueshëm apo jo; **ii.** e |

[1] Hajzi është gjaku natyral në kohë shëndeti, e jo për shkak të lindjes. Istihadaja është rrjedhja e gjakut jo në kohën e tij, për shkak të ndonjë sëmundje a çorganizimi të trupit. Dallimi mes hajzit dhe istihadas është: i. gjaku i hajzit është i kuq, i mugët, anon nga e zeza, kurse gjaku i istihadas ëshët i kuq, i kthjellët, si të ishte gjak hundësh; ii. gjaku i hajzit është i trashë dhe mund të shoqërohet edhe me copëza, ndërsa gjaku i istihadas është i hollë dhe del si të ishte gjaku i një plage; iii. gjaku i hajzit ka një erë të papëlqyer, ndërsa gjaku i istihadas ka erën e gjakut të zakonshëm. Gjatë hajzit janë të ndaluara disa gjëra: marrëdhëniet intime në organin femëror, divorci, namazi, agjërimi, tavafi, prekja dhe leximi i Kuranit dhe qëndrimi në xhami.

[2] Është gjaku i rrjedhshëm me ngjyrë kafe të errët, që del nga organi femëror.

[3] Është gjaku i rrjedhshëm që del nga organi femëror, ngjyra e të cilit anon nga e verdha.

| | |
|---|---|
| *shembull, një muaj të plotë ose edhe më shumë?* | di kohën e saj gjatë muajit, por nuk di numrin e ditëve – ajo ulet gjashtë ose shtatë ditë (që është më e shumta e hajzit) në po të njëjtat ditë të periudhës së saj; **iii.** e di numrin e ditëve të hajzit, por nuk di kohën në të cilin vjen – ulet aq ditë sa di në fillim të muajit hënor. |

## Së dyti:

| Çështja | Rregulli |
|---|---|
| *Nëse gruaja lind dhe nuk shikon gjak* | Ajo nuk i ndjek rregullat e nifasit, dhe nuk e ka për detyrë të lahet, dhe as nuk e prish agjërimin. |
| *Nëse shikon shenjat e lindjes* | Nëse ajo shikon gjak dhe ujëra pak kohë para se të lindë, nuk ndjek rregullat e nifasit, por të istihadas. |
| *Gjaku që del nga gruaja në fazën e shtatzënisë* | Ky gjak është gjaku i nifasit, edhe nëse fëmija nuk ka dalë akoma, ose ka dalë një pjesë e tij. Ndërkaq ajo nuk e ka për detyrë të përsërisë namazet që nuk janë falur gjatë kësaj periudhe. |
| *Kur fillon numërimi i ditëve të nifasit?* | Pasi fëmija të dalë i plotë nga barku i nënës së vet. |
| *Periudha më e shkurtër e nifasit* | Nuk ka ndonjë kufi kohor për periudhën më të vogël; kështu që, nëse ajo lind dhe gjaku i ndërpritet menjëherë, ajo ka për detyrë të lahet dhe të falet, dhe të mos presë të plotësohen dyzet ditët. |
| *Periudha më e gjatë e nifasit* | Dyzet ditë – nëse zgjat më shumë nuk duhet t'i kushtojë rëndësi dhe ka për detyrë të lahet e të falet, me përjashtim të rastit kur qëllon me kohën e hajzit (para shtatzënisë), rast në cilin konsiderohet hajz. |
| *Ajo që lind dy ose më shumë binjakë* | Numri i ditëve të nifasit fillon pas lindjes së parë. |
| *Gjaku pas dështimit* | Nëse fëmija i dështuar është 80 ditësh ose më pak, gjaku që vjen pas tij është i istihadas. Nëse është 90 ditësh, gjaku sërish është i istihadas. Nëse është mes 80 dhe 90 ditëve, atëherë gjykimi lidhet me krijesën: nëse ka marrë formën e njeriut, gjaku pas tij konsiderohet i nifasit, e nëse nuk ka arritur në atë fazë, atëherë gjaku është gjak istihadaje. |
| *Nëse periudha e nifasit ndërpritet para dyzet ditëve dhe më pas rikthehet përsëri para se të mbushen dyzet ditët* | Ndërkohë që gruas i ndërpritet gjaku brenda dyzet ditëve, ajo duhet të lahet dhe të falet. Nëse gjaku i rikthehet, konsiderohet i nifasit dhe vazhdon kështu derisa të mbushen dyzet ditë. |

**Vërejtje** ✸ Ajo që është me istihada duhet të falet, por duke marrë abdes në çdo kohë namazi. ✸ Nëse gruaja pastrohet nga hajzi ose nifasi para perëndimit të diellit, ajo duhet të falë drekën dhe ikindinë e asaj dite. Po ashtu, nëse pastrohet para namazit të sabahut, ajo është e detyruar të falë akshamin dhe jacinë e asaj nate. ✸Nëse hyn koha e namazit dhe gruas i vjen cikli i hajzit apo i nifasit para faljes së namazit, ajo nuk e ka për detyrë që pasi të jetë pastruar ta falë atë namaz. ✸ Gruaja duhet t'i shprishë flokët e saj, nëse merr gusl pas hajzit apo nifasit. Por, ajo nuk e ka të detyrueshme këtë nëse lahet nga "papastërtia e madhe" (xhunubllëku). ✸ Është e papëlqyeshme kryerja e marrëdhënieve intime gjatë kohës së istihadas, por është e lejuar nëse është e nevojshme. ✸ Gruaja që është në periodën e istihadas, pasi është larë nga hajzi duhet të marrë abdes për çdo namaz, derisa t'i ndërpritet gjaku. ✸ Është e lejuar që gruaja të marrë ilaçe që ndërpresin përkohësisht periodën e hajzit, për të kryer haxhin ose umren, ose për të plotësuar agjërimin e Ramazanit, por me kushtin që të jetë e sigurt se nuk e dëmtojnë.

# Gruaja në Islam

Gruaja dhe burri janë të barabartë, si në shpërblim, ashtu edhe në vlerë, sipas besimit dhe punës së gjithsecilit. Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Gratë janë të ngjashme (të barabarta) me burrat." (Ebu Dawudi) Ajo ka të drejtë të kërkojë një të drejtë që i takon dhe të ngrejë padi për çdo padrejtësi që mund t'i bëhet, sepse mesazhi fetar u drejtohet njëlloj si burrave, ashtu edhe grave, përveçse në disa raste, sipas disa rregullave që bëjnë dallime, por që janë të pakta krahasuar me pjesën tjetër të rregullave fetare. Kjo sepse sheriati merr në konsideratë veçantitë që kanë burrat dhe gratë lidhur me krijimin dhe aftësitë. Allahu i Madhëruar thotë: "**E si të mos dijë Ai që ka krijuar gjithçka, kur Ai njeh çdo gjë me imtësi dhe është i Gjithëinformuari**?!" Kështu që, gruaja ka punë që i përkasin asaj dhe burri ka punë që i përkasin vetëm atij, dhe çdo ndërhyrje në punët që i përkasin tjetrit dëmtojnë ekuilibrin e jetës. Madje gruas i është dhënë njëlloj sa shpërblimi i burrit, ndërkohë që ajo qëndron në shtëpi. Kështu, Esma bint Jezidi na rrëfen se njëherë ka shkuar te Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), dhe e ka gjetur mes shokëve të tij. Ajo i pat thënë: "Unë jam e dërguara e grave te ti për të mësuar veten. Nuk ka grua në Lindje dhe as në Perëndim që dëgjon për këtë qëndrim timin, ose që e nuk dëgjon, që të mos jetë me të njëjtin mendim me mua. Allahu të ka dërguar me të Vërtetën te burrat dhe te gratë, dhe ne të besuam ty dhe Zotin që të dërgoi. Ne jemi të kufizuara, ne qëndrojmë në shtëpitë tuaja dhe jemi prehja juaj; ne mbajmë fëmijët tuaj dhe ju. Bashkësisë së burrave u është dhënë përparësi në lidhje me xhumanë, namazet me xhemat, vizitën e të sëmurëve, përcjelljen e xhenazes, në haxh e pas haxhi dhe diçka akoma më të mirë se kjo, xhihadi në emër të Zotit. Dhe kur ndonjë nga ju shkon për në haxh, në umre apo në vendpritjen e luftës, ne ju ruajmë pasurinë, ju endim rrobat, rrisim dhe edukojmë fëmijët tuaj etj. Atëherë me çfarë shpërblimi ju shoqërojmë, o i Dërguari i Allahut?" Transmetuesi shton: "I Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) u drejtua nga shokët me të gjithë fytyrën dhe më pas tha: "Keni dëgjuar ndonjë arsyetim më të bukur se ky?" I thanë: "O i Dërguari i Allahut, ne nuk e mendonim se një grua është në gjendje të flasë kësisoj!" Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem)iu drejtua asaj dhe i tha: "Kthehu, o e nderuar, dhe bëji me dije gratë pas teje se kujdesi i mirë i njërës nga ju për burrin e saj dhe dëshira e saj për të arritur kënaqësinë e tij, si edhe përmbushja e dëshirave të tij është e barabartë me të gjithë ato që rendite!" Gruaja u kthye duke lavdëruar dhe madhëruar Allahun nga gëzimi dhe kënaqësia." (Bejhakiu) Disa gra shkuan te Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe i thanë: "O i Dërguari i Allahut, burrat morën vlerën e xhihadit në rrugë të Allahut! Po ne, a kemi ndonjë vepër me të cilën do arrijmë gradën e luftëtarëve në rrugën e Allahut?" I Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) u tha: "Puna që bën secila nga ju në shërbim të shtëpisë së saj është e barabartë me veprën e luftëtarëve në rrugë të Allahut." (Bejhakiu) Madje bamirësisë ndaj të afërmes, Profeti i dha një shpërblim shumë të madh: "Ai që shpenzon për dy bija, ose për dy motra, ose për dy të afërme, duke llogaritur shpërblimin e Allahut, derisa Allahu t'u japë atyre aq sa t'u nevojiten, apo t'i pasurojë prej të mirave të Tij, atëherë ato të dyja do të jenë mburojë nga Zjarri për të!" (Ahmedi dhe Taberiu)

# Disa rregulla për gratë

✸ Është e ndaluar që një grua të veçohet me një burrë që nuk është mahrem[1] për të. Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: “Nuk lejohet të veçohet një burrë me një grua pa mahrem!” **(Buhariu dhe Muslimi)**

✸ Gruas i lejohet ta falë namazin në xhami, por nëse i frikësohet sprovave/problemeve është e papëlqyeshme. Aishja thotë: “Nëse Profeti do kishte arritur gjendjen në të cilën kanë arritur gratë do t’i kishte ndaluar të shkonin në xhami, siç u ndaluan gratë e Beni Israilëve.” (Buhariu dhe Muslimi) Ashtu sikurse shpërblimi për namazet e burrave në xhami është i shumëfishtë, po ashtu edhe namazi i grave në shtëpitë e tyre është i shumëfishtë. Një grua shkoi te Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe i tha: “O i Dërguari i Allahut, unë dua të falem me ty! Profeti ia ktheu: “E di që do të falesh me mua, por namazi yt në shtëpinë tënde është më i mirë se namazi në dhomën tënde; namazi yt në dhomën tënde është më i mirë se namazi në vendbanimin tënd; namazi yt në vendbanimin tënd është më i mirë se namazi në xhaminë e lagjes tënde; namazi në xhaminë e lagjes tënde është më i mirë se namazi në xhaminë time.” **(Ahmedi)** Ja edhe një hadith në këtë kontekst: “Xhamia më e mirë për gratë është shtëpia e tyre.” **(Ahmedi)**

✸ Gruaja nuk e ka obligim as haxhin dhe as umren nëse nuk gjen një mahrem për ta shoqëruar. Gjithashtu, asaj nuk i lejohet të udhëtojë pa mahrem, për shkak të thënies së të Dërguarit: “Gruaja nuk duhet të udhëtojë mbi tri net pa u shoqëruar nga mahremi!” **(Buhariu dhe Muslimi)**

✸ Gruas i ndalohet të vizitojë varrezat dhe të përcjellë xhenazen, për shkak të thënies së Profetit: “Allahu i ka mallkuar ato që vizitojnë varrezat.” Ummu Atije thotë: “Na u ndalua ndjekja e xhenazes, por jo në formë të prerë.” **(Muslimi)**

✸ Gruas i lejohet të ngjyrosë flokët me çfarëdo lloj ngjyre, me përjashtim të ngjyrës së zezë, që është e papëlqyeshme.

✸ Gruas duhet t’i jepet pjesa e saj e trashëgimisë, të cilën ia ka caktuar Allahu. Mohimi i kësaj të drejtë është haram. Në një hadith lexojmë: “Ai që ia ndalon trashëgiminë trashëgimtarit, Allahu do t’ia ndalojë trashëgiminë e tij të Xhenetit Ditën e Gjykimit!” **(Ibn Maxhe)**

✸ Të gjitha shpenzimet për gruan janë detyrë e bashkëshortit. Shpenzime të gruas konsiderohen të gjitha ato gjëra pa të cilat gruaja nuk mund të bëjë dot, si ngrënia, pirja, veshja dhe banesa në bazë të traditës (së miratuar me sheriat). Allahu i Madhëruar thotë: “**Pasaniku le të shpenzojë sipas pasurisë që ka, ndërsa i varfri le të shpenzojë sipas asaj që i ka dhënë Allahu**.” Nëse ajo nuk ka bashkëshort, atëherë ato janë detyrë e prindit të saj, e vëllait ose e të birit. Nëse ajo nuk ka të afërm, atëherë është e pëlqyeshme që ta ndihmojnë të gjithë njerëzit e tjerë. Profeti thotë: “Ai që ndihmon vejushën dhe të varfrin është si ai që bën xhihad në rrugë të Allahut, ose si ai që falet vazhdimisht natën dhe agjëron vazhdimisht ditën!” **(Buhariu dhe Muslimi)**

[1] *Mahrem* quhet ai që e ka të ndaluar përgjithmonë të martohet me një grua, si: babai, gjyshi e sipër, djali, djali i djalit e më poshtë, vëllai dhe djemtë e tij, djemtë e motrës, xhaxhai dhe daja, babai i bashkëshortit e më sipër, djemtë e burrit e më poshtë; babai, djali dhe vëllai nga gjiri, si dhe burri i vajzës dhe burri i nënës (njerku).

✸ Gruaja ka përparësi të mbajë fëmijën e saj të vogël, për aq kohë sa nuk është e martuar dhe është detyrë e babait të tij të shpenzojë për të nëpërmjet ish-bashkëshortes së tij, për sa kohë fëmija është në prehrin e saj.
✸ Nuk është e pëlqyeshme që gruaja të japë e para selam, veçanërisht nëse është e re, ose ekziston frika sprovave morale.
✸ Është e pëlqyeshme heqja e qimeve nga vendet e turpshme dhe nga sqetullat, si dhe prerja e thonjve çdo ditë xhumaje. Është e papëlqyeshme, nga ana tjetër, që ato të lihen pa prerë për dyzet ditë.
✸ Është e ndaluar (haram) heqja e qimeve të fytyrës, duke përfshirë edhe vetullat, sepse Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Allahu e ka mallkuar atë që heq qimet e fytyrës dhe atë që kërkon nga të tjerët t'ia heqin!" **(Ebu Dawudi)**
✸ Është e ndaluar që gruaja të mbajë zi për ndonjë të vdekur më shumë se tri ditë, përveç burrit të saj, sepse Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Nuk i lejohet një gruaje që beson Allahun dhe Ditën e Fundit të mbajë zi më shumë se tri ditë për një të vdekur, përveç burrit të saj." (Muslimi) Për burrin e saj ajo ka për detyrë që të mbajë zi katër muaj e dhjetë ditë. Gjatë zisë së saj ajo ka për detyrë të mënjanojë zbukurimet dhe parfumet, si shafranin, si edhe vendosjen e bizhuterive; qoftë edhe unazat. Po ashtu, nuk duhen përdorur rrobat me ngjyra të forta, si e kuqja dhe e verdha. Gjithashtu, edhe makiazhin, lyerjen e syve etj. Asaj i lejohet të presë thonjtë, të heqë qimet e sqetullave dhe të lahet. Ajo nuk ka për detyrë të veshë ndonjë rrobë me ngjyrë të caktuar, siç është e zeza. Ajo ka për detyrë që zinë ta mbajë në shtëpinë e burrit të saj. Gruaja e ka të ndaluar të dalë nga shtëpia e burrit të saj, përveçse në raste të domosdoshme**.**
✸ Gruaja e ka të ndaluar të presë flokët pa qenë e nevojshme. Është e lejuar që ajo t'i shkurtojë ato, por me kushtin që të mos u ngjajë burrave, për shkak të hadithit që thotë: "I Dërguari i Allahut i ka mallkuar ato gra që u ngjasojnë burrave!" (Tirmidhiu) Gjithashtu ndalohet t'u ngjasojë jobesimtareve[1], për shkak të hadithit: "Ai që i ngjan një populli, është pjesë e tyre!" **(Ebu Dawudi)**
✸ Gruaja ka për detyrë që kur të dalë nga shtëpia të mbulojë trupin me *xhilbāb* – "manto, pelerinë grash", i cili duhet të përmbushë kushtet në vijim: **1)** të mbulojë të gjithë trupin; **2)** të mos jetë zbukurim në vetvete; **3)** të mos jetë e tejdukshme; **4)** të jetë e bollshme dhe jo e ngushtë; **5)** të mos jetë e parfumosur; **6)** të mos i ngjajë rrobave të burrave; **7)** të mos i ngjajë rrobave të jobesimtareve; **8)** të mos jetë lloj rrobe që bie në sy.

Është e ndaluar të vishen ato rroba që kanë fotografi gjallesash. Po ashtu, është e ndaluar edhe varja/ekspozimi i rrobave me fotografi, si edhe shitja e tyre.

**Pjesët e turpshme të gruas kanë tre aspekte:**

**a.** kundrejt burrit të saj – atij i takon që të shikojë çdo gjë të saj;
**b.** kundrejt grave dhe të afërmve (ata që e kanë të ndaluar të martohen me të) – ata mund të shohin ato pjesë të saj që janë zakonisht të dukshme, si: fytyrën, flokët, dorën, qafën, parakrahun dhe këmbët;

[1] Të mos u ngjajë në një gjë që është bërë si shenjë dalluese ose simbol i tyre (*shën. i recens.*).

**c.** burrat e tjerë nuk duhet të shikojnë asgjë prej saj, përveçse në raste të nevojshme, si në rastin e fejesës, mjekimit e kështu me radhë, sepse fytyra është ajo që të sprovon më shumë nga një grua. Aishja (radijallahu anhu!) ka thënë: "Kur udhëtarët (të hipur mbi kalë, deve etj.) kalonin para nesh, teksa ishim me Profetin (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) në haxh, ulnim xhilbabin nga koka deri në fytyrë; dhe kur kalonin e zbulonim (fytyrën) përsëri." (Ebu Dawudi) Po ashtu, Fatime bint el-Mundhiri (radijallahu anhu!) thotë: "I mbulonim fytyrat prej burrave." **(Hakimi)**

✸ **Ideti**[1] Ideti ndahet në disa lloje: **1)** për atë që është shtatzënë – ideti pas divorcit dhe vdekjes së burrit është deri në lindjen e fëmijës;

**i.** asaj që i ka vdekur bashkëshorti – ideti i saj është katër muaj e dhjetë ditë;

**ii.** ajo që është ndarë në kohën e hajzit – ideti i saj është sa të mbarojnë tre cikle menstruale, dhe kjo periudhë pritjeje mbaron me pastrimin nga cikli i tretë;

**iii.** ajo që nuk e kalon periodën e hajzit, pra të ciklit menstrual – ideti i saj është tre muaj.

Ndërsa gruaja që është në pritje nga një divorc i kthyeshëm, duhet që të qëndrojë me bashkëshortin e saj gjatë këtij ideti, dhe bashkëshortit i lejohet që të shikojë nga ajo ç'të dëshirojë, si dhe të veçohet me të deri në çastin e përfundimit të idetit; kjo sepse Allahu Fuqiplotë mund t'i ribashkojë. Në rast se bashkëshorti do që ta rikthejë gruan, nuk është kusht që gruaja të japë pëlqimin e saj për këtë, natyrisht nëse divorci është i kthyeshëm. Duhet theksuar se rikthimi bëhet duke i thënë: "Të ktheva!", ose duke iu dhënë njëri-tjetrit në marrëdhënie intime.

✸ Gruaja nuk mund ta martojë vetveten. Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ka thënë**:** "Çdo grua që martohet pa lejen e kujdestarit të saj, bën një martesë të pavlefshme!" **(Ebu Dawudi)**

✸ Gruaja e ka të ndaluar t'i lidhë flokët me flokë të tjera[2], ose të bëjë tatuazhe të çfarëdo lloji në trupin e saj. Këto dy veprime janë gjynahe të mëdha, për shkak të këtij hadithi: "Allahu e ka mallkuar atë që lidh flokët dhe atë që i lidhen flokët; atë që bën tatuazh dhe atë që kërkon t'i bëhet tatuazh." **(Buhariu dhe Muslimi)**

✸ Gruaja e ka të ndaluar të kërkojë ndarje nga burri i saj pa ndonjë shkak, sepse Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Ajo grua që i kërkon burrit të saj të divorcohet pa ndodhur ndonjë e keqe e ka të ndaluar erën e Xhenetit!" **(Ebu Dawudi)**

✸ Gruaja duhet që t'i bindet burrit të saj, për aq kohë sa ai nuk urdhëron për të bërë gjynahe, sidomos kur ai e thërret në shtrat. Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Kur burri e thërret gruan e tij në shtrat dhe ajo e kundërshton, e si pasojë ai mbetet i zemëruar, atë e mallkojnë engjëjt derisa të gdhijë!" **(Buhariu dhe Muslimi)**

✸ Gruas i ndalohet të hedhë parfum kur e di se andej nga do shkojë do shkëmbehet me burra të huaj, sepse në një hadith lexojmë: "Ajo grua që hedh parfum dhe kalon pranë njerëzve, të cilët arrijnë ta nuhasin erën e saj, është imorale!" **(Ebu Dawudi)**

---

[1] Periudha e pritjes për t'u martuar pas ndarjes ose vdekjes së burrit (shënim i përkthyesit).

[2] Ajo praktikë që njihet nëpër sallonet e bukurisë si *extensions*.

# Namazi

Ezani dhe ikameti janë dy farze *kifāje*[1] për ata burra/djem që janë vendas, dhe sunet për ata që janë në udhëtim. Thirrja e tyre është e papëlqyeshme për gratë. Ezani dhe ikameti nuk janë të saktë para hyrjes së kohës së namazit, me përjashtim të sabahut, namaz në të cilin lejohet të thirret ezani i parë që pas gjysmës së natës.

**Kushtet paraprake të namazit:** **1)** të qenurit musliman; **2)** mendja e shëndoshë; **3)** mosha e pjekurisë; **4)** pastrimi në rast se është e mundur; **5)** hyrja e kohës – koha e drekës është kur dielli të zbresë nga zeniti dhe vazhdon derisa hija e çdo gjëje të bëhet sa vetë gjëja. Më pas vjen namazi i ikindisë, koha e pëlqyeshme e të cilit është kur hija e çdo gjëje të bëhet sa dy herë gjëja e deri në perëndim të diellit. Më pas vijon koha e namazit të akshamit, që është deri me humbjen e të kuqërremtës nga horizonti. Pastaj vjen koha e namazit të jacisë, ku koha e pëlqyeshme është deri në mesnatë, dhe kufiri i fundit është agimi. Ndërsa koha e sabahut zgjat deri me lindjen e diellit; **6)** mbulimi i pjesëve të turpshme[2]; **7)** mënjanimi me sa të jetë e mundur i papastërtive nga trupi, nga rrobat dhe nga vendi i faljes; **8)** kthimi nga kibla me sa të jetë e mundur; **9)** nijeti.

**Shtyllat e namazit:** **1)** qëndrimi në këmbë është obligim, për aq sa është e mundur; **2)** tekbiri fillestar; **3)** leximi i sures *Fātihah*; **4)** rukuja në çdo rekatë; **5)**ngritja nga rukuja; **6)** qëndrimi drejtë në këmbë pas rukusë; **7)** bërja sexhde me të shtatë gjymtyrët; **8)** ulja mes dy sexhdeve; **9)** leximi i tehijatit të fundit; **10)** ulja në tehijatin e fundit; **11)** dërgimi salavatë mbi Profetin në tehijatin e fundit; **12)** dhënia selam në krahun e djathtë; **13)** qetësimi gjatë të gjitha lëvizjeve në namaz; **14)** ruajtja e radhës.

Nëse nuk plotësohen këto kushte, namazi nuk është i vlefshëm. Një rekat bëhet i pavlefshëm nëse njëra prej këtyre shtyllave mungon, nga harresa ose me qëllim.

**Vaxhibet e namazit:**

**i.** të gjitha tekbiret, me përjashtim të të parit;
**ii.** thënia *Semi'Allahu limen hamideh!* nga imami dhe ai që falet vetëm;
**iii.** thënia *Rabbenā lekel-hamd!* gjatë ngritjes nga rukuja;
**iv.** thënia një herë në ruku *Subhāne rabbijel-'adhīm!*;
**v.** thënia një herë në sexhde *Subhāne rabbijel-e'lā!*;
**vi.** thënia *Rabbigfirlī!* ndërmjet dy sexhdeve;
**vii.** leximi i tehijatit të parë;
**viii.** ulja në tehijatin e parë.

---

[1] Farz *kifāje* është ai lloj obligimi që lidhet me një grup të mjaftueshëm muslimanësh, të cilët, në rast se e kryejnë atë mjaftueshëm, bie obligimi për muslimanët e tjerë. Në të kundërt, nëse asnjë nuk e kryen, që të gjithë janë gjynahqarë.

[2] Pjesët e turpshme, ose *aureti*, janë ato pjesë cilat është turp që të shfaqen. Kështu, aureti i meshkujve që kanë mbushur moshën shtatë vjeçare është vetëm pjesa e përparme dhe e pasme; e atij që ka mbushur moshën dhjetë vjeçare është gjithçka mes kërthizës dhe gjunjëve. Ndërkaq, aureti i gruas së lirë e të rritur është i gjithë trupi, përveç fytyrës, që është e papëlqyeshme të mbulohet në namaz, me përjashtim të rasteve kur ka prani burrash të huaj, ku ajo është e detyruar ta mbulojë. Nëse fal namaz ose bën tavaf rreth Qabesë, dhe një pjesë e trupit të saj zbulohet, për shembull, parakrahu, ibadeti i saj është i pavlerë, jo i saktë. Ndërsa aureti i rëndë (pjesa e përparme dhe e pasme) duhet të mbulohet qoftë edhe jashtë namazit, dhe zbulimi i tyre, edhe në errësirë apo në vetmi, është i papëlqyeshëm, me përjashtim të rasteve të nevojshme.

**Nëse këto vaxhibe lihet me qëllim, namazi është i pavlefshëm. Ndërsa kur lihen nga harresa, duhet bërë sexhdja e harresës.**

**Sunetet e namazit** Sunetet e namazit ndahen në fjalë dhe vepra. Nëse lihen sunetet, qoftë edhe me qëllim, namazi nuk bëhet i pavlefshëm.

**Sunetet me fjalë:**

**i.** thënia e lutjes hyrëse në namaz (subhanekja);
**ii.** thënia *E'ūdhu bil-lāhi minesh-shejtānir-raxhīm!* dhe *Bismil-lāhi-r-rahmāni-r-rahīm!*;
**iii.** thënia *Āmīn!* me zë në namazet që janë me zë;
**iv.** leximi i disa ajeteve kuranore sipas mundësisë, pas fatihasë;
**v.** këndimi me zë nga imami në namazet me zë (ai që falet pas imamit e ka të ndaluar të lexojë me zë, ndërsa ai që falet vetëm vepron sipas dëshirës);
**vi.** thënia *Hamden kethīran tajjiben mubāraken fīh!* pasi themi *Rab-benā lekel hamd!*;
**vii.** çdo *tesbīh* (thënia *Subhāne rabbijel-'adhīm!* në ruku dhe *Subhāne rabbijel-e'lā!* në sexhde) që thuhet më shumë se një herë, si edhe thënia *Rabbigfirlī!* mes dy sexhdeve dhe lutja para se të japim selam.

**Sunetet me veprime:**

**i.** ngritja e dy duarve kur themi tekbirin fillestar, në ruku dhe kur ngrihemi prej tij, si edhe kur ngrihemi nga tehijati i parë;
**ii.** vendosja e dorës së djathtë mbi të majtën nën kraharor kur jemi në këmbë;
**iii.** shikimi në vendin e sexhdes;
**iv.** lënia hapësirë mes dy këmbëve kur jemi në këmbë;
**v.** fillimi i sexhdes duke vendosur së pari gjunjët, në vijim dy duart dhe në fund ballin bashkë me hundën;
**vi.** largimi i dy krahëve nga të dyja ijët;
**vii.** largimi i barkut nga dy kofshët dhe kofshët nga dy kërcinjtë;
**viii.** lënia e një hapësire të vogël midis gjunjëve;
**ix.** ngritja e të dy këmbëve në gjendje të ndarë mesatarisht, duke vendosur pjesën e brendshme të dy gishtave mbi tokë;
**x.** vendosja e dy duarve afër dy supeve, të shtrira dhe me gishta të bashkuar;
**xi.** ngritja në këmbë me shpinën e dy këmbëve, duke shtrënguar të dy gjunjët me të dyja duart;
**xii.** ulja mbi dy këmbët mes dy sexhdeve dhe në tehijatin e parë (*el-iftirāsh*) dhe ulja me vithe në tokë, duke i kaluar dy këmbët djathtas (*et-teweruk*) në tehijatin e dytë;
**xiii.** vendosja e dy duarve të shtrira dhe me gishta të bashkuar mbi dy gjunjë, kur jemi mes dy sexhdeve dhe në tehijatë, veçse në dorën e djathtë mblidhet gishti i madh dhe i mesit në formë rrethi, e me gishtin tregues bën shenjë kur kujton Allahun dhe kur bën dua, duke treguar për njësinë e Allahut;
**xiv.** kthimi i kokës në të djathtë dhe në të majtë kur japim selam, dhe dhënia e selamit fillimisht nga e djathta.

**Sexhdja e harresës** Kjo sexhde është sunet kur bën një veprim të ligjëruar në vendin që nuk i takon, siç është leximi i Kuranit në sexhde. Ajo është e lejuar të bëhet nëse lihet një sunet; ndërkohë që është e detyrueshme kur shtohet një ruku, ose një sexhde, ose një qëndrim në këmbë, ose një ulje, ose kur jep selam para

përfundimit të namazit, ose kur deformohet kuptimi i një fjale, ose kur lë një vaxhib, ose kur dyshon se ke shtuar diçka gjatë faljes. Ndërkaq namazi bëhet i pavlefshëm kur sexhdja e harresës lihet qëllimisht. Nëse do, dy sexhdet e harresës i bën para ose pas selamit. Nëse harron të bësh dy sexhdet e harresës dhe kalon një kohë relativisht e gjatë, detyrimi për të bërë sexhdet e harresës rrëzohet.

**Përshkrimi i namazit** Në çastin që çohemi për të falur namazin, kthehemi nga kibla dhe themi *Allāhu ekber!* Këtë frazë dhe të gjitha tekbiret e tjera imami i thotë me zë, për ta dëgjuar ata që janë pas. Kurse ata që nuk janë imamë e thonë me zë të ulët. Kur bëjmë tekbirin fillestar, i ngrejmë duart deri afër supeve. Më pas i lëshojmë dhe, me dorën e djathtë kapim dorën e majtë dhe i vendosim nën kraharor, ndërkohë që shikimin e përqendrojmë në vendin ku do bëjmë sexhden. Më tutje, namazin e hapim me disa lutje të transmetuara nga Profeti, si, për shembull**:**

*Subhāneke-All-llāhume we bihamdike we tebārek-es-muke we te'ālā xhed-duke we lā ilāhe gajruke!* Mandej themi *E'ūdhu-bilāh*-in dhe më pas lexojmë *Bismilāh-in*. Më tutje lexojmë suren *El-Fātihah*. Për atë që falet pas imamit është sunet ta lexojë këtë sure nën zë, ndërkohë që imami pushon së lexuari, dhe kur ai lexon pa zë në namazet me zë. Ndërsa kur namazi është pa zë, e kemi vaxhib ta lexojmë. Më pas lexojmë disa ajete nga Kurani. Është e pëlqyeshme që në namazin e sabahut të lexojmë një prej sureve të gjata, në aksham sure të shkurtra dhe në namazet e tjera sure mesatare. Suret e gjata e të shkoqura nisin nga surja *Kāf* gjer te surja *En-Nebe'*. Suret e mesme nisin nga surja *En-Nebe'* deri tek surja *Ed-Duhā*. Ndërsa të shkurtrat nisin me suren *Ed-Duhā* deri te surja En-Nās. Në namazin e sabahut, në dy rekatet e para të namazit të akshamit dhe të jacisë imami lexon me zë, në të tjerët pa zë. Pastaj bëjmë tekbir dhe biem në ruku. Në ruku duart i vendosim mbi dy kupat e gjunjëve; gishtërinjtë i mbajmë të hapur; kurrizin e shtrijmë dhe kokën e mbajmë drejtë; dhe në këtë pozicion themi tri herë: *Subhāneh rabijel 'adhīm!* Pastaj ngrejmë kokën duke thënë *Semi'Allāhu limen hamideh!* Kur drejtohemi në këmbë, themi: *Rab-benā we lekel-hamd, hamden kethīran tajjiben mubāraken fīh, mil'u semāwāti we mil'ul-erdi we mil'e mā shi'te min shej'in be'ad!* Më pas biem në sexhde duke thënë *Allāhu ekber!* Në sexhde, të dy krahët i mbajmë larg nga ijët, barkun larg nga kofshët dhe të dyja duart i vendosim afër supeve. Dy këmbët i mbajmë pingul dhe gishtërinjtë e këmbëve e të duarve i drejtojmë kah kibla. Mandej themi tri herë: *Subhāneh rabijel-e'lā!* Në sexhde mund të shtojmë ndonjë lutje të transmetuar, ose çfarëdolloj lutjeje që dëshirojmë. Në vijim ngremë kokën duke thënë *Allāhu ekber!* dhe këmbën e majtë e shtrijmë dhe ulemi mbi të, kurse të djathtën e mbajmë të ngritur pingul dhe gishtërinjtë e saj i drejtojmë në anën e kibles, ose mund t'i ngrejmë që të dyja këmbët bashkë me gishtërinjtë dhe të ulemi në thembra. Në këtë pozicion themi dy herë *Rab-big firlī!*, dhe mund të shtojmë gjithashtu: *Werhamnī, wexh'burnī, wer'fa'nī werzuk'nī, wen'surnī, weh'dinī, we'afinī!* Pastaj bëjmë edhe sexhden e dytë si të parën. Mandej e ngrejmë kokën duke thënë tekbirin. Në këmbë çohemi me gjunjë dhe vijojmë me rekatin e dytë si me të parin. Pasi të kemi mbaruar edhe rekatin e dytë, ulemi në tehijatë në formën e "iftirashit" dhe dorën e majtë e vendosim mbi gjurin e majtë, kurse e dorën e

djathtë mbi gjurin e djathtë. Nga dora e djathtë bashkojmë dy gishtërinjtë e vegjël, gishtin e madh dhe atë të mesit i bashkojmë duke krijuar një rreth, dhe me gishtin tregues bëjmë me shenjë, dhe themi: *Et-tehijjātu lil-lāhi wes-salawātu wet-tajjibātu, es-selāmu alejke ejjuhen-nebījju, we rah-metull-llāhi we berekātuhu, es-selāmu ʿalejna we ʿalā ʿibādil-lahis-salihīn. Eshhedu en lā ilāhe il-lAll-llāh, we eshhedu enne Muham-meden ʿabduhu we resūluhu!* Pastaj çohemi për në rekatin e tretë dhe të katërt (në namazet që kanë tre dhe katër rekate) me tekbir. Po ashtu, këto rekate i falim si të parat, por pa zë, dhe lexomë vetëm suren *Fātihah*, dhe më pas ulemi në tehijatin e dytë në formën *teweruk*[1] (kjo lloj uljeje bëhet në ato namaze që kanë dy tehijate). Pasi themi tehijatin e parë, shtojmë: *All-llāhumme sal-li ʿalā Muhammedin we* □*alā āli Muhammed, kemā sal-lejte ʿalā Ibrāhīme we ʿalā āli Ibrāhīm inneke Hamīdun Mexhīd. All-llāhumme bārik ʿalā Muhammedin we ʿalā āli Muhammed kemā bārekte ʿalā Ibrāhīme we ʿalā āli Ibrāhīm inneke Hamīdun Mexhīd!* Në këtë pozicion është sunet të thuhet: *All-llāhumme innī eʿūdhu bike min ʿadhābil-kabr, we eʿūdhu bike min fitnetil-Mesīhid-Dexhxhāl, we eʿūdhu bike min fitnetil-mahjā wel-memāt! All-llāhumme innī eʿūdhu bike minel-me'themi wel-magrem!* Si dhe të tjera lutje që na janë përcjellë. Në fund japim selam nga të dyja anët, duke kthyer fytyrën në krahun e djathtë e duke thënë *Es-selāmu ʿalejkum we rahmetullāh!* E njëjta gjë edhe në krahun e majtë. Pastaj është sunet të themi lutjet që janë transmetuar.[2]

### Namazi i të sëmurit

I sëmuri falet ulur, nëse ka probleme me qëndrimin në këmbë. Nëse edhe ulur nuk mund të falet, atëherë falet në ijë[3]. Nëse edhe këtë veprim nuk e ka të mundur, atëherë falet në shpinë. Nëse i sëmuri nuk mund të bëjë rukunë ose sexhden, thjesht ul kokën aq sa e ka të mundur, dhe e ka për detyrë t'i përsërisë namazet që i kanë kaluar. Nëse i sëmuri e ka të vështirë të falë çdo namaz në kohën e tij, i lejohet të bashkojë drekën me ikindinë dhe akshamin me jacinë, në kohën e çdonjërës prej tyre.

### Namazi i udhëtarit

Nëse distanca e udhëtimit është rreth 85 km, dhe udhëtimi nuk bie ndesh me normat e fesë, namazet me katër rekatë mund t'i shkurtojë në dy rekatë. Nëse udhëtari

---

[1] Ulja me vithe në tokë, duke i kaluar dy këmbët djathtas (*shën. i përkth.*).

[2] Lutjet e transmetuara janë si vijon: të thotë tri herë *Estagfirullah!*, pastaj: *All-llahume entes-selamu ue minkes-selamu tebarekte já dhel xhelali uel-ikram. La ilahe il-lAll-llahu wahdehu la sherike leh, lehul mulku we lehul hamdu we huwe ʻala kul-li shejin kadir. La ilahe il-lAll-llahu wahdehu la sherike leh, lehul mulku we lehul hamdu we huwe ala kul-li shejin kadir, la hawle we la kuwwete il-la bil-lah, la ilahe il-lAll-llahu we la na'budu il-la ijjahu lehun-ni'metu we lehul-fadlu we lehuth-thenau-hasen. La ilahe il-lAll-llahu muhlisine lehud-din we lew kerihel-kafirûn. Allahumme la mânia lima eatajte we la mu'ti lima mena'te we la jenfeu dhelxhed-di minke el xhed-du!* Ndërsa pas namazit të sabahut dhe të akshamit thuhet: *La Ilahe il-lAll-llahu wahdehu la sherike leh, lehul mulku we lehul hamdu juhjí we jumitu we huwe alá kul-li shej`in kadir!* (dhjetë herë), dhe mandej: *SubhanAll-llah, wel-hamdulil-lah, wAll-llahu Ekber!*, nga 33 herë secilën, dhe në herën e njëqindtë thotë: *La ilahe il-lAll-llahu wahdehu la sherike leh, lehul mulku we lehul hamdu we huve ala kul-li shejin kadir*. Pastaj lexohet ajeti *Kursij*; më pas: *Kul huwAllahu ehad!*, *Kul eûdhu birab-bil felek!* dhe *Kul eûdhu birab-bin-nâs!* Ndërkaq, tri suret e fundit për aksham dhe për sabah përsëriten nga tri herë.

[3] Ana e djathtë ose e majtë e njeriut ose e diçkaje (shën. i përkth.).

bën nijet që gjatë udhëtimit të qëndrojë në një vend më shumë se katër ditë, që në momentin që mbërrin ai duhet t'i falë namazet e plota, pa i shkurtuar. Nëse udhëtari falet pas atij që është vendas ose i kujtohet një namaz që e ka lënë pa falur kur ka qenë vendas, ose e kundërta, ai duhet që t'i falë të plota në të gjitha rastet e mëparshme. Udhëtarit i lejohet që t'i falë të plota namazet, por shkurtimi është më i mirë.

**Namazi i xhumasë** Namazi i xhumasë ka më shumë vlerë se namazi drekës. Ai është një namaz i veçantë dhe nuk është shkurtim i namazit të drekës. Kështu që ai nuk lejohet që të falet me katër rekate, dhe nuk lejohet të bashkohet me namazin e ikindisë, edhe nëse ekziston shkaku për t'i bashkuar.

**Namazi i vitrit** Namazi i vitrit është sunet. Koha e tij fillon pas namazit të jacisë e deri në agim. Vitri mund të falet me një rekatë, dhe numri më i madh me të cilin mund të falet është njëmbëdhjetë. Është mirë që në namazin e vitrit të jepet selam çdo dy rekate. Numri më i paktë i përshtatshëm për vitrin është tre rekate me dy selame. Është sunet që gjatë rekatit të parë të vitrit të lexohet surja *El-E'alā*, në rekatin e dytë surja *El-Kāfirūn* dhe në të tretin surja *El-Ihlās*. Është e pëlqyeshme që duaja e kunutit të lexohet pas rukusë, duke ngritur dy duart e duke u lutur me zë, qoftë edhe kur falemi vetëm.

**Namazi i xhenazes**

Larja e muslimanit të vdekur, qefinosja e tij, namazi për të, mbajtja dhe varrosja e tij është farz kifaje. Përjashtim nga ky rregull bën dëshmori në betejë, i cili nuk lahet dhe nuk qefinoset, por namazi lejohet t'i falet, dhe varroset në atë gjendje në të cilën ka vdekur. Burrat qefinosen me tri copa të bardha, ndërsa gratë më pesë: izari[1], himari[2], këmisha dhe dy copa mbështjellëse. Është sunet që imami dhe *munferid*-i[3] të qëndrojnë drejt kraharorit të burrit; ndërsa kur xhenazja është grua, në mes. Namazi i xhenazes ka katër tekbire, dhe duart ngrihen për çdo tekbir. Pas tekbirit të parë thuhet *eûdhu bilah*-i dhe *bismilahi* dhe më pas lexohet pa zë vetëm surja *El-Fātiha*. Pastaj bëhet tekbiri i dytë dhe pas tij dërgon salavate mbi Pejgamberin (sal-lallahu alejhi ue sel-lem). Mandej bëhet tekbir për herë të tretë dhe bëhet duaja për të vdekurin. Në vazhdim bëhet tekbiri i katërt, qëndrohet disa çaste dhe jepet selam. Është e ndaluar ngritja e varrit më shumë se një pëllëmbë; po ashtu edhe lyerja e tij, puthja, parfumosja, shkrimi, ulja ose ecja mbi të. Është e ndaluar ndezja e qirinjve dhe gjëra të kësaj natyre. Gjithashtu është i ndaluar edhe tavafi rreth tij; ndërtimi i xhamisë mbi të ose varrosja në xhami. Është detyrim që çdo ndërtim sipër varrit të rrënohet.

✸ Për fjalët e ngushëllimit nuk ka ndonjë kufizim. Ndër fjalët që mund të thuhen janë: *E'adhamallahu exhrak, we ahsene 'azáek we gafera limejjitik!* – "Allahu ta rrittë shpërblimin, ta shtoftë durimin dhe e faltë të ndjerin!" Ndërsa kur ngushëllojmë një musliman për një të vdekurin e tij jomusliman, themi: *E'adhamallahu exhrak, we ahsene 'azáek!* – "Allahu të rrittë shpërblimin e të shtoftë durimin!"

✸ Ngushëllimi i jomuslimanit është i ndaluar, qoftë edhe për një musliman.

---

[1] Copë që mbulon trupin nga gjysma e poshtë (*shën. i përkth.*).
[2] Copë që mbulon kokën dhe qafën (*shën. i përkth.*).
[3] Ai që falet pa imam (*shën. i përkth.*).

✷ Ai që e di se familja e tij do vajtojë, e ka për detyrë t'i këshillojë që të heqin dorë nga vajtimi, përndryshe i vdekuri do dënohet nga vajtimi i tyre.
✷ Imam Shafiu (Allahu e mëshiroftë!) ka thënë: "Ulja për ngushëllim[1] është e papëlqyeshme (*mekrūh*)." Familjarët nuk duhet të mblidhen, por të vazhdojnë punët dhe nevojat e tyre, burra apo gra qofshin.
✷ Gatimi i ushqimit për familjarët e të vdekurit është sunet. Nga ana tjetër, është e papëlqyeshme (*mekrūh*) të hahet nga ushqimi i gatuar prej tyre, ose gatimi për ata që grumbullohen në atë familje.
✷ Vizita e varrit të muslimanit është sunet, por bërë rrugë të gjatë. Lejohet që edhe varri i të vdekurit jomusliman të vizitohet. Ndërkaq, jomuslimani nuk ndalohet të vizitojë një varr muslimani.
✷ Është sunet për atë që hyn në varreza të thotë: *Es-selamu 'alejkum ehled-dijari minel-mu`miníne wel-muslimín, we inná insháAllahu bikum láhikûn, [jerhamulla-hul-mus-takdimí-ne minna wel-muste`hirín] Nes`elullahe lena we lekumul-'áfijeh. Allahum-me la tehrimna exhrahum we la teftin-nâ be'adehum wagfir lenâ we lehum!* – "Shpëtimi qoftë mbi ju, o banorë të varreve, besimtarë dhe muslimanë! Edhe ne – në dashtë Allahu! – do t'ju bashkohemi! Allahu i mëshiroftë ata që kanë kaluar dhe ata që do vijnë pas nesh! E lusim Allahun që të na shpëtojë ne dhe ju! O Zot, mos na privo nga shpërblimi i tyre, mos na sprovo pas tyre dhe na fal ne dhe ata!"

**Namazi i dy bajrameve** Namazi i bajrameve është farz i kifaje. Falja e tij bëhet në kohën e duhasë (paradites). Nëse merret se është bajram pas kohës së drekës, atëherë namazi i bajramit falet të nesërmen. Kushtet e namazit të dy bajrameve janë si të xhumasë, përveç dy hutbeve. Është e papëlqyeshme (*mekrūh*) të falen namaze nafile (vullnetare) në faltore para ose pas namazeve të bajrameve.

**Përshkrimi i namazit të dy bajrameve**

Namazi i bajrameve ka dy rekatë: në rekatin e parë, pas tekbirit fillestar, para se të themi *eûdhu bilah*-in, bëjmë gjashtë herë tekbir, dhe në rekatin e dytë pesë të tilla para leximit të fatihasë. Duart ngrihen në çdo tekbir. Më pas themi *eûdhu bilah*-in dhe lexojmë me zë suren *El-Fātiha*. Pas saj lexojmë suren *Seb-bihisme rab-bikel e'alâ...*, ndërsa në rekatin e dytë (pas sures *El-Fātiha*) lexojmë suren *El-Gāshijeh.* Pasi imami jep selam, mban dy hutbe, si në hutben e xhumasë, por në këtë rast është sunet që të bëjë sa më shumë tekbire. Edhe nëse namazin e bajrameve e fal si dy rekate nafile, namazi është i saktë, sepse tekbiret shtesë janë sunet.

**Namazi i eklipsit** Namazi i eklipsit është sunet. Ai fillon me eklipsin e diellit ose të hënës, derisa të përfundojë. Ai nuk falet kaza (më vonë), nëse arsyeja e faljes së tij mungon. Ai falet në dy regate: në rekatin e parë lexojmë suren *El-Fātiha* me zë, si dhe një sure të gjatë. Pastaj bëjmë rukunë (të gjatë); më pas ngrihemi nga rukuja duke thënë *semiallahu*-n dhe *rabbena*-në dhe nuk bëjmë sexhde, por lexojmë suren *El-Fātiha* dhe një sure tjetër të gjatë. Në vazhdim bëjmë rukunë (të gjatë), ngrihemi prej saj dhe biem në sexhde, duke qëndruar gjatë. Në vazhdim

---

[1] Domethënë, që familjarët e të vdekurit të mblidhen në një shtëpi e të presin të gjithë ata që duan t'i ngushëllojnë.

edhe rekatin e dytë e falim si rekatin e parë. Pas tyre ulemi në tehijatë dhe japim selam. Nëse me'mumi[1] nuk e mbërrin rekatin e parë, nuk e ka kapur rekatin.

**Namazi për kërkimin e shiut (*istiska*)**

Kur vendin e përfshin thatësira dhe nuk bie shi, është sunet të falet namazi i istiskasë. Koha, mënyra dhe rregullat e saj janë po ato të namazit të bajramit, veçse në namazin e istiskasë mbahet vetëm një hutbe pas namazit. Është sunet që rrobat e jashtme të kthehen përmbys, në shenjë optimizmi për ndryshimin e situatës.

**Namazet nafile (vullnetare)**

Është vërtetuar se Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) falte dymbëdhjetë rekatë namaz krahas namazeve të detyrueshme. Këto rekatë janë: katër rekatë para drekës dhe dy pas saj, dy rekatë pas akshamit, dy pas jacisë dhe dy para namazit të sabahut. Po ashtu, nga Profeti është përcjellë edhe falja e namazeve të tjera nafile.

**Kohët në të cilat është e ndaluar të falet namaz**

Është e ndaluar (haram) falja e namazeve nafile, ose të një pjese të tyre në kohët për të cilat ka argumente se janë të ndaluara.

**Këto kohë janë:**

**i.** pas faljes së sabahut e deri në lindjen e diellit (derisa ai të ngrihet sa një shtizë;
**ii.** kur dielli është në kupë të qiellit, derisa të largohet prej tij;
**iii.** pas namazit të ikindisë e deri në perëndimin e diellit.

Ndërsa ato namaze që kanë një shkak janë të lejuara dhe të sakta në këto kohë, si: namazi në nderim të xhamisë, dy rekatet e tavafit, dy rekatet e sabahut, namazi i xhenazes, dy rekatet e abdesit, sexhdja e leximit dhe e falënderimit.

**Disa rregulla rreth xhamisë**

Ndërtimi i xhamive, aq sa përbën nevojë, përbën edhe detyrim. Ato janë vendet më të dashura të Allahut. Brenda tyre është e ndaluar kënga dhe duartrokitja. Po ashtu, edhe muzika, recitimi i poezive të ndaluara[2], përzierja e burrave me gratë, marrëdhëniet intime dhe shitblerja. Madje është sunet që atij që shet në xhami t'i thuhet: "Mos paç fitime!". Është e ndaluar që të kërkohet malli/sendi i humbur në xhami, për të cilën është sunet të thuhet: "Zoti mos ta ktheftë më!" Mësimdhënia me fëmijët është e lejuar; akti i martesës, gjykimi, recitimi i poezive të lejuara, gjumi për atë që bën itikaf, për mikun, të sëmurin, për gjumin e drekës etj. Është sunet që kur jemi në xhami të ruhemi nga fjalët e tepërta, grindjet, bisedat e gjata dhe ngritja e zërit. Është e papëlqyeshme (*mekrūh*) që ato të përdoren si rrugë kalimi, pa qenë nevoja. Shtresat e saj, ndriçimi dhe energjia elektrike nuk lejohet të përdoren, për shembull, për sebepe të caktuara.

---

[1] Ai që falet pas imamit (*shën. i përkth.*).
[2] Poezi të ndaluara janë ato që i kundërvihen fesë dhe moralit (*shën. i përkth.*).

# Zekati

**Llojet e zekatit: Zekati është detyrë për katër lloje pasurish:**
**1)** bagëtitë; **2)** prodhimet e tokës; **3)** ari, argjendi dhe monedhat; **4)** mallrat e tregtisë.

**Kur bëhet i detyrueshëm zekati?**

**Që zekati të jetë detyrim duhet të plotësohen pesë kushte:**
1) të qenurit musliman; 2) të jesh i lirë, domethënë, të mos jesh rob; 3) arritja e vlerës së nisabit; 4) pronësia e plotë; 5) kalimi i një viti të plotë hënor, më përjashtim të frutave dhe drithërave të tokës (ngaqë për to nuk është kusht kalimi i një viti, por zekati e ka kohën atëherë kur vilen).

**Zekati i kafshëve** Zekati i kafshëve përfshin këto kafshë: devetë, lopët dhe bagëtitë e imëta. Që zekati të jetë i detyrueshëm mbi këto lloje, duhet të plotësohen dy kushte:
**i.** të kullosin përgjatë një viti ose në pjesën më të madhe të tij;
**ii.** të shërbejnë vetëm për shtim dhe për prodhimin e qumështit e të mishit.

**Zekati për devetë është si në tabelën e mëposhtme:**

| Numri i deveve | 1-4 | 5-9 | 10-14 | 15-19 | 20-24 | 25-35 | 36-45 | 46-60 | 61-75 | 76-90 | 91-120 |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Zekati i tyre | Nuk ka zekat | Një dele | Dy dele | Tri dele | Katër dele | Një deve një vjeçe | Një deve dy vjeçe | Një deve tre vjeçe | Një deve katër vjeçe | Dy deve dy vjeçe | Dy deve tre vjeçe |
| Nëse janë më shumë se 120, për çdo 50 jepet një deve tre vjeçe, dhe për çdo 40 një deve dy vjeçe. | | | | | | | | | | | |

**Zekati për lopët[1]:**

| Numri | 1-29 | 30-39 | 40-59 |
|---|---|---|---|
| Zekati për të | Nuk jepet zekat | Një viç një vjeçar | Një mëshqerrë dy vjeçare |
| Nëse janë më shumë se 60, për çdo 30 jepet një viç një vjeçar, dhe për çdo 40 një mëshqerrë dy vjeçare. | | | |

**Zekati për bagëtitë e imëta[2]:**

| Numri | 1-39 | 40-120 | 121-200 | 201-399 |
|---|---|---|---|---|
| Zekati i tij | Nuk jepet zekat | Një dele mbi 6 muaj, ose një dhi mbi një vjeç | Dy dele mbi 6 muajshe ose dy dhi mbi një vjeçe secila | Tri dele mbi 6 muajshe, ose tri dhi, secila mbi një vjeçe |
| Nëse janë më shumë se 400, për çdo 100 jepet një dele. Nga bagëtitë e imëta nuk vlen për zekat e dobëta, e verbra, e mplakura, ajo që rrit të voglin, ajo që është me barrë dhe as ajo që kushton shtrenjtë. | | | | |

**Zekati i prodhimeve tokësore** Është detyrë të jepet zekat për çdo frut dhe drithë të prodhuar nga toka, por me tre kushte:
**i.** të jenë prej atyre që maten me *kejl*[3] dhe depozitohen, siç janë drithërat: elbi, gruri etj., ose nga frutat, siç mund të jetë rrushi i thatë dhe hurmat (kryesisht ato arabe). Ndërsa për ato që nuk maten dhe nuk depozitohen, si perimet dhe bishtajat, nuk jepet zekat;

[1] Te lopët futet edhe bualli (*shën. i përkth.*).
[2] Ku përfshihen edhe dhitë (*shën. i përkth.*).
[3] Njësi matëse e vëllimit, jo e peshës (*shën. i përkth.*)

**ii.** arritja e *nisāb*-it[1], që është 653 kg. e sipër;

**iii.** prodhimi të jetë i gjithi pasuri e një pronari në çastin e dhënies së zekatit. Ndërkaq, koha e dhënies së zekatit është në kohën e korrjes, ndërsa për frutat në kohën e pjekjes së tyre. Është detyrë të jepet një e dhjeta (1/10), nëse për ujitjen e tyre nuk është derdhur mund (pra kur ujiten nga shiu ose përmes lumit), ose një e njëzeta, nëse për ujitjen e tyre është derdhur mund (fjala vjen, me anë të nxjerrjes së ujit nga pusi etj.). Ndërsa nëse një herë është ujitur me mundime dhe një herë tjetër pa mundime, do merret parasysh mënyra se si është bërë pjesa më e madhe e ujitjes.

**Zekati i monedhave** **Monedhat ndahen në dy lloje:**

**i.** ari – për të cilin nuk jepet zekat pa arritur në 85 gr.;

**ii.** argjendi – për të cilin nuk jepet zekat derisa të plotësohen 595 gr.

Ndërkaq, për paratë nuk jepet zekat, nëse vlera e tyre, deri në çastin e dhënies së zekatit, nuk arrin nisabin e arit ose të argjendit. Sasia e zekatit të monedhës së arit dhe argjendit është 2.5%.

Për bizhuteritë (prej ari dhe argjendi) e lejuara për përdorim vetjak nuk kanë zekat. Ndërsa ato që janë të përgatitura për t'u dhënë me qira, ose për t'u depozituar, duhet dhënë. Grave u lejohet ta përdorin arin dhe argjendin në veshje sipas zakonit. Gjithashtu, lejohet vendosja në sasi të vogël e argjendit nëpër enë.

Burrave u lejohet ta përdorin argjendin në sasi të vogla, si në unazë, në syze etj. Kurse vendosja e arit nëpër enë është e ndaluar. Burrave u lejohet, gjithashtu, që ta përdorin arin në sasi shumë të vogla, si nëpër kopsat e rrobave, për veshje dhëmbësh etj., por pa u ngjarë grave.

Ai që ka një pasuri e cila shtohet dhe pakësohet, dhe e ka të vështirë që të japë zekatin e çdo sasie kur plotësohet viti, e jep atë në një ditë të cilën e cakton vetë. Në atë ditë ai bën llogarinë se sa zotëron, dhe jep 2.5%, edhe nëse një pjesë e pasurisë së tij nuk e ka mbushur vitin. Ai që ka rrogë, një shtëpi të lënë më qira, ose tokë, nëse ai nuk depoziton asgjë prej tyre, nuk e ka për detyrë të japë zekat, edhe nëse janë shumë; por, nëse ai depoziton diçka, duhet të japë zekat për të pasi të ketë kaluar një vit. Nëse e ka të vështirë që ta japë zekatin kur mbushet viti, e jep në një ditë që e cakton vetë, siç e thamë më lart.

**Zeqati i borxhit** Ai që ka dhënë borxh një të pasuri, ose ka një pasuri të caktuar diku, e që në të ardhmen arrin ta marrë, duhet të japë zekatë për vitet e kaluara. Nëse nuk arrin ta marrë borxhin, siç është rasti kur i japim borxh një të falimentuari, atëherë nuk jepet zekat, sepse ai nuk arrin ta administrojë atë pasuri.

**Zekati i tregtisë** (mallrat tregtare)

**Për mallrat e tregtisë nuk jepet zekat pa u plotësuar katër kushte:**

**1)** të jenë në posedim të tij; **2)** të jenë për tregti; **3)** vlera e tyre të arrijë nisabin (vlera fillestare e nisabit  të arit dhe të argjendit); **4)** të kalojë një vit.

Nëse këto kushte plotësohen, atëherë jepet zekat nga vlera e tyre. Nëse bëhet fjalë për ar, argjend ose të hodha, ato ua bashkon vlerave të mallit për treg, për të plotësuar nisabin. Nëse mallin e tregut synon ta përdorë për përdorim vetjak, si janë

---

[1] Me *nisāb* nënkuptojmë përmbushjen e sasisë së duhur të pasurisë, e cila e detyron dhënien e zekatit (*shën. i përkth.*).

rrobat, shtëpinë, makinën etj., atëherë nuk jepet zekat. Nëse më pas synon t'i përdorë përsëri për tregti, ato duhet të kalojnë një vit e më pas të jepet zekati i tyre.[1]

**Zekati[2] i fitrit** Zekati i fitrit është detyrë për çdo musliman që ka pasuri shtesë mbi ushqimin e tij dhe të familjes së tij, natën dhe ditën e Bajramit. Sasia e sadakasë së fitrit është dy kg. e një çerek nga ushqimi i zakonshëm në vend, për çdo person, mashkull apo femër. Ai që e ka për detyrë të japë zekatin e fitrit, ka si detyrë ta japë për veten dhe për ata persona që janë nën kujdestarinë e tij. Është mirë që ky zeqat të jepet ditën e Bajramit, para namazit. Duhet theksuar se nuk lejohet që dhënia të vonohet pas namazit. Është e lejuar që të jepet një ose dy ditë përpara Bajramit. Po ashtu, është e lejuar që sasia e zekatit të fitrit, me të cilin obligohet një grup, t'i jepet një personi të vetëm; ndërkohë që, edhe sasia e obliguar për një individ, lejohet që t'i jepet një grupi.

**Dhënia e zekatit** Zekati duhet të jepet menjëherë. Për atë që është jo i aftë mendërisht dhe për të miturin, zekatin e tyre e jep kujdestari. Është sunet të jepet haptas dhe ta ndahet nga vetë kryefamiljari. Vendosja/bërja e nijeti nga një i rritur është kusht për dhënien e zekatit. Nuk mjafton që nijeti të bëhet për sadaka të përgjithshme, qoftë edhe nëse shpenzon gjithë pasurinë me qëllim lëmoshe. Është mirë që zekati të ndahet mes të varfërve në vend, por dhënia në një vend tjetër është e lejuar, nëse kjo është më e dobishme. Është e lejuar, gjithashtu, që zekati të jepet parapraakisht për dy vite njëherësh, kur të jetë plotësuar nisabi.

**Kujt i jepet zekati? Zekati i jepet këtyre tetë kategorive:** **1)** të varfërve; **2)** të vobektëve[3]; **3)** atyre që punojnë për mbledhjen e zekatit; **4)** për afrimin e zemrave me Islamin; **5)** robërve[4]; **6)** borxhlinjve; **7)** në rrugë të Allahut; **8)** udhëtarit.

Të gjitha këtyre tetë kategorive u jepet sipas nevojës që kanë, përveç atyre që punojnë për mbledhjen e tij, të cilëve u jepet sipas shpërblimit që meritojnë, edhe nëse janë të pasur. Zekati është i shlyer edhe nëse e marrin hawarixhët[5], ose agresorët (të cilët mund të kenë pushtuar vendin ku jeton dhënësi i tij).

Zekati është i shlyer, gjithashtu, edhe nëse udhëheqësi e merr me hir ose me pahir, me drejtësi ose padrejtësisht. Nuk është e lejuar që zekati t'i jepet jobesimtarit, robit, të pasurit dhe atyre që është detyrë përkujdesja ndaj tyre, si dhe bijve të Hashimit[6]. Nëse ia jep zekatin atij që nuk e meriton, duke mos e ditur, dhe më pas mëson për të, zekati nuk konsiderohet i shlyer; vetëm nëse ia jep atij që mendon se nuk është i pasur, dhe më pas del se është i pasur.

**Sadakaja vullnetare** Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Disa nga veprat dhe sevapet që shkojnë për besimtarin pas vdekjes janë: dija që ua mëson të tjerëve dhe përhapja e saj, një djalë vepërmirë që ka lënë pas, një libër, ndërtimi i një xhamie, një shtëpi për udhëtarët, një burim i rrjedhshëm dhe sadakaja e dhënë nga pasuria në kohë shëndeti. Sevapet e këtyre i veprave i shkojnë edhe pas vdekjes." **(Ibn Maxhe)**

---

[1] Nisabi i mallrave tregtare është vlera e 85 gr. ar, ose vlera e 595 gr. argjend, dhe zekati i tyre mund të llogaritet sipas nisabit të njërit ose të tjetrit.
[2] Zekatin e fitrit ne jemi mësuar ta quajmë "sadakaja e fitrit" (*shën. i përkth.*).
[3] Në terminologjinë fetare, i varfri është më në nevojë se i vobekti (*shën. i përkth.*).
[4] Është fjala për lirimin e tyre (*shën. i përkth.*).
[5] Grup i devijuar nga Islami (*shën. i përkth.*).
[6] Fisi i Profetit tonë (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) (*shën. i përkth.*).

# Agjërimi

Agjërimi i Ramazanit është detyrë për çdo musliman të aftë mendërisht e të rritur. Agjërimi nuk është detyrë për gratë në kohën e paslindjes ose me të përmuajshme. Edhe ai që është i vogël urdhërohet që të agjërojë nëse e ka të mundur, në mënyrë që të mësohet. Hyrja e muajit të Ramazanit mësohet në dy mënyra:

**i.** me shikimin e hënës nga një musliman i drejtë, në moshë të rritur, qoftë edhe grua;

**ii.** me plotësimin e tridhjetë ditëve të muajit shaban.

Agjërimi fillon detyrimisht nga agimi i vërtetë (i dytë) deri në perëndimin e diellit. Në agjërimet e domosdoshme duhet që nijeti të bëhet me patjetër para agimit.

Gjërat që e prishin agjërimin:

**i.** marrëdhëniet seksuale – nëse kjo ndodh, atëherë duhet përsëritur agjërimi i asaj dite dhe duhet dhënë dëmshpërblim, që është lirimi i një robi. Ai që nuk është në tilla kondita duhet të agjërojë dy muaj rresht. Ai që nuk mundet duhet të ushqejë gjashtëdhjetë të varfër; dhe ai që nuk ka mundësi as edhe për këtë, atëherë nuk është i detyruar të bëjë asgjë tjetër;

**ii.** ejakulimi – për shkak të puthjeve, prekjeve ose masturbimit. Ndërsa për atë që ejakulon në gjumë nuk ka asnjë problem;

**iii.** ngrënia dhe pirja me qëllim – nëse kjo ndodh nga harresa, agjërimi është i saktë;

**iv.** nxjerrja e gjakut me anë të hixhames ose për dhurim – kurse nxjerrja e gjakut të paktë për analiza ose kur del pa dashje, si në rastet e plagosjes, rrjedhjes së hundëve, nuk e prish agjërimin;

**v.** vjellja e qëllimshme.

Nëse ndodh të futet pak pluhur në fyt, ose uji në gojë/hundë (gjatë abdesit), dhe uji kalon në fyt, kjo nuk e prih agjërimin. Nuk prishet agjërimi, gjithashtu, kur për shkak të mendimeve ose të ëndrrave del diçka nga organi gjenital, dhe as kur të del gjak ose vjell pa qëllim.

Kush ha duke menduar se është natë dhe vëren se është gabuar, ajo ditë duhet përsëritur më pas. Ndërkaq, ai që ha natën duke dyshuar se mos ka aguar, nuk e ka prishur agjërimin. Nëse ha ditën duke menduar se ka perënduar dielli, atëherë ajo ditë duhet përsëritur.

Rregullat e prishjes së agjërimit

Prishja e agjërimit është haram për atë që nuk ka arsye. Ndërsa ato që janë me të përmuajshme, ose pas lindjes e kanë të detyrueshme të mos agjërojnë. Duhet ta prishë agjërimin edhe ai që e ka të nevojshme për të shpëtuar dikë nga vdekja. Është e lejuar të mos agjërojë udhëtari, të cilit i lejohet të shkurtojë namazin, nëse bën një udhëtim të mundimshëm. Po ashtu, edhe i sëmuri kur frikësohet se mos e dëmton. I lejohet prishja edhe atij që nis udhëtimin ditën. Gjithashtu, edhe grave në shtatzëni, ose në gjidhënie, kur frikësohen për veten, ose për fëmijën – që të gjithë këto kategori e kanë për detyrë t'i kompensojnë ditë e lëna.

Ai që e vonon kompensimin e agjërimit deri në ardhjen e Ramazanit të ardhshëm, ka për detyrë përsëri vetëm ta kompensojë atë pas mbarimit të muajit të Ramazanit. Nëse vonesa është pa arsye, atëherë për çdo ditë që i duhet të agjërojë, duhet të ushqejë një të varfër. Nëse kompensimin e ka lënë për ndonjë arsye dhe

vdes, nuk ka asnjë detyrim për të; por nëse vonesa ka ndodhur pa ndonjë arsye, në emër të tij duhet ushqyer një i varfër, për çdo ditë të lënë pa kompensuar. Është e udhës që një i afërm i tij të agjërojë për të ditët e lëna nga Ramazani pa kompensim, ose agjërimin e zotimit dhe përmbushjen e çdo zotimi për të.

Ai që nuk agjëron për shkak të ndonjë arsyeje dhe kjo arsye bie gjatë ditës së Ramazanit, duhet që ta agjërojë pjesën e mbetur të ditës. Nëse një jobesimtar bëhet musliman, ose ajo me të përmuajshme pastrohet, ose i sëmuri shërohet, ose udhëtari kthehet nga udhëtimi, ose fëmija arrin moshën e pjekurisë, ose të çmendurit i kthehet logjika gjatë ditës, ndërkohë që nuk agjëronin, ata e kanë për detyrë ta kompensojnë atë ditë, edhe nëse e agjërojnë pjesën e mbetur të saj. Atij që i lejohet të mos agjërojë në Ramazan nuk i lejohet të bëjë kompensim.

### Agjërimi vullnetar

Agjërimi vullnetar më me vlerë është agjërim një ditë po e një ditë jo, më pas agjërimi i të hënës dhe i të enjtes, më pas agjërimi i tri ditëve për çdo muaj, ku ditët e bardha (13, 14 dhe 15) të muajve hënorë janë më të mirat. Është sunet të agjërohet pjesa më e madhe e muajit muharrem dhe shaban, si edhe Dita e Ashures, e Arafatit dhe gjashtë ditët e muajit sheval. Është e papëlqyeshme të agjërohet në veçanti muaji rexhep, dita e xhuma dhe e shtunë, si edhe dita e dyshimtë, që është dita e tridhjetë e muajit shaban.

Ndalohet të agjërohet dita e parë e bajramit të fitrit dhe të kurbanit, si edhe tri ditët që pasojnë Kurban Bajramin (ditët e teshrikut).

### Vërejtje

✸ Ai që është me papastërti të madhe, si xhunubi, ato me menstruacione dhe ato pas lindjes, nëse pastrohen para agimit, u lejohet ta vonojnë larjen e plotë (guslin) edhe pas agimit, duke i dhënë përparësi ngrënies së syfyrit. Në këto raste agjërimi është i saktë.

✸ Është e lejuar që femra të marrë barna për të vonuar periudhën e menstruacioneve, me synimin e shoqërimit të muslimanëve gjatë adhurimit të tyre, nëse kjo nuk sjell dëme.

✸ Është e lejuar që agjëruesi të kalojë pështymën, nëse ndodhet në gurmaz, por edhe atë të gojës.

✸ Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Umeti im do vazhdojë të jetë mirë për aq kohë sa nxitojnë të bëjnë iftarin dhe të vonojnë syfyrin!" **(Ahmedi)**

"Feja do vijojë të jetë triumfuese për aq kohë sa nxitojnë të bëjnë iftar, sepse hebrenjtë dhe të krishterët e vonojnë atë!" **(Ebu Dawudi)**

✸ Lutja para iftarit është e pëlqyeshme. Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Në çastin e iftarit agjëruesit kanë një lutje që nuk u kthehet mbrapsht!" **(Ibn Maxhe)**

Një prej lutjeve të përcjella për iftar është edhe thënia e Profetit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem): *Dhehebe edh-dhameu, web-tel-letil-'uruku we thebetel-exhru inshaAllahu!* – "Kaloi etja, u lagën venat dhe u realizua shpërblimi, dhëntë Zoti!"[1]

---

[1] ? përcjell ?bu Dawudi (2/306) dhe të tjerë, *Sahīhul-xhami?*, 4/209.

✸ Është sunet që iftari të bëhet me hurma të njoma, e nëse gjenden, me hurma të thata; e nëse as këto nuk ndodhen, atëherë me ujë.

✸ Duhet që agjëruesi ta mënjanojë *kuhl*-in – “një lëndë që vihet në sy për estetikë”, pikat në sy dhe në veshë në kohë agjërimi, që si e si të mënjanojë diskutimin e ngritur se a e prishin agjërimin apo jo. Nëse është e nevojshme, fjala vjen, për mjekim, nuk ka gjë, edhe nëse shija e ilaçit mbërrin në grykë.

✸ Përdorimi i misvakut është sunet në të gjitha kohët e agjërimit, dhe kjo, sipas mendimit më të pëlqyer, nuk është e papëlqyeshme.

✸ Agjëruesi duhet që të mënjanojë thashethemet, përgojimin, gënjeshtrën e kështu me radhë. Nëse dikush e fyen ose e shan, le të thotë se unë jam agjërueshëm! Me anë të ruajtjes së gjuhës dhe të pjesëve të tjera të trupit nga gjynahet, ruhet edhe agjërimi. Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: “Kush nuk lë fjalët e papëlqyeshme dhe punën sipas saj, Allahu nuk ka nevojë që ai të lërë ngrënien dhe pirjen!” **(Buhariu)**

✸ Është sunet që ai që thirret për iftar të lutet për atë që e fton. Nëse qëllon që nuk është agjërueshëm, le të hajë.

✸ Nata e Kadrit është nata më e mirë në të gjithë vitin. Ajo mund të gjendet veçanërisht në dhjetë ditët e fundit të Ramazanit, dhe më saktësisht mund të jetë nata e njëzeteshtatë. Veprat e mira në atë natë janë më me vlerë se veprat në një mijë muaj. Nata e Kadrit ka disa shenja, si: lindja e diellit në mëngjesin e asaj nate është e bardhë, pa shumë rreze dhe në një klimë normale. Një musliman mund ta mbërrijë atë edhe pa e kuptuar; kështu që, prej tyre kërkohet që gjatë muajit të Ramazanit të bëjnë sa më shumë të jetë e mundur ibadete, e veçanërisht në dhjetë ditët e fundit. Agjëruesi duhet të kujdeset që asnjë natë e Ramazanit të mos kalojë pa falur namazin e teravisë, si edhe kur të falin namazin e teravisë të mos largohet pa mbaruar imami, në mënyrë që t’u shkruhet si të jenë falur përgjatë gjithë natës.

✸ Kush i hyn një agjërimi vullnetar, është sunet që ta plotësojë, por nuk është e detyrueshme. Nëse ai e prish agjërimin me qëllim, nuk ngarkohet me asgjë dhe as e ka për detyrë ta kompensojë.

## Itikafi

Itikafi nënkupton që një musliman i moshës madhore vendos të qëndrojë në xhami për të bërë ibadet pa shkëputje. Është kusht për atë që bën itikaf të jetë i pastër nga papastërtia e madhe. Ai që bën itikaf nuk duhet të dalë nga xhamia, përveçse në raste të domosdoshme, si: për të ngrënë, kryerja e nevojës personale, ose për gusl të detyrueshëm. Kështu, itikafi prishet po të dilet nga xhamia pa nevojë, ose me marrëdhënie seksuale. Itikafi bëhet në çdo kohë, por sidomos në Ramazan, dhe veçanërisht në dhjetë ditët e fundit të tij. Periudha më e shkurtër për të bërë itikaf në Ramazan është edhe vetëm një çast, por është e pëlqyeshme që të mos bëhet më pak se një natë dhe një ditë. Gruaja bën itikaf vetëm me lejen e burrit të saj. Është e pëlqyeshme që ai që bën itikaf të merret gjatë gjithë kohës me ibadete, t’i shmanget sa më shumë gjërave që nuk lidhen me ibadetin dhe t’u qëndrojë larg gjërave që nuk i interesojnë.

# Haxhi dhe umra

Haxhi dhe umra janë detyrë (farz) një herë në jetë. Kushtet që duhet të plotësohen që ato të jenë të detyrueshme janë: **1)** të qenët musliman. **2)** aftësia mendore; **3)** pjekuria; **4)** mundësia – që do të thotë të kesh mundësi financiare dhe mjete për të udhëtuar.

Nga pasuria e atij që nuk e kryen këtë detyrim nga shkujdesja, deri sa vdes, merret aq sa për të bërë një haxh dhe një umre. Haxhi nuk i vlen as jobesimtarit e as atij që është me të meta mendore. Ndërkaq, ai vlen për fëmijën dhe për skllavin, por detyrimi për të bërë haxhin nuk bie prej tyre (kur fëmija të rritet dhe kur skllavi të jetë liruar). Ai që nuk ka mundësi të shkojë në haxh, siç është i varfri, nëse merr borxh dhe e bën haxhin, i quhet. Ai që bën haxh për të tjerë, ndërkohë që nuk e ka bërë vetë haxhin e detyruar, haxhi shkon për vetë atë.

**Ihrami:** Është sunet për atë që vesh ihramin të marrë gusl, të pastrohet, të parfumoset, të mënjanojë çdo gjë të qepur e të veshë cohën e poshtme dhe të sipërme, të bardha e të pastra. Më pas hyn në fazën e ritualit të haxhit, duke thënë: *Leb-bejkAllahum-me umraten!*, ose *Leb-bejkAllahum-me haxh-xhen!*, ose *Leb-bejkellahu haxh-xhen ew umraten!* Nëse frikësohet nga mosplotësimi i tyre (për shkak të ndonjë pengese, si sëmundja etj.), le të kushtëzojë duke thënë: *Fe in habeseni hâbisun fe mehil-lî hajthu habestenî!*

Është në dëshirën e haxhiut të zgjedhë njërin prej tre ritualeve: *et-temettu*, ose *el-ifrād*, ose *el-kirān*. Rituali më i mirë është *et-temettu*, që nënkupton të bëjë umren në muajt e haxhit dhe të dalë nga rituali. Më pas, në të njëjtën vit, të bëjë haxhin. *El-ifrād* është vetëm kryerja e haxhit. Ndërsa *el-kirān* është ndërthurja e haxhit me umren.

Kur ai që synon haxhin hipën në mjetin transportues, thotë telbijen, e cila përbëhet nga fjalët: *Lebbejk-All-llahumme lebbejk, leb-bejke la sheríke Leke Lebbejk, innel-hamde uen-ni'emete leke wel-mulk lá sheríke Lek!* – “Iu përgjigja thirrjes Tënde, o Allah, iu përgjigja! T'u përgjigja, Ti nuk ke asnjë ortak. Ja ku jam në shërbimin Tënd, o Allah! Me të vërtetë gjithë lavdërimi, mirësia dhe pushteti të përkasin vetëm Ty. Ti je i Vetëm dhe nuk ke shok.”
Është e pëlqyeshme që kjo telbije të thuhet sa më shumë dhe me zë të lartë, përveç grave.

**Veprat e ndaluara gjatë ihramit janë nëntë: 1)** rruajtja e flokëve; **2)** prerja e thonjve; **3)** veshja e rrobave të qepura për burrat – nëse nuk gjen izar vesh brekushe, dhe nëse nuk gjen nallane, mbath meste, por duhen prerë deri në nyje të këmbës, dhe për këtë nuk duhet të bëjë kompensim me kurban; **4)** mbulimi i kokës nga burrat; **5)**parfumosja e trupit dhe e rrobave; **6)** gjuetia e kafshëve të egra të lejuara për t'u ngrënë; **7)** akti i martesës – është haram, por nuk ka kompensim me kurban; **8)**afrimiteti intim me gruan, pra jo marrëdhënie seksuale – kompensimi për këtë marrëdhënie është një dele, ose agjërimi i tri ditëve, ose ushqimi i gjashtë të varfërve; **9)** kryerja e marrëdhëniave seksuale – nëse kjo ndodh para heqjes së ihramit, haxhi bëhet i pavlerë, dhe prej tij kërkohet që ta plotësojë atë dhe ta përsërisë vitin e ardhshëm, duke therur gjithashtu edhe një deve dhe duke ua shpërndarë të varfërve në Mekë. Nëse marrëdhënia seksuale ndodh pas heqjes së parë të ihramit, nuk i prishet haxhi, por është i detyruar që të ofrojë një deve për kurban. Nëse kryen marrëdhënie seksuale gjatë umres, ajo prishet, dhe ai është i detyruar të ofrojë një dele për kurban dhe ta përsërisë umren. Ndërkaq, haxhi dhe umra nuk prishen nëse marrëdhëniet

intime kryhen jashtë organit femëror. Gruaja është njëlloj si burri, veçse asaj i lejohet të veshë rroba të qepura dhe i lejohet gjithashtu ta mbulojë kokën, fytyrën dhe duart.

**Kompensimi: Kompensimi ndahet në dy lloje: 1) me liri zgjedhjeje –** që ka të bëjë me rastin e rruajtjes së flokëve, parfumosjes, prerjes së thonjve, mbulimit të kokës, ose veshjes së rrobave të qepura. Kështu, ky person është i lirë të zgjedhë mes agjërimit të tri ditëve, ushqimit për gjashtë të varfër (çdo të varfri duhet t'i jepet një kilogram e gjysmë drith ose një racion mesatar), ose therjes së një deleje. Ndërkaq, dënimi për gjuetinë është sa kafsha e gjuetisë, nëse ka të ngjashme me të; nëse nuk ka të ngjashme me të, jepet vlera e saj; **2) me radhë –** ai që zgjedh të bëjë ritualin *et-temettu* dhe *el-kirān* ofron një dash ose një dele. Kompensimi për atë që s'gjen kurban është agjërimi i tri ditëve në haxh dhe dhjetë ditë kur kthehet prej tij. Ndërkaq, dhurimi i kurbanëve apo i ushqimit të obliguar ndaj të varfërve është vetëm për të ata të varfër që ndodhen brenda Mekës.

**Hyrja në Mekë:** Kur haxhiu futet në Xhaminë e Shenjtë (Qabe), thotë dhikrin që thuhet në çastin kur futet në çdo xhami tjetër. Më pas, fillon të bëjë tavafin e umres, nëse është prej atyre që kanë zgjedhur *et-temettu*-n, ose tavafin e ardhjes, nëse ka zgjedhur *el-kirān*-in", ose *el-ifrād*-in. Është sunet për atë që bën tavafin e ardhjes, që mesin e rrobes ta vendosë poshtë supit të djathtë, dhe anët e saj t'i vendosë mbi supin e majtë (duke lënë kështu supin e djathtë të zbuluar). Tavafin e fillon nga Guri i Zi (*haxher-ul-eswed*), duke e prekur atë, ose duke e puthur, ose duke bërë me shenjë drejt tij dhe, në të njëjtën kohë thotë: *Bismil-lah weAll-llahu ekber!* Në këtë mënyrë vepron për çdo rrotullim. Shtëpinë e lë në anën e tij të majtë dhe rrotullohet rreth saj shtatë herë. Në tre rrotullimet e para nxiton pak, sipas mundësisë, ndërsa në të tjerat ecën me hap normal. Sa herë që i afrohet qoshes së djathtë, para Gurit të Zi, e prek këtë të fundit, nëse e ka të mundur, dhe mes dy qosheve thotë: *Rabbena átiná fid-dunja haseneten we fil-áhireti haseneten uekina 'adhában-nar!* – "O Zoti ynë, na jep të mira në këtë botë dhe në ahiret dhe na ruaj prej dënimit të Zjarrit!"

Ndërsa në pjesët e tjera të rrotullimit lutet me çdo lloj duaje që dëshiron. Pas përfundimit të tavafit fal dy rekate namaz pas Mekamit të Ibrahimit, nëse mundet, duke lexuar suren *El-Kāfirūn* dhe *El-Ihlās*. Më pas, pi ujë zemzemi sa më shumë të jetë e mundur. Mandej i kthehet Gurit të Zi dhe e puth, nëse i jepet mundësia. Pastaj lutet mes vendit të Gurit të Zi dhe derës së Qabesë. Në vazhdim del në Safa, ngjitet mbi të dhe thotë: *Ebde'u bima bede-All-llahu bihi!* – "Filloj me atë që e ka filluar Allahu!", dhe lexon thënien e Allahut të Madhëruar: "***Kodrinat Safa dhe Merva (në Mekë) janë pjesë e simboleve të Allahut. Prandaj, ai që viziton Qabenë për haxh ose për umre, s'ka kurrfarë gjynahu nëse sillet mes tyre. Kush bën vepra të mira vullnetare, ta dijë se Allahu është njëmend Falënderues dhe i Gjithëdijshëm***!" Më pas madhëron Allahun, duke thënë *Allahu ekber!*; e njëson Atë, duke thënë: *lā ilāhe il-lAll-llāh!*, dhe i drejtohet Qabesë, ngre duart dhe lutet.

Në vazhdim zbret dhe ecën me hap normal deri te shenja jeshile. Pastaj nxiton deri te shenja vijuese, dhe në vijim  ecën me hap normal derisa sa të mbërrijë në Merve. Në Merve veprohet si në në Safa, me përjashtim të leximit të ajetit kuranor. Në vazhdim zbret nga kodra e Merves dhe vepron ashtu siç veproi herën e parë, deri

sa të plotësojë shtatë ecejake. Prej Safasë në Merve është një ecje, dhe nga Merve në Safa një ecje tjetër. Pasi përfundon ecjen (*sa'j*-in) shkurton ose rruan flokët, por rruajtja është më e mirë, me përjashtim të umres *et-temettu*, sepse pas saj ai do bëjë haxhin. Ndërsa ai që ka zgjedhur *el-kirān*, ose *el-ifrād* nuk i lejohet të çlirohet nga ihrami[1], derisa të hedhë guralecat në *xhemrātul akabeh* në ditën e Bajramit.
Gruaja është njësoj si burri, veçse ajo nuk nxiton, as kur bën tavafin, as kur bën *sa'j*-in.

**Përshkrimi i haxhit:** Nëse është prej banorëve të Mekës, vesh ihramin në ditën e tetë dhe udhëton për në Mina, me synimin për të qëndruar aty natën e nëntë të dhulhixhes. Pasi të dalë dielli paraditen e nëntë, ecën për në Arafat. Pasi dielli të largohet nga zeniti, fal drekën dhe ikindinë bashkë dhe të shkurtuara. Arafati konsiderohet i gjithi vendqëndrim, përveç luginës Urane. Aty thuhet sa më shumë: *La ilahe il-lAll-llahu wahdehu la sherike leh, lehul-Mulku we lehul-Hamdu we Huve 'alá kul-li shej`in Kadir!* – "S'ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Allahut, Një dhe të Pashoq, Atij i takon sundimi dhe lavdërimi! Ai është i Plotfuqishëm për çdo gjë!" Lutet sa më shumë, shton përpjekjet për pendim dhe dëshirë për atë që Allahu ka premtuar. Pas perëndimit të diellit, largohet me qetësi për në Muzdelife, duke thënë ndërkohë telbijen dhe duke kujtuar Allahun. Kur mbërrin në Muzdelife, fal akshamin dhe jacinë të bashkuara dhe të shkurtuara, dhe qëndron aty. Më tutje fal sabahun në kohën e tij të parë, dhe lutet derisa të afrohet lindja e diellit. Para se të lindë dielli ngrihet, dhe kur mbërrin në luginën Muhasir nxiton sa më shumë të jetë e mundur, derisa të mbërrijë në Mina. Aty ai fillon me xhemratul akabenë dhe hedh shtatë guralecë, me madhësi diku mes kokrrës së bizeles dhe lajthisë. Në çdo gjuajtje ngre dorën lart dhe thotë tekbirin (*Allahu ekber!*). Është kusht që guri të bjerë në gropë, edhe nëse nuk e qëllon shtyllën; ndërkaq, telbijen e ndërpret që me fillimin e hedhjes së guralecëve. Pastaj ther kurbanin dhe rruan ose shkurton flokët.

Kështu, me hedhjen e gurëve dhe qethjen e flokëve i lejohet çdo gjë përveç marrëdhënieve intime, dhe ky është lirimi i parë. Më pas udhëton për në Mekë dhe bën tavafin e ifadas, i cili është i detyrueshëm, e që me të plotësohet haxhi. Pastaj bën *sa'j*-in mes Safasë dhe Merves, nëse ka zgjedhur *et-temettu*-n, ose nuk e ka bërë *sa'j*-in kur ka bërë tavafin e ardhjes në Mekë. Pasi të përfundojë këtë veprim, atij i lejohet çdo gjë, madje edhe marrëdhinet intime me gruan – dhe ky është lirimi i dytë. Më pas kthehet në Mina dhe atje kalon detyrimisht netët e saj. Atje gjuan edhe guralecët në ditët e qëndrimit, pas animit të diellit nga zeniti: në çdo xhemerat hedh shtatë guralecë; fillon me xhemeratin e parë dhe hedh shtatë guralecë; pastaj ecën përpara dhe qëndron për të bërë dua. Më pas i shkon xhemeratit të mesëm dhe e gjuan edhe atë me shtatë guralecë. Në vazhdim ecën pak para, qëndron dhe bën dua përsëri. Pastaj gjuan xhemeratin e akabesë dhe nuk qëndron pas më pas kësaj. Në ditën e dytë, po ashtu, gjuan gurët. Nëse dëshiron të nxitojë (për të mos qëndruar atë natë në Mina), duhet të dalë para perëndimit të diellit. Nëse dielli i ditës së dymbëdhjetë perëndon, ndërkohë që është ende në Mina, është i detyruar ta kalojë aty natën, dhe gurët i gjuan të nesërmen, përveç nëse pengohet nga turma, teksa kishte bërë nijet të dilte, në këtë rast ai mund të

[1] Sepse qethja e flokëve konsiderohet lirim nga ihrami (*shën. i përkth.*).

dalë edhe pas perëndimit të diellit. Rregullat e haxhiut me ritualin e kiranit[1] janë të njëjta me të haxhiut me ritualin ifrad, vetëm se haxhiu i parë është i detyruar të therë kurban, si haxhiu në ritualin temettu. Nëse dëshiron të kthehet te familja, nuk i lejohet, derisa të bëjë tavafin e lamtumirës së Qabesë, në mënyrë që tavafi të jetë veprimi i fundit në Qabe. Nëse pas tavafit të lamtumirës merret me tregti, ai duhet ta bëjë edhe një herë tavafin e lamtumirës. Ai që largohet pa bërë tavafin e lamtumirës, duhet të kthehet nëse është afër, e nëse është larg, e ka për detyrë që të therë një kurban.

**Shtyllat e haxhit: 1)** ihrami – nijeti për t'u futur në ritualet e haxhit; **2)** qëndrimi në Arafat; **3)** tavafi i ifadas; **4)** *sa'j*-i i haxhit.

**Vaxhibet e haxhit janë tetë: 1)** veshja e ihramit në vendet e paracaktuara; **2)** qëndrimi deri natën në Arafat; **3)** qëndrimi deri pas mesit të natës në Muzdelife; **4)** qëndrimi në Mina netëve të ditëve të *teshrikut* (ditët e Bajramit); **5)** gjuajtja e gurëve; **6)** rruajtja ose shkurtimi i flokëve; **7)** tavafi i lamtumirës; **8)** therja e kurbanit nga çdo haxhi i ritualit temettu dhe kiran.

**Shtyllat e umres: 1)** ihrami; **2)** tavafi i umres; **3)** *sa'j*-i i umres.

**Vaxhibet e umres: 1)** veshja e ihramit në vendet e paracaktuara; **2)** rruajtja ose shkurtimi i flokëve.

Ai që lë pa plotësuar ndonjë shtyllë, haxhi nuk është i plotë pa të. Ai që lë një vaxhib, e kompenson duke therur kurban. Ndërsa ai që lë ndonjë sunet nuk ka asgjë.

**Kushtet që tavafi rreth Qabesë të jetë i saktë: 1)** të qenurit musliman; **2)** me mendje të shëndoshë; **3)** nijeti i posaçëm; **4)** hyrja e kohës për të bërë tavafin; **5)** mbulimi i auretit për atë që e ka të mundur; **6)** të qenurit i pastër nga dy papastërtitë; **7)** plotësimi me siguri i shtatë rrotullimeve; **8)** lënia e Qabesë në të majtë (ndërsa ato rrotullime në të cilat gabohet duhen përsëritur); **9)** mosecja mbrapsht; **10)** ecja në këmbë për atë që ka mundësi; **11)** vijimësia e rrotullimeve; **12)** të bëhen brenda Xhamisë së Shenjtë; **13)** të fillojnë nga Guri i Zi.

**Sunetet e tavafit:** Prekja e Gurit të Zi, puthja e tij, thënia e tekbirit tek ai, prekja e qoshes el-jemani, zhveshja e krahut të djathtë, nxitimi dhe ecja me hap normal në vendet përkatëse, bërja dhikr gjatë tavafit, qëndrimi sa më afër Qabesë dhe falja e dy rekateve pas përfundimit të tavafit në vendin e quajtur Mekami i Ibrahimit.

**Kushtet e *sa'j*-it: 1)** të qenurit musliman; **2)** i aftë mendërisht; **3)** nijeti; **4)** vijimësia; **5)** ecja – për atë që e ka të mundur; **6)** plotësimi i shtatë ecejakeve; **7)** përfshirja në ecje e të gjithë distancës mes Safasë dhe Merves; **8)** bërja e *sa'j*-it pas tavafit të saktë; **9)** të fillohet me numër tek nga Safaja dhe me çift nga Merveja.

**Sunetet e *sa'j*-it:** Pastërtia (duke marrë abdes dhe gusl sipas nevojës, si dhe mënjanimi i papastërtive), mbulimi i auretit, bërja dhikr dhe lutje gjatë tij, nxitimi dhe ecja me hap normal në vendet e duhura, ngjitja në të dyja kodrinat dhe vijimësia e *sa'j*-it pas tavafit.

**Vërejtje** Është më mirë që gjuajtja e gurëve të bëhet brenda ditës, por edhe nëse vonohet një ditë, ose i vonon që të gjitha gjuajtjet për në ditën e fundit, nuk ka problem.

**Kurbani** Kurbani është sunet i theksuar (i fortë). Me hyrjen e dhjetë ditëve të dhulhixhes është e ndaluar (haram) për atë që dëshiron të therë kurban të presë

---

[1] Ai që ka bërë nijet haxhin e llojit el-kirān (*shën. i përkth.*).

flokët, thonjtë ose lëkurën, deri ditën e therjes së kurbanit.

***Akikah***[1] Akika është sunet: për djalin theren dy kurbanë, ndërsa për vajzën një. Kurbani theret në ditën e shtatë të lindjes. Po ashtu, në ditën e shtatë të lindjes është sunet që fëmijës t'i rruhet koka dhe me peshën e flokëve të jepet sadaka në argjend. Në atë ditë i vendoset emri dhe emrat më të dashur për Allahun janë: Abdullah dhe Abdurrahman. Është e ndaluar që emërtimi me *ʿabd* (rob) t'i bashkëngjitet dikujt tjetër përpos Allahut, si: Abdunebij apo Abduresul. Nëse koha e akikas korrespondon me kohën e kurbanit, njëra mjafton edhe për tjetrën.

**Dobi:** Kush hyn në xhaminë e Profetit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), së pari fal dy rekatët e nderimit të xhamisë; pastaj shkon te varri i tij i nderuar dhe qëndron përballë fytyrës së tij, me shpinë nga kibla, me zemër të mbushur me respekt, sikur e ke parë. I jep selam duke thënë *Es-selāmu ʿalejke jā resulūllāh!* dhe, nëse shton edhe diç tjetër është edhe më mirë. Më pas lëvizet pak në të djathtë dhe themi: *Es-selāmu ʿalejke jā Eba Bekr es-Siddīk!* dhe *Es-selāmu ʿalejke jā ʿUmer el-Fārūk!*

*O Zoti im shpërbleji ata me të mira, për Profetin dhe për Islamin!*

Më pas i drejtohemi kiblës, ndërkohë që varrin e lëmë në të majtë ose pas shpine, dhe bëjmë lutje.

Tabela e mëposhtme sqaron shkurtimisht veprimet në haxh

| **rituali** | ***temettu*** | ***kirān*** | ***ifrād*** |
|---|---|---|---|
| fillimi: ihrami dhe telbija | *Leb-bejke umraten mutemet-tian biha ilal haxh!* | *Leb-bejke umraten ue haxhen!* | *Leb-bejke haxhen!* |
| pastaj | tavafi i umres | tavafi i mirëseardhjes | tavafi i mirëseardhjes |
| pastaj | sa'ji i umres | sa'ji i haxhit | sa'ji i haxhit |
| pastaj | shkurtim (lirim i plotë) | vazhdon ta mbajë ihramin | vazhdon ta mbajë ihramin |
| dita e 8 para ylesë | veshja e ihramit për haxh nga Meka dhe vajtja në Mina | vatja në Mina | vajtja në Mina |
| dita e 9 pas lindjes së diellit | vajtja në Arafat, falja e namazit të ylesë dhe ikindisë, të shkurtuara e të bashkuara në kohën e ylesë, më pas bërja dua deri në perëndim të diellit | | |
| pas perëndimit të diellit | kalimi në Muzdelife dhe falja e namazit të akshamit dhe të jacisë (të shkurtuara) në momentin e mbërritjes dhe qëndrimi deri në mes të natës aty; është sunet deri në sabah | | |
| dita e 10 (Bajrami), pas sabahut para se të lindë dielli | kalimi në Mina dhe gjuajtja e xhemratul akabe | | |
| | therja e kurbanit | therja e kurbanit | = = = = = = = = |
| | rruajtja ose shkurtimi i flokëve, pas tavafit të ifadas, dhe duke vepruar tre nga këto dy veprime përmbushet lirimi i parë dhe me veprimin e të treve përmbushet lirimi i dytë | | |
| | sa'ji i haxhit | = = = = = = = | = = = = = = = = |
| ditët 11/12/13 për atë që është i vonuar | gjuajtja e gurëve të vegjël, më pas të mesëm, më pas të mëdhenj, pas yleje | | |
| në kthim | tavafi i lamtumirës; ndërkohë që rrëzohet për atë grua/femër që është me hajz ose me nifas | | |

[1] Therja e kurbanit me rastin e lindjes së një fëmije (*shën. i përkth.*).

# Dobi të ndryshme

✷ **Vepra e keqe shlyhet me disa mënyra,** si, për shembull, pendimi i sinqertë, kërkimi i faljes, kryerja e veprave të mira, sprovimi me fatkeqësi, dhënia e lëmoshës dhe lutja për tjetrin. Në qoftë se mbetet ndonjë gjynah, që Allahu nuk ia ka falur, njeriu ndëshkohet në varr ose në Ditën e Kiametit, ose në Xhehenem, deri sa të purifikohet. Pastaj, nëse njeriu vdes me besim të pastër, futet në Xhenet, dhe nëse vdes pa besim, ose idhujtar, ose hipokrit, do qëndrojë përjetësisht në zjarrin e Xhehenemit. Gjynahet dhe mëkatet lënë pasoja të shumta te njeriu.

**Pasojat e mëkateve në zemër janë:** trishtimi, vetmia, degradimi dhe sëmundja, të cilat bëhen shkak për largimin e njeriut nga Allahu i Madhëruar.

**Pasojat e mëkateve në besim** Krahas trishtimit, vetmisë, degradimit dhe sëmundjes shpirtërore, gjynahet e privojnë njeriun nga nënshtrimi ndaj Allahut, e privojnë nga lutja e të Dërguarit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) për të, nga lutja e engjëjve dhe e besimtarëve.

**Pasojat e mëkateve në risk** Ato bëhen shkak për privimin nga furnizimi, për largimin e mirësisë dhe bereqetit në pasuri.

**Pasojat e mëkateve tek individi** Gjynahet largojnë bereqetin nga jeta, bëhen shkak që njeriu të kalojë një jetë të trishtueshme dhe të vështirë.

**Pasojat e mëkateve te veprat e njeriut** Gjynahet bëhen pengesë që veprat të pranohen nga Allahu.

**Pasojat e mëkateve në shoqëri** Gjynahet bëhen shkak që në shoqëri të mbizotërojë pasiguria, shtrenjtësia, hegjemonia e pushtetarëve dhe e armiqve. Gjithashtu, ato bëhen shkak për ndalimin e shiut etj.

✷ **Shqetësimet** Qetësia e zemrës, gëzimi i saj dhe largimi i shqetësimeve është çështje e çdo njeriu. Nëpërmjet qetësisë shpirtërore arrihet një jetë e lumtur, dhe për këtë duhen bërë shkaqet fetare, natyrore dhe praktike, të cilat mund të gjenden vetëm te besimtarët. Ndër këto shkaqe mund të numërojmë: ✷ besimi te Allahu i Lartësuar; ✷ kryerja e urdhrave të Allahut dhe largimi nga veprat e ndaluara; ✷bamirësia ndaj njerëzve me fjalë, vepra dhe mirësjellje; ✷ preokupimi me vepra ose me dije të dobishme, që mund të jenë fetare ose që lidhen me këtë jetë; ✷të mos preokupohet me të paqenat e të ardhmes, as me gjërat e venitura të së kaluarës, por me punët e tij të përditshme; ✷përmendja e Allahut shpesh; ✷t'u flasim të tjerëve për mirësitë e dukshme dhe te padukshme të Allahut ndaj nesh; ✷ të shohim atë që është në një nivel më të ulët se ne në çështjet materiale, dhe jo atë që është në një nivel më të lartë; ✷ përpjekja për t'i larguar shkaqet që shkaktojnë shqetësime dhe realizimi i atyre që sjellin lumturinë; ✷ t'i mbështetesh Allahut duke iu lutur që të ta largojë shqetësimin.

✷ **Dobi**

Ibrahim el-Hawwuasi ka thënë: "Pesë gjëra janë ilaç për zemrën: leximi i Kuranit me meditim, falja e namazit të natës, t'i lutesh Allahut në pjesën e fundit të natës dhe shoqëria me të devotshmit."

✷ **Martesa**

Martesa është sunet për atë që nuk ka frikë se mund të bjerë në marrëdhine të jashtëligjshme; është e lejuar për atë që nuk ka shumë epsh; e detyrueshme për atë

që ka frikë se mund të bjerë në marrëdhënie të jashtëligjshme, duke i dhënë përparësi martesës ndaj haxhit të detyrueshëm. Ndalohet vështrimi ose shikimi i një gruaje, madje edhe shikimi me epsh i një gruaje në moshë.

**✷ Kushtet e martesës:**

**i.** përcaktimi ose cilësimi i dy bashkëshortëve – nuk është e rregullt ose e saktë thënia e kujdestarit të vajzës, se të kam martuar me njërën nga vajzat e mia, ndërkohë që ai ka më shumë se një vajzë;

**ii.** pëlqimi për një bashkëshort të rritur dhe të shëndoshë mendërisht, dhe pëlqimi për një bashkëshorte të lirë, dhe të shëndoshë mendërisht;

**iii.** kujdestari – vajza nuk mund ta martojë veten, dhe as nuk mund ta martojë dikush tjetër përveç kujdestarit. E drejta e kujdestarisë në martesë i takon babait, gjyshit, stërgjyshit e kështu me radhë, pastaj djalit të saj, djalit të tij (kur janë në moshë madhore), vëllait, vëllai prej babait, pastaj djali i vëllait etj;

**iv.** dëshmia – duhet patjetër që si dëshmitarë të jenë dy meshkuj që kanë arritur moshën e pjekurisë, që janë të shëndoshë nga ana mendore dhe të drejtë;

**v.** martesa e dy bashkëshortëve duhet të jetë e zhveshur nga disa pengesa, si: lidhjet nga qumështi, lidhjet nga gjaku dhe lidhjet nga martesa.

**✷Ndalesat e martesës**

E para ka të bëjë me ndalesat e përhershme, të cilat ndahen në disa kategori:

**a.** lidhjet nga gjakut – në këtë kategori futet nëna, gjyshja nga nëna e kështu me radhë, duke u ngjitur; vajza, vajza e djalit e kështu me radhë, duke zbritur; motra nga të dy prindërit ose nga njëri prej tyre, vajza e motrës, vajza e vajzës së motrës e poshtë; vajza e vëllait nga nëna dhe babai, vajzat e vajzave të tyre, vajzat e fëmijëve të tyre dhe vajzat e këtyre të fundit; halla dhe tezja;

**b.** lidhjet nga qumështi – ndalohen për shkak të afërsisë nga qumështi të gjitha ato gra që janë të ndaluara për shkak të lidhjeve të gjakut;

**c.** lidhjet nga martesa – në këtë kategori bëjnë pjesë nëna e gruas së tij (vjehrra), nëna e nënës së saj (gjyshja e gruas), bashkëshortet e bijve të tij, vajzat e gruas (këtu përfshihen edhe vajzat e djemve dhe vajzave të saj).

E dyta ka të bëjë me ndalesat e përkohshme, që ndahen në dy lloje:

**i.** për shkak të bashkimit – si, për shembull, bashkimi në një kurorë i dy motrave (domethënë, është e ndaluar që të bashkohen në të njëjtën kohë dy motra), i një gruaje me hallën ose tezen e saj;

**ii.** për shkak të një pengese që mund të hiqet – si, për shembull, martesa me gruan e dikujt tjetër.

**✷ Dobi**

Nuk i takon babait të burrit që ta detyrojë atë të martohet me një grua që ai nuk e do. Gjithashtu, burri nuk e ka për detyrë t'u bindet atyre dhe në të njëjtën kohë ai nuk konsiderohet i padëgjueshëm.

**✷ Divorci**

Ndalohet divorci i gruas gjatë ciklit të menstruacioneve, ose lehonisë, ose pasi është kryer marrëdhënie intime me të, derisa të pastrohet. Divorci është i urryer kur bëhet pa pasur ndonjë arsye të domosdoshme; është i lejuar kur bëhet për shkak të

ndonjë nevoje; është i pëlqyer kur kjo lidhje martesore mund të dëmtojë burrin. Domethënë, kur gruaja nuk i plotëson detyrimet ndaj Allahut të Madhëruar, si dhe kur ajo është e pandershme. Burri nuk është i detyruar që t'i nënshtrohet të dy prindërve për sa i takon divorcit, që do të thotë se divorci është e drejtë vetëm e tij. Ai që do të ndajë gruan e ka të ndaluar që ta ndajë atë më shumë se një herë në të njëjtën kohë. Duhet që gruaja të jetë e pastër kur të ndahet dhe burri të mos ketë kryer marrëdhënie intime me të pas pastrimit të saj. Kështu, ai e ndan gruan një herë dhe e lë të presë derisa të përfundojë periudha e pritjes së saj. Gruaja që është ndarë me të drejtë kthimi, e ka të ndaluar të largohet nga shtëpia e burrit, ose burri i saj e ka të ndaluar që ta largojë atë përpara plotësimit të periudhës së pritjes së saj. Divorci realizohet me fjalë dhe jo thjesht vetëm me qëllim (nijet).

**✷ Betimet**

Detyrimi për shlyerjen e betimit ka katër kushte:

**i.** kur betimi është i qëllimtë – nëse personi e thotë me gojë betimin (thjesht i rrëshqet goja), por pa e pasur qëllim, atëherë ky betim nuk shlyhet; ky lloj betimi quhet betim i paqëllimtë, si, për shembull: "Jo, për Zotin!", ose "Po, për Zotin!"

**ii.** kur betimi është rreth diçkaje që mund të ndodhë në të ardhmen – betimi nuk shlyhet, nëse personi e ka bërë atë nga pavetëdija.

**iii.** kur personi që betohet është i lirë në zgjedhje, e jo i detyruar për t'u betuar.

**iv.** kur personi e thyen betimin e tij – për shembull, kur kryen një vepër për të cilën është betuar se nuk do e kryejë dhe anasjelltas. Kush betohet dhe përjashton diçka, nuk e ka detyrim shlyerjen e betimit, vetëm kur ofrohen dy kushte: **(a)** kur përjashtimi lidhet me betimin dhe, **(b)** kur betimi shoqërohet me shtesën përjashtuese: "Për Zotin, nëse do Allahu!"

Nëse dikush betohet për diçka dhe shikon se kryerja e diçkaje tjetër sjell dobi më të madhe se plotësimi i betimit, atëherë sipas Sunetit ai duhet ta shlyejë betimin dhe të bëjë atë që është më e mirë.

**✷ Shlyerja e betimit**

Betimi mund të shlyhet duke ushqyer dhjetë të varfër, ku secili prej tyre duhet të ushqehet me gjysmë sa'ë (një kilogram e një çerek) ushqim, ose nga një racion mesatar sipas zakonit në vend, ose duke i veshur ata, ose duke liruar një rob. Nëse nuk është e mundur shlyerja e betimit të thyer sipas renditjes së mësipërme, atëherë personi që është betuar duhet të agjërojë tri ditë, njërën pas tjetrës. Kush agjëron tre ditë duke pasur mundësi ushqimin ose veshmbathjen e të varfërve, ai nuk lirohet nga detyrimi i shlyerjes së betimit të thyer. Lejohet shlyerja e betimit para ose pas thyerjes së tij. Kush betohet shumë herë për të njëjtën gjë, mjafton ta shlyej atë një herë. Në qoftë se betimet janë të ndryshme, atëherë edhe shlyerjet duhet të jenë sipas tyre.

**✷ Zotimi dhe llojet e tij**

**i. zotimi i përgjithshëm** – është kur dikush thotë, për shembull: "Zotohem për Allahun, nëse shërohem...", dhe pastaj hesht, duke mos pasur si qëllim ndonjë zotim të veçantë. Ai duhet ta shlyej betimin, kur të shërohet.

**ii. zotimi i parandalimit, ose i zemërimit** – kjo nënkupton kushtëzimin e betimit me qëllim parandalimi a nxitjeje të një veprimi, për shembull: "Nëse do të të flas, do

agjëroj një vit!" Dispozita e këtij zotimi është zgjedhja midis përmbushjes së zotimit ose shpagimit të thyerjes së betimit, në rast se do që t'i flasë.

**iii. zotimi i lejuar** – kur dikush thotë: "Zotohem se do vesh këtë këmishë!" Në këtë rast, personi është i lirë të zgjedhë, ose të veshë këmishën, ose të shlyej zotimin.

**iv. zotimi i papëlqyer** – si, fjala vjen: "Zotohem se do divorcohem nga gruaja!" Dispozita e saj është sunet, që personi të shlyej zotimin dhe të mos hedhë atë hap. Në qoftë se ai ndahet nga gruaja, atëherë ai nuk e shlyen zotimin e bërë.

**v. zotimi që bëhet për një vepër të keqe** – kur dikush thotë: "Zotohem se do vjedh!" Ky lloj zotimi bie në kundërshtim me urdhrat e Allahut, dhe për rrjedhojë, realizimi i tij është i ndaluar, kurse shlyerja është obligim . Në qoftë se personi e realizon këtë zotim, ai konsiderohet mëkatar dhe nuk e për detyrë shlyerjen e tij.

**vi. zotimi për një vepër të mirë** – kur dikush thotë: "Zotohem se do fal dy rekatë namaz!", me qëllim që të afrohet tek Allahu. Në qoftë se zotimi kushtëzohet me ndonjë kusht, si, fjala vjen, shërimi nga një sëmundje etj., është detyrim që ai të realizohet, nëse kushti i përmendur në zotim plotësohet. Gjithashtu, nëse zotimi është i pakushtëzuar, realizimi i tij është detyrim.

✸ **Gjidhënia** Është e ndaluar martesa – për shkak të gjidhënies, afërsisë nga qumështi – me të gjitha këto gra, si në rastin e atyre grave/femrave që janë të ndaluara për shkak të lidhjeve të gjakut.

**Kjo vlen nëse kanë ndodhur këto të tria:**

**i.** kur qumështi del nga gjiri i gruas për shkak të lindjes;

**ii.** kur fëmijës i jepet gji gjatë dy viteve të para të lindjes së tij;

**iii.** kur vërtetohen pesë ose më shumë gjidhënie.

Me gjidhënie nënkuptojmë rastin kur fëmija e thith gjirin dhe tërhiqet, edhe nëse nuk është ngopur.

## ✸Testamenti

Nëse një personi i afrohet vdekja dhe ka borxh një të drejtë (që mund të jetë një e drejtë ndaj Allahut ose njeriut) të pa dëshmuar më parë, ai e ka detyrim testamentin, duke ngarkuar dikë që t'i kryejë këto të drejta. Nëse ndonjëri ka lënë shumë pasuri, është e pëlqyer që një e pesta e kësaj pasurie t'i kalojë si lëmoshë (sadaka) një të afërmi të varfër, që nuk ka të drejtë ta trashëgojë; në të kundërt, nëse nuk ka një të afërm të varfër, atëherë ai ia kalon një të varfëri, një dijetari, ose një njeriu të devotshëm. Testamenti është i papëlqyeshëm nëse testamentlënësi ka lënë trashëgimtarë të varfër; por nëse janë të pasur, lejohet. Nuk i lejohet testamentlënësit që t'i lërë testament një të huaji më tepër se një të tretën e pasurisë. Është e ndaluar që t'i lihet testament një trashëgimtari, sado pak qoftë, përveçse nëse vetë trashëgimtarët bien dakord për këtë pas vdekjes. Testamenti prishet nëse testamentlënësi thotë, për shembull, se jam tërhequr, ose e anuloj testamentin, ose ndryshova mendim. Është e pëlqyer që në krye të testamentit, testamentlënësi të shkruaj: "Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit! Këtë testament e lë filani i biri i filanit, i cili dëshmon se s'ka të denjë tjetër për adhurim përveç Allahut, të Vetëm, të Pashoq dhe dëshmon se Muhamedi është rob dhe i dërguari i Tij. Pa dyshim që Xheneti është i vërtetë, Xhehenemi është i vërtetë dhe Dita e

Kiametit do vijë, dhe se Allahu do i ringjallë ata që janë në varre! Porosis familjen time, që lë pas, të kenë frikë Allahun e të shkojnë mirë me njëri-tjetrin! T'i binden Allahut dhe të Dërguarit të Tij e të jenë besimtarë të mirë! I porosis ashtu siç porositën Ibrahimi dhe Jakubi fëmijët e tyre: "**Pa dyshim, Allahu ka zgjedhur për ju fenë e vërtetë, prandaj mos vdisni ndryshe vetëm se duke qenë muslimanë të nënshtruar ndaj Tij!**" **(El-Bekare, 132)**

✸ Kur lutemi për bekimin e Allahut mbi Profetin (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), është e pëlqyer që të bashkojmë lutjen për paqe dhe bekimin mbi të, duke thënë: *Sal-Allāhu 'alejhi wes-selem!*, dhe nuk duhet ta kufizojmë atë me shprehjen: *Sal-Allāhu 'alejhi!* – "Allahu e bekoftë!", apo *'Alejhi es-selām!* – "Paqja qoftë mbi të!" Për sa u përket të tjerëve, përveç profetëve, nuk është e pëlqyeshme dërgimi i bekimeve mbi persona të veçantë, si, për shembull: "Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi Ebu Bekrin!" Lejohet që bekimet e Allahut të dërgohen nëse emrat e sahabëve apo njerëzve të mirë shoqërohen me emrat e profetëve, si, për shembull: "O Allah, bekoje profetin Muhamed, familjen e tij, shokët e tij, gratë e tij dhe pasardhësit e tij!"

Është e pëlqyeshme që për shokët e Profetit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem), shokët e shokëve (tabiinët), dijetarët dhe të gjithë njerëzit e mirë të kërkojmë mëshirën dhe kënaqësinë e Allahut, duke thënë: "Ebu Hanifja, Imam Maliku, Imam Shafiu dhe Imam Ahmedi – Allahu i mëshiroftë të gjithë!"

✸ **Prerja e kafshëve për mish** Që mishi i kafshës të jetë i lejuar për t'u ngrënë, së pari e kemi obligim që ta therim. Kafsha duhet të plotësojë disa kushte:

**i.** ngrënia e mishit të saj të jetë i lejuar;
**ii.** të jetë një kafshë që është e mundur të theret;
**iii.** të jetë kafshë që ecën në tokë (jo e ujrave).

**Gjatë therjes së kafshës duhet të respektohen katër kushte:**

**i.** personi që kryen therjen duhet të jetë i shëndoshë nga ana mendore;
**ii.** mjeti i përdorur për therje duhet të jetë i mprehtë – si: thika, guri, druri, shpata, xhami etj., me përjashtim të dhëmbëve dhe thonjve, me të cilët nuk lejohet therja;
**iii.** prerja e fytit, e gurmazit, e dy damarëve të qafës ose e njërit prej të dyve;
**iv.** gjatë therjes duhet thënë *Bismilah!* – por, nëse nuk e themi nga harresa, mishi i therur është i lejuar. Është e mjaftueshme edhe nëse frazën *Bismilah!* e themi jo në gjuhën arabe. Gjithashtu, është e lejuar që gjatë therjes të themi frazën *Bismilah!* dhe *Allahu ekber!*

✸ **Gjuetia** Gjuetia nënkupton goditjen e atyre kafshëve që nuk është e mundur të prihen. Nëse kemi si qëllim gjuetinë e një kafshe, atëherë ajo kafshë duhet të plotësojë disa kushte:

**i.** ngrënia e saj të jetë e lejuar;
**ii.** të jetë kafshë e egër për nga natyra;
**iii.** të jetë kafshë që nuk është e mundur të prihet.

**Dispozita e gjuetisë** Gjuetia është e lejuar nëse qëllimi i gjahtarit është përfitimi nga mishi i gjahut. Në të kundërt, në rast loje a për kot është e papëlzeshme (*mekrūh*). Por, nëse me ndjekjen e gjahut pengon dhe u shkakton telashe njerëzve, atëherë është haram. Gjuetia lejohet nëse përmbushen katër kushte:

**i.** gjuetari duhet të plotësojë kushtet e atij që i lejohet të presë (kafshë shtëpiake) sipas dispozitave islame;

**ii.** mjeti i gjuetisë duhet të jetë i njëjtë me mjetet që janë të lejuara për therjen e kafshëve, kur duam t'i therim ato. Për këtë shkak, mjeti i gjuetisë duhet të jetë i mprehtë dhe depërtues në trupin e kafshës, si: shigjeta, shtiza etj. Nëse gjuetia kryhet me një kafshë gjahu (grabitqare), si fajkoi ose qeni, duhet që kafsha e gjahut të jetë e stërvitur; domethënë, t'i nënshtrohet urdhrave të gjahtarit;

**iii.** qëllimi i veprimit – domethënë, gjuajtja e shtizës ose dërgimi i kafshës me synim për gjah. Në rast se nuk bën nijet, gjahu nuk është i lejuar të hahet;

**iv.** gjuetari duhet të përmendë emrin e Zotit kur të qëllojë gjahun. Përmendja e emrit të Zotit është kusht, dhe nëse nuk përmbushet nga harresa, atëherë ajo është e ndaluar të hahet.

**✸ Ushqimet**

Çdo gjë që hahet dhe pihet konsiderohet ushqim. Baza e ushqimeve është se ato janë të lejuara. Kështu, çdo ushqim është i lejuar, nëse përmbushen tre kushtet e mëposhtme:

**i.** ushqimi duhet të jetë i pastër;

**ii.** të mos jetë i dëmshëm;

**iii.** të mos jetë i ndyrë.

Është i ndaluar çdo ushqim i pistë, si: cofëtina dhe gjaku; çdo ushqim i dëmshëm, si: helmi; çdo ushqim i ndyrë, si: jashtëqitjet e kafshëve (bajgat), parazitët e kokës, urina dhe pleshtat.

Kafshët që janë të ndaluara të hahen janë: gomari shtëpiak, kafshët grabitqare, si: luani, tigri, ujku, leopardi, qeni, derri, majmuni, macja, dhelpra, ketri, me përjashtim të hienës. Nga shpendët ndalohen ata që sulmojnë duke përdorur kthetrat, si: shqiponja, petriti, fajkoi, skifteri, gjeraqina dhe kukuvajka; ndalohen ata që ushqehen me cofëtina, si: shqiponja, korbi dhe shtërgu; po ashtu, ndalohen edhe lakuriqi i natës, miu, grenxa, bleta, miza, flutura; ndalohen insektet, si: krimbat e tokës, minjtë e gjirizeve, brumbujt dhe hardhucat. Ndalohen të gjitha ato kafshë apo insekte për të cilat sheriati islam na ka urdhëruar që t'i vrasim, si: akrepi; ose na e ka ndaluar që t'i vrasim, si: milingona. Ndalohen të gjitha ato kafshë që lindin prej një kafshe me mish të lejuar dhe një tjetre me mish jo të lejuar, si: këlyshi që lind midis hienës dhe ujkut. Nuk ndalohen ato kafshë që lindin midis dy kafshëve të lejuara, si: mushka, që lind nga gomarit dhe kalit.

Me përjashtim të këtyre kafshëve që përmendëm më sipër, lejohen të gjitha llojet e bagëtive, kali, kafshët e egra, si: gjirafa, lepuri, dreri etj.

✸Është i ndaluar urimi i festave të jobesimtarëve, pjesëmarrja në to dhe përshëndetja e tyre në fillim. Në qoftë se ata na përshëndesin të parët, është detyrim që ne t'i përgjigjemi me thënien: "Edhe mbi/për ju!" Është e ndaluar ngritja në këmbë për të respektuar femohuesit ose bidatçinjtë; dhe është i papëlqyeshëm shtrëngimi i duarve me ta. Për sa i takon ngushëllimit, ose vizitës kur janë të sëmurë, një veprim i tillë është i ndaluar, përveçse kur ka një interes fetar në mes.

# Rukjet
## (mjekimi me Kuran dhe Sunet)

Ai që mediton rreth rregullave të vendosura nga Allahu në gjithësi e kupton se sprovat dhe fatkeqësitë janë pjesë e këtyre rregullave dhe ligjeve. Allahu i Madhëruar thotë: "Sigurisht që Ne do t'ju provojmë me frikë dhe uri, me dëmtim të pasurisë, të njerëzve dhe të të lashtave! Prandaj, përgëzoji të duruarit!"

Ai që mendon se vepërmirët nuk goditen nga këto fatkeqësi, gabon. Madje sprovat janë argument i besimit. Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) është pyetur: "Cili njeri sprovohet më shumë?" Ai është përgjigjur: "Profetët, më pas vepërmirët, pastaj njerëzit më të ngjashëm me ta. Njeriu sprovohet sipas besimit. Nëse besimi i tij është i fortë, i ka më të mëdha sprovat, dhe nëse besimi i tij është i dobët, sprovohet më lehtë." **Ibn Maxhe**

Sprovat janë shenjë e dashurisë së Allahut ndaj robit të Tij. Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Kur Allahu e do dikë, e sprovon!" **(Ahmedi)**

Sprovat janë shenjë se Allahu ia dëshiron të mirën robit të Tij. Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ka thënë: "Kur Allahu ia do të mirën robit të Tij, ia përshpejton dënimin në këtë botë. Nëse Allahu ia do të keqen robit të Tij, nuk e dënon për gjynahet e tij, në mënyrë që ta dënojë Ditën e Gjykimit!" **(Tirmidhiu)**

Sprovat janë shlyerje gjynahesh, edhe nëse ato janë të vogla. Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "S'ka musliman që ta godasë një e keqe, si thjesht një gjemb e më shumë, që Allahu të mos ia shlyej gjynahet, siç hedh pema gjethet e saj!" **(Buhariu dhe Muslimi)**

Prandaj, nëse muslimani i sprovuar është vepërmirë, sprova për të është shlyerje e gjynaheve të kaluara, ose ngritje në shkallë. Dhe nëse është gjynahqar, ato janë shlyerje gjynahesh dhe përkujtim për rreziqet e tyre. Zoti thotë: "**Shkatërrimi në tokë dhe në det është shfaqur si pasojë e punëve të këqija të njerëzve, kështu që (Allahu) do t'i bëjë të "shijojnë" pjesë nga ajo që kanë punuar, me qëllim që ata të** kthehen (për t'u përmirësuar)." **(Er-Rūm, 41)**

### Llojet e sprovave

Sprova me begati – siç është rasti kur të shtohet pasuria.

Sprova me të keqen – siç është frika, uria, pakësimi i pasurisë etj. Allahu i Madhëruar thotë: "**Ne ju vëmë në provë me të keqe dhe me të mirë!**" **(El-Enbijā', 35)**

Po ashtu, sprova me sëmundje, me vdekje, që një prej shkaqeve më të mëdha të tyre – pas caktimit të Allahut – është syri dhe magjia, që burojnë nga smira. Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Vdekjet më të shumta në umetin im, pas caktimit të Allahut, vijnë nga mësyshi!"[1]

### Mbrojtja nga mësyshit dhe magjia

Mbrojtja është më e mirë se mjekimi, ndaj dhe ne duhet të jemi të kujdesshëm për t'u mbrojtur.

### Mënyrat më të rëndësishme të mbrojtjes

✸ Forcimi i *tewhīd*-it në vetvete, si edhe besimi se vepruesi i vërtetë në gjithësi është Allahu. Po ashtu, edhe shtimi i veprave të mira. ✸ Mendimi i drejtë dhe i mirë për Allahun, mbështetja tek Ai; kështu që, askush mos ta përfytyrojë

[1] E shënon Tajalesiji. Imam Ibn Haxheri dhe Shejh Albani kanë thënë se hadithi është *hasen* – "i mirë", pra i përshtatshëm për argumentim.

sëmundjen dhe mësyshin në çdo ngjarje të rastit, sepse vetë iluzioni i sëmundjes është sëmundje.[1] ✹ Nëse dikush është i njohur për marrjen mësysh, apo që bën magji, duhet të largohemi prej tij – jo nga frika, por nga aspekti i bërjes së shkaqeve. ✹ Kur shikojmë diçka që na pëlqen, duhet të përkujtojmë Allahun dhe të themi: *Bārakell-llAllāhu lek!* – "Allahu të begatoftë! Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Nëse dikush prej jush shikon te vetja, ose te pasuria e tij, ose te vëllai i tij diçka që e dëshiron (e pëlqen), le të përmendë emrin e Allahut, sepse mësyshi është një fenomen i vërtetë!" (Hakimi) ✹ Ngrënia shtatë kokrrave hurma *axhwe* nga Medina çdo mëngjes. ✹ Kthimi tek Allahu, mbështetja tek Ai, mendimi i mirë për Të, kërkimi prej Tij mbrojtje nga mësyshi dhe magjia, kujdesi për dhikrin dhe thënien e duave mbrojtëse çdo mëngjes e mbrëmje.[2]

**Ndikimi i lutjeve është i madh ose relativ – me lejen e Allahun – nëpërmjet dy elementeve:**

i. besimi se lutjet janë të vërteta dhe të dobishme me lejen e Allahut;
ii. shprehja e tyre me gjuhë, dëgjimi me veshë dhe me zemër të përqendruar – sepse ato janë lutje, dhe lutjet nuk marrin përgjigje nëse zemra është e shkujdesur, sikurse është transmetuar edhe nga Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem).

**Koha e dhikrit dhe e lutjeve mbrojtëse**

Dhikri i sabahut thuhet pas namazit të sabahut, ndërsa dhikri i mbrëmjes thuhet pas namazit të ikindisë. Por, nëse muslimani harron t'i thotë, ose i lë nga pakujdesia, le t'i thotë në çastin që i kujtohen.

**Shenjat e marrjes mësysh dhe sëmundje të tjera**

Nuk ka asnjë kontradiktë ndërmjet mjekësisë dhe rukjes sipas sheriatit, sepse vetë Kurani përmban shërim për sëmundjet trupore dhe shpirtërore. Nëse njeriu është i shëndetshëm nga ana trupore, në të shumtën e rasteve shenjat paraqiten në formën e dhimbjes së kokës, me zverdhjen e fytyrës, me djersitjen dhe urinimin e tepërt, me rënien e dëshirës për të ngrënë, me therje, ethe, ftohje të anëve të trupit, dridhje zemre, dhembje të lëvizshme nga supet deri në fundin e shpinës, mërzi dhe ngushtim në kraharor, pagjumësi, ndjeshmëri e fortë ndaj frikës, zemërim jo i zakonshëm, të vjella, psherëtima, dëshirë për t'u vetmuar, hapja e shpeshtë e gojës, plogështi dhe dembelizëm, dëshirë për të fjetur dhe probleme të tjera shëndetësore pa shkaqe empirike.

Këto shenja mund të jenë pak ose shumë të dukshme, sipas fuqisë dhe dobësisë së sëmundjes.

Muslimani duhet te jetë me patjetër me besim dhe zemër të fortë. Ai nuk duhet të ndikohet nga cytjet e shejtanit; nuk duhet ta përfytyrojë veten si të prekur nga ndonjë sëmundje, thjesht ngaqë mund të ndjejë një prej këtyre shkaqeve, sepse iluzioni është një prej sëmundjeve më të vështira për t'u kuruar. Ndodh që disa prej këtyre shenjave të shfaqen te disa njerëz, ndërkohë që ata mund të jenë të

---

[1] Mjekët e specializuar theksojnë se rreth një e treta e sëmundjeve në organizëm janë si pasoja të ndjenjave shpirtërore, duke ikur me idenë se është i sëmurë, por që në realitet as që është i tillë (simptomat psikosomatike).

[2] Shiko dhikrin e mëngjesit dhe të mbrëmjes në këtë libër.

shëndetshëm; sikundërse ndodh që të shfaqen te disa të tjerë dhe shkaku mund të jetë një sëmundje organike. Ndoshta shkaku mund të jetë edhe besimi i dobët, si ngushtimi në kraharor, brenga, plogështia e kësodore. Prej këtij personi kërkohet që t'i rishikojë marrëdhëniet me Allahun!

**Nëse sëmundja është për shkak të mësyshit[1] mjekimi – me lejen e Allahut – bëhet në dy mënyra:**

**i.** nëse e njeh personin që të ka marrë mësysh, thuaji që të lahet, e pastaj këtë ujë apo ndonjë gjurmë[2] të tij merre dhe laju me të dhe pi pre tij;

**ii.** nëse nuk dihet kush e ka marrë mësysh, shërimi bëhet me rukje, lutje dhe hixhame (nxjerrja e gjakut me kupa).

**Nëse sëmundja është për shkak të magjisë[3] mjekimi – me lejen e Allahut – bëhet me një nga këto forma:**

**i.** nëse gjendet vendi i magjisë, atëherë merret magjia, hapet dhe zgjidhen nyjet e saj duke lexuar dy suret e fundit mbrojtëse, e më pas digjet;

**ii.** me anë të leximit të rukjeve – me ajete kuranore, veçanërisht me dy suret e fundit dhe suren *Bekare*, si dhe me lutje, siç do e tregojmë më vonë;

**iii.** *nushrah* – "zhbërja" është dy llojesh: **(a)** e ndaluar – zgjidhja e magjisë me magji dhe vajtja te magjistarët për zgjidhjen e saj; **(b)** e lejuar – marrja e shtatë gjetheve lotusi, grirja e tyre dhe leximi mbi të tri herë i sureve *El-Kāfirūn*, *El-Ihlās*, *El-Felek* dhe *En-Nās*. Më pas i hedhim në ujë, pastaj pihen dhe lahesh me to. Këtë e përsërisim derisa të shërohet, me lejen e Allahut.[4]

**iv.** nxjerrja e magjisë – duke e boshatisur organizmin me anë të lëndëve liruese (laksative), nëse ndodhet në bark; dhe me hixhame[5], nëse ndodhet në vende të tjera.

**Kushtet e rukjes**

**i.** të bëhet me ajete kuranore dhe lutje të ligjshme;

**ii.** të bëhet në gjuhën arabe – ndërsa lutjet lejohet të bëhen edhe në gjuhë të tjera;

**iii.** të besohet se lutja nuk ndikon në vetvete dhe se shërimi është prej Allahut.

Për të shtuar ndikimin e rukjes duhet që leximi i Kuranit të bëhet me nijetin e shërimit

---

[1] Dëmtimi me sy bie mbi një person nëpërmjet shejtanit – me lejen e Allahut – për shkak të një përshkrimi dhe mahnitjeje nga personi që merr mësysh në prani të shejtanëve, kur nuk ka pengesa (dhikri, namazi etj.). Për këtë dëshmon hadithi "Mësyshi është i vërtetë!" (Buhariu) Ose hadithi tjetër: "Me praninë e shejtanëve dhe smirës së bijve të Ademit." (Ahmedi) Pejgamberi e quan mësysh ngaqë syri është mjeti me të cilin realizohet, dhe jo se është ai që sjell dëmin, sepse, në fakt, edhe i verbri mund të marrë mësysh.

[2] Me gjurmë në këtë rast nënkuptohet diçka që ka prekur personi i cili ka marrë mësysh, siç është mbetja nga uji i pirë prej tij, ose nga ushqimi i tij, ose diçka e prekur prej tij – që merret, ose fshihet me një shami a diçka tjetër, i shton ujë, e hedh mbi trup dhe pi pak prej tij.

[3] Magjia është nyje, ose lutje, ose fjalë të thëna a vepra që ndikojnë në trupin, zemrën ose mendjen e atij mbi të cilin bie magjia. Magjia është një fenomen i vërtetë. Ka që vdesin prej saj, ka të tjerë që sëmuren. Magjitë mund ta ndalojnë burrin të shkojë me gruan e tij, ose mund t'i ndajnë dy bashkëshortët. Ka magji që përbëjnë kufr dhe shirk; ka që klasifikohen si gjynahe të mëdha.

[4] Kjo është e regjistruar nga Abdurazaku në librin e tij *el-Musannaf*.

[5] Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Gjëja më e mirë me të cilën mjekoheni është hixhameja." Me anë të saj – me lejen e Allahut – janë shëruar sëmundje organike, ose sëmundje të shkaktuara prej syrit, magjisë dhe kancerit.

dhe të udhëzimit[1] të njerëzve dhe të xhindeve, sepse Kurani ka zbritur udhëzim dhe shërim. Kështu, ai nuk duhet ta lexojë Kuranin me nijetin për të vrarë xhindin, përveç rasteve kur ai nuk mund të dalë me ato që u thanë.

**Kushtet që duhet të përmbushë ai që bën rukje**

**i.** të jetë musliman dhe i devotshëm – sa më i devotshëm që të jetë, aq më i madh është edhe ndikimi;

**ii.** t'i drejtohet dhe të mbështetet tek Allahu me sinqeritet gjatë rukjes, duke bashkuar zemrën me gjuhën – më e mira është që njeriu t'i bëjë vetë rukje vetes, sepse të tjerët, në shumicën e rasteve, e kanë zemrën të shpërqendruar, sepse askush më shumë se ai nuk e ndjen më tepër domosdoshmërinë dhe nevojën e madhe që ka; ndërkaq, atyre që janë në gjendje të vështirë, Allahu u ka premtuar se do t'u përgjigjet.

**Kushtet që duhet të përmbushë ai të cilit i bëhet rukja**

**i.** është e pëlqyeshme që ai të jetë besimtar, vepërmirë dhe, sipas besimit rritet edhe ndikimi. Allahu i Madhëruar thotë: "**Ne shpallim nga Kurani atë që është shërim dhe mëshirë për besimtarët, e që mohuesve keqbërës u shton vetëm humbje!**" **(El-Isrā', 82)**

**ii.** t'i lutet Allahut me sinqeritet, që Ai ta shërojë;

**iii.** të mos mendojë se shërimi po vonon, duke kërkuar që ai të vijë sa më parë, sepse rukja është lutje dhe kur kërkohet përgjigjja me ngut, ndodh edhe që të mos marrë përgjigje. Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Iu përgjigjet disave nga ju për sa kohë nuk nguteteni duke thënë se jam lutur dhe nuk më është përgjigjur."

**(Buhariu dhe Muslimi)**

**Rukja ka disa forma:**

**i.** leximi i rukjes duke i fryrë (me pështymë të lehtë);

**ii.** lexim pa fryrje;

**iii.** marrja e pështymës me gishta, përzierja e saj me dhé dhe fërkimi i vendit që dhemb;

**iv.** leximi i rukjes duke fërkuar vendin e dhembjes.

Ajete dhe hadithe me të cilat i bëhët rukje të sëmurit

﴿ ٱللَّهُ لَآ إِلَٰهَ إِلَّا هُوَ ٱلۡحَيُّ ٱلۡقَيُّومُۚ لَا تَأۡخُذُهُۥ سِنَةٞ وَلَا نَوۡمٞۚ لَّهُۥ مَا فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَمَا فِي ٱلۡأَرۡضِۗ مَن ذَا ٱلَّذِي يَشۡفَعُ عِندَهُۥٓ
إِلَّا بِإِذۡنِهِۦۚ يَعۡلَمُ مَا بَيۡنَ أَيۡدِيهِمۡ وَمَا خَلۡفَهُمۡۖ وَلَا يُحِيطُونَ بِشَيۡءٖ مِّنۡ عِلۡمِهِۦٓ إِلَّا بِمَا شَآءَۚ وَسِعَ كُرۡسِيُّهُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضَۖ
وَلَا يَـُٔودُهُۥ حِفۡظُهُمَاۚ وَهُوَ ٱلۡعَلِيُّ ٱلۡعَظِيمُ ﴾[2]

---

[1] Nijeti i udhëzimit – thirrja e atyre që dëgjojnë Kuranin për në fenë e Zotit, për të vepruar të mira dhe për t'u ndaluar nga të këqijat. Ky nijet ka ndikim të madh, sikurse është provuar edhe në praktikë. Xhindet ndikohen nga Kurani dhe e ndërpresin të keqen e tyre mbi të sëmurin shumë shpejt (në të shumtën e rasteve). Ndryshe nga nijeti për t'i vrarë ata, sepse kjo ndjell inatin dhe mendjemadhësinë e tyre, si edhe dëmtimin e atij që bën rukjen dhe të atij që i bëhet rukja. Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Allahu është i Butë dhe e do butësinë. Me anë të butësisë ai dhuron atë që nuk e jep me anë të vrazhdësisë..." **(Muslimi)**

[2] **"Allahu, nuk ka Zot tjetër (që meriton adhurimin) përveç Tij, të Gjallit, të Përjetshmit, Mbajtësit të gjithçkaje! Atë nuk e kaplon, as dremitja, as gjumi! Atij i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe gjithçka që gjendet në Tokë. Kush mund të ndërhyjë tek Ai për ndokënd pa lejen e Tij? Ai di çdo gjë që ka ndodhur përpara dhe çdo gjë që do të ndodhë pas njerëzve, kurse ata nuk mund të përvetësojnë asgjë nga Dituria e Tij, përveçse aq sa Ai dëshiron. Kursija**

﴿ءَامَنَ ٱلرَّسُولُ بِمَآ أُنزِلَ إِلَيۡهِ مِن رَّبِّهِۦ وَٱلۡمُؤۡمِنُونَۚ كُلٌّ ءَامَنَ بِٱللَّهِ وَمَلَٰٓئِكَتِهِۦ وَكُتُبِهِۦ وَرُسُلِهِۦ لَا نُفَرِّقُ بَيۡنَ أَحَدٖ مِّن
رُّسُلِهِۦۚ وَقَالُواْ سَمِعۡنَا وَأَطَعۡنَاۖ غُفۡرَانَكَ رَبَّنَا وَإِلَيۡكَ ٱلۡمَصِيرُ ٢٨٥ لَا يُكَلِّفُ ٱللَّهُ نَفۡسًا إِلَّا وُسۡعَهَاۚ لَهَا مَا كَسَبَتۡ
وَعَلَيۡهَا مَا ٱكۡتَسَبَتۡۗ رَبَّنَا لَا تُؤَاخِذۡنَآ إِن نَّسِينَآ أَوۡ أَخۡطَأۡنَاۚ رَبَّنَا وَلَا تَحۡمِلۡ عَلَيۡنَآ إِصۡرٗا كَمَا حَمَلۡتَهُۥ عَلَى ٱلَّذِينَ مِن
قَبۡلِنَاۚ رَبَّنَا وَلَا تُحَمِّلۡنَا مَا لَا طَاقَةَ لَنَا بِهِۦۖ وَٱعۡفُ عَنَّا وَٱغۡفِرۡ لَنَا وَٱرۡحَمۡنَآۚ أَنتَ مَوۡلَىٰنَا فَٱنصُرۡنَا عَلَى ٱلۡقَوۡمِ ٱلۡكَٰفِرِينَ﴾ [1]

[2] ﴿فَسَيَكۡفِيكَهُمُ ٱللَّهُۚ وَهُوَ ٱلسَّمِيعُ ٱلۡعَلِيمُ﴾

[3] ﴿يَٰقَوۡمَنَآ أَجِيبُواْ دَاعِيَ ٱللَّهِ وَءَامِنُواْ بِهِۦ يَغۡفِرۡ لَكُم مِّن ذُنُوبِكُمۡ وَيُجِرۡكُم مِّنۡ عَذَابٍ أَلِيمٖ﴾

[4] ﴿وَنُنَزِّلُ مِنَ ٱلۡقُرۡءَانِ مَا هُوَ شِفَآءٞ وَرَحۡمَةٞ لِّلۡمُؤۡمِنِينَ وَلَا يَزِيدُ ٱلظَّٰلِمِينَ إِلَّا خَسَارٗا﴾

[6] ﴿وَإِذَا مَرِضۡتُ فَهُوَ يَشۡفِينِ﴾ [5] ﴿أَمۡ يَحۡسُدُونَ ٱلنَّاسَ عَلَىٰ مَآ ءَاتَىٰهُمُ ٱللَّهُ مِن فَضۡلِهِۦ﴾

[8] ﴿قُلۡ هُوَ لِلَّذِينَ ءَامَنُواْ هُدٗى وَشِفَآءٞۖ﴾ [7] ﴿وَيَشۡفِ صُدُورَ قَوۡمٖ مُّؤۡمِنِينَ﴾

[10] ﴿فَٱرۡجِعِ ٱلۡبَصَرَ هَلۡ تَرَىٰ مِن فُطُورٖ﴾ [9] ﴿لَوۡ أَنزَلۡنَا هَٰذَا ٱلۡقُرۡءَانَ عَلَىٰ جَبَلٖ لَّرَأَيۡتَهُۥ خَٰشِعٗا مُّتَصَدِّعٗا مِّنۡ خَشۡيَةِ ٱللَّهِۚ﴾

[11] ﴿وَإِن يَكَادُ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ لَيُزۡلِقُونَكَ بِأَبۡصَٰرِهِمۡ لَمَّا سَمِعُواْ ٱلذِّكۡرَ وَيَقُولُونَ إِنَّهُۥ لَمَجۡنُونٞ﴾

﴿وَأَوۡحَيۡنَآ إِلَىٰ مُوسَىٰٓ أَنۡ أَلۡقِ عَصَاكَۖ فَإِذَا هِيَ تَلۡقَفُ مَا يَأۡفِكُونَ ١١٧ فَوَقَعَ ٱلۡحَقُّ وَبَطَلَ مَا كَانُواْ يَعۡمَلُونَ ١١٨ فَغُلِبُواْ
هُنَالِكَ وَٱنقَلَبُواْ صَٰغِرِينَ﴾ [12]

﴿قَالُواْ يَٰمُوسَىٰٓ إِمَّآ أَن تُلۡقِيَ وَإِمَّآ أَن نَّكُونَ أَوَّلَ مَنۡ أَلۡقَىٰ ٦٥ قَالَ بَلۡ أَلۡقُواْۖ فَإِذَا حِبَالُهُمۡ وَعِصِيُّهُمۡ يُخَيَّلُ إِلَيۡهِ مِن
سِحۡرِهِمۡ أَنَّهَا تَسۡعَىٰ ٦٦ فَأَوۡجَسَ فِي نَفۡسِهِۦ خِيفَةٗ مُّوسَىٰ ٦٧ قُلۡنَا لَا تَخَفۡ إِنَّكَ أَنتَ ٱلۡأَعۡلَىٰ ٦٨ وَأَلۡقِ مَا فِي
يَمِينِكَ تَلۡقَفۡ مَا صَنَعُوٓاْۖ إِنَّمَا صَنَعُواْ كَيۡدُ سَٰحِرٖۖ وَلَا يُفۡلِحُ ٱلسَّاحِرُ حَيۡثُ أَتَىٰ﴾ [13]

---

e Tij shtrihet mbi qiejt dhe Tokën dhe Ai nuk e ka të rëndë t'i ruajë ato. Ai është i Larti, Madhështori!" (El-Bekare, 255)

[1] "I Dërguari beson në atë (Kuranin) që i është shpallur nga Zoti i tij, e po ashtu dhe besimtarët – të gjithë besojnë në Allahun, engjëjt e Tij, librat e Tij dhe të dërguarit e Tij (duke thënë): 'Ne nuk bëjmë dallim mes asnjërit prej të dërguarve të Tij.' Ata thonë: 'Ne dëgjojmë dhe bindemi. Faljen Tënde kërkojmë, o Zoti Ynë dhe te Ti do të kthehemi!' Allahu nuk e ngarkon askënd përtej fuqisë që ka – në dobi të tij është e mira që bën, kurse në dëm të tij është e keqja që punon. Zoti ynë, mos na ndëshko për atë që harrojmë ose veprojmë pa qëllim! Zoti ynë, mos na ngarko me barrë të rëndë, ashtu siç i ngarkove ata para nesh! Zoti ynë, mos na ngarko me atë që nuk e mbajmë dot! Na i shlyej gjynahet, na i fal ato dhe na mëshiro! Ti je Zoti Ynë! Prandaj na jep fitore kundër atyre që nuk besojnë!" (El-Bekare, 285-286)

[2] "Dhe Allahu të mjafton ty (Muhamed si mbrojtës) kundër tyre!" (El-Bekare, 137)

[3] "O populli ynë, përgjigjjuni thirrësit të Allahut dhe besojini Atij! Ai do t'jua falë gjynahet dhe do t'ju shpëtojë prej dënimit të dhembshëm!" (El-Ahkāf, 32)

[4] "Ne shpallim nga Kurani atë që është shërim dhe mëshirë për besimtarët, e që mohuesve keqbërës u shton vetëm humbje!" (El-Isrā', 82)

[5] "A mos i kanë zili njerëzit për çfarë u ka dhuruar Allahu nga të mirat e Veta? Ne u dhamë pasardhësve të Ibrahimit Librin dhe urtësinë, si dhe një pushtet të madh." (En-Nisā', 54)

[6] "Dhe kur të sëmurem, Ai (Allahu) më shëron!" (Esh-Shuʿarā, 80)

[7] "Do t'i shërojë shpirtrat e besimtarëve."(Et-Tewbe, 14)

[8] "Thuaj: 'Ai është udhërrëfyes dhe shërim për besimtarë'!" (Fussilet, 44)

[9] "Sikur këtë Kuran t'ia shpallnim ndonjë mali, ti do ta shihje atë të përulur dhe të copëtuar nga frika e Allahut!" (El-Hashr, 21)

[10] "Hidhe vështrimin: A sheh ndonjë plasaritje?!" (El-Mulk, 3)

[11] "Kur dëgjojnë Kuranin, mohuesit sa nuk të hanë me shikimet e tyre, dhe thonë: 'Ai vërtet është i marrë'." (El-Kalem, 51)

[12] "Atëherë Ne i kumtuam Musaut: Hidhe shkopin tënd!, dhe ai filloi të gëlltiste gjithçka që trilluan ata. Në këtë mënyrë, doli në shesh e vërteta dhe dështoi ajo që kishin bërë ata. Kështu, Faraoni dhe njerëzit e tij u mundën dhe u kthyen të poshtëruar." (El-Aʿrāf, 117-119)

[13] "Ata thanë: 'O Musa, ose hidh ti, ose të hedhim ne të parët.' Ai tha: 'Jo, hidhni ju!' Dhe ja tek i dukeshin atij litarët dhe shkopinjtë e tyre se po rendnin vërtet, për shkak të magjisë së tyre. Atëherë Musai ndjeu frikë në vetvete. Ne i thamë: Mos u frikëso, se, në të vërtetë, ti do të

[1] ﴿ثُمَّ أَنزَلَ ٱللَّهُ سَكِينَتَهُۥ عَلَىٰ رَسُولِهِۦ وَعَلَى ٱلْمُؤْمِنِينَ﴾
[2] ﴿فَأَنزَلَ ٱللَّهُ سَكِينَتَهُۥ عَلَيْهِ وَأَيَّدَهُۥ بِجُنُودٍ لَّمْ تَرَوْهَا﴾
[3] ﴿فَأَنزَلَ ٱللَّهُ سَكِينَتَهُۥ عَلَىٰ رَسُولِهِۦ وَعَلَى ٱلْمُؤْمِنِينَ وَأَلْزَمَهُمْ كَلِمَةَ ٱلتَّقْوَىٰ﴾
[4] ﴿لَّقَدْ رَضِىَ ٱللَّهُ عَنِ ٱلْمُؤْمِنِينَ إِذْ يُبَايِعُونَكَ تَحْتَ ٱلشَّجَرَةِ فَعَلِمَ مَا فِى قُلُوبِهِمْ فَأَنزَلَ ٱلسَّكِينَةَ عَلَيْهِمْ وَأَثَٰبَهُمْ فَتْحًا قَرِيبًا﴾
[5] ﴿هُوَ ٱلَّذِىٓ أَنزَلَ ٱلسَّكِينَةَ فِى قُلُوبِ ٱلْمُؤْمِنِينَ لِيَزْدَادُوٓا۟ إِيمَٰنًا مَّعَ إِيمَٰنِهِمْ﴾

## Hadithe

✸ (أَسْأَلُ اللهَ العَظِيْمَ رَبَّ العَرْشِ العَظِيْمِ أَنْ يَشْفِيَكَ) *Es`elull-llahel-'Adhim Rabbel-'Arshil-'Adhîm en jeshfíjeke!*[6] (7 herë)

✸ (أُعِيْذُكَ بِكَلِمَاتِ اللهِ التَّامَةِ مِنْ كُلِّ شَيْطَانٍ وَهَامَّةٍ وَمِنْ كُلِّ عَيْنٍ لامَّةٍ) *U'idhuke bi kelimatil-lahit-támmeh, min kul-li shejtanin we hámmeh, we min kul-li 'ajnin we lámeh!*[7] (3 herë)

✸ (اللَّهُمَّ رَبَّ النَّاسِ أَذْهِبِ البَأسِ اِشْفِ أَنْتَ الشَّافِيْ لا شِفَاءَ إلا شِفَاؤُكَ شِفَاءً لايُغَادِرُ سَقَماً) *All-llahum-me Rab-ben-nâsi edh'hibil be'se, ish'fi entesh-shafî la shifâe il-lâ shifâuk shifâen la jugadiru sekama!*[8] (3 herë)

✸ (اللَّهُمَّ أَذْهِبْ عَنْهُ حَرَّهَا وَبَرْدَهَا وَوَصَبَهَا) *All-llahum-me edh'hib anhu harr-raha we berdeha we uesabeha!*[9] (1 herë)

✸ (حَسْبِيَ اللهُ لا إِلَهَ إِلا هُوْ عَلَيْهِ تَوَكَّلْتُ وَهُوَ رَبُّ العَرْشِ العَظِيْمِ) *HasbijAll-llahu la Ilâhe il-la hu(ve), ʿAlejhi teuekkeltu we Huue Rabbul-`arshil-`adhim!*[10] (7 herë)

✸ (بِسْمِ اللهِ أَرْقِيْكَ مِنْ كُلِّ دَاءٍ يُؤْذِيْكَ وَمِنْ شَرِّ كُلِّ نَفْسٍ أَوْ عَيْنِ حَاسِدٍ، اللهُ يَشْفِيْكَ بِسْمِ اللهِ أَرْقِيْكَ) *Bismil-lahi erkîke min kul-li dâ'in ju'dhîke we min sherr-ri kul-li nefsin ew ajni hâsid. Allahu jeshfîke bismil-lahi erkîke!*[11] (3 herë)

✸ Vendos dorën tënde mbi dhembje dhe thuaj: "بِسْمِ اللهِ" *Bismilah!* (3 herë) "أَعُوْذُ بِعِزَّةِ اللهِ وَقُدْرَتِهِ مِنْ شَرِّ مَا أَجِدُ وَأُحَاذِرُ" *Eûdhu bi'iz-zetil-lâhi we kudratihi min sherr-ri mâ exhidu we uhâdhiru!*[12] (7 herë)

---

**fitosh! Hidhe atë që mban në dorën e djathtë, se do gëlltisë gjithçka që kanë bërë ata, sepse ajo që kanë bërë ata, është vetëm një mashtrim i magjistarëve; e, magjistari nuk do të ketë sukses kudo që të jetë.**" (Tā Hā, 65-69)

[1] "**Pastaj Allahu zbriti qetësinë e Tij mbi të Dërguarin e Vet dhe mbi besimtarët.**" (Et-Tewbe, 26)

[2] "**Allahu zbriti qetësinë e Vet mbi të, e ndihmoi me një ushtri të padukshme (engjëjsh).**"(Et-Tewbe, 40)

[3] "**Allahu zbriti qetësinë e Tij në zemrën e të Dërguarit të Tij dhe të besimtarëve e i bëri të mbështeten fort në fjalën e përkushtimit (ndaj Allahut).**" (El-Fet'h, 26)

[4] "**Allahu është i kënaqur me ata besimtarë, kur t'u betuan për besnikëri nën hijen e pemës. Ai e dinte se ç'kishte në zemrat e tyre, pranda j u dha atyre qetësi dhe i shpërbleu me një fitore të afërt.**" (El-Fet'h, 18)

[5] "**Është Ai, që zbriti qetësi në zemrat e besimtarëve, për t'ua forcuar besimin, krahas besimit që patën.**" (El-Fet'h, 4)

[6] "E lus Allahun e Madhërishëm, Zotin e Arshit të madh, që të të shërojë!"

[7] "Lus Allahun që t'ju mbrojë me fjalët e Tij të plota nga çdo shejtan, nga çdo krijesë helmuese vdekjeprurëse dhe prej çdo syri të keq!"

[8] "O Zot, Edukator i njerëzve, largoje të keqen, shëro, sepse Ti je Shëruesi! Nuk ka shërim përveç shërimit Tënd – shërim që nuk lë sëmundje pas!"

[9] "O Zot, largoje prej tij të nxehtin e saj, të ftohtin e saj dhe mundimin e saj!"

[10] "Më mjafton Allahu! Nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Tij! Tek Ai jam mbështetur dhe Ai është Zoti i Arshit të Madh."

[11] "Po të bëj rukje me emrin e Allahut, nga çdo sëmundje që të mundon, nga e keqja e çdo shpirti dhe syri i çdo smirëziu! Allahu të shëroftë! Me emrin e Allahut të bëj rukje!"

[12] "Kërkoj ndihmën e Allahut me pushtetin dhe fuqinë e Tij nga e keqja që kam dhe bëj shumë kujdes!"

**Vërejtje**

❶ Nuk lejohet të besohen trillimet që kanë të bëjnë me atë që merr mësysh, si pirja e urinës së tij dhe se gjurmët e tij nuk sjellin dobi nëse janë të ditura.

❷ Nuk lejohet të besohen trillimet që kanë të bëjnë me atë që merr mësysh, si: pirja e urinës së tij dhe se gjurmët e tij nuk sjellin dobi nëse ai është në dijeni. Nuk lejohet vendosja e hajmalive, byzylykëve, varëseve etj. për arsye frike nga mësyshi. Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Kush var diçka lihet në dorë të saj!" (Tirmidhiu) Nëse ato përmbajnë Kuran, ekzistojnë dy mendime, por lënia e tyre është më e pëlqyeshme.

❸ Mbishkrimi *MashāAll-llāh, tebārakAll-llāh*, ose pikturimi i shpatës, i thikës, i syrit, vendosja e Kuranit në makinë ose varja e disa ajeteve nëpër shtëpi – të gjitha këto nuk e pengojnë mësyshin, madje ato mund të jenë prej hajmalive të ndaluara.

❹ I sëmuri duhet të besojë bindshëm në përgjigjen e Allahut. Ai duhet të mos e përshpejtojë atë. Nëse dikujt i thuhet se shërimi me barëra do të zgjasë për gjithë jetën, ai nuk ligështohet; ndërsa kur zgjatet koha e rukjes, ligështohet, edhe pse me çdo lexim të një shkronje ai fiton një sevap dhe sevapi shumëfishohet dhjetëfish. Ai duhet të lutet, të kërkojë falje dhe të japë sa më shumë sadaka, sepse shërimi kërkohet edhe nëpërmjet saj.

❺ Leximi në grup bie në kundërshtim me Sunetin dhe ndikimi është i dobët. Po ashtu, edhe me magnetofon, sepse nijeti nuk është i përmbushur, ndërkohë që ai është prej kushteve të atij që bën rukje, edhe pse dëgjimi i tij është i dobishëm. Është sunet që rukja të përsëritet, deri në shërim të plotë, vetëm nëse kjo është e lodhshme për të sëmurin, atëherë e rrallojmë, që të mos bëhet e bezdisshme. Ndërsa përsëritja e ajeteve dhe e duave me një numër të caktuar është e pasaktë dhe e paargumentuar.

❻ Janë disa shenja me anë të të cilave argumentojmë se ai që bën rukjen merret me magji dhe jo me Kuran. Të mos mashtrohen një pjesë nga paraqitja fetare e ndonjërit, sepse ka të ngjarë që ai të fillojë të lexojë Kuran, dhe pa kaluar shumë, e ndryshon. Ndoshta ai mund të jetë edhe nga ata që shkojnë rregullisht në xhami, për t'u hedhur hi syve njerëzve. Mund ta shikosh edhe duke bërë vazhdimisht dhikr para teje, ndaj kujdes mos të të mashtrojë kjo!

**Disa nga shenjat e magjistarëve dhe të fallxhorëve** ✷ ndonjë pyetje drejtuar të sëmurit për emrin e tij, të babait ose të nënës së tij, sepse njohja e emrit ose mosnjohja e tij nuk ndikojnë në mjekim; ✷ nëse ai kërkon ndonjë rrobë të të sëmurit; ✷ ndodh që mund t'i kërkojë të sëmurit ndonjë kafshë të posaçme, me qëllimin për t'ia therur ndonjë xhindi, ndoshta me gjakun e saj mund edhe të spërkasë të sëmurin; ✷ shkrimi ose leximi i hajmalive, të cilat janë të pakuptueshme dhe të palexueshme; ✷ dhënia të sëmurit një letër, brenda së cilës ka katrorë të mbushura me shkronja dhe numra; ✷ urdhërimi i të sëmurit për t'u veçuar prej njerëzve, për një kohë të caktuar, në një dhomë të errët; ✷ urdhërimi i të sëmurit për të mos prekur ujë brenda një afati të caktuar; ✷ dhënia të sëmurit diçka për ta varrosur në dhé, ose ndonjë letër për ta djegur dhe për t'u tymosur me të; ✷ i rrëfen të sëmurit për diçka që është e veçantë për të, që nuk e di askush tjetër përveç tij, ose emrin apo vendin e tij përpara se i sëmuri të flasë; ✷ përcaktimi i sëmundjes së të sëmurit, që në çastin e takimit, ose nëpërmjet telefonit a telegramit;

7 besimi i atyre që ndjekin Sunetin e Profetit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) është se xhindi mund të futet dhe të banojë brenda njeriut. Argument është fjala e Allahut të Madhëruar: "**Ata që marrin fajde do ringjallen (në Ditën e Gjykimit) si ai që djalli e ka çmendur me prekjen e vet!**" **(El-Bekare, 275)**
Të gjithë dijetarët janë të mendimit se "prekja" e përmendur në ajet nënkupton çmendurinë djallëzore, që shfaqet te njeriu për shkak të mishërimit të xhindit brenda tij.

**Plotësim** Magjia është një fenomen i vërtetë. Ndikimi i saj është i vërtetuar me Kuran dhe me Sunet. Ajo është e ndaluar (haram) dhe konsiderohet një prej gjynaheve të rënda e të mëdha, pasi Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: "Mënjanoni shtatë gjëra shkatërruese!" I thanë: "O i Dërguari i Allahut, cilat janë ato?" Tha: "T'i bësh shok Zotit, magjia..." **(Buhariu dhe Muslimi)** Kurse Zoti në Kuran thotë: "**Në të vërtetë, ata e dinin se ai që e përvetësonte këtë mjeshtëri, nuk do të kishte kurrfarë të mire në jetën tjetër**." **(El-Bekare, 102)**

**Magjia është dy llojesh: 1)** nyje të ngatërruara dhe fjalë magjike me anë të të cilave magjistari bashkëpunon me shejtanët për të dëmtuar dikë; **2)** barëra të cilat ndikojnë në trupin, mendjen, dëshirën dhe pasionin e atij mbi të cilin bëhet magjia. Kështu që atij, me anë të magjisë, i bëhet sikur po përmbyset diçka, se një gjë tjetër po lëviz, ose se po ecën e kështu me radhë.

Veprimi i parë është shirk, sepse shejtanët nuk i shërbejnë magjistarit për aq sa ai nuk e mohon Allahun. Ndërsa veprimi i dytë është prej gjynaheve të mëdha shkatërruese. Të gjitha këto ndodhin vetëm me caktimin e Allahut Fuqiplotë!

# Duaja

**Që të gjitha krijesat kanë nevojë për Allahun, për ato që Ai i ka, ndërsa Ai nuk ia ka nevojën askujt. Allahu e ka bërë lutjen detyrë për robërit e Tij:** "**Zoti juaj ka thënë: Lutmëni, se do t'ju përgjigjem! Me të vërtetë, ata që tregohen mendjemëdhenj e nuk duan të më adhurojnë, do hyjnë në Xhehenem të poshtëruar!**" **(El-Gāfir, 60)** "**...e nuk duan të Më adhurojnë...**", domethënë, nuk duan të më luten. Pejgamberi (**sal-lallahu alejhi ue sel-lem**) thotë: "Allahu zemërohet me atë që nuk i lutet Atij!" **(Ibn Maxhe)** Kështu që, Allahu i Madhëruar gëzohet kur robërit e Tij i luten, dhe ata që i luten me këmbëngulje Ai i do dhe i afron pranë Tij. Shokët e Pejgamberit (**sal-lallahu alejhi ue sel-lem**) e ndjenë këtë. Ata nuk linin gjë pa i kërkuar Allahut. Kërkesat e tyre ata ia drejtonin vetëm Allahut dhe askujt tjetër. Kjo tregon për afrimin që kishin ata me Zotin e tyre dhe lidhjen e fortë me Të, duke përmbushur kështu thënien e Allahut të Madhëruar: "**Kur robërit e Mi (besimtarë) të pyesin për Mua, Unë jam afër!**" **(El-Bekare, 186)**

Lutja zë një vend shumë të rëndësishëm tek Allahu. Për Allahun ajo është gjëja më fisnike. Lutja mund të kthejë edhe caktimin e Allahut. Çdokush që i lutet Allahut, Allahu i përgjigjet atij, nëse ekzistojnë shkaqet dhe mungojnë pengesat. Ai që i lutet Allahut fiton një prej gjërave që na ka treguar Pejgamberi (**sal-lallahu alejhi ue sel-lem**): "Nuk ka musliman që lutet për diçka në të cilën nuk ka gjynah dhe ndërprerje të farefisnisë, që Allahu mos t'i japë tri gjëra: ose i përgjigjet lutjes së tij, ose ia depoziton për në botën tjetër, ose i largon një të keqe të ngjashme." I thanë: "Atëherë të lutemi sa më shumë?" Tha: "Allahu është më Bujari!" **(Ahmedi)**

**Llojet e lutjes** Lutja ndahet në dy lloje: lutje *ibadeti* dhe lutje *kërkese*.

**Epërsia e veprave** Cili adhurim ka më shumë vlerë, leximi i Kuranit, dhikri apo lutja? Pa dyshim që leximi i Kuranit është vepra më e mirë; më pas vjen përmendja dhe lartësimi i Allahut (dhikri) dhe, pas dhikrit vjen lutja/kërkesa drejtuar Zotit. Në fakt, kështu është në parim, por ndodh që ajo që është më pak e vlerësuar të ketë epërsinë ndaj asaj që është më e vlerësuar, sikurse është duaja Ditën e Arafatit. Atë ditë ajo është më e mirë se leximi i Kuranit. Po ashtu, edhe dhikri pas namazeve është më i mirë se leximi i Kuranit.

**Shkaqet e përgjigjes së lutjes janë të jashtme dhe të brendshme**

**Shkaqet e dukshme** Dhënia përparësi veprave të mira, si: sadakaja, abdesi, namazi, kthimi nga kibla, ngritja e duarve, lavdërimi dhe lartësimi i Allahut me gjërat që i shkojnë për shtat Atij, përdorimi i emrave të Allahut dhe i cilësive të Tij, sipas nevojës për të cilën lutemi; nëse duaja është në kërkim të Xhenetit, atëherë lutemi nëpërmjet mëshirës së Tij dhe bujarisë së Tij; nëse lutesh kundër një të padrejti, për shembull, nuk përdoret emri *Rrahmān* – "I Gjithëmëshirshmi" apo Bujari, por *Xhebbār* – "Detyruesi", ose Kahhār – "Ngadhënjyesi". Një prej shkaqeve, gjithashtu, është edhe dërgimi salavatë mbi Profetin (**sal-lallahu alejhi ue sel-lem**) në fillim të lutjes, në mes dhe në fund. Po ashtu, pranimi i gjynaheve, falënderimi i Allahut për mirësitë e Tij, shfrytëzimi i asaj kohe që ka më shumë vlerë, pasi për këto kanë ardhur argumente se ka më shumë gjasa që të pranohet duaja.

Këto kohë janë të shumta, por ne po rendisim disa:

**a.** gjatë natës dhe ditës është fundi i një të tretës së natës, kur Allahu i Madhëruar zbret në qiellin e kësaj bote, mes ezanit dhe ikametit, pas abdesit, në sexhde, para

dhënies selam në namaz, pas namazeve, në përfundim të leximit të Kuranit, gjatë udhëtimit; lutja e atij që i është bërë padrejtësi dhe atij që gjendet në çaste shumë të vështira; lutja e prindit për fëmijën e tij; lutja e muslimanit për vëllain e tij në mungesë, si edhe gjatë takimit të armikut në luftë;

**b.** gjatë javës është dita e xhuma, veçanërisht në çastet e fundit të saj;

**c.** gjatë muajve është muaji i Ramazanit; në çastin kur bëjmë iftar dhe syfyr, si edhe në Natën e Kadrit dhe të Arafatit;

**d.** në vendet e shenjta – xhamitë në përgjithësi, si edhe në Qabe; veçanërisht në vendin e Ibrahimit, mbi Safa dhe Merve, në Arafat, në Muzdelife, në Mina gjatë ditëve të haxhit, kur pijmë ujë zemzemi etj.

**Shkaqe të brendshme** Para duasë: paraqitja e një pendese të vërtetë, kthimi i padrejtësive, ushqimi, pirja, veshja dhe fitimi të jenë hallall, të shtohet adhurimi, mënjanimi i harameve, dëlirësia nga dyshimet dhe epshet.

Gjatë duasë: të bëhet me përkushtim, me besim të patundur tek Allahu, me përulje dhe këmbëngulje, duke ia lënë gjithashtu çështjet Atij në dorë dhe duke larguar vëmendjen nga çdokush tjetër, si edhe duke pasur besim te përgjigjja.

**Pengesat në përgjigjen e duasë** Njeriu mund të lutet e të mos gjejë përgjigje, ose mund t'i vonohet. Shkaqet e kësaj janë të shumta, por ndër to po përmendim këto: ✸ lutja e dikujt tjetër krahas Allahut; ✸ shtjellimi i duasë – duke kërkuar mbrojtje, për shembull, nga nxehtësia e Xhehenemit, nga ngushtësia e tij, errësira etj., ndërkohë që mjafton të kërkohet thjesht mbrojtja nga Zjarri; ✸ lutja kundër vetes, ose kundër të tjerëve me të padrejtë; ✸ kur lutja përmban gjynah dhe ndërprerje të lidhjeve fisnore; ✸ kushtëzimi i lutjes me dëshirën e Allahut, si, për shembull: "O Zot, më fal mua nëse dëshiron!" ✸ dëshira e përshpejtimit të përgjigjes, duke thënë: "Jam lutur dhe nuk më është përgjigjur!" ✸ lënia e duasë nga lodhja apo mërzia; ✸lutja me zemër të papërkushtuar e të shpërqendruar; ✸ mungesa e edukatës në lutje – Profeti dëgjoi dikë që po lutej në namaz dhe nuk dërgoi salavatë mbi të, dhe tha: "Ky u ngut!" Më pas e thirri dhe i tha atij dhe të tjerëve: "Kur dikush nga ju nis faljen, le të fillojë duke falënderuar dhe lartësuar Allahun, më pas të dërgojë salavatë mbi Profetin e Tij, dhe në vazhdim le të lutet për atë që do." **(Tirmidhiu)** ✸ lutja për diçka që ka marrë fund, si, për shembull, për të qenë i përjetshëm në dunja; ✸mënjanimi i rimës së tepruar – Allahu thotë: "**Lutjuni Zotit tuaj përulshëm dhe ngadalë! Njëmend, Ai nuk i do ata që e kalojnë kufirin**." **(El-A'raf, 55)** Ibn Abasi thotë: "Kontrolloje duanë me rimë dhe mënjanoje, sepse unë kam jetuar me Profetin (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe me shokët e tij e ata kështu vepronin. Domethënë, ata e mënjanonin duanë me rimë." **(Buhariu)** ✸ ngritja me tepri e zërit gjatë lutjes – Zoti thotë: "**Mos lexo (Kuran) me zë të lartë dhe as tepër të ulët gjatë namazit! Kërko një rrugë të mesme**." **(El-Kehf, 110)** Aishja (radijallahu anhu!) thotë: "Kështu vepro edhe me duanë."

**Ai që bën lutje është mirë që të ketë parasysh këta hapa: Së pari** të falënderojë dhe të lartësojë Allahun; **së dyti** të dërgojë salavatë mbi Pejgamberin (sal-lallahu alejhi ue sel-lem); **së treti** të pendohet dhe të pranojë gjynahet e tij; **së katërti** ta falënderojë Allahun për mirësitë e dhëna; **së pesti** bërja e duasë dhe kujdesi për të qenë sa më e përmbledhur dhe nga duatë e transmetuara nga Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) ose prej të parëve tanë; **së gjashti**, përfundimi i duasë duke dërguar salavatë mbi Profetin (sal-lallahu alejhi ue sel-lem).

## Lutje të rëndësishme për t'u mësuar dhe për t'u lutur me to

| Shkaku drejt lutjes | Duaja – Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: |
|---|---|
| Para fjetjes | باسْمِكَ اللّهُمَّ أَمُوتُ وَأَحْيَا. *Bismik-All-llahumme emutu we ahja!*[1]<br>**Ndërsa kur zgjohemi:** الحمد لله الذي أحيانا بعد ما أماتنا واليه النشور *El-hamdu lil-láhil-ledhí ahjáná ba'de má emátená we ilejhin-nushúr!*[2] |
| Ai që frikësohet në gjumë | أَعُوذُ بِكَلِمَاتِ اللهِ التَّامَّاتِ مِنْ غَضَبِهِ وَعِقَابِهِ وَشَرِّ عِبَادِهِ وَمِنْ هَمَزَاتِ الشَّيَاطِينِ وَأَنْ يَحْضُرُونِ.<br>*Eudhu bi kelimatil-lahit-tammati, min gadabihi we sherri ïbadihi we min hemezatish-shejatin we en jahdurun!*[3] |
| Kur sheh ëndrra në gjumë | "Kur dikush prej jush shikon një ëndërr të cilën e pëlqen, ajo është prej Allahut, prandaj le të falënderojë Allahun dhe le t'u tregojë të tjerëve. Nëse sheh gjë tjetër, të cilën nuk e pëlqen, ajo është prej shejtanit, prandaj le të kërkojë mbrojtje prej të keqes së saj dhe të mos ia rrëfejë askujt. Kështu ajo nuk do e dëmtojë." |
| Dalja nga shtëpia | اللّهُمَّ إني أعوذ بك أن أضل أو أضل أو أزل أو أزل أو أظلم أو أظلم أو أجهل أو يجهل علي<br>*All-llahumme inní eúdhu bike en edil-le ew udal-le, ew ezil-le ew uzel-le, eu adhli-me ew udhleme, ew exh-hele ew juxh-hele alejje!*[4] |
| Hyrja në xhami | Kur futemi në xhami vendosim këmbën e djathtë përpara dhe themi:<br>بِسْمِ الله، وَالصَّلاةُ وَالسَّلامُ عَلَى رَسُوْلِ اللّهُمَّ اغفر لي ذنوبي وافْتَحْ لِي أَبْوَابَ رَحْمَتِكَ<br>*Bismil-láh, wes-salátu wes-selámu alá resúlil-láh, All-lláhummeg-firli dhunûbî, All-lláhumme-ftah lí ebuábe rahmetike!*[5] |
| Dalja nga xhamia | Kur dilet nga xhamia, dilet me këmbën e majtë përpara dhe thuhet:<br>بِسْمِ الله وَالصَّلاةُ وَالسَّلامُ عَلَى رَسُوْلِ الله، اللّهُمَّ اغفر لي ذنوبي وافْتَحْ لِي أَبْوَابَ فَضْلِكَ.<br>*Bismil-láh, wes-salátu wes-selámu alá resúlil-láh All-lláhummeg firli dhunûbîj, All-lláhumme-ftah lí ebuábe fadlike!*[6] |
| I sapo martuari | بارك الله لك وبارك عليك وجمع بينكما في خير<br>*BarekAll-llahu leke, we bareke 'alejke, we xheme'a bejnekuma, fi-l-hajr!*[7] |
| Ai që dëgjon këndimin e gjelit ose pëllitjen e gomarit | "Kur të dëgjoni pëllitjen e gomarit kërkoni mbrojtjen e Allahut nga shejtani, sepse ai ka parë shejtanin. Ndërsa kur ta dëgjoni gjelin duke kënduar, luteni Allahun që t'ju japë nga të mirat e Tij, sepse ai ka parë engjëllin!"<br>"Kur t'i dëgjoni të lehurat e qenve dhe pëllitjet e gomerëve natën, kërkoni mbrojtjen e Allahut prej tyre, sepse ata shohin atë që ju nuk e shihni." |
| Ai që të thotë se të do për hir të Allahut | Enesi (radijallahu anhu!) tregon se një burrë ishte te Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) dhe më pas dikush kalon pranë tij dhe i thotë: "O i Dërguari i Allahut, unë e dua këtë." Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) e pyeti: "A i ke treguar?" Ai i tha që jo. Pastaj Profeti i |

[1] "O Zoti im, me emrin Tënd vdes dhe jetoj!" Buhariu (*Fet'hul-bāri*, 11/113), Muslimi, 4/2083.

[2] "Falënderimi i qoftë Allahut, që na ringjalli pasi ishim të vdekur, dhe tek Ai do kthehemi!" Buhariu (*Fet'hul-bāri*, 11/113) dhe Muslimi, 4/2083.

[3] "Kërkoj mbrojtje me fjalët e përsosura të Allahut nga hidhërimi dhe dënimi i Tij; nga dëmi i robërve të Tij dhe nga vesveset e shejtanëve; dhe nga prania e tyre!" Ebu Dawudi, 4/12 (*Sahīh et-Tirmidhi*, 3/171).

[4] "O Zoti im, kërkoj mbrojtjen Tënde që të mos shkoj në humbje, e as të më çojnë në humbje! Kërkoj mbrojtjen Tënde të mos shkas nga e vërteta! Kërkoj mbrojtjen Tënde që të mos dëmtoj askënd, e as të më dëmtojë kush! Kërkoj mbrojtjen Tënde që të mos shpërfill askënd, dhe askush të mos më shpërfillë!" Autorët e katër *Sunen*-eve.

[5] "Me emrin e Allahut! Përshëndetjet dhe paqja e Allahut qofshin mbi të Dërguarin e Tij! O Zoti im, m'i fal gjynahet dhe m'i hap dyert e mëshirës Tënde!"

[6] "Me emrin e Allahut! Përshëndetjet dhe paqja e Allahut qofshin mbi të Dërguarin e Tij! O Zoti im, m'i fal gjynahet e m'i hap dyert e mirësisë Tënde!"

[7] "Allahu të bekoftë ty dhe pasardhësit e tu dhe ju bashkoftë që të dyve në të mira!" Autorët e katër *Sunen*-eve, përveç Nesaiut.

| | |
|---|---|
| | tha: "Tregoja!" Dhe personi në fjalë shkon e i thotë: *Inní uhibbuke fil-lah!* – "Të dua për hir të Zotit!" Tjetri ia ktheu: *Ehabbekel-ledhí ahbebtení leh!* – "Të dashtë Ai për hir të të Cilit më deshe!" |
| Kur teshtin vëllai yt musliman | "Nëse ndonjëri prej jush teshtin, le të thotë: *Elhamdulil-lah!* – "Falënderimi i qoftë Allahut!" Kurse vëllai a shoqëruesi i tij le t'i thotë: *Jerhamukall-llah!* – "Allahu të mëshiroftë!" E nëse i thotë: *Jerhamukall–llah!*, le t'ia kthejë: *Jehdikumull-llahu we juslih balekum!* – "Allahu ju udhëzoftë dhe jua përmirësoftë gjendjen!" Nëse teshtin një jobesimtar, thuaji: "Allahu ju udhëzoftë!", e jo: "Allahu të mëshiroftë!" |
| Lutja e vështirësisë | "لا إلٰه إلا الله العظيم الحليم لا إلٰه إلا الله رب العرش العظيم لا إلٰه إلا الله رب السماوات ورب الأرض ورب العرش الكريم<br>*La Ilahe il-lAllahul-'Adhimul-Halim, la Ilahe il-lAllahu Rabbul-'Arshil-'Adhim, la Ilahe il-lAllahu Rabbus-semauati we Rabbul-erdi we Rabbul-'Arshil-kerim!*[1]<br>الله الله ربى لا أشرك به شيئا *Allahu, Allahu, Rab-bî, la ushriku bihi shej'a!*[2]<br>يا حي يا قيوم برحمتك أستغيث *Ja Hajju ja Kajjumu bi rahmetike estegîthu!*[3]<br>سبحان الله العظيم" *Subhânell-llahil adhîm!*[4] |
| Lutja kundër armiqve | اللّهُمَّ منزل الكتاب سريع الحساب اللّهُمَّ اهزم الأحزاب اللّهُمَّ اهزمهم وزلزلهم *All-llahumme munzilel-kitabi, seri'al-hisabi, ihzimil-ahzábe, All-llahumme ihzimhum we zelzilhum!*[5] |
| Zgjimi natën | **Ai që zgjohet thotë:**<br>لا إِلَهَ إِلا اللهُ وَحْدَهُ لا شَرِيكَ لَهُ، لَهُ الْمُلْكُ وَلَهُ الْحَمْدُ وَهُوَ عَلَىَ كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ الْحَمْدُ لِلّٰهِ وسبحان الله ولا إلٰه إلا الله والله أكبر ولا حول و لا حول ولا قوة الا بالله العلى العظيم. اللّهُمَّ اغفر لي."<br>*Lá ilahe il-lallahu uahdehu la sheríke leh, lehul-mulku we lehul-hamdu we huve alá kul-li shejin kadír. El-hamdu lil-lah we subhánell-llah we lá iláhe il-lall-llah uell-llahu Ekber we lá haule we lá kuwwete il-lá bil-láhil Alijjil Adhím. All-llahummagfirlí!* [6] |
| Përpara një situate të vështirë | اَللّهُمَّ لَا سَهْلَ إلاَّ مَا جَعلْتَه سَهلاً وَأَنْتَ تَجْعَلَ الحَزْنَ إِذَا شِئت سَهْلاً *All-llahumme la sehle il-la ma xhe'altehu sehlen ue Ente texh'alul-hazne idha shi`te sehlen!*[7] |
| Lutja për shlyerjen e borxhit | اللّهُمَّ إِنِّي أَعُوْذُ بِكَ مِنَ الْهَمِّ وَالْحَزْنِ، وَالْعَجْز وَالْكَسَل وَالْبُخل وَالْجُبْنِ ، وَضَلْعِ الدَّيْن وَغَلَبَةِ الرِّجَالِ.<br>*All-llahumme inní e'udhu bike minel-hemmi wel-hazeni, wel-'axhzi wel-keseli, wel-buhli wel-xhubni, we dale'id-dejni we galebetir-rixh-ali!*[8] |

1 "S'ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut të Madhërishëm e të Urtë! S'ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut, Zotit të Arshit të lartë! S'ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut, Zotit të qiejve, të tokës dhe të Arshit Fisnik!"

2 "Allahu, Allahu është Zoti im, Atij nuk i shoqëroj askënd!"

3 "O i Gjallë e i Përhershëm, faljen Tënde kërkoj!"

4 "Larg të metave është Allahu i Madhëruar!"

5 "O Zoti im, Shpallës i librave, Llogaritës i shpejtë, mposhti grupet. O Zoti im, mposhti dhe shkatërroji ata!"

6 "S'ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Allahut, Një dhe të Pashoq, Atij i takon Sundimi dhe Lavdërimi dhe Ai është i Plotfuqishëm mbi çdo gjë! Falënderimi i takon Allahut, i Madhërishëm qoftë Allahu, s'ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Tij! Allahu është më i Madhi! Nuk ka ndryshim e as fuqi pa ndihmën e Allahut të Lartmadhërishëm!" Pastaj lutet dhe thotë: "O Zoti im, më fal!" Kur lutet me këtë dua, Allahu do t'i përgjigjet. Nëse merr abdes dhe falet, do i pranohet namazi.

7 "O Zot im, s'ka asgjë të lehtë, përveç asaj që Ti e ke bërë të lehtë! Nëse do Ti e bën të lehtë pikëllimin!"

8 "O Zoti im, kërkoj mbrojtjen Tënde nga brengat dhe dëshpërimi, nga paaftësia dhe dembelia, nga koprracia dhe frika, si dhe nga zhytja në borxhe dhe shtypja e njerëzve!"

| | |
|---|---|
| Në banjë | Kur hyhet në banjë thuhet: بِسْمِ اللهِ اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِكَ مِنَ الخُبْث وَالخَبَائِثِ *Bismil-lah All-lláhumme inní eúdhu bike minel-hubthi wel-habáithi!*[1]<br>Kur dilet prej saj: غفرانك *Gufráneke!* – "Faljen Tënde kërkoj, o Zot!" |
| Cytjet në namaz | "Ai është shejtani të cilin e quajnë Hanzeb. Kur ta ndjesh kërkoi mbrojtje Allahut prej tij, dhe pështyj tri herë nga e majta." |
| Në sexhde | اللَّهُمَّ اغْفِرْ لِي ذَنْبِي كُلَّهُ ، دِقَّهُ وَجِلَّهُ ، وَأَوَّلَهُ وَآخِرَهُ وَعَلانِيَتَهُ وَسِرَّهُ *All-llahumme-gfir lí dhenbí kul-lehú, dikkahu we xhil-lehu, we euvelehu we áhirehu we 'aláni-jetehú we s'rrah!*[2]<br>سُبْحَانَكَ اللَّهُمَّ رَبَّنَا وَبِحَمْدِكَ اللَّهُمَّ اغْفِرْ لِي. *Subhánek-All-llahumme Rabbená we bi-hamdike, All-llahumme-gfirli!*[3]<br>اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِرِضَاكَ مِنْ سَخَطِكَ ، وَبِمُعَافَاتِكَ مِنْ عُقُوبَتِكَ وَأَعُوذُ بِكَ مِنْكَ ، لاَ أُحْصِي ثَنَاءً عَلَيْكَ أَنْتَ كَمَا أَثْنَيْتَ عَلَى نَفْسِكَ. *All-llahumme inní e'údhu bi ridáke min sehatik, we bi muáfátike min 'ukúbetik, we e'ú-dhu bike minke, lá uhsí thenáen Alejke, Ente kemá ethnejte alá Nefsike!*[4] |
| Sexhdja e tilavetit (gjatë leximit të Kuranit) | سَجَدَ وَجْهِى لِلَّذِى خَلَقَهُ وَشَقَّ سَمْعَهُ وَبَصَرَهُ بِحَوْلِهِ وَقُوَّتِهِ فَتَبَارَكَ اللهُ أَحْسَنُ الْخَالِقِينَ *Sexhede uexhhî lil-ledhi halekahu ue shekka sem'ahu ue besarehu bi haulihi ue kuuvetihi [Fetebarek-All-llahu Ahsenul-Halikín]!*[5] |
| Hapja e namazit | اللَّهُمَّ بَاعِدْ بَيْنِي وَبَيْنَ خَطَايَايَ كَمَا بَاعَدْتَ بَيْنَ الْمَشْرِقِ وَالْمَغْرِبِ ، اللَّهُمَّ نَقِّنِي مِنْ خَطَايَايَ كَمَا يُنَقَّى الثَّوْبُ الأَبْيَضُ مِنَ الدَّنَسِ ، اللَّهُمَّ اغْسِلْنِي مِنْ خَطَايَايَ بِالثَّلْجِ وَالْمَاءِ وَالْبَرْدِ.<br>*All-lláhumme bá'id bejní we bejne hatájáje kemá bá'adte bejnel-meshriki uel-magrib, All-lláhumme nekkiní min hatájáje kemá junekkáth – thewbul –ebjedu mined-denes, All-lláhum-me Igsilní min hatájáje bil mái weth-thelxhi wel-beredi!*[6] |
| Mbyllja e namazit | اللَّهُمَّ إِنِّى ظَلَمْتُ نَفْسِى ظُلْماً كَثِيراً وَلاَ يَغْفِرُ الذُّنُوبَ إِلاَّ أَنْتَ فَاغْفِرْ لِى مَغْفِرَةً مِنْ عِنْدِكَ وَارْحَمْنِى إِنَّكَ أَنْتَ الْغَفُورُ الرَّحِيمُ.<br>*All-llahumme inní dhalemtu nefsí dhulmen kethiren, we la jagfirudh-dhunube il-la Ente, fagfirli magfireten min 'indike wer-hamní in-neke Entel-Gafurur-Rahím!*[7] |
| Pas namazit | اللَّهُمَّ أَعِنِّي عَلَى ذِكْرِكَ ، وَشُكْرِكَ، وَحُسْنِ عِبَادَتِكَ. *All-llahumme e'inní 'al Dhikrike we shukrike we husni 'ibadetike!*[8]<br>اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِكَ مِنَ الْكُفْرِ ، وَالْفَقْرِ ، وأَعُوْذُ بِكَ مِنْ عَذَابِ القَبْرِ . *All-llahumme inní eûdhu bike minel- kufri wel-fakr we e'ûdhu bike min adhâbil-kabr!*[9] |
| Ai që të bën ndonjë të mirë | "Atij që i bëjnë një të mirë duhet të thotë: 'Allahu ta shpërbleftë me të mira!', dhe e ka përmbushur më së miri falënderimin!" Ndërsa ai që ia ka bërë të mirën ia kthen: "Gjithashtu edhe ty." |

---

[1] "Me emrin e Allahut! O Zot, kërkoj mbrojtjen Tënde nga djalli dhe djallja dhe nga çdo vepër e ndyrë!" Buhariu (1/45) dhe Muslimi (1/283)

[2] "O Zoti im, m'i fal të gjitha gjynahet, të voglat dhe të mëdhatë, të parat dhe të fundit, ato që kam bërë haptas ose në fshehtësi!"

[3] "I Madhërishëm qofsh, o Allah, Zoti ynë, Ty të takon falënderimi! O Allah, më fal!"

[4] "O Zoti im, kërkoj strehim me anë të kënaqësisë Tënde nga hidhërimi Yt dhe me faljen Tënde nga dënimi Yt! Kërkoj mbrojtjen Tënde nga Ti! Unë nuk mund të të madhëroj siç e meriton Ti! Ti je i Madhërishëm ashtu siç e ke përshkruar Veten!"

[5] "Fytyra ime i bën sexhde Atij që e ka krijuar dhe ka formuar në të dëgjimin dhe shikimin e saj me pushtetin dhe fuqinë e Tij! I Madhëruar qoftë Allahu, Krijuesi më i Mirë!"

[6] "O Zoti im, më largo nga gjynahet e mia, ashtu siç e ke larguar lindjen nga perëndimi! O Zoti im, më pastro prej gjynaheve të mia, ashtu si pastrohet rroba e bardhë nga njollat! O Zoti im, më pastro prej gjynaheve të mia me ujë, borë dhe akull!"

[7] "O Zoti im, unë i kam bërë shumë padrejtësi vetes, dhe gjynahet nuk i fal askush tjetër përveç Teje! Prandaj, të lutem, më fal me faljen Tënde dhe më mëshiro! Ti je vërtet Falësi dhe i Mëshirshmi!"

[8] "Zoti im, më ndihmo të të përmend e të të falënderoj dhe ma bëj të mundur të të adhuroj sa më mirë!"

[9] "O Zot, kërkoj mbrojtjen Tënde nga kufri, nga varfëria dhe nga dënimi i varrit!"

| | |
|---|---|
| Kur shikon shiun | اللّٰهُمَّ صَيِّباً نَافِعاً. *All-llahumme sajjiben náfi'an!*[1]<br>مُطِرْنَا بِفَضْلِ اللهِ وَرَحْمَتِهِ *Mutirna bi fadlil-lahi we rahmetih!*[2] |
| Kur fryn erë e fortë | اللّٰهُمَّ إِنِّى أَسْأَلُكَ خَيْرَهَا وَخَيْرَ مَا فِيهَا وَخَيْرَ مَا أُرْسِلَتْ بِهِ وأَعُوذُ بِكَ مِنْ شَرِّهَا ، وَشَرِّ مَا فِيهَا وَشَرِّ مَا أُرْسِلَتْ بِهِ.<br>*All-llahumme inní es`eluke hajreha we hajre ma fiha, we hajre ma ursilet bihi, we e'udhu bike min sherriha we sherri ma fiha, we sherri ma ursilet bihi!*[3] |
| Kur shikojmë hënën e re | اللّٰهُمَّ أَهِلَّهُ عَلَيْنَا بِالأَمْنِ ، وَالإِيمَانِ وَالسَّلامَةِ وَالإِسْلامِ ، وَالتَّوْفِيقِ لِمَا تُحِبُّ وَتَرْضَى رَبُّنَا وَرَبُّكَ اللهُ<br>*All-llahumme ehil-lehu 'alejna bil-emni wel-ímani, wes-selameti wel-Islami, hilâlu hajrin we rushdin, Rabbî we Rabbuk-All-llah!*[4] |
| Kur i japim lamtumirën një udhëtari | أَسْتَوْدِعُ اللهَ دِينَكَ وَأَمَانَتَكَ ، وَخَوَاتِيمَ عَمَلِكَ. *Esteudi'ull-llahe díneke we emánetek, we khauátime amelike!*[5]<br>Kurse udhëtari ia kthen, duke i thënë: *Esteudi'ukum Allahe el-ledhi lâ tudûiu uedâiuhu!*[6] |
| Kur shikon diçka që e do ose e urren | Kur Pejgamberi (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) shikonte diçka që e gëzonte thoshte:<br>الْحَمْدُ لِلّٰهِ الَّذِي بِنِعْمَتِهِ تَتِمُّ الصَّالِحَاتُ *Elhamdulil-lahi el-ledhî bini'metihi tetim-mu es-sâsilhât!*[7]<br>Ndërsa kur shikonte diçka që nuk e pëlqente thoshte: الْحَمْدُ لِلّٰهِ عَلَى كُلِّ حَالٍ. *Elhamdulil-lahi alâ kul-li hâlin!*[8] |
| Duaja e udhëtimit | اللهُ أَكْبَرُ ، اللهُ أَكْبَرُ ،اللهُ أَكْبَرُ سُبْحَانَ الَّذِي سَخَّرَ لَنَا هَذَا وَمَا كُنَّا لَهُ مُقْرِنِينَ وَإِنَّا إِلَى رَبِّنَا لَمُنْقَلِبُونَ ، اللّٰهُمَّ إِنَّا نَسْأَلُكَ فِى سَفَرِنَا هَذَا الْبِرَّ وَالتَّقْوَى ، وَمِنَ الْعَمَلِ مَا تَرْضَى ، اللّٰهُمَّ هَوِّنْ عَلَيْنَا سَفَرَنَا هَذَا وَاطْوِ عَنَّا بُعْدَهُ ، اللّٰهُمَّ أَنْتَ الصَّاحِبُ فِى السَّفَرِ ، وَالْخَلِيفَةُ فِى الأَهْلِ ، اللّٰهُمَّ إِنِّى أَعُوذُ بِكَ مِنْ وَعْثَاءِ السَّفَرِ ، وَكَآبَةِ الْمَنْظَرِ وَسُوءِ الْمُنْقَلَبِ فِى الْمَالِ وَالأَهْلِ<br>*All-llahu ekber, All-llahu ekber, All-llahu ekber! Subhanel-ledhi seh-hare lena hadha we ma kunna lehu mukrinín ue inná ilá Rabbina le munkalibún. All-llahume inná nes`eluke fí seferina hadha el-birre wet-takua we minel-'ameli ma terdá, All-llahume hevvin 'alejna seferena hadha uetui 'anna bu'deh, All-llahume entes-sahibu fis-sefer wel-halifetu fil ehl, All-llahume inní e'udhu bike min wa'thais-sefer we keábetil-mendhar we sú`il-munkalebi fil-mali wel-ehl!*[9]<br>Ndërsa në kthim thuhet po e njëjta lutje dhe shtohet: آيِبُونَ تَائِبُونَ عَابِدُونَ لِرَبِّنَا حَامِدُونَ. *Ájibún táibún 'ábidún li Rabbina hámidún!*[10] |

[1] "O Zot, bëje këtë shi të begatë, të dobishëm!" (dy ose tri herë)

[2] "U furnizuam me shi, me mirësinë dhe mëshirën e Allahut!" Më pas bëhen lutje sipas nevojës/dëshirës, sepse duaja është e pranuar kur zbret shiu.

[3] "O Zot, kërkoj nga Ti të mirën e saj, të mirën që vjen prej saj, të mirën që është dërguar me të dhe më mbro nga e keqja e saj, nga e keqja që vjen prej saj dhe nga e keqja që është dërguar me të!"

[4] "O Zot, na mundëso që këtë hënë të re ta presim me qetësi dhe besim, me shpëtim dhe me nënshtrim (ndaj urdhrave të Tij)! Qofsh hënë e mirësisë dhe e udhëzimit! Zoti ynë dhe i yti është Allahu!"

[5] "Në mbrojtjen e Allahut qofshin feja jote, besa jote dhe përfundimi i punëve të tua!"

[6] "Qofshi nën mbrojtjen e Allahut, tek Ai nuk humbin gjërat e lëna në dorëzim!"

[7] "Falënderimi i takon Allahut, që me mirësinë e Tij plotësohen të mirat!"

[8] "Në çdo situatë falënderimi është për Allahun!"

[9] "Allahu është më i madhi!" (3 herë)

"I Lartmadhëruar qoftë Ai që i nënshtroi këto për ne, sepse ne nuk do të kishim pasur mundësi ta bënim këtë! Me të vërtetë që te Zoti ynë do kthehemi! O Zoti ynë, të lutemi që në këtë udhëtim tonin të na mundësosh të bëjmë mirësi dhe të jemi të devotshëm e të bëjmë vepra me të cilat Ti je i kënaqur! O Zoti ynë, na e lehtëso këtë udhëtim dhe na e bëj rrugën të rehatshme! O Zoti ynë, Ti je shoqërues në udhëtim dhe mbrojtës i familjes sonë! O Zoti im, kërkoj që të më mbrosh nga vështirësitë e udhëtimit, nga fytyra e pikëlluar dhe nga fatkeqësitë në pasuri dhe në familje!"

[10] "U kthyem të penduar dhe të përkushtuar, dhe Zotin tonë duke e falënderuar!"

| | |
|---|---|
| Kur shkojmë për të fjetur | «اللَّهُمَّ أَسْلَمْتُ نَفْسِي إِلَيْكَ وَفَوَّضْتُ أَمْرِي إِلَيْكَ وَأَلْجَأْتُ ظَهْرِي إِلَيْكَ رَهْبَةً وَرَغْبَةً إِلَيْكَ لا مَلْجَأَ وَلا مَنْجَا مِنْكَ إِلا إِلَيْكَ آمَنْتُ بِكِتَابِكَ الَّذِي أَنْزَلْتَ وَبِنَبِيِّكَ الَّذِي أَرْسَلْتَ<br>*All-llahumme eslemtu nefsi ilejke we feu-uedtu emrî ilejke we wexh-xhehtu wexhhî Ilejke, we elxhe`tu dhahrî ilejke, rahbeten we ragbeten Ilejke, la melxhe'e we la menxhâ minke il-la ilejke, amentu bi kitabikel-ledhi enzelte we bi nebijjikel-ledhi erselte!*[1]<br>الْحَمْدُ لِلَّهِ الَّذِي أَطْعَمَنَا وَسَقَانَا وَكَفَانَا وَآوَانَا فَكَمْ مِمَّنْ لاَ كَافِيَ لَهُ وَلاَ مُؤْوِيَ *Elhamdulil-lahil-ledhi et'amena we sekana, we kefânâ, we avânâ, fe kem mim-men la kâfije lehu we la mu`ui!*[2]<br>اللَّهُمَّ قِنِي عَذَابَكَ يَوْمَ تَبْعَثُ عِبَادَكَ *All-llahumme kini ̏adhabeke jewme teb`athu ̏ibadeke!*[3]<br>بِاسْمِكَ رَبِّ وَضَعْتُ جَنْبِي وَبِكَ أَرْفَعُهُ إِنْ أَمْسَكْتَ نَفْسِي فَارْحَمْهَا وَإِنْ أَرْسَلْتَهَا فَاحْفَظْهَا بِمَا تَحْفَظُ بِهِ عِبَادَكَ الصَّالِحِين.<br>*Suhanekell-llahum-me, Bismike Rabbî bike weda'tu xhenbi we bike erfeuhû. In emsekte nefsî fegfirleha we in erselteha fahfedhha bima tahfedhu bihi ibadekes-sâlihîn!*[4]<br>Fryjmë mbi dy duart, lexojmë buzë tyre dy suret mbrojtëse (suret e fundit nga Kurani) dhe pastaj fërkojmë mbarë trupin. |
| Dalja për namaz | اللَّهُمَّ اجْعَلْ فِي قَلْبِي نُوراً ، وَفِي لِسَانِي نُوراً ، وَ فِي سَمْعِي نُوراً ، وَ فِي بَصَرِي نُوراً، وَ مِنْ فَوْقِي نُوراً وَمِنْ تَحْتِي نُوراً، وَ عَنْ يَمِينِ نُوراً، وَ عَنْ شِمَالِي نُوراً، وَمِنْ أَمَامِي نُوراً وَ مِنْ خَلْفِي نُوراً، وَاجْعَلْ فِي نَفْسِي نُوراً وَ أَعْظِمْ لِي نُوراً، وَ عَظِّمْ لِي نُوراً، وَاجْعَلْ لِي نُوراً، وَاجْعَلْنِي نُوراً، اللَّهُمَّ أَعْطِنِي نُوراً، وَاجْعَلْ فِي عَصَبِي نُوراً، وَ فِي لَحْمِي نُوراً، و فِي دَمِي نُوراً، وَ فِي شَعْرِي نُوراً، وَ فِي بَشَرِي نُوراً.<br>*All-lláhumme-xh'al fí kalbí núra, we fí lisaní núra, we fí sem'i núra, we fí besarí núra, we min feuki núra, we min tahti núra, we an jemíni núra, we an shímali núra, we min emámi núra, we min halfí núra, we-xh'al fí nefsí núra, we a'dhim lí núra, we 'adhdhim lí núra, we-xh'al-lí núra, we-xh'alní núra, All-lláhumme a'tini núra, ue-xh'al fí asabí núra, we fí lahmí núra, we fí demí núra we fí sha'rí núra we fí besherí núra!*[5] |

[1] "O Zoti im, shpirtin tim ta dorëzova Ty! Ty ta kam dorëzuar çështjen time dhe fytyrën e kam kthyer drejt Teje! Te Ti strehova shpinën time! S'ka shpëtim dhe as strehim përveçse te Ti! Unë kam besuar Librin që ke zbritur dhe lajmëtarin që ke dërguar!"

[2] "Falënderimi i qoftë Allahut, që na jep të hamë dhe të pimë, na jep veshmbathje dhe na strehon! E sa ka që nuk kanë as veshmbathje, as strehim!"

[3] "O Zoti im, më ruaj prej dënimit Tënd, ditën kur do t'i ringjallësh robërit e Tu!"

[4] "I Lartësuar qofsh, o Allahu im! O Zoti im, unë me emrin Tënd bie në gjumë dhe me emrin Tënd ngrihem! Nëse ma merr shpirtin, ma mëshiro! E nëse e dërgon (në trupin tim), ma mbro, siç mbron robërit e Tu të mire!" "Nuk bie të fle pa lexuar *Elif Lām Mīm* (suren *Sexhde*) dhe *Tebārakelmulk* (suren *Mulk*)."

[5] "O Zoti im, më jep dritë në zemër, në gjuhë, në dëgjim, në shikim! Më ndriço nga sipër dhe nga poshtë, nga e djathta dhe nga e majta ime, para dhe prapa! Më ndriço përbrenda! Ma madhështo dhe ma zmadho dritën! Më bëj dritë e më përndrit! O Zoti im, m'i ndriço venat! Ndriçoma mishin dhe gjakun tim! M'I ndriço flokët dhe lëkurën time!" (Buhariu dhe Muslimi)

| | |
|---|---|
| Kur duam të vendosim për një çështje | “Kur dikush nga ju dëshiron të vendosë për një punë, le të falë dy rekate namaz dhe pastaj të thotë:<br>اللَّهُمَّ إِنِّي أَسْتَخِيرُكَ بِعِلْمِكَ ، وَأَسْتَقْدِرُكَ بِقُدْرَتِكَ ، وَأَسْأَلُكَ مِنْ فَضْلِكَ الْعَظِيمِ فَإِنَّكَ تَقْدِرُ وَلاَ أَقْدِرُ ، وَتَعْلَمُ وَلاَ أَعْلَمُ ، وَأَنْتَ عَلاَّمُ الْغُيُوبِ ، اللَّهُمَّ إِنْ كُنْتَ تَعْلَمُ أَنَّ هَذَا الأَمْرَ – و يسمّي حاجته– خَيْرٌ لِي فِي دِينِي وَمَعَاشِي وَعَاقِبَةِ أَمْرِي فَاقْدِرْهُ لِي وَيَسِّرْهُ لِي ثُمَّ بَارِكْ لِي فِيهِ ، وَإِنْ كُنْتَ تَعْلَمُ أَنَّ هَذَا الأَمْرَ شَرٌّ لِي فِي دِينِي وَمَعَاشِي وَعَاقِبَةِ أَمْرِي فَاصْرِفْهُ عَنِّي وَاصْرِفْنِي عَنْهُ وَاقْدِرْ لِي الْخَيْرَ حَيْثُ كَانَ ثُمَّ أَرْضِنِي بِهِ .<br>*All-llahume inní estehíruke bi ‘ilmike we estakdiruke bi kudretike we es`eluke min fadlikel-’adhim, fe inneke takdiru we la akdiru, we ta’lemu we la a’lemu we ente al-lámul gujúb. All-llahume in kunte ta’lemu enne hadhel emru* (këtu theksohet nevoja) *hajrun lí fi diní we me’áshí we ‘ákibeti emrí ‘áxhilihi we áxhilihi fakdirhu lí we jessir-hu lí thumme barik lí fihi. Ue in kunte ta’lemu enne hadhel emru* (përmendet nevoja) *sherrun lí fi diní we me’áshi we ‘ákibeti emri ‘áxhilihi ue áxhilihi, fas-rifhu anní ves-rifní anhu uakdir líjel-hajra hajthu kane thumme erdiní bih!*[1] |
| Lutja në namazin e xhenazes | اللَّهُمَّ اغْفِرْ لَهُ وَارْحَمْهُ ، وَعَافِهِ ، وَاعْفُ عَنْهُ وَأَكْرِمْ نُزُلَهُ وَوَسِّعْ مُدْخَلَهُ ، وَاغْسِلْهُ بِالْمَاءِ وَالثَّلْجِ وَالْبَرَدِ ، وَنَقِّهِ مِنَ الْخَطَايَا كَمَا نَقَّيْتَ الثَّوْبَ الأَبْيَضَ مِنَ الدَّنَسِ ، وَأَبْدِلْهُ دَاراً خَيْراً مِنْ دَارِهِ وَأَهْلاً خَيْراً مِنْ أَهْلِهِ وَزَوْجاً خَيْراً مِنْ زَوْجِهِ ، وَأَدْخِلْهُ الْجَنَّةَ ، وَأَعِذْهُ مِنْ عَذَابِ الْقَبْرِ وَعَذَابِ النَّار<br>*All-llahumme-gfir lehu wer-hamhu we áfihi wa’fu ‘anhu, we Ekrim nuzulehu, we wes-si’ mud-halehu, uagsilhu bil-mái weth-thelxhi wel-beredi, we nekkihi minel-hataja kema nekkajte eth-theubel-ebjeda mined-denesi, we ebdil-hu daren hajren min darihi we ehlen hajren min ehlihi we zeuxhen hajren min zeuxhihi, we ed-hilhul-xhennete we e’idhhu min ‘adhabil-kabr ue‘adhabin-nar!*[2] |
| Largimi i brengës | **“Atë që e godet ndonjë brengë le të thotë:**<br>اللَّهُمَّ إِنِّي عَبْدُكَ وَابْنُ عَبْدِكَ وَابْنُ أَمَتِكَ نَاصِيَتِي بِيَدِكَ مَاضٍ فِيَّ حُكْمُكَ عَدْلٌ فِيَّ قَضَاؤُكَ أَسْأَلُكَ بِكُلِّ اسْمٍ هُوَ لَكَ سَمَّيْتَ بِهِ نَفْسَكَ أَوْ عَلَّمْتَهُ أَحَدًا مِنْ خَلْقِكَ أَوْ أَنْزَلْتَهُ فِي كِتَابِكَ أَوِ اسْتَأْثَرْتَ بِهِ فِي عِلْمِ الْغَيْبِ عِنْدَكَ أَنْ تَجْعَلَ الْقُرْآنَ رَبِيعَ قَلْبِي وَنُورَ صَدْرِي وَجِلاَءَ حُزْنِي وَذَهَابَ هَمِّي<br>*All-llahume inní ‘abduke webnu ‘abdike webnu emmetike, nasijetí bijedike, madin fijje hukmuke, ‘adlun fijje kadauke, es`eluke bi kul-li ismin huue lek semmejte bihi nefsek ew enzeltehu fi kitábik ew ‘al-lemtehu ehaden min halkik, ew iste`therte bihi fi ‘ilmil-gajbi ‘indek, en texh’alel-Kur`ane rebi’a kalbí we nure sadrí we xhelae huzní we dhehabe hemmí!*[3] |

[1] “O Zoti im, me dijen Tënde kërkoj mbarësi! Prej fuqisë Tënde kërkoj ndihmë! Kërkoj nga të mirat e Tua të shumta, sepse Ti ke mundësi, kurse unë s’kam mundësi! Ti di çdo gjë, kurse unë nuk di! Ti je Ai që i di të fshehtat. O Zot, nëse kjo punë (përmendet nevoja) është e dobishme për fenë dhe jetën time, për të tashmen dhe të ardhmen, ma mundëso realizimin e saj, ma lehtëso dhe më beko me të! E nëse kjo punë është e dëmshme për fenë dhe jetën time, për të tashmen dhe të ardhmen, largoje nga unë dhe më largo edhe mua prej saj e më jep mirësinë (mbarësinë) kudo që të jetë dhe më bëj të jem i kënaqur me të!”

[2] “O Zot, mbuloja gjynahet dhe mëshiroje, shpëtoje dhe fale, vendin bëja të mire! Hyrjen zgjeroja, pastroje atë me ujë, borë dhe akull! Pastroje nga gjynahet, ashtu siç pastrohet rroba e bardhë nga njollat! Zëvendësoja shtëpinë me një shtëpi më të mire! Familjen me një familje më të mire! Bashkëshortin(ten) me një më të mire! Fute në Xhenet, mbroje nga dënimi i varrit dhe nga dënimi i Zjarrit!”

[3] “O Zoti im, unë jam robi Yt e biri i robit dhe i robëreshës Tënde! Balli im është në dorën Tënde! Vendimi Yt mbi mua do përmbushet! Gjykimi Yt mbi mua është i drejtë! Të lutem me çdo emër me të cilin e ke emëruar Veten, ose që e ke zbritur në librin Tënd, ose ia ke mësuar një prej krije-save të Tua, ose e ke mbajtur të fshehur në dijen Tënde, bëje Kuranin pranverë të zemrës sime dhe dritë të gjoksit tim, largim për pikëllimin dhe dëshpërimin tim!” Allahu do t’ia largojë brengën dhe mërzinë, dhe në vend të tyre do sjellë gëzim.

# Tregtia

Allahu e ka ngritur njeriun përmbi krijesat e tjera. Ai e veçoi atë me mirësinë e të folurit, mjet të së cilës bëri gjuhën, e cila është një mirësi që përdoret për synime të mira dhe të këqija. Ai që e përdor për qëllime të mira, do arrijë lumturinë e kësaj bote dhe vende të larta në botën tjetër. Ndërkaq, ai që e përdor për qëllime jo të mira, fatkeqësia dhe shkatërrimi do e ndjekin nga pas. Gjëja më e mirë që mund të fitojmë nga koha është leximi i Kuranit, dhe më pas vjen *dhikr*-i – "lavdërimi i Allahut me gjuhë dhe me zemër".

**Vlera e dhikrit**

Për vlerën e tij ka shumë hadithe, fjala vjen: "A t'u tregoj për veprën më të mirë dhe më të pastër te Zoti juaj? Që ju ngre në shkallët më të larta, që është më mirë për ju se të shpenzoni ar dhe argjend! Që është më e mirë për ju se të takoni armikun e t'i luftoni e t'ju luftojë!" Thanë: "Patjetër, o i Dërguari i Allahut!" Tha: "Përmendja e Allahut."[1]

"Rasti i atij që e përmend Zotin dhe i atij që nuk e përmend, është si krahasimi mes të gjallit dhe të vdekurit."[2]

"Unë jam te mendimi i robit tim për Mua. Unë jam me të kur më kujton. Nëse me kujton në vetvete, edhe Unë e kujtoj në vetvete. Nëse më kujton para të tjerëve, Unë e kujtoj te disa më të mirë sesa ata. Nëse më afrohet një pëllëmbë, Unë i afrohem një krah."[3]

"Ua kanë kaluar *muferridunët*!" E pyetën: "Kush janë *muferridunët*, o i Dërguari i Allahut?" Tha: "Ata dhe ato që e kujtojnë shumë Allahun."[4]

Si edhe një hadith tjetër teksa po këshillonte njërin prej shokëve të tij: "Gjuha jote të mos pushojë së njomuri me dhikrin e Allahut!"[5]

Shumëfishimi i shpërblimit

Shpërblimi i veprave të mira shumëfishohet ashtu si edhe leximi i Kuranit. Por, kjo është në varësi të dy gjërave:

**i.** sipas besimit, sinqeritetit, dashurisë për Allahun dhe gjërave që vijnë nga pas;

**ii.** sipas përsiatjes së zemrës gjatë dhikrit, duke mos qenë vetëm me gjuhë. Nëse këto dy gjëra plotësohen, Allahu i shlyen të këqijat, e jep të plotë shpërblimin, ose e zvogëlon atë në varësi të plotësimit të atyre kushteve.

**Dobitë e dhikrit**

Ibn Tejmije thotë: "Dhikri për zemrën është si uji për peshkun. Cila do qe gjendja e peshkut pa ujë?!"

---

[1] Tirmidhiu.
[2] Muslimi.
[3] Buhariu.
[4] Muslimi.
[5] Tirmidhiu.

- Dhikri trashëgon dashurinë për Allahun, afrimin me Të, arritjen e kënaqësisë së Tij, ndjesinë se Ai të sheh, pendesën, kthimin tek Ai, perceptimin e madhështisë së Tij dhe të ndihmon për t'iu bindur Atij sa më shumë.
- Dhikri largon nga zemra brengosjen, pikëllimin dhe sjell gëzimin. Ai i jep zemrës jetë, fuqi dhe dëlirësi.
- Zemra ka një boshllëk, të cilën e plotëson vetëm dhikri i Allahut. Ajo ka një ngurtësi, të cilën e zbut vetëm dhikri.
- Përkujtimi i Zotit është shërim për zemrën, ilaçi i saj, fuqia dhe kënaqësia që nuk gjen të ngjashme me të. Ndërkohë që shkujdesja është sëmundja e saj.
- Pakësimi i tij është tregues i dyfytyrësisë. Ndërkaq, shumimi i tij është argument për fuqinë e besimit; çiltërsi ndaj dashurisë për Allahun, sepse ai që do dikë ose një gjë e përmend atë shpesh.
- Kur robi e njeh Allahun dhe e kujton Atë në kohë rehatie, Allahu do ta kujtojë në kohë vështirësie, sidomos në çastet e vdekjes dhe gjatë dhembjeve të saj.
- Dhikri i Allahut është shkak për shpëtim nga dënimi i Allahut, për zbritjen e qetësisë, për mbulimin me mëshirë dhe për kërkimin falje për të nga ana e engjëjve.
- Kur njeriu merret me të, ai mënjanon gjuhën nga kotësitë, thashethemet, gënjeshtrat dhe nga gjëra të tjera të papëlqyeshme e të ndaluara.
- Përmendja e Zotit është një prej ibadeteve më të thjeshta, më të vlerësuara dhe më të shpërblyera. Të bësh dhikr do të thotë të mbjellësh në Xhenet.
- Ai e vesh përkujtuesin me autoritet, ëmbëlsi dhe shkëlqim në fytyrë. Ai është dritë në këtë botë dhe në varr, si edhe në vendin e premtuar (në botën tjetër).
- Ai sjell lavdërimin dhe lartësimin e Allahut dhe të engjëjve të Tij mbi personin që bën dhikr. Allahu i Madhëruar krenohet përpara engjëjve me ata që bëjnë dhikr.
- Më të mirët ndër ata që bëjnë vepra të mira janë ata që i bëjnë më shumë dhikr Allahut të Lartësuar. Agjëruesit më të mirë, për shembull, janë ata që e kujtojnë më shumë Zotin gjatë agjërimit të tyre.
- Dhikri e bën të lehtë atë që është e vështirë dhe lehtëson atë që është e mundimshme. Ai sjellë riskun dhe forcon trupin.
- Ai përzë shejtanin dhe e shkul atë me gjithë rrënjë; e poshtëron dhe e nënçmon.

# Dhikri ditor, i mëngjesit dhe i mbrëmjes

| N | Dhikri ditor | Koha dhe sa herë duhet thënë | Vlera dhe dobia |
|---|---|---|---|
| 1 | Ajeti *Kursij*[1] | Në mëngjes dhe në darkë, para fjetjes dhe pas namazeve të detyrueshme. | Besimtarit nuk i afrohet shejtani dhe është shkak për hyrjen në Xhenet. |
| 2 | Dy ajete e fundit të sures *Bekare*[2] | Një herë në natë, dhe në shtëpi mund të lexohet në çdo kohë. | I mjafton përballë çdo të keqeje. |
| 3 | Këndimi i *El-Ihlās*, *El-Felek* dhe *En-Nās* | Tri herë në mëngjes dhe tri herë në mbrëmje. | I mjaftojnë për çdo gjë. |
| 4 | بِسْمِ اللهِ الَّذِي لا يَضُرُّ مَعَ اسْمِهِ شَيْءٌ فِي الارْضِ وَلا فِي السَّمَاءِ وَهُوَ السَّمِيعُ الْعَلِيمُ<br>*Bismil-lahil-ledhi la jedur-ru me`asmihi shej`un fil-ardi we la fis-semai we huues-semiul- ˝alim!*[3] | Tri herë në mëngjes dhe tri herë në mbrëmje. | Nuk do ta godasë papritur asnjë sprovë dhe nuk do ta dëmtojë asgjë. |
| 5 | أعوذ بِكَلِمَاتِ اللهِ التَّامَّاتِ مِنْ شَرِّ مَا خَلَقَ<br>*E'udhu bi kelimatil-lahit-tammati min sherri ma halak!*[4] | Tri herë në mëngjes dhe tri herë në mbrëmje, si edhe për atë që shkon apo qëndron në një vend. | Mbron vendet nga çdo e keqe. |
| 6 | حَسْبِيَ اللهُ لاَ إِلَهَ إِلاّ هُوَ عَلَيْهِ تَوَكَّلْتُ وَهُوَ رَبُّ الْعَرْشِ الْعَظِيمِ.<br>*HasbijAll-llahu la ilahe il-la hu(ve), ˝Alejhi teuekkeltu we Huwe Rabbul-`arshil-`adhim!*[5] | Shtatë herë në mëngjes dhe shtatë herë në brëmje. | Allahu do ta çlirojë nga shqetësimet e kësaj bote dhe të botës tjetër. |
| 7 | رَضِيتُ بِاللهِ رباً وبالإسلامِ ديناً وبِمُحَمَّدٍ نبِيّاً<br>*Redijtu bil-lahi Rabben we bil-Islami dinen, we bi Muhammedin nebijjen!*[6] | Tri herë në mëngjes dhe tri herë në mbrëmje. | Është “detyrë” e Allahut që ta kënaqë atë. |
| 8 | اللَّهُمَّ بِكَ أَصْبَحْنَا وَبِكَ أَمْسَينَا وَ بِكَ نَحيَا وَ بِكَ نَمُوتُ وَ إِلَيكَ النُّشُورُ<br>*Allahum-me bike asbahnâ we bike emsejna we bike nahjâ we bike nemitu we ilejke en-nushûru!*[7]<br>Ndërsa në mbrëmje:<br>اللَّهُمَّ بِكَ أَمْسَينَا وَبِكَ أَصْبَحْنَا وَبِكَ نَحيَا وَبِكَ نَمُوتُ وَإِلَيكَ النُّشُورُ *Allahum-me bike emsejna we bike asbahnâ we bike nehjâ we bike nemitu we ilejke en-nushûru!*[8] | Në mëngjes dhe në mbrëmje. | Transmetohet se jemi të nxitur për ta thënë këtë. |

---

[1] ﴿ ٱللَّهُ لَآ إِلَٰهَ إِلَّا هُوَ ٱلْحَىُّ ٱلْقَيُّومُ ۚ لَا تَأْخُذُهُۥ سِنَةٌ وَلَا نَوْمٌ ۚ لَّهُۥ مَا فِى ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَمَا فِى ٱلْأَرْضِ ۗ مَن ذَا ٱلَّذِى يَشْفَعُ عِندَهُۥٓ إِلَّا بِإِذْنِهِۦ ۚ يَعْلَمُ مَا بَيْنَ أَيْدِيهِمْ وَمَا خَلْفَهُمْ ۖ وَلَا يُحِيطُونَ بِشَىْءٍ مِّنْ عِلْمِهِۦٓ إِلَّا بِمَا شَآءَ ۚ وَسِعَ كُرْسِيُّهُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضَ ۖ وَلَا يَـُٔودُهُۥ حِفْظُهُمَا ۚ وَهُوَ ٱلْعَلِىُّ ٱلْعَظِيمُ ﴾

[2] ﴿ ءَامَنَ ٱلرَّسُولُ بِمَآ أُنزِلَ إِلَيْهِ مِن رَّبِّهِۦ وَٱلْمُؤْمِنُونَ ۚ كُلٌّ ءَامَنَ بِٱللَّهِ وَمَلَٰٓئِكَتِهِۦ وَكُتُبِهِۦ وَرُسُلِهِۦ لَا نُفَرِّقُ بَيْنَ أَحَدٍ مِّن رُّسُلِهِۦ ۚ وَقَالُوا۟ سَمِعْنَا وَأَطَعْنَا ۖ غُفْرَانَكَ رَبَّنَا وَإِلَيْكَ ٱلْمَصِيرُ ﴿٢٨٥﴾ لَا يُكَلِّفُ ٱللَّهُ نَفْسًا إِلَّا وُسْعَهَا ۚ لَهَا مَا كَسَبَتْ وَعَلَيْهَا مَا ٱكْتَسَبَتْ ۗ رَبَّنَا لَا تُؤَاخِذْنَآ إِن نَّسِينَآ أَوْ أَخْطَأْنَا ۚ رَبَّنَا وَلَا تَحْمِلْ عَلَيْنَآ إِصْرًا كَمَا حَمَلْتَهُۥ عَلَى ٱلَّذِينَ مِن قَبْلِنَا ۚ رَبَّنَا وَلَا تُحَمِّلْنَا مَا لَا طَاقَةَ لَنَا بِهِۦ ۖ وَٱعْفُ عَنَّا وَٱغْفِرْ لَنَا وَٱرْحَمْنَآ ۚ أَنتَ مَوْلَىٰنَا فَٱنصُرْنَا عَلَى ٱلْقَوْمِ ٱلْكَٰفِرِينَ ﴾

[3] Me emrin e Allahut, me Emrin e Atij që nuk të bën dëm asgjë në tokë e as në qiell, Ai që dëgjon shumë dhe di çdo gjë!

[4] Kërkoj mbrojtje me fjalët e përsosura të Allahut nga sherri (e keqja) që ka krijuar!

[5] Më mjafton Allahu! Nuk ka të adhuruar tjetër përveç Tij! Tek Ai jam mbështetur dhe Ai është Zoti i Arshit të madh!

[6] Jam i kënaqur që Zoti im është Allahu, feja ime është Islami dhe profeti im Muhamedi!

[7] O Zot, nëpërmjet Teje gdhihemi dhe nëpërmjet Teje ngrysemi, dhe kthimi do jetë te Ti!

[8] O Zot, nëpërmjet Teje u ngrysëm dhe nëpërmjet Teje u gdhimë dhe kthimi do jetë tek Ti!

| | | | |
|---|---|---|---|
| 9 | أَصْبَحْنَا عَلَى فِطْرَةِ الإِسْلامِ ، وَعَلَى كَلِمَةِ الإِخْلاصِ، وَعَلَى دِينِ نَبِيِّنَا مُحَمَّدٍ ﷺ وَعَلَى مِلَّةِ أَبِينَا إِبْرَاهِيمَ حَنِيفاً مُسْلِماً وَمَا كَانَ مِنَ الْمُشْرِكِينَ.<br>*Asbahna[1] ˝ala fitretil-Islam we ˝ala kelimetil-Ihlas, we ˝ala dini nebijjina Muhammedin, we ˝ala mil-leti ebina Ibrahime Hanifen muslimen we ma kane minel-mushrikin!*[2] | Në mëngjes. | Kështu lutej edhe Profeti. |
| 10 | اللَّهُمَّ مَا أَصْبَحَ بِي مِنْ نِعْمَةٍ ، أَوْ بِأَحَدٍ مِنْ خَلْقِكَ ، فَمِنْكَ وَحْدَكَ لاَشَرِيكَ لَكَ ، فَلَكَ الْحَمْدُ وَلَكَ الشُّكْرُ.<br>*All-llahume ma asbaha bij[3] min ni'metin ew bi ehadin min halkike, fe minke wahdeke la sherîke leke, fe lekel-hamdu we lekesh-shukru!*[4] | Në mëngjes dhe në mbrëmje. | Ka përmbushur falënderimin e ditës dhe të natës. |
| 11 | اللَّهُمَّ إِنِّي أَصْبَحْتُ أَشْهِدُكَ ، وَأَشْهِدُ حَمَلَةَ عَرْشِكَ ، وَمَلائِكَتَكَ ، وَجَمِيعَ خَلْقِكَ ، أَنَّكَ أَنْتَ اللهُ لاَ إِلَهَ إِلاَّ أَنْتَ ، وَحْدَكَ لاَشَرِيكَ لَكَ ، وأَنَّ مُحَمَّداً عَبْدُكَ وَرَسُولُكَ.<br>*All-llahumme inni asbahtu[5] ush-hiduke, we ush-hidu hamelete ˝Arshike we Melaiketeke we xhemîa halkike, Enneke EntAll-llahu la Ila-he il-la Ente uahdeke la sherike Lek, we enne Muhammeden ˝abduke we resuluke!*[6] | Katër herë në mëngjes dhe katër herë në mbrëmje. | Ai që e thotë katër herë, Allahu do e shpëtojë nga Zjarri. |
| 12 | اللَّهُمَّ عَالِمَ الْغَيْبِ وَالشَّهَادَةِ فَاطِرَ السَّمَوَاتِ وَالأَرْضِ رَبَّ كُلِّ شَيْءٍ وَمَلِيكَهُ ، أَشْهَدُ أَنْ لاَ إِلَهَ إِلاَّ أَنْتَ أَعُوذُ بِكَ مِنْ شَرِّ نَفْسِي وَمِنْ شَرِّ الشَّيْطَانِ وَشِرْكِهِ ، وَأَنْ أَقْتَرِفَ عَلَى نَفْسِي سُوءاً أَوْ أَجُرَّهُ إِلَى مُسْلِمٍ.<br>*All-llahume fatires-semauati wel-ardi âlimel-gajbi uesh-shehadeti, Rabbe kul-li shej`in we melikehu, eshhedu en la Ilahe il-la ente, eûdhu bike min sherri nefsî we sherrish-shejtani we shirkihi we en akterife alâ nefsî su`en ew exhu-rrahu ila muslim!*[7] | Në mëngjes dhe në mbrëmje, si edhe kur shkojmë për të fjetur. | Mbron nga cytjet e shejtanit. |
| 13 | اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِكَ مِنَ الْهَمِّ وَالْحُزْنِ، وَالْعَجْزِ وَالْكَسَلِ وَالْبُخْلِ وَالْجُبْنِ ، وَضَلَعِ الدَّيْنِ وَغَلَبَةِ الرِّجَالِ.<br>*All-llahumme inní e'udhu bike minel-hemmi wel-hazeni, we e'udhu bike minel-'axhzi wel-keseli, we e'udhu bike minel-xhubni wel-buhli, we e'udhu bike min galebetid-dejni we kahrir-rixhâli!*[8] | Një herë në mëngjes dhe një herë në mbrëmje. | Largon brengën dhe dëshpërimin, si edhe shlyen borxhin. |

---

[1] Ndërsa në mbrëmje: *Emsejna ala fitretil-Islam...*

[2] U gdhimë në natyrshmërinë islame, në fjalën e sinqertë (*lā ilāhe il-lAll-llāh*), në fenë e profetit tonë, Muhamedit, dhe në fenë e babait tonë, Ibrahimit, i cili ka qenë besimdrejtë, musliman; e nuk ka qenë idhujtar!

[3] Ndërsa në mbrëmje: *All-llahumme ma emsa bi...*

[4] O Zoti im, ajo begati që më është dhënë mua ose ndonjërës prej krijesave të Tua, ajo është vetëm nga Ti, që je i Pashoq! Ty të qofshin lavdërimi dhe falënderimi!

[5] Ndërsa në mbrëmje: *All-llahumme inni emsej-tu...*

[6] O Zoti im, unë gdhiva duke të bërë Dëshmitar Ty dhe mbajtësit e Arshit Tënd, engjëjt e Tu dhe të gjitha krijesat e Tua, se vërtet Ti je Allahu i Vetëm! Nuk ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Teje! Ti je i Vetëm dhe i Pashoq, dhe dëshmoj se Muhamedi është robi dhe i dërguari Yt!

[7] O Zoti im, Krijuesi i qiejve dhe i Tokës, Ti je Ai që i di të fshehtat dhe të dukshmet, Zot i çdo gjëje dhe Mbizotërues! Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër përveç Teje! Kërkoj mbrojtjen Tënde nga e keqja e vetes sime dhe nga e keqja e djallit dhe shirku i tij, dhe kërkoj të më mbrosh që as vetvetes e as ndonjë muslimani të mos i bëj keq!

[8] O Zoti im, kërkoj mbrojtjen Tënde nga brengat dhe dëshpërimi! Kërkoj mbrojtjen Tënde nga paaftësia dhe dembelia! Kërkoj mbrojtjen Tënde nga frika dhe koprracia! Kërkoj mbrojtjen Tënde nga zhytja në borxhe dhe shtypja e njerëzve|

| | | | |
|---|---|---|---|
| 14 | اللّهُمَّ أَنْتَ رَبِّي لا إِلَهَ إِلا أَنْتَ خَلَقْتَنِي وَأَنَا عَبْدُكَ وَأَنَا عَلَى عَهْدِكَ وَوَعْدِكَ مَا اسْتَطَعْتُ أَعُوذُ بِكَ مِنْ شَرِّ مَا صَنَعْتُ أَبُوءُ لَكَ بِنِعْمَتِكَ عَلَيَّ وَأَبُوءُ بِذَنْبِي فَاغْفِرْ لِي فَإِنَّهُ لا يَغْفِرُ الذُّنُوبَ إِلا أَنْتَ<br>*All-llahume ente Rabbi la Ilahe il-la ente halakteni we ene abduke we ene ala ahdike we ua'dike mesteta'tu eûdhu bike min sherri na sana'tu eb`u leke bi ni'metike alej je we ebû`u bi dhenbî fagfir lî fe innehû la jagfirudh-dhu-nûbe il-la Ente!*[1] | Duaja më e mirë për të kërkuar falje në mëngjes dhe në mbrëmje. | Kush e thotë gjatë ditës me plot zemër dhe vdes atë ditë; ose në mbrëmje, dhe vdes atë natë, ai është prej banorëve të Xhenetit. |
| 15 | يَا حَيُّ يَا قَيُّمُ بِرحمَتِكَ اسْتَغِيثُ اَصْلِحْ لي شَاني كُلَهُ وَ لا تَكِلني إِلَى نَفْسِي طَرْفَةَ عَيْنٍ<br>*Ja Hajju ja Kajjûmu bi rahmetike estegîthu aslih li she`nî kul-leha we la tekilnî ilâ nefsî tarfete ajnin!*[2] | Në mëngjes dhe në mbrëmje. | Me këtë lutje këshilloi të bijën e vet (Fatimen) Pejgamberi. |
| 16 | اللّهُمَّ عَافِنِي فِي بَدَنِي اللّهُمَّ عَافِنِي فِي سَمْعِي اللّهُمَّ عَافِنِي فِي بَصَرِي ، لا إِلَهَ إِلا أَنْتَ.<br>اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوْذُ بِكَ مِنَ الْكُفْرِ وَالْفَقْرِ ، وأَعُوْذُ بِكَ مِنْ عَذَابِ القَبْرِ، لاَ إِلَهَ إِلاَّ أَنْتَ.<br>*All-llahume âfini fi bedeni, All-llâhume âfini fi sem'î, All-llahume âfini fi besari, la ilahe il-la ente, e'udhu bike minel-kufëri uel-fakri, we e'ûdhu bike min adhabil-kabr, la ilahe il-la ente!*[3] | Tri herë në mëngjes dhe tri herë në mbrëmje. | Na përcillet se Profeti e bënte këtë lutje. |
| 17 | اللهُمَّ إِني اَسْالكَ العَفْوَ وَالعَافِيَةَ فِي الدَّنْيَا وَالاخِرَةِ ، اللهُمَّ إِني اَسْالكَ العَفْوَ وَالعَافِيَةَ فِي دِينِي ، وَدُنْيَايَ وَأَهْلِي ، وَمَالِي ، اللَّهُمَّ اسْتُرْ عَوْرَاتِي ، وَآمِنْ رَوْعَاتِي ، اللَّهُمَّ احْفِظْنِي مِنْ بَيْنِ يَدَيَّ ، وَمِنْ خَلْفِي ، وَعَنْ يَمِينِي ، وَعَنْ شِمَالِي ، وَمِنْ فَوْقِي ، وَأَعُوْذُ بِعَظَمَتِكَ أَنْ أُغْتَالَ مِنْ تَحْتِيَ.<br>*All-llahume inni es`elukel-`afue wel-`afijete fid-dunja wel-ahireh, All-llahume innî es`elukel-`afwe wel-âfijete fi dînî we dunjaje we ehli we malî. All-llahumes-tur ȁurâtî we âmin rau'âti. All-llahumehfedhni min bejni jedejje we min halfî we an jemînî we an shimâlî we min feukî we eûdhu bike en ugtâle min tahtî!*[4] | Në mëngjes dhe në mbrëmje. | Profeti i thoshte vazhdimisht këto fjalë, kur ngrysej dhe kur gdhihej. |
| 18 | سُبْحَانَ اللهِ وَبِحَمْدِهِ عَدَدَ خَلْقِهِ وَرِضَا نَفْسِهِ وَزِنَةَ عَرْشِهِ وَمِدَادَ كَلِمَاتِهِ.<br>*SubhanAll-llahi we bihamdihi adede khalkihi we ridâ nefsihî we zinete arshihî we midâde kelimatihî!*[5] (tri herë në mëngjes) | Tri herë në mëngjes. | Është më me vlerë se sa ulja për të bërë dhikr nga agimi deri në mesditë. |

[1] O Allah, ti je Zoti im, nuk ka të adhuruar tjetër përveç Teje! Ti më ke krijuar dhe unë jam robi Yt! Do t'i qëndroj besnik besës dhe premtimit Tënd me sa të kem mundësi! Kërkoj mbrojtjen Tënde nga e keqja që kam vepruar! Unë jam mirënjohës ndaj dhuntive të Tua, i pranoj gjynahet e mia, prandaj më fal, ngase mëkatet nuk i fal askush tjetër përveç Teje!

[2] O i Gjalli i përngahershëm, o Mbikëqyrës i çdo gjëje, me mëshirën Tënde kërkoj ndihmë, ma përmirëso tërë gjendjen time dhe mos më lër të mbështetem te vetja as sa një pulitje qepallash!

[3] O Zoti im, më jep shëndet! O Zoti im, më jep shëndet në të dëgjuarit dhe në shikimin tim! S'ka të adhuruar tjetër përveç Teje! O Zoti im, kërkoj mbrojtjen Tënde nga mosbesimi e varfëria! Kërkoj mbrojtjen Tënde nga dënimi i varrit. S'ka të adhuruar tjetër përveç Teje!

[4] O Zoti im, kërkoj nga Ti falje dhe shpëtim në këtë botë dhe në ahiret! Zoti im, kërkoj që të më falësh dhe të më mbrosh në fenë dhe në jetën time! Ma mbro familjen dhe pasurinë! O Zoti im, m'i mbulo të metat dhe më qetëso në çastet e trishta! O Zot, më ruaj para, nga pas, nga e djathta, nga e majta dhe nga lart! Kërkoj nga Ti që të më mbrosh që të mos më vijë dënimi nga poshtë!

[5] I Madhëruar qoftë Allahu, aq sa është numri i krijesave të Tij dhe aq sa dëshiron Ai vetë, aq sa është i bukur Arshi i Tij dhe aq sa boja e pasosur për të shkruar fjalët e Tij!

# Fjalë dhe vepra të cilat kanë sevape

| N | Fjala ose vepra me vlerë | Vlera dhe sevapi të argumentuara nga Suneti. Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: |
|---|---|---|
| 1 | *La ilahe il-lAll-llahu uahdehu la sherike leh, lehul-Mulku we lehul-hamdu, we Huve 'alá kul-li shej'in Kadír!* (Nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut, Një dhe i Pashoq! Atij i takon sundimi dhe vetëm Atij i takon falënderimi! Ai është i Plotfuqishëm mbi çdo gjë!) | "Kush thotë njëqind herë në ditë: *La ilahe il-lAll-llahu wahdehu la sherike leh, lehul-mulku we lehul-hamdu, ue Huwe 'alá kul-li shej'in Kadír!* është e barabartë me lirimin e dhjetë robërve; do t'i shkruhen njëqind sevape; do t'i shlyhen njëqind të këqija dhe atë ditë ai do jetë i mbrojtur nga shejtani derisa të ngryset, si edhe askush nuk ka vepruar më mirë se ai, përveç atij që e thotë më shumë!" |
| 2 | *Subhanall-llahil-adhîm we bihamdihi!* (I Lartë qoftë Allahu i Madhëruar! Falënderimi i takon vetëm Atij!) | "Kush thotë: *Subhanall-llahil-adhîm we bihamdihi! i mbillet një palmë në Xhenet!*" |
| 3 | *SubhanAll-llahi we bihamdihi, SubhanAll-llahil-'adhim!* (I Lartë qoftë Allahu! Falënderimi i takon vetëm Atij. I Lartë qoftë Allahu i Madhëruar!) | "Ai që thotë: *SubhanAll-llahi we bihamdihi!* njëqind herë, i shlyhen gjynahet, edhe nëse janë sa shkuma e detit, dhe në Ditën e Gjykimit askush nuk do sjellë vepër më të mirë se ai, përveç atij që vepron si ai dhe më shumë!" "Dy fjalë janë të lehta për gjuhën, të rënda në peshore, të dashura për të Gjithëmëshirshmin..." |
| 4 | ***La hawle we la kuw-wete il-la bil-lah*** (Nuk ka ndryshim e as forcë pa ndihmën e Allahut!) | "A të tregoj për një thesar nga thesaret e Xhenetit?" E si jo, o i Dërguari i Allahut! Tha: "*La hawle we la kuw-wete il-la bil-lah!*" |
| 5 | Dëshirimi i Xhenetit dhe kërkimi mbrojtje nga Zjarri | "Ai që i kërkon Allahut tri herë Xhenetin, Xheneti thotë: 'O Zoti im, fute në Xhenet!' Dhe ai që i kërkon Allahut tri herë mbrojtje nga Zjarri, Zjarri thotë: 'O Zoti im, mbroje nga Zjarri'!" |
| 6 | Shpagesa e kuvendimit | "Kush ulet në një kuvend në të cilin janë të shumta fjalët që përmbajnë gjynah dhe para se të çohet nga vendi thotë: *Subhanek-All-llahum-me we biham-dike, Esh-hedu en la Ilahe il-la Ente estagfiruke we etubu ilejke!*[1] do t'i falen gjynahet e atij vendi." |
| 7 | Mësimi përmendësh i dhjetë ajeteve nga surja *El-Kehf* | "Ai që mëson dhjetë ajete nga fillimi i sures *Kehf*, do të jetë i mbrojtur nga Dexhali!" |
| 8 | Përshëndetja e Profetit | "Ai që çon një herë salavatë mbi mua, Allahu çon dhjetë salavate mbi të! Atij i shlyhen dhjetë gjynahe dhe ngrihet dhjetë shkallë." |
| 9 | Leximi i disa sureve dhe i disa ajeteve nga Kurani | "Ai që lexon pesëdhjetë ajete brenda një dite dhe nate nuk do shkruhet si i shkujdesur. Dhe ai që lexon njëqind ajete do shkruhet si i devotshëm. Ai që lexon dyqind ajete, Kurani nuk do debatojë me të Ditën e Gjykimit. Ai që lexon pesëqind do t'i shkruhet një *kintār*[2] sevape." "*Kul huwAll- llahu ehad* është e barabartë me një të tretën e Kuranit." |
| 10 | Shpërblimi i muezinëve | "Çdokush që do dëgjojë zërin e myezinëve, xhind, njeri a ndonjë krijesë tjetër, do dëshmojë për të në Ditën e Gjykimit!" "Muezinët do t'i kenë qafët më të gjata në Ditën e Gjykimit." |
| 11 | Përsëritja pas muezinit kur ai këndon ezanin dhe duaja pas tij | *All-lláhumme Rabbe hádhihi ed-da'uetit-tám-meh wes-salátil-káimeh, áti Muhammede-nil-uesílete wel-fadíleh, web'ath-hu mekámen mahmúden el-ledhí we'adteh!* (O Allahu im, Zot i kësaj thirrjeje të plotë dhe i namazit që do falet, jepi Muhamedit ndërmjetësimin dhe nderimin, dhe ngrije atë në vendin e lavdishëm, të cilin ia ke premtuar!) |

[1] "I Lartë qofsh, o Zoti im, Ty të takon falënderimi! Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër përveç Teje! Kërkoj faljen Tënde dhe te Ti pendohem!"

[2] Sasi e jashtëzakonshme.

| | | |
|---|---|---|
| 12 | Marrja e plotë e abdesit | “Ai që merr abdes dhe e plotëson atë në formën më të mirë, do t’i dalin gjynahet nga trupi, derisa t’i dalin edhe nga thonjtë!” |
| 13 | Lutja pas abdesit | “Ai që merr abdes dhe e merr në formën më të mirë, e më pas thotë: *Esh’hedu en la ilahe il-lallah we esh’hedu en-ne Muhammeden abduhu we rasûluhu!*, do i hapen që të teta dyert e Xhenetit, e do hyjë prej asaj dere që do dëshirojë!” |
| 14 | Falja e dy rekateve namaz pas marrjes së abdesit | “Ai që merr abdes dhe e merr atë në formën më të mirë, e më pas çohet dhe fal dy rekatë, me zemër dhe i përqendruar, Xheneti i bëhet detyrim!” |
| 15 | Hapat për në xhami | “Kush shkon në xhami për ta falur namazin me xhematë, me një hap të tij i shlyhet një gjynah dhe me tjetrin i shkruhet një sevap; si kur shkon, ashtu edhe kur kthehet.” |
| 16 | Përgatitja dhe vajtja herët për namazin e xhumasë | “Ai që lan dhe lahet ditën e xhuma, më pas del herët për në xhami, ecën në këmbë dhe nuk hipën (në mjet etj.), i afrohet imamit, dëgjon dhe nuk shpërqendrohet, atëherë çdo hap i tij ka vlerën e agjërimit dhe të faljes së një viti!”<br>“Nuk ka burrë që lahet ditën e xhuma, pastrohet sipas mundësisë, parfumohet nga erërat në dispozicion, falet aq sa mundet, pastaj dëgjon me vëmendje kur flet imami, e që të mos i falen gjynahet mes asaj xhumaje dhe xhumasë që vjen!” |
| 17 | Arritja e tekbirit fillestar | “Kush falet për Allahun dyzet ditë me xhemat, duke e arritur tekbirin fillestar, merr siguri prej dy gjërave: nga Zjarri dhe nga dyfytyrësia!” |
| 18 | Namazi obligim me xhematë | “Namazi me xhemat ka vlerën e njëzeteshtatë namaze të atij që falet vetëm!” |
| 19 | Namazi i jacisë dhe i sabahut me xhematë | “Ai që fal namazin e jacisë me xhematë është si të jetë falur gjysmën e natës. Kurse ai që fal edhe namazin e sabahut me xhemat, është sikur të jetë falur gjithë natën.” |
| 20 | Namazi në saf (rresht) të parë | “Sikur ta dinin se çfarë vlere ka ezani dhe rreshti i parë (gjatë faljes me xhemat), do hidhnin short për të thirrur ezanin e për të kapur rreshtin e parë!” |
| 21 | Kujdesi për sunetet e theksuara | “Kushdo që fal dymbëdhjetë rekatë (sunete) gjatë ditës dhe natës, do t’i ndërtohet një shtëpi në Xhenet: katër rekatë para drekës dhe dy pas saj, dy rekatë pas akshamit, dy rekatë pas jacisë dhe dy rekatë para sabahut.” |
| 22 | Falja sa më shumë namaz vullnetar (nafile) dhe kujdesi për të qenë të fshehta | “Bëj sa më shumë sexhde, sepse në çdo sexhde për Allahun, Ai të ngre një shkallë më lart dhe të shlyen një gjynah!” “Namazi vullnetar në një vend ku nuk e shikojnë njerëzit është i barabartë me njëzet e pesë namaze të falura në sytë e njerëzve.” |
| 23 | Suneti para namazit të sabahut dhe farzi i sabahut | “Dy rekatët e sabahut janë më të mira se kjo botë dhe ç’ka brenda saj!” “Kush fal sabahun (me xhematë) është nën mbrojtjen e Allahut!” |
| 24 | Namazi i duhasë | “Çdo ditë, për çdo pjesë të trupit tuaj kërkohet sadaka. Çdo thënie *Subhânellah!* është sadaka, *Elhamdulil-lah!* është sadaka; çdo thënie *La ilahe il-lall-llah!* është sadaka; çdo thënie “Allahu ekber” (Allahu është më i Madhi) është sadaka; të urdhëruarit për mirë është sadaka; çrrënjosja e së keqes është sadaka. Për të gjitha këto mjaftojnë dy rekatët namaz të duhasë.” |
| 25 | Ai që ulet në vendfalje dhe kujton Allahun | “Engjëjt luten për një njeri që, për aq kohë sa ndodhet në vendfaljen e tij dhe nuk e ka prishur abdesin. Ata thonë: ‘O Zot fale, o Zot mëshiroje’!” |
| 26 | Dhikri pas namazit me xhematë të sabahut derisa të | “Ai që fal sabahun me xhemat dhe më pas ulet dhe e kujton Allahun derisa të lindë dielli, e pastaj fal dy |

| | | |
|---|---|---|
| | lindë dielli dhe më pas falja e dy rekatëve | rekatë, do shpërblehet siç shpërblehet ai që bën umren dhe haxhin, plotësisht, plotësisht, plotësisht!” |
| 27 | Ai që çohet për të falur namaz nate dhe zgjon edhe gruan e tij | “Ai që çohet për të falur namaz nate dhe zgjon edhe gruan e tij, e që të dy falin dy rekatë, do shkruhen prej përkujtuesve dhe përkujtueseve të mëdha të Allahut!” |
| 28 | Ai që bën nijet të falë namaz nate dhe e mund gjumi | “Nuk ka njeri që fal gjithmonë namaz nate dhe e mund gjumi, që të mos i shkruhet shpërblimi i namazit, dhe gjumi i shndërrohet në sadaka!” |
| 29 | Duaja e hyrjes në treg | *La ilahe il-lAll-llahu uahdehû la sherike lehu, lehul-Mulku we lehul-hamdu, juhjí we jumitu, we Huwe hajjun la jemútu bi jedihî el-hajru we Huve ‘alá kul-li shej`in Kadír!* (Nuk ka të adhuruar tjetër përveç Allahut, Një dhe të Pashoq! Atij i takon sundimi dhe vetëm Atij i takon falënderimi! Ai jep jetë dhe vdekje, kurse Ai është i Gjallë, e nuk vdes kurrë! Në Dorën e Tij është e mira dhe Ai është i Plotfuqishëm mbi çdo gjë! Atij që e thotë këtë, Allahu do t’i japë një mijë sevape, do t’i shlyejë një mijë të këqija dhe do ta ngrejë një mijë shkallë!) |
| 30 | *SubhanAll-llah*, *uel-hamdulil-lah, wAll-llahu ekber* (33 herë), dhe e mbyll duke thënë *la ilahe il-lAll-llah* | “Ai që thotë pas çdo namazi *subhanall-llah* 33 herë, *el-hamdulil-lah* 33 herë dhe *All-llahu ekber* 33 herë, dhe të gjitha bashkë bëjnë nëntëdhjetenëntë, dhe njëqind rrumbullak bëhen me *la ilahe il-lAll-llahu uahdehu la sherike leh, lehul mulku ue lehul hamdu ue huve ala kul-li shejin kadir!*[1] Ai që i bën këto i falen gjynahet edhe nëse janë sa shkuma e detit!” |
| 31 | Leximi i ajetit kursij pas çdo namazi farz | “Ai që lexon ajetin kursij pas çdo namazi farz, nuk e ndalon të futet në Xhenet asgjë përveç vdekjes!” |
| 32 | Vizita e të sëmurit | “Nuk ka musliman që viziton një musliman tjetër në mëngjes, që të mos luten për të shtatëdhjetë mijë engjëj derisa të ngryset; dhe nëse e viziton në mbrëmje, për të luten shtatëdhjetë mijë engjëj derisa të gdhijë; dhe do të ketë një kopsht në Xhenet!” |
| 33 | Duaja kur shikojmë dikë me të meta | “Ai që shikon dikë të sprovuar dhe thotë: *El-hamdu Lil-lahil-ledhi ‘áfánií mimmebtelake bihi we feddalení ‘alá kethírin mimmen haleka tefdílâ!*[2] nuk do e godasë ajo sprovë!” |
| 34 | Ngushëllimi i atij që i ka rënë ndonjë fatkeqësi | “Ai që ngushëllon një të sprovuar do marrë sa shpërblimi i tij!” “S’ka musliman që ngushëllon vëllain e tij për fatkeqësinë që i ka rënë, që Allahu të mos e veshë me zbukurimet e fisnikërisë!” |
| 35 | Falja e namazit të xhenazes dhe ndjekja e saj për në varreza derisa të varroset | “Kush është i pranishëm në një xhenaze derisa t’i falet namazi, ka një kirat; dhe kush është i pranishëm derisa të varroset, ka dy kirat!” I thanë: “Ç’janë dy kirat?” Tha: “Sa dy male të mëdhenj!” Atëherë Ibn Umeri tha: “Nuk jemi treguar vigjilentë ndaj shumë kirateve!” |
| 36 | Ndërtimi i xhamive për hir të Allahut të Madhëruar | “Ai që ndërton për hir të Allahut një xhami qoftë edhe sa shtëpiza e thëllëzës, Allahu do t’i ndërtojë një shtëpi në Xhenet!” |
| 37 | Dorëdhënia | “S’ka ditë në të cilin zgjohen robërit, që të mos zbresin dy engjëj. Njëri prej tyre thotë: ‘O Allah, jepi dorëdhënit mirësi!’, ndërsa tjetri thotë: ‘O Allah, jepi dorështrënguarit humbje’!” |
| 38 | Singeriteti | “Një dërhem ia kaloi njëqindmijë dërhemëve!” I thanë: “O i Dërguari i |

[1] Nuk ka të adhuruar tjetër përveç Allahut, Një dhe i Pashoq! Atij i takon sundimi dhe lavdërimi dhe Ai është i Plotfuqishëm mbi çdo gjë!

[2] Falënderimi i qoftë Allahut që më ka mbrojtur nga kjo me të cilën të ka sprovuar ty dhe më ka ngritur mbi shumë krijesa të Tij!

| | | |
|---|---|---|
| | | Allahut, po si?” Tha: “Një burrë ka dy dërhem, njërën e mban dhe tjetrin e dhuron. Ndërkaq, një tjetër ka shumë pasuri, dhe prej saj merr njëqindmijë dhe jep sadaka.” |
| 39 | Huadhënia pa kamatë | “S’ka musliman që t’i japë hua dy herë vëllait të tij musliman e të mos konsiderohet sikur t’i ketë dhënë një herë sadaka!” |
| 40 | Pritja me durim ndaj atij që është në vështirësi | “Ai që pret një në vështirësi (financiare), i shkruhet sikur të ketë dhënë çdo ditë sadaka, para se të vijë koha e shlyerjes së borxhit, dhe kur të vijë koha e shlyerjes së borxhit dhe ai e pret, për çdo ditë i shkruhet sikur të ketë dhënë dyfishin e saj sadaka!” |
| 41 | Agjërimi i një dite në rrugë të Allahut | “Kush agjëron një ditë në rrugë të Allahut, Allahu do ta largojë njëqind vjeshta (vite) fytyrën e tij nga Zjarri!” |
| 42 | Agjërimi i tri ditëve nga çdo muaj, i ditës së Arafatit dhe Ashures | “Agjërimi i tri ditëve nga çdo muaj është si agjërimi gjatë gjithë kohës!” Profeti u pyet për agjërimin e ditës së Arafatit dhe tha: “Shlyen gjynahet e vitit të kaluar dhe atij në vijim!” U pyet edhe për agjërimin e ditës së Ashures dhe tha: “Shlyen gjynahet e vitit të kaluar!” |
| 43 | Agjërimi i gjashtë ditëve nga muaji sheval | “Ai që agjëron Ramazanin dhe e përcjell me gjashtë ditë nga shevali, është sikur të ketë agjëruar gjatë gjithë kohës!” |
| 44 | Namazi i teravisë me imamin derisa të mbarojë | “Atij që falet me imamin derisa të mbarojë, i quhet sikur të jetë falur gjithë natën!” |
| 45 | Bërja e umres në Ramazan | “Umreja në Ramazan është e barabartë me një haxh, ose sa një haxh me mua!” “Ai që i bën tavaf Qabesë shtatë herë dhe fal dy rekatë namaz, është sikur të ketë liruar një rob!” |
| 46 | Haxhi i pranuar | “Haxhi i pranuar nuk ka shpërblim tjetër përveç Xhenetit!” “Ai që bën haxh duke shmangur fjalët e pahijshme dhe gjynahet, kthehet si në ditën në të cilën e ka lindur nëna!” |
| 47 | Vepra e mirë në dhjetë ditët e para të muajit dhulhixhes | “Nuk ka ditë ku vepra e mirë të jetë më e dashur për Allahun se këto ditë, domethënë, dhjetë ditët!” I thanë: “O Profet i Allahut, as lufta në rrugë të Allahut?” Tha: “As lufta në rrugë të Allahut, përveç atij që del me veten dhe me gjithë pasurinë e tij dhe nuk kthehet me asgjë!” |
| 48 | Kurbanet | Shokët e të Dërguarit të Allahut thanë: “Ç’janë këto kurbane, o i Dërguari i Allahut?” Tha: “Tradita e Ibrahimit, babait tuaj.” I thanë: “Po ne me se shpërblehemi për të, o i Dërguari i Allahut?” Tha: “Për çdo fije floku një sevap!” I thanë: “Po lëkura, o i Dërguari i Allahut?” Tha: “Për çdo fije leshi nga lëkura një sevap!” |
| 49 | Shpërblimi i të diturit dhe vlera e tij | “Vlera e të diturit dhe e adhuruesit është si krahasimi im me më të thjeshtin prej jush!” |
| 50 | T’i lutesh Zotit me sinqeritet për të rënë dëshmor | “Ai që i kërkon me sinqeritet Allahut rënien dëshmor, Allahu do t’i japë gradën e dëshmorëve, edhe nëse vdes në shtrat!” |
| 51 | Qarja nga frika e Allahut dhe ruajtja në rrugë të Tij | “Dy sy nuk i prek Zjarri: syrin që qan nga frika e Allahut dhe syrin që kalon natën duke bërë roje në rrugë të Tij!” |
| 52 | Mbështetja tek Allahu dhe lënia e mjekimit me djegie, me këndimin e rukjes dhe shikimin e zogjve | Pejgamberit iu shfaqën në ëndërr popujt dhe pa që nga bashkësia e tij shtatëdhjetëmijë do futen në Xhenet pa llogari dhe pa dënim. Ata janë: “Ata që nuk mjekohen me djegie, as kërkojnë t’u këndohen (rukje), as ndjekin fluturimin e zogjve, por i mbështeten vetëm Zotit të tyre!” |
| 53 | Shpërblimi i atij që i vdesin fëmijët të vegjël | “Nuk ka musliman që i vdesin tre fëmijë para moshës madhore dhe Allahu të mos e fusë në Xhenet, nga mëshira që ai ka treguar për ta!” |
| 54 | Humbja e shikimit dhe | Allahu i Madhëruar thotë: “Kur e sprovoj robin tim me dy |

| | | |
|---|---|---|
| | durimi për të | të dashurit e tij dhe ai bën durim, do t'ia kompensoj me Xhenet!" |
| 55 | Lënia e një gjëje nga devotshmëria për Allahun | "Kur ti të lësh diçka nga devotshmëria për Allahun, Allahu do të të japë diçka më të mirë se ajo!" |
| 56 | Mbrojtja e nderit dhe e gjuhës | "Ai që më garanton çfarë ka mes dy mjekrave dhe dy këmbëve, i garantoj Xhenetin!" "Ai që hesht ka shpëtuar!" |
| 57 | Bërja bismilah kur futemi në shtëpi dhe para se të hamë | "Kur burri hyn në shtëpinë e tij dhe kujton Allahun kur futet dhe kur ushqehet, shejtani thotë: 'Nuk keni as vend për të ndenjur dhe as ushqim!' Ndërsa nëse futet dhe nuk e përmend Allahun, kur futet shejtani thotë: 'E gjetët vendndenjjen!' Dhe nëse nuk e përmend Allahun kur ushqehet, shejtani thotë: 'Gjetët vendndenjje dhe darkë'!" |
| 58 | Lutja pas ushqimit dhe një veshjeje të re | "Ai që ha dhe thotë: *El-hamdu Lil-lahil-ledhi et'ameni hadha, we rezekaníhi min gajri haulin minní we la **lá k'uwweh**!*[1], i falen të gjitha gjynahet e kaluara. Dhe kur vesh një rrobë të re thotë: *El-hamdu lil-láhil-ledhí kesání hádhá we rezekanihi min gajri haulin minní we lá k'wweh!*[2]" |
| 59 | Ai që dëshiron të lehtësojë vështirësitë e punëve të tij | Fatimja (radijallahu anhu!) i kërkoi Pejgamberit (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) një shërbyes. Ai i tha asaj dhe Aliut (radijallahu anhu!): "A t'ju tregoj për diçka më të mirë se ajo që më kërkuat? Kur të shkoni për të fjetur thoni 34 herë *Allahu ekber!*, 33 herë *subhanAllah!* dhe 33 herë *elhamdulil-lah!* Kjo është më mirë për ju se sa shërbëtori!" |
| 60 | Lutja para marrëdhënieve intime | "Nëse dikush prej jush dëshiron të shkojë me bashkëshorten e tij, le të thotë: *Bismil-lah, All-llahumme xhennibnash-shej-tane, we xhennibish-shejtane ma rezak'tena!*[3] Nëse në atë marrëdhënie u caktohet fëmijë, atë nuk do e dëmtojë kurrë shejtani!" |
| 61 | Kënaqësia që i jep gruaja burrit të saj | "Nëse gruaja falë pesë vaktet, agjëron, mbron nderin e saj dhe i bindet burrit, i thuhet futu në Xhenet nga ajo derë që dëshiron!" "Ajo grua që vdes dhe burri i saj është i kënaqur me të, do futet në Xhenet!" |
| 62 | Sjellja e mirë me prindërit dhe ruajtja e lidhjeve farefisnore | "Kënaqja e Zotit është te kënaqja e prindit!" "Ai që dëshiron të ketë risk me bollëk dhe t'i shtohet jeta, le të ruajë lidhjet farefisnore!" |
| 63 | Kujdesi për jetimin | "Unë dhe kujdestari i jetimëve do të jemi si këta të dy në Xhenet!", dhe bëri me shenjë me gishtin tregues dhe të mesit. |
| 64 | Morali i lartë | "Muslimani me moralin e tij të lartë arrin gradën e atyre që agjërojnë dhe falen pambarim!" "Unë i garantoj... dhe një shtëpi në majë të Xhenetit për atë që ka moral të mirë!" |
| 65 | Mëshira dhe dhembshuria ndaj krijesave | "Ndër robërit e Tij Allahu mëshiron ata që janë të mëshirshëm!" "Mëshironi ata që janë në Tokë, t'ju mëshirojë Ai që është në qiell!" |
| 66 | Të dëshirosh të mirën për muslimanët | "Askush nga ju nuk ka besuar derisa derisa të dojë për vëllain e tij atë që do për veten!" |
| 67 | Ndjenja e turpit | "Ndjenja e turpit sjell vetëm të mira." "Ndjenja e turpit është pjesë e besimit." "Katër gjëra janë prej traditave të të dërguarve: ndjenja e turpit, |

[1] Falënderimi i takon Allahut, që më mundësoi të ha dhe më furnizoi pa mundin dhe fuqinë time!
[2] Falënderimi i qoftë Allahut që ma mundësoi këtë rrobë dhe më furnizoi me të, pa ndihmën dhe fuqinë time!
[3] Me emrin e Allahut, o Zot, na e largo shejtanin! Na e largo nga ai me të cilin do na furnizosh!

| | | |
|---|---|---|
| | | parfumi, misvaku dhe martesa.” |
| 68 | Dhënia selam | “Një burrë shkoi te Profeti dhe i tha: “*Es-selāmu ‘alejkum!*” Profeti i tha: “Dhjetë.” Më pas erdhi një tjetër dhe tha: “*Es-selāmu ‘alejkum we rahmetull-llāh!*” Profeti tha: “Njëzetë.” Pastaj erdhi një i tretë dhe tha: “*Es-selāmu ‘alejkum we rahmetull-llāh we berakātuh!*” Profeti tha: “Tridhjetë.” Domethënë, sevape. |
| 69 | Shtrëngimi i duarve në takim | “Nëse dy muslimanë ia shtrëngojnë dorën njëri-tjetrit, do jenë të falur para se të ndahen!” |
| 70 | Mbrojtja e nderit të muslimanit | “Ai që mbron nderin e vëllait të tij musliman, Allahu do e mbrojë fytyrën e tij nga Zjarri Ditën e Gjykimit!” |
| 71 | Dashuria për të devotshmit dhe ulja me ta | “Ti do jesh me atë që do! Enesi (radijallahu anhu!) tha: “Sahabët nuk kanë qenë kurrë më të gëzuar sesa atë çast kur dëgjuan këtë hadith!” |
| 72 | Ata që duhen për hir të madhështisë së Allahut | Allahu i Madhëruar thotë: “Ata që duhen për hir të Madhështisë sime do kenë minbere prej drite, që do t’i kenë zili profetët dhe dëshmorët!” |
| 73 | Lutja për muslimanët | “Lutja e muslimanit për vëllain e tij jo në prani të tij është e pranuar. Atij i qëndron mbi kokë një engjëll i ngarkuar, që sa herë të lutet për mirësi ndaj vëllait të tij, engjëlli i autorizuar thotë: ‘Amin, edhe ty si ai’!” |
| 74 | Kërkimi falje për besimtarët dhe besimtaret | “Kush kërkon falje për besimtarët dhe besimtaret, për çdo besimtar dhe besimtare Allahu i shkruan nga një sevap!” |
| 75 | Largimi i pengesave nga rruga | “Kam parë një burrë që sodiste Xhenetin për një pemë që kishte hequr nga rruga, e cila i mundonte njerëzit.” |
| 76 | Lënia e polemikave dhe e gënjeshtrës | “Unë i garantoj një shtëpi në anë të Xhenetit atij që lë polemikën, edhe nëse ka të drejtë; dhe për një shtëpi në mes të Xhenetit për atë që lë gënjeshtrën, edhe nëse është shaka!” |
| 77 | Kontrolli i vetvetes në zemërim | “Ai që kontrollon veten gjatë zemërimit, ndërkohë që edhe mund të mos e bënte këtë, Allahu do ta thërrasë para të gjitha krijesave Ditën e Gjykimit e do ta lërë të zgjedhë hyrinë që dëshiron!” |
| 78 | Vlerësimi për mirë dhe për keq | “Atë që e vlerësoni për mirë do t’i bëhet i detyrueshëm Xheneti, dhe atë që e vlerësoni për keq do t’i bëhet i detyrueshëm Xhehenemi. Ju jeni dëshmitarët e Allahut në tokë...” |
| 79 | Nxjerrja e muslimanit (nga një situatë e vështirë), lehtësimi dhe mbulimi i tij | “Ai që e nxjerr një musliman nga një prej halleve të kësaj bote, Allahu do e çlirojë nga një prej halleve të Ditës së Gjykimit! Ai që ia lehtëson një muslimani një vështirësi, Allahu do e lehtësojë në këtë jetë dhe në tjetrën! Ai që i mbulon një të metë një muslimani, Allahu do ia mbulojë një të metë në këtë botë dhe në ahiret!” |
| 80 | Dhënia përparësi botës tjetër | “Atij që ka si preokupim kryesor ahiretin, Allahu do t’ia vendosë në zemër pasurinë e tij, do t’ia rregullojë çështjet dhe kjo botë do t’i vijë e nënshtruar!” |
| 81 | Drejtësia e udhëheqësit, devotshmëria e djalit, lidhja pas xhamisë dhe dashuria për hir të Allahut | “Shtatë vetë do jenë nën hijen e Allahut, ditën kur nuk do ketë hije tjetër përveç hijes së Tij: prijësi i drejtë, djali i rritur me ibadet për, një person zemra e të cilit është e lidhur me xhaminë, dy persona që duhen për hir të Allahut (kur janë bashkë edhe kur ndahen nga njëri tjetri), ai sprovohet nga një grua e bukur dhe me pozitë, ndërsa ai i thotë se i frikësohem Allahut dhe ai që jep sadaka aq fshehtas, saqë dora e majtë nuk e di se çfarë jep e djathta. Dhe ai që e kujton Allahun në vetmi dhe i rrjedhin sytë lot.” |
| 82 | Kërkimi i faljes | “Atij që kërkon falje pambarim, Allahu do t’i bëjë rrugëzgjidhje nga çdo vështirësi; në çdo brengë çlirim dhe do ta furnizojë nga nuk e mendon!” |

# Çështje për të cilat është transmetuar se janë të ndaluara

| Nr | Çështja e ndaluar | Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) thotë: |
|---|---|---|
| 1 | Qëllimi i veprave të njerëzve | Allahu i Madhëruar thotë: "Unë jam më i Panevojshmi i ortakëve kundrejt shirkut. Kush bën një vepër në të cilën më bën ortak me të tjerë, Unë do ta lë atë me shirkun e tij (me atë që i ka bërë si shok Atij)!" |
| 2 | Devotshmëria e jashtme dhe shkatërrimi në brendësi | "Disa njerëz në Ditën e Gjykimit do vijnë me sevape të mëdha sa malet e bardha të Tihames[1], dhe Allahu do t'i bëjë shkrumb e hi." Theubani i tha: "O i Dërguari i Allahut, na i përshkruaj, na i qartëso, se ndoshta mund të jemi prej tyre dhe nuk e dimë!" Tha: "Ata janë vëllezërit tuaj dhe nga lloji juaj, falen natën ashtu si edhe ju, por ata janë nga ata që kur janë vetëm për vetëm me gjërat e ndaluara, i veprojnë!" |
| 3 | Mendjemadhësia | "Nuk futet në Xhenet ai që ka në zemër një grimcë mendjemadhësi." (Mendjemadhësi nënkupton refuzimin e të Vërtetës dhe përçmimin e njerëzve.) |
| 4 | Veshja e rrobave që varen poshtë kërcinjve të këmbës | "Varja poshtë kërcinjve të këmbëve ka të bëjë me veshjen e poshtme të trupit, të këmishës së gjatë dhe çallmës. Kush tërheq zvarrë diçka nga mendjemadhësia, Allahu nuk do ta shikojë Ditën e Gjykimit!" |
| 5 | Smira | "Qëndroni larg smirës, sepse smira i ha sevapet si zjarri drutë!" |
| 6 | Kamata | "I Dërguari i Allahut (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) e ka mallkuar atë që e merr kamatën dhe atë që e jep." "Një dërhem kamatë e marrë nga një person, duke e ditur, është më e rëndë se tridhjetë e gjashtë marrëdhënie jashtëmartesore!" |
| 7 | Pirja e alkoolit | "Nuk futet në Xhenet ai që është i dhënë pas alkoolit, as ai që i beson magjisë dhe as ai që ndërpret lidhjet fisnore!" "Ai që pi alkool nuk e ka të pranuar namazin për dyzet netë!" |
| 8 | Gënjeshtra | "Mjerë për atë që i bën njerëzit për të qeshur me gënjeshtra! Mjerë për të! Mjerë për të!" |
| 9 | Spiunimi | "Ai që dëgjon bisedën mes disa njerëzve, ndërkohë që ata nuk e dëshirojnë këtë, Ditën e Gjykimit në veshët e tij do të hidhet plumb i shkrirë!" |
| 10 | Pikturimi | "Njerëzit që do dënohen më shumë Ditën e Gjykimit do jenë piktorët që bëjnë gjallesa!" "Enjëjt nuk futen në atë shtëpi ku ka qen dhe fotografi/piktarë me gjallesa." |
| 11 | Thashethemet | "Thashethemexhiu nuk futet në Xhenet!"(Thashethemi nënkupton qarkullimin e bisedave mes njerëzve me synim të keq.) |
| 12 | Përgojimi | "A e dini se ç'është përgojimi?" Thanë: "Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më mirë." Tha: "Të përmendësh vëllain tënd për gjëra që ai nuk i pëlqen." I thanë: "Po nëse ato që them për të janë të vërteta?" Profeti u përgjigj: "Nëse janë të vërteta ato që thua, është përgojim; në të kundërt është shpifje." |
| 13 | Mallkimi | "Mallkimi i muslimanit është njëlloj si vrasja e tij!" "Mos e mallko erën se ajo është e urdhëruar!" "Nëse dikush mallkon diçka pa e merituar, mallkimi kthehet kundër tij!" |
| 14 | Përhapja e të fshehtave | "Një prej njerëzve me pozitën më të keqe tek Allahu Ditën e Gjykimit do të jetë ai që i shfaqet[2] gruas së tij dhe ajo që i shfaqet burrit të saj, dhe më pas e përhapin këtë të fshehtë." |

[1] Emër mali në Gadishullin Arabik.
[2] Është fjala për atë që ndodh mes atyre të dyve në një marrëdhënie intime, bashkëshortore (*shën. i përkth.*).

| | | |
|---|---|---|
| 15 | Fjalët vulgare | "Nga njerëzit me pozitën më të keqe tek Allahu Ditën e Gjykimit do jetë ai prej të cilit njerëzit largohen për shkak të vulgaritetit të tij." |
| 16 | Akuzimi i muslimanit për mosbesim (*kufr*) | "Çdo njeri që i thotë vëllait të tij musliman: "O qafir!", kjo do përmbushet mbi njërin prej tyre. Nëse është e vërtetë... e nëse nuk është, atëherë i kthehet atij që e ka thënë." |
| 17 | Mohimi i atësisë | "Kush pretendon se nuk i përket babait të tij, duke e ditur se i përket atij, Xheneti do jetë haram për të!" "Mos pretendoni se nuk jeni të babait tuaj, sepse pretendimi se nuk i përket babait është mohim (*kufr*)!" |
| 18 | Frikësimi i mslimanit | "Nuk i lejohet muslimanit që të trembë një musliman!" "Kush bën shenjë me thikë drejt vëllait të tij, e mallkojnë engjëjt derisa ta largojë nga dora!" |
| 19 | Vrasja e besëmarrësit në vendet islame | "Kush vret një person nën besë pa të drejtë, nuk do e ndjejë erën e Xhenetit, edhe pse era e Xhenetit ndjehet njëqind vite larg!" |
| 20 | Armiqësia me të dashurit e Allahut | "Allahu i Madhëruar thotë: "I kam shpallur luftë atij që bën armik një të dashurin Tim!" |
| 21 | T'i thuash "zotëri" dyfytyrëshit dhe të prishurit | "Mos i thoni dyfytyrëshit 'zotëri', sepse nëse ai është zotëria juaj, keni zemëruar Zotin tuaj!" |
| 22 | Mashtrimi i atyre që janë nën kujdestari | "Nuk ka rob që Allahu e ka bërë përgjegjës mbi disa, që vdes ditën që vdes, ndërkohë që i ka mashtruar ata që janë nën kujdestarinë e tij, që Allahu mos t'ia bëjë haram Xhenetin!" |
| 23 | Dhënia fetva (gjykimet fetare) pa njohuri | "Gjynahu i atij që i është dhënë një gjykim pa njohuri është mbi atë që e ka dhënë gjykimin!" |
| 24 | Lënia e xhumasë dhe e ikindisë | "Atij që e lë xhumanë tre herë nga pakujdesia, Allahu ia vulos zemrën!" "Puna atij që lë namazin e ikindisë i shkon dëm!" |
| 25 | Shpërfillja ose lënia e namazit | "Besa mes nesh dhe mes tyre është namazi, kush e lë atë ka bërë *kufr*!" "Mes një njeriu, shirkut dhe kufrit qëndron lënia e namazit!" |
| 26 | Kalimi para atij që falet | "Sikur ta dinte ai që kalon para atij që fal namaz, se ç'dënim ka, më mirë do qëndronte dyzet... sesa të kalonte para tij!" |
| 27 | Mundimi i falësve | "Ai që ha qepë, hudhër dhe pras, të mos i afrohet xhamive tona, sepse edhe engjëjt i mundon ajo që i mundon njerëzit!" |
| 28 | Rrëmbimi i tokës | "Ai që rrëmben një copë tokë padrejtësisht, Ditën e Gjykimit Allahu do t'ia varë atë në qafë nga shtatë shtresat e tokës!" |
| 29 | Fjalë të cilat e zemërojnë Allahun | "Njeriu mund të flasë disa fjalë që e zemërojnë Allahun pa e pandehur, të cilat e flakin në Xhehenem shtatëdhjetë vjeshta (vite)!" |
| 30 | Fjalët e shumta pa e përmendur Allahun | "Mos flisni shumë pa e përmenduar Allahun, sepse fjalët e shumta pa përmendjen e Allahut e bëjnë të vrazhdë zemrën!" |
| 31 | Fjalëshumtit mendjemëdhenj | "Më i urryeri ndër ju tek unë dhe më larg meje në vendulje Ditën e Gjykimit janë llafazanët, llafemëdhenjtë dhe fjalamanët mburravecë." |
| 32 | Shkujdesja ndaj përmendjes së Allahut | "Është e pamundur të ulen disa njerëz në një vend ku nuk e kujtojnë Allahun e nuk dërgojnë salavatë mbi Profetin, pa ndjerë humbje dhe keqardhje! Nëse dëshiron Allahu i dënon, e nëse do, i fal." |
| 33 | Të kënaqesh për fatkeqësinë e një muslimani | "Mos e shfaq kënaqësinë tënde për fatkeqësinë e muslimanit, përndryshe Allahu e mëshiron atë dhe të sprovon ty!" |
| 34 | Ftohja mes | "Nuk i lejohet një muslimani të braktisë vëllain e tij më shumë se |

| | | |
|---|---|---|
| | muslimanëve | tre ditë! Ai që e braktis më shumë se tre ditë dhe vdes, hyn në Zjarr!" |
| 35 | Shfaqja e gjynaheve | "I gjithë umeti im është i shpëtuar, përveç atyre që i shfaqin hapur gjynahet e tyre!" |
| 36 | Morali i ulët | "Morali i ulët e prish veprën siç e prish uthulla mjaltin." |
| 37 | Ai që e rimerr dhuratën | "Ai që e rimerr dhuratën është si qeni që vjell dhe më pas i kthehet përsëri asaj që ka nxjerrë!" "Nuk i lejohet një njeriu që të bëjë një dhuratë apo të falë diçka dhe më pas ta rimarrë atë." |
| 38 | Padrejtësia ndaj fqinjit | "Që një burrë të bëjë imoralitet me dhjetë gra është më e lehtë sesa të bëjë imoralitet me gruan e fqinjit të tij! Që një burrë të vjedhë nga dhjetë shtëpi, është më e lehtë për të sesa të vjedhë nga shtëpia e fqinjit të tij!" |
| 39 | Shikimi i gjërave të ndaluara | "Birit të Ademit i është shkruar pjesa e tij nga imoraliteti, dhe me patjetër që ajo do përmbushet. Kështu që, imoraliteti i syve është shikimi; imoraliteti i veshëve është dëgjimi; imoraliteti i gjuhës është fjala; imoraliteti i dorës është prekja; imoraliteti i këmbës është ecja; ndërsa për aq sa zemra e dëshiron dhe e përfytyron, organi i epshit e vërteton ose e përgënjeshtron!" |
| 40 | Prekja e një gruaje që nuk lejohet | "Për një burrë është më mirë të çahet me një shufër hekuri sesa të prekë një grua që nuk i lejohet!" "Unë nuk ua shtrëngoj dorën grave." |
| 41 | Martesa e shigarit | Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) e ndaloi martesën e shigarit. Shigari është kur një burrë i jep një tjetri vajzën e tij, që ai t'i japë vajzën e vet pa mehër (prikë). |
| 42 | Vajtimi | "Ai që vajtohet do të dënohet për atë që vajtohet Ditën e Gjykimit." |
| 43 | Betimi për të tjerë veç Allahut | "Ai që betohet për të tjerë ka bërë kufr ose shirk!" "Ai që betohet, le të betohet për Allahun, ose të heshtë." "Ai që betohet për besën nuk është prej nesh!" |
| 44 | Betimi i rremë | "Ai që betohet rrejshëm për të zhvatur pasurinë e një muslimani, do ta takojë Allahun dhe Ai do jetë i zemëruar me të!" |
| 45 | Betimi në tregti | "Kujdes nga betimi i shumtë në tregti, sepse ai shet mallin, por largon bereqetin!" "Betimi shet mallin, por zhduk bereqetin!" |
| 46 | Përngjasimi me jobesimtarët | "Ai që i ngjason një populli është pjesë e tyre." "Nuk është prej nesh ai që u ngjason të tjerëve jashtë nesh." |
| 47 | Ndërtimi mbi varreza | Profeti e ka ndaluar suvatimin e varrit, uljen mbi të ose ndërtimin mbi të. |
| 48 | Tradhtia dhe thyerja e besës | "Kur Allahu do të mbledhë të parët dhe të fundit Ditën e Gjykimit, për çdo tradhtar do ngrihet një flamur dhe do thuhet se kjo është tradhtia e filanit, të birit të filanit!" |
| 49 | Ulja mbi varreza | "Është më mirë që një prej jush të ulet mbi një thëngjill, t'i digjen rrobat dhe më pas të depërtojë në lëkurë sesa të ulet mbi një varr!" |
| 50 | Ai që dëshiron t'i çohen në këmbë kur hyn | "Kush dëshiron që t'i ngrihen njerëzit në këmbë, le të përgatisë vendin e tij në Zjarr!" |
| 51 | Lypja pa e pasur të nevojshme | "Sa herë që një njeri të hapë derën e lypjes, Allahu do t'i hapë derën e varfërisë!" "Ai që u lyp njerëzve për t'i shumuar, ai u kërkon atyre gaca! Le t'i shumojë ose t'i pakësojë!" |
| 52 | Abuzimi në tregti | "Të mos i shesë vendasi të ardhurit, mos mashtroni njeri-tjetrin, e të mos bëjë dikush shitblerje në dëm të vëllait të vet!" |

| | | |
|---|---|---|
| 53 | Kërkimi i gjësë së humbur në xhami | “Kush dëgjon një burrë që kërkon diçka të humbur në xhami, le të thotë: ‘Mos ta ktheftë Allahu!’, sepse xhamitë nuk janë ndërtuar për këtë!” |
| 54 | Sharja e shejtanit | “Mos e shani shejtanin dhe kërkoni ndihmë nga Allahu prej të keqes së tij!” Njëri nga sahabët thotë: “Isha ulur pas Pejgamberit mbi një kafshë, dhe ajo u pengua. Unë thashë: “U shkatërroftë shejtani!” Ai tha: “Mos thuaj u shkatërroftë shejtani, sepse kur thua kështu, ai zmadhohet dhe bëhet si shtëpia dhe thotë: ‘Me fuqinë time!’ Thuaj bismilah, sepse kështu ai zvogëlohet, derisa bëhet si një mizë!” |
| 55 | Sharja e etheve | “Mos i shani ethet, sepse ato zhdukin gjynahet e bijve të Ademit siç zhduk gjyryku mbeturinat e hekurit!” |
| 56 | Përhapja dhe propaganda e gjërave të ndaluara | “Ai që thërret për në humbje do të marrë gjynahet e të gjithë atyre që e ndjekin atë, pa iu pakësuar ndërkaq asgjë atyre që e veprojnë atë gjynah!” |
| 57 | Gjëra të ndaluara gjatë pirjes | Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) e ka ndaluar pirjen nga gryka e enës. Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) e ka qortuar pirjen në këmbë. Profeti (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) e ka ndaluar të fryhet mbi pije. |
| 58 | Pirja me enë ari ose argjendi | “Mos pini në enën e arit ose të argjendit! Mos e vishni mëndafshin *dibāxhin*[1], sepse ato janë për ata[2] në këtë botë dhe për ju në botën tjetër!” |
| 59 | Ngrënia dhe pirja me dorën e majtë | “Mos hani me dorën e majtë dhe mos pini me të, sepse edhe shejtani ha me dorën e majtë dhe pi me të!” |
| 60 | Shkëputësi i lidhjeve fisnore | “Nuk futet në Xhenet ai që ndërpret lidhjet fisnore!” |
| 61 | Lënia e salavatit mbi Profetin (sal-lallahu alejhi ue sel-lem) | “U poshtëroftë ai në prani të të cilit përmendem dhe nuk dërgon salavatë mbi mua!” “Koprrac është ai në prani të të cilit përmendem dhe nuk çon salavatë mbi mua!” |
| 62 | Mbajtja e qenve | “Ai që mban qen përveç qenit të gjahut, apo të bagëtisë, nga shpërblimi i tij i pakësohet dy *kirat*!” |
| 63 | Mundimi i kafshëve | “Një grua u dënua për shkak të një maceje, të cilën e kishte mbyllur, derisa ngordhi, kështu u fut në Zjarr!” “Mos synoni (të vrisni pa qëllim) diçka me shpirt!” |
| 64 | Varja e këmbanava në qafën e kafshëve | “Engjëjt nuk e shoqërojnë një grup në të cilin ka qen dhe zile!” “Zilet janë fyejt e shejtanit.” |
| 65 | Kur i jepen mirësi gjynahqarit | “Kur shikon se Allahu i jep gjynahqarit atë që dëshiron nga kjo botë, dije se ajo është përshkallëzim, dhe më pas lexoi: “**Kur ata i harruan paralajmërimet Tona, Ne ua hapëm dyert e çdo mirësie. Por sapo gëzoheshin me atë që u dhamë, Ne i dënuam befasisht dhe atëherë ata u zhytën në dëshpërim”!**” |
| 66 | Dhënia përparësi kësaj bote | “Ai që ka shqetësimin më të madh këtë botë, Allahu ia çon varfërinë mes dy syve, ia shpërndan punët dhe nga kjo jetë i jep vetëm atë që i ka caktuar.” |

[1] Një lloj tjetër i përafërt me mëndafshin.
[2] Jobesimtarët.

# Udhëtimi i Përjetësisë

**"O besimtarë, frikësojuni Allahut dhe çdo njeri le të shikojë se ç'ka përgatitur për të nesërmen! Kijeni frikë Allahun, sepse Ai di çdo gjë që bëni ju!"**

**Varri - stacioni i parë i jetës së përtejme** Varri mund të jetë një gropë zjarri për jobesimtarin, ose një kopsht i lulëzuar për besimtarin. Dënimi në jetën e varrit është lakuar si ndëshkim edhe për shkujdesje e gabime të vogla, të tilla si: mospastrimi nga urina, përgojimi, gënjeshtra, fjetja gjumë në kohën e faljes së namazit, braktisja e Kuranit, kurvëria, homoseksualizmi, fajdeja, kamata, moskthimi i borxhit etj.

Nga dënimi në jetën e varrit, njeriun e shpëtojnë vepra të tilla si: punët e mira dhe të sinqerta për hir të Zotit, kërkimi i mbrojtjes së Allahut ndaj ndëshkimit të jetës së varrit, leximi i sures *Mulk* etj.

Njerëzit e mbrojtur nga dënimi i jetës së varrit janë: shehidi, luftëtari i vendosur të mbrojë pozicionin e tij në luftë të shenjtë, personi që vdes ditën e premte, kush vdes nga sëmundjet e barkut etj.

**Fryrja e Surit (bririt)**

Suri është një bri i madh që e mban engjëlli Israfil. Ai do presë urdhrin e Zotit për t'i fryrë. Fryrja e parë është fryrja e tmerrit, siç thotë Allahu në Kuran: "**Dhe Ditën kur të fryhet në Sur, do tmerrohet çdokush që gjendet në qiej e në Tokë, përveç atyre që Allahu nuk dëshiron t'i frikësojë! Të gjithë do t'i vijnë Atij të përulur!**" Pas kësaj shkatërrohet e tërë gjithësia, dhe mbas 40 (e papërcaktuar se çfarë...) do t'i fryhet sërish Surit. Kjo quhet "fryrja e ringjalljes". Në Kuran lexojmë: "**... pastaj do fryhet për të dytën herë në Sur, dhe ata përnjëherë do të ngjallen e do të presin!**"

**Ringjallja** Më pas Allahu do të dërgojë shi, nga i cili trupat do dalin sërish nga toka siç çelin bimët. Ata do jenë krijesa të reja dhe të pavdekshme. Do ringjallen lakuriq, këmbëzbathur. Do t'i shohin engjëjt dhe ringjallja e tyre do jetë pikërisht me veprën e fundit që kanë kryer në këtë jetë.

**El-Hashr – "Tubimi"** Allahu do t'i tubojë njerëzit për të dhënë llogari. Ata do jenë të trembur dhe si në gjendje të dehur. Ajo ditë do jetë një ditë e madhe, e gjatë sa 50 mijë vjet. Jeta e kësaj bote do u ngjajë si të kish qenë një orë e vetme. Dielli do afrohet mbi koka 1 milje. Trupat e krijesave të Zotit do mbyten në djersët e tyre, sipas punëve që kanë kryer në këtë botë.

Ai është çasti kur do grinden e do debatojnë të dobëtit dhe mendjemëdhenjtë. Jobesimtari do grindet me shoqëruesin e tij, me shejtanin e tij dhe pasuesit. Ata të gjithë do mallkojnë njëri-tjetrin. Të padrejtët do kafshojnë duart e tyre.

Xhehenemi do vijë duke u tërhequr nga 70 mijë mbajtëse; në çdo mbajtëse ka 70 mijë engjëj që e tërheqin. Kur ta shohë jobesimtari në këtë botë atë skenë, do dëshironte vdekjen ose të kish qenë më mirë dhé.

**Për sa i përket mëkatarëve:**

Ai që nuk e ka dhënë zukatin, do piqet e do përzhitet me flakën e parave të tij që do t'i derdhen përsipër.

Mendjemëdhenjtë do tubohen porsi milingonat. Në atë ditë do turpërohen e do demaskohen solemnisht, mashtruesit, të shfrenuarit dhe uzurpatorët. Hajduti do të vijë me mallin e vjedhur, ndërsa të fshehtat do zbulohen krejtësisht.

Ndërsa besimtarët e devotshëm nuk do sprovohen, madje ky çast do zgjasë për ta aq sa zgjat namazi i drekës.

## Shefati – Ndërmjetësia

Bëhet fjalë për Ndërmjetësinë e Madhe, që është e posaçme për Profetin tonë të dashur, Muhamedin – paqja qoftë mbi të! Ai do ndërmjetësojë për mbarë njerëzimin, Ditën e Tubimit në Mahsher, për të ndaluar sprova e madhe dhe llogaria. Përveç këtij ndërmjetësimi të posaçëm, ka edhe ndërmjetësim të përgjithshëm, që është për Profetin (paqja qoftë mbi të!), por edhe për të tjerë, si për shembull, ndërmjetësimi për të nxjerrë besimtarët nga shpagimi në zjarr, apo ndërmjetësimi për ta për të fituar grada më të larta në Xhenet etj.

## Llogaridhënia

Njerëzia do paraqitet para Krijuesit e vendosur në rreshta. Do t'u paraqiten punët dhe do pyeten për to. Atyre do u kërkohet llogari sidomos për jetën e tyre, rininë, pasurinë, dijen dhe mbajtjen e premtimit. Do të pyeten për begatitë që u janë dhuruar, si: shikimi, dëgjimi dhe mendja.

Jobesimtari dhe dyfytyrëshi do merren në pyetje publikisht, për t'u poshtëruar para të gjithëve me argumente kundër tyre. Ndaj tyre do dëshmojnë shumëçka: njerëzit, toka, dita, nata, pasuria, engjëjt, organet e tyre etj., derisa të vërtetohet plotësisht faji i tyre dhe ta miratojnë edhe ata vetë.

Ndërsa besimtari do merret në llogari nga Krijuesi mënjanë, derisa të pranojë mëkatet dhe gabimet e veta, e më pas do t'i thotë**:** "**Ti mbulova në atë jetë, dhe ja ku sot Unë po t'i fal ato!**"

I pari popull (masë) që do merret në llogari është umeti i Muhamedit – paqja qoftë mbi të! Vepra e parë për të cilën do pyetet është namazi dhe shpagimi i gjakut.

## Ardhja e fletushkave

Këto fletushka do vijnë atë Ditë dhe do bëhen një libër, siç thuhet në Kuran: "**Dhe Libri (i veprave të tyre) do t'u vihet përpara, e do t'i shohësh gjynahqarët se si do tmerrohen nga ato që gjenden në të dhe do të thonë: 'Të mjerët ne! Çfarë është ky libër që nuk paska lënë asnjë vepër të madhe apo të vogël pa e shënuar atë'!**" Besimtarëve libri u vjen nga e djathta, ndërsa jobesimtarëve dhe hipokritëve do t'u vijë nga e majta, mbas.

## Peshorja

Veprat e njerëzisë do peshohen në Peshoren e Veprave, për t'u shpërblyer më pas sipas tyre. Peshorja është reale dhe ka dy krahë. Veprat e kryera në pajtim me besimin islam dhe për hir të Allahut peshojnë rëndë në krahun e peshores. Prej këtyre veprave që rëndojnë në peshore janë: dëshmia *lā ilāhe il-lAll-llāh*..., morali i mirë, dhikri etj. Kështu që njerëzit do gjykohen sipas veprave të tyre, të mira qoshin apo të këqija.

## Hauzi[1]

Më pas muslimanët do t'i drejtohen Hauzit. Ai që do pijë prej ujit të tij nuk do ndjejë më etje. Çdo profet i Zotit do të ketë hauzin e tij, ndërsa hauzi më i madh është ai i profetit Muhamed – paqja qoftë mbi të! Uji i Hauzit është më i bardhë se

[1] Vend ku mblidhet ujë, gropë e madhe. Në kontekstin islam, hauzi i Profetit Muhamed (paqja qoftë mbi të!) është një gropë e madhe me ujë, në formë katrore, gjatësia e një brinje e së cilës është e tillë sa do njeriut do i duhej një muaj kohë për ta përshkuar të tërën (*shën. i përkth.*).

qumështi, me erë më të mirë se misku dhe më i ëmbël se mjalti. Kupat dhe enët në anë të tij janë të panumërta, si yjet në qiell. Ato do jenë të florinjta dhe të argjendta. Uji i Hauzit vjen prej ujit të lumit Keuther në Xhenet.

## Sprovimi i besimtarëve

Në fund të Ditës së Tubimit, jobesimtarët femohues do ndjekin zotat e tyre që i kanë adhuruar në këtë botë. Zotat do udhëheqin drejt Zjarrit të Xhehenemit, grupe-grupe. Nuk do mbesë kush tjetër, përveç besimtarëve dhe hipokritëve. Në këtë çast Allahu do t'i pyesë të mbeturit: "Çfarë po prisni?" Ata i thonë: "Presim Zotin tonë!" Ata do e njohin kur t'u zbulohet kërciri i Tij, e mu për këtë do të bien përultasi në sexhde, përveç hipokritëve. Për këtë skenë në Kuran thuhet: "**Ditën (e Kiametit), kur të zbulohet kërciri, ata do thirren që të përulen në sexhde, por nuk do të munden!**"

Pas kësaj ata ndjekin Allahun, i Cili do të vendosë Urën e Siratit për kalim dhe do t'i japë dritë për ta kaluar atë, e ndërkaq drita e hipokritëve do shuhet.

## Sirati – "Ura"

Sirati nënkupton një urë të gjatë e të shtrirë mbi Xhehenem, mbi të cilin do kalojnë besimtarët, për të sosur në Xhenet. Këtë urë e ka përshkruar profeti Muhamed (paqja qoftë mbi të!): "Ura e Siratit është më e hollë se qimja e flokut dhe më mprehtë se shpata, mbi të do ketë ganxha të mëdha, si gjembat e sadanit[1]." **(Muslimi)**

Më tej besimtarëve do t'u dhurohet nga Zoti i tyre dritë, sipas veprave. Do ketë syresh që do t'u jepet dritë sa një mal, ashtu siç do ketë nga ata që do t'u jepet pakëz dritë në majën e gishtit tregues, sa për t'u ndriçuar paksa. Çdo besimtar do ta kalojë urën sipas veprave të tij. Shpejtësia me të cilën do e kalojnë Urën do jetë e ndryshme. Do ketë prej atyre që do jenë të shpejtë si një kapulitje sysh, si një rrufe, si erë, por edhe të shpejtë si një galop kali.

Hipokritët nuk do kenë dritë; ata do zbrapsen dhe mes tyre dhe besimtarëve do ngrihet një mur. Ata do përpiqen të kalojnë Urën, por më në fund do përfundojnë në Zjarr.

## Zjarri i Xhehenemit

Në fillim do hyjnë jobesimtarët (femohuesit), pas tyre mëkatarët nga radhët e besimtarëve, dhe pas tyre hipokritët. Thuhet se në çdo 1000 (pa përcaktuar gjë) 999 do hyjnë në Zjarr. Xhehenemi ka shtatë dyer. Zjarri i tij është 70 herë më i fortë se zjarri në këtë botë. Trupat e jobesimtarëve do zmadhohen fizikisht, me qëllim që ta përjetojnë sa më shumë dënimin. Distanca ndërmjet supit dhe mjekrës tek ata do jetë e barabartë me distancën që përshkohet në tre ditë. Dhëmbi i tyre do ketë përmasa sa mali i Uhudit. Do t'u rreshket lëkura nga përcëllimi dhe do t'u ndërrohet me lëkurë të re. Do pijnë ujë të nxehtë që do t'u çpojë zorrët dhe do ushqehen me zakum (frut me aromë, pamje dhe shije të keqe) dhe qelb.

Ndëshkimi më i lehtë në Xhehenem është ndëshkimi i atij personi që do t'i vendosen nën këmbë kongjij zjarri, prej të cilave do t'i ziejnë trutë. Ndëshkimet do jenë të ndryshme: me zinxhirë zjarri, petka zjarri, pjekje lëkure, shkrirje etj. Fundi i

---

[1] Bimë gjembore që rritet në vendet e nxehta.

Xhehenemit është shumë i thellë. Sikur të hidesh në zjarr një foshnje, do soste në fund të tij 70 vjeç.

Lënda djegëse e Xhehenemit janë jobesimtarët dhe gurët. Ajri i tij është i ndotur dhe i helmatisur, hija e tij është tymi i zi. Ai përpin çdo send dhe nuk lë asgjë nga lëkura deri në asht.

## Al-Kantarah – "kalimi në një urë të dytë"

Profeti Muhamed (paqja qoftë mbi të!) thotë: "Kur të shpëtojnë besimtarët nga Zjarri, do bllokohen në një tjetër urë më të vogël (al-kantarah)[1]. Aty do shlyejnë padrejtësitë që i kanë bërë njëri-tjetrit në këtë botë. Vetëm kur të pastrohen dhe të çlirohen prej tyre do t'u lejohet të hyjnë në Xhenet.

"Për Atë që ka shpirtin e Muhamedit në Dorën e Tij, çdo besimtar do dijë të udhëzohet për të shkuar drejt vendit (shtëpisë) që i takon në Xhenet, më mirë se ç'di të kthehet në shtëpinë e tij në këtë botë!" **(Buhariu)**

## Xheneti

Xheneti do jetë streha e fundit e besimtarëve. Ndërtesat e tij do jenë të bëra me flori dhe argjend e të veshura me myshk (aromatik). Gurët e tij do jenë perlat dhe rubinët, ndërsa vetë toka do jetë prej shafrani. Xheneti ka tetë porta. Gjerësia e secilës portë është sa distanca e përshkuar për tri ditë, e megjithëkëtë, përsëri do të ketë dyndje tek to. Xheneti ka njëqind shkallë (pozita), e hapësira ndërmjet dy shkallëve të tij është sa hapësira ndërmjet qiellit dhe Tokës. Firdewsi është shkalla më e lartë e Xhenetit, e prej tij burojnë të gjithë lumenjtë e ujit, verës, mjaltit dhe qumështit, të cilët rrjedhin pa ndonjë rrjedhë të caktuar, por do jetë besimtari që do i japi drejtimin sipas dëshirës së tij. Mbi Firdews ndodhet Froni i të Gjithëmëshirëshmit.

Ushqimi i Xhenetit (frutat) do jenë të përhershme, të kapshme për dorën e njeriut. Në Xhenet do ketë tenda në formën e guaskës së perlave, me gjerësi 70 milje, e në çdo qoshe të saj do ketë banorë të gjatë, pa mjekër, me sy të ngjyer me *kuhl* dhe me flokë të përdredhur.

Aty banorët do kenë rini të përjetshme; nuk do t'u mbarojnë kurrë veshjet e bukura, si dhe nuk do kryejnë nevoja personale si në këtë botë.

Krehrat do jenë prej floriri, sekrecionet e hundës do jenë si myshku me erë të mirë.

Femrat e Xhenetit do jenë bukuroshe, të virgjëra e të dashura për bashkëshortët (partnerët) e tyre.

I pari që do hyjë në Xhenet është Muhamedi (paqja qoftë mbi të!), i shoqëruar nga profetët e tjerë.

Më e pakta që do t'i jepet një banori të Xhenetit është dhjetëfishi i asaj që ai vetë ëndërron e dëshiron. Shërbëtorët në Xhenet do kenë pamjen e djelmoshave përherë të rinj.

Mirësia dhe kënaqësia më e madhe e Xhenetit do jetë shikimi i Zotit, e pas kësaj kënaqësi të shumta pa fund.

---

[1] Për kuptimin e *al-kantarah* ka pasur disa mendime. Një pjesë e interpretuesve të hadithit kanë mendimin se ajo është një pjesë e Urës së Siratit; një pjesë tjetër shprehen se është pjesa fundore e Urës së Siratit; ndërsa të tjerë dijetarë kanë mendimin se ajo është një urë tjetër kalimi që s'ka lidhje me Urën e Siratit (*shën. i përkth.*).

# Abdesi

## *mënyra e marrjes abdes*



**Abdesi duhet të merret vetëm me ujë të pastër. Ujë i pastër konsiderohet ai ujë që ka mbetur në natyrën e tij fillestare (i pastër), ose ai që ka ndryshuar një nga cilësitë e tij: ngjyrën, erën, shijen, si rezultat i përzierjes me diçka të pastër. Për shembull përmendim ujin që ka ndryshuar diçka në cilësitë e tij për shkak të qëndrimit gjatë në një vend.** ✷ Nuk është e pëlqyeshme marrja abdes me ujë të nxehtë apo shumë të ftohtë, apo edhe të folurit gjatë marrjes abdes. ✷ Uji që konsiderohet i pakët bëhet i pistë menjëherë kur bie në kontakt me papastërtitë. Ndërsa uji që konsiderohet i bollshëm (afërsisht mbi 210 litra) nuk bëhet i pistë nga kontakti me papastërtitë, vetëm nëse ndryshon një nga tri cilësitë e tij: ngjyra, era ose shija.



**Abdesi fillon me thënien *Bismilah*, dhe është e pëlqyeshme larja e duarve në fillim, duke e përsëritur tri herë, sidomos për atë person që sapo është ngritur nga gjumi**. ✷ Nëse besimtari harron të thotë *Bismilah* në fillim, abdesi i tij është i saktë, gjithsesi. Në qoftë se kujtohet gjatë marrjes së abdesit për këtë thënie, atëherë le ta thotë në atë çast, por pa e rinisur abdesin nga e para. ✷ Nuk është pëlqyeshme larja më shumë se tri herë e gjymtyrëve.



**Më pas futet uji në gojë duke e shpëlarë atë nga brenda. Pëlqehet përsëritja tri herë.** ✷ Shpëlarja e gojës bëhet vetëm sipas përshkrimit të dhënë. ✷ Nuk është e papëlqyer përcjellja e ujit në fyt pas shpëlarjes së gojës. ✷ Është i pëlqyeshëm pastrimi i gojës me miswak paralelisht me shpëlarjen e saj me ujë në këtë fazë të abdesit. ✷ Po ashtu, është i pëlqyeshme bashkimi ndërmjet futjes së ujit në gojë dhe në hundë, duke ndarë nga grushti me ujë një pjesë për në gojë dhe pjesën e mbetur për në hundë.



Më pas **futet uji në hundë duke e tërhequr pak atë. Pëlqehet përsëritja tri herë**. ✷ Pastrimi i hundës bëhet vetëm sipas përshkrimit të dhënë. ✷ Është e pëlqyeshme futja e ujit në hundë me dorën e djathtë dhe nxjerrja me të majtën. ✷ Është e pëlqyeshme që shpëlarja e gojës dhe pastrimi i hundës të bëhet sa më mirë, duke pasur kujdes rastet kur jemi me agjërim dhe duhet të tregohemi të kujdesshëm që uji të mos kalojë poshtë.



**Pastaj lajmë fytyrën në tërësi, nga njëri vesh në tjetrin, horizontalisht, dhe nga rrënjët e flokëve (tek kufiri i zakonshëm ku i kanë pasur për ata që s'kanë flokë) deri te mjekra, vertikalisht**. ✷ Është e domosdoshme ndërfutja e ujit me gishtërinj në mjekër për ata persona që kanë mjekër jo të dendur, ndërsa për ata që e kanë të dendur, është vetëm e pëlqyeshme. ✷ Nuk vlen kalimi thjesht i ujit mbi lëkurën e fytyrës pa e fërkuar atë. ✷ Shpëlarja e gojës dhe pastrimi i hundës duhen bërë përpara larjes së fytyrës. ✷ Nuk është e pëlqyeshme larja në brendësi e syve gjatë larjes së fytyrës. ✷ Pëlqehet larja e fytyrës me ujë të bollshëm, por pa e tepruar.



**Pastaj lajmë krahët duke nisur nga majat e gishtërinjve deri në bërryla**. ✷ Pëlqehet nisja me krahun e djathtë, më pas me të majtin dhe fërkimi gjatë larjes. ✷ Larja e duarve në fillim të abdesit është e pëlqyeshme, ndërsa në këtë fazë është e detyrueshme. ✷ Pëlqehet fërkimi i gishtave të të dyja duarve.



**Më pas i japim mes'h gjithë sipërfaqes së kokës, duke filluar nga pjesa e përparme deri mbrapa në qafë dhe anasjelltas. Duhet pasur parasysh që të mos lëmë hapësirë pa i dhënë mes'h. Më pas fusim dy gishtat tregues në vrimat e veshëve, dhe duke i lëvizur brenda kësaj hapësire, i pastrojmë, ndërsa dy gishtat e mëdhenj i kalojmë nga jashtë veshit. Në çfarëdolloj mënyre t'i fërkojmë, vlen.** ✷ Nuk është e detyrueshme dhënia mes'h flokut në tërë gjatësinë e tij, kur kemi të bëjmë me flokë të gjatë. ✷ I jepet mes'h lëkurës së kokës në raste kur kanë rënë flokët. ✷ Është i detyrueshëm fërkimi (pastrimi) i pjesës së lëkurës në anën e pasmë të veshit deri te flokët, sepse konsiderohet si pjesë e kokës. ✷ Nuk është e pëlqyeshme përsëritja e dhënies së mes'hit mbi kokë më shumë se një herë. ✷ Nuk është e pëlqyeshme larja (lagia) e tërë kokës në vend të dhënies mes'h, megjithëse ajo konsiderohet e vlefshme.



**Dhe në fund lajmë këmbët, duke përfshirë në larje edhe kyçet.** ✷ Është e pëlqyeshme larja e këmbës së djathtë para së majtës dhe fërkimi i tyre. ✷ Është i pëlqyeshëm fërkimi i gishtërinjve të këmbës me ato të duarve gjatë kësaj faze.

Në marrjen e abdesit është kusht larja e gjymtyrëve (pjesëve të trupit) sipas rendit të dhënë më lart. Pra, fillojmë me shpëlarjen e gojës, pastrimin e hundës, larjen e fytyrës, larjen e krahëve, dhënien mes'h kokës dhe në fund larjen e këmbëve.
Gjithashtu, në marrjen e abdesit është kusht vijueshmëria e larjes së pjesëve të trupit, që nënkupton larjen e tyre njëra pas tjetrës pa ndërprerje të atillë që të mundësojë tharjen e ujit në gjymtyrën paraardhëse. ✷ Lejohet fshirja e ujit të abdesit, por lënia që të thahet vetvetiu është më e pëlqyeshme. ✷ Nuk pëlqehet përplasja e ujit gjatë marrjes abdes. Abdesi nuk quhet i saktë nëse i lajmë të gjitha pjesët njëkohësisht, si, për shembull, të hidhemi në një pishinë e të zhytemi në të.
✷ Është traditë profetike që pas marrjes abdes të themi: "***Esh-hedu en lā ilāhe il-lallāh wahdehu lā sherāke leh, we esh-hedu en-ne Muhameden abduhu we resulūhu***", ashtu siç është traditë profetike që të falim edhe dy rekate namaz pas çdo abdesi.

# Namazi

## *mënyra e faljes së namazit*



Kur besimtari dëshiron të falet, e nis namazin me *tekbīr*, domethënë, *Allahu Ekber*. Imami e shqipton tekbirin me zë të lartë, aq sa ta dëgjojnë ata që falen pas tij, ndërsa xhemati e shqipton nën zë. Ngjashëm veprohet edhe me tekbiret e tjera. Në tekbirin fillestar duart ngrihen duke i bashkuar gishtat deri në lartësinë e supeve. Xhemati bën tekbir mbas imamit. ✸ Besimtari duhet të qëndrojë drejt në këmbë kur bën tekbirin fillestar të namazit. Nuk lejohet që ai të qëndrojë i përkulur ose i ulur, vetëm në rast se është i sëmurë. ✸ Është e pëlqyeshme që personi që falet të vendosë përpara vetes një sutre (pengesë që mos t'i kalojë kush përpara). Sutreja e imamit konsiderohet sutre edhe për xhematin. ✸ Nijeti, ose vendosja me zemër, bëhet pikërisht në këtë organ, dhe nuk ka nevojë të shqiptohet me fjalë. ✸ Nuk duhet neglizhuar ose ekzagjeruar me ngritjen e duarve te tekbiri fillestar. ✸ Duhet ngritur paksa zëri, qoftë edhe në namazet e pazëshme, deri në atë masë sa namazfalësi ta dëgjojë këndimin. ✸ Nuk pëlqehet kthimi majtas-djathtas, ngritja e shikimit, mbyllja e syve, qëndrimi me duar në brez apo qëndrimi mbi një këmbë pa qenë e nevojshme. Gjithashtu nuk pëlqehet mbajtja e këmbëve ngjitur me njëra-tjetrën gjatë qëndrimit në këmbë dhe as hapja e tyre tej mase.



Dora e djathtë vendoset mbi dorën e majtë, duke mbërthyer shpinën e pëllëmbës ose kyçin. Shikimi vendoset në vendin ku bën sexhde. Më pas namazi hapet me leximin e ndonjë lutjeje që është përcjellë në traditën profetike; thuhet eudhu-besmeleja, të cilat shqiptohen të gjitha nën zë.
Më pas imami lexon fatihanë dhe një pjesë çfarëdo nga Kurani. Ai i lexon me zë si fatihanë ashtu edhe pjesën e zgjedhr nga Kurani, kjo në namazin e sabahut dhe te dy rekatet e para nga namazi i akshamit dhe i jacisë. Në çdo namaz tjetër përveç këtyre, leximi bëhet nën zë.
✸Nuk është e pëlqyeshme përsëritja e fatihasë në të njëjtin rekat, ashtu si dhe leximi i vetëm i saj pa e shoqëruar me ndonjë sure tjetër ose pjesë kuranore në dy rekatët e para. ✸ Nuk është e detyrueshme për xhematin që të këndojë në rekatët me zë kur këndon imami, sepse këndimi i imamit vlen si këndim edhe për xhematin. Por është e pëlqyeshme që çdo pjesëtar i xhematit ta lexojë fatihanë gjatë heshtjes së imamit. ✸ Nuk është e ndaluar përsëritja e të njëjtës sure në dy rekatë të ndryshme, as ndarja e saj në dy pjesë, nga një fragment për secilin rekat; as leximi i më shumë se një sure në një rekat të vetëm, si dhe as leximi nga fillimi, mesi dhe fundit i sures. ✸ Është e pëlqyer që suret të lexohen sipas rendit kuranor, ndërkohë që e kundërta është e papëlqyeshme. ✸ Nuk lejohet ndërprerja dhe përgjysmimi i germave, fjalëve dhe ajeteve të Kuranit, si dhe ngatërrimi i tyre brenda të njëjtës sure.



Më pas bëhet tekbir duke ngritur duart dhe lëshohet trupi për në ruku. Pëllëmbët vendosen mbi gjunjë, duke i kapur me gishta e hapur. Kurrizi shtrihet drejt dhe koka mbahet në nivel të njëjtë me të. Në ruku thuhet *Subhāne rabbijjel–adhīm* tre herë. ✸Është waxhib thënia e tekbiri dhe e shprehjes *Semiʿaallāhu limen hamideh* para dhe pas rukusë. Këto duhen thënë respektivisht para rukusë për tekbirin dhe pas rukusë për thënien *Semiʿaallāhu limen hamideh*. ✸ Kohëzgjatja minimale e lejuar për rukun është aq sa të mundësojë përkuljen dhe prekjen e gjunjëve me duar. Në këtë pikë as nuk duhet të teprohet me qëndrimin në ruku dhe as duhet neglizhuar duke e bërë shumë shpejt. ✸ Kush mbërrin namazin në ruku ka mbërritur rekatin përkatës të rukusë. Prandaj dhe duhet mbërritur para se imami të ketë ngritur kokën nga rukuja. ✸ Nëse dikush futet në xhami dhe sheh imamin që sapo u ngrit nga rukuja, është e pëlqyeshme që ai të bashkëlidhet në namaz me xhematin, pavarësisht se nuk e ka kapur rekatin. ✸Nuk është i pëlqyer këndimi i Kuranit në ruku dhe në sexhde.



Më pas ngrihet koka nga rukuja duke thënë *Semiʿall-llāhu limen hamideh* shoqëruar me ngritjen e duarve. Kur trupi të jetë drejtuar plotësisht, thuhet *Rabbena we lekel hamd, hamden kethīren tajjiben mubāreken fihi, mil'es-semawāti we mil'el-erdi we mil'e mā shi'te min shej'in baʿd...*" ✸ Duaja *Rabbena we lekel hamd* nuk thuhet pa u drejtuar plotësisht trupi. ✸ Duart pas ngritjes nga rukuja mund të lëshohen ose mund të vendoset e djathta mbi të majtën e të lidhen së bashku. ✸ Shprehjet lavdëruese pas rukusë kanë ardhur autentike nga profeti Muhamed (paqja qoftë mbi të!) në katër versione: (i.) *Rabbena we lekel-hamd*, (ii.) *Rabbena lekel-hamd*, (iii.) *Allahume rabbena lekel-hamd* dhe (iv.) *Allahume rabbena we lekel hamd*.



Mandej bëhet ulja për në sexhde, duke bërë tekbir fillimisht. Në sexhde krahët mbahen hapur dhe larg trupit, ashtu siç duhet mbajtur larg barku nga kofshët. Duart vendosen në një drejtim me supet. Gishtërinjtë e duarve dhe të këmbëve (të përthyer) duhen drejtuar nga Kibla. Në këtë pozicion thuhet *Subhāne rabbijel-aʿla*, dhe është sunet të përsëritet tri herë. ✷ Nuk është e pëlqyeshme shtrirja përdhe e krahëve si qeni. Hapja e krahëve është e pëlqyer, me kusht që të mos shqetësosh a lëndosh personin që falet në krah. Lejohet të mbështeten bërrylat në kofshë nëse sexhdja zgjat. ✷ Sexhdja duhet kryer duke mbështetur në tokë shtatë pjesë të trupit: gishtërinjtë e këmbëve, gjunjët, duart, ballin dhe shpinën e hundës. ✷ Namazi prishet nëse e lë me dëshirë.



Pastaj ngrihesh nga sexhdja dhe qëndron ulur në atë që quhet qëndrimi ndërmjet dy sexhdeve. Qëndrimi është i saktë në të dy mënyrat e paraqitura në fotografi: i. shtrihet këmba e majtë dhe ulesh mbi të, duke mbajtur të djathtën ngritur me gishtërinj të drejtuar kah Kibla; ii. të dyja këmbët mbahen ngritur me gishtërinjtë e secilës të drejtuar kah Kibla dhe ulesh mbi thembra. Në këtë pozicion thuhet lutja *Rabig-firlī* tri herë, si dhe mund të shtohet *wer-hamnī, wexh-burnī, wer-faʿnī, wer-zuknī, wen-surnī, weh'dinī, we ʿafinī waʿfu-annī*. Më pas bëhet ulja për sexhden e dytë dhe thuhet e njëjta lutje si në të parën. Pastaj thuhet tekbiri gjatë ngritjes së kokës nga sexhdja e dytë. Më tej ngrihesh për të qëndruar në këmbë dhe fillon me rekatin e dytë njëlloj si të parin. ✷ Nuk është e pëlqyer ulja ndërmjet dy sexhdeve në një formë të ndryshme nga ajo e paraqitur në fotografi. ✷ Është e pëlqyer të bëhet një ulje qetësimi e shkurtër para ngritjes për në rekatin e dytë. Ajo është relativisht pak më e shkurtër sesa ulja ndërmjet dy sexhdeve që u përmend më lart. ✷ Tekbiri për ngritjen nga sexhdja është vetëm një, edhe nëse bën një ulje qetësimi. ✷ Nuk këndohet fatihaja pa u plotësisht në këmbë. Nëse ndodh që të lexohet pa u ngritur mirë në këmbë, nevojitet përsëritja e këndimit, në të kundërt namazi prishet.



Kur mbarohen të dy rekatet, bëhet ulja për të thënë teshehudin e parë, ulur mbi këmbën e majtë të shtrirë, duke vendosur dorën e djathtë mbi kofshën e djathtë dhe dorën e majtë mbi kofshën e majtë. Këtu bashkohen dy gishtat e fundit dhe bën një rreth duke bashkuar gishtin e madh me gishtin e mesit, ndërsa gishtin tregues e mban të ngritur, dhe ndërkohë thuhet *Et-tehijjātu lil-lāhi wes-salawātu wet-tajjibātu* ... Më pas bëhet ngritja për të plotësuar rekatin e tretë dhe të katërt, duke ngritur duart gjatë tekbirit të ngritjes. Rekati i tretë dhe i katërt falen duke kënduar nën zë, njëlloj si të parët, me dallimin se në qëndrim këndohet vetëm fatihaja. ✷ Gjatë këndimit të teshehudit të parë është e pëlqyer që shikimi të fiksohet te gishti tregues i dorës së djathtë. ✷ Është e pëlqyer që gishti tregues i dorës së djathtë të anohet paksa gjatë teshehudit. ✷ Nuk pëlqehet qëndrimi në teshehudin e parë më tepër se sa nevojitet për të kënduar lutjen e sipërpërmendur dhe të njohur.




Më pas bëhet ulja për në teshehudin e fundit me këmbën e majtë të shtrirë dhe të futur nën kërcirin e këmbës së djathtë, ashtu siç paraqitet në fotografi, ku janë tre mënyrë. Kjo mënyrë uljeje bëhet vetëm në ato namaze që kanë dy ulje teshehudi dhe konkretisht në uljen e dytë. Pra, në namaze me dy rekatë nuk bëhet.

Gjatë uljes së fundit këndohet teshehudi (siç e thamë më lart), salavatet dhe në fund lutje të transmetuara nga tradita profetike, por edhe të tjera sipas dëshirës dhe nevojës. ✷ **Ulja e fundit kryhet në tri mënyrë: i.** shtrin këmbën e majtë duke e futur nën kërcirin e këmbës së djathtë dhe e nxjerr përtej. Këmba e djathtë qëndron e ngritur me gishtat drejtuar nga Kibla; **ii.** njëlloj si pozicioni i parë, por me ndryshimin që këmba e djathtë shtrihet përdhe dhe nuk mbahet ngritur; **iii.** si në pozicioni e parë, vetëm se këmba e majtë futet ndërmjet pulpës së këmbës së djathtë dhe kofshës. Pëlqehet të thuhen ato lutje që janë përcjellë nga tradita profetike si: *Eʿudhu bil-lāhi min ʿadhābin-nār, we ʿadhabil-kabr, we fitnetil-mahjā wel-memāt, we min fitnetil mesīhid-dexhxhāl!* Ose *Allāhumme innī dhalemtu nefsī dhulmen kethīran we lā jagfirudh-dhunūbe il-la ente fag-firlī magfireten min ʿindike wer-hamnī, inneke entel gafūrur-rahīm!* ✷ Nuk është e pëlqyer mbështetja mbi pëllëmbë gjatë uljes së fundit pa pasur nevojë.



Në fund jepet selam në të dy krahët, duke e kthyer anash kokën dhe duke thënë *Es-selāmu ʿalejkum we rrahmetullāh!* Pas selamit, namazi quhet i përfunduar, dhe duke mbajtur të njëjtin pozicion thuhen lutjet e transmetuara në hadithet e sakta.

✷ Është e pëlqyer që të kthehet koka gjatë dhënies selam, dhe të fillohet me krahun e djathtë para të majtit.

# Domosdoshmëria e shoqërimit të dijes me vepra
## (dija nënkupton të vepruarit)

Një dije e cila nuk shoqërohet me vepra përbën një realitet të qortuar dhe të dënuar nga Allahu, nga i Dërguari i Tij (paqja qoftë mbi të!) dhe nga mbarë besimtarët e besimtaret.
Allahu i Madhëruar, në Kuranin Famëlartë thotë: "**O besimtarë, përse thoni atë që nuk e bëni? Është shumë e urryer për Allahun të thoni atë që nuk e bëni!**" (Es-Saff, 2-3)
Nga Ebu Hurejre transmetohet se i Dërguari i Zotit, Muhamedi (paqja qoftë mbi të!) ka thënë: "*Shembulli i dijes që nuk vihet në zbatim është si shembulli i asaj pasurie që lihet e nuk shfrytëzohet në rrugë të Allahut.*"
Fudajli (Zoti qoftë i kënaqur prej tij!) ka thënë: "*Do të ngelet në vazhdimësi i paditur kushdo qoftë ai dijetar që nuk e vë në zbatim dijen e tij.*" Ndërsa Malik ibn Dinari (Zoti qoftë i kënaqur prej tij!) ka thënë: "*Ka njerëz që s'gabojnë një germë në të lexuar (pra janë njerëz të ditur), ndërkohë që veprat e tyre janë një gabim i tërë.*"

**Vëlla dhe motër muslimane,**
lutem që Allahu Fuqiplotë t'ua lehtësojë leximin e këtij libri të dobishëm dhe të mbetet tek ty fryti i këtij leximi, që është puna sipas përmbajtjes së tij.
**Të kesh parasysh që,**

❖ sa herë që do të të qëllojë të lexosh, dëgjosh apo nxësh një ajet nga Kurani, apo një fragment të tij, duhet të punosh në përputhje me domethënien e tij, sepse sahabët (shokët e Profetit), sa herë që lexonin dhe mësonin dhjetë ajete nga i Dërguari i Allahut, nuk nisnin të mësonin dhjetëshen tjetër pa vënë në zbatim ato që kishin mësuar më parë. Edhe feja islame për këtë ka urdhëruar. Ibn Abasi (Zoti qoftë i kënaqur prej tij!), në lidhje me ajetin kuranor "**Atyre që u kemi dhënë Librin dhe e lexojnë ashtu siç është shpallur**...", sqaron se kuptimi i tij është se "e ndjekin atë (Librin) me vepra, ashtu siç duhet". Ndërsa Fudajli (Zoti qoftë i kënaqur prej tij!) ka thënë: "Kurani ka zbritur për t'u zbatuar e vënë në praktikë, ndërsa njerëzit kanë kuptuar se të punosh me Kuranin do të thotë ta lexosh atë!"

❖ Sa herë që dëgjon për një sunet (traditë e Profetit – vepër, fjalë ose atribut i tij), nxito t'i përgjigjesh ashtu siç i ka hije, duke e zbatuar atë. Njerëzit e mirë të këtij umeti viheshin në garë me njëri-tjetrin se kush e zbaton më mirë dhe më shpejt çdo gjë të vyer që mësonin nga kjo fe. Njëherazi me këtë reagim ata besimtarë të devotshëm vinin në jetë fjalën e Profetit (paqja qoftë mbi të!): "*Nëse ju kam urdhëruar për diçka, zbatojeni atë me sa mudësi të keni dhe, nëse ju kam ndaluar nga ndonjë vepër, largojuni prej saj.*"[1] Me këtë veprim ata ruheshin gjithashtu edhe nga ndëshkimi i madh i përmendur në fjalën e Allahut: "**Le të frikësohen ata që kundërshtojnë urdhrin e tij, që të mos i kapë ndonjë sprovë ose që të mos i godasë një dënim i dhembshëm.**" Por, le të japim disa shembuj.

✷ Nëna e besimtarëve, Ummu Habiba (Zoti qoftë i kënaqur prej saj!), përcjell tek ne hadithin ku thuhet: "*Për çdokënd që fal dymbëdhjetë rekate namaz gjatë një ditë-nate, do t'i ndërtohet një shtëpi në Xhenet.*" Duke vijuar, Ummu Habiba thotë:

[1] Autentik.